PROLETARË TË TË GJITHA VENDEVE, BASHKOHUNI!

# ENVER HOXHA

# Për gruan

(PËRMBLEDHJE VEPRASH)

1942—1984

TIRANË, 1986

# PARATHËNIE

*Kjo përmbledhje, ku përfshihen pjesë të zgjedhura nga Veprat e shokut Enver Hoxha, që u takojnë viteve 1942-1984, pasqyron atë trajtim të gjerë e të thellë dhe zgjidhje rrënjësore që i ka bërë Partia problemit të gruas në vendin tonë. Që në thirrjen e parë të Partisë, themeluesi i saj nuk e ndau çlirimin e gruas nga revolucioni popullor. Në dokumentet e kohës së luftës Ai përpunoi me pjekuri e tejpamje faktorët materialë e shpirtërorë që do të çonin në emancipimin e vërtetë të gruas.*

*Siç del edhe në faqet e këtij vëllimi, Partia dhe shoku Enver Hoxha, që në hapat e parë të lirisë, panë te gruaja e rilindur një forcë të madhe, pa të cilën «nuk mund të përparojë vendi ynë, nuk mund të ndërtohet Shqipëria si duhet». Me thirrjen që u bënte grave për t'u hedhur në ndërtimin socialist të vendit, udhëheqësi i Partisë tregonte një rrugë të gjerë drejt emancipimit të tyre. Në fjalimet, bisedat, diskutimet e kësaj periudhe shpjegohet se aktivizimi masiv i grave në punën për zhdukjen e plagëve të luftës e për ndërtimin e socializmit do të hiqte një herë e përgjithmonë varësinë e tyre ekonomike e, për rrjedhim, edhe varësinë shoqërore.*

*Shoku Enver Hoxha kishte bindjen se gruaja, me ndjenjën e lartë të detyrës, është e aftë të kryejë çdo lloj pune, njëlloj si burri, në mos më mirë. Zbatimi i orientimeve të Tij që gruaja të zinte vendin që i takonte në çdo front prodhimi, rrëzoi mosbesimin në aftësitë e shoqeve. Në këtë kuadër Ai i vuri theksin domosdoshmërisë së vlerësimit të gruas jo thjesht si prodhuese, por edhe si drejtuese, duke e ngritur atë me kurajë e me plot besim në përgjegjësi. Shoku Enver Hoxha tërheq*

*vëmendjen që të luftohen te burrat shfaqjet e nënvleftësimit të gruas si «krijesë e dobët», por edhe te gratë druajtja e ngurrimet për të marrë përsipër punë drejtuese. Si anë tjetër të rëndësishme të emancipimit shtroi çështjen e aktivizimit më të gjerë dhe më të frytshëm të tyre në jetën politike e shoqërore të vendit, me cilësitë e veprimtareve e të kuadrove, dhe shtimin e radhëve të Partisë me më shumë shoqe të pararojës.*

*Trajtimi i këtyre problemeve në materiale të vëllimit lidhet me kërkesën gjithnjë aktuale për ngritjen e nivelit kulturor e tekniko-profesional të masës së grave. Duke e nisur nga kurset kundër analfabetizmit për të mbërritur në kurset pasuniversitare, gruaja shqiptare vuri në jetë mësimet e Partisë e të udhëheqësit të saj dhe sfidoi përçmimin shekullor të reaksionit, që e cilësonte «leshgjatë e mendjeshkurtër».*

*Në disa shkrime që i takojnë mesit të viteve gjashtëdhjetë, shoku Enver Hoxha, duke vërejtur një prapambetje të gruas në krahasim me zhvillimin ekonomik të vendit dhe qëndrime e veprime në dëm të dinjitetit të saj, tërhoqi vëmendjen e mbarë shoqërisë për thellimin e luftës për emancipimin e mëtejshëm të gruas. Thirrja e 6 shkurtit 1967: «Gjithë Partia dhe vendi duhet të ngrihen në këmbë, të djegin me zjarr zakonet prapanike e t'i këputin kokën cilitdo që merr nëpër këmbë ligjin e shenjtë të Partisë për mbrojtjen e të drejtave të grave dhe të vajzave» ishte sinjal i asaj lufte madhështore të Partisë e të gjithë popullit për çlirimin përfundimtar të gruas. Me njohjen prej bashkëkohësi e dijetari të gjendjes aktuale dhe të së kaluarës së gruas shqiptare deri në hollësitë e nuancat e ndryshme, shoku Enver Hoxha, në shumë dokumente të kohës që janë përfshirë në këtë libër, midis të cilave spikatin fjala në Plenumin e 2-të të KQ të PPSH më 15 qershor 1967, diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH më 18 tetor 1969 etj., shpjegoi thelbin e emancipimit të plotë të gruas. Sipas kushteve konkrete dhe të perspektivës Ai përcaktoi drejtimet dhe detyrat e kësaj lëvizjeje me rëndësi jetike, duke hapur një nga faqet më të lavdishme të revolucionit tonë socialist.*

*Lexuesit gjejnë në faqet e këtij libri trajtimin në mënyrë ballore e në thellësi të të gjitha problemeve të emancipimit të gruas. Autori ka shpjeguar se vend kryesor në lëvizjen për emancipimin e gruas zë lufta kundër mbeturinave e praktikave të mbrapshta, që cenojnë dinjitetin e saj njerëzor. Në një varg materialesh të botuara në këtë përmbledhje u bëhet analizë e thellë shkencore burimeve të tyre, përmbajtjes dhe formave të shfaqjes, që nga doket e Kanunit të Lekë Dukagjinit e deri te zakonet borgjeze «të lyera me sheqer». Krahas demaskimit të thelbit të tyre reaksionar, shoku Enver Hoxha goditi me forcë edhe mbështetjen ideologjike — fenë, armiken e pamëshirshme të gruas.*

*Në shkrimet e këtij libri ndihen thellë dhembshuria prej biri, dashuria prekëse prej shoku dhe prindi, nderimi për gruan si nënë, bashkëshorte, vajzë, motër e shoqe. «Shokë, çdo burrë, çdo komunist... të mendojë për vuajtjet e grave të Shqipërisë në të kaluarën, mjerisht dhe për vuajtjet e tyre aktuale nga mbeturinat dhe të mendojë për to gjërat më të mira, të përçojë mendimet më të pastra për mëmën që e lindi, ... për gruan e tij, shoqen e barabartë të jetës, për vajzën e tij, krenarinë e përtëritjes së jetës së re, për gjithë mëmat dhe motrat e Shqipërisë, të luftojë për t'i mbrojtur ato nga mbeturinat e këqija, t'i ndihmojë ato në punë e në jetë, të jetë me to ... i thjeshtë dhe i ndershëm...».*

*Udhëheqësi i Partisë e quan gruan një rregullator të madh të jetës, faktor të rëndësishëm për revolucionarizimin dhe forcimin e mëtejshëm të familjes e të kompleksit të marrëdhënieve familjare, edukatore të parë e kryesore të brezit të ri.*

*Përgjithësimi teorik që u ka bërë shoku Enver Hoxha problemeve të emancipimit të gruas, i ka hapur horizont veprimit revolucionar të masave. Pishtari i ndezur më 6 shkurt 1967 shpërndau dritë edhe në skajet më të largëta të vendit dhe ngriti në këmbë një popull të tërë. Ky libër përmban vetëm një pjesë të vogël të korrespondencës shumë të pasur të udhëheqësit me gra e vajza, luftëtare të së resë, të cilat i shkruanin nga mble-*

*dhje e kuvende ku u dënuan me guxim zakonet prapanike, u dha fjala e u lidh besa se do të hidhej poshtë çdo gjë e huaj që shtypte gruan. Shoku Enver Hoxha i ndoqi nga afër nismat dhe aksionet e tyre, i përkrahu dhe i nxiti të luftonin për afirmimin e së resë në çdo fushë.*

*Siç nënvizohet në materialet e këtij vëllimi, problemet e emancipimit nuk mund të zgjidhen me sukses pa mobilizimin e vetë organizatës së BGSH, të udhëhequr nga Partia. Përvoja e saj e begatë vërteton më së miri mësimin e shokut Enver Hoxha për domosdoshmërinë e një organizate të veçantë politike të gruas, e cila të shërbejë si «tribunë e vërtetë e mendimit të përparuar të grave shqiptare». Veprimtareve të saj ky libër u hap horizont për ta zhvilluar punën në nivelin e kërkesave të kohës, duke zbatuar forma e metoda interesante, larg prakticizmit të rëndomtë e të dëmshëm. Kjo do të ndihmojë që gratë të mobilizohen më mirë për kryerjen e detyrave në çdo stad të zhvillimit tonë socialist.*

*Partia dhe shoku Enver Hoxha kanë theksuar se zgjidhja e problemit të gruas s'mund të veçohej nga puna e organizatave të tjera të masave, si dhe të organeve të pushtetit dhe të ekonomisë. Bashkërendimi i gjallë dhe i frytshëm midis tyre e bëri këtë problem të të gjithë shoqërisë. Duke udhëzuar organizatat-bazë që të jenë në ballë të lëvizjes së emancipimit të gruas, shoku Enver Hoxha është ndalur në të gjitha aspektet e rolit udhëheqës të Partisë në organizatën e gruas.*

*Vepra e emancipimit të gruas te ne, e madhe nga përmasat, por edhe nga vështirësitë që përballoi, u frymëzua dhe u drejtua nga Partia dhe personalisht nga shoku Enver Hoxha. Ky vëllim, ku paraqitet përmbledhtazi përvoja e pasur dhe origjinale e Shqipërisë socialiste në fushën e emancipimit, flet për atë çka mund të bëjë revolucioni për gruan dhe gruaja për revolucionin. Duke e ngritur në teori këtë përvojë, ku pasqyrohen edhe zgjidhje të problemeve të parrahura dhe ecje në rrugë të pashkelura, shoku Enver Hoxha dha një kontribut të shquar për pasurimin e doktrinës marksiste-leniniste.*

*Libri «Për gruan», që botohet në këtë vit të 45-vjetorit të themelimit të Partisë e të Kongresit të 9-të të saj, tregon sa sukses ka pasur politika e drejtë e Partisë, ç'të sotme të lumtur e ç'perspektiva të ndritura ka piketuar ajo për gruan. Ky libër do t'u shërbejë komunistëve e kuadrove për të qenë kurdoherë në ballë të luftës për emancipimin e plotë të gruas shqiptare; do t'i frymëzojë gjithë shoqet punëtore, kooperativiste dhe intelektuale për të mbajtur lart e për të zhvilluar më tej frymën e emancipimit në masën e grave dhe në gjithë shoqërinë, duke u mbetur përjetë mirënjohëse Partisë dhe udhëheqësit të madh e të paharruar Enver Hoxha, që në disa dekada bënë për to aq sa vende të tjera s'e kanë arritur për shekuj.*

*Vëllimi është i pajisur me tregues.*

# GRATË DO TË LOZIN NJË ROL ME RËNDËSI NË PUNËN TONË

*Nga raporti në Konsultën e Parë të Aktivit të Partisë Komuniste të Shqipërisë*

**[12 prill 1942]**

... a) Për arsye se shkojmë në luftë, duhet t'i sigurojmë zëvendësit tanë. Sigurisht, nuk mund të shkojmë të gjithë në luftë dhe ta lëmë masën të mashtrohet prej spiunëve dhe kolonës së pestë, por duhet, patjetër, të lëmë zëvendësit tanë; ne duhet, dhe sa më shpejt që të jetë e mundur, dhe kjo është e mundur, të përgatitim e të lartësojmë zëvendësit tanë, kështu që organizata të mos dobësohet kur ata që nuk mund të rrinë këtu të shkojnë ndër çetat partizane. Duhet të përgatitim zëvendës dhe veçanërisht prej grave. Nuk duhet të ketë ndonjë forum pa femra brenda. Në këtë pikë nuk duhet të gabojmë prapë dhe të sillemi në mënyrë sektare, duhet ta kuptojmë mirë se sa e rëndësishme është puna me gratë[1], të cilat do të lozin një rol me rëndësi në punën tonë.

*Vepra, vëll. 1, botim i dytë, f. 79*

---

1. Që me krijimin e saj, Partia bëri të qartë se realizimi në jetë i programit revolucionar për çlirimin kombëtar e shoqëror të vendit nuk mund të arrihej pa pjesëmarrjen e plotë të gruas, e cila përbënte gjysmën e popullsisë së vendit. Në Rezolucionin e Mbledhjes së grupeve kryesore komuniste të Shqipërisë për krijimin e Partisë, theksohej:

«Është e nevojshme të bëhet një kthesë në punën me gratë. Veçanërisht situata e sotme na detyron një punë serioze ndër gra; të futim në Parti gra punonjëse, t'i ndihmojmë në punën e tyre për mobilizimin e masës femërore për luftën çlirimtare». («PPSH Dokumente Kryesore», vëll. I, botim i dytë, f. 25.)

## ME GRATË TË PUNOJNË GJITHË SHOKËT E PARTISË

*Nga qarkorja drejtuar organizatave të Partisë të qarkut të Tiranës*

**[Nëntor 1942]**

Të dashur shokë,

Në këto momente kaq të rënda, kur Partia jonë udhëheq popullin në luftën më të egër që ka parë njerëzimi, në luftën për jetë ose për vdekje, në këto momente, kur bota mbarë është çuar në këmbë për të mposhtur bishën e tërbuar, fashizmin, që gjakos e orvatet të skllavërojë popujt, me keqardhje vihet re se disa shokë po i shmangen detyrës që u është ngarkuar, e kanë harruar detyrën plot me responsabilitet karshi Partisë dhe popullit tonë. Këta shokë kujtojnë se lufta e sotme fitohet duke i kushtuar punës një orë ose dy orë në javë, këta shokë kujtojnë se e kanë mbushë misionin dhe meritue emrin e lartë të anëtarit të Partisë, duke u mbledhur një herë në javë ose në dy javë në celulë, kurse tërë kohën të lidhin duart e të bëjnë sehir evenimentet që rrokullisen me aq shpejtësi dhe, në këtë mënyrë, të qëndrojnë në bisht të lëvizjes...

Puna me gratë është lënë, gjithashtu, në një gjendje të vajtueshme[1]. Shokët kujtojnë se me gratë duhet të punojnë vetëm

1. Në Rezolucionin e Konsultës së Parë të Aktivit të Partisë Komuniste të Shqipërisë, midis të tjerash, thuhej: «Problemi i gruas sapo është prekur, kurse gruaja është gjysma e shoqërisë dhe pjesa më e shtypur. Kemi mejtime të gabuara për të dhe hallet e saj i njohim fare pak në qytet dhe aq më keq në fshat. Shumë shokë thonë se s'na

gratë[1], sikundër me të rinjtë vetëm rinia, dhe dendur vijnë raporte nga shokët: «Unë kam tri gra simpatizante»[2], «unë kam dy gra», «unë kam pesë çupa», «t'i marrë një shoqe». Përse veprohet në këtë mënyrë? Arsyeja është e thjeshtë: se duan t'i heqin qafe, se s'duan të mundohen, se duan të jenë të lirë të shkojnë në zyrë a në dyqan e të gëzojnë jetën pa kokëçarje; kjo është arsyeja e thjeshtë, aq sa është e thjeshtë edhe direktiva e Partisë se si me punue me gratë[3]...

*Vepra, vëll. 1, botim i dytë, f. 217, 220*

---

vijnë gratë në organizatë ose në rrethet simpatizuese të organizatës. Edhe ato shoqe e ata shokë që punojnë me qejf, punojnë më tepër në rrethet familjare dhe harrojnë të hidhen në fabrikë, në mëhallë ose në fshat ku është masa e grave. Njohim fare pak ose aspak hallet e gruas, si problemi i martesës, i foshnjës, i mizerjes në përgjithësi etj. Gratë dhe rinia janë ato që do t'i vënë shpatullat organizatës në ditët më të vështira të luftës». («PPSH Dokumente Kryesore», vëll. I, botim i dytë, f. 63.)

1. Në atë kohë ekzistonin celula të veçanta me shoqe komuniste. Këtë formë e diktonin puna e veçantë që duhej të bëhej me masat e grave dhe fanatizmi e propaganda shpifëse e armikut. Me zhvillimin e luftës dhe me shtimin e shoqeve në radhët e Partisë, celulat e tyre u shkrinë dhe ato bënin pjesë në celula bashkë me shokët.

2. Partia kishte udhëzuar anëtarët e celulave të punonin me masat e grave, duke filluar nga familjet e tyre, farefisi e fqinjët e duke e zgjeruar veprimtarinë më tej. Me shoqet më aktive u ngritën grupe simpatizantesh dhe, më vonë, grupe edukative, që përgatitnin elementin e ri për në Parti.

3. Duke folur për ecurinë e punës me gruan në Plenumin I të KQ të PKSH, më 15 maj 1944, shoku Enver Hoxha tha: «Me gruan janë bërë hapa të mëdhenj. Është zhdukur deri diku ajo frymë sektare që shihej ndër shokët për sa i përket punimit në këtë sektor. Tani gruaja shqiptare merr pjesë aktive në luftën tonë, partizane të vendosura luftojnë me guxim në radhët e ushtrisë dhe në terrene gruaja shqiptare jep një kontribut të madh. Organizativisht kemi bërë një hap përpara në këtë sektor. . .». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 2, botim i dytë, f. 287.)

## TË FORMOJMË FRONTIN E PËRBASHKËT ANTIFASHIST TË GRUAS SHQIPTARE

*Nga referati në mbledhjen e KQ të PKSH*

**[Shkurt 1943]**

... Direktivat[1] që na dërgon sot Internacionalja Komuniste për Luftën Nacionalçlirimtare ka kohë që i janë dhënë Partisë sonë Komuniste, e cila i ka vënë në zbatim, por akoma këto janë aktuale, akoma këto i përshtaten situatës politike të vendit tonë. Internacionalja Komuniste e mori në studim gjithë materialin e Partisë sonë Komuniste dhe e gjeti me vend pothuajse të tërë.

Këto direktiva që na vijnë sot duhet t'i studiojmë me vëmendje, t'i kuptojmë mirë dhe pastaj t'i zbatojmë, t'i bëjmë gjakun tonë dhe kështu duke i përvetësuar do të jemi në gjendje që t'i zbatojmë ashtu siç duhet.

Direktivat që na dërgon Internacionalja Komuniste janë:

1) Organizimi dhe zhvillimi i Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar kundër italianëve dhe gjermanëve.

2) Krijimi dhe forcimi i Frontit Nacionalçlirimtar me të gjithë patriotët, duke evituar, tani për tani, parullat që dalin jashtë kuadrit nacionalçlirimtar të Shqipërisë.

---

1. Në dhjetor të vitit 1942 Partisë Komuniste të Shqipërisë i erdhën direktivat e Komitetit Ekzekutiv të Internacionales Komuniste për Luftën Nacionalçlirimtare.

3) Me futë në udhëheqjen e luftës partizane, përveç komunistëve, sa më shumë patriotë dhe nacionalistë të ndershëm shqiptarë.

Duke i analizuar këto direktiva shohim se këto na rrëfejnë rrugën tonë të tanishme, detyrat tona të afërme, na hapin perspektiva të gjera për t'u futur në masë dhe për të mobilizuar gjithë popullin shqiptar kundër zaptuesit. Duhet që këtë luftë ta organizojmë dhe ta bëjmë tok me popullin, se Partia jonë është një parti e popullit, që ka në programin e saj mbrojtjen e interesave të tij. Ta mobilizojmë popullin, ta futim në lëvizje dhe të gjitha energjitë e tij revolucionare t'i drejtojmë kundër një objekti të caktuar të përbashkët: kundër zaptuesit, kundër fashizmit italian dhe atij gjerman. Lufta Nacionalçlirimtare nuk është një luftë kuadrosh, por një luftë masash të gjera të frymëzuara dhe të drejtuara nga Partia...

Gruaja shqiptare është e shtypur nga fashizmi, nga traditat dhe ligjet borgjeze e feudale; ajo e ndien më tepër se kushdo tjetër luftën tonë, në të cilën sheh edhe çlirimin e saj; ajo është gati të bëjë çdo sakrificë për burrin e saj, për vëllanë e saj, për djalin e saj që luftojnë. Me ndihma, me rolin e saj si infermiere dhe me armë, siç është bërë në Bashkimin Sovjetik, do të arrijë të lozë një nga rolet kryesore në Luftën Nacionalçlirimtare. Duhet të formojmë frontin e përbashkët antifashist të gruas shqiptare[1]. Si punojnë shoqet tona[2], ashtu duhet të pu-

---

1. Kjo çështje u ritheksua në Konferencën I të Vendit të PKSH, që u mblodh më 17 mars 1943. Konferenca vuri detyrë: «...të formohet fronti antifashist i gruas shqiptare, duke organizuar këshillat antifashistë të grave, të cilët do të grumbullojnë dhe do të mobilizojnë masat e grave të çdo shtrese shoqërore dhe të çdo tendence politike». («PPSH Dokumente Kryesore», vëll. I, botim i dytë, f. 142.)

Mbi bazën e këtij bashkimi të organizuar do të çimentoheshin lidhjet dhe uniteti midis grave, si dhe uniteti i tyre rreth Partisë në kuadrin e Frontit Nacionalçlirimtar.

2. Shoqet komuniste.

nojnë edhe gratë e popullit, sepse edhe ato e ndiejnë këtë luftë[1]...

*Vepra, vëll. 1, botim i dytë, f. 292-293, 298*

1. Problemi i pjesëmarrjes në masë të grave në Luftën Nacionalçlirimtare u trajtua si një pikë e veçantë në rendin e ditës të Konferencës I të Vendit të PKSH. Pjesëmarrja në të si delegate e disa shoqeve komuniste, midis të cilave Nexhmije Xhuglini (Hoxha), Nebahet Bakiri, Qibrie Ciu e të tjera, dhënia e fjalës secilës prej tyre për të diskutuar, udhëzimet e Konferencës për forcimin e punës me gratë treguan vlerësimin e lartë të Partisë për organizimin e gruas në kryengritjen e përgjithshme të popullit shqiptar.

# KËSHILLAT ANTIFASHISTË TË GRAVE TË JENË SHPREHJE E VULLNETIT TË GRAVE SHQIPTARE

*Letër drejtuar një shoqeje në Korçë*

**[Prill 1943]**

Morëm letrën tënde, ku na vë në korent për punën me gra. Pikësëpari, në këshillin që po formoni me gra, kini kujdes që të mos futen elementë të një mijë dallavereve, që janë nën influencën e krerëve ballistë kapadainj, të cilët duan që këta këshilla të shkëputen nga qëllimi kryesor, lufta e përbashkët.

Për pjesëmarrjen e Ballit në këtë punë që keni organizuar, jemi dakord, por aspak dakord me ta që të zhdukim fjalën **«antifashist»** nga emri i këshillit. Ky këshill të quhet vetëm Këshilli Antifashist i Gruas Shqiptare — ose Komiteti Antifashist i Gruas Shqiptare. Fjala antifashist duhet të jetë patjetër. T'u thuhet atyre të Ballit se lufta që bëhet sot është një luftë antifashiste dhe luftë antifashiste e quajnë jo vetëm komunistët, por edhe demokracitë, i madh e i vogël, me përjashtim të njerëzve të Ballit. Në qoftë se ata s'e kanë kuptue karakterin e kësaj lufte, kur gjithë bota e ka kuptue, në qoftë se ata nuk janë dakord tashti me karakterin politik të kësaj lufte, atëherë s'do të jenë përsëri dakord dhe me zhvillimin e vetë luftës. Njerëzve të Ballit që bëjnë këtë pretezë absurde u këshilloni të këndojnë pak më mirë traktet dhe organet zyrtare të organizatës së tyre, ku flitet për një luftë antifashiste dhe jo antiitaliane.

Nga ana tjetër, çështjen mos e shikoni shumë ngushtë e vetëm për qarkun e Korçës. Këta këshilla do të kenë një karak-

me forcë, si direktivë të lëshuar nga Partia, por me bindje e me durim dhe duke zënë pak Partinë në gojë, pse ato e shohin vetë që shoqja komuniste që bën pjesë në këshill është anëtare partie dhe, si e tillë, ajo shfaq mendimin e Partisë.

Kur na shkruan letër, mos u limito vetëm në një problem, por na shkruaj gjatë, për të gjitha problemet që ju paraqiten atje, si dhe për gjendjen e organizatës dhe zhvillimin e punës në çdo sektor. Kemi dhe ne ca të drejtë të dimë ç'bëhet andej, apo s'është kështu?

Të fala shoqërore

*Taras*

*Vepra, vëll. 1, botim i dytë, f. 349-351*

## FAKTOR I RËNDËSISHËM NË LUFTËN NACIONALÇLIRIMTARE

*Qarkore drejtuar komiteteve të Partisë Komuniste të Shqipërisë në qarqe*[1]

**14 prill 1943**

Të dashur shokë,

Në luftën kundër okupatorit fashist, në këtë luftë vendimtare për popullin tonë, gruaja luan një rol me rëndësi. Para këtij faktori të rëndësishëm të Luftës Nacionalçlirimtare, organizatës i paraqiten disa detyra, nga të cilat më kryesorja është formimi i frontit antifashist të gruas shqiptare.

Për formimin e këtij fronti duhet të grumbullohen masat e gjera të grave të çdo kategorie e të çdo shtrese shoqërore. Konferencat janë mjeti më i mirë ku mund të grumbullohen gratë, por këto nuk do të jenë mbledhje akademike për të biseduar probleme jashtë jetës praktike; grumbullimi duhet të lindë prej nevojave të tyre konkrete — kërkesë buke, protestë kundër internimeve, protestë kundër kërcënimeve, pushkatimeve etj. Në këto mbledhje e konferenca nuk do të bëhet vetëm politikë e lartë, por do të flitet për nevojat e shtypjen e grave, për armikun e urryer, fashizmin, për nevojën e luftës kundër tij dhe për detyrat që u përkasin në këtë luftë çlirimtare. Lufta do të na japë material për punën. Komunikatat, proklamatat, thirr-

1. Kjo qarkore u dërgua për krijimin e organizatës antifashiste të gruas shqiptare.

jet e ndryshme të punohen herë pas here në mënyrë të thjeshtë e të kuptueshme. Me anë të këtyre e me anë të organeve të Partisë e të rinisë do të ngjallet te gratë urrejtja kundër armikut, do të theksohen barbarizmat e tij, djegiet, vrasjet e grave dhe të fëmijëve etj.

Në këto mbledhje, gjithashtu, të flitet për higjienën, për rritjen e fëmijës, për mënyrën e punës dhe detyrat e ndryshme të një amvise të mirë. Kjo mund t'u duket grave e kotë dhe e papëlqyeshme, por shoqet[1] ose ato që janë të përshtatshme për këtë punë duhet të kenë durim dhe t'u shpjegojnë grave, në mënyrë që t'i bindin për nevojën e këtyre udhëzimeve[2]. Do të jenë të vlefshme dhe do të na ndihmojnë në formimin e këtij fronti kurset e ndryshme për zhdukjen e analfabetizmit, e sidomos ndër fshatra, kurse për prerje e qepje dhe kurse infermierie — këto të fundit janë të domosdoshme të formohen sa më parë, tani që lufta është duke u bërë çdo ditë më e ashpër.

Duhet theksuar se në mbledhjet e ndryshme, në kurset, në konferencat duhet të marrin pjesë të gjitha ato që duan, me një mënyrë ose me një tjetër, të ndihmojnë luftën kundër fashizmit, të marrin pjesë të gjitha gratë e fshatit e të qytetit që kanë në shpirt luftën kundër armikut, të çdo tendence e të çdo ryme politike — gratë antifashiste, zogiste, balliste, fetare; të mos bëhet sektarizëm në këtë pikëpamje. Në ato qytete ku ka gra që janë nën influencën e Ballit Kombëtar, të bashkëpunohet me to në mënyrë të plotë e të sinqertë.

Prej konferencave do të dalin këshillat antifashiste të grave[3]. Këshillat formohen në këtë mënyrë: prej konferencës së

1. Anëtaret e Partisë.

2. Shoqet aktiviste, të cilat njohën problemet dhe hallet që shqetësonin masën e grave, bënë një punë të diferencuar me plakat, nuset e vajzat, duke u treguar jo vetëm agjitatore të flakta antifashiste, por edhe organizatore të afta për mobilizimin e grave në luftë.

3. Për të koordinuar e për të unifikuar veprimtarinë e këshillave të gruas dhe për të drejtuar punën derisa të zgjidhej një organ qendror antifashist i grave, më 14 prill 1943 u krijua në Tiranë një komision

mëhallës del këshilli i mëhallës, këtë e zgjedhin vetë gratë. Prej këshillave të mëhallave të ndryshme caktohet nga një grua, e cila do të bëjë pjesë në këshillin e qytetit. Ky këshill bëhet prej aq anëtareve sa të shikohet nevoja. Mund të formohen këshilla edhe sipas zanatit dhe profesionit. Prej mbledhjeve e konferencave në fshat del këshilli i fshatit, i cili lidhet me këshillin e qytetit. Kjo është mënyra demokratike, mënyra më e mirë dhe më e preferuar për formimin e këshillave[1]. Por kjo nuk është e vetmja mënyrë; në rast pamundësie, për shkak reaksioni, zgjidhet më parë këshilli i qytetit nga lart prej grave më të përshtatshme e më aktive. Ky këshill merr përsipër të organizojë këshillat e mëhallave, të cilat caktohen prej këshillit të qytetit dhe nuk zgjidhen prej grave të mëhallës. Në këshillin e çdo mëhalle duhet të marrë pjesë një shoqe[2], në qoftë se ka, por në këshillin e qytetit duhet patjetër. Këta këshilla të jenë shprehja e vërtetë e vullnetit të grave. Këshillat kanë për detyrë të grumbullojnë sa më shumë që të jetë e mundur masat e grave të fshatit e të qytetit rreth frontit antifashist të grave. Këta interesohen për agjitacion, propagandë, për furnizimin e çetave me çdo mjet, për kurset e ndryshme dhe për të shtuar radhët e partizanëve e vullnetarëve me vajza e gra luftëtare.

---

iniciator, në krye të të cilit Komiteti Qendror i Partisë caktoi shoqen Nexhmije Xhuglini.

Komisioni filloi menjëherë të veprojë e të marrë masa që këshillat antifashistë të gruas të ngriheshin e të forcoheshin kudo, në qytete e në fshatra.

1. Sipas këtyre porosive të KQ të PKSH, nga prilli deri në shtator 1943, në mbledhje të organizuara të grave u zgjodhën këshillat e gruas antifashiste të lagjeve e të qyteteve. Deri në fillim të vitit 1944 këta këshilla u ngritën edhe në fshatra. Në këshillat e gruas të të gjitha instancave u zgjodhën gratë më të dalluara në Lëvizjen Nacionalçlirimtare, komuniste e të paorganizuara në Parti, gra të shtresave të varfra, punëtore, shtëpiake dhe intelektuale e gra patriote të shtresave të mesme.

2. Komuniste.

Shoqet do të jenë luftëtaret më të mira dhe shembull për gjithë gratë e tjera.

Kur ka mundësi, një anëtare e këshillit të qytetit bën pjesë edhe në këshillin nacionalçlirimtar të atij qarku.

Prej mbledhjeve të ndryshme duhet të përfitohet organizativisht, të formohen grupe edukative me vajzat dhe gratë më të mira e më të vendosura; prej këtyre të rekrutohen shoqe të reja që do të shtojnë radhët e organizatës[1].

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror

*Valbona*

*Vepra, vëll. 1, botim i dytë, f. 352-355*

1. Së Partisë.

## PËR BASHKIMIN E GRUAS ANTIFASHISTE SHQIPTARE

*Nga direktivat dërguar komiteteve qarkore të PKSH*

**3 nëntor 1943**

... **Për Bashkimin e Gruas Antifashiste Shqiptare.** Me autorizimin e Komitetit Qendror është marrë iniciativë dhe u është dërguar gjithë qarkorëve një qarkore[1], me të cilën këshilloheni që të filloni punën për krijimin e Organizatës së Bashkimit të Gruas Antifashiste Shqiptare. Kjo është një organizatë dhe jo një formulë e bukur për t'u përmendur në konferenca. Roli i gruas në këtë luftë është i madh dhe lufta e sotme me plot sakrifica e ka vënë në dukje, prandaj duhet të punoni me të ashtu si punohet me një organizatë. Duhet ta ngrini nga themelet këtë organizatë dhe ta çimentoni, t'u jepni jetë dhe gjallëri këshillave të Gruas Antifashiste në mëhallë, në fshatra e në qytete. Të krijohen sa më parë këta këshilla dhe të mos mbetet kjo vetëm një dëshirë e mirë. Shoqet tona t'ua kushtojnë punën më të madhe krijimit dhe forcimit të një aparati organizativ të shëndoshë të Gruas Antifashiste. Organizimi i shpejtë i këtyre këshillave do të shpejtojë Konferencën e Vendit të Organizatës së Gruas Antifashiste Shqiptare[2]. Prandaj ju duhet

1. Shih në këtë vëllim, f. 18.

2. Deri në shtator 1943, në konferenca të gjera grash, ku merrnin pjesë delegate të ardhura nga zona të lira dhe zona të pushtuara, ishin zgjedhur këshillat e gruas të qarqeve Gjirokastër, Korçë e Durrës. Sipas porosive të KQ të PKSH u zgjodhën edhe këshillat e qarqeve të tjera të vendit.

të keni kujdes që të zgjidhet aty këshilli i qarkut[1] me anë të një konference të qarkut dhe të caktohen delegatet për Konferencën e Vendit. Me pëlqimin e Konferencës së Dytë Nacionalçlirimtare[2], Këshilli i Gruas Antifashiste të qytetit të Tiranës ka marrë përsipër organizimin e kësaj konference...

Organizata e Rinisë dhe ajo e Gruas Antifashiste duhet të ndihmohen seriozisht dhe në asnjë mënyrë të mos nënvleftësohen, sepse kur në mëhalla t'i kemi të fortë këshillat nacionalçlirimtarë, këshillat e rinisë, këshillat e gruas, ne e kemi mobilizuar të tërë mëhallën, e kemi hedhur të tërë në luftë. Këtu do të ndihet nëse organizativisht Partia është e shëndoshë...

Letrat ose raportet që i dërgohen Shtabit të Përgjithshëm, Këshillit të Përgjithshëm, Gruas Antifashiste dhe Rinisë Antifashiste duhet të përmbajnë gjëra në kompetencë të tyre dhe jo t'i shkruhet, për shembull, Shtabit për çështje partie, ose në të njëjtën letër që i shkruhet Shtabit, t'i shkruhet edhe Komitetit Qendror të Partisë, siç ka ndodhur shpeshherë. Letrat të kenë mirë adresën në krye...

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror të Partisë
Komuniste të Shqipërisë

*Shpati*

*Vepra, vëll. 2, botim i dytë, f. 21-22, 31, 32*

---

1. Më vonë u vendos që, në vend të Konferencës, të mblidhej Kongresi I i BGASH.

2. Në Konferencën e Dytë Nacionalçlirimtare, që u mbajt në Labinot më 4-9 shtator 1943, mori pjesë edhe një delegacion i gruas, i përbërë nga shoqet Ollga Plumbi, Nexhmije Xhuglini dhe Ela Gjikondi. Delegacioni parashtroi kërkesën për njohjen e organizatës së gruas dhe aderimin e saj në programin dhe në përbërjen e Frontit Nacionalçlirimtar, e cila u miratua. Konferenca zgjodhi në kryesinë e Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar shoqen Ollga Plumbi.

## GRUAJA ANTIFASHISTE SHQIPTARE E GJETI RRUGËN E ÇLIRIMIT NËPËRMJET LUFTËS NACIONALÇLIRIMTARE

*Fjala në Kongresin I të BGASH*[1]

**4 nëntor 1944**

Të dashura shoqe delegate të Gruas Antifashiste Shqiptare,

Në emër të Qeverisë Demokratike të Shqipërisë e të Shtabit të Përgjithshëm përshëndes nga zemra përfaqësueset e denja të Gruas Antifashiste të vendit tonë, të mbledhura në këtë Kongres historik[2].

---

1. Kongresi I i Bashkimit të Gruas Antifashiste Shqiptare i zhvilloi punimet nga 4-8 nëntor 1944 në qytetin e Beratit. Në Kongres morën pjesë 311 delegate nga të gjitha krahinat e Shqipërisë dhe nga repartet e UNÇSH. Ato bënë një rrugë të gjatë e plot rreziqe, nën hundën e armikut, duke ecur me këmbë të enjtura nga të ftohtit, me çarçafë e rroba të ngjitura në trup nga shiu, të përcjella prej grupe partizanësh, që, për ditë e net të tëra, kontrollonin lëvizjet e gjermanëve.

Pasi bëri bilancin e fitoreve të arritura dhe përcaktoi detyrat për të ardhmen, Kongresi zgjodhi organet qendrore të BGASH, Këshillin e Përgjithshëm dhe Sekretariatin. Presidente e Sekretariatit të Këshillit të Përgjithshëm të BGASH u zgjodh shoqja Ollga Plumbi.

2. Kur shoku Enver Hoxha mori fjalën për të përshëndetur Kongresin, u krijuan çastet më të bukura dhe më të paharruara për delegatet. Disa prej tyre e kishin strehuar dhe ndihmuar gjatë luftës, të tjera s'e kishin parë që nga koha e ilegalitetit, një pjesë e shihnin për herë të parë. Gëzimi i delegateve arriti kulmin. Salla e Kongresit buçiste nga brohoritjet dhe thirrjet e zjarrta të grave e të vajzave.

Për herën e parë në historinë e popullit tonë, gruaja shqiptare, në mënyrë të shkëlqyer, merr pjesë në jetën ushtarake e politike të vendit, dhe pjesëmarrja e saj, e guximshme aq sa edhe e shenjtë, u vulos me gjakun e heroinave që ranë në fushën e nderit krah për krah me vëllezërit e tyre për çlirimin e Shqipërisë dhe njëkohësisht të gruas shqiptare.

Në këtë luftë të përgjakshme antifashiste dhe çlirimtare, gruaja e vendit tonë e pa rrezikun që kërcënonte atdheun dhe veten e saj; ajo, me heroizëm të pashoq, theu zinxhirët e paragjykimeve të vjetra dhe, duke ndjekur shembullin e grave antifashiste të popujve përparimtarë, vendosi krenarisht të vdiste më mirë në këmbë sesa të rronte në gjunjë.

Në momentet më të vështira të vendit tonë, në çastet më kritike të fillimit të kësaj lufte heroike, gruaja e Shqipërisë, ende e paorganizuar dhe prapa nga pikëpamja politike, ndjeu në zemrën e saj një dhimbje të madhe, një dhimbje që s'dinte si ta shprehte. Ajo, e tronditur nga konvulsionet e luftës, kërkonte një rrugëdalje, një rrugë shpëtimi. Jehona e përpjekjeve të fillimit zhvilloi në zemrën e saj instinktin e mbrojtjes, instinktin prej nëne, motre, gruaje, për djemtë, për vëllezërit dhe burrat e tyre që po luftonin me mjete të pabarabarta kundër një armiku të egër. Gruaja shqiptare nuk mund të realizonte ende perspektivat e kësaj lufte, nuk mund të realizonte ende kontributin e madh që priste atdheu prej saj, por ajo që në fillim, me mish e me shpirt, ishte me djemtë që luftonin. Ajo, në momentet e vështira që kemi kaluar, na hapi portat e shtëpisë, na hapi zemrat, na inkurajoi. Kur terrori i papërshkruar sundonte mbi Tiranë, kur çdo natë kërcitnin pushkët dhe bombat dhe binin shokët tanë trima nëpër rrugë për çlirimin e Shqipërisë, nuk mund të harrojmë heroizmat e mëmave dhe të motrave tona të thjeshta, të cilat, pa marrë parasysh asgjë, na ndihmonin dhe na ruanin si sytë e ballit. Kam kurdoherë parasysh fytyrën e shkëlqyer e të thjeshtë të një nëne plakë, shoqen tonë luftëtare të pathyer të fillimit. Simbol i gruas shqiptare, në përpjekjet e saj vigane ajo na thoshte në momentet më kritike:

«Unë s'di të flas si ju, por kam besim të madh se do të fitojmë, prandaj përpara, djemtë e mi, se dhe unë do të vdes tok me ju!». Dhe kjo nënë plakë, shoqe e luftës dhe e mundimeve, s'e humbi kurrë besimin, sikundër s'e humbën gjithë gratë antifashiste shqiptare. Sot ajo, me gjithë moshën e saj të thyer, nga malet e Shqipërisë së Veriut, ku lufton me pushkë në dorë, më shkruan e më thotë: «Fjalët që më thoshte Qemal Stafa dhe shokët e tij u realizuan dhe unë jam më e fortë se kurrë».

Gruaja Antifashiste Shqiptare e gjeti rrugën e saj, rrugën e shpëtimit që ajo kërkonte, dhe kjo ishte rruga e luftës[1]. Ndër fshatra e ndër qytete, gjaku i kulluar i nënave dhe i motrave tona, që vaditi rrugët, ishte kushtrim i një vullneti të ri dhe i një bote të re që po ngrihej; lufta legjendare e shoqeve tona, që asgjë s'i ndalonte, por hidheshin si luanesha mbi gjermanët e tradhtarët, ishte shprehje e një faktori të madh që po lindte në vendin tonë, faktor që manifestohet sot në këtë Kongres, faktor që do të luajë në Shqipërinë e re që ndërtojmë një rol me rëndësi të dorës së parë.

Gruaja Antifashiste Shqiptare i fitoi me gjak të drejtat e saj, dhe këto të drejta ia garanton pushteti i popullit që ajo, tok me vëllezërit e saj, e ngriti duke sakrifikuar çdo gjë të shenjtë që kishte, këto të drejta ia garanton ushtria e popullit të saj.

Kongresi i madh dhe historik i Gruas Antifashiste, në të cilin po asistojmë sot, do t'i japë një impuls të madh përparimit të gruas shqiptare, e cila, për të realizuar më mirë dhe më shpejt qëllimet e saj të shenjta, do të organizohet dhe do të shtrëngojë radhët e saj në organizatën e Gruas Antifashiste

1. Duke ndjekur me ndërgjegje e konsekuencë këtë rrugë që i tregoi Partia Komuniste, gruaja shqiptare dhä një kontribut të madh në Luftën Nacionalçlirimtare. Pjesëmarrja në demonstratat antifashiste, strehimi i ilegalëve dhe i partizanëve, përgatitja e ushqimeve dhe e veshmbathjeve për ta, mjekimi i të plagosurve, puna me teknikën dhe për shpërndarjen e shtypit të Partisë, mbledhja e informatave, pjesëmarrja në aksionet e njësiteve guerile dhe në betejat e Ushtrisë Nacionalçlirimtare ishin detyra që gruaja i kreu me trimëri e devocion.

Shqiptare. Në këtë organizatë duhet të bëjnë pjesë gjithë gratë e Shqipërisë dhe atje këto të lartësohen, të edukohen me frymën e re, me frymën përparimtare; atje do të bëhen luftëtare për të mbrojtur të drejtat e tyre dhe njëkohësisht të bëhen mëma të denja të vendit tonë. Përpara Gruas Antifashiste Shqiptare hapen horizonte të reja e të lulëzuara dhe për të mbërritur në idealet e larta, për të cilat ranë luftëtaret e saj heroike, gruaja e vendit tonë, krah për krah me burrat dhe me të drejta të njëjta e të barabarta, të hidhet e tëra në luftë dhe në jetën politike e shoqërore të vendit tonë, se vetëm në këtë mënyrë do të shpejtojmë çlirimin e plotë të Shqipërisë, do të rindërtojmë atdheun tonë të dashur dhe gruaja shqiptare do të çojë veten e saj drejt objektivit që ajo dëshiron dhe meriton. Gruaja Antifashiste Shqiptare do të ketë të gjithë përkrahjen e Qeverisë dhe të pushtetit në rrugën e saj të përparimit, ashtu sikundër edhe pushteti e Qeveria do të kenë ndihmën e çmuar të Gruas Antifashiste Shqiptare.

Mëmave dhe motrave të luftëtarëve tanë, që çliruan gjithë Shqipërinë e Jugut e që tani janë mbi Tiranë e mbi Shkodër për të realizuar çlirimin e plotë të Shqipërisë, po u sjell përshëndetjen e gjithë Ushtrisë Nacionalçlirimtare dhe ju siguroj se luftëtarët tanë janë kryelartë dhe mburren me ju. Ata forcohen kur shohin se nënat dhe motrat e tyre, të bashkuara si një trup, janë krahas me ta në luftën për liri dhe ju, o mëma të shokëve dhe të shoqeve tona heroike që ranë në fushën e nderit për çlirimin e popullit e të atdheut, ngrini kryet lart dhe forconi zemrat, se gjithë populli ynë dhe popujt liridashës përunjen me respekt dhe adhurim përpara eshtrave dhe gjakut të shenjtë të bijve dhe të bijave tuaja të dashura, që ju i rritët dhe ia falët atdheut[1]. Gjaku dhe eshtrat e shenjta të bijve dhe

1. Nëna 60-vjeçare Duze Bajrami nga Kallarati, aktiviste e palodhur e luftës, tha në Kongres: «Jam nënë e dy dëshmorëve dhe e kam bërë zemrën të çeliktë e kam ardhur në këtë Kongres. E, gjithë ju nëna e motra të dëshmorëve, të mos jeni të dëshpëruara, por të jeni kryelarta se fituam historinë e lirinë. . . Sot jemi të gëzuara që

të vashave tuaja, që mbrujtën dhe forcuan themelet e Shqipërisë së re, janë altari i shenjtë i kombit, ku i gjithë populli ynë, i bashkuar e i organizuar, do të marrë çdo ditë e përherë forcën e shpirtit që do të na çojë përpara, drejt përparimit dhe lulëzimit, drejt idealeve, për të cilat ata ranë dëshmorë.

Lavdi heronjve tanë, që dhanë jetën për çlirimin e atdheut!

Rroftë Kongresi I i Gruas Antifashiste!

Rroftë Gruaja Antifashiste e vendit tonë!

Rroftë Bashkimi i Gruas Antifashiste Shqiptare!

Rroftë Shqipëria e lirë dhe demokratike!

*Vepra, vëll. 2, botim i dytë, f. 543-547*

---

dolëm në fushën e lirisë dhe të nderit... Por sot kemi edhe më shumë për të bërë, se na flasin dëshmorët... Rroftë Fronti e djali Enver me gjithë shokët e me gjithë besnikët!».

Kurse nëna e dy dëshmorëve, Shaho Luçi, kryetare e këshillit nacionalçlirimtar të Kuçit, tha: «Ne nënat u kemi vajtur në ndihmë djemvet tanë, kemi çjerë mandilet e kokës dhe u kemi lidhur plagët; u kemi vajtur në ndihmë në front shokëve tanë me municion e ushqime». Kjo nënë trime u tregoi delegateve se, kur iu vra djali i parë, nuk u ligështua, por i shkoi te varri dhe i tha këtë këngë: «Arçë dhe t'u sosçë pranë/ Me duar gërmova varrë/ Më zuri dora në ballë/ Në plumb që keshe marrë».

## DEKLARATA E KANÇ-IT I JEP GRUAS TË DREJTA TË BARABARTA ME ATO TË BURRIT

*Nga artikulli i botuar në gazetën «Bashkimi»*

**11 nëntor 1944**

... «Deklarata e Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar të Shqipërisë mbi të drejtat e qytetarëve»[1], që është një monument i madh në historinë e popullit tonë, cakton në mënyrë të qartë e solemne të drejtat e gjithsecilit në shoqërinë e re demokratike. Kurrë në vendin tonë nuk është bërë një deklaratë e tillë dhe kurrë nuk mund të ishte më e përshtatshme dhe më e zbatueshme se sot që po ngremë një shtet me të vërtetë demokratik. Në regjimin tonë të ri sigurohet prona private dhe ky është një grusht i fortë për tradhtarët, që s'lanë shpifje pa bërë për të përçarë popullin tonë dhe Luftën Nacionalçlirimtare. Deklarata e Këshillit siguron lirinë e fjalës e të mendimit, lirinë e mbledhjes e të besimit. Regjimet e kaluara ia kishin lidhur gojën popullit me një fashë të shëndoshë dhe për atë që guxonte të kritikonte, ose të ngrinte zërin kundër padrejtësive, ajo fashë

1. Kjo Deklaratë u miratua në Mbledhjen e Dytë të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar, që zhvilloi punimet më 20-23 tetor 1944 në qytetin e lirë të Beratit. Si në Kongresin e Parë Antifashist Nacionalçlirimtar, që u mbajt prej 24-28 maj 1944 në qytetin e lirë të Përmetit, edhe në Mbledhjen e Dytë të Këshillit, përveç delegateve të zgjedhura nga qarqe të ndryshme, nga ushtria etj., morën pjesë edhe delegate të BGASH. 6 shoqe u zgjodhën në Këshillin Antifashist Nacionalçlirimtar.

shërbente si litar në grykë. Në kundërshtim me metodat e errëta të regjimeve të kaluara, regjimi demokratik i sotëm i lë të lirë njerëzit të flasin, ose të kritikojnë, se vetëm kështu do të mund të ecim përpara. Nga kritikat dhe autokritikat, nga diskutimet dhe vërejtjet e shëndosha, do të dalë një punë e përsosur, do të gjejë gjithsecili vendin që meriton, do të dalin në dritë vlerat e paçmueshme që janë në gjirin e popullit tonë dhe do të spastrohen plehrat e mikrobet.

Deklarata e Këshillit i jep gruas të drejta të barabarta me ato të burrit, të drejtën të marrë pjesë në jetën politike e shoqërore të vendit. Kjo e drejtë që i akordohet gruas, është një e drejtë legjitime, të cilën ajo e ka fituar me gjak[1]. Regjimet e kaluara e kishin shtypur gruan, e kishin bërë skllave të burrit dhe të paragjykimeve të vjetra, nuk i kishin dhënë asnjë mundësi zhvillimi dhe edukimi. Një gjendje e tillë e mjeruar për gruan shqiptare, domethënë për gjysmën e popullsisë së vendit tonë, që do të ishte një nga faktorët kryesorë të përparimit, duhej të merrte fund. Lufta jonë Nacionalçlirimtare e nxori gruan në planin e parë; ajo u zgjua, shkundi pluhurin e shekujve, këputi zinxhirët që e lidhnin këmbë e duar dhe u hodh në këtë luftë pa rezerva, për të dalë në dritë, për të marrë vendin e merituar, për t'u dhënë atdheut dhe popullit ndihmën dhe jetën e saj të çmuar. Gruaja Antifashiste Shqiptare në këtë pushtet demokratik, me forcat e saj të pashterura dhe me ndjenjat e saj të larta, do të bëhet një nga shtyllat e fuqishme të Shqipërisë së re...

*Vepra, vëll. 2, botim i dytë, f. 558-560*

1. Sanksionimi ligjor i barazisë së të drejtave të gruas me ato të burrit gjeti shprehjen në Kushtetutën e RPSH që u miratua pas Çlirimit të vendit. Në nenin 17 të saj thuhej: «Gruaja është njësoj me burrin në çdo fushë të jetës private, politike dhe shoqërore. . .». Ky parim është mishëruar në gjithë legjislacionin e RPSSH.

## TELEGRAM DËRGUAR NËNAVE DHE MOTRAVE GJIROKASTRITE

**6 nëntor 1945**

Mëma dhe motra të mia të Gjirokastrës,

Telegrami[1] juaj më preku thellë, por, me keqardhje, më është e pamundur të mbush dëshirën tuaj, pse Komiteti Ekzekutiv i Frontit e gjeti me vend që unë të vë kandidaturën në kryeqytet.

Por në këto momente historike, me dashuri të madhe mendoj për qytetin tonë të dashur ku kam lindur dhe ku kam mësuar të dua popullin dhe të luftoj për të. Unë jam krejt i bindur se populli i Gjirokastrës, ashtu si u hodh i tëri në luftë për çlirimin e atdheut, ashtu do të shkojë të votojë i tëri për kandidatët e Frontit[2], për ata që luftuan për t'i siguruar atdheut

1. Në përgjigje të telegramit, me anën e të cilit gratë e Gjirokastrës, duke shprehur dëshirën e gjithë popullit të rrethit, i propozonin shokut Enver Hoxha të vinte kandidaturën për deputet në qytetin e tyre.

2. Duke folur për zgjedhjet e 2 dhjetorit 1945 për Asamblenë Kushtetuese, shoku Enver Hoxha ka thënë: «Këto zgjedhje kanë një rëndësi të jashtëzakonshme jo vetëm për qëllimin e tyre të madh, por edhe sepse në këto zgjedhje do të marrin pjesë, përveç masave të gjera të popullit edhe gratë e gjithë Shqipërisë, mëmat, motrat tona heroike që qëndruan të patundura në ballin e luftës së çlirimit, që treguan me punë, me luftë dhe me sakrifica, se ato janë të zonjat të marrin pjesë në çdo manifestim politik dhe social të vendit». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 3, f. 185.)

fitoren dhe që do të luftojnë për t'i siguruar pavarësinë, demokracinë dhe lulëzimin.

Rroftë populli i Gjirokastrës!

Gjeneralkolonel

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 15-16*

# NUK MUND TË PËRPAROJË VENDI PA PJESËMARRJEN E GRUAS NË RINDËRTIM

*Përshëndetje në Kongresin e 2-të të BGSH*[1]

**4 korrik 1946**

Jam shumë i prekur për pritjen tuaj kaq të përzemërt. Unë ju falënderoj shumë. Më ka ardhur keq që nuk pata fatin të isha qysh në fillim në Kongresin tuaj, por unë jam vënë në korent për punën e madhe që ju keni bërë këtu. Pa dyshim Kongresi juaj ka qenë më tepër një kongres pune sesa një kongres manifestimi. Dhe manifestimi ka rëndësinë e vet, por rëndësia më e madhe e tij është se nga ky Kongres do të dalin rezultate të shëndosha, në mënyrë që puna e gruas të shkojë përpara me hapa të mëdhenj. Për këtë do t'ju them disa fjalë:

Populli shqiptar, me luftën e madhe që bëri, fitoi disa gjëra shumë të çmueshme, siç janë: liria dhe pavarësia. Me këtë luftë populli ynë bëri, gjithashtu, dhe një revolucion të thellë shoqëror. Ndryshe, pa këtë luftë të tij, që u zhvillua vite me radhë për dëbimin e okupatorit fashist, për rrëzimin e institucioneve të vjetra, për dënimin e klikave tradhtare, e atyre që i kishin

---

1. Me realizimin e qëllimit minimal të organizatës së BGASH të luftës kundër fashizmit, dhe kur përpara popullit tonë dolën detyra të reja, u ndryshua edhe emri i organizatës nga BGASH në BGSH, për të treguar masivitetin, unitetin dhe qëllimin e njëjtë të të gjitha masave të grave rreth Partisë për ndërtimin e socializmit dhe të komunizmit. Ky ndryshim u miratua në Kongresin e 2-të të BGSH, që u zhvillua nga 30 qershori deri në 4 korrik 1946. Kongresi zgjodhi Këshillin e Përgjithshëm të BGSH, nga mbledhja e parë e të cilit doli Komiteti i Organizatës. Kryetare e Komitetit u zgjodh shoqja Nexhmije Hoxha.

pirë gjakun popullit e që nuk e linin të merrte frymë, ishte e pamundur të arrinim në ditën e sotme, kur populli shqiptar ka marrë fuqinë në dorë, vendos vetë për fatin e tij dhe nuk u la gjë në dorë atyre që kanë qenë kurdoherë kundër tij. Në këtë luftë gruaja shqiptare ka dhënë një kontribut shumë të madh. Dhe këtë gjë ta kuptojnë të gjithë mirë dhe drejt. Gruaja jonë ka marrë pjesë aktive me armë, ka ndihmuar luftën jo vetëm materialisht, por ka kontribuar edhe në mënyra të tjera të mahnitshme, që kanë pasur rëndësi shumë të madhe në kohën e luftës dhe kanë rëndësi të madhe edhe në kohën e sotme: gruaja e popullit tonë ka pasur një forcë shpirtërore dhe morale të madhe. Flas për gratë e popullit, për ato që u dhimbsej atdheu, për ato që kishin vuajtur tërë jetën e tyre, për ato gra mbi të cilat rëndonte e shkuara jonë e hidhur: mjerimet, vuajtjet, robëria, zakonet e këqija të vjetra, pra këto gra heroike shqiptare u bënë nxitëse dhe inkurajuese të të rinjve dhe të të rejave, që me një kurajë të madhe shkonin në luftën e armatosur dhe sakrifikonin çdo gjë për lirinë e atdheut.

Në kohën e sotme, në epokën e pasluftës dhe të rindërtimit, roli i gruas është po aq i rëndësishëm sa dhe i kohës së shkuar. Nuk mund të përparojë vendi ynë, nuk mund të ndërtohet Shqipëria si duhet, pa pjesëmarrjen e gruas, pse gruaja jo vetëm me forcat e saj fizike, po edhe me forcat e saj intelektuale dhe shpirtërore duhet të kontribuojë në rindërtimin e vendit[1]. Ajo, njëkohësisht, do të luajë një rol të madh si edukatore e brezit tonë të ri, që është shpresa e së ardhmes, që është forcë e madhe dhe faktor kryesor i përparimit të vendit tonë. Patjetër gruaja do ta përmbushë këtë detyrë, por lypset një punë e palodhur, duhet të përparojë, sepse, që të ketë një forcë shpirtërore të tillë dhe të jetojë e gjitha në këtë epokë, duhet që

1. Me sa hov e zjarr kanë punuar gratë për rindërtimin e vendit e tregon edhe fakti që nga data 8 mars 1946 e deri në ditën e hapjes së Kongresit të 2-të të BGSH u mobilizuan 165 556 gra, të cilat bënë vullnetarisht 2 911 332 orë pune.

gruaja jonë të edukohet. Për këtë gjë shteti do të vërë gjithë forcat që ajo të ecë përpara, pse është në interes të vendit.

Gruaja duhet të pajiset me kulturë. Në vendin tonë, mjerisht, gruaja, nga shkaku i së kaluarës, ka mbetur prapa, përqindja e analfabetizmit është shumë e madhe[1]. Këtë gjë duhet ta zhdukim dhe me punë të plotësojmë këtë të metë[2]. Nga ana tjetër, gruaja duhet të fitojë me të vërtetë pavarësinë e saj. Ç'do të thotë të fitojë pavarësinë e saj? Domethënë që kjo të bëhet e zonja e vetes, të hyjë në prodhim, të punojë në fabrika, në spitale e në zyra, të punojë kudo ku punojnë dhe burrat[3]. Kjo nuk është gjë e lehtë, por ne kemi bindjen se do të arrijmë rezultate të mira. Natyrisht, gruaja jonë, e edukuar në një mënyrë të tillë, do të luajë një rol edukativ për brezin e ri, do të dijë t'u futë në shpirt si duhet fëmijëve dashurinë për atdhe e punë. E mbështetur në traditat e kësaj lufte të madhe, ajo do t'i mësojë ata të jenë të rregullt në jetë, të duan rregullin dhe disiplinën, të mësojnë sa më tepër, që të bëhen të vlefshëm për vendin. Gratë do të jenë ato që do të mbrujnë karakterin e të rinjve, pse kush më mirë se gratë, kush më afër se këto është

---

1. Mbi 90 për qind.

2. Duke vënë në jetë këtë porosi të shokut Enver Hoxha, vetëm gjatë muajve janar-shkurt 1947 në kurset kundër analfabetizmit morën pjesë 19 349 gra dhe të reja.

3. Problemin e pjesëmarrjes së gruas në punën prodhuese shoqërore udhëheqësi i Partisë e shtroi me forcë edhe në fjalën në Kuvendin Popullor, më 12 korrik 1947, ku, midis të tjerash, tha:

«I bëjmë thirrje patriotizmit të thellë të grave të Shqipërisë. Sot po ndërtojmë Shqipërinë e re dhe e shkuara e rëndë nuk duhet të rëndojë më mbi supet tuaja. Ju duhet me çdo kusht të dilni përpara, pse jeni një forcë e madhe, një forcë përparimtare, nga e cila pret shumë vendi ynë. Ju duhet të hyni në masë të gjerë në prodhim, shumë funksione shtetërore duhet të jenë në duart tuaja. Ju duhet të jeni në fabrika, në kooperativa, ju duhet të jeni në ara, në shkolla. Nuk mund të realizohet plani ynë pa pjesëmarrjen tuaj të gjerë. Prandaj pushteti do t'ju ndihmojë me të gjitha forcat që ju të ecni përpara dhe të kryeni detyrat dhe unë jam i sigurt se ju do t'i kryeni me heroizmin më të madh». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 4, f. 99.)

me brezin e ri? Akoma ka mjerime e vuajtje në vendin tonë dhe do të ketë edhe për një kohë mjaft privacione. Do të jemi të detyruar të bëjmë edhe sakrifica. Por gruaja shqiptare do të jetë përsëri ajo që do të forcojë shpirtin e të rinjve, do t'i mësojë të bëjnë sakrifica për të kaluar në një jetë më të lumtur.

Qeveria do të vërë të gjitha fuqitë që gruas t'i japë arsim dhe kulturë, t'i japë mundësi të marrë pjesë në jetën ekonomike dhe shoqërore. Organizata juaj këto detyra duhet t'i kuptojë mirë dhe duhet të jetë një mbështetje e madhe për zbatimin e programit të Qeverisë. Duhet të kemi besim në të ardhmen tonë, e cila, për të qenë e lumtur, varet nga përpjekjet dhe nga puna jonë. Me luftën dhe me sakrificat që bëmë, me vendosjen e demokracisë këtu në vendin tonë, ne kemi fituar simpatinë e gjithë botës përparimtare. Duhet të dimë se ne kemi miq të fortë, të cilët do të na mbrojnë nga çdo rrezik e në çdo moment dhe do të na ndihmojnë pa masë që vendi ynë të përparojë, që jeta ekonomike të shkojë përpara dhe vendi ynë të rindërtohet.

Tani na presin punë të mëdha dhe duhet të dini një gjë, se këto punë nuk kryhen me fjalë. Populli ynë ka një gjallëri të madhe dhe një vitalitet e një entuziazëm të çuditshëm, që shumë rrallë mund ta gjesh. Kjo të na japë shpresë dhe të na inkurajojë që të realizojmë shpejt e mirë gjithë planin e punës që kemi përpara, por në punë duhet të ketë rregull e disiplinë. Pa këto dy gjëra, nuk mund të ecim përpara. Gruaja shqiptare, që ka dhënë aq shumë më parë, edhe tani do të jetë në ballë të punës. Me punë do të ngrihet niveli i jetës sonë, do të përmirësohet jeta e grave të Shqipërisë. Prandaj unë ju uroj sukses dhe detyrat e Kongresit tuaj të zbatohen si duhet në jetë. Të bëni që masat e gjera të grave të Shqipërisë të jenë në luftë të përhershme për rindërtimin dhe, të bashkuar rreth pushtetit, t'i vëmë krahët dhe supet punës për të rindërtuar Shqipërinë tonë, për ta bërë jetën e popullit më të lumtur.

Rrofshin gratë e Shqipërisë!

*Vepra, vëll. 3, f. 398-401*

## INKURAJONI TË GJITHA SHOQET TË MËSOJNË TË SHKRUAJNË DHE TË KËNDOJNË

*Letër drejtuar një nëne*

**8 shkurt 1947**

ZONJËS VASILIA PAÇUKA
LAGJJA GORICË

*Berat*

Ju falënderoj për letrën që më çuat[1], e cila më gëzoi shumë për dy arsye: se keni mësuar të shkruani fare mirë dhe jeni një nënë plakë që djemtë i keni në shërbim të atdheut, në Ushtrinë tonë Kombëtare. Prandaj letrën tuaj e këndova me gëzim, ashtu sikundër i këndojnë djemtë e tu ushtarë letrat që ju u dërgoni. Inkurajoni të gjitha shoqet tuaja, plaka dhe të reja, të mësojnë të shkruajnë e të këndojnë, pse sikundër më shkruani në letër, atyre do t'u hapen jo vetëm sytë, por dhe jeta do t'u bëhet më

1. Pasi i mësoi të gjitha germat e alfabetit, kjo nënë shkroi letrën e parë në jetën e saj, të cilën ia dërgoi shokut Enver Hoxha: «I dashur biri ynë Enver... Jam nënë me 6 fëmijë dhe në moshë të kaluar. Më vinte turp kur vinja në ndonjë zyrë dhe vinja gishtin, se nuk dinja shkrim, prandaj, sapo u hapën shkollat fillore, vete çdo natë dhe tani di të shkruaj e të këndoj. Le të mësojnë të gjitha nënat e tjera të shkruajnë e të këndojnë, se s'paska si shkrimi e si këndimi.

Të puth me mall si nëneja jote».

e lumtur, më e gëzuar, më e bardhë. Me postë do t'ju dërgoj një seri librash që t'i këndoni, për të kuptuar më mirë sa të mëdha kanë qenë sakrificat e djemve dhe të çupave që ju, mëmat e Shqipërisë, i rritët dhe ia falët atdheut, si dhe për të kuptuar, gjithashtu, më mirë detyrat që ka sot populli në ndërtimin e jetës së tij më të mirë. Duke ju çuar të falat e mia, ju uroj një pleqëri të bardhë!

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 29-30*

## Ç'MË THA NJË GRUA SHQIPTARE PËR STALININ

*Nga artikulli i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**6 nëntor 1947**

Në një shtëpi të varfër të një qyteti të Shqipërisë, rastësisht kur shkova, pashë në mur katër fotografi, fotografinë e një burri, të një djali të ri, të një çupe të re dhe, mbi ta, fotografinë e Stalinit. Plaka e shtëpisë, një grua e fortë shqiptare, me mburrje më tha: «Ky është burri im, këta janë djali dhe çupa ime, që të tre partizanë. Këta ranë në fushën e nderit për çlirimin e Shqipërisë. Fotografinë tjetër ti e njeh, ai është Stalini. Kur unë i nisa fëmijët e mi për në luftë, ata më dhanë këtë fotografi dhe më porositën ta ruaja si sytë e ballit dhe, në rast se më kontrollonin, më mirë të pranoja vdekjen se t'ua dorëzoja qenve fashistë. E shikoja këtë fotografi, por nuk e njihja këtë njeri. Mandata e burrit dhe e fëmijëve më erdhën njëra pas tjetrës, dhe çdo herë unë forcoja zemrën time duke shikuar fotografinë, amanetin e shtrenjtë të fëmijëve të mi. Tash unë e di se kush është në këtë fotografi, unë e di se kush është Stalini dhe ç'është për popullin tonë Stalini. Të rrojë sa malet Stalini! Fotografinë e tij nuk do ta ndaj kurrë nga fotografitë e fëmijëve të mi, ashtu sikundër do t'i ruaj në zemrën time derisa të vdes».

Në një letër që më shkruan një katundare nga malet e Kurveleshit më thotë: «Kur më shkuan djemtë në luftë, u thashë: «Merrni pushkët dhe gjerdanët dhe, ja vdekje ja liri. Në kasolle ndryshe të mos kthehi!». Dhe ata s'u kthyen më në

kasolle, ata i korri lufta. Por në kasollet tona erdhi liria, në sajë të gjakut të bijve tanë, në sajë të ndihmës së madhe që na dhanë Bashkimi Sovjetik dhe Stalini»...

*Vepra, vëll. 4, f. 373-374*

## KODI I FAMILJES KA PËR QËLLIM FORCIMIN E FAMILJES

*Nga fjala në mbledhjen e Kuvendit Popullor*[1]

**11 maj 1948**

... Ligjet që do të formojnë kodin e ri të familjes kanë për qëllim forcimin e familjes. Familja është baza e shoqërisë sonë. Konceptet e vjetra prapanike dhe reaksionare për familjen nuk mund të jenë bazat e familjes sonë. Një familje e shëndoshë dhe e fortë duhet të ngrihet në baza krejt të reja[2]. Këto baza janë barazimi i vërtetë i gruas me burrin, barazimi i fëmijëve të lindur jashtë martesës me fëmijët e lindur nga martesa, mbrojtja e nënës dhe e fëmijës, forcimi i pozitës së gruas në shoqëri dhe emancipimi i saj i plotë, kontrolli mbi prindërit dhe kujdestarët, që të kryejnë si duhet detyrën e tyre në lidhje me rritjen dhe arsimimin e fëmijëve të mitur.

Pushteti ynë ka marrë dhe po merr masa që gruaja të hyjë në prodhim dhe kështu të forcohet pozita e saj jo vetëm në shoqëri, po edhe në familje. Pushteti po merr masa për mbrojtjen e

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth disa projektligjeve të paraqitura për miratim.

2. Familja e re shqiptare u ngrit mbi parime të reja dhe me përmbajtje socialiste, të cilat u sanksionuan në ligje të veçanta, të miratuara që në vitet e para të pushtetit popullor. Këto parime gjetën zhvillim të mëtejshëm në Kodin e Familjes të RPSH, që hyri në fuqi më 1 janar 1966, dhe në Kodin e Familjes të RPSSH, që, pas diskutimit në masat e popullit, u miratua më 29 qershor 1982.

fëmijëve të mitur, pa prindër ose të pambrojtur. Ky është qëllimi i ligjeve të reja të familjes. Për forcimin e familjes është e nevojshme që të luftohen zakonet e këqija, që mbajnë larg gruan nga jeta shoqërore e vendit, që dobësojnë pozitën e saj në familje dhe në shoqëri dhe mbajnë fëmijët nën sundimin e kryetarit të familjes. Parimet e Kodit Penal dhe të ligjeve të tjera kanë lindur gjatë luftës heroike të popullit tonë për liri. Kodi Penal dhe ligjet e tjera zhvillojnë dhe plotësojnë parimet që konsakron Kushtetuta e Republikës Popullore...

*Vepra, vëll. 4, f. 482-483*

## LËVIZJA E GRUAS DHE ORGANIZATA E SAJ

*Nga raporti në Kongresin I të PKSH*[1]

**8 nëntor 1948**

... Një vend me rëndësi zë gruaja dhe një rol të madh luan ajo në vendin tonë. Gjatë Luftës Nacionalçlirimtare dhe pas Çlirimit në jetën politike, ekonomike e shoqërore të vendit tonë kemi parë të rritet roli i grave shqiptare, të cilat, deri atëherë të shtypura, u thirrën dhe u udhëhoqën nga Partia jonë, duke zënë vendin që meritonin në Shqipërinë tonë të përparuar. Partia jonë, e udhëhequr nga mësimet e Leninit dhe të Stalinit, e çmoi si duhet forcën e gruas, e ndihmoi gruan të kapërcente gjithë pengesat në rrugën e saj. Gruaja doli nga gjendja e mjeruar dhe e përçmuar dhe zuri vendin e merituar në Shqipërinë e re, nëpërmjet rrugës së luftës për çlirimin e atdheut e të popullit, si dhe për çlirimin e saj. Me një vendosmëri të pashembullt gruaja shqiptare ka ecur në rrugën e Partisë dhe ka arritur rezultate të mëdha. Ajo mori pjesë gjallërisht me armë në dorë në revolucionin popullor. Gratë forcuan radhët e ushtrisë, ato u bënë shoqe lufte të burrave, të vëllezërve dhe të bijve të tyre. Afro 6 000 partizane luftuan nëpër male. Shumë gra ranë në fushën e nderit. Me qindra e mijëra gra luftuan në prapavija të Ushtrisë Nacionalçlirimtare për forcimin e bashkimin në luftë, për të ndihmuar Ushtrinë Popullore, për të ndihmuar luftën e guerilјeve dhe të ilegalëve në qytete.

---

1. Kongresi I i PKSH i zhvilloi punimet nga 8-22 nëntor 1948.

Me një dashuri të thellë u lidh gruaja me Partinë në ditët më të vështira të luftës dhe sot gratë e Shqipërisë po e rritin dhe po e forcojnë gjithnjë e më tepër këtë dashuri dhe lidhje me Partinë, që i çliroi dhe i udhëheq drejt një jete të re.

Nën udhëheqjen e Partisë roli i grave të vendit tonë pas Çlirimit po ngrihet gjithmonë më tepër dhe në të gjitha drejtimet. Ato ruajnë me vigjilencën më të madhe, me atë vigjilencë të shquar të nënës, fitoret e pushtetit popullor. Mbi 1 100 gra janë zgjedhur në këshillat popullorë të lokaliteteve dhe të rretheve. Ndërsa më parë gratë në industri nuk përfaqësonin as disa dhjetëra, sot ka mbi 600 punëtore. Para Çlirimit kishte vetëm 668 gra në marrëdhënie pune, kurse sot në aparatin shtetëror e kooperativist ka 7 570, në kooperativat bujqësore ka 990 gra anëtare dhe në ato të artizanatit 709 gra. Gratë fshatare, që marrin pjesë gjerësisht në punët bujqësore, përbëjnë një forcë të madhe dhe të gjallë për ndërtimin e Shqipërisë së re. Fakti që gjatë vitit 1947 — 1948, 113 708 gra kanë punuar kolektivisht, shënon një hap të rëndësishëm në zhvillimin e ndërgjegjes së kolektivizmit. Gratë, të mobilizuara nga organizata e tyre (Bashkimi i Grave të Shqipërisë), janë anëtare aktive në aksionet e punës vullnetare të Frontit. Që pas Çlirimit e deri sot më shumë se gjysmë milioni gra kanë bërë mbi 6 000 000 orë punë vullnetare[1].

---

1. Duke vlerësuar forcën e madhe të gruas në zhvillimin e ekonomisë së vendit, në mbledhjen e Kuvendit Popullor, më 27 janar 1948, shoku Enver Hoxha iu drejtua grave me këto fjalë: «U bëjmë thirrje grave heroike të Shqipërisë të mobilizohen të gjitha për realizimin e planit. Gratë të luftojnë me të gjitha forcat e tyre fanatizmin që ekziston akoma në vendin tonë, të luftojnë injorancën, të forcojnë besimin në forcat e tyre të mëdha dhe këto forca vitale është e domosdoshme të vihen në shërbimin e atdheut. Gratë e Shqipërisë, që rritin brezin tonë të ardhshëm, janë të interesuara në radhë të parë për të siguruar një jetë të lumtur për fëmijët e tyre, prandaj ato janë në gjendje dhe do të luftojnë kurdoherë më mirë për realizimin e planit të shtetit, që përfaqëson jetën e popullit tonë». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 4, f. 451.)

Bashkimi i Grave të Shqipërisë, që grumbullon rreth 246 000 gra[1], luan një rol të rëndësishëm në aktivizimin e grave dhe në ngritjen e tyre politike e kulturore. Gruaja shqiptare dhe organizata e saj, nën udhëheqjen e Partisë, bëjnë një luftë të vazhdueshme për zhdukjen e plagëve shoqërore në vendin tonë, që kanë mbetur si trashëgim i sundimit feudal dhe i regjimeve antipopullore.

Pas Çlirimit mbi 51 000 gra kanë mësuar të shkruajnë dhe të këndojnë. Në tre vjetët e fundit janë organizuar mbi 7 400 konferenca kulturore, që janë dëgjuar nga 159 000 gra; janë organizuar 14 564 konferenca për higjienën, nënën e fëmijën që janë dëgjuar nga 317 335 gra. Konferenca të tjera, kurse, grupe leximi etj. organizohen nga Bashkimi i Grave të Shqipërisë, që ndihmojnë shumë në shkëputjen e gruas nga e kaluara.

Po Partia duhet të ketë parasysh se, që të bëhet gruaja një rezervë e fuqishme për ndërtimin e socializmit, duhet të bëhet një punë e gjerë dhe e vazhdueshme për shkëputjen e saj sa më parë nga prapambetja; për këtë gjë të luftohen në radhë të parë analfabetizmi dhe shfaqjet e ndryshme të fanatizmit. Kujdesin e madh për fëmijët, që është një nga problemet më të rëndësishme të vendit, organizata e gruas e ka një nga detyrat më kryesore në programin e vet. Partia dhe shteti duhet të japin gjithë ndihmën në këtë drejtim, sepse ky është një problem jetik për vendin tonë. Të shpëtohen me çdo kusht kalamanët e vendit tonë nga sëmundjet, të forcohet shëndeti i tyre, të edukohen mëmat në këtë drejtim.

Por që të shtohet fuqia e Republikës sonë Popullore dhe të shpejtohet ndërtimi i socializmit në vendin tonë, është e domosdoshme pjesëmarrja sa më e gjerë e grave në jetën politike, në lëmin e ndërtimit, të prodhimit dhe të kulturës. Partia duhet të bëjë përpjekje të mëdha në këtë drejtim; të ngrihet gruaja

1. Deri në Kongresin e 9-të të BGSH në radhët e kësaj organizate militonin rreth 600 000 gra.

shqiptare dhe të ecë përpara, pse kështu do të ecë përpara vendi ynë. Partia dhe shteti t'i thyejnë gjithë pengesat që pengojnë përparimin e gruas shqiptare...

*Vepra, vëll. 5, f. 566-568*

## GRUAJA SHQIPTARE TË BËHET MILITANTE E SHQUAR DHE TË LUFTOJË KUDO

*Nga përshëndetja në Kongresin e 3-të të BGSH*[1]

**1 tetor 1950**

Shoqe delegate,

Në emër të Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë, të Qeverisë së Republikës Popullore dhe timin personal, ju sjell përshëndetjet më të përzemërta dhe urime për suksese të mëdha në punën tuaj.

Kongresi që mbani sot ka një rëndësi të madhe për vendin, për arsye të situatës në të cilën e zhvilloni këtë Kongres dhe për detyrat që do t'u caktoni masave të gjera të grave.

Vullneti i gruas shqiptare, aspiratat e saj për ndërtimin e një jete kurdoherë më të mirë, do të gjejnë shprehjen e plotë në këtë Kongres dhe realizimi i tyre është plotësisht i mundshëm në sajë të Partisë heroike të Punës të Shqipërisë që udhëheq popullin tonë në rrugën e ndritur të socializmit, dhe në sajë të pushtetit tonë popullor.

Mëmat heroike të vendit tonë lindën dhe rritën trimat dhe trimëreshat që sakrifikuan, vuajtën dhe u vranë për t'i dhënë vendit lirinë dhe pushtetin që gëzon populli sot. Të gjitha gratë e Shqipërisë, të çliruara përgjithmonë nga skllavëria dhe errë-

1. Kongresi i 3-të i BGSH i zhvilloi punimet nga 1-3 tetor 1950. Ky Kongres miratoi edhe Statutin e Organizatës së Bashkimit të Grave të Shqipërisë.

sira mesjetare, tok me burrat, i vunë gjoksin punës, për të ndërtuar jetën e re, të lirë e të begatshme. Ato ju kanë dërguar në këtë Kongres të shprehni me forcë atë çka zien në zemrën e çdo njeriu të thjeshtë të popullit: vullnetin për të mobilizuar të gjitha forcat në shërbim të ndërtimit të socializmit, për të mbrojtur atdheun e popullin nga çdo rrezik që mund t'i kërcënojë, për të çelikosur dashurinë e pakufishme që ushqen populli shqiptar për Bashkimin Sovjetik dhe për Josif Stalinin, udhëheqësin e lavdishëm të të gjithë njerëzimit përparimtar, si dhe për të shprehur urrejtjen kundër luftërave grabitqare, për të mbrojtur paqen në botë, që kërcënohet seriozisht nga imperialistët barbarë amerikano-anglezë dhe shërbëtorët e tyre.

Rreth këtyre çështjeve jetike për popullin tonë duhet të lidhet çdo gjë, që nga veprimet individuale deri në aksionet masive. Po t'i kemi parasysh këto në çdo moment të jetës sonë dhe po të luftojmë me të gjitha forcat, pa u frikësuar, pa u epur as edhe një herë, kauza e shenjtë e popullit nuk do të errësohet, por do të ndritë me të gjithë shkëlqimin e saj. . .

Gra të Shqipërisë, shumëfishoni aktivitetin tuaj dhe, si një pjesë e madhe, e fuqishme, heroike e popullit tonë, luftoni me të gjitha forcat tuaja, tok me popullin shqiptar, tok me popujt e botës, nën udhëheqjen e Stalinit të madh, luftoni për mbrojtjen e paqes. Goditni pa mëshirë armiqtë e brendshëm, agjentët dhe spiunët titistë dhe të gjithë këlyshët e tjerë të imperializmit që kemi rreth e rrotull. Trockistët jugosllavë, monarko-fashistët grekë dhe shokët e tyre po bëjnë çmos të dëmtojnë Shqipërinë. Të forcojmë vigjilencën kundër tyre, pse kështu ata, me siguri, do të dështojnë në veprat e tyre barbare dhe populli ynë kurdoherë do të fitojë.

Populli ynë do të fitojë kurdoherë mbi armiqtë e tij të jashtëm dhe të brendshëm, pse tani ai e ka gjetur rrugën e vërtetë të tij, rrugën e socializmit, të lirisë, të vetëqeverisjes. Populli ynë po ndërton bazat e socializmit me sukses, pse ai është mobilizuar i tëri si një bllok graniti rreth Partisë së tij të dashur që e nxori në dritë dhe që e udhëheq me vendosmëri dhe e mbron

nga çdo rrezik. Populli ynë ka çelikosur bashkimin e tij, dhe shpresat e armiqve të jashtëm dhe të brendshëm që të çajnë sadopak këtë unitet, janë të kota dhe pëlcasin si flluska sapuni. Uniteti është një fitore e madhe, që duhet ta ruajmë dhe ta forcojmë çdo ditë e më shumë. Vendi ynë po zbukurohet, ekonomia jonë socialiste dita-ditës po forcohet dhe përparon me hapa të sigurt. Suksese po korr populli ynë në të gjitha lëmet. Gratë e Shqipërisë duhet të hidhen me të gjitha forcat e tyre në punë dhe në luftë për ndërtimin e socializmit në Shqipëri. Nuk mundet vendi të përparojë, ekonomia të lulëzojë, jeta të zbukurohet në rast se gruaja qëndron pas dhe s'gjendet në ballë të luftës për ndërtimin e bazave të socializmit. Gruaja është faktor i dorës së parë në zhvillimin dhe përparimin e vendit. Kush e pengon gruan të marrë vendin që meriton në shoqërinë tonë të re, ai është një prapanik i neveritur, ai është një njeri që nuk ia do të mirën as popullit, as familjes së tij, por ai dënon edhe veten. Partia dhe Lufta Nacionalçlirimtare i këputën përgjithmonë zinxhirët e robërisë, që e bënin gruan skllave. Sot ajo është e lirë, asaj i janë hapur të gjitha portat dhe është bërë një luftëtare e vendosur, e guximshme dhe e paepur.

Prandaj gratë e Shqipërisë të shumëfishojnë përpjekjet e tyre në të gjithë sektorët ku punojnë, në fabrika, në fshatra, në shkolla, në punët e tyre shtëpiake, të luftojnë për t'u kulturuar, të luftojnë kundër injorancës, errësirës, pikëpamjeve prapanike. Ato të jenë të forta, të guximshme, pse ato kanë Partinë dhe pushtetin e tyre, që me të gjitha forcat i ndihmojnë të shkojnë përpara. Gruaja shqiptare të bëhet një militante e shquar, të forcojë organizatën e saj dhe të luftojë politikisht kudo, si trimëreshë, për të mbrojtur interesat e popullit.

Mëma dhe motra të dashura, jemi një popull që kemi vuajtur shumë në të kaluarën, po kurrë nuk u mposhtëm, luftuam dhe më në fund fituam. Në të kaluarën jeta e popullit tonë ishte një varr. Sot vendi është shndërruar në një kopsht, ku njerëzit punojnë të lirë dhe të gëzuar. Kalamanët mësojnë në shkolla me zemër të gëzuar. Ata rriten në frymën e një patriotizmi të lartë,

të kulluar, për t'i shërbyer popullit me besnikëri. Në fabrika u zhduk skllavëria dhe shfrytëzimi, punëtorët janë të gëzuar, zotër të fabrikës, zotër të shtetit të tyre që ata drejtojnë. Në ara punon fshatari i lumtur në tokën e tij. Ai e mposhti skllavërinë e beut dhe të agait. S'mund të ketë zemër shqiptari të ndershëm dhe të thjeshtë që të mos rrahë me dashuri për Partinë e tij të Punës dhe për Stalinin. Populli shqiptar kurrë nuk do të mposhtet, po kurdoherë do të fitojë, do të përparojë, pse ai e do me gjithë zemër Partinë e tij heroike të Punës. Kjo është fitore e madhe për popullin tonë dhe këtë fitore duhet ta çelikosim dhe ta mbrojmë me vendosmëri nga armiqtë, që kërkojnë dhe luftojnë me të gjitha mjetet ta errësojnë.

Nëna dhe motra, i edukoni fëmijët, vëllezërit dhe gjithë të afërmit tuaj ta duan dhe ta mbrojnë Bashkimin Sovjetik dhe Partinë e Lenin-Stalinit, ashtu siç e duan dhe e mbrojnë me gjithë zemër atdheun, popullin dhe Partinë e tyre.

Përpara, pra, gra heroike të Shqipërisë!

Rroftë Kongresi i 3-të i Bashkimit të Grave të Shqipërisë!

Rroftë populli shqiptar dhe Partia e Punës e Shqipërisë!

Rroftë dhe u forcoftë paqja në botë!

*Vepra, vëll. 7, f. 438-443*

# JA DASHURIA DHE BESNIKËRIA NDAJ PARTISË DHE POPULLIT, TË SHPREHURA NË PUNË!

*Nga fjala në Konferencën e Parë Nacionale të Sulmuesve dhe të Novatorëve*

**2 mars 1951**

... Unë i ndoqa me vëmendje punimet e kësaj konference, dëgjova një sërë shokësh sulmues e novatorë që dolën dhe folën këtu, për përpjekjet, për luftën që kanë zhvilluar me vështirësitë dhe për sukseset e tyre të shkëlqyera. Kjo është një gjë e mrekullueshme. Kjo tregon sa thesarë të çmueshëm, sa njerëz me talent, sa organizatorë të shquar gjenden në gjirin e klasës punëtore dhe të fshatarësisë sonë. Këta njerëz të thjeshtë e punëtorë janë me mijëra dhe me qindra mijë, të cilët i zbulon, i rrit e i ngre Partia, pse këtu dhe vetëm këtu qëndron forca e saj. Kjo tregon forcën e madhe të klasës punëtore që rritet, që forcohet e përparon çdo ditë...

Punëtorja sulmuese e Tisazhit të Shkodrës Nexhmije Kazazi me diskutimin e saj ishte një shembull për të gjithë. Ajo tha:

«Partia më rriti, më nxori në dritë, shporri prej meje fanatizmin dhe tash unë jam nji punëtore e dallueme».

Me sa dashuri foli ajo për punën, për fabrikën, për popullin! Për këtë bijë të popullit sekondat e orës janë flori, ajo nuk i lë të humbasin, pse mendon dëmin që mund të ketë populli nga neglizhenca e saj. Më lejoni, shokë, t'ju rilexoj një pjesë të vogël të diskutimit të saj, së cilës i lutem të më falë, në qoftë se bëj ndonjë gabim në riprodhim:

«Para se me fillue punën kontrolloj për gjysë ore makinat dhe pyes punëtoren e turnit a ka pasë ndonji difekt mbrenda kohës që ka punue ajo. I ndigjoj krismat a janë në rregull, i vojatis makinat dhe filloj punën. Kam kujdes për makinën, vazhdimisht kontrolloj fijet mbrapa se mos më ngatërrohen, sepse po u këput nji fije, mund të shkaktojë këputjen e shumë fijeve të tjera e kështu për gjysë ore që t'i ndreq, le 3 metra beze pa ba... Rri e ruej meqikun kur të mbarohet, për mos me pasë nevojë me lirue gradën, se me lirue gradën, duhet me harxhue të paktën 5 sekonda... dhe sekondat kurrsesi s'duhet me i humbë...».

Ja qëndrimi bolshevik ndaj punës, ja dashuria dhe besnikëria ndaj Partisë, ndaj atdheut dhe popullit të shprehura në punë...

*Vepra, vëll. 8, f. 169, 171-172*

# TË NDIHMOHET MË SHUMË ORGANIZATA E GRUAS

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**1 qershor 1951**

Organizata e gruas në punën e saj ka suksese, por ka edhe të meta, të cilat duhen luftuar. Partia dhe vetë organizata e gruas duhet të kenë parasysh që punën kryesore ta përqendrojnë në fshat, pse atje është forca më e madhe e grave dhe atje ka më shumë fanatizëm e zakone të tjera të këqija, që, siç dihet, e pengojnë mjaft gruan të zhvillohet, të përparojë e të marrë pjesë në prodhim. Gruaja në fshat është gjysma e popullatës që banon atje dhe, po të marrë pjesë si duhet në bujqësi, jo vetëm që ajo vetë do të përparojë, por njëkohësisht do të shtohet dhe prodhimi.

Më ndryshe është në qytete. Këtu gruaja ka më shumë mundësi të futet në punë dhe është në kontakt me njerëz më të zhvilluar e më të kulturuar.

Organizata e gruas ka detyra të mëdha politike, që duhet t'i kryejë, sidomos në luftën kundër zakoneve prapanike. Por, sipas mendimit tim, problemi i emancipimit të gruas nuk mund të zgjidhet po qe se ky nuk bëhet problem kyç i gjithë Partisë dhe i pushtetit, po nuk e kuptoi vetë Partia se ajo, në radhë të parë, duhet të interesohet edhe për gruan, që atë ta përkrahë, ta futë në prodhim, të ngrihet e të zhvillohet. Organizata e

1. Në këtë mbledhje, midis çështjeve të tjera, u diskutua edhe për punën me organizatën e gruas dhe për detyrat e saj, sidomos në fshat.

gruas vetëm nuk mund t'i bëjë këto gjëra pa ndihmën e Partisë. Kjo ndihmë nuk duhet të kuptohet që të dërgohen një ose dy anëtare partie për të mbajtur konferenca me gratë, detyra e Partisë është që vendimet e saj e ligjet e shtetit për gruan të zbatohen dhe të mos lejohet në asnjë mënyrë shkelja e tyre si nga ana e organeve të pushtetit, ashtu dhe nga organizatat e bashkimeve profesionale. Këtu janë vënë ligje, atëherë përse nuk zbatohen këto? Janë marrë vendime që të krijohen kopshte, atëherë përse nuk zbatohen?

Organizata e gruas duhet të bëjë propagandë në masat e grave për t'i nxitur ato të venë në punë, t'u flasë kundër fanatizmit, prapambetjes, kundër lindjeve në kushte primitive mirëpo të gjitha këto, po nuk qe mbështetja e Partisë dhe e pushtetit, nuk mund të realizohen. Dhe ky problem nuk është marrë seriozisht, përderisa ka njerëz në Parti që e nënvleftësojnë organizatën e gruas. Të kemi parasysh që gruaja duhet të ndihmohet, jo për filantropi, po pse kështu është vija e Partisë, pse pa gruan nuk mund të ecet, pse ajo është një forcë e madhe. Prandaj unë them t'u vëmë detyra më konkrete Partisë dhe organeve të pushtetit për realizimin e politikës së Partisë në lidhje me trajtimin e gruas. Po në radhë të parë ne duhet të punojmë që shokët drejtues dhe vartësit e tyre ta kuptojnë mirë se çështja e gruas është me rëndësi të madhe politike dhe ekonomike.

Për sa u përket kurseve të edukimit të grave, ato janë punë që duhet t'i bëjnë Ministria e Arsimit dhe ajo e Shëndetësisë e jo të mbeten vetëm në dorë të organizatës së gruas. Kjo mund dhe duhet të ndihmojë për pjesëmarrjen e grave në këto kurse.

Këshillat e grave në fabrika e ndërmarrje duhet të mos mbeten formalë, po të aktivizohen, dhe për ta të interesohen më shumë jo vetëm Partia, por edhe bashkimet profesionale. Ka raste që interesimi nga njerëzit tanë bëhet në forma sentimentale. Ka moskujdesi të mëdha në lidhje me çështjen e pjesëmarrjes së gruas në prodhim. Ka sektorë, si ai i tregtisë, ku duhet të jenë akoma më shumë gra, pse ato janë më të

ndërgjegjshme dhe më të pastra, prandaj në këtë sektor, ku ka mundësi, të hiqen burrat dhe në vend të tyre të vendosen gra. Të gjitha këto duhet t'i ketë shumë parasysh Partia, me qëllim që organizata e gruas të ndihmohet më tepër.

Për sa i përket bujqësisë në fshat, gruaja ka disa detyra të rëndësishme. Prandaj në kurset agroteknike duhet të marrin pjesë sa më shumë gra, pse pjesëmarrja e tyre nuk është në shkallë kaq të gjerë. Përveç kësaj, organizata e gruas në fshat duhet të luajë një rol të madh edhe për çështjen e pastërtisë, për të luftuar kundër fanatizmit, për t'u mësuar grave se ku të venë të lindin, si t'i rritin pastër e me shëndet fëmijët etj. Shteti nga ana e tij, sipas mundësisë, duhet t'u japë ndihmë grave me shumë fëmijë.

Natyrisht, fanatizmi do të zhduket me propagandë, po futja e grave në prodhim do ta luftojë në mënyrë më efikase atë, pse këto gjëra janë të zorshme të luftohen me dekrete. Jam dakord që familjet e komunistëve të bëhen shembull dhe të mos ndodhë si deri tani që gratë e disave prej tyre mbajnë perçe. Në qytet, por sidomos në fshat, duhet të bëhet një punë më e madhe dhe komunistët të vihen përpara përgjegjësisë, që të mos lejojnë më gjëra të tilla në radhë të parë në familjet e tyre.

Sa për revistën[1] edhe unë them të dalë jo dy, po një herë në muaj, por përveç asaj, të nxirren edhe broshura të tjera për gratë. Organizata e gruas në fshat duhet të bashkëpunojë sa më ngushtë me atë të rinisë, sidomos për problemet që u interesojnë të dyja palëve.

Kam edhe një çështje lidhur me veshjen e grave. Kur gruaja punon në sektorë që kanë të bëjnë me vajra e me makineri, në fabrika, në dyqane etj., ajo duhet të ketë veshjen e punës, e cila mund të mos jetë edhe aq e hijshme, por kur të dalë nga puna, ajo duhet të mësohet të vishet mirë dhe pastër.

*Vepra, vëll. 8, f. 239-242*

1. Është fjala për revistën «Shqiptarja e re».

## ORGANIZATAT E MASAVE LUAJNË NJË ROL TË MADH

*Nga raporti në Kongresin e 2-të të PPSH*[1]

**31 mars 1952**

... A mund të drejtojë dhe t'i kryejë punët Partia pa u kujdesur veçanërisht për organizatën e gruas? Në asnjë mënyrë jo. Të lidhesh me masat do të thotë të lidhesh me masat e organizuara dhe në rast se këto organizata me rëndësi nënvleftësohen nga Partia, atëherë s'je i lidhur me masat. Masën duhet ta sqarosh për çdo gjë, të marrësh aprovimin e saj, ta lësh të të kritikojë gabimet, t'i presësh me kënaqësi këshillat e saj dhe të përfitosh nga ajo. Po ku ta gjesh zërin e masës, në rast se braktisen këto organizata? Natyrisht, kjo nuk është rruga e drejtë, por e gabuar, dhe duhet braktisur shpejt kjo rrugë...

Kam parasysh disa raporte ku thuhet se «Partia s'i përdor si duhet levat e saj, si organizatën e gruas ose atë të rinisë» etj. Por a është e drejtë kjo thënie? Le ta shohim ca këtë çështje. Këto organizata masash luajnë një rol të madh në lidhje me forcimin dhe demokratizimin e pushtetit, në lidhje me ndërtimin e bazave të socializmit, në lidhje me edukimin e brezit të ri dhe të masave punonjëse me frymën e re. Këto organizata, nën drejtimin e Partisë, kanë bërë heroizma dhe mrekulli. Të mëdha dhe heroike janë veprat e klasës punëtore, të rinisë, të

1. Kongresi i 2-të i PPSH i zhvilloi punimet nga 31 marsi deri më 6 prill 1952.

gruas, të grumbulluara në organizatat e veta. I madh është roli i Frontit Demokratik, që nën udhëheqjen e Partisë edukon masat me frymën e lartë patriotike. Por ka komunistë që s'kanë besim aq sa duhet në këto organizata dhe e nënvleftësojnë rolin e tyre. Ata mendojnë në mënyrë sektare se çdo gjë do ta bëjnë vetëm komunistët dhe se puna burokratike e zyrës është çdo gjë. Këta burokratë të mbushin me raporte false dhe ta fshehin ku qëndron e keqja, dhe e keqja qëndron tek ata dhe jo te Partia, se Partia e ka kuptuar me kohë rolin e madh të këtyre organizatave dhe kujdesi i saj ndaj tyre është i jashtëzakonshëm.

Ç'faj ka Partia kur ajo punon ditë e natë dhe mobilizon me qindra gra në Tiranë, gra të popullit, patriote, që me thirrjen e Partisë ecin pesë orë në këmbë për të hapur gropa dhe për të pyllëzuar vendin, dhe, kur venë në vend s'gjejnë as kazma, as lopata? «Ku janë kazmat dhe lopatat?», pyetet shoqja përgjegjëse për këtë punë. Asaj s'i bëhet vonë dhe me lehtësi përgjigjet: i telefonova këtij, i telefonova atij e të tjera përralla. E keqja u bë. Gratë patriote të Tiranës u kthyen të lodhura, pa bërë asnjë punë, kurse shoqja përgjegjëse e gruas s'i ngjeshi këpucët me baltë.

Një grua tiranase, e paorganizuar në Parti, mëmë dëshmori dhe aktiviste e shquar, më qahej një ditë për disa shokë dhe shoqe partie që nuk interesohen aspak për organizatat e masave. «Bëhen disa padrejtësi, shoku Enver, — më thoshte kjo grua, — shkelen disa të drejta të njerëzve si pa të keq. Jam deputete e mëhallës, jam prokurore dhe gjej nganjëherë vështirësi në kryerjen e detyrës. Ndërhyj ku duhet që të merren masa dhe të ndreqet puna. Vete në shoqet dhe në shokët më lart dhe më përgjigjen: «Po, po, si urdhëron, do ta shohim, do ta shqyrtojmë» dhe, me të kthyer krahët, i futin letrat në dosje dhe i zë gjumi. Jo, shoku Enver, — më thoshte kjo grua, — më janë vrarë djemtë e mi për këtë popull, për këtë pushtet, janë vrarë me mijëra djem të nënave për Partinë, ne nuk duhet t'i lejojmë në asnjë mënyrë këta njerëz të pandërgjegjshëm të vazhdojnë kështu». Po vazhdoj me fjalët e nënës patriote:

«Mbledh gratë dhe burrat për konferencë për t'u sqaruar shumë probleme, çdo gjë e bëj gati. Kërkoj andej-këtej ndonjë shok o shoqe, shumë më të ngritur se unë, dhe i lut të vijnë të flasin të paktën dhjetë minuta. «Kemi punë në zyrë», më përgjigjen dhe unë detyrohem të shpërndaj popullin». Të tillë komunistë duhen kritikuar ashpër dhe duhen marrë masa kundër të pandërgjegjshmëve. Të tillë komunistë, që s'marrin mundimin të kryejnë këto detyra të rëndësishme të Partisë, janë gati të ngrihen në organizatën-bazë dhe të flasin me orë se, për shembull, «shitëset e dyqaneve nuk sillen mirë me popullin, nuk shërbejnë pastër, s'kanë disiplinë etj.». Po pastaj, t'i pyesësh, ç'duhet të bëjmë? Përgjigjen e kanë në majë të gjuhës: «Të merren masa», dhe jo të thonë se duhen edukuar më parë se të shkojnë në masat. Dhe komunistit i bie detyra, në radhë të parë, të bëhet edukator i masave, të japë shembullin dhe të vejë të mësojë njerëzit. Por a mund të forcohet pushteti ynë dhe të demokratizohet, në rast se njerëzit e Partisë nuk i aktivizojnë organizatat e masave dhe atje t'i edukojnë masat e t'i ngrenë detyrat në shkallën politike? Jo. Nuk mundet...

*Vepra, vëll. 9, f. 260, 280-282*

## PRINDËRIT T'I DËGJOJNË ME VËMENDJE DËSHIRAT E DREJTA TË VAJZAVE

*Nga fjala në Kongresin e 2-të të BRPSH*

**29 qershor 1952**

... Kam edhe një çështje të fundit: Kam parasysh një letër që i ka ardhur Partisë nga disa të reja korçare, të cilat i luten Partisë t'i ndihmojë të vijnë të punojnë në kombinatin e teksti-leve «Stalin». Kjo është dëshira e zjarrtë e këtyre vashave të reja, por, për fat të keq, ato pengohen nga paragjykimet e dëmshme dhe nga mbeturinat e fanatizmit të prindërve të tyre. Ato kërkojnë nga Partia që të ndërhyjë. Unë i falënderoj këto të reja për besimin e madh që kanë te Partia jonë dhe sigurisht që Partia do t'i ndihmojë, sigurisht që prindërit e tyre do ta dëgjojnë fjalën e Partisë.

Nga kjo tribunë e Kongresit të rinisë unë u lutem si shok, si vëlla këtyre prindërve t'i dëgjojnë me vëmendje dëshirat dhe aspiratat e drejta dhe të lavdërueshme të vajzave të tyre. Unë mendoj se dëshirat e këtyre të rejave korçare janë të drej-ta, janë legjitime dhe të natyrshme. Është një gjë shumë e dëm-shme dhe e shëmtuar t'i pengosh ato në rrugën e tyre të jetës, të punës, të nderit. Shpejt ose vonë këta prindër, sigurisht, do ta kuptojnë se kanë bërë një padrejtësi, kanë bërë një gabim të madh ndaj fëmijëve të tyre, të cilët duan të ndërtojnë jetën e tyre, të gëzojnë jetën e tyre të re. Unë jam i bindur se këtë gjë këta prindër do ta kuptojnë. Dikush mund të thotë: «Më mirë vonë se kurrë». Unë s'jam i atij mendimi, por jam i mendimit «Më mirë shpejt se vonë», pse këtu është çështja për lumturinë

e fëmijëve. Këta prindër e duan lumturinë e fëmijëve të tyre, por mendojnë se vetëm duke i ndrydhur brenda mund t'ua sigurojnë këtë lumturi. Natyrisht, ata gabohen rëndë, por fajin e drejta është të mos ua hedhim të gjithë atyre. Të mendojmë errësirën, fanatizmin e regjimeve të kaluara, që mbytte popullin dhe i zinte frymën. Akoma dhe akoma duhet të luftojmë kundër këtyre tmerreve të së kaluarës që rëndojnë në shpirtin dhe në supet e njerëzve. Detyra jonë është të çajmë errësirën dhe mjegullën. Detyra e Partisë, e organizatës së rinisë, e organizatës së gruas është me i sqarue këta njerëz të thjeshtë të popullit, që kështu ta shohin qartë ku është e mira dhe e keqja dhe të zgjedhin rrugën e mirë. Unë u them këtyre prindërve se është fare e kotë me u përpjekë me e mbajtë rininë të ndrydhur nën prangat e paragjykimeve dhe të fanatizmit; i riu s'mund t'i durojë këto, ai do të rrojë i lirë, ai është me të renë që ngrihet dhe ndërtohet. Çdo gjë të riun dhe të renë, e thërret në punë, në shkollë e kudo. Me dhjetëra mijë gra e vajza, kudo, në fabrika, në kombinate, në shkolla, punojnë të lumtura për jetën e tyre, të familjeve e të kalamanëve. I riu dhe e reja është si ajo kokrra e vogël e grurit, që në vjeshtë hidhet në tokë, mbulohet nga toka e rëndë, por toka atë s'e mposht. Kjo kokërr gruri për muaj të tërë të vjeshtës dhe të dimrit lufton me errësirën e tokës, me elementet e natyrës dhe ja, kur vjen pranvera, ajo e çan tokën, i thyen prangat dhe vështirësitë dhe hidhet përpjetë, rritet, zbukuron natyrën, formon kallirin dhe grurin e florinjtë që kënaq e mban gjallë njerëzit. Kështu është edhe me të rinjtë e me të rejat. Në atdheun tonë ndërtohet socializmi, lulëzon pranvera. A është e drejtë dhe a ka mundësi që t'ua vonosh sadopak pranverën të rinjve? Jo, kjo s'duhet dhe është e pamundur, aq sa është e pamundur që një fshatar që quhet fshatar, të mos dojë ose të mund të pengojë farën e grurit të mbijë, të rritet dhe të piqet.

Mbeturinat e bejlerëve dhe të agallarëve në vendin tonë përpiqen të mbajnë gjallë fanatizmin dhe t'u pëshpëritin disa njerëzve të thjeshtë se gjoja s'e ka dhënë zoti që gruaja o e reja

të vejë në punë, s'e ka dhënë zoti që gruaja të dalë e lirë dhe pa perçe, pse i prishet nderi, kurse këta banditë dhe vajzat e tyre s'lënë derë pa trokitur për të fituar një copë bukë. Feja, perçja u shërbejnë këtyre për të mbajtur të tjerët në errësirë, në injorancë, për të livadhisur lirisht në kurrizin e të tjerëve. Këta mendojnë të nxjerrin kështu disa fitime: të pengojnë ndërtimin e bazave të socializmit, të pengojnë përparimin, të mund të futen vetë në fabrika dhe në aparatet shtetërore, për të mbajtur frymën gjallë dhe për të sabotuar nga brenda, për të vjedhur, për të grabitur pasurinë dhe djersën e popullit. Ka pasur raste që disa të reja, të cilat kanë mbaruar kurset për financë, të qëndrojnë me muaj pa punë dhe të frikësohen të punojnë në degën e financës. Pse ngjet kjo? Pse shumë elementë të klasave borgjeze, që punojnë në aparatet e financës dhe të tregtisë, zhvillojnë një propagandë të stërholluar dhe djallëzore jo vetëm duke i përçmuar këta kuadro të rinj, por edhe i frikësojnë duke u thënë: «Ju nuk dini dhe do të humbisni në llogari, pastaj ju pret burgu, pse shteti nuk bën shaka me ata që dëmtojnë pasurinë e shtetit». Në këtë mënyrë ata përpiqen të skartojnë nga drejtimi dhe kontrolli njerëzit e popullit, të bëhen të pazëvendësueshëm, të krijojnë një terren më të lehtë për vjedhje dhe abuzime në kurriz të popullit. Çupat e bejlerëve dhe të agallarëve janë gati të nxjerrin një sy për t'u futur si endëse në kombinatin e tekstileve «Stalin», por nga ana tjetër s'përtojnë t'u pëshpëritin në vesh disa njerëzve të thjeshtë që të mos i dërgojnë vajzat e tyre në punë, pse atje do të prishen, do të shkatërrohet familja e të tjera përralla. I pyes ata prindër për të cilët bëhet fjalë: a do t'i lejojnë këta matrapazë të fesë dhe të interesave të popullit të dëmtojnë interesat e popullit dhe të familjes së tyre veçanërisht? Sigurisht që jo. Ka ardhur koha, pra, të sqarohen edhe ata pak njerëz që mendojnë gabim në lidhje me lirinë dhe të ardhmen e vashave dhe të grave të tyre dhe t'i zhdukin këto pengesa pa kuptim dhe të dëmshme...

*Vepra, vëll. 9, f. 374-377*

## PËR PËRMIRËSIMIN E MËTEJSHËM TË PUNËS ME GRUAN

*Vendim i Byrosë Politike të KQ të PPSH*

**16 janar 1953**

Byroja Politike e Komitetit Qendror të PPSH, në mbledhjen e saj më 16 janar 1953, pasi shqyrtoi zbatimin e vendimit të 10 gushtit 1950 për punën me gruan, konstatoi:

Vendimi i Byrosë Politike për punën me gruan ka udhëhequr organet e Partisë, të shtetit dhe të BGSH për një punë më të mirë me gratë dhe ka bërë që të arrihen rezultate të dukshme në tërheqjen më të gjerë të grave në jetën politike, shoqërore dhe ekonomike të vendit.

Është rritur në masat e grave patriotizmi për të mbrojtur fitoret e arritura në Republikën tonë Popullore, dashuria për Partinë dhe pushtetin popullor.

Për ngritjen kulturore të masave të grave është zhvilluar një punë e gjerë nga BGSH dhe nga organet shtetërore. Mbi 109 000 gra kanë kaluar në kurset kundër analfabetizmit dhe sivjet i vazhdojnë këto kurse rreth 33 700 gra, në shkollat e natës gjatë vitit 1952 kanë marrë pjesë 16 000 nëna, ndërsa në kurset pranë shkollave gjatë vitit shkollor 1951-1952 kaluan rreth 27 000 nëna.

Janë arritur rezultate të mira në pjesëmarrjen e gruas në prodhim. Nga 14 580 gra që punonin në fund të vitit 1950, sot punojnë mbi 25 000. Në fshat është rritur në mënyrë të veçantë pjesëmarrja e grave fshatare në punët bujqësore dhe sot nuk ka asnjë fshat ku gratë të mos punojnë në bujqësi.

Në kooperativat bujqësore nga 57 për qind e grave që punonin më 1951, sot punojnë 87 për qind.

Por Byroja Politike konstaton se nga ana e Partisë dhe e BGSH në punën me gruan ka akoma të meta.

1. Në punën politike të zhvilluar nga BGSH ka mjaft formalizëm dhe nuk përfshihen të gjitha gratë, sidomos në fshat. Puna politike me to zhvillohet kudo njësoj, pa marrë parasysh konditat specifike të rrethit. Ajo nuk ka ngjallur në gratë aq sa duhet urrejtje kundër armikut të klasës dhe veçanërisht në fshat kundër kulakut.

2. Puna kulturore, duke filluar që nga lufta për likuidimin e analfabetizmit, nuk ka qenë e mjaftueshme. Gjithashtu, ajo s'ka ndihmuar gratë për një jetë më të kulturuar në familje, veçanërisht në fshat, dhe puna për edukimin e gruas si qytetare, si nënë dhe si amvisë ka qenë e paktë.

Udhëheqja e BGSH nuk ka ditur të kapet pas problemit kryesor, edukimit të masës së grave, zgjidhja e të cilit do të krijonte mundësitë për zgjidhjen e shumë problemeve të tjera.

3. Puna e paktë edukative që bëhet me gratë dhe niveli i tyre i ulët kulturor ka penguar që këto të hyjnë në punë më të kualifikuar dhe s'ka mundur të ngjallë në to aq sa duhet dëshirën për të mësuar dhe për të ecur përpara.

Tërheqja e grave në prodhim, dhe veçanërisht në kurset e kualifikimit e të specializimit, ka mbetur detyrë vetëm e BGSH, kurse organizatat e Partisë, organizatat e bashkimeve profesionale dhe organet shtetërore nuk kanë punuar sa duhet në këtë drejtim. Si rezultat i kësaj plani i kurseve për vitin 1952 u realizua vetëm 36 për qind dhe zëvendësimi i fuqisë punëtore të burrave me gra ka ecur pa ndonjë planifikim.

Organizatat e bashkimeve profesionale dhe drejtoritë e ndërmarrjeve të ndryshme të prodhimit nuk kanë treguar kujdesin e duhur për konditat lehtësuese të grave punëtore. Këshillat e BGSH në qendrat e prodhimit nuk kanë ditur të sugjerojnë e të ndihmojnë në zgjidhjen sa më të drejtë të problemit të gruas punëtore.

4. Komitetet e Partisë në rrethe e kanë marrë më shumë në shqyrtim problemin e grave, por në mënyrë të përgjithshme, duke mos pasur parasysh çështjet që preokupojnë rrethin e tyre për emancipimin e masës së grave. Ato nuk u kanë mësuar sa duhet organizatave të Partisë si të punojnë e të drejtojnë problemin e gruas.

Byroja Politike e Komitetit Qendror të PPSH, duke pasur parasysh se realizimi i planit pesëvjeçar të shtetit dhe zhvillimi i mëtejshëm i vendit tonë kërkojnë aktivizimin më të gjerë të grave në të gjithë sektorët e jetës së vendit,

*Vendosi:*

**I**

Të përmirësohet puna politike e kulturore në masat e grave, në mënyrë që niveli i tyre t'u përgjigjet më mirë kërkesave të zhvillimit të vendit tonë.

Gjithë puna politike e kulturore të ketë për qëllim të shtojë në masën e grave gatishmërinë për forcimin e atdheut dhe përparimin e tij, të shtojë dashurinë për PPSH, Bashkimin Sovjetik e të madhin Stalin, të shtojë urrejtjen për armiqtë e popullit tonë dhe të paqes në botë, për imperialistët amerikano-anglezë, këlyshët e tyre, titistët e Beogradit, monarko-fashistët e Athinës dhe neofashistët e Romës, dhe armiqtë e brendshëm të popullit tonë. Puna politike t'i shërbejë veçanërisht zhvillimit të luftës kundër kulakut.

1. Drejtoria e Agjitacionit dhe e Propagandës, si dhe ajo e Arsimit dhe e Kulturës në Komitetin Qendror të PPSH, në bashkëpunim me BGSH deri më 30 mars 1953 të bëjnë një studim për gjendjen kulturore të grave në rrethe të ndryshme, të zakoneve prapanike që ekzistojnë akoma të theksuara në disa prej tyre dhe të marrin masa për luftën që duhet bërë në këtë drej-

tim nga ana e organizatave të Partisë dhe e organizatave të masave.

2. Komitetet e Partisë në rrethe të preokupohen më seriozisht për problemin e emancipimit të masës së grave dhe të mos e lënë këtë vetëm si një punë të BGSH. Ato duhet të drejtojnë punën e BGSH më afër dhe të mësojnë organizatat-bazë të luftojnë mbeturinat dhe shfaqjet feudo-borgjeze që ekzistojnë në disa anëtarë partie, e veçanërisht në një pjesë të popullit, për sa i përket konsideratës për gruan.

3. Komiteti i Arteve dhe i Kulturës, në bashkëpunim me BGSH të parashikojnë në programin e edukimit të popullit punën e veçantë që duhet bërë me gratë. Të ngrihen në çdo shtëpi kulture e sallë leximi rrethe të ndryshme me aktivitete të tilla që i tërheqin më shumë gratë dhe i edukojnë ato.

4. Organet ekonomike shtetërore e shoqërore, sidomos ato të artizanatit, të industrisë dhe të tregtisë, në bashkëpunim me BGSH, të shqyrtojnë mundësinë e çeljes së punishteve, ku mund të tërhiqen sa më shumë gra në punë, veçanërisht në ato vende ku ka qenë më i theksuar fanatizmi në gratë dhe ku janë mundësitë për të furnizuar me lëndë të para, punë kjo që në të njëjtën kohë do të vlejë edhe për edukimin e grave.

5. Të planifikohet nga Ministria e Arsimit dhe nga BGSH deri më 30 mars numri i grave që për çdo vit do të mbarojnë kurset kundër analfabetizmit, në mënyrë që në shtator të vitit 1955 asnjë grua e moshës nën 40 vjeç të mos jetë analfabete. BGSH të përgjigjet për realizimin e numrit të caktuar për çdo vit.

## II

BGSH dhe organet shtetërore të punojnë në mënyrë më aktive për zbatimin e vendimeve të Kongresit të 2-të të PPSH për pjesëmarrjen më të gjerë të grave në prodhim. Për këtë:

1. Të planifikohet deri më 30 mars 1953 në tërë aparatin

shtetëror, kooperativist dhe të organizatave të masave zëvendësimi i burrave me gra në punë të mundshme dhe të merren tërë masat për përgatitjen e grave në kurset e kualifikimit. Për çdo vit, duke filluar që nga 30 marsi 1953, drejtoritë e ndërmarrjeve të ndryshme të planifikojnë përqindjen e grave që do të kenë në punë.

2. Të planifikohet nga çdo komitet ekzekutiv në rreth përqindja e vajzave që do të mësojnë në shkolla dhe e bursave që do t'u jepen atyre. Komitetet ekzekutive në rrethe e lokalitete ta kenë si detyrë të tyre plotësimin e numrit të caktuar me vajza. BGSH dhe BRPSH të ndihmojnë në sigurimin e vajzave për këto shkolla.

3. Dikasteret e ndryshme dhe ndërmarrjet ekonomike të shqyrtojnë në krye të çdo viti mundësitë për të krijuar kondita lehtësuese sa më të efektshme për gratë punëtore dhe të marrin masa për zbatimin e tyre. BGSH të sugjerojë më shumë për marrjen e masave konkrete që do të ndihmojnë në lehtësimin e punës dhe në zhvillimin më të shpejtë politik e kulturor të masës së grave.

4. T'i ngarkohet BGSH që, përveç propagandës së përgjithshme bujqësore me gratë e fshatit, të punojë që gjatë vitit 1953 në rrethet Korçë e Shkodër të rritet numri i derrave nga 2 348 në 3 668, ndërsa në rrethet Fier, Lushnjë, Lezhë, Elbasan, Vlorë, Berat dhe në rrethin e Tiranës të arrihet që në fund të këtij viti të ketë për çdo banor nga 2 shpendë. Në secilin nga këto rrethe të punohet që të rriten nga ana e grave 12 kilogramë farë krimb mëndafshi dhe të sigurohet për çdo gram farë 1,50 kilogramë mëshikëza.

5. BGSH të mobilizojë gratë për mbjelljen e sa më shumë pemëve frutore dhe perimeve. BGSH në bashkëpunim me kooperativat e shitblerjes, për stinën e verës dhe të vjeshtës të marrë të gjitha masat për konservimin e frutave, të zarzavateve dhe të sendeve të tjera ushqimore, duke organizuar ndihmën konkrete për të gjitha rrethet, në bazë të llojit të prodhimit, duke filluar që në mbjelljen, rritjen dhe deri në konservimin e tyre.

Në dhjetor 1953 BGSH të përgjigjet për këto detyra përpara Sekretariatit të Komitetit Qendror të PPSH.

Ministria e Bujqësisë dhe Ministria e Tregtisë të ndihmojnë BGSH me mjete teknike dhe propagandistike të nevojshme për realizimin e këtyre detyrave.

## III

1. Të zgjerohet dhe të forcohet propaganda pedagogjike dhe sanitare me masat e grave. Të vazhdohen dhe të zgjerohen aksionet konkrete për përmirësimin e jetës së popullit në shtëpi (familje) dhe të shtohet sa më shumë kujdesi i prindërve, veçanërisht i nënave, për rritjen dhe edukimin e mirë të fëmijëve.

Të sigurohet për këtë qëllim një bashkëpunim më i mirë i BGSH me organet e Ministrisë së Arsimit dhe me ato të Ministrisë së Shëndetësisë.

2. BGSH të shtojë kujdesin për frekuentimin nga ana e grave të institucioneve nëna e fëmija e veçanërisht të materniteteve në fshat, të ngritura nga pushteti popullor.

3. BGSH të zgjerojë format e punës për propagandën pedagogjike, dhe veçanërisht atë sanitare, që pëlqehen shumë nga gratë, dhe t'i përdorë ato si mjete për edukimin e gjithanshëm të grave.

4. Të shtohet dashuria për ruajtjen e pasurisë socialiste nga gratë dhe të edukohen ato që të denoncojnë më shumë dëmtuesit dhe shpërdoruesit e saj.

## IV

1. Për kryerjen e tërë këtyre detyrave duhet të përmirësohet dhe të forcohet puna drejtuese në organet e BGSH në qendër e në rrethe. Të luftohet për të njohur më nga afër problemet e grave dhe të zgjidhen ato me kujdes dhe deri në fund.

Kuadrot që punojnë në organizatën e BGSH të kapin më mirë çështjet kryesore dhe të bëjnë përpjekje që të ngrenë ato vetë, në radhë të parë, nivelin e tyre kulturor dhe profesional, duke u regjistruar të gjitha punonjëset e aparateve të organizatës së gruas në qendër e në rrethe në shkollat e natës. Në fund të pesëvjeçarit në aparatet e BGSH, në qendër e në rrethe, të gjitha instruktoret të kenë, të paktën, njohuritë e shkollës 7-vjeçare dhe të gjitha shefet e seksioneve dhe përgjegjëset e grave në rrethe të kenë shkollën e mesme.

2. Komitetet e Partisë dhe organizatat-bazë t'i japin fund praktikës së sotme në punën me gratë, të njohin më thellë problemin e gruas dhe të drejtojnë, të ndihmojnë dhe ta kontrollojnë në mënyrë më sistematike organizatën e gruas në rreth.

3. Organizata e gruas si në qendër, ashtu dhe në bazë të luftojë për të siguruar udhëheqjen e Partisë dhe ta konsiderojë këtë si konditë kryesore për të korrur suksese në punën e saj.

4. Drejtoritë ekonomike të Komitetit Qendror të PPSH, si dhe drejtoritë e tjera, duhet të tregojnë një kujdes më të madh për zbatimin e vendimeve të Komitetit Qendror për punën me gruan, të forcojnë lidhjet dhe të ndihmojnë këto organizata.

5. Bashkimi i Grave të Shqipërisë të marrë masa organizative për të siguruar në kohën e duhur zbatimin e këtij vendimi.

6. Ngarkohet me kontrollin për zbatimin e këtij vendimi Drejtoria e Organizimit, ajo e Agjitpropit dhe drejtoritë ekonomike të Komitetit Qendror të PPSH.

Për Byronë Politike të KQ të PPSH
Sekretari i Përgjithshëm

*Enver Hoxha*

*«PPSH Dokumente Kryesore», vëll. II, botim i dytë, f. 331-336*

## KËTO GRA DO TË JENË NGA LUFTËTARET MË TË FLAKTA PËR KOOPERATIVAT

*Nga fjala në Kongresin e 2-të të Kooperativave Bujqësore*

**21 prill 1953**

... Nuk mund të kuptohet që në kooperativat tona bujqësore të ketë njerëz të aftë për punë dhe këta të punojnë 30 ose 60 ditë në vit. Kjo ç'tregon? Kjo na tregon shumë gjëra: ose ata njerëz rrojnë në kurrizin e pjesëtarëve të tjerë të familjes, që nuk është e drejtë kur të gjitha mundësitë i kanë për të punuar, ose janë dembelë dhe dembellëku duhet luftuar, ose ata njerëz merren me punë të tjera, si me zhvillimin e ekonomisë së tyre individuale brenda në kooperativë, dhe harrojnë punën kolektive, ose bëjnë matrapazllëqe. Bëjnë ç'bëjnë, kjo punë është e dëmshme, derisa ata nuk e kanë në shpirt ndjenjën e kolektivizimit dhe nuk punojnë për mbarëvajtjen e kooperativës së tyre. Prandaj edhe nga kjo anë duhen marrë masa, duhen luftuar këto pikëpamje dhe duhen ndrequr këta njerëz. Po të shohim numrin e grave në punë, e grave të afta për punë nga 16 deri në 55 vjeç, ky numër, në drejtimin që përmenda më lart, është akoma më i madh. Nga 31 deri në 60 ditë-punë në vit kanë punuar 526 gra, kurse nga 61 deri në 100 ditë-punë kanë punuar 1 035 gra. Siç shihet, gruaja në kooperativat bujqësore nuk është hedhur e tëra në punë. Po pse? Sigurisht, arsyen duhet ta gjejmë në mënyrën e jetesës patriarkale, në fanatizmin, në ngritjen e paktë ideologjike dhe politike të fshatarësisë sonë. Shumë kooperativistë që kanë një numër të mjaftueshëm bu-

rrash në familjet e tyre si forca pune, shkojnë me mendimin e gabuar se gruaja nuk është nevoja të punojë. Ata thonë që «gruaja le të rrijë në shtëpi, atë e mbajmë ne, e ushqejmë ne». Kjo nuk është një pikëpamje e drejtë politike as në favorin e kooperativizmit dhe as të vetë familjes kooperativiste. Nën maskën e kësaj pikëpamjeje, sigurisht, ne do të gjejmë edhe fanatizëm, pse ai kooperativist, që mendon si thashë më sipër, ka sigurisht mendime prapanike në kokën e tij. Prandaj si konkluzion duhet që komunistët e kooperativistët e paorganizuar në Parti jo vetëm të mos kënaqen nga puna e njerëzve që punojnë 30 ose 60 ditë në vit, por t'i bindin ata, t'i disiplinojnë e t'i mësojnë të punojnë, dhe ata që nuk ndreqen, t'i përjashtojnë, se në rast se nuk veprojnë në një mënyrë të tillë, atëherë favorizohen dembellëku e parazitizmi, varfërohet ekonomia kooperativiste dhe lindin pakënaqësi e pikëpamje të gabuara në gjirin e kooperativave bujqësore dhe në gjirin e familjeve kooperativiste...

Ka raste të tilla, si në një fshat të rrethit të Tiranës, ku grumbullohen fshatarët për të formuar kooperativën, janë dakord, por këta fshatarë kanë lënë mënjanë faktorin grua. Gruan nuk e vënë sa duhet në hesap, nuk e ndihmojnë shumë të ecë përpara. Natyrisht, kur vjen puna për formimin e kooperativës, gruaja shfaq vullnetin e vet. Kulaku, hoxhallarët veprojnë dhe gruaja kundërshton dhe thotë: «Unë e dua pushtetin e Partinë, jam gati të bëj çdo gjë për atdheun (dhe është sakrifikuar gruaja e fshatrave të Tiranës për atdheun, për Partinë, ajo ka luftuar dhe ka ndihmuar me gjithë shpirt luftën), por në kooperativë nuk vemë akoma, duam të bindemi» etj. Këto gra, pas një viti apo dy, do të jenë nga luftëtaret më të flakta për kooperativat, por kjo duhet të na mësojë se duhet të punojmë në këtë drejtim, se duhet të punojnë shumë në këtë drejtim Partia dhe kooperativat me punën dhe shembullin e tyre.

Mendoni, shokë kooperativistë, sa mision të lartë keni ju, që e kuptuat dhe e përqafuat që në fillim vijën e drejtë që na kanë treguar Lenini dhe Stalini për kooperativizmin, ju që i

shihni konkretisht të mirat e kësaj rruge. Mendoni rolin tuaj të rëndësishëm, ju shoqe të kooperativave, që jeni bërë luftëtare të dalluara, që keni zbukuruar jetën tuaj, që jetoni të lumtura, dhe ç'detyra të mëdha dhe të shenjta keni ndaj atyre grave të një fshati të Tiranës, që janë aq të mira, aq patriote, aq punëtore sa edhe ju, por që akoma duhet punuar me to. Prandaj të mos e harroni për asnjë çast rolin e madh të pionierit që kooperativat dhe kooperativistët luajnë në zgjerimin e kolektivizimit, në ndërtimin e jetës së lumtur socialiste në fshat. Këtë mision që kërkohet nga ju, të mos e harroni dhe ta kryeni me nder.

Partia dhe Qeveria jonë janë të bindura dhe kanë besim të plotë se kooperativat bujqësore do të forcohen çdo ditë e më shumë dhe do të korrin vazhdimisht suksese të mëdha në punën e tyre.

Partia dhe Qeveria nuk do ta kursejnë kurrë ndihmën dhe kujdesin e veçantë për ju, sikundër nuk kursejnë ndihmën e madhe për të gjithë fshatarësinë tonë punonjëse...

*Vepra, vëll. 10, f. 319-320, 328-329*

## ORGANIZATAT E PARTISË TA PËRMIRËSOJNË RRËNJËSISHT PUNËN E TYRE ME ORGANIZATËN E GRUAS

*Nga raporti në Plenumin e 7-të të KQ të PPSH*[1]

**11 maj 1953**

... Partia i kushton një kujdes të madh punës me masat e grave. Një rëndësi edhe më të madhe merr puna me masat e grave në kondītat e luftës për ndërtimin e socializmit. Ato përbëjnë një rezervë të madhe numerike, në të cilën fshihen energji të reja, të pashfrytëzuara më parë, dhe i takon Partisë t'i zgjojë dhe t'i vërë këto në veprim për të mirën e përgjithshme. Prandaj një rëndësi të madhe ka pjesëmarrja e grave në jetën ekonomike, shoqërore dhe shtetërore të vendit. Sot në Parti ka 8,7 për qind gra, në komitetet e Partisë — 8,6 për qind dhe në byrotë e tyre — 4,3 për qind. Në këshillat popullorë të fshatit janë zgjedhur 11 për qind gra, ndërsa si gjyqtare dhe ndihmës-gjyqtare — 20 për qind. Në Këshillin Qendror të Bashkimeve Profesionale janë zgjedhur 12,9 për qind dhe në këshillat e rretheve — 16 për qind. Në organet drejtuese të rinisë në qendër e në rrethe ka 185 të reja ose 22,5 për qind. Në industri 30 për

1. Ky Plenum, që u mblodh më 11-12 maj 1953, mori në shqyrtim raportin e Byrosë Politike «Mbi gjendjen e punës organizative e politike të Partisë dhe masat për forcimin e mëtejshëm të saj».

Edhe në këtë Plenum Partia shtroi nevojën e punës për mobilizimin e masës së grave, si një forcë e madhe e shoqërisë në ndërtimin socialist të vendit.

qind e punëtorëve janë gra, në miniera — 6,6 për qind, në sektorin shtetëror të bujqësisë — 19 për qind. Në arsim numri i grave arrin 37 për qind dhe në shëndetësi — 37,4 për qind. Gjithsej numri i grave që punojnë në prodhim dhe në administratë arrin mbi 25 000. Siç duket, në këtë drejtim ka përmirësime. Gruaja në fshat është bërë një forcë e fuqishme për punimet bujqësore, duke marrë pjesë në shumë nga punët e mundshme për gratë. Por akoma gratë marrin pjesë në mënyrë të kufizuar në jetën e shtetit, të Partisë dhe në sektorët ekonomikë e shtetërorë.

Arsyeja kryesore është se niveli kulturor i grave mbetet akoma shumë i ulët dhe kjo pengon seriozisht ritmin e zhvillimit të shoqërisë. Një shumicë e madhe grash nuk gëzojnë efektivisht të drejtat e barabarta me burrat që u sigurojnë Kushtetuta dhe ligjet e shtetit. Në gratë mbizotërojnë zakone prapanike e paragjykime, saqë ato, sidomos në fshat, janë të bindura për pazotësinë e tyre për punë shoqërore dhe shtetërore, për inferioritetin e tyre para burrave dhe në shumë raste kërkojnë të zgjidhin çdo të keqe me zotin, me fallë, me nuska etj. Fanatizmi, konservatorizmi dhe mungesa e besimit nga ana e burrave influencojnë shumë në mbajtjen gjallë të zakoneve prapanike.

Organizatat e Partisë nuk e kanë konsideruar këtë si një nga problemet kryesore të tyre. Në punën me organizatat e masave ajo që i ka preokupuar më pak ato ka qenë puna në masat e grave dhe përgjithësisht puna me gruan është një nga sektorët më të dobët të punës së Partisë. Ato nuk kanë mbajtur parasysh se detyra e Partisë është që të përgatitë gratë për të kryer detyrat si qytetare të republikës, për t'i gëzuar efektivisht të drejtat që u sigurojnë ligjet e shtetit dhe të rritin e të edukojnë mirë fëmijët e tyre. Drejtimi që i bëhet problemit të gruas është krejt i përgjithshëm dhe shumë me hope. Edhe kur komitetet e Partisë dhe organizatat-bazë marrin në studim problemet e gruas, ato shqyrtohen në mënyrë të përciptë dhe në protokollet e organizatave-bazë gjenden shpesh fjalë si këto:

«Organizata e gruas është e dobët» dhe vendime: «Të mobilizohet organizata e gruas».

Sipas disa statistikave, deri sot kanë kaluar në kurset kundër analfabetizmit rreth 109 000 gra. Ka akoma rreth 90 000 gra analfabete nën moshën 40 vjeç. Frekuentimi i kurseve kundër analfabetizmit, dhe sidomos përparimi, nga ana e grave është i pakënaqshëm. Lufta kundër analfabetizmit në masat e grave nuk konsiderohet akoma nga organizatat e Partisë dhe nga organet shtetërore si kusht i parë për të luftuar paragjykimet dhe prapambetjen dhe për të bërë që gratë të marrin pjesë aktive në jetën politike dhe shoqërore.

Për shkak të punës së dobët politike me masat e grave, ka raste kur ato mbajnë qëndrime oportuniste ndaj kulakëve dhe armiqve e nganjëherë u qajnë hallin atyre. Pjesëmarrja e grave në konferencat politike dhe në mbledhjet e fshatit është e paktë. Mendohet, sidomos nga sekretarë të organizatave-bazë, se puna politike me gratë i takon vetëm organizatës së gruas dhe ia ngarkojnë përgjegjësinë asaj që organizata e gruas në fshatin e tyre është formale.

Fare i paktë është kujdesi i organizatave të Partisë për të edukuar gratë nga ana pedagogjike dhe sanitare, në mënyrë që të rritin dhe të edukojnë mirë fëmijët. Edhe organet shtetërore, sidomos Ministria e Shëndetësisë dhe ajo e Arsimit, kanë treguar në këtë drejtim një kujdes krejt të pamjaftueshëm.

Kryesia e BGSH nuk ka zbatuar sa duhet dhe në kohë format që do të grumbullonin dhe do të aktivizonin më shumë gratë, s'ka krijuar rreth vetes dhe kryesisë së BGSH në rrethe aktivin e gjerë të grave dhe s'ka ditur t'i përgatitë organizatat e grave në rrethe e në bazë për të zgjidhur problemet që kanë gratë.

Çështja e kuadrit nuk ka preokupuar sa duhet kryesinë e Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Por shkaqet kryesore të dobësive janë në drejtimin e organizatave të Partisë, duke filluar që nga aparati i Komitetit Qendror të Partisë, i cili nuk ka ndjekur mirë zbatimin e vendimeve për punën me gruan,

dhe deri në organizatat-bazë. Në përgjithësi shoqet që punojnë në drejtimin e organizatës së gruas kanë nivel të ulët, nuk gëzojnë sa duhet besimin dhe nuk kanë autoritet në masat e grave, disa prej tyre tregohen të lodhura në punën me gruan.

Në shumë komunistë, sidomos në fshat, por edhe në qytet e në ushtri, ka akoma fanatizëm, konservatorizëm dhe zakone prapanike në drejtim të gruas. Në shumë raste vetë ata nuk aktivizojnë gratë dhe motrat e tyre, nuk punojnë e shpesh i pengojnë ato. Kështu, për shembull, tre komunistë në organizatën-bazë të kooperativës bujqësore të Perondisë në rrethin e Beratit nuk i linin gratë e tyre të merrnin pjesë në prodhim, duke thënë: «Jam i zoti ta ushqej vetë gruan», ose «Gruan e kam për qejfin tim» etj. Asnjë e re nuk ka shkuar në kurset e pushtetit nga fshatrat e Krujës, të Pukës etj., sepse edhe puna bindëse e sqaruese e komiteteve të Partisë në këtë drejtim është e dobët.

Zhvillimi i vazhdueshëm i ekonomisë popullore kërkon pjesëmarrjen në punë të një numri gjithnjë më të madh grash. Në këtë drejtim janë arritur disa suksese dhe ka shumë gra në qytete që kërkojnë të futen në punë. Por pjesëmarrja e gruas në punë sjell me vete probleme të rëndësishme që duhen zgjidhur, me qëllim që gratë të japin rendimentin maksimal në punë dhe të rritin e të edukojnë fëmijët. Zgjerimi i rrjetit të institucioneve të nënës e të fëmijës është një detyrë me rëndësi e Partisë dhe e shtetit.

Një rëndësi të madhe ka çështja e edukimit të grave në kurse, shkolla, qendra pune, në mënyrë që ato të mësojnë e të zotërojnë zanatin, të mësojnë teknikën dhe të ngrihen në përgjegjësi. Puna e organizatës së gruas, si dhe e organizatave të Partisë, në këtë drejtim është e dobët. Nuk është treguar kujdesi i duhur për pjesëmarrjen e grave punëtore në kurse të ndryshme të kualifikimit e të perfeksionimit. Numri i të rejave që duhet të dërgoheshin në kurset e arsimit, të bujqësisë e të shëndetësisë, nuk është arritur. Më keq vazhdon të jetë nxjerrja e të rejave për në kombinatin e tekstileve «Stalin», ku u dërgua

vetëm 62 për qind e numrit të përgjithshëm për vitin 1952. Për ngritjen e grave në përgjegjësi dhe për kualifikimin e tyre ka konservatorizëm, mosbesim në forcat e gruas dhe organizatat-bazë nuk i kuptojnë këto si probleme të tyre me rëndësi.

Detyra e organizatave të Partisë është që ta përmirësojnë rrënjësisht punën e tyre në drejtimin e organizatës së gruas, ta bëjnë atë problem të tyre dhe të shtetit dhe të mos e konsiderojnë si një problem që i takon vetëm Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Ato duhet të luftojnë që komunistët të japin shembullin të parët në punën për edukimin dhe aktivizimin e grave të tyre, të njohin mirë problemet e organizatës dhe ta drejtojnë atë në mënyrë konkrete dhe të përditshme. Ngritja e nivelit politik e kulturor të masave të grave dhe në radhë të parë zhdukja e analfabetizmit të konsiderohet si një problem i dorës së parë. Të tregohet një kujdes më i madh në zbatimin e vendimeve të Komitetit Qendror të Partisë dhe të Byrosë Politike për punën me gruan, duke filluar që nga aparati i Komitetit Qendror të Partisë...

*Vepra, vëll. 10, f. 405-410*

# GRUAJA T'I FITOJË VETË TË DREJTAT, ME LUFTËN E SAJ E ME NDIHMËN E PARTISË

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**22 mars 1954**

Çështja e emancipimit të gruas në rrethin e Kavajës është mjaft serioze. Gjendja që na u raportua këtu duhet ta bëjë Komitetin e Partisë të qarkut të Durrësit dhe atë të rrethit të Kavajës që të marrin një sërë masash për të forcuar punën edukative me njerëzit për përparimin e gruas me hapa më të shpejtë në atë rreth. Edhe në rrethin e Kavajës ka një patriotizëm të madh, por ekzistojnë prapambetja dhe pengesat që gruaja të mos e gëzojë lirinë e vërtetë, siç kërkon Partia.

Është e vërtetë se çështja e fanatizmit në këtë rreth nuk paraqitet si në Shkodër, ku ka një propagandë fetare të organizuar nga ana e klerit katolik e të drejtuar sistematikisht kundër organizatës së Partisë. Megjithatë, edhe kleri mysliman në Kavajë mbështetet në mbeturinat e së kaluarës dhe mundohet të pengojë zhvillimin dhe emancipimin e gruas në këtë rreth. Partia duhet të vigjilojë dhe të luftojë kundër elementëve, të cilët e përdorin fenë për të penguar ecjen përpara të gruas. Kur shikojmë që njëri bën nuska, menjëherë të marrim masa

1. Në këtë mbledhje u shqyrtua raporti «Mbi punën e Partisë me gruan në rrethin e Kavajës», paraqitur nga një ekip i Komitetit Qendror të PPSH.

për t'u shpjeguar njerëzve kotësinë e këtij veprimi dhe arsyet pse nuk i duhet besuar. Kur një njeri thotë se gruaja nuk duhet të dalë pa perçe, Partia të përpiqet ta sqarojë dhe, po qe nevoja, edhe ta demaskojë atë që i nxit këto. Përpara do të na dalë propaganda e fesë myslimane, sipas së cilës «gruaja myslimane nuk duhet të dalë me kokë përjashta», prandaj ne duhet ta forcojmë propagandën tonë dhe ta godasim propagandën e fesë me argumente se në Shqipëri nuk është myslimane vetëm Kavaja dhe të luftojmë konceptin se ato që s'kanë perçe janë gra të çndershme. E them këtë se armiku, me qëllim që të bëjë punën e tij, kapet shumë nga nderi. Propaganda jonë t'u kundërvihet si punës armiqësore, ashtu dhe koncepteve të huaja në çdo formë që shfaqen ato. Siç thashë, në Kavajë nuk ka ndonjë punë të organizuar nga ana e klerit, por janë të theksuara mbeturinat e fanatizmit dhe në këtë drejtim duhet të zhvillohet puna e Partisë. Forca e zakonit prapanik duhet të thyhet dhe këtë duhet ta thyejnë në radhë të parë komunistët.

Mua më duket se në Kavajë puna e Partisë nuk është në lartësinë e duhur, pse në mjaft fshatra të saj s'ka asnjë komunist. Nuk janë në rrugën e Partisë disa shfaqje që vihen re në atë rreth: ka gra që dalin në ara zbathur, shumë gra e ndiejnë veten inferiore para burrit, në shumë raste ato konsiderohen si shërbëtore etj. Kundër këtyre mbeturinave të feudalizmit, Partia nuk ka punuar si duhet që ta bindë gruan se është e barabartë me burrin dhe se ajo punon më shumë se burri. Të drejtat që ka fituar gruaja te ne me ligj duhet të realizohen edhe në jetë.

Lufta e klasave në Kavajë nuk duhet të bëhet formale, por në tërë gjerësinë dhe thellësinë e saj. Luftën e klasave nuk duhet ta kuptojmë vetëm kundër kulakëve, armiqve, por edhe kundër mbeturinave të vjetra e koncepteve të huaja që na pengojnë në rrugën tonë. Këto mbeturina janë edhe në ndërgjegjen e njerëzve të popullit, të fshatarëve të thjeshtë, prandaj lufta e klasave zhvillohet edhe në gjirin tonë. Këtë duhet ta kuptojmë mirë, pse ndryshe nuk mund të luftohet kundër mbeturinave të vjetra në ndërgjegjen e njerëzve. Kjo luftë ideologjike

duhet shoqëruar edhe me masa organizative[1]. Për shembull, nuk mund të kemi suksese në çështjen e përparimit të gruas pa pjesëmarrjen e saj në prodhim, pse çlirimi ekonomik i gruas është vendimtar në rrugën e emancipimit të saj. Në fshat gruaja merr pjesë më shumë në punë, por duhet vepruar më mirë me gratë në qytet që edhe ato të marrin pjesë në prodhim.

Çështja tjetër është lufta për edukimin politik të masave të grave, që zhvillohet nëpërmjet shumë formave e mjeteve, siç janë konferencat, kurset, shtypi etj. Të gjitha këto kanë rëndësi të madhe për ngritjen e nivelit të grave, që ato të kuptojnë rolin e madh që kanë në shoqëri dhe detyrat e tyre.

Në punën edukative-politike me gratë Partia të aktivizojë sa të jetë e mundur më shumë mësueset, të cilat të mbahen afër dhe të bëhen mbështetje e organizatës së Partisë. Prandaj, krijoni në fshat disa aktive me mësuese dhe me aktiviste të tjera dhe këto aktive t'i udhëheqë organizata e Partisë. Mbledhjet e gruas mendoj se nuk është mirë që të bëhen natën atje ku ka mundësi që ato të zhvillohen ditën.

Të vijmë përsëri te çështja e gruas në fshat. Do të lejojmë ne që në organizatat e Partisë të fshatit të mos ketë gra komuniste? Jo, nuk do ta lejojmë. Partia duhet të punojë që të pranojë në radhët e saj edhe gra, me aq sa dinë shkrim e këndim, pastaj ato t'i edukojë, t'i ngrejë e t'i bëjë luftëtare. Komunistët e fshatit duhet ta shikojnë këtë çështje dhe ta zgjidhin gradualisht, duke luftuar çdo shfaqje të konservatorizmit.

Një problem i rëndësishëm është barazia midis gruas dhe burrit në familje. Partia jep direktivën që gratë të marrin pjesë

---

1. Duke diskutuar në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSH, më 23 mars 1953, për punën e Partisë kundër fanatizmit në Kavajë, shoku Enver Hoxha ka udhëzuar: «. . . ne duhet të përpiqemi të bëjmë disa punishte jo vetëm për të krijuar front pune për gratë e për të zhdukur fanatizmin në Kavajë, por edhe për të gjallëruar jetën e qytetit, ku duhet të ndihet më nga afër ndihma e klasës punëtore me punishte, përveç hekurudhës që kalon atje dhe materialeve që dërgon industria. . . ». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 10, f. 291.)

në prodhim dhe ato punojnë e dallohen, prandaj të propozohen edhe për t'u dekoruar. Kjo do të bëjë që të kuptohen mirë të drejtat e barabarta që ka gruaja me burrin. Nuk duhet të nisemi nga mendimi i gabuar që burri t'i japë të drejtat gruas, por nga parimi që gruaja duhet t'i fitojë vetë këto të drejta, me luftën e saj, me ndihmën e Partisë. Një komunist që vazhdon të sillet me gruan si në kohën e feudalizmit, duhet të përgjigjet para Partisë, në qoftë se ai i përdor gruan dhe kalamanët si shërbëtorë të tij. Kjo nuk mund të lejohet në asnjë mënyrë. Çështje të tilla duhet të ngrihen me forcë në organizatën e Partisë. Ata që i kuptojnë këto gjëra siç kërkon Partia, kanë për detyrë të luftojnë deri në fund që këto t'i kuptojnë edhe të tjerët. Të jesh komunist është nder i madh, por ky titull është i papajtuar me mbeturinat e së kaluarës, prandaj Partia duhet të luftojë që t'i bëjë komunistët të ndërgjegjshëm për detyrat e mëdha që kanë si njerëz të pararojës dhe si shembull i lartë në çdo drejtim.

Kryesorja është që çështjen e gruas ta marrë mirë në dorë Partia. Veç kësaj, organizata e gruas duhet të ndihmohet më tepër edhe nga organizata e rinisë. Kemi disa konstatime se në fshatra ka raste që të rinjtë s'mblidhen as për vete, kurse Partia kërkon që organizata e rinisë jo vetëm të jetë vetë në rregull, por të ndihmojë edhe për forcimin e organizatës së gruas. Rinia duhet të jetë një forcë e madhe revolucionare në familje dhe nuk duhet të ndodhë që të rejat porsa të mbarojnë shkollën të mbulohen me perçe. Ato duhet t'u thonë prindërve të tyre: «Dale se tani puna ka ndryshuar, unë do të punoj dhe do të ndihmoj familjen». Si ky problem ka dhe të tjera, për zgjidhjen e të cilave mendoj që organizata e gruas dhe ajo e rinisë të marrin masa të përbashkëta.

Unë jam dakord që të zhvillohet aktivi i Partisë në Kavajë për çështjen e gruas, bile të organizohet mirë, të marrin pjesë komunistë, gra dhe aktiviste të gruas. Por duhet kuptuar mirë se puna e Partisë me gruan nuk zgjidhet me një aktiv. Çështja e gruas është një çështje e madhe botëkuptimi, që kërkon një luf-

të të vazhdueshme ideologjike, kundër sjelljeve dhe koncepteve të vjetra që i kanë skllavëruar masat e grave shekuj të tërë. Komunistëve t'u vihet si detyrë që të jenë shembull në marrëdhëniet me gratë e tyre, të cilat të dalin lirisht në punë e jo të mbyllen nën perçe ose në katër muret e shtëpisë.

*Vepra, vëll. 11, f. 264-269*

## TË ECIM GJITHNJË PËRPARA

*Nga biseda me një grup grash*[1]

**10 maj 1955**

*Pasi u përshëndetën dhe pasi folën gratë me dashuri dhe me entuziazëm për Partinë, e mori fjalën shoku Enver Hoxha:*

Siç e dini, Partia jonë lufton që populli të rrojë më mirë, që në vendin tonë të ketë me bollëk gjithçka. Ky është qëllimi i Partisë dhe këtë qëllim populli e sheh qartë. Partia nuk ka vetëm fjalë, po edhe punë, ato çka vendos ajo i kryen me sukses, sepse vija e saj është e drejtë dhe populli e ka përqafuar këtë vijë, pasi sheh qartë se ajo është krejtësisht në interesin e tij. Populli me Partinë janë të bashkuar si mishi me thoin, prandaj është e drejtë, ashtu si thoni ju, që do të punoni me vendosmëri që të zbatohen si duhet vija dhe direktivat e Partisë. Ju po shihni se shumë gjëra janë bërë në vendin tonë, se populli ynë ka korrur shumë suksese. Tani ne kemi një industri krejt moderne, që më parë nuk e kishim. Te ne sot prodhohen tekstile, vegla e sende të ndryshme për popullin. Minierat tona po zhvillohen, kemi naftë, bakër etj. Edhe bujqësia tani në vendin tonë nuk është si bujqësia e vjetër kur fshatari ynë vuante për bukë. Ajo po përparon çdo ditë dhe vetë populli ynë ecën çdo ditë përpara.

Gratë e vendit tonë, natyrisht, kanë luajtur një rol shumë

1. Këto gra morën pjesë në Konferencën kombëtare të nënave, që u mbajt në Tiranë më 9 maj 1955.

të madh, vendimtar në çlirimin e Shqipërisë, në ndërtimin e bazave të socializmit, në punën për ngritjen e mirëqenies së popullit dhe në të ardhmen ato do të vazhdojnë të luajnë rol akoma më të madh. Atje ku gratë nuk marrin pjesë në prodhim, nuk mund të ketë përparim. Pra këto përparime që shohim në vendin tonë, i detyrohen edhe pjesëmarrjes aktive të grave në jetën politike, ekonomike etj. të vendit tonë. Puna e grave është e madhe dhe Partia ka te ju një mbështetje të jashtëzakonshme për ndërtimin e socializmit, për zhvillimin e kulturës, të arsimit, të bujqësisë, të industrisë dhe për rritjen e brezit të ri, që është shpresa dhe e ardhmja e vendit tonë. Sa më mirë që ju, nëna, t'i rritni të rinjtë dhe të rejat me ide të shëndosha dhe me patriotizëm në rrugën e Partisë dhe të marksizëm-leninizmit, aq më e fortë dhe më e pasur do të jetë Shqipëria, pse njerëzit e edukuar me një frymë të tillë do të hedhin hapa më të mëdhenj përpara. Të kemi kujdes se ne të moshuarit kemi edhe disa mbeturina në kokë që s'na lënë të ecim si duhet, kurse të rinjtë janë gjithnjë në sulm dhe ata në asnjë mënyrë s'duhet të pengohen. Prandaj roli i nënave për edukimin e fëmijëve është me rëndësi shumë të madhe.

Ju e keni vënë re se si çdo vit ka ndryshuar situata në vendin tonë. Gjithnjë e më shumë janë shtuar mallrat në treg, fshatarët rrojnë më mirë, punëtorëve po u përmirësohet jeta. Po këto që janë bërë nuk janë të mjaftueshme, sepse, siç e dimë, menjëherë nuk ndreqet shtëpia. Duhet të punojmë vazhdimisht çdo ditë që të rrojmë më mirë. Tani Partia dhe Qeveria po përgatitin planin e dytë pesëvjeçar, që parashikon një përparim akoma më të madh të vendit tonë, sidomos bujqësisë do t'i vihet një rëndësi akoma më e madhe. Partia dhe Qeveria kanë bërë mjaft dhe në të ardhmen do të kenë parasysh që akoma më shumë të ndihmohet fshati.

*Si pyeti gratë delegate se si shkon puna me luftën kundër analfabetizmit në radhët e tyre, shoku Enver Hoxha vazhdoi:*

Sa të jetë e mundur ne duhet të mësojmë. Mësimit duhet t'i vihemi të gjithë me durim, pse mësimi na ka hapur sytë.

Partia jonë na mëson se pa mësim nuk ecim dot përpara. Zhvillimi i gjithanshëm i vendit tonë nuk mund të ecë përpara si duhet pa njerëz të mësuar. Prandaj edhe gratë tona duhet të mësojnë dhe çdo ditë të përparojnë.

*Pastaj shoku Enver Hoxha i këshilloi gratë t'i vënë një rëndësi të madhe pastërtisë kudo, dhe sidomos në familje, pse ajo është një nga faktorët kryesorë për ruajtjen e shëndetit të njeriut, sidomos të fëmijëve, që ata të rriten të shëndetshëm e të gëzuar.*

Ju diskutuat në konferencë si u çlirua Shqipëria, si po ndërtohen sot bazat e socializmit dhe si populli ynë i mbron me vendosmëri fitoret e tij. Ne kemi dhe armiq që presin të na godasin atje ku mund të kemi pika të dobëta. Mirëpo vendi ynë po forcohet dita-ditës...

Në planin e dytë pesëvjeçar ne do të marrim masa akoma më të rëndësishme për zhvillimin e bujqësisë, një nga të cilat do të jetë zhdukja e gardheve. Shumë tokë humbet fshatari me këto gardhe, pastaj në gardhet rriten ferra që pengojnë deri në një masë rritjen e grurit etj. Tani fshatari e ka vështirë ta prishë gardhin, sepse ky i tregon kufirin, por Partia thotë: «Prishe gardhin, sepse kështu nuk do të ketë më pengesa që në arat tona të futet traktori». Pastaj do të kemi edhe makina të mëdha që do të shërbejnë për të shndërruar disa pyje në toka buke. Nga Bashkimi Sovjetik kemi sjellë e do të sjellim më shumë traktorë, si dhe makina që lëvizin dhe e që hapin kanale. Po të kaloni nga zona e Lushnjës, do të shikoni makina të tilla që zëvendësojnë punën e qindra punëtorëve. Tani makina na duhen më tepër dhe Partia e Qeveria i kanë marrë masat që të sjellin edhe të tjera, mirëpo s'mjaftojnë vetëm këto, na duhen edhe njerëz që të punojnë me kokë e që të dinë si të punojnë e si të kujdesen si për makinat, ashtu edhe për bimët që mbjellin.

*Duke iu drejtuar delegateve fshatare, shoku Enver Hoxha tha:*

Populli ynë e kupton se ato që thotë Partia janë të drejta dhe zbatimi i tyre është për të mirën e tij. Por në disa fshatarë

ka edhe mendime të tilla, si për shembull, «kemi kohë të mbjellim», «ka kohë për të prashitur» etj., në kohën kur duhet të fillojë mbjellja ose prashitja. Veç kësaj shumë fshatarë humbasin kohën duke shkuar sa në një pazar në tjetrin, si për shembull, disa fshatarë nga Çermenika një ditë venë në pazarin e Elbasanit, një ditë në atë të Cërrikut, një ditë tjetër në Librazhd etj. dhe ngandonjëherë pa pasur asgjë për të shitur. Çermenika, për shembull, është vërtet malësi, vend i varfër, po edhe atje duhet që fshatarët, rinia dhe Partia të punojnë më shumë që të shtohen prodhimet, që jeta të bëhet edhe atje më e mirë dhe më e gëzuar.

Në fshatra nuk organizohen as dëfrimet dhe as ditët e pushimit, siç bëhet në qytete. Fshatarët kanë të drejtë të pushojnë, po, natyrisht, jo duke ndenjur shtrirë në shtëpi. Prandaj duhet të organizohet edhe në fshat ndonjë pjesë e vogël teatrale, muzikë, të mblidhet rinia të luajë në shtëpinë ose në vatrën e kulturës, ose edhe në sheshin e shkollës, të mblidhen burra dhe gra ku të kërcejnë e të këndojnë, të çlodhen e të dëfrejnë. Partia ka marrë vendim që çështja e arsimit dhe e kulturës, muzika, lodrat, shfaqjet, dëfrimi dhe prehja të bëhen të organizuar, që të bëhet një jetë më e gjallë edhe në fshat. Ne nuk duhet të kënaqemi me ato që bëhen, por të ecim gjithnjë përpara. Në Gjirokastër, për shembull, kur bëhet ndonjë dasmë, bëhen shaka me thumba, njerëzit qeshin, dëfrejnë. Këto gjëra i bën vetë populli, por ne duhet t'i organizojmë ato me një pjesëmarrje më të gjerë...

*Vepra, vëll. 12, f. 318-322*

## NDIHMËSE E FUQISHME E PARTISË NË VEPRËN MADHËSHTORE TË EDUKIMIT POLITIK TË MASAVE

*Përshëndetje në Kongresin e 4-t të BGSH*[1]

**13 tetor 1955**

Të dashura shoqe,

Jam shumë i gëzuar t'u sjell Kongresit tuaj dhe gjithë grave punonjëse të Shqipërisë përshëndetjet më të nxehta të Komitetit Qendror, të Partisë së Punës të Shqipërisë dhe t'ju uroj përzemërsisht suksese në punën tuaj shumë të frytshme.

Kongreset tuaja në të kaluarën, ashtu dhe ky që mbahet sot, kanë luajtur dhe do të luajnë një rol të madh në zhvillimin dhe në përparimin e shoqërisë sonë, në ndërtimin e socializmit në vendin tonë dhe kanë ndihmuar në mbrojtjen e paqes në botë. Kongreset tuaja janë shfaqje madhështore të hovit revolucionar të gruas shqiptare, ato janë shprehje të pjesëmarrjes suaj të gjallë në jetën politike të vendit, të forcës së madhe që përfaqësojnë gratë e vendit tonë, forcë, e cila, po të mos vihet në lëvizje, po të mos marrë pjesë në qeverisje, në prodhim dhe në të gjitha aktivitetet shoqërore e kulturore, nuk mund të bëhet fjalë as për ndërtimin e socializmit, as për pushtet popullor, as për demokraci të vërtetë. Punët tuaja nuk janë «punë grash», siç do t'i cilësojë borgjezia, ose siç duan t'i nënvleftë-

---

1. Kongresi i 4-t i BGSH i zhvilloi punimet më 13-15 tetor 1955. Presidente e BGSH u zgjodh shoqja Vito Kapo.

sojnë disa injorantë dhe të krimbur me mbeturina mikroborgjeze. Punët dhe vendimet tuaja janë punime e vendime serioze të aktivitetit të Republikës sonë Popullore dhe fjala juaj ka një peshë shumë të madhe, pse ju përbëni gjysmën e popullsisë së republikës, pse republika nuk mund të forcohet dhe të përparojë pa ju.

Kështu vihet çështja e gruas në Republikën tonë Popullore dhe vënia e çështjes në këtë mënyrë është rezultat i Luftës Nacionalçlirimtare që udhëhoqi Partia jonë e lavdishme e Punës, besnike e ideve të pavdekshme të Marksit, Engelsit, Leninit, Stalinit; është rezultat i revolucionit popullor, i cili përmbysi feudalizmin dhe borgjezinë, çliroi vendin nga okupatorët, solli popullin në fuqi dhe çliroi përgjithmonë gruan nga robëria. I gjithë populli vuante nën zgjedhë në të kaluarën, por gruaja shqiptare vuante akoma më rëndë. Mbi gruan rëndonin ligjet feudo-borgjeze që e bënin atë një skllave të vërtetë. Kanunet e sheriatit dhe të kishës, të lidhura ngushtë me ligjet e borgjezisë, e bënin gruan një plaçkë, një send që blihej dhe shitej nga mashkulli, që shfrytëzohej pa mëshirë, që s'guxonte të hapte gojën për të thënë një mendim o një fjalë, por që kishte të drejtë vetëm të lindte fëmijë dhe të punonte ditë e natë si skllave[1]. Ashtu siç e kishte bërë borgjezia punëtorin proletarin e saj, ashtu e kishin katandisur edhe gruan zakonet e egra, të vjetra të sheriatit, të kishës, të feudalizmit dhe të borgjezisë, proletaren e burrit. Partia jonë heroike, ashtu si çliroi proletarin nga kthetrat e borgjezisë, fshatarin nga kthetrat e feudalizmit, çliroi edhe gruan nga kthetrat e ligjeve skllavëruese, të zakoneve të egra, prapanike. Ligjet e shtetit tonë popullor dhe demokratik zhdukën çdo gjë që pengonte gruan në ushtrimin e plotë të të drejtave të saj, e bënë atë të barabartë në çdo gjë

1. Sipas kanunit, «Grueja njifet si nji calikë me frymë për me bajtë sa të jetë në derë të burrit, ... nji rob ma tepër sa për krah të punëvet, sa për të shtuem të fëmijëve» («Kanuni i Lekë Dukagjinit», Shkodër, 1933, f. 19, 10).

me burrin, e bënë qytetare të lirë dhe të nderuar të republikës. Ligjet e pushtetit tonë zhdukën çdo gjë që krijonte inferioritetin e gruas.

Gruaja shqiptare në të kaluarën ka qenë e varur dhe e shfrytëzuar ekonomikisht dhe shoqërisht. Leninizmi na mëson se varësisë shoqërore duhet t'ia kërkojmë origjinën në varësinë ekonomike. Të ndalemi te çështja e gruas. Në të kaluarën ajo varej tërë jetën ekonomikisht nga burri, edhe kur puna e saj e lodhshme, siç ndodhte në më të shumtat e rasteve, qoftë brenda në shtëpi ose në arë, ishte më e rëndë se e burrit. Kur vajza rritej, asaj i thuhej vazhdimisht nga babai: «Unë të ushqej, unë të mbaj frymën gjallë». Kur vajza bëhej nuse dhe shkonte te burri, ky po atë këngë i këndonte: «Unë të ushqej, unë të mbaj frymën gjallë». Kur plakej gruaja, po këtë gjë i thoshte dhe djali. Kush është ajo grua që nuk e ka ndier inferioritetin para mashkullit në familje? Vajza në familje kishte vlerë të paktë. Mëma ndiente të njëjtën dashuri si për vajzën, ashtu edhe për djalin, por e vlerësonte më shumë djalin, sepse ky konsiderohej «shtylla e shtëpisë», kurse vajza thuhej, «është për derën e botës».

Varësia ekonomike dhe varësia shoqërore e gruas nga burri për një kohë kaq të gjatë dhe të lashtë u bë si zakon, si ligj i shoqërisë, si gjë e natyrshme. Kaq është e vërtetë kjo gjë sa akoma në shoqërinë tonë të re këto mbeturina të rënda të së kaluarës vazhdojnë të jenë të gjalla në meshkuj dhe femra, bile edhe në mjaft komunistë të paformuar akoma si duhet. Megjithatë, edhe tani që gruaja e Shqipërisë së re e di fare mirë se ligjet tona dhe zhvillimi i jetës socialiste i sigurojnë asaj të gjitha të drejtat, i sigurojnë në çdo gjë barazinë me burrin, ka gra që e pranojnë në ndërgjegjen e tyre pabarazinë si një gjë të natyrshme dhe shumë herë të drejtë.

Ka plot njerëz që vazhdojnë të mendojnë për gruan si në kohën e feudalizmit, por për fat të keq ka edhe nga ata që hiqen si të përparuar, që flasin fjalë bombastike për të drejtat dhe liritë e gruas, por në ndërgjegjen e tyre, në jetën e tyre të brend-

shme sillen si zotër të plotfuqishëm ndaj gruas. Ç'i shtyn disa gra dhe vajza të Shkodrës dhe të Kavajës që të dalin akoma me perçe? A mos vallë është dëshira e tyre që të errin fytyrën me një copë të zezë dhe ta shohin gjithë botën të zezë? Jo, s'është dëshira e tyre, pse, po t'i vësh re, këto gra shkojnë në punë, në sport, në kinema, në teatër dhe e zbulojnë fytyrën, por pasi shohin një herë rreth e rrotull se mos ka ndonjë të njohur. Disa thonë se është forca e zakonit dhe mbeturinat fetare. Kjo është e vërtetë. Por përveç kësaj nuk duhet harruar se është edhe frika e burrit, e babait ose e vëllait. Mashkulli në këto familje e gjen të drejtë të dalë i lirë, të shkojë i lirë në punë, të punojë së bashku me gra të tjera të zbuluara, të vejë në kinema, në teatër, në klub, në kafene, por gruas, motrës ose vajzës së tij nuk ua jep këtë të drejtë. S'ka grua që të mbajë perçe në fytyrë në rast se babai, burri ose djali i thotë: «Hiqe perçen, pse është një gjë e tmerrshme për ty, për jetën tënde, për shëndetin tënd dhe perçja nuk të bën aspak më të ndershme se gruan e zbuluar. Nderin gruas nuk ia ruan perçja, prandaj flakja në fytyrë perçen osmanëve që e kanë shpikur». Po t'u thuhen atyre grave të pakta, që mbajnë akoma perçe, të tilla këshilla nga prindi, burri o vëllai, dhe duhet t'u thuhen, në Shqipëri perçja zhduket pa nishan.

Varësia ekonomike e gruas nga burri e mbyllte gruan brenda katër mureve të shtëpisë dhe i njihte asaj vetëm funksionet si mëmë, të lindte dhe të rritte fëmijët, të bënte punët e shtëpisë, t'i lante dhe t'i shtypte këmbët burrit, vjehrrit dhe vjehrrës, dhe kur ajo nuk i pëlqente më burrit ose vjehrrit dhe vjehrrës, burri e çonte gruan me një bohçe me plaçka te babai, duke i dërguar pas pusullën, siç thonë andej nga Jugu, domethënë ndarjen. Ngjiste që burri e ndante gruan për të vetmen arsye se nuk i lindte djalë, po vetëm vajza. Shumë herë nuk e ndante, po martohej edhe nja dy-tri herë të tjera, në mos më shumë, dhe kështu e kthente shtëpinë në një harem skllavërie. Për ta mbajtur gruan në këtë gjendje të mjerueshme prej skllavi, përveç despotizmit të burrit, ndërhynte në çdo moment dhe feja, e cila e përfor-

conte këtë despotizëm me anën e ligjeve të saj të egra, të cilat e dërrmonin gruan shpirtërisht, e mbanin në errësirën më të madhe, e tmerronin me frikën imagjinare të zotit, të mëkateve etj. E tillë ishte shkurtimisht jeta e gruas shqiptare në të kaluarën. Kuptohet se ç'brenga dhe ç'mjerime kishte në zemrën e vajzës, të gruas, të mëmës. Kuptohet lehtë sa keq ishte e lidhur dhe sa keq ishte e harmonizuar familja në kohët e kaluara. Kuptohet lehtë ç'fole injorance dhe të këqijash, ç'vuajtje dhe ç'mjerime ekonomike fshiheshin në gjirin e familjes së vjetër, që feudalizmi dhe borgjezia përpiqeshin ta mbanin në këmbë dhe ta idealizonin. Këtë robëri të atdheut, të familjes, të gruas kërkonin ta mbanin në këmbë dhe kërkojnë ta rikthejnë borgjezia dhe mbeturinat e saj.

Pse Partia jonë e dërrmoi këtë të kaluar të hidhur të popullit tonë, dhe veçanërisht të gruas, prandaj atë e do populli, e do gruaja shqiptare me gjithë shpirt. Dhe për këtë arsye Partia jonë urrehet dhe luftohet nga borgjezia dhe nga tradhtarët.

Borgjezët dhe feudalët thoshin se «gruaja s'duhet të dalë prej shtëpisë, atë e ushqen burri». Partia jonë thotë jo. Gruaja duhet të dalë nga muret e shtëpisë, ajo duhet të ushqehet vetë, të bëhet e pavarur ekonomikisht, sepse vetëm kështu ajo do të jetë e lirë në shoqëri dhe do të zhdukë me guxim të gjitha paragjykimet e këqija të së kaluarës që e kanë burimin në varësinë ekonomike, në mizerjen, në injorancën. Ajo duhet ta fitojë vetë jetën, sepse ndryshe qëndron skllave e mashkullit. Për borgjezinë dhe për feudalët «harmonia dhe dashuria në familje» qëndronin në skllavërimin e një pjese të familjes nga pjesa tjetër. Partia thotë jo. Vetëm në atë familje ku ka barazi në mes të burrit dhe gruas[1], ku ka liri dhe të drejta të plota si për burrin, dhe për gruan, atje ka dashuri të vërtetë, atje ka harmoni, atje

1. Pozita e barabartë e burrit dhe e gruas në familje gjen sanksionim edhe në nenin 24 të Kodit të Familjes të RPSSH, ku, midis të tjerash, thuhet se bashkëshortët kanë kundrejt njëri-tjetrit të njëjtat të drejta dhe detyra.

ka mirëkuptim dhe jeta është e gëzuar, atje rriten fëmijë të shëndoshë trupërisht dhe shpirtërisht.

Borgjezët dhe feudalët thoshin se «detyra e gruas është vetëm të lindë dhe të rritë fëmijë». Partia thotë jo, s'është plotësisht ashtu, sepse atëherë edhe meshkujt duhet të kenë vetëm funksionin e burrit dhe të babait. Por meshkujt funksioni i tyre si burrë dhe baba as që i ndalon të jenë punëtorë, bujq, mjekë, veterinerë, administratorë, traktoristë etj. Pra ne themi se edhe gratë që kanë misionin e lartë të lindin jetën, s'duhet të pengohen të jenë punëtore, bujkesha, traktoriste, administratore, gjykatëse, këshilltare, njerëz të shkencës dhe të artit, deputete etj.

Borgjezët dhe feudalët thoshin se «gratë janë leshgjata dhe mendjeshkurtra». S'do shpjegime për të vërtetuar sa e poshtër, sa fyese dhe shpifëse është kjo thënie e tyre. Komunistët janë realistë dhe njohin këtë të vërtetë se burrat, përgjithësisht, fizikisht janë më të fortë se gratë, por kjo s'është kurrë e vërtetë për sa u përket intelektit, zgjuarsisë, zotësisë, vullnetit etj. Është e vërtetë të thuhet se në vendin tonë nga ana e diturisë dhe e kulturës gruaja është akoma prapa nga burri dhe kjo jo për fajin e saj, por për shkak të së kaluarës së errët që e ka mbajtur gruan në padituri.

Ka njerëz në pushtet dhe në ndërmarrjet tona ekonomike që, megjithëse hiqen sikur i kuptojnë mirë problemet e gruas dhe gjoja janë shkundur nga mbeturinat e së kaluarës, kur vjen puna në praktikë, atyre u merren këmbët dhe pengohen nga këto mbeturina. Shumë herë me zor i marrin gratë në punë dhe sjellin si arsye se gjoja fizikisht s'e bëjnë dot atë punë. Në shumë raste forca fizike nuk është pengesë, por pengesë janë mbeturinat e këtyre njerëzve në ndërgjegjen e tyre. Ka disa të tjerë që hezitojnë të marrin gra në punë, duke thënë se «ato bëjnë shumë mungesa, meqenëse lindin, dhe mua nuk më realizohet plani i këpucëve ose i ndërtimit». Këta njerëz, me fjalë të tjera, i thonë gruas: «Kthehu në të katër muret e shtëpisë, lind dhe rrit vetëm fëmijët». Këta njerëz mendojnë shumë shtrembër. Partia jonë dhe shoqëria jonë e re lindjen e fëmijëve e konsiderojnë si

gjënë më të shenjtë, më të çmueshmen në botë, kurse ata na e barazojnë krijimin e jetës me planin e këpucëve ose të ndërtimit. Ata nuk mendojnë se shteti ynë i ka krijuar kaq favore nënës, që kur lind dhe derisa rrit kalamanin, pikërisht për ta ndihmuar, për ta lehtësuar e për ta inkurajuar, për ta nderuar në këtë mision të lartë e jetëdhënës. Prandaj pikëpamjet e dëmshme e prapanike, nën çdo formë që ato të paraqiten, duhen luftuar pa mëshirë dhe njerëzit që i kanë këto mbeturina duhen edukuar. Nuk mund të jetë e logjikshme që të marrësh një grua analfabete dhe ta vësh përnjëherë të drejtojë prodhimin e naftës, kjo bile do të jetë e dëmshme. Por lufta e Partisë dhe e pushtetit tonë popullor ç'na tregon? Ajo na tregon se me qindra mijë gra marrin pjesë aktivisht në prodhim dhe ato tregojnë zotësi të mrekullueshme. Si ai uji i rrëmbyer që zbret nga burimet dhe i bën fushat pjellore, kështu ka shpërthyer edhe gruaja shqiptare në të gjitha kanalet e aktivitetit të jetës së vendit tonë dhe ajo ka sjellë gjak të ri, gjak të shëndetshëm në punë. Forca e saj mendore, fizike, prodhuese është aq e madhe, sa s'mund të përshkruhet. Forca e zakonit të vjetër flet vetëm për burrin në fusha, flet për «pater familias», të cilit në më të shumtat e rasteve i atribuohen nderimet dhe dekoratat, kurse për gruan heshtet, në një kohë kur ajo është hedhur në ara dhe punon me heroizëm. Andej nga Jugu thonë një fjalë të urtë: «Dhentë e dhitë e Zeres, nami i Hasan Qeres». Këto gjëra duhet të marrin fund. Disave mund t'u vijnë hidhur këto të vërteta, por pak punë na prish, pse të vërtetën dhe të drejtën e gruas e mbrojmë dhe do ta mbrojmë me të gjitha forcat, në parim dhe në jetën praktike. Zakonet e këqija, padrejtësitë, shtrembërimet nuk do t'i luftojmë kurrë duke i spërkatur me gjylap.

Shikoni, shoqe të dashura, sa e madhe është forca bindëse e Partisë, sa e drejtë është rruga e saj! Me mijëra vajza ndjekin shkollat fillore, të mesmet, universitetet, me mijëra punojnë në fabrika moderne. Këto deri dje s'dinin nga venin lopët, tani prodhojnë me të tilla mjete moderne që grave në vendet e tjera u janë dashur me gjenerata të tëra t'i fitojnë këto zotësi. Me qindra

mijë gra, që punojnë në fushat e atdheut tonë, janë bërë bujkesha të dalluara. Ne kemi tani shumë gra mjeke, mësuese, pedagoge, inxhiniere, drejtore fabrikash dhe kombinatesh, administratore, artiste të talentuara, deputete të popullit. Këto janë gratë e Shqipërisë së re që edukon Partia, janë ato gra që reaksionarët i quanin «leshgjata e mendjeshkurtra». Kështu thoshin armiqtë e popullit edhe kur punëtorët e fshatarët tanë morën në dorë drejtimin e vendit: «Me këta rreckamanë s'bëhet gjëkafshë, këta janë xhahilë, këta s'kanë asnjë fije shkollë dhe as do të mësojnë kurrë, këta s'dinë të administrojnë» e të tjera profka të këtij lloji, kurse «zotërinjtë borgjezë ishin të vetmit për këto gjëra, i kishte lindur perëndia apostafat të udhëhiqnin fatet e popullit».

Ç'ngjau që prej Çlirimit e deri sot në një periudhë kaq të shkurtër kohe? Shiheni dhe shkruajeni vetë Shqipërinë si e ka ndryshuar faqen, si është zbukuruar e si përparon, dhe këtë Shqipëri e zbukuruan, e ndërtuan dhe e drejtojnë ata dhe ato që deri dje ishin të shtypur, të shfrytëzuar. Po si e drejtuan dhe e drejtojnë Shqipërinë këta njerëz? Natyrisht, këta kanë eksperiencën e madhe të popullit, këta kanë mësuar dhe mësojnë pa pushim, janë edukuar dhe edukohen vazhdimisht nga Partia dhe kështu i dalin zot dhe me sukses çdo gjëje e çdo pune. E ashtuquajtura zotësi e zotërinjve borgjezë dhe e feudalëve tanë, përpara zotësisë së njerëzve të popullit shqiptar, i përngjet asaj dritës së zbehtë të hënës përpara dritës së zjarrtë e të shkëlqyeshme të diellit.

Edukimi i gjithanshëm i gruas shqiptare është një nga problemet më të rëndësishme për Partinë dhe për pushtetin tonë popullor. Kjo gjë ka një rëndësi të jashtëzakonshme për shoqërinë tonë dhe për fatet e vendit. Gruaja duhet të dalë krejtësisht nga prapambetja dhe nga injoranca, sidomos gruaja e fshatit. Me këtë nuk dua të them se gruaja e qytetit duhet të lidhë duart duke menduar se ajo çdo gjë e ka arritur. Jo. Në fakt ajo është diçka më përpara nga shoqja e saj e fshatit dhe këtë diçka ajo duhet ta vërë në shërbim, në çdo mënyrë, në çdo formë dhe në

çdo rast, për të ndihmuar shoqet e saj të fshatit, të cilat kanë nevojë edhe për ndihmë, edhe për shembull.

Dituria s'ka fund, mësimi dhe edukimi i vazhdueshëm i përngjet ushqimit të përditshëm që, po mungove ta marrësh në kohë, të shkakton turbullira në shëndet dhe në mendje. Kështu ngjet edhe për ata dhe për ato që kanë mësuar të shkruajnë e të këndojnë dhe nuk ecin përpara, por kënaqen me atë që kanë arritur. Shpejt këta njerëz do të kthehen në analfabetë. Gjithashtu ata dhe ato që mbarojnë një shkollë dhe nuk vazhdojnë të mësojnë, të mësojnë dhe të mësojnë vazhdimisht, shpejt bëhen të prapambetur dhe mund t'i quajmë injorantë para atyre që ecin përpara. Socializmi, që të ndërtohet, kërkon që njerëzit të jenë të mësuar dhe jeta e lumtur nuk mund të ndërtohet duke mësuar vetëm disa njerëz, ose të mësojnë vetëm burrat dhe gratë të qëndrojnë në vend. Jeta ndërtohet e bukur për të gjithë, frytet e mundit dhe të djersës i gëzojmë të gjithë. Kur të gjithë të përvetësojmë diturinë dhe teknikën, që bëjnë të shtohet prodhimi, atëherë do të kemi prodhime më shumë, do të rrojmë më mirë dhe jeta do të jetë më e gëzuar. Në qoftë se ngritja kulturore dhe politike e gruas nuk bëhet me atë ritëm të shpejtë dhe të sigurt që kërkon zhvillimi i vetë jetës, atëherë gruaja do të bëhet një barrë e rëndë dhe kjo do të pengojë ecjen tonë përpara, pse s'mund të ketë përparim pa pjesëmarrjen e gruas. Merrni pak me mend sa e trishtueshme mund të bëhet jeta në familje, kur gratë qëndrojnë në errësirë, në një kohë kur burrat zhvillojnë intelektin e tyre. Ka shumë burra edhe gra që kësaj çështjeje nuk i vënë rëndësi. Fajtorë janë burrat, në radhë të parë, por edhe gratë nuk mbeten pa faj.

Lufta Nacionalçlirimtare dhe revolucioni ynë popullor krijuan raporte të reja në mes të klasave edhe në vetë familjen. Me mijëra njerëz të popullit u dalluan, u edukuan, gra edhe burra ecën përpara. Ata janë të devotshëm për çështjen e popullit, heroikë në luftën dhe në ndërtimin e socializmit. Ka disa prej tyre që janë martuar me vajza të ndershme, patriote, fshatare ose qytetare punonjëse, por ngritja kulturore dhe politike e

këtyre grave është e ulët dhe e keqja është se vazhdojnë të qëndrojnë në një gjendje të tillë, duke krijuar kështu një disnivel në ngritjen kulturore dhe politike në mes të burrit dhe gruas. Nga ana tjetër, në mjaft raste të tilla burri punon, gruaja rri pa punë. Natyrisht, shpejt ose vonë në këtë familje, në një gjendje të tillë, do të krijohen mosmarrëveshje, që fillojnë nga gjërat e vogla dhe shkojnë duke u trashur. Populli thotë: «Fukarallëku krijon grindje», fukarallëku jo vetëm nga pikëpamja ekonomike, por edhe nga pikëpamja intelektuale e politike.

Këta njerëz që përmenda më lart, nuk para i shikojnë me kujdes këto çështje. Nuk ka kujdes nga burrat, në radhë të parë, të cilët i mbajnë gratë në shtëpi, pa shkollë, pa punë dhe këtë gjoja e justifikojnë se kanë fëmijë, kanë mëmën plakë etj. Edhe gratë nga ana e tyre s'kanë shumë iniciativë, mendojnë si në kohët e lashta, se vetëm në atë mënyrë do ta mbajnë burrin të lidhur. Mirëpo, një mëngjes, papritur dhe pakujtuar, ndryshojnë punët në një familje të tillë. Burrit i rëndohet barra e shtëpisë, ai kërkon më shumë nga gruaja e tij, të cilën kurrë nuk ka marrë mundimin që ta edukojë dhe ta nxjerrë nga errësira, ai shikon se nga gruaja e tij e ndan një botë e tërë, se ai nuk gjen në shtëpi atë që kërkon jeta e kulturuar që po zhvillohet përpara tij. Kështu fillojnë pastaj mosmarrëveshjet, që arrijnë ngandonjëherë deri edhe në divorc. Shumë të lumtura dhe të gëzuara janë ato familje ku burri dhe gruaja, të dy, mësojnë dhe punojnë, pse duke qenë të ngritur dhe duke qenë ekonomikisht të pavarur nga njëri-tjetri, që të dy kontribuojnë së bashku në zbukurimin e jetës së tyre dhe të familjes.

Emancipimi i gruas nuk mjafton të trumbetohet vetëm me llafe, por të punohet në jetë e me durimin më të madh për këtë çështje. Dituria nuk fitohet në një ditë. Duhet të luftojnë njerëzit për ta fituar këtë. Paragjykimet fetare, që janë më të theksuara në gratë, nuk zhduken shpejt dhe nuk zhduken as me të bërtitura, as me dekrete. Burimin ato e kanë në errësirën dhe duhet të luftohen me propagandë shkencore, me sqarime.

Motra të dashura,

Kongresi juaj me të drejtë mund të cilësohet një kongres i madh pune dhe me siguri ai do t'i japë një hov të madh gruas shqiptare në punë, në misionin e saj të lartë që ajo ka bashkë me burrin, për ndërtimin e socializmit në vendin tonë. Për ta çliruar atdheun nga robëria shekullore, burrat dhe gratë e vendit tonë luftuan me heroizëm dhe gjaku e mundimet e tyre u kurorëzuan me sukses. Për rindërtimin e gërmadhave të atdheut tonë të djegur dhe të rrënuar nga lufta na u desh të bënim shumë sakrifica, se pa mundime dhe pa punuar asgjë nuk krijohet. Vullneti dhe heroizmat e popullit tonë i kapërcyen vështirësitë që na dilnin përpara. Shqipëria e popullit u rindërtua dhe u bë shumë më e bukur nga ç'ishte më përpara. Jeta e popullit u përmirësua nga të gjitha anët. Ne ecim të sigurt, me forca të shumëfishuara, drejt një të ardhmeje më të lumtur dhe më të begatshme. Kjo i detyrohet politikës së drejtë të Partisë dhe të Qeverisë sonë, që përfaqësojnë dhe realizojnë në jetë dëshirat dhe shpresat e popullit punonjës të vendit tonë. Drejtësinë dhe urtësinë e politikës së Partisë e vërtetoi Lufta Nacionalçlirimtare, e vërtetojnë realizimet e mëdha ekonomike dhe kulturore, e vërteton bashkimi i çeliktë i popullit rreth Partisë dhe Qeverisë së tij.

Në një periudhë të shkurtër prej 10-11 vjetësh në vendin tonë janë bërë transformime të mëdha. Kanë përparuar ekonomia jonë, kultura dhe arsimi. Sot vendi ynë ka një industri të fuqishme që prodhon për popullin naftë, krom, bitum, qymyr, tekstile, sheqer, çimento, këpucë e shumë sende të tjera të konsumit të gjerë. Krahas me industrinë zhvillohet dhe perfeksionohet artizanati, i cili me kooperativat e tij është bërë një ndihmës i mirë i industrisë. Rëndësi ka këtu dhe veçanërisht duhet të theksojmë pjesëmarrjen e gruas në industri dhe në artizanat. Ç'ndryshime të mëdha nga e kaluara! A mund të vihej në lëvizje gjithë kjo makineri pa pjesëmarrjen aktive të gruas, pa pjesëmarrjen e saj në prodhim? Jo, nuk mundej dhe kjo do të thoshte

që këto fabrika dhe uzina, këto kooperativa të artizanatit të mos prodhonin me rendiment të plotë. Shikoni ç'humbje do të kishte ekonomia jonë sikur të mos merrnin pjesë gratë në prodhim. Në kombinatin e tekstileve «Stalin» 55,9 për qind të punonjësve janë gra, në Trikotazhin e Korçës — mbi 60 për qind, në NISH Goma në Durrës — mbi 90 për qind, në Fabrikën e Këpucëve në Tiranë — mbi 60 për qind. Me mijëra gra punojnë në industrinë e naftës, në Kombinatin e Sheqerit, në Kombinatin e Drurit, në uzinat e zhveshjes së pambukut, në fabrikat e duhanit dhe të cigareve, në fabrikat e makaronave e shumë të tjera. Në kooperativat e artizanatit po e njëjta gjë. Shikoni ç'forcë e madhe grash është hedhur në prodhim, forcë që deri dje ishte e mbyllur dhe e ndrydhur në të katër muret e shtëpisë dhe priste nga duart e burrit. Këtej të nisemi për të matur sa hapa të mëdhenj përpara ka bërë gruaja shqiptare drejt përparimit, sa sukses ka pasur politika e drejtë e Partisë në drejtim të zhdukjes së injorancës dhe të paragjykimeve që mbretëronin në të kaluarën në burrat dhe në gratë. Si punojnë këto gra në prodhim? Ato punojnë në mënyrë të mrekullueshme, megjithëse për një kohë relativisht të shkurtër. Ato s'dinin gati asgjë përpara, ato shpejt mësuan të drejtojnë me mjeshtëri të rrallë makina të ndërlikuara nga më modernet, ato janë bërë luftëtare të dalluara për realizimin e planit, ato sulmojnë përpara si punëtore të pararojës njësoj si burrat, në mos disa herë më mirë, ato thyejnë normat. Shihni gratë dhe vajzat shembullore të Shqipërisë së re, si: Fone Kitën, Haxhire Spahiun, Vitore Shkrelin, Antoneta Zallëmin, Shazije Izollarin, Alije Ymerin. Po të rrish t'i numërosh të tëra gratë e dalluara, sulmuese dhe punëtore të pararojës, që janë krenaria e vendit tonë, të duhet një ditë e tërë. Vetë përfaqësueset e grave punonjëse të vendit tonë që janë këtu në Kongres do të tregojnë sa të lumtura dhe sa të gëzuara janë ato në punë, si iu çelën atyre sytë, si e ndryshuan jetën e tyre, si e zbukurojnë jetën e tyre dhe të familjes. Le t'u shërbejë si nxitje shembulli i 28 mijë grave që janë në prodhim, pa folur këtu për gratë punonjëse të fshatit, si edhe gratë

e tjera që për një arsye ose për një tjetër hezitojnë akoma të futen në punë.

Lenini na mëson se

> *«...duhet që gratë punëtore të marrin pjesë gjithnjë e më shumë në drejtimin e ndërmarrjeve shoqërore dhe në qeverisjen e shtetit»*[1].

Të mos kemi aspak frikë se ato nuk dinë. Njeriu nuk lind i ditur, por mëson dhe shembullin e kemi të gjallë në jetën tonë. Puna në Republikën tonë Popullore, ku ndërtohet socializmi, konsiderohet nder i madh, prandaj gratë duhet të sulmojnë për punë në të gjithë sektorët, pa përjashtim. Sigurisht, është më e nderuar dhe e respektuar në republikën tonë mëma plakë Fatime Kruja, që vazhdon të punojë, në një kohë kur të dy djemtë e saj kanë mbaruar universitetet dhe janë me detyra të rëndësishme, sesa gruaja e nëpunësit të lartë, që më rri në shtëpi dhe s'më zë punë me dorë, kur ndërtimi i ekonomisë socialiste kërkon njerëz në fabrika, në ndërtime, në arsim, në bujqësi e gjetkë.

Shteti ynë e ka përkrahur dhe do ta përkrahë vazhdimisht pjesëmarrjen e gruas në prodhim. Kodi i punës dhe sigurimet shoqërore e favorizojnë shumë pjesëmarrjen e gruas në punë. Kopshte dhe çerdhe fëmijësh janë hapur dhe do të shtohen akoma[2], por gruaja duhet që këto kopshte dhe çerdhe t'i marrë më shumë dhe më seriozisht nën drejtimin e kujdesin e saj. Por s'mjafton vetëm që gratë të marrin pjesë në prodhim, ato vazhdimisht duhet të perfeksionohen në zanatin e tyre, të bëhen shumë të afta, të ngrenë cilësinë e punës. Për këtë gratë janë në gjendje, atyre u janë krijuar të gjitha mundësitë nga ana e Partisë dhe e shtetit. Me siguri pas këtij Kongresi gratë e vendit tonë do të hidhen akoma më shumë në punë e në prodhim.

---

1. V. I. Lenin, Veprat, vëll. 30, f. 423.

2. Deri në vitin 1951 në vendin tonë kishte 23 kopshte fëmijësh dhe 17 çerdhe, ndërsa në vitin 1984 funksiononin 2990 kopshte dhe 2574 çerdhe në qytete, fshatra e qendra pune.

Mund të bëjë pyetjen ndonjë: «A ka punë për të gjitha këto gra dhe për të gjithë këta burra?». Punë ka sa të duash në Republikën tonë Popullore për atë që dëshiron të punojë. Ne kemi deficite të mëdha për fuqi punëtore në prodhim. Shumë burra që punojnë në prodhim, kanë zënë vendin e grave, kanë përfituar ngaqë gratë ngurrojnë të futen në punë. Tani gjendja ka ndryshuar. Forcë e madhe ka zbritur nga fshati, ka lënë bujqësinë dhe punon në qytete, por kjo forcë që duhet t'i përvishet bujqësisë për të shtuar prodhimet bujqësore dhe blegtorale, pjesërisht duhet të zëvendësohet nga qytetet. Shumë njerëz duhet të ndërrojnë profesionet, të tjerë duhet të fillojnë të mësojnë profesionet e tyre. Kjo është e natyrshme. Në industrinë e tekstileve, të këpucëve, në prodhimet ushqimore, në shërbimet për popullin, në shëndetësi, në arsim etj. shumica dërrmuese duhet të jenë gra. Rrallë do të gjesh qytetarë dhe qytetare të punojnë në ndërtim. Atje shumica janë fshatarë, sikur të ishte vetëm ky zanati i tyre. Për qytetarin sikur është bërë zakon të kërkojë të futet në ndonjë zyrë, të bëhet ndonjë shitës dyqani. Kjo, natyrisht, duhet të marrë fund njëherë e mirë dhe më duket se ka ardhur koha të marrë fund.

Me gjithë ndërtimet e mëdha që bëhen për banesa në qytete, përsëri ne kemi vështirësi për strehim dhe ky problem nuk mund të zgjidhet menjëherë. Por të mendojmë pak më thellë. Është për t'u lavdëruar që vajza të reja kanë ardhur nga të katër anët e Shqipërisë dhe punojnë në kombinatin e tekstileve «Stalin» dhe në të gjitha ndërmarrjet e kryeqytetit. Ato krijojnë familjet e tyre dhe duhen strehuar dhe po strehohen. Po të numërohen ndërtimet e bëra në Tiranë gjatë kësaj periudhe dhjetëvjeçare, mund të thuhet se gati një Tiranë e dytë është ndërtuar. Por vihet re se me mijëra qytetare të Tiranës rrinë pa punë për një arsye ose për një tjetër dhe këto s'dinë gjë tjetër të thonë: «Të na strehojë shteti, se jemi ngushtë», në vend që të futen në punë e në prodhim dhe ato fshatare të tepërta t'i përvishen bujqësisë, apo nuk e kanë

zanat ato bujqësinë, apo nuk dallohen fshatarет në bujqësi, apo nuk i japin rëndësi të jashtëzakonshme Partia dhe shteti bujqësisë.

Nga ana tjetër, qytetari me origjinë fshatare ose fshatari a fshatarja të ardhur rishtas në qytet, i thërret nga i ka dhe nga s'i ka prindërit, vëllezërit, motrat, deri te hallat dhe tetot nga fshati në qytet, u prish atje ekonominë bujqësore, i heq këta njerëz nga puna dhe nga prodhimi, mblidhet me ta në një ose në dy dhoma, i ushqen të gjithë vetë, kërkon t'i futë nëpër zyra, kërkon t'u sigurojë triska nga shteti dhe në kurriz të shoqërisë. Këto s'janë veprime të urta, ato dëmtojnë ekonominë shtetërore dhe ekonominë individuale të gjithsecilit. Më duket se këto gjëra duhen sheshuar e duhen ndrequr. Pushteti duhet të marrë masa dhe të mos lejojë fryrjen e panevojshme të qyteteve. Gratë vetë duhet të luajnë një rol të madh në zgjidhjen e drejtë të këtyre problemeve të rëndësishme shoqërore.

Të shikojmë fshatin. Atje gruaja është bërë një forcë e madhe në prodhim dhe në jetën shoqërore. Ajo kurdoherë ka qenë një ndihmë e fuqishme e burrit, megjithëse në të kaluarën nuk njiheshin meritat e saj. Pushteti ynë popullor e nxori atë në jetë, e vuri krahas me burrin. Mund të themi pa frikë se tani gruaja e fshatit, për sa i përket pjesëmarrjes në prodhim, qëndron më përpara se gruaja e qytetit dhe me siguri kjo pjesëmarrje revolucionare e gruas në fshat, në prodhim, në politikë dhe në drejtimin direkt të pushtetit është garancia më e madhe dhe më e sigurt e përparimit të saj, e zhdukjes së errësirës dhe të prapambetjes, është një faktor vendimtar i përmirësimit rrënjësor të jetës së fshatarit. Partia dhe Qeveria i kanë vënë dhe do t'u vënë një rëndësi të madhe bujqësisë dhe blegtorisë dhe ne shohim rezultatet e kënaqshme të kësaj politike të drejtë. Fshatarësia jonë tani është e zonja e tokës, ajo punon dhe prodhon shumë më mirë se në të kaluarën; shteti i jep fshatit një ndihmë të madhe, të shumanshme dhe vendi çdo vit ka më shumë drithë, më shumë pambuk, duhan, panxharsheqeri dhe prodhime blegtorale. Ky prodhim do të

shtohet akoma më shumë në planin e dytë pesëvjeçar, që Partia dhe Qeveria jonë po përgatitin.

Ne mund të themi, pa u gabuar, se pjesa dërrmuese e grave të fshatit janë hedhur në prodhim. Gruaja e fshatit është thirrur të luajë një rol të madh për rritjen e rendimenteve. Përveç eksperiencës së saj praktike që ka në bujqësi, atë duhet ta njohim me metodat e reja dhe të sprovuara agroteknike, që kanë dhënë rezultate të mira në vendin tonë. Edukimi me format e reja të prodhimit në bujqësi dhe në blegtori duhet të përhapet gjerësisht, jo vetëm në fshatarët, por edhe në fshataret. Fshtari ynë duhet të ketë përkrah tij në punë jo vetëm një bashkëzbatues të detyrave bujqësore, por edhe një shoqe të kualifikuar, krijuese të së resë dhe të mirëqenies. Kjo do të arrihet vetëm duke i dhënë një rëndësi akoma më të madhe edukimit të grave fshatare. E dëgjuat sa përpara dhe ç'prodhime bujqësore dhe blegtorale të larta kanë marrë gratë e dalluara, si: Elisaveta Nasi, Athina Zafiri, Mihane Bilali, Dafina Kondakçiu, Sheqere Elezi e qindra gra të tjera. Këto shoqe janë gra të thjeshta të popullit. Këto nuk kanë shkolla dhe universitete, por janë të zgjuara si të gjitha gratë fshatare dhe kanë mësuar nga metodat e reja në bujqësi dhe në blegtori, tregojnë shumë kujdes në punë dhe marrin prodhime të mëdha. Pse është e shquar në Shqipëri Mihane Bilali, rritësja e viçave? Ajo është e dalluar, sepse atë e mësuan me kujdes dhe ajo vetë tregoi shumë kujdes.

Gratë nga natyra janë shumë të kujdesshme, pra, u vihet si detyrë njerëzve të bujqësisë që të vënë më shumë kujdes për t'i mësuar me durim gratë e fshatit. «Si të punosh tokën dhe si t'u bësh shërbim bimëve, ashtu do të të japin edhe ato», thotë fshatari. Atëherë t'ua mësojmë fshatarëve dhe fshatareve si të punohet më mirë toka dhe si t'u bëhen më mirë shërbimet bimëve. Fshatari e shikon mirë interesin e tij, atëherë t'ia bëjmë akoma më të qartë se interesi i tij dhe ai i përgjithshmi e lypin që ai të mos qëndrojë në metodat e vjetruara të punimit të tokës dhe të shërbimit të bimëve. Për këtë qëllim nje-

rëzit e bujqësisë në fshatra, sipas llojeve të bimëve që mbjell fshati, të organizojnë më shumë kurse, konferenca, konsultime me burrat dhe me gratë e fshatit dhe t'u mësohet këtyre konkretisht si të përmirësojnë zanatin. Dituria në fshat nuk është vetëm të mësosh të shkruash dhe të lexosh, siç mendojnë disa gra. Jo, ajo është vetëm fillimi ose abëcëja që të hap rrugën dhe të jep mjetin të zhvillohesh me shpejtësi. Me dhjetëra mijë vajza fshatare kanë mbaruar shkollat fillore dhe 7-vjeçare. Ato duhet të jenë pionieret, ndihmëset e fuqishme të mësuesve, të agronomëve, të veterinerëve dhe të gjithë punonjësve të tjerë të shtetit që merren me përhapjen e së resë në fshat. Fshatrat tona duhet të kenë mësueset, infermieret, tekniket bujqësore të vetat, të dalë nga fshati i tyre dhe jo vetëm nga një, por shumë. Pushteti ynë popullor i ka krijuar të gjitha mundësitë dhe këto mundësi duhet t'i shfrytëzojmë në maksimum. Partia ka bindjen e plotë se gruaja fshatare, sikundër dhe ajo e qytetit, do të ecin akoma më me vrull përpara për të fituar kalanë e diturisë dhe të shkencës dhe do ta vënë këtë në shërbim të forcimit të Republikës sonë Popullore, për zbukurimin e jetës së popullit tonë.

Ju, shoqe të dashura, keni organizatën tuaj të gjerë politike që udhëhiqet nga mësimet e Partisë. Është vendi të thuhet se organizata juaj, Bashkimi i Grave të Shqipërisë, i ka shërbyer shumë atdheut në ngritjen politike të gruas, në mobilizimin e gjerë të saj, në pjesëmarrjen në të gjitha aktivitetet e jetës së vendit tonë. Organizata juaj është e dashur për gratë e vendit tonë, pse konkretisht ajo interesohet për problemet e gruas, ajo është një ndihmëse e fuqishme e Partisë në veprën madhështore të edukimit politik të masave të gjera punonjëse të grave. Prandaj duhet akoma më shumë ta forcojmë dhe të kujdesemi të gjithë për organizatën tuaj, që ta bëjmë punën e saj më të frytshme. Shumë njerëz dhe mjaft komunistë nuk e kuptojnë aq sa duhet rolin e madh të kësaj dhe bëjnë lëshime në ndihmën që duhet t'i jepet asaj. Shumë punonjëse që bëjnë pjesë në bashkimet profesionale, të cilat janë shkolla të komunizmit,

pak kontribut japin në organizatën e gruas, e quajnë këtë si të huaj, të atyre që s'janë të sindikuara. Të mendojnë pak se shumica e grave të vendit tonë janë në fshat dhe ato kanë nevojë të madhe për ndihmën e punëtoreve tona dhe ndihma që ato duhet të japin, rruga më e mirë, më e drejtë, më e efektshme, është të jepet nëpërmjet organizatës së gruas. Kur mendojmë se ne kemi një numër të madh vajzash dhe grash në prodhim, siç përmenda më lart, kur mendojmë se në arsim gratë përbëjnë 45 për qind të të gjithë punonjësve, në shëndetësi — 45,8 për qind, në tregti — 40 për qind, ne kemi të drejtë të mendojmë dhe të shpresojmë se kemi një forcë të madhe grash të mësuara, të edukuara që duhet t'i japin një gjallërim të madh organizatës së Bashkimit të Grave të Shqipërisë.

Organizatat e Partisë duhet të tregojnë akoma më shumë kujdes për forcimin dhe mbarëvajtjen e organizatës së gruas, ta ndihmojnë atë pa pushim dhe ta bëjnë një nga levat e tyre të fuqishme. Problemet ekonomike dhe shoqërore të gruas janë shumë të rëndësishme dhe delikate dhe, po të neglizhohen, i sillet një dëm i jashtëzakonshëm atdheut. Vetëm po të mendojmë mirë rolin vendimtar që luajnë gratë në rritjen dhe në edukimin e fëmijëve, në pjesëmarrjen aktive në qeverisjen e vendit, në pjesëmarrjen e gjallë në prodhim, atëherë nuk duhet të na zërë gjumi dhe nuk duhet t'i neglizhojmë problemet e mëdha të gruas dhe rolin e organizatës së gruas. S'ka aktivitet jetik të vendit tonë ku të mos ndërhyjë çështja e gruas, dhe çfarë ndërhyrjeje, rrënjësore. Në qoftë se edukimi i gruas, ngritja e saj politike, arsimore e kulturore, nuk merret me seriozitet të madh, punët s'ka se si të shkojnë mirë, por do të çalojnë. Problemeve të gruas dhe të organizatës së saj politike Partia jonë dhe Qeveria e Republikës sonë Popullore do t'u vënë kujdesin më të madh dhe do t'u japin si kurdoherë ndihmën më të madhe.

Të dashura mëma dhe motra! I gëzuar e i lumtur ecën populli shqiptar përpara drejt së ardhmes së ndritur. Popullit dhe vendit tonë iu hapën perspektiva të shkëlqyera dhe këto

ia detyrojmë udhëheqjes së drejtë të Partisë sonë. Mëma shqiptare, ju e dini në ç'hall të madh ka qenë Shqipëria, ç'vuajtje dhe mizerje ka hequr në të kaluarën populli trim shqiptar. Mendoni ç'do të vuante populli ynë, po të mos kishim Partinë. Kur na kishte pllakosur robëria, kur luftonim nëpër male e nëpër qytete, Partia jonë e lavdishme, që na priu në fitore, na tha: «Përpara, popull, të fitojmë me luftë lirinë dhe pavarësinë tonë!»...

Mëma shqiptare, krahasoni të kaluarën e zezë me realitetin e tanishëm të bukur të Shqipërisë! Ç'ndryshime kolosale në jetën e popullit tonë!...

Një jetë krejt e re dhe e gëzuar, plot besim dhe shpresa në të ardhmen, lulëzon në vendin tonë. Punonjësit e vendit tonë kanë përmirësuar dhe vazhdimisht përmirësojnë jetën e tyre dhe ata me dashuri dhe me mirënjohje të thellë mendojnë në çdo çast për Partinë e tyre të dashur. Me të drejtë nëna shqiptare i rrit fëmijët e saj, brezat e ardhshëm të vendit tonë, me një dashuri të pakufishme për popullin, për Partinë. Për Partinë e Punës rrahin zemrat e popullit tonë, pse ajo është sigurimi i lirisë dhe i pavarësisë së atdheut, është sigurimi i një jete të lumtur dhe paqësore për popullin, është sigurimi i ndërtimit të socializmit në vendin tonë...

Mëma! Ne jemi kundër luftërave imperialiste, ne duam paqen, ne s'duam as të na digjet atdheu, as të djegim atdheun e të tjerëve. Ne nuk duam të na vriten bijtë dhe bijat tona dhe as të vrasim bijtë dhe bijat e të tjerëve. Ne duam të ndërtojmë në paqe jetën e lumtur dhe të gëzuar për popullin tonë, ne duam dhe luftojmë që fabrikat tona të prodhojnë sa më shumë dhe sa më mirë për popullin, ne duam dhe luftojmë që fushat dhe kopshtet tona të lulëzojnë dhe të prodhojnë sa më me bollëk për popullin, ne duam dhe luftojmë që të zhvillohen dhe të përparojnë arsimi dhe kultura në vendin tonë. Ne do të punojmë, por në të njëjtën kohë edhe do të vigjilojmë për të mbrojtur fitoret tona nga çdo armik. Ne duam të kemi marrëdhënie miqësore me të gjitha shtetet e botës në bazë të respek-

tit reciprok dhe të të drejtave legjitime të çdo populli. Kjo politikë paqësore e popullit tonë përqafohet dhe mbrohet nga i madh e i vogël në vendin tonë. Kjo nuk tregon aspak dobësinë tonë, por forcën e shtetit dhe të popullit tonë. I gjithë populli ynë do të luftojë me mish e me shpirt për mbrojtjen e paqes në botë, do të luftojë me të gjitha forcat për forcimin dhe lulëzimin e Republikës Popullore të Shqipërisë. Për këtë arsye populli ynë, burra e gra, i madh e i vogël, i bashkuar si një trup rreth Partisë dhe Qeverisë së tij, punon me heroizëm për të mbyllur me sukses realizimin e planit të parë pesëvjeçar. Mëma dhe motra, punë e madhe dhe suksese të mëdha na presin në të ardhmen. Plani i dytë pesëvjeçar do ta zbukurojë akoma më shumë Republikën tonë Popullore, do ta bëjë jetën e popullit tonë e të kalamanëve tanë akoma më të lumtur, më të gëzuar, më të begatshme.

Të rrojë dhe të lulëzojë Republika jonë Popullore!

Të rrojë Partia e lavdishme e Punës, udhëheqësja e urtë dhe heroike e popullit shqiptar!

Rrofshin gratë heroike të atdheut tonë!

*Vepra, vëll. 13, f. 54-79*

# TË NGRIHET NIVELI I PUNËS ME MASAT

*Nga raporti në Kongresin e 3-të të PPSH*[1]

**25 maj 1956**

...Klasikët e marksizëm-leninizmit kanë theksuar me një forcë të veçantë rëndësinë e madhe të lidhjeve të partisë me masat. Ata kanë vënë në dukje se asnjë transformim i madh shoqëror nuk mund të kryhet pa pjesëmarrjen e gjerë dhe aktive të masave. Partia jonë e ka konsideruar lidhjen me masat dhe forcimin e vazhdueshëm të këtyre lidhjeve si një nga parimet themelore organizative të saj.

Kongresi i 2-të i PPSH na porositi që të përmirësonim më shumë punën e Partisë me masat, të forconim dhe të gjallëronim organizatat e masave, të rritnim iniciativën krijuese dhe të siguronim mobilizimin më të madh të tyre për realizimin e detyrave që shtrojnë Partia dhe shteti.

Dhe që nga Kongresi i 2-të i Partisë e deri sot, në të gjitha këto drejtime janë arritur suksese të dukshme. Veçanërisht është bërë një kthesë e vërtetë në drejtim të problemeve ekonomike nga të gjitha organizatat e masave: nga Bashkimet Profesionale të Shqipërisë, Bashkimi i Rinisë së Punës të Shqipërisë, Bashkimi i Grave të Shqipërisë dhe Fronti Demokratik. Bashkimet profesionale, duke rritur më shumë kujdesin për organizimin dhe ndjekjen e emulacionit socialist, rinia me anën e

---

1. Kongresi i 3-të i PPSH i zhvilloi punimet nga 25 maji deri më 3 qershor 1956.

takimeve të rinisë punëtore dhe të garave të rinisë në fshat, gruaja me anën e aksioneve të saj konkrete etj., kanë mundur të sigurojnë një mobilizim më të madh të masave për realizimin me sukses të detyrave të ndryshme në fushën ekonomike dhe politiko-shoqërore.

Por në punën e Partisë për forcimin e organizatave të masave dhe në vetë punën e këtyre organizatave ka akoma mjaft dobësi e të meta, të cilat do të ishte gabim të mos i shikonim, të mos i zbulonim dhe të mos i luftonim. E meta më serioze në punën e organizatave të masave është se puna organizative dhe edukative, puna drejtuese e tyre nuk u përgjigjet vrullit, entuziazmit dhe kërkesave të masave. Puna e tyre nuk është në atë nivel që të mund të kanalizojë sa më mirë dhe plotësisht tërë këto energji në drejtim të zgjidhjes së detyrave më të rëndësishme që preokupojnë Partinë dhe shtetin. Formalizmi, sektarizmi dhe burokratizmi që ekzistojnë, ku më shumë dhe ku më pak, në punën e këtyre organizatave, ndrydhin deri diku energjitë krijuese dhe iniciativën e gjerë të masave. Prandaj lufta kryesore e organizatave të Partisë dhe e vetë organizatave të masave duhet të drejtohet kundër këtyre metodave në punën e tyre, për një punë më të gjallë, më elastike e më konkrete.

Detyrat e mëdha që shtrojnë direktivat e planit të dytë pesëvjeçar që do të diskutojë ky Kongres, janë një program i madh pune për zhvillimin e ekonomisë dhe të kulturës në vendin tonë. Zbatimi i detyrave për rritjen e prodhimit industrial, për rritjen e prodhimit bujqësor e blegtoral, për rritjen e ritmit të kolektivizimit të bujqësisë, nuk mund të zgjidhet me sukses pa veprimtarinë e punëtorëve dhe të personelit inxhiniero--teknik në ndërmarrjet ekonomike, pa siguruar mobilizimin e gjithanshëm të punonjësve të fshatit, të rinisë e të gruas, pa zhvilluar më tej iniciativën e tyre krijuese.

Partia ka theksuar vazhdimisht se në qendër të vëmendjes së organizatave të Partisë, për sa i përket zbatimit të detyrave të planit, duhet të qëndrojë puna me masat, zhvillimi i emulacionit socialist. Emulacioni socialist zhvillon iniciativën krijuese

të masave, vullnetin e tyre për të ngritur ekonominë popullore e për të ndrequr të metat në punë. Të udhëheqësh emulacionin socialist do të thotë të punosh vazhdimisht me njerëzit, të tregosh kujdes për ta e të zhdukësh çdo pengesë në rrugën e tyre. Kur punëtori, inxhinieri e tekniku shohin se për sukseset e tyre në prodhim tregohet interesim, se iniciativat e tyre përkrahen dhe inkurajohen, ata tregojnë një iniciativë dhe mençuri akoma më të madhe në punë.

Por në organizatat tona, dhe veçanërisht në ato të bashkimeve profesionale, të cilat janë ngarkuar ta udhëheqin emulacionin socialist, vihet re se puna e kujdesshme dhe e gjallë që duhet bërë në këtë drejtim, shpeshherë zëvendësohet me mbledhjen e shifrave të ndryshme për numrin e atyre që marrin pjesë në garat socialiste, me ndarjen e çmimeve për fituesit e garave, me ndarjen e shpërblimeve në të holla etj.

Partia na mëson se qëllimi kryesor i emulacionit socialist është të nxitë punonjësit për plotësimin e detyrave të caktuara nga plani dhe për realizimin e normave të punës nga ana e të gjithë punëtorëve, pra të shërbejë që të përhapet gjerësisht eksperienca e më të mirëve. Por shpeshherë organizatat e Partisë, dhe veçanërisht organizatat e bashkimeve profesionale dhe të rinisë, merren kryesisht me persona të veçantë ose me grupe të vegjël punëtorësh të përparuar dhe harrojnë masën kryesore të pjesëmarrësve në garë. Një gjë të tillë e shohim edhe në shtypin tonë. Në vend të punës së gjallë me masat, preferohet të bëhet zhurmë rreth sukseseve të veçuara. Kjo nuk është e drejtë dhe as e plotë. Kujdesi për punëtorët e përparuar është një gjë e domosdoshme, por nuk duhet harruar se ajo që vendos për realizimin e planit është masa e gjerë e punëtorëve. Prandaj duhet përqendruar vëmendja në mënyrë të veçantë tek ata, të ndihmohen ata, të vihet në dukje puna e tyre, t'u transmetohet atyre eksperienca e punëtorëve të përparuar. Organizatave të bashkimeve profesionale duhet t'u tërheqë vëmendjen fakti se zakonisht ata që mbeten jashtë lëvizjes së emulacionit socialist, ata që mbeten prapa, janë punëtorët e ardhur rishtas

në punë. Ata kanë nevojë për një kujdes të posaçëm, të mësohen, të familjarizohen me kushtet e punës, të edukohen dhe të ndihmohen për të kapërcyer vështirësitë e fillimit. . .

Për realizimin me sukses të detyrave të planit të shtetit, sidomos në fshat, një rol shumë i madh u takon organizatave të tjera të masave, rinisë, gruas dhe Frontit Demokratik. Duke ndjekur eksperiencën e viteve të fundit për organizimin e garave socialiste për çështje konkrete, organizatat e rinisë, të gruas dhe të Frontit duhet të luftojnë njëkohësisht kundër shfaqjeve të zhurmës së kotë, kundër bujës dhe anës deklarative në këtë punë. Partia duhet të sigurojë me anë të këtyre organizatave një punë më të gjallë dhe më konkrete për rritjen e entuziazmit dhe të iniciativës së masave fshatare, për zbatimin e detyrave. Duke pasur parasysh detyrën kryesore që na shtrohet tani për transformimin socialist të bujqësisë, ne duhet patjetër ta forcojmë akoma më shumë udhëheqjen e Partisë mbi organizatat e masave në fshat dhe vetë punën e këtyre organizatave, me qëllim që të sigurohet mobilizimi i tyre për përhapjen e së resë në fshat, për shtimin e prodhimeve bujqësore e blegtorale, për realizimin e planeve të bonifikimit dhe për shpejtimin e ritmit të kolektivizimit të bujqësisë.

Forcimi i lidhjeve të Partisë me masat kërkon që të zhvillohet një punë e vazhdueshme dhe sistematike për edukimin e tyre politik. Masat punonjëse duhet të sqarohen rregullisht për çështjet aktuale të politikës së Partisë.

E meta kryesore në tërë punën për edukimin politik të masave qëndron në cilësinë e dobët të saj. Edukimi politik i masave bëhet me fraza të përgjithshme, shpeshherë të pakuptueshme, nuk u përgjigjet sa duhet kërkesave dhe nevojave të kategorive të ndryshme të masave punonjëse.

Duhet të rritet, pra, niveli i punës sonë politike me masat, të përmirësohet cilësia e leksioneve, e bisedave dhe e leximeve.

Me shumë rëndësi dhe shumë më delikate është edhe puna për edukimin komunist të rinisë. Ndërsa kur flasim për të edukuar punëtorët e fshatarët tanë kemi gjithnjë parasysh riedu-

kimin e tyre, luftimin e mbeturinave të së kaluarës në ndërgjegjen e tyre etj., kur flasim për edukimin e rinisë, kemi parasysh pikërisht edukimin e saj nga e para, mbrujtjen e saj me ndërgjegjen socialiste. Prandaj është jashtëzakonisht i madh roli i organizatës së rinisë, sepse ajo, në bashkëpunim me shtetin dhe nën udhëheqjen e drejtpërdrejtë të Partisë, duhet ta edukojë rininë që në moshën e saj më të njomë me vetitë e larta të njeriut të shoqërisë së re socialiste. Që nga puna me fatosat e pionierët dhe deri në bankat e shkollave të larta, kudo që punon rinia, duhet të ndihet dora e Partisë dhe e organizatës së rinisë që kalit me durim njeriun e ri.

Organizatat e Partisë duhet të kujdesen më shumë për edukimin e rinisë dhe të përpiqen të gjejnë format më të përshtatshme për edukimin komunist të saj.

Rinisë, prej natyre, i pëlqen çdo gjë e re, atë e mërzitin format e vjetruara. Prandaj të mos u qëndrojmë skllevër disa formave të punës sonë që i kemi gjetur prej kohësh. T'i krijojmë rinisë mundësinë që të kalitet dhe të edukohet në format që ajo vetë do t'i gjejë më të përshtatshme.

Duke marrë parasysh prapambetjen e madhe të trashëguar nga e kaluara në radhët e grave, ngritja e nivelit politik dhe kulturor të tyre është një punë me shumë përgjegjësi për organizatat e Partisë dhe për organizatën e Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Niveli i ulët kulturor dhe teknik i grave është bërë sot një pengesë serioze për rritjen e pjesëmarrjes së gruas në prodhim dhe për ritmin e zhvillimit të shoqërisë. Prandaj duhet të merren masa më efektive për forcimin e punës edukative me gratë, për të ngritur nivelin e tyre në përshtatje me kërkesat e zhvillimit ekonomik të vendit.

Forca dhe gjallëria e organizatave të masave buron nga drejtimi i urtë i Partisë. Por duhet thënë se jo të gjitha organizatat dhe organet e Partisë kujdesen si duhet për të udhëhequr nga afër dhe vazhdimisht të gjitha organizatat e masave.

Partia i drejton organizatat e masave kryesisht nëpërmjet anëtarëve të saj, që bëjnë pjesë në këto organizata. Por ka

komunistë që, ndonëse marrin pjesë në organizatat e masave, bile janë zgjedhur edhe në organet e tyre, japin shumë pak ndihmë ose nuk aktivizohen fare në punët e këtyre organizatave. Ky është një qëndrim krejt i palejueshëm për komunistët. Çdo komunist e ka për detyrë të bëjë patjetër një punë shoqërore.

Duhet të jetë e qartë se ai komunist që i shmanget një detyre kaq me rëndësi dhe kaq elementare, siç është puna me masat, ai ka hyrë para kohe në Parti.

Nga ana e tyre, organizatat dhe organet e Partisë duhet t'i udhëheqin organizatat e masave më konkretisht dhe më operativisht...

*Vepra, vëll. 13, f. 449-452, 456-459*

# TA DONI KOMBINATIN SI SHTËPINË TUAJ DHE TË BËNI QË JETA KËTU TË LULËZOJË

*Nga fjala në takimin me punëtorët e kombinatit të tekstileve «Stalin»*

**11 maj 1957**

... Një tjetër detyrë, si për gjithë klasën punëtore, ashtu edhe për ju, është të stabilizoheni definitivisht në ndërmarrjen tuaj të mrekullueshme. Sigurisht, në krahasim me të kaluarën, tani në kombinat ka shumë më pak lëvizje. Por, sidoqoftë, punëtorët dhe punëtoret e kombinatit, sidomos punëtoret, sa të jetë e mundur të stabilizohen përgjithnjë. Ka sot midis jush që në fillim kanë ardhur vajza të reja. Po jeta ecën përpara, u rritët, dhe shumë nga ju janë njohur këtu me shokët e tyre punëtorë, janë dashuruar, janë martuar e tani janë bërë edhe me fëmijë. Puna është që këtë shembull të tyre ta ndjekin të gjitha vajzat që punojnë këtu, të stabilizoheni përgjithnjë, ta doni kombinatin si shtëpinë tuaj dhe të bëni që jeta këtu të lulëzojë. Qëndroni, pra, vendosuni këtu me familjen e madhe, ku ju u rritët bashkë me fabrikat, u edukuat dhe u bëtë punëtore, teknike, mjeshtre, se kështu do të perfeksionoheni çdo ditë më shumë në punë dhe rendimenti i prodhimit në sasi dhe në cilësi do të rritet vazhdimisht. Partia ju bën thirrje juve, punëtoreve dhe punëtorëve të vjetër të kombinatit, që të stabilizoheni përgjithnjë dhe të mos largoheni nga kombinati. Në qoftë se e sjell rasti që ndonjëra të martohet me ndonjë njeri jashtë kombinatit, tërhiqeni ju këtu dhe mos shkoni ju pas tyre.

Mund të ketë midis jush vajza që t'u pëlqejë një djalë që punon në dikaster ose nëpër vende të tjera, kjo është puna e tyre, po çështja është që të mos shkoni ju pas tyre, i sillni këtu, se tani ka ardhur koha që edhe gratë të tërheqin burrat dhe nuk është më si dikur që vetëm burrat i tërhiqnin gratë kudo që shkonin me punë *(të qeshura në sallë)*. Tani kombinati ka nevojë për zotësinë tuaj, se ju jeni punëtoret më me eksperiencë, ju do të jeni mjeshtrit e brezave të ardhshëm të tekstilit...

Në kombinat ju do të korrni suksese edhe në të ardhmen, se këtu ka shumë shokë dhe shoqe në pararojë të prodhimit, siç është, për shembull, Drita Prizreni në tezgjah, që punon me 16 makina. 464 mijë metra tekstile kanë dalë nga duart e saj të arta që nga viti 1954 dhe deri tani, dhe po t'i llogaritim nga 3 metra që duhet për një fustan vajze, del se me duart e saj ajo ka veshur dhe ka gëzuar rreth 154 mijë vajza. Kështu i shikon Partia punët. Vajzat e gratë gëzohen kur veshin fustane të reja dhe njëqind urime u dërgojnë këtyre vajzave dhe djemve, nga duart e të cilëve dalin të gjitha këto gjëra kaq të bukura.

Si Drita duhet të jenë në pararojë edhe shumë të tjerë dhe jo vetëm në kombinatin tuaj, po në radhët e të gjithë klasës punëtore heroike. Si ajo, te ju janë për t'u marrë shembull shoqet që punojnë për llogari të vitit 1958, si Mezaia Meçe, Rukie Karafili e shumë e shumë vajza e gra të tjera punëtore të tekstilit. Po këtu ka edhe burra të dalluar, siç është për shembull tekniku i dalluar Pirro Stathi, që ka nën kujdesin e vet 31 makina fanellate dhe që e realizon planin 122 për qind. Të lumtë, shoku Pirro! Është për t'u përmendur gjithashtu rimontieri Llambi Deçka, që kryen me nder punën dhe i dorëzon makinat me cilësi të lartë. Kështu si këta shokë e shoqe punëtorë ka edhe shumë e shumë të tjerë.

Po, shokë, në kolektivin tuaj ka qindra vajza e djem të dalluar, që me punën e tyre të palodhur kanë bërë që kombinati të arrijë të gjitha këto suksese. Këtu ka inxhinierë që punojnë mirë dhe me zell, që drejtojnë gjithë këto makineri dhe

i ndihmojnë përditë punëtorët tanë të ecin përpara në përvetësimin e teknikës.

Prandaj, shokë, unë ju përshëndes për këtë punë të madhe që po bëni dhe jam i bindur se do ta realizoni plotësisht, do ta tejkaloni planin e shtetit dhe do ta mbani kurdoherë lart flamurin e Partisë...

*Vepra, vëll. 14, f. 408-409, 415-416*

## PËR KUJDESIN TUAJ JU JEMI MIRËNJOHËS

*Letër drejtuar Kostandina Londarit*[1]

**10 mars 1958**

E dashur mëmë Kostandinë,

Mora letrën tuaj dhe ju falënderoj nga zemra për sa shkruani. Mua më kujtohet fare mirë koha që kam kaluar, bashkë me shokët e mi, në shtëpinë tuaj mikpritëse, në ditët e vështira të luftës për çlirimin e atdheut. Unë ruaj kujtimet më të mira[2] nga kujdesi që ju, ashtu sikurse gjithë populli ynë, keni treguar për ne dhe për këtë ju jemi mirënjohës.

Duke plotësuar dëshirën tuaj, po ju dërgoj fotografinë së

1. Kostandina Londari, nga fshati Odriçan i rrethit të Përmetit, me anë të një letre i kërkonte shokut Enver Hoxha një fotografi të Tij, për ta pasur pranë, në dhomën ku Ai kishte punuar gjatë verës së vitit 1944.

2. Në kujtimet e Tij për periudhën pas Kongresit të Përmetit, shoku Enver Hoxha ka shkruar: «Ngjitur me shtëpinë e nënë Vitorisë, ishte shtëpia e nënë Koces, si i thërritnin në fshat dhe si i thirrëm edhe ne, Kostandina Londarit. Shkoja shpesh për të punuar ose për të ndenjur edhe në shtëpinë e nënë Koces, e cila sa më shihte më pyeste mos kisha nevojë për gjë, me një dashuri dhe dhimbsuri nëne. Nuk kishte fëmijë, por, për sa kohë punuam në Odriçan, ajo na bëri të gjithë fëmijë të saj, bile, për nevoja pune na liroi tërë shtëpinë dhe vetë shkoi te një kuzhinë e vogël, në oborr. Për këtë nënë të dashur ruaj në zemër dashurinë më të madhe dhe kujtimet më të bukura». (Enver Hoxha, «Kur u hodhën themelet e Shqipërisë së re» — Kujtime dhe shënime historike, f. 429.)

bashku me urimet e mia më të mira për jetë të gjatë, shëndet dhe pleqëri të lumtur.

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 54-55*

## KUJDESIN PËR LOPËN T'IA BESOJMË GRUAS, E, NË RADHË TË PARË, VAJZAVE TË REJA

*Nga fjala në Konferencën kombëtare për shtimin dhe përmirësimin e lopës*

**23 mars 1958**

...Një kooperativist më thoshte se një burrë që punonte si stallier, nuk e di çfarë halli kishte dhe e goditi lopën. A e dini se ç'ndodhi? Lopa për katër ditë rresht nuk i dha asnjë kovë qumësht. Prandaj, Partia shtron çështjen që të shtojmë kujdesin për lopën dhe këtë punë t'ia besojmë gruas, e në radhë të parë vajzave të reja. Kjo është një gjë me shumë rëndësi, sepse lidhet me karakterin e gruas dhe me natyrën e saj për të qenë më e gatshme në shërbim e më e sjellshme, si dhe më e dhimbsur dhe e durueshme në krahasim me burrat, që janë më pak të durueshëm. Del, pra, nevoja që në këtë punë të futim sa më shumë gra dhe të reja dhe do të shohim se kjo do të influencojë në zhvillimin e shpejtë të lopës në vendin tonë...

Fare mirë foli këtu shoqja Zhaneta, së cilës, kur vajti të punojë te viçat, e motra i tha: «Ç'të duhet ty ky zanat?». Sikur kjo të kishte vajtur të bëhej «qatipe» ose një daktilografiste, motra e saj do të ishte jashtëzakonisht e kënaqur, sepse do të mendonte se hyri në radhën e personaliteteve. Por tani puna ka ndryshuar: zyrtar do të thotë shërbëtor i popullit dhe, në qoftë se qepesh vetëm në zyrë, të jesh i bindur se populli nuk të do. Populli do njerëzit që krijojnë në luftë me vështirësitë. Megjithëse puna është çështje nderi, ka nga njerëzit e vjetër,

si dhe nga brezi i ri, të atillë që, duke notuar në mbeturinat mikroborgjeze, përpiqen të mënjanohen nga fronti i punës në prodhim. Të tilla raste vërtetohen në djemtë tanë, djem të partizanëve që kanë mbaruar ose vazhdojnë shkolla të larta dhe molepsen me shfaqje të huaja. Si inxhinier që e ka përgatitur Partia dhe populli, dërgohet atje ku e kërkon nevoja, por ai të thotë pa gjë të keq: «Nuk vete në Patos, por dua në Qytetin Stalin, se atje ka më shumë komoditete»; ose «nuk shkoj në hidrocentralin «Karl Marks», po në Tiranë, se nuk dëshiron gruaja». Duke biseduar me studentë të fakultetit të drejtësisë, të cilët mbarojnë studimet së shpejti, më thanë se kanë hyrë në merak se nuk dinë ku do të emërohen, pasi të gjithë duan të qëndrojnë në Tiranë. Por Tirana nuk është Shqipëria. Shqipëria është kudo, jeta është kudo, lufta është kudo, nderi është në fushë, në fabrikë, me popullin, në baltë e në përpjekje, në mundime, atje ku krijohet...

*Vepra, vëll. 15, f. 315, 320-321*

## TA SHPIEM MË PËRPARA PUNËN E PARTISË ME GRUAN

*Diskutim në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**5 maj 1959**

Për zhvillimin dhe përparimin e gruas te ne nuk është bërë pak. Në radhë të parë Partia ka zgjidhur drejt pjesëmarrjen e saj në punë. Të gjithë shikojmë me kënaqësi se gratë, sikurse u tha edhe këtu, punojnë e dallohen më shumë se burrat, sepse ato kryejnë edhe punët e shtëpisë. Ky është një sukses i madh, që do të sjellë edhe suksese të tjera në rrugën e emancipimit të gruas shqiptare.

Çështja e parë që dëshiroj të ngre është ajo e nevojës për ta lehtësuar më tepër punën e gruas. Nuk mund të themi se në këtë drejtim s'është ecur, por jam i mendimit që Partia të veprojë në një mënyrë më të organizuar. Pjesëmarrja në punë e gruas është faktori vendimtar për zhvillimin e saj. Por ne duhet të mendojmë për më tej, për t'i krijuar gruas si në fshat ashtu dhe në qytet kushte lehtësuese. Partia duhet të preokupohet që grave t'u sigurohet punë më e lehtë. Por kjo s'është e mjaftueshme.

Dihet se rritja e fëmijës e pengon gruan në punët pro-

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raportit «Mbi punën e Partisë me gruan në rrethin e Gjirokastrës dhe të Burrelit», paraqitur nga Drejtoria e organeve të Partisë, të rinisë e të bashkimeve profesionale pranë aparatit të KQ të PPSH.

dhuese dhe shoqërore. Kjo është e natyrshme. Prandaj, për t'i ardhur asaj në ndihmë, duhen zbatuar të gjitha udhëzimet që janë dhënë nga Partia. Është fjala që në qytet të krijohen më shumë çerdhe e kopshte për fëmijë dhe të organizohet më mirë puna në to. Po të interesohen si duhet komitetet e Partisë në rrethe dhe organizatat-bazë, ka mundësi të krijohen më shumë çerdhe sesa janë sot. Kurse në fshat më duket se mungon interesimi i duhur për të lehtësuar pjesëmarrjen e gruas në punë duke hapur çerdhe dhe kopshte. Këtë duhet ta shikojmë jo vetëm si një çështje ekonomike, por edhe si një çështje politike e humanitare, sepse krijimi i kushteve lehtësuese do ta bëjë gruan që të jetë më aktive si në punë, ashtu dhe në jetën politike e shoqërore. Nuk duhet të na çuditë fakti që ka akoma njerëz, bile edhe disa komunistë, të cilët nuk e nxjerrin gruan jashtë shtëpisë. Kjo është pasojë e asaj shtypjeje të egër që ka rënduar në shekuj mbi kurrizin e gruas, pasojë e mbeturinave të vjetra që ekzistojnë në ndërgjegjen e njerëzve. Prandaj Partia duhet t'i qëndrojë mbi kokë këtij problemi, që gruaja të mos jetë inferiore, por të ketë personalitetin e vet në familje, në punë e në shoqëri.

Çështja tjetër që doja të theksoja është kujdesi më i madh për të rejat. Në qoftë se duam të kemi rezultate më të mëdha në drejtim të zhvillimit të gruas, është e domosdoshme të interesohemi për të rejat, që janë nënat e nesërme. Edukimi dhe aktivizimi i tyre është një nga faktorët me rëndësi në luftë për emancipimin e gruas. Puna me të rejat duhet të ndërtohet jo vetëm në bazë të kushteve të rrethit, por edhe të lokalitetit dhe të fshatit, të zhvillohet me to një punë e gjerë dhe e diferencuar politike jo vetëm kolektive, por edhe individuale. Partia duhet të punojë që vajzat të ndjekin jo vetëm shkollën fillore, por edhe 7-vjeçaren e të mesmen.

Gjithashtu për zhvillimin e mëtejshëm politik të gruas duhet të mbështetemi më mirë te rinia, te gratë e reja. Në këtë drejtim të përdoren të gjitha format, leksionet, aktivitetet e ndryshme kulturore, artistike, konferencat e të tjera. Ngritja e

tyre politike do të bëhet vetëm me një punë më të mirë nga ana e Partisë. Një punë më e organizuar edukative duhet bërë edhe me njerëzit që janë të lidhur me punën e gruas, siç janë mësuesit, mjekët, infermierët etj. Të gjithë këta të tërhiqen në veprimtarinë e organizatës së gruas, për gjallërimin e mëtejshëm të saj. Edhe në këshillat popullorë numri i grave të jetë më i madh se deri tani.

Ne shqyrtuam sot në Sekretariat punën e Partisë me gruan në dy rrethe. Dihet se Gjirokastra është shumë më përpara se Burreli. Kuptohet se këtu ka më tepër vështirësi, por edhe në Burrel sukseset, sidomos në pjesëmarrjen e gruas në punë, nuk mungojnë. Tani çështja është që ta shpiem më përpara punën e organizatës së gruas në të gjithë vendin.

*Vepra, vëll. 17, f. 173-176*

## GRATË E DROPULLIT JANË PUNËTORE, HEROIKE, TË ZGJUARA DHE BESNIKE

*Nga fjala në mitingun e Sofratikës të Dropullit të Poshtëm*[1]

**20 qershor 1959**

Të dashur shokë dhe vëllezër, nëna dhe motra.

Jam shumë i gëzuar që ndodhem në mes tuaj. Jam gjithashtu i gëzuar që edhe punët në kooperativën tuaj shkojnë mirë. Kjo do të thotë se bashkimi i tri kooperativave bujqësore te ju është realizuar me sukses dhe ju ushqeni një dashuri të madhe për punën dhe jetën në kooperativë, gjë që ka ndihmuar shumë për përmirësimin e jetesës në familjet tuaja. Natyrisht, kjo i detyrohet në radhë të parë popullit të mrekullueshëm të kësaj kooperative dhe udhëheqjes së drejtë të Partisë sonë. Anëtarët e organizatës-bazë të Partisë në kooperativën tuaj janë nga djemtë dhe vajzat tuaja më të mira. Nuk e di mirë sa vajza dhe gra ka kjo organizatë, por kam përshtypjen se ka pak. Ky është një gabim i madh, sepse gratë e Shqipërisë, veçanërisht gratë e Dropullit, janë punëtore, heroike, të zgjuara dhe besnike për çështjen e popullit. Të tilla cilësi kërkohen për të qenë në Parti, sepse në Parti hyjnë bijtë dhe bijat më të mira të popullit. Në këto kushte duhet që në organizatën e Partisë të ketë më shu-

---

1. Kur mësuan për vizitën e udhëheqësit të dashur të Partisë dhe të popullit, qindra kooperativistë nga Sofratika, Dhuvjani dhe Terihati u mblodhën në sheshin para shkollës së Sofratikës dhe e pritën me duartrokitje e thirrje entuziaste ardhjen e shokut Enver Hoxha.

më gra. E pse të mos ketë më shumë edhe gra, por të ketë vetëm burra? Kohët e vjetra kanë kaluar përgjithnjë dhe ne burrat duhet ta kuptojmë se Partia i ka ngritur edhe gratë në një nivel të barabartë me ne, qoftë në të drejtat që kanë të bëjnë me punën, ashtu edhe në të drejtën për të dhënë mendime në çështjet politike e të tjera.

Një nga veprat më të mëdha që ka realizuar Partia jonë është çlirimi i gruas nga zgjedha e së kaluarës. Prandaj edhe çështja e forcimit të Partisë me gra të vendosura dhe punëtore të palodhura, duhet të kihet parasysh edhe nga organizata juaj bazë.

Qëllimi kryesor i Partisë është përmirësimi i vazhdueshëm i jetës së popullit tonë, që jeta e njerëzve tanë të bëhet çdo ditë e më e mirë.

Kjo do të thotë që populli të ketë ushqime më shumë dhe më të mira, të vishet më mirë, të ketë banesa të nevojshme dhe të rregulluara si duhet, të ketë mundësi të marrë arsimin dhe kulturën e duhur. Me një fjalë, të ketë mundësi që t'i plotësojë të gjitha nevojat e tij dhe të fëmijëve. Ky është socializmi. Partia bën përpjekje të mëdha për ta udhëhequr popullin tonë në rrugën e ndërtimit të socializmit, sepse jeta e re, socializmi, nuk ndërtohet me fjalë...

Pak më parë biseduam me shokë të kooperativës suaj për problemet e bujqësisë dhe mendojmë se ju, njëkohësisht me zhvillimin e bimëve të tilla, si: misri, gruri dhe duhani, duhet t'i vini kujdes të madh edhe rritjes së bagëtisë, veçanërisht të lopëve. Gjatë bisedës që bëmë doli se për sa i përket blegtorisë ju keni akoma shumë për të bërë. Te ju ka marrë një rrugë të mirë rritja e deleve dhe e rendimentit të qumështit për çdo dele. Për lopën ju duhet të bëni përpjekje akoma më të mëdha. Ju e dini shumë mirë se sasia e qumështit të lopës varet në radhë të parë nga ushqimi që i jepet asaj. Po të mos i sigurohet lopës ushqimi i bollshëm, nuk mund të marrësh sasinë e qumështit që duhet dhe, si pasojë, ju nuk do të keni sa duhet as gjalpë, as djathë, as qumësht, as mish.

Sigurimi i këtyre prodhimeve varet nga sigurimi i ushqimit me silazh të bollshëm për lopët. Duhet të përpiqeni t'i siguroni çdo lope 8 deri 10 tonë silazh. Unë mendoj se sikur gratë e kooperativës suaj bujqësore, që janë kaq punëtore, ta marrin në dorë këtë problem, jam i bindur se ju do të arrini t'ua siguroni lopëve këtë sasi ushqimi. Gruaja është më e kujdesshme në çështje të tilla. Prandaj merreni në dorë ju, gratë e kooperativës, problemin e sigurimit të ushqimit të lopëve dhe tregojuni burrave se, sikurse në çdo punë tjetër, ashtu edhe në këtë çështje ju jeni të zonjat ta kryeni me nder detyrën. Që të dilni faqebardhë përpara gjithë kooperativës, kini parasysh që silazhi i misrit për lopët, që duhet të bëhet bashkë me kallinj në fazën e qumësht-dyllit, është ushqim shumë i mirë. Mos kini frikë për bukë, mos u trembni se do të mbeteni pa bukë. Buka nuk i ka munguar dhe asnjëherë nuk ka për t'i munguar popullit tonë.

Kaluan ato kohë kur njerëzit tanë kënaqeshin vetëm me bukë. Tani populli kërkon të ketë edhe më shumë prodhime bujqësore, blegtorale e të tjera. Ekonominë tonë ne duhet ta zhvillojmë në mënyrë të tillë që t'i sigurojmë këto prodhime dhe tani të gjitha mundësitë për këtë qëllim ne i kemi. Kini parasysh se shteti ynë ka investuar dhe po investon miliarda për të fituar toka të reja dhe, me punën që është bërë deri tani, shumë toka janë fituar dhe të tjera do të përfitohen në të ardhmen. Kjo do të bëjë të mundur që ne t'i shtojmë akoma më shumë prodhimet në misër, grurë, pambuk e të tjera. Me mijëra hektarë që deri dje kanë qenë moçale, janë përmirësuar dhe tani janë vënë në shfrytëzim...

Si kudo në vendin tonë, ashtu edhe në krahinën e Dropullit është përmirësuar jeta. Shumë djem të fshatrave tuaja tani punojnë në punë të ndryshme të shtetit, si në Gjirokastër edhe në krahina të tjera të vendit tonë, dhe me të ardhurat e tyre i ndihmojnë familjes që kanë në fshat. Kjo është një punë e mirë. Mirëpo në shumë shtëpi të tilla, anëtarët e familjes që jetojnë në fshat, duke u kënaqur me ndihmat që u vijnë nga

njerëzit e tyre që punojnë në qendra të ndryshme të vendit tonë, nuk mobilizohen sa duhet në punët bujqësore për të bërë sa më shumë ditë-punë. Natyrisht, me një qëndrim të tillë nuk ke si të jesh dakord, sepse ka mundësi që këto familje, edhe duke qenë në fshat, të punojnë akoma më shumë dhe të shtojnë më tepër të ardhurat e tyre[1].

Edhe një vërejtje tjetër u bëmë shokëve drejtues të kooperativës suaj për çështjen e lehtësimit të punës së gruas. Përse gruaja e Dropullit, kaq trime dhe punëtore, të ngarkohet që nga fusha me barrë të rënda për t'i çuar në depo ose në vende të tjera, kur ju keni plot kafshë tërheqëse që nuk i shfrytëzoni si duhet? Blini qerre për transportimin e mallit, në vend që t'i ngarkoni gratë me të. Në këtë drejtim ju duhet të merrni masa për të lehtësuar punonjësit, në mënyrë që forcat që harxhojnë ata për transportimin e barrëve me krahë, t'i përdorin në punë të tjera më të frytshme, si, për shembull, për hapjen e tokave për të mbjellë vreshta, ullinj, fiq dhe pemë të tjera...

*Vepra, vëll. 17, f. 209-210, 212-213, 215-216*

1. Më 21 janar 1983, shoku Enver Hoxha mori një letër nga kooperativistët e Dropullit të Poshtëm, në të cilën, duke përmendur arritjet në këtë krahinë, midis të tjerave, shkruanin: «Sot bardhësia e fshatrave tona nuk është vetëm e gurit të skalitur, as e gëlqeres, por e vijës së kristaltë të Partisë, e djersës sonë, e mendimit tonë, e zemrave tona. Rreth 80 për qind e shtëpive janë të reja, të ngritura që nga krijimi i kooperativave. . .». Udhëheqësi i Partisë u përgjigjej: «Edhe një herë ju përgëzoj për sukseset e arritura dhe për objektivat që i keni vënë vetes për këtë vit. Kam bindjen, se ju, që e keni treguar vazhdimisht me prova patriotizmin socialist dhe dashurinë e vullnetin e pamposhtur për punë e jetë gjithnjë më të mirë, me mendjen e me punën tuaj të palodhur, do ta renditni kooperativën tuaj ndër më të dalluarat në republikë. Dalshi gjithmonë faqebardhë!». (Enver Hoxha «Dy popuj miq», f. 357-358.)

## SA MË MIRË TË PUNOJNË E TË MËSOJNË GRATË, AQ MË SHPEJT DO TË LULËZOJË SHQIPËRIA

*Fjala në takimin me një grup grash të dalluara*

**9 mars 1960**

Të gjitha shoqet që ishin mbrëmë në mbledhjen solemne kushtuar 50-vjetorit të 8 Marsit, Ditës së Solidaritetit Ndërkombëtar të Grave[1], sigurisht nuk ndodhen në këtë takim. Këtu ndodhet vetëm një pjesë e tyre, por që përfaqëson më së miri masat e grave të të gjithë vendit tonë. Duke përfituar nga ky rast, në emër të Komitetit Qendror të Partisë, unë dua t'ju përshëndes nga zemra edhe një herë ju, dhe nëpërmjet jush të gjitha gratë e Shqipërisë, me rastin e 8 Marsit, festës suaj të madhe, festës ndërkombëtare të gruas. Këtë ditë nuk e festoni vetëm ju, mëma dhe motra shqiptare, por e festojnë të gjitha gratë e botës, si një datë që ka një rëndësi të madhe në luftën që bëjnë ato kudo në botë për të drejtat e tyre dhe për mbrojtjen e paqes.

Kjo ka një rëndësi të madhe, sepse gratë gjatë shekujve kanë punuar, janë robtuar, siç thotë populli, dhe kanë luftuar, por asnjëherë ato nuk kanë mundur të siguronin të drejtat që u takonin si të gjithë njerëzve, nuk kanë mundur të siguronin ato të drejta që gëzonin edhe burrat. Por të tilla ishin rrethanat, burri sundonte mbi gruan nga pikëpamja ekonomike, sho-

---

1. Gratë e Shqipërisë, për herë të parë në jetën e tyre, e festuan Ditën Ndërkombëtare të Gruas më 8 Mars 1945.

qërore e kulturore. Për t'ia arritur kësaj, klasat shtypëse kishin si armë edhe fenë. Duhet kuptuar mirë se feja ishte jo vetëm opium për të vënë në gjumë popullin, por ajo kishte krijuar për gruan një situatë shumë të vështirë. Feudalëve dhe kapitalistëve u vinte për mbarë ta përdornin atë për të shtypur popujt, veçanërisht gruan.

Vendi ynë i kapërceu vështirësitë e para dhe me hapa të sigurt e të guximshëm tani po ecën në rrugën e ndërtimit të socializmit, që do të thotë një jetë më e mirë, kulturë më e lartë për të gjithë njerëzit dhe të drejta të barabarta midis burrit dhe gruas.

Në të kaluarën gratë e vendit tonë kanë qenë luftëtare, trime dhe të guximshme, ato kanë luftuar vazhdimisht për t'u çliruar nga shfrytëzimi dhe nga robëria e huaj. Përpjekjet e popullit tonë në të kaluarën për t'u çliruar nga të huajt nuk mund të kuptohen pa kontributin e madh edhe të grave të vendit tonë, ndonëse burrat janë përpjekur ta marrin mbi vete tërë lavdinë për këtë të kaluar. Ndihma e madhe e grave duhet llogaritur në gjithë bilancin e luftës së popullit tonë për liri e pavarësi, në bilancin e luftës së bërë që në kohët më të lashta dhe më vonë nga Çerçiz Topulli, Themistokli Gërmenji, Mihal Grameno dhe shumë patriotë të tjerë.

Në të kaluarën, dhe veçanërisht gjatë Luftës Nacionalçlirimtare, kanë luftuar heroikisht edhe gratë. Me këtë nuk dua të përmend këtu vetëm gratë heroike partizane që morën armët dhe dolën në mal duke u vënë kështu në pararojë të çështjes së çlirimit të atdheut; një kontribut të madh dhanë gratë edhe në prapavija, duke qëndruar me vendosmëri, duke ruajtur bazat, komunistët, partizanët dhe duke ndihmuar me ushqime, veshmbathje etj. Kështu, pra, ndihma e grave të Shqipërisë për çlirimin e atdheut ka qenë e madhe.

Lufta jonë Nacionalçlirimtare, e përgatitur nga Partia, u mbështet në traditat e larta patriotike të popullit tonë, tradita jo vetëm luftarake, por edhe tradita të mëdha përpjekjesh për mësim e për dituri. Të parët tanë, gjyshërit dhe gjyshet tona,

mëmat dhe baballarët tanë, nuk kanë qenë aq të paditur dhe të pakulturuar sa mund të mendojnë disa. Ata kanë qenë njerëz me virtyte dhe me cilësi të larta morale. Natyrisht, ata nuk kishin bërë shumë shkollë, por kishin një zgjuarsi të madhe të fituar nga jeta, se luftërat, përpjekjet dhe mundimet ua kishin mprehur mendjen. Të tilla kanë qenë gratë e vendit tonë, në mes të masës së gjerë të të cilave ka pasur edhe gra të kulturuara. Natyrisht, ato ishin të pakta, por edhe burrat e ditur atëherë ishin shumë të paktë.

Megjithëse zhvillimi i kulturës në vendin tonë ishte penguar shumë nga regjimet feudo-borgjeze, nga gjiri i popullit tonë kanë dalë njerëz të shquar të artit e të kulturës, poetë, filozofë, historianë, inxhinierë dhe aktorë të mëdhenj, që shumë herë kanë qenë autoritete edhe në vende të tjera të botës.

Përhapja e diturisë në vendin tonë u pengua sepse regjimet feudale u përpoqën ta mbanin popullin në errësirë, për ta shtypur e për ta shfrytëzuar më shumë e më lehtë. Por me gjithë kushtet e vështira të asaj kohe, edhe Shqipëria ka pasur zhvillimin e saj kulturor. Nga gjiri i popullit tonë kanë dalë njerëz përparimtarë, që kanë luftuar jo vetëm me armë në dorë, por edhe me penë, dhe kanë kontribuar shumë për të arritur ditët që jetojmë ne sot. Midis tyre ka pasur edhe shumë gra që punuan për hapjen e shkollave shqipe, ku mësuan djemtë dhe vajzat e popullit për t'u bërë patriotë dhe edukatorë të brezave të ardhshëm dhe për të përhapur edhe në masat e grave të vendit tonë shkrimin dhe këndimin, kulturën dhe arsimin, si arma e parë që do t'i hapte femrës shqiptare rrugën e kulturës dhe të shkencës.

Këto gra, së bashku me burrat, ne duhet t'i konsiderojmë si pionieret e kulturës sonë. Sigurisht, tani është shumë më lehtë të bëhesh mësuese, është shumë më lehtë të mbushen shkollat me vajza. Le të mos shkojmë shumë larg, 25-30 vjet më parë një punë e tillë ishte shumë e vështirë, sepse sundonin prapambetja, fanatizmi dhe gjithfarë paragjykimesh. Mësueset që kanë punuar atëherë në shkolla dhe kanë mësuar gratë dhe

vajzat e Shqipërisë, kanë një meritë shumë të madhe, sepse kanë luftuar kundër errësirës, paragjykimeve dhe fesë; ato kanë vuajtur shumë në ato kohë për të kryer këtë detyrë të shenjtë ndaj popullit. Nga shkollat ku kanë punuar ato kanë dalë mjaft gra të përparuara. Efekti i punës së tyre është ndier në Shqipëri, pavarësisht se Zogu, bejlerët dhe agallarët përpiqeshin të pengonin ngritjen kulturore, jo vetëm të grave, por edhe të burrave. Përpjekja e mësueseve të vjetra për të përhapur arsimin në vajzat e vendit tonë, është një vepër e lavdishme. Partia dhe populli ynë nuk do t'ua harrojnë kurrë kontributin e dhënë për të mirën e atdheut e të popullit.

Ka akoma fakte nga historia e vendit tonë që nuk janë studiuar me hollësi, për të vënë në dukje si duhet veprën e pionierëve e të pioniereve që punuan dhe luftuan për lirinë dhe pavarësinë e atdheut dhe për zhvillimin e kulturës e të arsimit në vendin tonë. Me kohë këto çështje do të studiohen dhe secila do të marrë vendin që meriton. Me plot të drejtë Presidiumi i Kuvendit Popullor dekoroi tani disa nga këto pioniere, arsimtare e patriote të vjetra dhe pjesëmarrëse në Luftën Nacionalçlirimtare, përveç shumë patrioteve të tjera të dekoruara më parë.

Në sajë të luftës heroike që bëri populli ynë, i udhëhequr nga Partia e Punës, kohët ndryshuan. Për të gjithë është e qartë, mëma dhe motra të dashura, se Shqipëria nuk mund të çlirohej, se ne do të rronim në robëri të rëndë, po të mos ishte Partia. Pa Partinë jeta e popullit tonë nuk mund të përmirësohet vazhdimisht dhe nuk mund të ndërtohet socializmi dhe komunizmi. Pa ekzistencën dhe udhëheqjen e saj, sot nuk mund të kishte një Shqipëri që të respektohej nga të gjithë popujt e botës. Shqipëria nuk është më plaçkë tregu për imperialistët. Ajo ka sot miq të gjithë popujt përparimtarë të botës. Të gjitha këto popullit tonë ia siguroi vetëm Partia.

Prandaj me të drejtë populli shqiptar e do me gjithë zemër dhe do ta dojë në shekuj Partinë e tij. Ai punon që ajo të jetë një parti marksiste-leniniste, e papërkulur përpara ar-

miqve të popullit, përpara armiqve të marksizëm-leninizmit, një parti që mbron dhe do të mbrojë përjetë lirinë dhe pavarësinë e popullit të vet. Partia është shumë e shtrenjtë për burrat dhe për gratë e vendit tonë, për të rinjtë dhe për të rejat, për gjithë popullin tonë. Në sajë të udhëheqjes së saj të drejtë, të mobilizimit të masave punonjëse dhe faktit që ajo diti t'i japë hov të madh lëvizjes së gjerë të emancipimit të gruas, brenda 15 vjetëve Shqipëria jonë e re ka ndryshuar shumë.

Duhet kuptuar nga të gjithë se sukseset që ka arritur vendi ynë i detyrohen jo vetëm punës së palodhur të burrave, por edhe punës heroike të grave tona. Këto ditë, duke lexuar në gazetë një artikull kushtuar mësueses së vjetër Urani Rumbo, mësova se ajo me të drejtë thoshte që «zogu nuk mund të fluturojë me një krah». Kështu edhe vendi ynë nuk mund të përparojë pa i kushtuar kujdes dhe rëndësi të madhe edhe përparimit të grave. Mësuesja e zgjuar shqiptare ka folur drejt për këtë çështje. Në të vërtetë Partia jonë u ka dhënë rëndësi shumë të madhe zhvillimit dhe përparimit të gruas; qëllimi i saj është që gratë e vendit tonë të ngrihen në një nivel me burrat. Dihet që tani gratë në vendin tonë i gëzojnë të gjitha të drejtat, por Partia kërkon që ato të inkurajohen në të gjithë sektorët e jetës, që të bëhen po aq të afta dhe të zonjat sa edhe burrat. Ky është një qëllim i madh i Partisë sonë. Po në ç'mënyrë do t'i arrihet këtij qëllimi?

Kjo do të arrihet, në radhë të parë, me pjesëmarrjen e gjerë të grave në ndërtimin e socializmit, në punët e arsimit e të kulturës etj. Arsimi dhe kultura kanë për qëllim t'i zhvillojnë njerëzit, t'ua bëjnë jetën më të bukur. Po jeta zbukurohet e bëhet më e begatshme kryesisht me punë. Duke punuar zhvillohen aftësitë e njeriut, mjeshtëria dhe zotësia e duarve, zhvillohet edhe intelekti i tij. Me punë krijohet bollëku. Prandaj kryesorja është që gratë të marrin pjesë gjerësisht në të gjitha punët e vendit tonë, jo vetëm në administratë, por edhe në prodhim, pasi është e dobishme për shoqërinë, krijohet një gjendje tjetër në psikologjinë e njeriut, krijohen gëzimi dhe lumturia.

Grave një gjë e tillë nuk u lejohej para Çlirimit. Kjo nuk do të thotë se më parë gruaja në vendin tonë nuk ka punuar, ajo më parë ka punuar, kryesisht në shtëpi, kurse tani janë hapur të gjitha dyert që gratë e Shqipërisë të punojnë kudo. Dhe me të vërtetë tani shumë gra punojnë në bujqësi, në industri, në administratë, në arsim, në shëndetësi etj.

Partia e di se shumica e grave në vendin tonë punojnë shumë mirë, ndonëse bëjnë një punë të dyfishtë, sepse pas punës ato punojnë mjaft edhe në shtëpi. Në qoftë se burrat te ne nuk janë mësuar akoma të ndihmojnë gratë në punët e shtëpisë, ata duhet të kenë, të paktën, më shumë respekt për to. Çdo burrë duhet të mendojë se gruaja e tij, pasi punon në fabrikë, në zyrë ose në arë, kthehet në shtëpi, bën bukë e gjellë, kujdeset për fëmijët, lan rrobat, fshin e rregullon shtëpinë etj. Burri, duke i vlerësuar kështu sakrificat që bën gruaja, do të ketë më shumë respekt për të e do të luftojë për të zhdukur pikëpamjen e vjetër se «gruaja ka lindur vetëm për të punuar», dhe do ta ndihmojë atë konkretisht.

Për gruan ne duhet të kemi respektin më të madh, sepse ajo përtërin jetën. Ne kërkojmë që punonjësit të kenë kujdes të madh për ruajtjen e makinave, të kenë kujdes për tokën, sepse ato na sigurojnë të mirat materiale, me të cilat plotësojmë nevojat tona të përditshme. Por në qoftë se duhet të kemi një herë respekt dhe kujdes për to, për gruan kujdesi dhe respekti duhet të jenë njëqind herë më të mëdhenj, sepse ajo lind fëmijët, sepse pa të nuk ka jetë.

Te ne nëna respektohet kudo. Partia jonë i dënon ata pak njerëz që sillen keq me nënat dhe me gratë e tyre. Nëna është nënë, ajo të ka bërë kokën, ajo mund të ketë dhe disa huqe, mund të jetë edhe ca e sertë, por duhet ta durosh. Në rast se nëna nuk shkon mirë me gruan tënde, ti duhet ta sqarosh me urtësi. Ti duhet të punosh, të punosh veçanërisht me gruan, që është e re, dhe të sigurosh harmoni në familje. Si burrat, ashtu edhe nënat, gratë dhe gjithë shoqëria jonë duhet të luftojnë për një familje të shëndoshë socialiste plot harmoni. Po të shi-

het kështu çështja, do të ndryshojë krejtësisht edhe psikologjia në familje. Në këtë drejtim veçanërisht burri duhet të hedhë poshtë mbeturinat e së kaluarës, duhet të ndryshojë qëndrimin ndaj gruas.

Tani, mëma dhe motra të dashura, janë hapur të gjitha dyert për gratë, janë krijuar mundësitë që ato të marrin pjesë në shkallë të gjerë në ndërtimin e vendit, për të mirën e tyre, të familjes së tyre dhe për të mirën e gjithë popullit shqiptar. Sigurisht, ne kemi akoma vështirësi. Kjo do të thotë se te ne nuk janë krijuar akoma të gjitha kushtet e duhura për nënat që punojnë, por çdo vit ju shihni se ato po përmirësohen vazhdimisht dhe po bëjnë të mundur që një numër gjithnjë e më i madh grash të punojnë.

Gratë kanë besim në të ardhmen dhe e dinë se gradualisht gjithçka do të përmirësohet. Ato kanë besim të plotë se do të kenë shtëpi më të mira e më të gjera, do të kenë më shumë kopshte e çerdhe për fëmijët e tyre, do të kenë edhe ushqim e veshmbathje më shumë. Ato kanë besim të plotë, se janë vetë luftëtare të socializmit dhe i njohin mirë sukseset e mëdha të arritura jo lehtë në vendin tonë gjatë këtyre 15 vjetëve. Ngritja e ekonomisë sonë u bë me vështirësi, duke marrë parasysh sidomos bazën nga jemi nisur ne, që nuk trashëguam asgjë nga e kaluara. Prandaj gratë tona e kuptojnë se çdo gjë nuk mund të jetë e përsosur, nuk mund të arrihet menjëherë dhe pa përpjekje e mobilizim të madh në punë.

Megjithatë, janë të gjitha mundësitë që në të ardhmen të bëjmë hapa akoma më të mëdhenj e më të shpejtë përpara, sepse tani ekonomia jonë ka hedhur baza të shëndosha. Këtë bindje e kanë të gjithë dhe kjo ka bazë reale.

Kjo kërkon që edhe gruaja të marrë pjesë gjerësisht në këtë luftë të madhe, që është akoma më e vështirë se Lufta Nacionalçlirimtare. Në këtë luftë të re do të dalin shumë njerëz të shquar, ashtu siç dolën gjatë Luftës Nacionalçlirimtare. Por ata që morën pjesë në luftë nuk duhet të flenë mbi dafinat e saj, të kënaqen vetëm me luftën që bënë, dhe të mendojnë se

duhet të gëzojnë vetëm të drejta në shoqërinë tonë socialiste, pa kryer edhe detyrat aktuale. Dekoratat që kemi marrë për luftën që bëmë, sigurisht, kanë një vlerë shumë të madhe. Njerëzit që kanë luftuar për lirinë e Shqipërisë populli i respekton, i nderon, por Partia na mëson të jemi konsekuentë, që gjithë jetën forcat tona mendore e fizike t'i vëmë në shërbim të popullit; edhe tani në luftën e re për ndërtimin e socializmit luftëtarët e vjetër të jenë në ballë, ashtu sikurse ishin edhe në Luftën Nacionalçlirimtare. Prandaj njerëzit e luftës duhet të bëjnë të gjitha përpjekjet që të mos mbeten prapa nga koha. Shumë nga luftëtarët e rinj për ndërtimin e socializmit mund të mos kenë marrë pjesë në luftë, sepse disa kanë qenë fëmijë, disa s'patën kurajën e nevojshme, të tjerë s'patën perspektivën e qartë e të tjera, por sot punojnë me të gjitha forcat për lulëzimin e Shqipërisë socialiste. Le të marrim si shembull Budo Isufin, i cili nuk ka marrë pjesë në Luftën Nacionalçlirimtare; sot ai është një nga traktoristët më të lavdishëm të vendit tonë, që punon për llogari të vitit 1964, duke realizuar kështu çdo vit dy plane vjetore. Me traktorin e tij heroi Budo Isufi ka bërë deri tani 8 000 hektarë dhe është zotuar të punojë me të, pa revizionim të përgjithshëm, 12 mijë hektarë, duke i siguruar shtetit kështu kursime të mëdha. Sot, sipas shembullit të tij, po punojnë me qindra traktoristë të tjerë të vendit tonë. Pra, a nuk është ky me plot të drejtë një hero i luftës së madhe të ndërtimit të socializmit, ashtu siç janë edhe heroinat Sadije Rexhepi, Vita Ikonomi e shumë e shumë të tjera që respektohen nga populli ynë aq sa respektohen edhe trimat e Luftës sonë Nacionalçlirimtare?

Nëna dhe motra, në përpjekjet tuaja për të ecur përpara Partia do t'ju mbështetë, ashtu sikurse ju ka mbështetur deri tani. Por edhe ju duhet të tregoheni të forta përpara vështirësive, të mos u bëni lëshime atyre që, në një mënyrë ose në një tjetër, shkelin vijën e Partisë. Dhe gjëra të tilla ka. Për shembull, në fshat gruaja është një forcë e madhe dhe është konstatuar se atje gratë punojnë shumë mirë. Ka në malësi

kooperativa bujqësore që mbahen vetëm me punën e grave, sepse burrat për shkak se kooperativat janë të vogla dhe malore, shkojnë e punojnë në ndërmarrjet shtetërore. Mirëpo ka edhe njerëz të Partisë me mbeturina të së kaluarës, që, duke menduar se vetëm burrat janë në gjendje të drejtojnë, nuk zbatojnë si duhet direktivat e Partisë në lidhje me ngritjen e njerëzve të aftë në përgjegjësi, e sidomos të gruas. Në këto kooperativa bujqësore ka skuadra plot me gra të afta dhe, megjithëkëtë, në krye të tyre vënë nga një burrë. Ky akull duhet thyer dhe ka filluar të thyhet. Por në rast se disa njerëz me koncepte të vjetra, qofshin këta edhe anëtarë partie, por të paformuar, nuk i inkurajojnë gratë, ato nuk do të mund t'i vënë të tëra energjitë e tyre të mëdha në shërbim të popullit. Prandaj në këtë drejtim duhet që të luftojnë edhe vetë gratë.

Më ka rënë rasti të shoh dhe të dëgjoj që në mjaft kooperativa bujqësore, ku gratë punojnë shumë mirë, i kanë ngritur si brigadiere, anëtare të kryesive ose në vende të tjera me përgjegjësi. Por ka kryetarë kooperativash që nuk kanë besim në aftësitë drejtuese të grave, që mundohen të ngjallin tek ato mosbesim dhe bile t'i dekurajojnë, duke u përsëritur shumë herë shprehje të tilla, si: «do ta bëni këtë punë?», «shikoni se keni përgjegjësi!» etj.

Sikur në këto kooperativa të futeshin në Parti 3-4 gra nga më të mirat, sikur në kryesinë e kooperativës bujqësore dhe në këshillin e fshatit të zgjidheshin më shumë gra, ato me siguri do t'i mobilizonin të gjitha gratë e fshatit, do t'i inkurajonin ato në punë, do t'u imponpremium organizatës-bazë e kryesisë mendimet e tyre të drejta dhe do t'i detyronin të zbatonin drejt vijën e Partisë. Kështu do të gjejnë vendin të gjithë ata njerëz të organizuar në Parti ose jo, që nuk e kuptojnë ose nuk duan ta kuptojnë vijën e Partisë lidhur me forcën e madhe të grave. Ndaj komunistëve që nuk duan të kuptojnë vijën e Partisë lidhur me gruan, organizata-bazë të mbajë qëndrim, sepse Partia nuk mund të lejojë që gratë apo burrat, kur punojnë me heroi-

zëm, të mos marrin vendin që meritojnë. Ata që punojnë mirë duhet të zënë vendin e merituar.

Por në këtë çështje nuk mjafton vetëm lufta që do të bëjë Partia. Këtë luftë duhet ta mbështetni edhe ju, mëma dhe motra, sepse në këtë rrugë hasen plot vështirësi, qofshin ato subjektive apo objektive.

Tregohet se si një udhëheqës i një kryengritjeje fshatare u thye në luftën kundër feudalëve dhe i lodhur e i dëshpëruar u shtri përtokë. Ai vuri re aty afër një milingonë që kishte marrë gjahun e saj të rëndë dhe përpiqej ta ngjiste në të përpjetë, por, pasi arrinte në njëfarë vendi, rrokullisej; ajo me këmbëngulje e vazhdoi këtë përpjekje të dëshpëruar disa herë me radhë. Më së fundi, e kaloi të përpjetën bashkë me barrën. Udhëheqësi fshatar, i frymëzuar nga shembulli i milingonës së vogël, mori guxim dhe me të gjitha forcat që kishte sulmoi mbi kështjellën e feudalit dhe e mori atë. Me këtë dua të them të mos tërhiqemi përpara vështirësive, po të luftojmë me këmbëngulje, ashtu siç na mëson Partia, derisa t'ia arrijmë qëllimit.

Në këtë drejtim juve ju ndihmon shumë edhe vendimi i kohëve të fundit i Komitetit Qendror të Partisë për punën me gruan[1]. Vija e Partisë për punën me gruan është përpunuar që në fillim, por vendimi i kohëve të fundit për këtë çështje është një tjetër armë që do t'i ndihmojë gratë e vendit tonë të bëhen luftëtare më aktive për ndërtimin e socializmit dhe për mbrojtjen e të drejtave të tyre. Ky vendim i shërben, gjithashtu, Partisë sonë që t'i japë një hov akoma më të madh punës me gruan. Prandaj çdo grua në vendin tonë ta ketë parasysh këtë vendim të Partisë dhe të luftojë me vendosmëri për zbatimin e tij.

Një punë e madhe duhet të bëhet për forcimin e organiza-

1. Është fjala për vendimin «Mbi masat për edukimin arsimor, tekniko-profesional dhe ngritjen e gruas në punë me përgjegjësi», që Sekretariati i KQ të PPSH e mori në mbledhjen e datës 5 janar 1960, në vigjilje të 50-vjetorit të festimit të 8 Marsit, Ditës Ndërkombëtare të Gruas.

tës suaj. Kjo do të thotë që veprimtaria e saj të arrijë deri në skajin më të largët të vendit tonë, deri në vatrën e çdo shtëpie. Ne kemi nevojë për organizatën e gruas edhe për shumë vjet, derisa gruaja shqiptare të ketë arritur atë nivel ideologjik, kulturor dhe arsimor që e kërkon ndërtimi i shoqërisë socialiste dhe që e dëshiron Partia. Organizata e gruas le të shërbejë për ngritjen politike të grave dhe për nxitjen e pjesëmarrjes së tyre në punë.

Aktiviteti i Bashkimit të Grave të Shqipërisë është një shembull i qartë për shumë organizata të grave të vendeve që porsa kanë fituar lirinë e pavarësinë e tyre kombëtare, ai është një shembull i mirë veçanërisht për gratë e vendeve koloniale e gjysmëkoloniale, si dhe për vende të tjera. Shembulli i organizatës suaj u shërben edhe vendeve më të përparuara, pasi edhe ato kanë nevojë për një punë sistematike politike dhe të organizuar mirë me gratë. Rrobat, thotë një fjalë e vjetër, nuk e bëjnë priftin. Që të jetë prift ai duhet të dijë edhe të psallë. Mjaft gra në Perëndim mund të vishen më bukur, por botëkuptimi i tyre politik është shumë i ngushtë.

Gratë heroike të vendit tonë duhet të bëjnë përpjekje të mëdha që të arrijnë akoma më shumë suksese edhe për sa i përket arsimit. Duke filluar që pas Çlirimit, qindra e mijëra gra dhe vajza kanë mbaruar shkolla dhe kurse[1], por pjesëmarrja e femrave në shkolla nuk është akoma në atë nivel që e kërkon Partia, megjithëse është bërë një revolucion i tërë në këtë drejtim.

Një punë e madhe është zhvilluar në vendin tonë kundër analfabetizmit dhe në këtë çështje janë arritur suksese të mëdha. Por mjaft gra, që kryen me sukses kurset kundër analfabetizmit, ngaqë nuk bënë përpjekje të mëtejshme, tani janë kthyer në gjysmanalfabete. Ato duhet të bëjnë përpjekje për të mësuar dhe kanë mundësi të ecin akoma përpara. Partia u

1. Vetëm gjatë viteve 1959-1960 kaluan në kurse të ndryshme kualifikimi 10 421 gra.

rekomandon mëmave që vajzat e tyre, të cilat kanë kryer shkollën fillore, t'i dërgojnë të mbarojnë 7-vjeçaren, ndërsa ato që kanë kryer shkollën 7-vjeçare t'i dërgojnë të mbarojnë shkollat e mesme ose teknikumet, që të mos mbeten pa kulturë ose pa profesion. Shumë kanë vuajtur mëmat dhe motrat tona, që ishin pa kulturë dhe pa arsim. Prandaj ato le të mendojnë tani më mirë për të ardhmen e fëmijëve të tyre, sidomos për vajzat, sepse në kohën e tanishme nuk mund të ecet pa dituri, pa shkencë. Sot është epoka e shkencës dhe e atomit...

Pra, mëma dhe motra të dashura, punoni me besim të madh se një e ardhme shumë më e mirë e pret vendin tonë; shtrëngoni radhët rreth Partisë dhe luftoni me besim të madh në rrugën që ju tregon ajo, në rrugën e ndërtimit të socializmit.

Në emër të Komitetit Qendror të Partisë ju uroj juve, dhe nëpërmjet jush të gjitha grave të Shqipërisë, suksese të mëdha në punë dhe pjesëmarrje sa më të madhe në zhvillimin e ekonomisë dhe të kulturës së vendit tonë. Uroj që pjesëmarrja juaj në ndërtimin e socializmit të jetë akoma më e gjallë, gjithnjë më e madhe, në interes të ngritjes së mëtejshme të nivelit material dhe kulturor të popullit tonë. Ju uroj që të ecni në punë kurdoherë krah për krah me baballarët, me burrat dhe me vëllezërit tuaj. Në emër të Komitetit Qendror të Partisë, edhe një herë ju këshilloj që të tregoni kujdesin më të madh për rritjen e fëmijëve, që janë shpresa e së ardhmes së vendit tonë. Sa më mirë të rriten dhe të edukohen fëmijët tanë me dashuri për popullin, për atdheun, për Partinë, për socializmin e me dashuri për punë e arsim, aq më shpejt do të lulëzojë dhe do të zbukurohet Shqipëria.

Të rrojë Partia jonë e lavdishme e Punës!

Rrofshin gratë punonjëse të vendit tonë dhe Organizata e Bashkimit të Grave të Shqipërisë!

*Vepra, vëll. 18, f. 107-121, 127-128*

## GRUAJA ËSHTË E ZONJA TA MBROJË VETË NDERIN E SAJ

*Nga fjala në mitingun në kooperativën bujqësore të Brezhdan—Zdojanit të rrethit të Dibrës*

**31 maj 1960**

...Në socializëm jeta është e bukur, sidomos për gratë, sepse në socializëm dhe në komunizëm gratë do të jenë krijesa të nderuara për punën e tyre të madhe që bëjnë, për ndershmërinë e tyre. Atje ku punojnë gratë, ka më pak vjedhje, ato edhe në fabrika e në ndërmarrje janë më të kujdesshme dhe më punëtore. Të gjitha këto janë virtytet e mëdha të popullit tonë. Ai që futet në Parti pa këto virtyte, nuk mund të jetë komunist i mirë. Në të ardhmen gruaja do të jetë shumë më e çliruar dhe më e nderuar se përpara.

Po çfarë ka bërë Partia për ju gratë? Gjëra të mëdha. Tani gratë dalin kudo lirisht, shkojnë në punë e në shkolla. Është një gëzim i madh për ne, kur shohim se këtu në Peshkopi, ku më përpara kishte fanatizëm, shkollat fillore, 7-vjeçare, të mesmet dhe deri në universitet ndiqen edhe nga vajzat tuaja. Ky është një sukses i jashtëzakonshëm. Tani gratë e Peshkopisë kanë filluar të dalin në punë me shumicë. Fanatikët, të dashur vëllezër dhe motra, kujtonin se gruaja mund të ishte e ndershme po të qëndronte brenda në shtëpi. Po nuk është kështu. Gratë tona që dalin në punë nuk janë më pak të ndershme nga ato që rrinë në shtëpi.

Partia na mëson se, për të luftuar në jetë, duhet të regjesh

në punë, në luftë. Edhe vajzat e gratë, po u regjën në luftë dhe në punë, dinë ta mbrojnë nderin e tyre më mirë sesa kur mbahen të ndrydhura brenda katër mureve. Çështja është se pa gruan nuk mund të shkojmë në socializëm. Gruaja duhet të jetë e barabartë me burrin, të punojë dhe të ketë po ato të drejta. Gruaja që i ka fituar këto është e zonja ta mbrojë vetë nderin e saj.

Shikoni vajzat dhe djemtë që rriten tani, ata nuk do të kenë frikë nga jeta, nuk do të kenë frikë se mos i pengon ose i prek njeri. Edukimi i Partisë është i madh, sidomos në drejtimin që në radhë të parë ndershmëria të jetë e paprekur. Partia merr masa kundër atyre njerëzve që nuk tregohen të ndershëm. Partia gëzohet shumë kur sheh që gratë punojnë dhe po shkelmojnë fanatizmin...

*Vepra, vëll. 18, f. 267-268*

## NËNA LUAN NJË ROL TË MADH NË EDUKIMIN E FËMIJËVE

*Nga fjala e mbylljes në Plenumin e 19-të të KQ të PPSH*[1]

**8 tetor 1960**

... Edhe organizata e gruas ka detyra të rëndësishme lidhur me shkollën[2]. Gruaja si nënë luan një rol të madh në edukimin e fëmijëve. Sigurisht, edhe neve burrave, na bie barra të punojmë për edukimin e brezit të ri, po në këtë drejtim nderi më i madh i takon gruas, sepse ajo është nënë dhe është pajisur me ato cilësi që janë aq karakteristike për gruan, dashuria e thellë për fëmijën, durimi, që shpesh na mungon neve burrave. Kështu, kur vjen rasti e thonë se ky ose ai fëmijë «mëson shumë mirë», «është i edukuar» etj., nuk ka pse të krenohemi ne, baballarët, lëvdatat e meritat i takojnë në radhë të parë nënës së tij. Sidoqoftë, shokë, prindërit, familja duhet të interesohen shumë më tepër për përparimin e fëmijëve të tyre e të bashkëpunojnë shumë më ngushtë me shkollën.

---

1. Ky Plenum, që zhvilloi punimet më 7-8 tetor 1960, në pikën e parë të rendit të ditës dëgjoi, diskutoi dhe aprovoi raportin e Byrosë Politike të KQ të PPSH «Mbi riorganizimin e shkollës dhe zhvillimin e mëtejshëm të sistemit arsimor», mbajtur nga shoku Manush Myftiu, anëtar i Byrosë Politike të KQ të PPSH dhe në atë kohë ministër i Arsimit dhe i Kulturës.

2. Këtë problem shoku Enver Hoxha e ka trajtuar edhe në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH më 16 shkurt 1960. (Shih: Enver Hoxha, Vepra, vëll. 18, f. 101.)

Për këtë çdo prind duhet ta gjejë kohën. Është për t'u theksuar dhe vihet re se prindërit që janë më të ngritur e kanë punë më shumë dhe nënat që punojnë, interesohen më shumë se ato që nuk punojnë ose që kanë më pak punë. Është e qartë se kjo vjen edhe nga niveli kulturor i prindërve. Por ka prindër, në mes tyre dhe komunistë, që nuk interesohen aq shumë për fëmijët, që nuk i vlerësojnë takimet e prindërve me mësuesit në ditët e caktuara, ose të shkojnë vetë në shkolla dhe të interesohen për sjelljen dhe për përparimin e fëmijëve të tyre. Është vënë re që në këto takime shkojnë më në rregull prindërit, fëmijët e të cilëve shkojnë mirë me mësime, sesa të atyre që janë të prapambetur. Kjo nuk është e drejtë. Prandaj duhet të kombinohet ndihma për edukimin e fëmijëve, në mënyrë që arsimtarë dhe prindër së bashku të punojnë për të nxjerrë nga duart e tyre njeriun që kërkon epoka e ndërtimit të socializmit e të komunizmit...

*Vepra, vëll. 19, f. 317-318*

## PËR RRITJEN E MËTEJSHME TË ROLIT TË ORGANIZATAVE TË MASAVE

*Nga raporti në Kongresin e 4-t të PPSH*[1]

**13 shkurt 1961**

... Duke punuar për zbatimin e detyrave që shtroi Kongresi i 3-të i Partisë, të gjitha organizatat e masave, gjatë kësaj kohe, e kanë ngritur mjaft nivelin e punës së tyre.

Bashkimet profesionale, të udhëhequra nga Partia, kanë bërë përmirësime të dukshme në punën e tyre për tërheqjen e masës së punëtorëve, inxhinierëve, teknikëve e nëpunësve në zgjidhjen me sukses dhe me entuziazëm të problemeve të prodhimit, në luftën për rritjen e rendimentit të punës, uljen e kostos, shfrytëzimin e rezervave të brendshme, për shtimin e prodhimit dhe për zhvillimin e mëtejshëm të iniciativës dhe të veprimtarisë krijuese të klasës punëtore. Në mënyrë të dukshme është rritur gjatë kësaj kohe edhe kujdesi i organizatave të bashkimeve profesionale për ngritjen e nivelit politik, kulturor e tekniko-profesional, si edhe për përmirësimin e kushteve të punës e të jetës të masës së punëtorëve.

Bashkimi i Rinisë së Punës të Shqipërisë, nën udhëheqjen e drejtpërdrejtë të Partisë, ka zhvilluar gjatë kësaj kohe një punë më të mirë e më të efektshme për edukimin komunist të rinisë, ka zgjeruar format dhe ka përmirësuar përmbajtjen e gjithë punës në këtë drejtim, duke kontribuar kështu shumë për përgatitjen e njeriut të ri të shoqërisë sonë socialiste, duke e bërë rininë tonë një forcë të madhe e të gatshme kudo dhe kurdoherë për të plotësuar detyrat që i ngarkon Partia.

Organizata e gruas, e udhëhequr nga Partia, zbatoi me suk-

1. Kongresi i 4-t i PPSH i zhvilloi punimet nga 13-20 shkurt 1961.

ses detyrën e rëndësishme të tërheqjes së masës së grave të qytetit e të fshatit në prodhim. Tani ajo po lufton gjithashtu mirë për rritjen e nivelit kulturor e profesional të grave, për ngritjen e tyre në vende me përgjegjësi. Bashkimi i Grave të Shqipërisë është dalluar për kujdesin që të njohë dhe të studiojë nga afër problemet e veçanta të gruas dhe në përshtatje me to të praktikojë forma pune dhe veprimtari interesante.

Fronti Demokratik ka dhënë, gjithashtu, një kontribut të rëndësishëm për edukimin politik dhe patriotik të popullit, si edhe për mobilizimin e tij në disa aksione ekonomike të interesit të përgjithshëm.

Por puna me masat, lidhja e rregullt dhe e organizuar e Partisë me to, është një nga çështjet kryesore, detyrë e përhershme për ne, prandaj edhe në të ardhmen duhet ta forcojmë edhe më shumë punën e organizatave të masave, si edhe punën e Partisë me to.

Në radhë të parë, duhet të kujdesemi që organizatat e masave të kryejnë si duhet funksionin e tyre si «leva», si «rripa transmisioni» që lidhin Partinë me masat. Në këtë kuptim këto organizata jo vetëm duhet të shpien në masat vijën e Partisë e t'i mobilizojnë ato për zbatimin e përpiktë të saj, gjë që tani bëhet më mirë dhe që duhet bërë edhe më mirë në të ardhmen, por edhe të bien në Parti vazhdimisht e rregullisht mendimet, vërejtjet dhe sugjerimet e masës, të ushqejnë Partinë me zërin dhe me kërkesat e masës, gjë që i jep më shumë mundësi Partisë të drejtojë më mirë, të mbajë vazhdimisht parasysh kërkesat e masave dhe të kontrollojë edhe vetë drejtësinë e vendimeve të marra.

> «...*ne mund të qeverisim vetëm atëherë,* — ka thënë Lenini, — *kur shprehim drejt atë që ndien populli*»[1].

Edukimi i masave është një nga detyrat kryesore të Partisë. Duke marrë parasysh nivelin dhe kërkesat e ndryshme të

1. V. I. Lenin, Veprat, vëll. 33, f. 336.

çdo shtrese të popullsisë së vendit tonë, si edhe problemet e detyrat konkrete që qëndrojnë para tyre, duhet që edhe puna edukuese e Partisë me to të bëhet e diferencuar.

Me gjithë punën e madhe që është bërë deri tani për edukimin e klasës punëtore, duhet që edhe në të ardhmen të forcojmë kujdesin tonë në këtë drejtim. Bashkimet profesionale janë shkolla e komunizmit, prandaj ato duhet ta forcojnë më tej punën për ngritjen ideopolitike të punëtorëve, për rritjen e ndërgjegjes së tyre, për përvetësimin e teknikës.

Vëmendjen tonë kryesore për edukimin e klasës punëtore duhet ta përqendrojmë në edukimin e saj me qëndrimin socialist ndaj punës dhe ndaj pronës shoqërore, me frymën e kolektivizmit, të bashkëpunimit dhe të ndihmës reciproke, me shpirtin e novatorizmit dhe të papajtueshmërisë me çdo gjë të vjetër, me kuptimin e drejtë të interesave personalë dhe shoqërorë, të normave komuniste të sjelljes në jetë dhe në shoqëri.

Në masat e fshatit puna jonë duhet të synojë në edukimin e njerëzve me disiplinën socialiste në punë, kundër dembelizmit, me një qëndrim të drejtë ndaj ekonomisë kolektive, si baza e jetës dhe e së ardhmes së fshatarit, me botëkuptimin e drejtë shkencor, kundër paragjykimeve, besimeve të kota e zakoneve të dëmshme, me ndjenjën e së resë kundër konservatorizmit, për një jetë më të kulturuar në fshat.

Rininë duhet ta edukojmë me normat e moralit komunist, me qëndrimin e papajtueshëm ndaj shfaqjeve të ideologjisë borgjeze, ta bëjmë që të zgjerojë dijet e saj politike e tekniko-profesionale, të ushqehet vazhdimisht me traditat e lavdishme të popullit tonë dhe me heroizmin e ditëve të sotme, të edukohet me qëndrimin socialist ndaj punës e ndaj pronës shoqërore, me dashurinë për atdheun dhe me besimin e patundur në triumfin e çështjes së socializmit dhe të komunizmit.

Në masat e grave duhet të luftohet më mirë kundër fanatizmit dhe zakoneve prapanike, kundër nënvleftësimit të forcave të tyre, kundër disa qëndrimeve të padrejta që mbahen disa herë ndaj tyre nga ana e burrave, që çojnë në shkeljen e

të drejtave të tyre dhe i pengojnë ato për të marrë pjesë sa më gjallërisht në gjithë jetën e vendit. Nga ana tjetër, duhet forcuar puna për ngritjen e ndërgjegjes dhe të nivelit kulturor e profesional të grave, me qëllim që ato vetë, dhe sidomos të rejat, të luftojnë më mirë për të drejtat dhe për vendin që u takon në shoqëri.

Një problem tjetër me rëndësi, ku Partia duhet të përqendrojë vëmendjen e organizatave të masave për të ardhmen, sidomos të Bashkimeve Profesionale të Shqipërisë dhe të Bashkimit të Rinisë së Punës të Shqipërisë, është çështja e zbulimit, e studimit dhe e përhapjes së eksperiencës së përparuar në prodhim.

Në kushtet tona, kur punonjësit e dinë dhe e ndiejnë se punojnë për veten e tyre, për lumturinë e fëmijëve të tyre, lindin mjaft iniciativa të reja, që kanë për qëllim organizimin më të mirë të punës në prodhim, shfrytëzimin më të mirë të kohës së punës, rritjen e prodhimit, uljen e kostos, me një fjalë, zhvillimin me ritme më të shpejta të ekonomisë dhe të kulturës në vendin tonë. Çështja është të dish t'i kapësh që sapo lindin këto lëvizje, t'i përkrahësh, t'u hapësh rrugën që të gjejnë zhvillim të plotë dhe të ndihmosh për zbatimin e tyre, kudo që ekzistojnë kushtet.

Në këtë drejtim organizatat e bashkimeve profesionale dhe organizatat e rinisë duhet ta ndihmojnë shumë Partinë. Gjatë periudhës midis dy kongreseve mund të themi se është bërë një punë e mirë për sa u përket përkrahjes dhe përhapjes, deri diku të gjerë, të lëvizjeve të reja, shumë të rëndësishme, siç janë: ajo e brigadave të punës socialiste, lëvizja «1 + 2» për edukimin e kuadrit, lëvizja e kohëve të fundit për realizimin e normave nga çdo punëtor, e realizimit dhe e tejkalimit të 300 ditë-punë në kooperativat bujqësore etj. Duhet të lavdërohen posaçërisht organizatat e Partisë e të bashkimeve profesionale në qytetin e Tiranës dhe të Shkodrës për ndërmarrjet ekonomike dhe organizatat e Partisë e të Bashkimit të Rinisë së Punës të Shqipërisë në Lushnjë e në Fier për fshatin, të cilat kanë

bërë një punë më të mirë për studimin, për përkrahjen dhe për përhapjen e iniciativave të reja. Por duhet thënë se në këtë drejtim jemi akoma në fillimin e një pune të mirë.

Shpeshherë konsiderohet si eksperiencë përparimtare e rëndësishme e që duhet përkrahur e përhapur ajo e disa njerëzve të dalluar në tërë republikën, të cilët kanë arritur rezultate rekord. S'ka dyshim se shembulli i heronjve të punës socialiste duhet t'i frymëzojë mbarë punonjësit e vendit tonë. Treguesit e arritur prej tyre në realizimin e detyrave të planit duhet të bindin çdo punonjës për atë se ç'është në gjendje të japë puna e tyre. Por eksperiencën përparimtare nuk duhet ta kërkojmë vetëm në punën e këtyre pak njerëzve të shkëlqyer. Në çdo ndërmarrje e në çdo kooperativë, në çdo brigadë e në çdo skuadër ka punëtorë që realizojnë me sukses e që tejkalojnë detyrat e ngarkuara, që organizojnë mirë punën, shfrytëzojnë kohën si duhet, nxjerrin prodhime të cilësisë së lartë dhe kursejnë shumë. T'i bëjmë të gjithë njerëzit e skuadrës apo të brigadës të punojnë si këta, të ngremë në nivelin e më të mirëve në reparte apo në skuadër gjithë masën e punonjësve — kjo është një rezervë jashtëzakonisht e madhe për realizimin e planeve tona.

Më në fund, në punën me organizatat e masave duhet të na preokupojë çështja e gjallërimit të jetës së tyre të brendshme, kryesisht rritja e ndjenjës së përgjegjësisë te çdo anëtar i këtyre organizatave për mbarëvajtjen e punëve të përgjithshme. Në këtë drejtim rëndësi të dorës së parë ka krijimi nga çdo organizatë i një rrjeti të gjerë aktivistësh, njerëzish të gjallë, të ndërgjegjshëm e të papërtuar për të kryer detyra shoqërore. Lufta për kryerjen e detyrave shoqërore rrit ndërgjegjen politike të njerëzve, i bën ata patriotë të flaktë të vendit të tyre, luftëtarë të paepur për çështjen e Partisë. Prandaj, duhet të tregohet shumë kujdes për t'i ngarkuar aktivistët me detyra konkrete si dhe për edukimin e vazhdueshëm të tyre...

*Vepra, vëll. 20, f. 248-254*

## NJË SHEMBULL I DASHURISË PËR POPULL E ATDHE

*Letër drejtuar shoqes Polikseni Luarasi*[1]

**7 maj 1961**

E nderuara nënë Polikseni Luarasi,

Me gëzim mora kujtimet tuaja që keni përgatitur me rastin e 50-vjetorit të lavdishëm të Shpalljes së Pavarësisë sonë Kombëtare. Përpjekjet për t'u lënë kujtimet e jetës dhe të veprimtarisë suaj popullit, sidomos brezit të ri të vendit tonë, do të çmohen kurdoherë si një shembull i bukur i dashurisë për popull e atdhe.

Unë ju përgëzoj për punën fisnike e të lodhshme për moshën që keni, duke shkruar kujtimet e jetës suaj me rastin e jubileut të madh, dhe duke ju falënderuar për dërgimin e tyre, ju njoftoj se do të ndihmoj që ato të botohen[2]. Me këtë rast ju uroj, gjithashtu, për festën e madhe ndërkombëtare të të gjithë punonjësve të botës, 1 Majin dhe uroj të rroni akoma

1. Më 1910 u themelua në Korçë e para shoqëri e grave shqiptare «Ylli i mëngjesit», e cila zhvilloi veprimtari të frytshme për çështjen e çlirimit të atdheut dhe të emancipimit të gruas shqiptare. Polikseni Luarasi qe një ndër agjitatoret e palodhura në favor të kryengritjes së përgjithshme çlirimtare.

2. Disa nga kujtimet e Polikseni Luarasit për veprimtarinë botuese të tipografisë «Mbrothësia» në Sofje, Selanik, ku shtypeshin libra të ndryshëm e sidomos libra shkollorë e shtypi periodik, janë botuar nga Instituti i Historisë e i Gjuhësisë.

edhe shumë vjet dhe të gëzoni shëndet e pleqëri të qetë e të lumtur!

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 85-86*

## PROBLEMET E ORGANIZATËS SË GRUAS NUK MUND TË ZGJIDHEN SI DUHET, NË RAST SE NUK BËHEN PROBLEME TË PARTISË

*Diskutim në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSH*[1]

**23 qershor 1961**

Problemi i gruas ka një rëndësi jashtëzakonisht të madhe shoqërore. Partia i ka kushtuar këtij problemi një vëmendje të veçantë. Si rezultat, në zhvillimin e gruas së vendit tonë janë bërë përparime të mëdha. Megjithëkëtë, jemi të ndërgjegjshëm se emancipimi i mëtejshëm i saj pengohet nga një radhë konceptesh të vjetra, që janë sidomos në kokën e burrave. Po nuk u kuptua kështu kjo çështje, atëherë nuk do të mund të luftojmë si duhet për ecjen e gruas gjithnjë e më përpara. Natyrisht, kjo është njëra anë e problemit, ana tjetër është që gruan ta edukojmë vazhdimisht, të bëjmë që t'i ngrihet më lart personaliteti, të rritet niveli arsimor dhe kulturor i saj.

Mendoj se duhen bërë më shumë konferenca me burrat për rëndësinë shoqërore të gruas, për emancipimin e saj të plotë, ashtu siç zhvillohen konferenca të tilla edhe me vetë gratë. Po ta zhvillojmë më mirë se deri tani këtë punë, jam i bindur se do të bëjmë një kërcim të madh përpara. Të marrim një shembull. Në rast se burri e kupton mirë barazinë e gruas me veten e tij, ai nuk duhet të lejojë ngarkesën e gruas, as veshjen e saj me çitjane e mbulesën me çarçaf. Siç u ngrit këtu nga

1. Në këtë mbledhje u shqyrtua puna e Partisë me gruan në fshat.

shokët, është plotësisht e drejtë dhe e domosdoshme heqja e ngarkesës nga kurrizi i gruas. Edhe unë them që ta shohim mirë këtë çështje, po të duan burrat le të ngarkohen vetë, por gruaja në asnjë mënyrë të mos ngarkohet.

Ose të marrim një problem tjetër, atë të administrimit të të ardhurave në familje. Në qoftë se bëjmë që burri të kuptojë se edhe gruaja është e aftë të administrojë, kemi arritur një sukses. Pse e them këtë? Këtë e them sepse gruaja është një administratore dhe nikoqire e ndershme. Ajo nuk shkon në kafene dhe nuk e prish lekun kot. Kjo u duhet sqaruar burrave. Ta bëjmë burrin që, kur merr rrogën, t'ia japë gruas, e cila ka mundësi t'i administrojë më mirë të ardhurat e familjes. Në këtë mënyrë ajo do të bëhet një forcë më e madhe.

Çështja e administrimit të të ardhurave në familje ka një rëndësi të madhe. Mentaliteti i vjetër borgjez dhe mikroborgjez ishte që kush kishte paratë në dorë, ai kishte pushtetin në familje, ai sundonte. Këtë mentalitet duhet ta zhdukim sidomos në burrat, e aq më tepër tani që gruaja punon e kontribuon njëlloj si burri. Po t'i hiqen burrit paratë nga xhepi, ai do ta dëgjojë gruan edhe më mirë. Natyrisht, të ardhurat e familjes në fillim mund të administrohen bashkërisht, nga burri dhe gruaja, por të synohet që gradualisht këto të kalojnë në duart e gruas. Kjo do të sjellë edhe ndryshime në mentalitetin e njerëzve, gruaja në shtëpi do të ketë votë të barabartë në diskutimet me burrin, midis tyre do të ketë një mirëkuptim më të madh etj.

Gruaja ka rëndësi jashtëzakonisht të madhe edhe si nënë, edhe si edukatore e brezit të ri. Rinia, deri në njëfarë kohe, sa të fitojë personalitetin e vet, do të kalojë nga duart e nënës dhe më pak nga duart e babait. Prandaj këtë çështje mendoj t'ia ngremë me forcë në një frymë të tillë Partisë dhe kjo ta shtrojë në popull.

Gruaja tani merr pjesë gjerësisht në punë, aq sa ne kemi vështirësi për t'i siguruar fronte pune, sidomos në qytet. Në fshat të ndihmohet gruaja për të përvetësuar agroteknikën, e

cila ka rëndësi të madhe për zhvillimin e bujqësisë. Por agroteknika nuk mësohet duke dërguar gra të moshuara në kurse e shkolla, por duke dërguar gra të reja dhe vajza. Po të veprohet kështu, në bujqësi do të bëhet një përmbysje e madhe. Pjesëmarrja e gruas në punë është një sukses i madh dhe ka rëndësi për emancipimin e saj. Në të kaluarën, gruaja në përgjithësi ka punuar brenda mureve të shtëpisë, ndërsa tani sulmon në sektorë të ndryshëm jashtë shtëpisë. Kjo është një fitore e madhe, të cilën Partia duhet ta çmojë mirë.

Çlirimin ekonomik të gruas duhet ta kuptojë në radhë të parë Partia, e cila është e domosdoshme të influencojë edhe në masat e gjera të popullit, sidomos te burrat. Kjo është një nga hallkat kryesore në luftën për emancipimin e plotë të gruas. Fakti është se gruaja në fshat jo vetëm punon në bujqësi, por kryen edhe punët e shtëpisë, që janë një barrë e madhe për të, dhe që burrat duhet ta vlerësojnë si duhet. Mentaliteti në vendin tonë është që punët e shtëpisë duhet t'i bëjë vetëm gruaja. Natyrisht, këtë mentalitet ne nuk e zhdukim dot menjëherë, jo në fshat, por as në qytet. Prandaj, për të lehtësuar gratë ka rëndësi çelja e çerdheve për fëmijët në kooperativat bujqësore. Kjo të mos kuptohet si një çështje luksi, por si një çështje që lehtëson gruan, po kështu edhe ngritja e furrave kolektive.

Në përgjithësi njerëzit tanë, që dikur ishin të shtypur dhe i çliroi revolucioni popullor, karakterizohen nga një entuziazëm i madh. Masa të tëra njerëzish, që atëherë ishin të prapambetur dhe me nivel të ulët kulturor, tani kanë vërshuar nëpër shkolla, dyert e të cilave janë të hapura për ta. Këtë ndryshim e shohim edhe te gruaja, e cila në të kaluarën ka vuajtur shumë, ndërsa tani janë çelur për të perspektiva të ndritura, prandaj ajo është e gatshme të përqafojë me dashuri vijën e Partisë, të ecë në rrugën e gjerë të emancipimit të plotë të saj.

Unë jam shumë i kënaqur që në fshatra djemtë zënë 53 për qind të efektivit të nxënësve në shkollat 7-vjeçare dhe vajzat 47 për qind. Ky është një sukses i madh. Të insistojmë

që të ndjekin sa më shumë vajza shkollën 7-vjeçare, sepse, kur të bëhen gra, nuk e kanë lehtë të vazhdojnë shkollën e mbrëmjes, se gratë lodhen edhe gjatë ditës në punë, si edhe në punët e shtëpisë e me fëmijët, pastaj ka dhe burra që i pengojnë. Në kushtet e sotme e kanë vështirë të vazhdojnë shkollën e mbrëmjes jo vetëm gratë e martuara, por edhe vajzat, prandaj të luftojmë me forcë kundër mentalitetit që ekziston te ne për vajzën, sipas të cilit, po të vejë në shkollën e mbrëmjes, vajza nuk e ka të lehtë edhe të martohet. Ky është një problem shoqëror. Prandaj të ngulim këmbë që ato të vazhdojnë jo vetëm shkollat e mbrëmjes, por edhe shkollat profesionale.

Mendoj që edhe në përdorimin e formave të punës për problemet e gruas të mos jemi të shtrënguar. Edhe Partia që ka një strukturë tjetër organizative dhe një disiplinë më të fortë, përsëri gjen forma të përshtatshme pune, ca më tepër kjo mund të bëhet në organizatat e masave. Kështu, për shembull, ne duhet të insistojmë për edukimin e grave të reja, por të mos lëmë pa përfshirë në punën edukative edhe gratë e kaluara nga mosha, të cilave bashkë me punën t'u japim njohuri edhe për mënyrën e jetesës etj., sipas kërkesave dhe nevojave që kanë.

Kam një sugjerim për shoqet drejtuese të BGSH: Mendoj që ato të kenë lidhje më të rregullta me aparatin e Komitetit Qendror, dhe jo vetëm me Drejtorinë e Organizimit. Puna e organizatës së gruas nuk mund të kufizohet vetëm me lidhjet që mbahen nëpërmjet Drejtorisë së Organizimit, prandaj të shtohen e të forcohen këto lidhje me të gjitha drejtoritë e Komitetit Qendror. Problemet e përgjithshme që preokupojnë organizatën e gruas nuk mund të zgjidhen si duhet në rast se nuk bëhen probleme të Partisë. Nga ana tjetër, organizatës së gruas duhet t'i sinjalizohen probleme të veçanta, të cilat ajo mund t'i zgjidhë duke mobilizuar të gjithë aktivin e vet. Por puna e gruas duhet të shoqërohet me punën e Partisë. Disa forma që përdor organizata e gruas janë të mira, po Drejtoria e Organizimit nuk duhet të mjaftohet me këtë. Në rast se punonjësit e

Drejtorisë së Organizimit nuk i shikojnë dhe nuk i zbatojnë format e punës në jetë, nëpërmjet zhvillimit të luftës, atëherë ato do të mbeten të vdekura, të thata dhe nuk do të kenë efikasitetin e duhur. Prandaj gjërat duhen parë në jetë, në bazë. Për këtë Drejtoria e Organizimit nuk duhet të shkëputet nga aktiviteti i gjithë Partisë, nga jeta, nga lufta e anëtarëve të saj, vetëm kështu këto forma do të jenë të gjalla, do të kenë vlerë. Edhe vetë Drejtoria e Organizimit duhet të jetë më e gjerë dhe me më tepër iniciativë për organizatat e masave. Ne kemi në krye të këtyre organizatave shokë dhe shoqe që janë me iniciativë, të përgatitur, me pikëpamje të drejta. Ajo që kërkohet është të forcohet më shumë udhëheqja e Partisë dhe të zhvillohet aktiviteti sipas rrethanave dhe kushteve, sipas krahinës, lokalitetit ose fshatit. Kjo do të ngjallë një entuziazëm, mobilizim dhe patriotizëm më të madh të njerëzve për të kryer detyrat që kanë përpara.

Ka të drejtë shoqja Zina Franja[1] kur thotë se organizata e rinisë nuk tregohet aq aktive në lidhje me problemin e të rejave. Puna me të rejat ka rëndësi të madhe, ato janë nënat e ardhshme, prandaj nuk duhet të qëndrojnë nën saçin e mentaliteteve të vjetra, por të shpërthejnë e të luftojnë si duhet. Mirëpo kjo s'është e lehtë, sepse edhe të rejat janë në kontakt të përditshëm me nënën, me babanë dhe me shoqërinë ku kanë lindur dhe jetojnë. Megjithatë, ato janë një forcë e gjallë, plot dinamizëm, prandaj organizata e rinisë duhet të interesohet vazhdimisht për edukimin e tyre. Të arrijmë që organizata e rinisë të kuptojë rolin e së resë për gjallërimin e organizatës së gruas. Të rejat janë vërtet anëtare të organizatës së rinisë, po shumë prej tyre janë njëkohësisht edhe gra. Prandaj të gjenden forma të përshtatshme që të rejat të luajnë rolin e tyre edhe në organizatën e gruas. Nuk mundet që një e re të lërë një mbledhje shumë interesante që zhvillon organizata e

1. Në atë kohë përgjegjëse e organizatës së gruas në rrethin e Shkodrës.

gruas, sepse e thërret organizata e rinisë. Këtu duhen gjetur format më interesante, sepse nuk ka ndonjë mur që ndan organizatën e rinisë nga ajo e gruas. Ca më mirë kur organizata e rinisë punon për edukimin e të rejave dhe ato janë aktiviste të afta për organizatën e gruas. Mendoj që organizata e rinisë ta rishikojë punën e saj me të rejat si dhe forcimin e marrëdhënieve me organizatën e gruas.

Nuk është e drejtë pikëpamja që në krye të organizatës së gruas të ketë vetëm komuniste. Sigurisht, komunistet janë më të zhvilluara dhe duhet të jenë në udhëheqje, por kjo nuk do të thotë që t'u mbyllen dyert grave të paorganizuara në Parti. Prandaj rreth shoqeve komuniste në këshillat e grave të ketë edhe shumë gra të paorganizuara në Parti. Të jemi të bindur se edhe gratë e paorganizuara në Parti janë të flakta për Partinë dhe nuk kursehen të punojnë me organizatën e gruas.

Në përgjithësi mund të themi se në punën me gruan ne kemi arritur suksese të mëdha. Këto suksese i detyrohen në radhë të parë Partisë, po edhe vetë punës së organizatës së gruas. Tani çështja shtrohet që këto suksese t'i forcojmë e t'i shpiem më përpara. Të metat që ekzistojnë, t'i korrigjojmë. Te gratë kemi një forcë të madhe që s'duhet ta lëmë pas dore. Partia ka besim të plotë në organizatën e gruas, në punën dhe në besnikërinë e shoqeve që janë në drejtim të saj, në qendër dhe në bazë. Ju shoqe që punoni me organizatën e gruas, ngulni më tepër këmbë përpara forumeve dhe shokëve të Partisë, insistoni dhe ua mblidhni pak atyre kur nuk e vlerësojnë si duhet organizatën e gruas, këtë levë të rëndësishme të Partisë, dhe të gjithë kemi për të parë se punët do të shkojnë më mirë.

*Vepra, vëll. 21, f. 287-294*

## PARTIA KA LUFTUAR E LUFTON QË GRUAJA TË JETË E LIRË, E PAVARUR, E NDERUAR DHE E ZHVILLUAR SI DHE BURRI

*Nga fjala në takimin me të rejat e dalluara të rrethit të Lezhës*

**17 tetor 1961**

Të dashura shoqe,

Mirë se erdhët këtu në Tiranën tuaj, në kryeqytetin e Shqipërisë socialiste, mirë se erdhët në këtë pallat[1] që është pronë e gjithë popullit shqiptar, pra edhe juaja!...

Një nga veprat më të mëdha që bëri Partia është çlirimi juaj, çlirimi i gruas shqiptare. Gratë tani në vendin tonë kanë të gjitha të drejtat që kanë edhe burrat. Gruaja në Shqipëri ka të drejtë të votojë, të punojë, të shkojë në shkollë e në mbledhje, të këndojë, të dalë pa perçe e pa çarçaf, të bëhet inxhiniere, mjeke, traktoriste etj., etj. Kjo është një fitore e madhe për popullin shqiptar. Ju duhet ta kuptoni ç'rol të madh luani në Shqipërinë e re. Pa gruan asgjë nuk shkon përpara.

Pa gruan nuk mund të ketë jetë. Gruaja edhe te ne është një forcë e madhe në shoqëri, por atë e kishin lënë prapa regjimet e kaluara të klasave shfrytëzuese e gjakpirëse. Ato thoshin se gruaja duhet të qëndrojë në shtëpi dhe të punojë tërë ditën si kalë, kurse Partia thotë se nuk është i drejtë një trajtim i tillë i gruas. Gruaja duhet të jetë po aq e nderuar dhe e lirë sa edhe burri, se edhe asaj duhet t'i hapen të gjitha dyert e akti-

1. Ky takim u zhvillua në Pallatin e Brigadave.

vitetit politiko-shoqëror dhe kulturor. Kjo është një çështje e madhe për të cilën ka luftuar dhe lufton Partia. Këtë gjë në të kaluarën nuk mund ta kuptonin burrat, sepse tek ata ishin rrënjosur koncepte dhe mentalitete të tjera. Pra duhej punuar që ata ta kuptonin dhe shumica dërrmuese e tyre tani e kanë të qartë se pa pjesëmarrjen e gjerë të gruas nuk mund të ndërtohet jeta e begatshme. Në familje gruaja luan rolin kryesor, përveç rolit të saj të madh, që lind fëmijët. Tani gruaja punon kudo në fabrika e në kooperativa bujqësore, është e pavarur ekonomikisht dhe është e nderuar. Futja e gruas në punë ka një rëndësi jashtëzakonisht të madhe, se tani ajo punon vetë dhe ka personalitetin e saj. Prandaj kjo drejtësi e madhe që i dha Partia gruas e bën atë që të jetë e lirë. Ja, për shembull, sot në fshat zotësia dhe puna e gruas i kanë dhënë hov punës në kooperativat bujqësore. Këtë gjë duhet ta kuptojnë mirë burrat.

Të gjithë u kënaqëm kur, në Kongresin e 5-të të BGSH[1], në raportin që mbajti shoqja Vito Kapo tha se 46 për qind e vajzave të Lezhës janë me shkollë. Ju lumtë ju të rejave të Lezhës! Kjo tregon se ju përparoni. Edhe kooperativat bujqësore të rrethit tuaj janë mjaft të përparuara, prandaj prej tyre duhet të mësojnë shumë edhe kooperativat bujqësore të rretheve të tjera të Shqipërisë. Ju jeni kultivuese të mira të misrit, tokat i keni vërtet të përshtatshme për këtë bimë, por rendimentet që merrni kanë të bëjnë shumë edhe me punën tuaj. Janë mundësitë që ju të bëni më shumë, prandaj duhet të përpiqeni që të mësoni më tepër për ta kultivuar akoma më mirë bimën e misrit. Kështu ju do të bëheni rekordmene të dëgjuara të misrit. Ju keni marrë iniciativa shumë të mira për rritjen e shpendëve, prandaj ju gratë dhe vajzat e Lezhës jeni bërë një shembull i mirë në këtë drejtim.

Ju duhet të ecni në traditat e popullit shqiptar, se jeni nga ato anë ku ka jetuar dhe ka luftuar Skënderbeu, jeni nga vendi ku është bërë Kuvendi historik i Lezhës për të lidhur e për

1. Kongresi i 5-të i BGSH i zhvilloi punimet nga 15-17 tetor 1961.

të bashkuar popullin shqiptar kundër rrebeshit osman. Lufta e Skënderbeut ka qenë një luftë e lavdishme, së cilës i këndon me krenari jo vetëm populli ynë, po edhe shumë popuj, se lufta e popullit të vogël shqiptar nën udhëheqjen e Skënderbeut bëri që të mbrohej e gjithë Evropa nga pushtimi turk. Pra, rrethi juaj ka tradita të mëdha historike, të cilat janë trashëguar brez pas brezi. Në Luftën Nacionalçlirimtare krahina e Lezhës ka qenë me Partinë, dhe populli i kësaj krahine ka luftuar krah për krah me të gjithë popullin shqiptar për këto ditë të bukura që gëzojmë sot.

Ne ishim në Kongresin e 5-të të BGSH, ku shoqet tuaja diskutuan për punën e madhe që kanë bërë dhe për detyrat që kanë përpara. Ky vrull i madh entuziazmi që zien brenda në këtë sallë ku jeni ju sot, ziente edhe atje. Një dashuri e madhe për Partinë manifestohet tek të gjitha gratë dhe të rejat e vendit tonë. Mallëngjehet njeriu kur dëgjon se edhe vajza e mbyllur malësore nga Nikaj-Mërturi i Tropojës, «ku ha pula strall», siç thotë populli, tha përpara Kongresit se si ajo, nga një vajzë e mjeruar e një fshati të largët dhe shumë të prapambetur, shkelmoi çdo pengesë e mbeturinë të së kaluarës, kaloi trimërisht pyjet, pa pasur frikë, për të ndjekur shkollën 7-vjeçare. Ajo tregoi në Kongres se Partia i dha bursë për të vazhduar liceun artistik, të cilin e mbaroi, dhe tani cuca e Nikaj-Mërturit na është bërë këngëtare dhe u këndon heroizmave të popullit, të grave shqiptare dhe të Partisë, që ndërtojnë jetën e re, socializmin. Si kjo vajzë ka sot me mijëra në Shqipërinë tonë dhe kushedi sa të tilla ka edhe në rrethin e Lezhës, gra dhe vajza të lavdishme të popullit tonë, që nuk ia kanë bërë dy fjalën Partisë, por kanë ndjekur dhe ndjekin shkollat fillore, 7-vjeçare, bile jam i sigurt se midis jush ka edhe me shkollë të mesme ose të lartë.

Shkolla ka rëndësi të madhe si për burrat dhe për gratë. Mos kujtoni se shkolla është vetëm për burra. Ajo të hap sytë, të mëson si të punosh, të krijosh dhe të jetosh mirë. Ju bëni punëdore të bukura, por nuk mjafton të bëni vetëm punë të

tilla. Tani ju punoni edhe në kooperativat bujqësore, ku ka brigada që merren me kultivimin e misrit, të frutave, me blegtorinë etj. Prandaj ju duhet të dini si duhet mbjellë, si u duhet bërë shërbimi bimëve ose bagëtive. Në fshat ka djem e vajza që duhen mësuar; tani në çdo krahinë ka spitale e maternitete, pra ju duhet të punoni edhe atje. Kush kryen shkollën për një profesion të caktuar, ai i shërben më mirë atdheut si inxhinier, agronom, zooteknik, veteriner etj. Të gjithë duhet të ndjekin shkollat dhe, kur të mbarojnë, të shkojnë të punojnë ku të jetë nevoja, për ta bërë më të mirë jetën e popullit.

Shikoni sa ka ndryshuar rrethi juaj brenda një kohe të shkurtër! Njerëzit tani jetojnë më mirë. Shihni sa të bukura janë kostumet që mbani, prandaj t'i ruani ato që të mos zhduken. Është mirë që çdo vajzë të ketë nga një kostum kombëtar, sepse nuk ka gjë më të bukur sesa të ruash traditat e mira të popullit, kështu na mëson Partia. Në ditët e zakonshme të punës duhet të visheni me rroba të lehta. Për veshje të tilla tani kemi kombinatin e tekstileve «Stalin», që prodhon tekstile të bukura. Në këtë kombinat punojnë vajza si ju, por ju tani jeni më të përparuara se ato kur nisën punën në fillim. Gjatë këtij pesëvjeçari do të ngrihet në Berat një kombinat tjetër edhe më i madh, që do të prodhojë tekstile akoma më të bukura, veçanërisht për gratë. Do të ngrihen, gjithashtu, fabrika të reja për trikotazhe, uzina për përpunimin e kromit, të bakrit, për prodhimin e plehrave kimike, për të cilat ne kemi shumë nevojë. Prandaj merrni me mend sa kuadro do të na duhen për të drejtuar këtë industri të madhe që jemi duke ngritur.

Partia për gratë ka hapur të gjitha dyert e shkollave, prandaj ju këshillon që t'i ndiqni ato, se do të ketë sektorë ku të gjitha ose shumica do të jenë gra, si për shembull në arsim, në shëndetësi, në industrinë tekstile etj. Këtë Partia do ta bëjë, sepse gratë janë po aq të zonjat sa edhe burrat. Partia ka vendosur që në shëndetësi mjekët, farmacistët, dentistët, ndihmësmjekët e infermierët në shumicën dërrmuese të jenë gra dhe vajza, sepse ato kanë më shumë dashuri, dhembshuri dhe kujdes për njerëzit,

sidomos për të sëmurët. Me këtë dua të them se ndjenja humanitare e mjekut e lehtëson mjaft sëmundjen. Edhe në tregti shumicën e punonjësve do t'i kemi gra, sepse Partia mendon se këtë punë gratë e kryejnë si burrat, në mos më mirë, sepse kanë edhe një cilësi që shpesh u mungon burrave, gratë janë nikoqire, u dhimbset më shumë malli. Këtë e themi me prova, sepse në tregti na ngjasin edhe gjëra të papëlqyera, dëmtime e vjedhje të pasurisë socialiste, që në shumicën dërrmuese i bëjnë burrat dhe jo gratë. Partia ka theksuar vazhdimisht që tregtia jonë të jetë sa më e kulturuar, t'i shërbehet popullit sa më mirë, pastër dhe në mënyrë sa më të kulturuar.

Edhe në kooperativat bujqësore gratë përbëjnë një forcë të madhe, pa pjesëmarrjen e tyre ato nuk ecin dot përpara. Prandaj gratë dhe vajzat kooperativiste, që shquhen në punë, Partia duhet t'i ndihmojë që nga radhët e tyre të dalin sa më shumë skuadërkomandante, brigadiere, kryetare kooperativash[1]. Sot për sot ne kemi shumë pak gra në krye të kooperativave bujqësore, kurse mjaft prej tyre mund ta bëjnë këtë punë ashtu si edhe burrat. Ju duhet të keni besim në forcat tuaja, se jeni të forta, të zonjat dhe Partinë e keni me vete. Kur t'ju ngrenë në përgjegjësi në kooperativë, mos kini frikë, merreni në dorëzim dhe drejtojeni kooperativën, i vini edhe burrat një çikë në zap. Në një aktiv në Durrës, një vajzë nga Vorozeni i Kavajës, një fshat ku ka shumë fanatizëm, tha se me vështirësi të madhe mbaroi shkollën fillore. Me vështirësi akoma më të mëdha mbaroi edhe 7-vjeçaren. Pastaj familja e detyroi të mos shkonte në shkollë të mesme, por Partia e ndihmoi, kreu shkollën pedagogjike, tani është drejtoreshë shkolle dhe kolegët e saj e respektojnë. Te ne të tilla gra dhe vajza ka shumë. Ato e kanë kuptuar rolin që duhet të luajnë në shoqëri, i dinë të drejtat e mëdha që u ka siguruar Partia dhe përpiqen t'i shfrytëzojnë drejt ato.

1. Deri në Kongresin e 5-të të BGSH numëroheshin 1572 kryetare, zëvendëskryetare dhe anëtare të kryesive të kooperativave bujqësore dhe 3442 brigadiere e drejtuese skuadrash.

Mirëqenia e popullit vazhdimisht përmirësohet, jeta te ne bëhet më e lumtur. Ulja e fundit e çmimeve[1] i ka gëzuar që të gjithë. Partia edhe në të ardhmen do të ndjekë këtë vijë. Por, që niveli i jetesës të ngrihet, kërkohet që të gjithë të punojnë. Burrat duhet ta kuptojnë se gratë janë një forcë e madhe jo vetëm për punë në bujqësi e për të ruajtur bagëtitë, po edhe të mësojnë në shkollë. Kur të bëhet kjo, përparimet që do të arrijmë do të jenë më të mëdha, sepse kemi një popull të mrekullueshëm, kemi një Parti si çeliku, kemi miq në të gjithë botën, që na duan dhe na ndihmojnë. . .

Ju bëtë shumë mirë që erdhët për të parë Tiranën tuaj të dashur, që e ka ndërtuar populli. Ka shumë nga ju që, sigurisht, vijnë për herë të parë, por mund të ketë midis jush edhe shoqe që kanë ardhur dy-tri herë këtu, por çdo herë që vijnë shohin ndryshime. Pa na pyetni ne që e kemi njohur Tiranën qysh para Çlirimit! As që ka krahasim me Tiranën sot. Tani këtu ju shihni pallate, uzina e fabrika të shumta, muze e hotele, parqe e monumente, rrugë të gjelbëruara e shkolla, teatro e kinema etj. Përpara Tirana ishte si një fshat ku të mbulonte balta, nuk kishte as shkolla, as pallate të mëdha dhe as parqe të bukura. Të gjitha që shikoni sot, i ndërtoi populli me Partinë në krye.

Nga ju mësova se, për të vizituar Tiranën, vijnë punëtoret dhe koopertivistet më të mira, ato që realizojnë dhe tejkalojnë normat, ato që bëjnë më shumë ditë-punë. Ky kusht është i drejtë, dhe nga kjo garë do të rritet shumë numri i punëtoreve e i kooperativisteve pararojë të rrethit tuaj dhe, krahas kësaj, do të rritet edhe numri i atyre që do të meritojnë ta shohin kryeqytetin. Kjo do të jetë një nxitje për ta vizituar sa më shpesh Tiranën. Këtu do të keni mundësi edhe të shkëmbeni eksperiencë me shoqet e gratë e shumta pararojë të kryeqytetit. Vizita duhen

1. Në vigjiljen e 20-vjetorit të Themelimit të Partisë, ditën e hapjes së Kongresit të 5-të të BGSH, me vendim të KQ të Partisë dhe të Këshillit të Ministrave u zbatua ulja e çmimeve të shitjes me pakicë të mallrave industriale. Nga kjo masë punonjësit patën një përfitim vjetor prej 800 milionë lekësh të vjetra.

organizuar edhe nëpër qytete të tjera, që gratë të njihen me sukseset e vendit tonë. Prandaj unë ju këshilloj nga ana e Partisë që ta vazhdoni këtë rrugë.

Partia ju do t'ju ndihmojë me të gjitha forcat, do t'i ndihmojë kooperativat bujqësore me kredi, që të forconi ekonominë kolektive, sidomos blegtorinë. Ju mbillni pak duhan në Lezhë dhe këtë vit kjo bimë u dëmtua rëndë, sidomos zona e Shkodrës, por Partia ka menduar ta lehtësojë fshatarësinë.

Ndihma më e madhe që Partia do t'i japë fshatarësisë janë plehrat kimike. Për këtë qëllim ne po ndërtojmë dy uzina të mëdha dhe, kur të përfundojnë ato, do të kemi pleh në sasi më të mëdha. Ne do të arrijmë patjetër rendimente më të larta në prodhimet bujqësore. Ju që rritni misrin merrni rendimente të mira, po kur të keni edhe pleh, atëherë do të shihni sa misër do të merrni. Këtë do ta arrijmë patjetër. Kështu ka vendosur Partia për të mirën e të gjithë popullit tonë.

Punoni me të gjitha forcat, se puna është nder. Kurrë mos u kurseni, të punoni dhe të punoni mirë e njëkohësisht edhe të mësoni. Kjo është porosia që ju jep Partia.

Për të lehtësuar punën e grave kryesia e kooperativës dhe organizata-bazë e Partisë duhet të kujdesen për të ngritur kopshte e çerdhe për fëmijë, sepse në to ka mundësi të mëdha për edukimin e tyre si duhet. Nuk është e domosdoshme të ngremë për to ndërtesa të mëdha, por tani në fillim t'i hapim me sende të vogla e të thjeshta dhe ndonjë nga ju të shkojë e të merret me fëmijët. Nuk i kushton shumë një çerdhe kooperativës, se fitimet që do të rrjedhin prej saj do të jenë të mëdha. Atje fëmijët do të rriten më mirë dhe gruaja do të lehtësohet për të marrë pjesë më shumë në prodhim. Fëmijët janë e ardhmja e vendit tonë, prandaj ata duhet t'i rritim mirë, të edukuar e të mësuar, të shëndoshë dhe patriotë.

Një punë shumë e mirë për lehtësimin e gruas është edhe ndërtimi i furrës kolektive në çdo kooperativë, ajo jo vetëm çliron gruan nga një punë e rëndë e përditshme, por edhe ndih-

mon që të bëhet ekonomi në drithë. Kështu Partia mendon t'ju lehtësojë ju edhe në shumë drejtime të tjera.

Prandaj, të dashura shoqe, unë bashkë me shokët e mi jemi shumë të gëzuar që erdhët për të parë Tiranën, si dhe që morët iniciativën për t'u takuar edhe me ne. Ne marrim forca kur takohemi me popullin dhe shohim se Partia jonë ka edukuar gra, vajza, një rini trime, entuziaste e patriote. Prandaj ju uroj nga zemra shëndet dhe lumturi, gëzim në jetë dhe suksese në punë!

Rroftë Partia heroike e Punës e Shqipërisë!

Rroftë rinia jonë heroike!

Rrofshin gratë dhe të rejat patriote e revolucionare të Lezhës!

*Vepra, vëll. 22, f. 42, 44-54*

# RËNDËSI TË MADHE T'U JAPIM HIGJIENËS, PASTËRTISË E SHËNDETIT

*Nga fjala në Plenumin e 6-të të KQ të PPSH*[1]

**25 janar 1962**

...Unë thashë se të gjithë sektorët kanë rëndësi për realizimin e planeve tona, por faktori mësim ka luajtur dhe do të luajë një rol të madh në ndërtimin e socializmit dhe të komunizmit në vendin tonë. Lidhur me këto probleme dua të theksoj një çështje me karakter shoqëror, atë të ekonomisë shtëpiake.

Partia duhet të interesohet edhe për këtë çështje, sepse kjo nuk i takon vetëm organizatës së gruas. Është e domosdoshme që Partia të kujdeset për çdo punonjës dhe familje, në qytet ose në fshat, që të mësohen si të rregullojnë jetën e brendshme ekonomike të familjes. Kjo çështje ka një rëndësi të madhe. Ne kemi krahina që dinë të bëjnë ekonomi, domethënë dinë të kullandrisen me pak. Po tani ne e dimë se nuk është më situata e dikurshme, punonjësit tanë kanë të ardhura më shumë se përpara. Por për sa i përket anës ekonomike shumica e familjeve nuk dinë të ekonomizojnë pasurinë e familjes, nuk dinë të bëjnë si duhet buxhetin familjar për përdorimin e drejtë të të ardhurave, për të blerë bukë, mish, ushqime të ndryshme, veshmbathje etj., etj. Është e vërtetë se te ne janë marrë disa masa për

---

1. Ky Plenum, që u mbajt më 24-25 janar 1962, diskutoi rreth raportit «Mbi rezultatet e plotësimit të planit dhe të buxhetit të shtetit për vitin 1961 dhe mbi masat që duhen marrë për plotësimin e detyrave të planit të vitit 1962».

zhdukjen e paragjykimeve fetare, si edhe për disa zakone në dasma, në vdekje, në festa etj., që shkaktojnë harxhime të mëdha. Por kjo nuk mjafton. Çështja është që kur fshatari ther delen, të mos e hajë menjëherë brenda ditës, duke thirrur njërin a tjetrin, dhe pastaj të hajë përsëri një thelë mish pas dy muajsh, po ta racionojë mishin si duhet, që të hajë për një kohë më të gjatë. Kështu edhe në drejtime të tjera.

Kjo gjë në radhë të parë u takon grave, po edhe te burrat duhet të futim dëshirën për të bërë ekonomi, edhe ata duhet të kontribuojnë në këtë çështje dhe të mos i mbajnë vetë paratë. Me këtë duhet kuptuar jo vetëm ajo që të mos shkojnë e të shpenzojnë kot në kafene, po edhe gjer në gjënë më të vogël, gjer në ngrënien në një kohë nga të gjithë pjesëtarët e familjes, që të mos shtrohen dy sofra në shtëpi, se kur të jenë të gjithë rreth sofrës, do të hanë së bashku dhe proporcionalisht. Kjo ka rëndësi të madhe edhe për një ngrënie të rregullt dhe me masë. Kur njeriu ha një gjë pa masë, qoftë edhe ushqimin më të shëndetshëm, nuk i bën mirë. Po kur rregullohet si duhet ushqimi, edhe fizikisht, edhe ekonomikisht është më mirë, sepse familja ka mundësi të vërë ndonjë rezervë për ta përdorur për një kohë të vështirë.

Kohët e vështira në familje secili duhet t'i parashikojë vetë, se, po të të ndodhë një fatkeqësi, nuk do të vijë Qeveria të të rregullojë shtëpinë. Pra secili t'i vërë gishtin kokës për t'i parashikuar ditët e vështira dhe gëzimet, se njeriu që punon ka nevojë edhe të dëfrejë.

Rëndësi të madhe t'i japim higjienës, pastërtisë e shëndetit. Partia interesohet shumë për këto probleme. Kush nuk ndien kënaqësi kur konstaton se te ne përqindja e vdekjeve vjen duke u ulur nga viti në vit? Por që të ulet akoma më tej kjo përqindje, duhet që çështjen e higjienës njerëzit tanë ta futin në gjak.

Papastërtia është armiku më i madh i shëndetit. Ki sa të duash bukë, ushqime, mish, pemë e zarzavate, po nuk pate pastërti, do të të shkatërrohet shëndeti. Çështjes së higjienës,

pastërtisë dhe shëndetit t'u kushtohet kujdes më i madh, sidomos në fshat. Higjiena në familje, si dhe higjiena personale, janë të domosdoshme. Po kjo çështje nuk zgjidhet me një ditë, ajo ka të bëjë me një edukatë të vazhdueshme dhe nuk i takon vetëm organizatës së gruas. Por në qoftë se ka pastërti në shtëpi, kjo u detyrohet vetëm grave, ndërsa burrat dhe fëmijët janë më pak të kujdesshëm në këtë çështje. Prandaj organizatat e Partisë ta marrin seriozisht këtë problem, të ndihmojnë vazhdimisht organizatën e gruas dhe, ashtu sikurse kujdesen për të gjitha problemet e tjera që kanë të bëjnë me përhapjen e arsimit dhe të kulturës në fshat, të kujdesen edhe për çështjen e higjienës, të pastërtisë dhe të shëndetit...

*Vepra, vëll. 23, f. 115-118*

## KUNDËR FESË DHE ZAKONEVE PRAPANIKE KËRKOHET NJË PUNË MË E ORGANIZUAR

*Diskutim në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**3 prill 1962**

Ne duhet të vazhdojmë luftën kundër fesë dhe zakoneve prapanike. Përshtypja ime është se në këtë drejtim Shkodra bën një punë të organizuar dhe ka një eksperiencë të mirë. Nuk është fjala se rrethet e tjera nuk luftojnë kundër fesë dhe zakoneve prapanike, po çështja është se kërkohet një punë më e organizuar.

Është e drejtë që lufta kundër zakoneve prapanike e paragjykimeve fetare të bëhet e organizuar me rininë, sidomos në shkolla, por kjo duhet bërë edhe me gratë, që t'i bindim ato për kotësinë e fesë dhe të zakoneve prapanike. Natyrisht, në këtë fushë ka shumë përparime, janë arritur mjaft rezultate, po feja dhe zakonet e këqija kanë rrënjë më të thella, sidomos te gratë. Megjithatë tani në shumicën dërrmuese gratë punojnë, pra nuk qëndrojnë mbyllur në shtëpi dhe të kultivojnë besimet e kota ose të qëndrojnë nën skllavërinë e burrit. Por, duke marrë parasysh prapambetjen e gruas, duhet që me masat e grave, si dhe të rinisë, në radhë të parë, të bëhet një punë e organizuar

---

1. Në këtë mbledhje u diskutua për luftën kundër zakoneve prapanike e paragjykimeve fetare, për përhapjen e njohurive ateiste-shkencore te masat.

mirë në luftë kundër fesë dhe zakoneve prapanike. Këtë punë duhet ta bëjnë në radhë të parë komunistët dhe elementët përparimtarë, por kurdoherë në mënyrë të organizuar.

Për këtë qëllim Ministria e Arsimit dhe e Kulturës dhe Drejtoria e Arsimit dhe e Kulturës pranë aparatit të Komitetit Qendror të studiojnë çështjen që në shkolla jo vetëm të bëhet një punë e mirë për të zhveshur nxënësit nga këto mbeturina, por këta të punojnë e të veprojnë sidomos në familjet e tyre kundër besimeve fetare dhe zakoneve të këqija. Të gjenden, gjithashtu, edhe forma e metoda të tjera pune për edukimin ateist, sidomos në fshat. Këtu është pak të mjaftohesh me një konferencë kundër fesë ose zakoneve të këqija, prandaj duhet të përdoren më shumë forma të propagandës së Partisë, për shembull, botime të thjeshta e të kuptueshme, me qëllim që fshatarët t'i lexojnë vetë, pa pritur të bëhet ndonjë konferencë. Megjithatë edhe konferencat të mos lihen pas dore, po bashkë me to të përdoren edhe forma të tjera.

Në luftë kundër zakoneve prapanike ne kemi zbatuar disa forma pune, duke i lidhur ato me patriotizmin dhe me probleme ekonomike. Por me kaq nuk mjafton. Çështjen duhet ta shohim të lidhur ngushtë edhe me ligjet e shtetit, me dispozitat përkatëse, që ndalojnë disa praktika të dëmshme, të cilat janë refleks i zakoneve prapanike. Ka ndonjë komunist që i lejon vetes t'i bëhet synet djali dhe, kur i kërkohet llogari, këtë faj ai ia hedh gruas. Por logjika ta do që edhe sikur të veprojë ndonjë grua, ajo nuk e bën këtë pa dijeninë e të shoqit. Ka burra që janë liberalë, por ndaj grave sillen si tiranë. Në këtë rast jo vetëm të punohet në rrugën e Partisë, me anën e bindjes dhe të edukimit, por kur kjo punë nuk bën efektin e duhur, atëherë duhet të veprohet edhe në bazë të ligjit.

Edhe kur ka raste që fejohet një vajzë e vogël, menjëherë të thërriten babai i saj dhe babai i djalit, të cilëve t'u flitet për këtë akt dhe, po të jetë nevoja, të shtrohet në mbledhje të popullit të fshatit, ku të diskutohet, të nxirren mësime në bazë të moralit tonë socialist, dhe të veprohet sipas ligjeve në fuqi. Nuk duhet

dhe nuk lejohet të bëhen fejesa në djep ose nën moshën ligjore, dhe asnjëherë pa pyetur djalin dhe vajzën që do të fejohen, pa pëlqimin e njëri-tjetrit. Po nuk u përdor bashkë me punën sqaruese edhe forca e ligjit, nuk luftohen si duhet zakonet prapanike, në mënyrë që shkelësve të ligjit t'u skuqet faqja dhe të tjerët të nxjerrin mësimin se «nuk duhet të shkelim ligjin, se nesër e pësojmë edhe ne». Tani edhe shumica e popullit ka arritur në një nivel të tillë që përkrah qëndrimin revolucionar dhe dënon fajtorët, ata që shkelin ligjet.

Thuajse të gjitha zakonet prapanike e kanë burimin te feja, por gjatë shekujve ato janë përpunuar në një mënyrë të tillë saqë shumë prej tyre duken sikur nuk kanë të bëjnë fare me fenë, për shembull, çitjanet e grave ose rrobat e zeza duken sikur nuk kanë të bëjnë as me fenë, as me turqit, prandaj shumë plaka qëndrojnë veshur gjithnjë me të zeza, kjo u është bërë zakon, ose gruas kurveleshase çitjanet i duken se e mbajnë më ngrohtë. Shumë gra edhe i kanë hequr ato dhe në vend të tyre kanë veshur fustanin, po ka akoma që mbajnë çitjane. Pra shumë gjëra të këqija e kanë burimin te feja dhe me kohë janë kthyer në zakone. Por ka çështje të tjera, si besimi te zoti, kishat e xhamitë, faljet, tyrbet, shenjtorët, ramazani ose kreshmët, kurbanet, pagëzimet etj., që janë të lidhura konkretisht me doktrinat fetare.

Megjithëse çështja e fesë te ne nuk është ndonjë problem aq i madh e akut, si në shumë vende të tjera, ne duhet të luftojmë sistematikisht kundër shfaqjeve të saj, kudo që manifestohen, duke përdorur kundër tyre edhe disa masa të arsyeshme për edukimin ateist të punonjësve, dhe të përdoren mënyra të ndryshme për të penguar aktivitetin e komuniteteve fetare, por pa i ofenduar besimtarët.

Veç këtyre, mund të flitet në mënyrë të veçuar dhe të organizuar me hoxhallarët dhe me priftërinjtë. Ndonjë hoxhe ose prifti që është i mirë, t'i flitet haptazi që të mos tregohet i zellshëm në punën e tij. Me të gjithë po bëhen mbledhje, vetëm me hoxhallarët e priftërinjtë nuk po bëhet ndonjë punë. Edhe

këta duhen mbledhur, sepse disa prej tyre janë patriotë, shumë të tjerë nuk e kuptojnë fenë. Fëmijët e tyre janë të lidhur me kooperativën bujqësore[1], nga e cila sigurojnë të ardhura. Mund të bisedohet me këta njerëz, t'u bëhet edhe atyre propagandë antifetare, të sqarohen në mënyrë shoqërore, patriotike. Prandaj të mblidhen ose bashkërisht, ose në grupe, ose veç e veç, e të punohet me ta. Çështja është që të neutralizohet sa më shumë puna e tyre.

Leksione do të dërgohen edhe nga lart, po të tilla duhet të përgatitin edhe vetë rrethet, veçse jo me stërhollime, se materiale të tilla fshatarëve nga një vesh u hyjnë dhe nga tjetri u dalin. Çështjen e ramazanit nuk është e domosdoshme t'ia shpjegosh fshatarit në mënyrë filozofike dhe kronologjikisht se si ka vepruar Muhamedi, po mund t'ia shpjegosh nga ana ekonomike e shkencore. Të shpjegohet thjesht se, duke mbajtur ramazan, nuk do të kesh fuqi të punosh tokën dhe kjo do të të lërë pa bukë, do të sëmuresh, do të dobësohesh etj. Me këtë shpjegim në qoftë se nuk arrin të bindet sot, do të bindet nesër. Në qoftë se në një fshat mbajnë ramazan shumë, pak ose hiç fare, kjo varet nga propaganda e Partisë. Atje ku mbahet ramazan, do të thotë se puna e organizatës-bazë të Partisë është e dobët.

Komitetet e Partisë duhet t'i marrin herë pas here në shqyrtim këto çështje dhe të veprojnë me masa konkrete kundër fesë dhe zakoneve të këqija. Masat të mos jenë të njëllojta kudo, por të diferencuara. Në fshatra ose në kolektiva puna e Partisë të ndërtohet për ato probleme që preokupojnë organizatën-bazë të Partisë. Po të ndodhë një krim, për të mund të hartohet e të zhvillohet leksioni përkatës, pra të rrahë çekani në vendin e ngjarjes. Kur sheh, për shembull, se në një fshat është shitur një grua ose një vajzë, pse ta bësh problem në të gjithë rrethin? Kjo çështje të bëhet problem atje ku ka ndodhur, pa qenë nevoja të bëhet fushatë në të katër anët e rrethit. Një çështje nuk duhet bërë problem atje ku nuk ekziston.

1. Është fjala për fëmijët e klerikëve të fshatit.

E përsëris edhe një herë, kundër fesë dhe zakoneve prapanike duhet luftuar në mënyrë të organizuar, duke punuar në radhë të parë me rininë dhe gratë. Mund të punohet edhe me pleqtë, po hallin e kemi më shumë te rinia, sidomos tek ajo e shkollës. Ne duhet të bëjmë që nxënësit, kur mbarojnë shkollat 8-vjeçare e të mesme, të jenë të pjekur, të kenë një botëkuptim të qartë materialist për botën, për fenomenet e natyrës dhe ato shoqërore. Kjo nuk është një punë e lehtë.

Populli ynë ka një të kaluar të lavdishme, me zakone të përparuara, me virtyte të larta. Por ne jemi realistë, shohim edhe zakonet prapanike e besimet fetare, të cilat me luftën e Partisë po zhduken gradualisht. Shfaqjet që vihen re akoma në ndërgjegjen e njerëzve nuk duhet të na bëjnë pesimistë. Sigurisht, në radhët e popullit ka edhe njerëz të tillë që bëhen kriminelë, kundër të cilëve ne duhet të marrim masa të rrepta. Na ka ngjarë edhe tani ndonjë vrasje e shëmtuar, por sot jemi shumë larg nga zakoni i keq i hakmarrjes, me të cilin në disa krahina ushqeheshin fëmijët qysh në djep, që, kur të rriteshin, të zhduknin vrasësin e babait. Por zhvillimi i jetës socialiste te ne po i likuidon këto zakone të dëmshme. Sidoqoftë, mbeturinat mikroborgjeze ruhen akoma te njerëzit, ato shumë herë i pengojnë këta në punë dhe i shtyjnë të kryejnë veprime të dënueshme nga ligji e të papranueshme nga shoqëria. Ky është një problem i rëndësishëm që duhet ta kemi vazhdimisht parasysh, prandaj ta organizojmë punën më mirë dhe kështu sukseset tona do të jenë akoma më të mëdha.

*Vepra, vëll. 23, f. 235-241*

# GRATË DUHET TË FITOJNË E TË RRITIN PERSONALITETIN E TYRE

*Diskutim në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**22 janar 1963**

Problemi i gruas ka një rëndësi të madhe dhe sa herë që ta marrim në shqyrtim, nuk do të bëjmë keq. Ne e shohim që kemi suksese në zhvillimin e gruas dhe në pjesëmarrjen e saj në aktivitete të ndryshme, por kemi akoma shumë për të bërë. Duke e parë më realisht këtë problem, vëmë re se organizata e gruas nuk është ndihmuar dhe aktivizuar sa duhet. Partia nuk i ka dhënë akoma ndihmë në mënyrë të organizuar organizatës së gruas, që ajo t'i kryejë detyrat si duhet si organizatë shoqërore masash.

Në përgjithësi unë kam përshtypjen se kur merret në shqyrtim veprimtaria e organizatës së gruas, ose kur mendohet për të nga komitetet e Partisë të rretheve, interesimi nuk është në atë masë si dhe për organizatën e rinisë. Organizata e rinisë ka një rëndësi shumë të madhe dhe Partia bën mirë që interesohet shumë për të, megjithëse edhe në drejtim të rinisë ka akoma lëshime, të meta dhe pakujdesi. Interesimi i Partisë për rininë ka bërë që të kemi rezultate të mira për sa u përket edukimit të rinisë, ndershmërisë, patriotizmit dhe vendosmërisë së saj. Ndër-

1. Në këtë mbledhje u diskutua për punën me masat e grave në fshat.

sa për organizatën e gruas nuk tregohet i njëjti interesim. Ky është një nënvleftësim, është, dashje pa dashje, refleks i mentaliteteve të vjetra, që ekzistojnë akoma edhe te ne ndaj gruas, sido që Partia ka përcaktuar qartë rëndësinë e këtij problemi dhe e di mirë se pa gruan nuk mund të ecet përpara, se pa pjesëmarrjen e saj fshati nuk mund të përparojë, ekonomia nuk mund të forcohet, nuk mund të ngrihet politikisht gjysma e popullsisë së vendit. Megjithëse këto Partia i ka të qarta, kur vjen çështja konkretisht për të ndihmuar organizatën e gruas, në këtë drejtim nuk bëhet sa duhet. Prandaj këtë mungesë interesimi duhet ta kapërcejmë. Por si duhet ta kapërcejmë?

Dihet se Partia, duke filluar që nga lart e gjer në bazë, duhet të zgjidhë shumë probleme që na kanë zënë këmbët, si në zhvillimin e kulturës, në çështjet e prodhimit, në shëndetësi etj. Por të jemi të qartë se, pa futur gruan në të gjithë këta sektorë dhe pa e bindur atë në rrugë revolucionare që të marrë pjesë në të gjitha këto fusha, nuk mund të zgjidhen problemet si duhet, nuk mund të ecet përpara. Ne e kishim shumë drejt që nuk e prishëm organizatën e gruas[1], bile morëm masa për ta forcuar akoma më shumë. Mirëpo le ta shikojmë se ç'është bërë për këtë çështje nga ana organizative, sidomos me kuadrin që punon në organizatën e gruas. Nuk janë më të pakta gratë se rinia në numër, gjithashtu nuk është më e vështirë puna e rinisë nga ajo e gruas; bile mua më duket se puna me gruan është shumë më e vështirë sesa me rininë. Rinia i ka shqelmuar mentalitetet e vje-

1. Prishjen e organizatave të gruas e propagandonin revizionistët modernë. Sipas tyre ekzistenca e organizatave të veçanta të grave nuk është më e dobishme, si në kohën e luftës, se për emancipimin e vet gratë nuk duhet të veçohen në to, por të marrin pjesë në organizata mikse. Partia jonë i hodhi poshtë këto pikëpamje që synojnë të pengojnë organizimin e masave të grave në luftën për të drejtat e tyre dhe të minojnë socializmin. Duke çmuar rolin që ka luajtur organizata e gruas në vendin tonë për edukimin ideopolitik dhe për hedhjen e masave të grave në aksione revolucionare, Partia dhe shoku Enver Hoxha kanë dhënë mësime të vyera për forcimin e punës në këtë organizatë.

tra. Me punën e saj plot vrull, ajo ecën pa druajtje drejt së ardhmes, kurse ka akoma mjaft gra që pengohen nga mbeturinat e feudalizmit dhe të fesë, pengohen nga sundimi i burrit dhe nga nënvleftësimi që ato u bëjnë vetë rolit dhe forcës së tyre fizike dhe mendore. Gruaja jonë nuk është akoma në atë shkallë që të kuptojë sa rëndësi ka ajo për veten dhe për familjen e saj. Prandaj çështjen e organizatës së gruas Partia duhet ta shohë më nga afër.

Mua më duket se nuk është aspak e drejtë që të paraqitet si e vështirë për të gjetur përgjegjëse të gruas për një qytet prej 20 ose 40 mijë banorësh, por kjo vështirësi ndodh nga nënvleftësimi që i bëjnë vetë komitetet e Partisë kësaj çështjeje. Është e pamundur të mos ketë jo një, por shumë gra në qytete, bile dhe në fshatra, që mund ta marrin përsipër drejtimin e organizatës. Janë me qindra e mijëra gra që marrin pjesë në aktivitete politike dhe ekonomike të rëndësishme. Mirëpo në rrethe bëhen propozime që në krye të organizatës të jetë kjo ose ajo shoqe e vjetër. Është e drejtë që të ketë në organizatë edhe aktiviste të vjetra, sepse ato kanë eksperiencë të madhe, por duhet të ketë edhe të reja, edhe gra me kulturë. Në këtë organizatë duhet të vijnë elementë të rinj, me mentalitetin e kohës, që të jenë në gjendje të kuptojnë kërkesat dhe nevojat e masës së grave. Në krye të organizatës së gruas të vihen shoqe me autoritet dhe, natyrisht, ky autoritet vendoset me punë dhe me zotësi.

Punën me masat e grave nuk duhet t'ia lëmë vetëm organizatës së gruas dhe organizatat e Partisë të mos interesohen sa duhet. Edhe kur janë bërë përparime, si në drejtim të ngritjes së gruas në përgjegjësi, shohim se tani ka tërheqje, puna në këtë drejtim ka rënie. Këtë çështje ta shohim me kujdes nga ana organizative, duke konkretizuar detyrat kryesore të organizatave-bazë të Partisë, të cilat të ndihmojnë shoqet e organizatës së gruas që jo vetëm të kenë iniciativë, por të marrin edhe masa për ecjen përpara të punës së kësaj organizate. Nga ana e Partisë, nga ana e Komitetit Qendror dhe e drejtorive pranë aparatit të tij, të mendohet për një sërë problemesh, me zgjidhjen

e të cilave do t'i jepet një ndihmë e drejtpërdrejtë organizatës së gruas. Kjo organizatë ka disa detyra të veçanta, por ka edhe detyra të përbashkëta me organizatat e tjera.

Gratë që marrin pjesë në prodhim, që janë anëtare të bashkimeve profesionale, anëtare të kooperativave bujqësore, që punojnë në skuadra, brigada etj., jo vetëm që e kuptojnë më mirë rëndësinë e pjesëmarrjes së tyre në punë, interesin e tyre familjar dhe interesin e përgjithshëm, por me to bëhet njëkohësisht edhe një punë edukative politike e organizuar. Prandaj në këtë drejtim, për të pasur rezultate më të mira, organizata e gruas duhet ndihmuar drejtpërsëdrejti nga Partia.

Organizata e gruas ka për të zgjidhur disa probleme të rëndësishme që na preokupojnë: së pari, është me rëndësi çështja që të rritim te gratë ndjenjën e personalitetit të tyre në shoqëri dhe në familje. Lidhur me këtë përfshihen të gjitha problemet që kanë të bëjnë me gruan, duke filluar që nga lindja e fëmijëve, mirërritja dhe edukimi i tyre e deri te higjiena, mirëqenia e harmonia në familje. Për zgjidhjen e këtyre problemeve një rol të madh do të luajë gruaja. Të gjitha këto, sidomos problemet shoqërore, organizata e gruas t'i marrë në dorë dhe t'i zhvillojë si duhet e të mos bëjë gjëra formale, si, fjala vjen, konferenca me temë si u krijua shiu etj. Më duket që kemi hyrë në disa punë shabllone, duke kujtuar se në këtë mënyrë luftojmë fanatizmin e grave. Unë nuk them që të mos bëjmë konferenca me tema të kësaj natyre, por mendoj që tani nuk ka shumë gra që të thonë se shiun na e dha perëndia. Mendoj që me gratë të zhvillohen biseda e mbledhje ku të trajtohen, për shembull, më shumë probleme të higjienës. Nëpërmjet këtyre temave të trajtohen burimet e sëmundjeve, që gruaja të kuptojë se sëmundjet përhapen nga mikrobet, nga papastërtia etj. Natyrisht, Partia këto nuk i ka lënë mënjanë, por probleme të tilla të trajtohen jo vetëm në mënyrë shkencore, por mbi një bazë reale, të diferencuar, jo vetëm nga rrethi në rreth, por edhe nga fshati në fshat.

Kur themi që gratë duhet të fitojnë e të rritin personalitetin e tyre, kjo nuk do të thotë që ato të vihen kundër

burrave, por do të thotë që çështja të kuptohet drejt, në mënyrë njerëzore, bashkëshortore, shoqërore. Duhet punuar që të zhduket ndjenja e inferioritetit të gruas, ndjenja e mungesës së aftësive intelektuale tek ajo. Në këtë drejtim ne kemi shumë shembuj të mirë. T'i thuhet gruas se nuk është e vërtetë, siç flitej përpara, se ajo është leshgjatë e mendjeshkurtër. Sa e sa vajza kanë mbaruar sot shkolla të ndryshme dhe punojnë e mendojnë jo më keq nga djemtë! Duke punuar konkretisht, ne do të ndihmojmë, pra, që të zhduket ndjenja e inferioritetit në mendjen e grave. Për këtë qëllim të gjenden forma dhe metoda të përshtatshme dhe të trajtohen ato nga organizata në mbledhje e konferenca, që kjo çështje të futet në rrugë të drejtë. Për këtë qëllim duhet të punohet nga Partia dhe nga organizata e gruas që probleme të tilla të trajtohen drejt në mbledhje të përbashkëta të organizatës së Partisë, të gruas dhe të organizatave të tjera shoqërore.

Ne duhet të bëjmë llogari sa shumë punon gruaja në shtëpi dhe në kushtet që ndodhemi të veprojmë që ta ndërrojmë këtë situatë. Por në qoftë se na del që gruaja, pasi punon tërë ditën jashtë, punon edhe 8 orë të tjera në shtëpi, domethënë 16 orë punë ditën, për të kjo është një barrë shumë e rëndë. Gjithashtu, nuk mundet që gruaja e fshatit të punojë 8 orë në shtëpi dhe 2 orë të merret me punët e kooperativës. Zgjidhja më e drejtë e problemit është që, duke u sqaruar roli i madh i gruas, dhe ajo të ketë personalitetin e vet, të bindet edhe burri prapanik që të ndihmojë në punët e shtëpisë. Një grua e emancipuar, me personalitet, ka influencë të madhe te burri, prandaj ajo, me zotësinë e saj, të arrijë që burri të marrë pjesë edhe në punët e shtëpisë.

Mendoj se nuk është e vërtetë që të gjithë burrat nuk marrin pjesë dhe nuk ndihmojnë fare në punët e shtëpisë. Problemi është se burrat ndihmojnë pak në punët e shtëpisë. Po ta mësojmë gruan të ketë personalitetin e saj në shtëpi, po ta mësojmë atë që t'u ndajë punët të gjithë pjesëtarëve të familjes, që nga fëmijët gjer te burri, ne do ta lehtësojmë gruan nga shumë punë

të shtëpisë dhe jetën familjare do ta bëjmë më të kulturuar, burrin do ta futim në një rrugë më të drejtë, që edhe ai të marrë pjesë në punët shtëpiake. Prandaj në këtë drejtim të bëjmë një studim. Këtë ne nuk do ta bëjmë me dekrete, por me punë bindëse, edukative, me agjitacion e propagandë, në mbledhje të burrave dhe të grave; një herë dhe njëqind herë do t'ua themi këto gjëra në radhë të parë anëtarëve të Partisë dhe atyre të rinisë, që ta kuptojnë me të vërtetë rolin e madh që luan gruaja në jetë.

Gruaja ka shumë kokëçarje. Këtë duhet ta kuptojë mirë çdo burrë. Ajo ka çështjen e ekonomisë shtëpiake, ajo ka detyra të vështira si nënë, ka çështjen e lindjes e të rritjes së fëmijëve, gjëra këto që nuk janë të vogla, ajo ka përsipër edukimin e fëmijëve dhe gruaja që është në marrëdhënie pune ka punë edhe jashtë familjes. Duhet t'i bëjmë të ndërgjegjshëm burrat që gruaja është shumë e ngarkuar me punë, prandaj duhet të lehtësohet në familje.

Por si duhet lehtësuar gruaja? Në qytete, në një përqindje të mirë, ka shumë burra që ndihmojnë në punët e shtëpisë, kurse në fshat një gjë e tillë nuk bëhet akoma. Prandaj në këtë drejtim duhet të ndihmohet organizata e gruas nga ana e Partisë, sepse nuk është lehtë që të thyhet mentaliteti i fshatarëve. Në qoftë se në këtë çështje nuk ndihmojnë seriozisht organizatat e Partisë, të jemi të sigurt se nuk do të rritet pjesëmarrja e burrit në punët e shtëpisë. Mendoj se Partia duhet ta masë punën e saj me atë se në ç'nivel e ka ngritur gruan, sepse ngritja e gruas, edukimi i saj patriotik, ndershmëria e saj, puna e saj për shtimin e prodhimit luajnë një rol vendimtar për ecjen përpara të vendit tonë. Te gruaja Partia ka një forcë vendimtare. Partia duhet të punojë vazhdimisht për ngritjen e personalitetit të saj, për shtimin e respektit ndaj saj, ta mësojë gruan që të fitojë zotësinë për racionalizimin dhe organizimin e punës dhe të kohës, pastaj këto cilësi t'i edukojë edhe te pjesëtarët e tjerë të familjes.

Rëndësi ka për gruan edhe puna për edukimin politik të saj

në punë e sipër. Kjo do të luajë një rol vendimtar dhe do të ndihmojë shumë për edukimin e grave. Prandaj Partia dhe organizata e bashkimeve profesionale jo vetëm t'i nxitin gratë për të marrë pjesë në punë, por edhe t'i përgatitin që të marrin pjesë në mënyrë të organizuar, që të marrin përgjegjësi dhe t'i mbajnë ato, bile të shkojnë edhe më përpara dhe jo të tërhiqen. Një gruaje të tillë, që edukohet, punon dhe shkon përpara, do t'i rritet personaliteti para burrave.

Prandaj organizata e gruas ta përmirësojë programin e vet. Këtë program ajo ta kombinojë me organet përkatëse të shtetit, të cilat kanë edhe shumë mundësi për ta ndihmuar organizatën e gruas. Por të mos harrohen roli i saj edukativ dhe përpjekjet për të zhdukur në mënyrë sistematike të metat që e pengojnë seriozisht ecjen përpara të gruas.

Më duket se edhe lidhjet e organizatës së gruas me organizatën e rinisë nuk janë të gjalla dhe sistematike, si për stadin aktual, ashtu edhe për të ardhmen. Përveç kontakteve të drejtuesve të rinisë dhe të gruas në bazë dhe në qendër, mendoj se nuk është keq që, herë pas here, të bëhen në çdo rreth mbledhje të përbashkëta të komitetit të rinisë, udhëheqjes së organizatës së gruas dhe bashkimeve profesionale për shkëmbim eksperience për çështje të caktuara që kanë lidhje me disa probleme të gruas dhe të të rejave. Dhe nga ky shkëmbim eksperience të nxirren disa detyra që mund të dalin për secilën organizatë, të jepet kështu një ndihmë reciproke për vënien në rrugë të drejtë të këtij problemi. Mua më duket se duhet dhe mund të krijohen disa forma të tilla bashkëpunimi për koordinimin më mirë të veprimtarisë së këtyre organizatave, për ta çuar më përpara punën me gratë dhe me të rejat.

Po kështu rëndësi kanë edhe lidhjet e vazhdueshme të shoqeve të organizatës së gruas me shokët e bashkimeve profesionale dhe të rinisë, të cilat nuk duhen lënë pas dore. Vetë shoqet drejtuese të grave, sikurse u tha këtu, janë druajtur të venë nëpër ministritë dhe të bisedojnë me shokët përgjegjës për problemet e organizatës. Shihni, pra, edhe te shoqet drejtuese vihet re

ndjenja e inferioritetit të gruas! Ato duhet të venë më shumë në drejtoritë e aparatit të Komitetit Qendror për të biseduar se ç'është menduar për problemin e gruas. Të mos interesohesh për problemin e gruas është gabim i madh, por duhet menduar thellë edhe se si të punohet për këtë problem të rëndësishëm.

Në përgjithësi ne mund të themi se organizata e gruas është interesuar për këto probleme dhe ka zhvilluar aktivitete të mira. Për këtë ne i përgëzojmë shoqet e kryesisë së BGSH për punën e tyre. Kur ato kanë shkuar në bazë për punën e organizatës, me punën e mirë që kanë bërë, kanë krijuar entuziazëm në masat e grave, por ky entuziazëm duhet mbajtur gjallë, prandaj shokët e Partisë në bazë të kenë më tepër kujdes për organizatën e gruas.

*Vepra, vëll. 24, f. 142-151*

# KUJDES TË MADH T'I KUSHTOJMË AKTIVIZIMIT TË GRAVE NË PRODHIM

*Nga fjala e mbylljes në Plenumin e 9-të të KQ të PPSH*[1]

**26 janar 1963**

...Për sigurimin e forcave të punës është e nevojshme që, sa të jetë e mundur, në qytete të futim sa më shumë gra në punë. Në çdo rreth ku bëhen ndërtime të mëdha, në ato punë që mund t'i bëjnë gratë, të vendosen shoqe qytetare, të cilave t'u sigurojmë edhe disa kushte për rritjen e fëmijëve, si kopshte e çerdhe, dhe burrat të shkojnë në ndërtime e në punë të tjera më të rënda, me qëllim që të hiqen sa më pak forca nga fshati...

Rëndësi të madhe t'i kushtojmë aktivizimit të grave me punë në prodhim, si në qytet, ashtu edhe në fshat. Kujdesi që duhet të tregojë Partia për problemin e gruas duhet të jetë i madh, sepse kjo është një çështje me rëndësi të jashtëzakonshme. Kur flitet për gruan, asnjë nga ne nuk e nënvleftëson këtë problem, po kur vjen puna për ta zbatuar në praktikë vijën e Partisë për këtë çështje, konstatohen dobësi të mëdha. Duhet të jemi të bindur mirë se pa përparimin e gruas nuk mund të ecim përpara. Për këtë problem të kemi parasysh mësimet e Leninit dhe të

1. Ky Plenum, që zhvilloi punimet më 25-26 janar 1963, dëgjoi, diskutoi dhe aprovoi raportin e Byrosë Politike të KQ të PPSH «Mbi plotësimin e planit dhe të buxhetit për vitin 1962 dhe mbi masat për plotësimin e planit dhe të buxhetit për vitin 1963», mbajtur nga shoku Spiro Koleka.

Stalinit. Nëse gruas në fshat ose në qytet ne i japim rëndësinë e duhur në drejtimin politik, ideologjik, ekonomik etj., atëherë jeta jonë shoqërore do të ecë më shpejt përpara. Duhet punuar në radhë të parë që të ngrihet personaliteti i gruas, që ajo të jetë në gjendje të punojë, të shprehë pa druajtje mendimet, të ndërtojë, të drejtojë etj. Në rast se nuk interesohemi për gruan, në qoftë se në fshat vazhdojnë të ekzistojnë mbeturinat e vjetra ndaj saj, nëse lejojmë akoma që gruaja të ngarkohet me tërkuzë, nëse vazhdohet që gruaja të punojë në arë e në shtëpi dhe disa burra të rrinë e të tundin derën dhe të dredhin mustaqet, pra, nëse nuk i luftojmë të gjitha këto mbeturina shumë të rrezikshme, shoqëria jonë nuk ecën dot shpejt përpara.

Është mirë që caktohen shifra që gruaja në kooperativë të bëjë 250 dhe 300 ditë-punë në vit. Mirëpo në qoftë se i cakton këtë normë gruas, atëherë burrit duhet t'i caktosh 400 ditë-punë në vit, sepse gruaja punon edhe në shtëpi. Po të llogaritim orët e punës dhe djersën që harxhon gruaja, përveç punëve jashtë shtëpisë edhe në ato brenda shtëpisë, llogaritë do të dalin ndryshe. Jo vetëm nga ana materiale, por edhe nga ajo humanitare ka rëndësi të madhe kjo çështje. Në rast se ne do ta ngremë vazhdimisht edhe më tepër personalitetin e gruas në shoqëri e në familje, do të shohim sa mirë do të na ecin punët, nuk do të kemi rezistencë në fshat për daljen e gruas në punë. Brenda në familje gruaja luan një rol të madh, ajo, si nikoqire e shtëpisë, ka influencë të madhe te burri, bile edhe tek ata burra që dominojnë mbi gruan, prandaj, po ta ngremë gruan më shumë politikisht e ideologjikisht, po ta rritim rolin dhe personalitetin e saj në shoqëri, do të thyhen mjaft koncepte, sidomos tek ata burra që kanë plot vese dhe janë të prapambetur.

Pastaj ngritja e rolit të gruas në familje e në shoqëri është e lidhur drejtpërdrejt me çështjen e edukimit të rinisë kudo që është kjo, në punë, në shkollë ose në familje. Kur Partia t'i ketë bërë nënat, motrat dhe gratë tona luftëtare të ndërgjegjshme për socializmin, do të kemi edhe një rini me të vërtetë heroike në punë, në shkollë e kudo.

Konstatojmë me keqardhje se në industri, në bujqësi dhe në sektorë të tjerë shumë gra janë zbritur nga përgjegjësia. Përse të ndodhë një gjë e tillë? Përse të mos preferohen gratë në punë njëlloj si burrat? Apo pse gruaja për të ripërtëririë jetën duhet të marrë disa muaj leje? Në kohën e shtatzënësisë gruaja harxhon energji. Shteti dhe Partia i kanë parashikuar këto gjëra, gruas i janë siguruar disa të drejta që i takojnë e që i ka merituar. Prandaj atyre punonjësve që drejtojnë në sektorë të ndryshëm dhe kanë mendime nënvleftësuese për gruan, duhet t'u hiqet veshi. Këtë parantezë e hap, sepse roli i gruas, si në fshat, ashtu dhe në qytet, në çështjen e ndërtimit të socializmit është i madh, prandaj të kihet parasysh vazhdimisht. . .

Ekonomi të bëjmë kudo, jo vetëm në punët e shtetit, por secili të bëjë edhe në familjen e tij. Kjo është njëkohësisht edhe një detyrë patriotike që qëndron kurdoherë në rendin e ditës. Nuk shtrohet çështja që njeriu të hajë më pak dhe të dobësohet, por në familje të ekonomizohet edhe buka, që të mos shkojë dëm kasnjë copë e vogël, të mësohen fëmijët të mos hedhin asnjë kafshatë bukë e jo vetëm ata, por të gjithë në shtëpi. Kjo do të na sjellë shumë gjëra të mira. Shteti do t'i sigurojë të gjitha nevojat për punonjësit, por në rast se kjo gjë kuptohet në mënyrë patriotike, atëherë secili, edhe në shtëpinë e vet, pasi të llogaritë shpenzimet që i duhen për ushqim dhe për nevojat e tjera, disa të holla duhet t'i depozitojë në librezën e kursimit, sepse, përveç që pak nga pak do t'i shtohen për të plotësuar ndonjë nevojë që mund t'i dalë përpara, këto të holla do t'i përdorë edhe shteti për financimin e ekonomisë, për ndërtimin më shpejt të objekteve të parashikuara në plan, gjë që do të jetë në dobi të përgjithshme. Ka njerëz që porsa marrin rrogën i harxhojnë të tëra të hollat. Ato janë të holla personale që secili mund t'i bëjë si të dojë, po përse të mos bëjë njeriu ekonomi që do të jetë edhe në të mirën e tij edhe në dobi të shtetit? Të veprohet kështu nga secili s'ka gjë më të mirë. Pra, të hollat duhen administruar, në radhë të parë, qysh në familje. Ai që vepron sistematikisht kështu në familje, është nikoqir i mirë, korrekt e dorështrën-

guar edhe në administrimin e fondeve monetare të shtetit, për të cilat kurrë nuk duhet qenë dorëlëshuar. Këtë edukatë Partia ta futë edhe në ekonominë kooperativiste. Prandaj kushdo nga ne, që i bie puna të vejë në fshat, të bisedojë me fshatarët për ta rregulluar edhe ata më mirë ekonominë shtëpiake.

Në lidhje me evitimin e shpenzimeve të kota Partia ka bërë një luftë të madhe dhe ka pasur rezultate. Në rastet e disa ngjarjeve në familje, si në dasma, lindje, vdekje etj., shpenzimet tani janë ulur shumë. Sidoqoftë, dihet se kur dikush do të martojë djalin, fjala vjen, kjo është një ngjarje e gëzueshme për familjen, prandaj ai do të thërresë disa miq për të gëzuar, por jo të bëhen shpenzime të mëdha. Edhe në fshat Partia të mos mjaftohet vetëm duke i luftuar këto gjëra thjesht nga ana fetare, por t'i jepet të kuptojë fshatarit se një regjim i shëndoshë ekonomik në familje përmirëson jetën e familjes dhe i shërben njëkohësisht edhe çështjes së përgjithshme. Prandaj të bëhet ekonomi kudo dhe këtë t'ua bëjmë edukatë, në radhë të parë, komunistëve dhe patriotëve tanë. Këto janë detyra që do të kërkohen të bëjë secili, në rrugë të drejtë, të cilat, po të realizohen me sukses, do të sjellin fitime të pallogaritshme për gjithë vendin tonë. . .

*Vepra, vëll. 24, f. 160-165*

# NË QOFTË SE DO TË SULMOHET ATDHEU, ME MIJËRA DO TË JENË GRATË QË DO TË NGRIHEN NË KËMBË

*Nga fjala në mbledhjen vjetore të kuadrove*
*të Ushtrisë Popullore*

**5 shkurt 1963**

...Kur ushtarët çmobilizohen, ata përsëri duhet të gjejnë kohë për ta njohur sa më mirë vendin ku do të jetojnë e do të punojnë. Këtë ata duhet të mos harrojnë ta bëjnë, pra, dhe në jetën civile dhe ta bëjnë me atë sy sikurse e kanë mësuar në ushtri. Prandaj t'u rekomandohet organizatave të rinisë dhe të SHNUM-it që ta bëjnë një gjë të tillë me anën e ekskursioneve, ku të marrin pjesë jo vetëm të rinj, po edhe vajza e gra. Është mirë që ekskursionet që bëhen për këtë qëllim, të udhëhiqen edhe nga ndonjë oficer topograf i mirë, i cili të gjejë rastin për t'u bërë të njohur ekskursionistëve terrenin edhe nga ana ushtarake, në mënyrë që ata t'i shohin vendet tri të katërtat si poetë dhe një të katërtën si ushtarakë, domethënë nga të dyja anët.

Edhe gratë t'i mësojmë në këtë drejtim. Në ushtrinë tonë ne nuk kemi gra, por në rast rreziku, përveç ushtrisë moderne, ne do të kemi edhe reparte partizane. Këtu u tha se në ç'mënyrë duhet t'i koordinojnë veprimet ushtria jonë e rregullt dhe njësitet partizane që do të mbeten në prapavijat e armikut dhe do t'i shkaktojnë atij dëme të mëdha. Njësitet partizane të ardhshme nuk do të jenë si ato që krijuam gjatë Luftës Nacionalçlirimtare, ato ne i filluam nga çetat, dhe arritëm pas një lufte të gjatë

gjer në brigada, divizione e korparmata, ndërsa repartet partizane të ardhshme do t'i kemi të organizuara në formacione të pajisura me topa e mitraloza. Kjo do të jetë një ushtri e rregullt e organizuar që do të veprojë në prapavijat e armikut. Por, përveç atyre, do të ketë edhe reparte territoriale të vetëmbrojtjes, popullin e armatosur. Shumë nga këta njerëz do të jenë gra, të cilat tani nuk janë më të prapambetura e të paditura si në të kaluarën. Po dhe gratë shqiptare të asaj kohe, sido që ishin, porsa u bëri thirrje Partia, rrokën pushkën dhe dolën në mal. Tani, pas gati 20 vjet jete të lirë, gruaja në vendin tonë ka marrë një hov të madh zhvillimi, ajo është ngritur lart nga çdo pikëpamje, ajo është besnike e atdheut dhe e popullit. Prandaj, në qoftë se do të sulmohet atdheu, me mijëra do të jenë gratë që do të ngrihen në këmbë[1], do të hidhen në ushtri e në repartet partizane dhe do të kryejnë ato detyra që kryen brigadat e divizionet tona të Luftës Nacionalçlirimtare. . .

*Vepra, vëll. 24, f. 199-201*

---

1. Në një letër që u dërgonin Partisë me rastin e 30-vjetorit të themelimit të Partisë e Kongresit të saj të 6-të dhe udhëheqësit të dashur, shokut Enver Hoxha, 95 gra e vajza të çetës vullnetare të NB-së së Maliqit, ndërmjet të tjerave, shkruanin: «. . . I bëmë pyetje vetes: Po sikur nesër të sulmohet atdheu e të jemi në rrezik, vallë ç'do të bëjmë ne gratë e vajzat?. . . Edhe ne duhet të stërvitemi, të kalitemi, të bëhemi ushtare të çelikta të Partisë. Dhe kështu veshëm rrobën e blertë dhe dolëm në poligonet e fushat e stërvitjes ushtarake.

Ne. . . do të jemi ditë e natë roje të pafjetura, gjithmonë vigjilente për të mbrojtur atdheun tonë socialist. . .».

## TË NGREMË MË LART NIVELIN DHE MËNYRËN E JETESËS NË FSHAT

*Nga raporti në Plenumin e 10-të të KQ të PPSH*[1]

**6 qershor 1963**

. . .Ndër problemet themelore të nivelit dhe të mënyrës së jetesës, që zënë një vend me rëndësi në këtë çështje të madhe, duhen përmendur sasia e produkteve ushqimore të përdorura për frymë, mënyra e gatimit dhe struktura e të ushqyerit, sasia e artikujve industrialë të përdorur për frymë dhe mënyra e veshmbathjes, pajisja e shtëpisë me orenditë e nevojshme, mënyra e fjetjes etj.

Sot në vendin tonë ka fshatra dhe zona të tëra ku ndryshimet e bëra gjatë këtyre tetëmbëdhjetë vjetëve, në pamjet e mësipërme të mënyrës së jetesës, nuk mund të krahasohen në asnjë mënyrë me të kaluarën. Të tilla janë, për shembull, fshatrat e Devollit dhe të fushës së Korçës, fshatrat e Gjirokastrës, ato të bregdetit të Sarandës dhe të Vlorës, të Shupenzës dhe të Maqellarës në Peshkopi, të fushës së Shkodrës etj., ku mënyra e të ushqyerit, e veshjes, e mbathjes, e fjetjes dhe pamjet e tjera të

1. Ky Plenum, që u mblodh më 6-8 qershor 1963, diskutoi gjerësisht rreth raportit të Byrosë Politike të KQ të PPSH «Mbi gjendjen ekonomike, sociale e kulturore të fshatit dhe masat për ngritjen e mëtejshme të saj».

jetesës nuk kanë ndonjë dallim shumë të madh nga mënyra e jetesës në qytet. Unë përmenda vetëm disa zona, por të tilla ka edhe në rrethet e tjera, dhe në përgjithësi përparimet e bëra në mënyrën e jetesës gjatë viteve të pushtetit popullor kanë përfshirë të gjitha fshatrat.

Për ndryshimet e mësipërme dëshmon edhe xhiroja e shitjes me pakicë të mallrave të konsumit të gjerë, e cila vetëm për kooperativat e konsumit, që kryesisht i shërbejnë fshatit, është rritur nga 4 miliardë e 800 milionë lekë në vitin 1955 në 7 miliardë e 200 milionë lekë në vitin 1961 ose 50 për qind më shumë. Në të njëjtën kohë, ka ndryshuar shumë edhe struktura e mallrave që përdor fshati. Krahas me artikujt tradicionalë të konsumit, në fshat po futen gjithnjë e më shumë artikuj të rinj industrialë. Në këtë drejtim një faktor i rëndësishëm ka qenë, natyrisht, edhe politika e Partisë në lëmin e prodhimit dhe të importimit të mallrave të konsumit të gjerë, si dhe ulja sistematike e çmimeve të këtyre mallrave. Lidhur me këtë po përmendim vetëm efektin e njërit prej treguesve që ka ndihmuar në rritjen e konsumit të mallrave në fshat. Nga viti 1956 e këtej janë bërë 7 ulje të çmimeve. Si rrjedhim, në vitin 1961 çmimet e mallrave të konsumit të gjerë që i janë shitur fshatarësisë, kanë qenë 31 për qind më të ulëta se çmimet e të njëjtave mallra që i janë shitur asaj në vitin 1956.

Por ngritja e mëtejshme e mënyrës së jetesës në fshat shtron detyrën që të ardhurat e familjes fshatare të përdoren më mirë e më drejt dhe të përmirësohet struktura e artikujve që konsumon fshati. Nga studimet e bëra në vend del se shpenzimet për artikujt ushqimorë dhe industrialë përfshijnë 90-95 për qind të të ardhurave të buxhetit të familjes fshatare. Prandaj, administrimi racional i të ardhurave për këto qëllime ka një rëndësi të veçantë dhe në përmirësimin e strukturës së shpenzimit të tyre duhet kërkuar një nga rezervat për ngritjen e mëtejshme të mënyrës së jetesës.

Më poshtë po përqendrohemi në disa nga çështjet më kryesore që lidhen me nivelin dhe me mënyrën e jetesës në fshat.

## Niveli i përdorimit të artikujve ushqimorë dhe mënyra e të ushqyerit në fshat

Niveli i ushqimit, struktura e artikujve ushqimorë, koha dhe ritmika e përdorimit të tyre, mënyra e përgatitjes së ushqimit dhe format e ngrënies së tij kanë një rëndësi të madhe për zhvillimin e përgjithshëm harmonik dhe të shëndoshë të njeriut. Është e padiskutueshme se nga këta faktorë varet shumë ruajtja e shëndetit të njeriut, si dhe shkalla e pjesëmarrjes së tij aktive në të gjitha fushat e krijimtarisë shoqërore.

Prandaj, duke u nisur nga vendi shumë i rëndësishëm që zë ushqimi në jetesën e njeriut, atij i duhet kushtuar vazhdimisht një kujdes i madh. Në të ardhmen vëmendja jonë duhet të përqendrohet në këto drejtime kryesore:

a) **Të sigurojmë në një kohë sa më të shkurtër një ndryshim rrënjësor të strukturës së produkteve ushqimore që përdor fshatarësia dhe të zgjerojmë burimet e tyre në fshat.** Gjatë viteve të pushtetit popullor përdorimi i produkteve ushqimore në fshat ka pësuar ndryshime të mëdha, sidomos për sa u përket sasisë dhe strukturës së tyre. Në vitin 1961 përdorimi mesatar për frymë i produkteve ushqimore nga fshatarësia, në përgjithësi, ishte më i lartë se niveli i arritur në shkallë kombëtare në vitin 1938. Kjo rritje për produktet kryesore, sipas të dhënave të përafërta, paraqitet si vijon: drithëra buke e nënprodukte të tyre 18 për qind më shumë, fasule 198 për qind më shumë, sheqer 48 për qind më shumë, perime e patate 69 për qind më shumë, yndyrna 10 për qind më shumë dhe fruta 320 për qind më shumë.

Një tregues tjetër i rëndësishëm që flet për ndryshimet që janë bërë në nivelin dhe në strukturën e ushqimit në fshat, është edhe sasia e kalorive, e hidrokarbureve, e yndyrnave dhe e proteinave. Në vitin 1961, në bazë të përllogaritjeve të përafërta, çdo frymë e popullsisë fshatare ka marrë mesatarisht në ditë 2 600 kalori, ndër të cilat ato me origjinë shtazore zënë 15

për qind, në një kohë kur popullsia qytetare ka marrë mesatarisht në ditë 2 400 kalori.

Ndonëse fshati në tërësi merr më shumë kalori se qyteti, në përdorimin e produkteve ushqimore kryesore fshati është akoma prapa nga qyteti.

Midis rretheve dhe zonave ekzistojnë ndryshime, si për sa i përket sasisë, ashtu edhe strukturës së produkteve ushqimore që përdor fshati. Karakteristikë është se zonat malore dhe kodrinore përdorin kryesisht bukë, mish e qumësht dhe shumë pak perime; ndërsa zonat fushore përdorin relativisht më pak bukë, mish e qumësht dhe i zëvendësojnë këto duke përdorur më shumë perime. Kështu, për shembull, në rrethet e Kukësit, Matit dhe Skraparit përdorimi mesatar për frymë i perimeve në vitin 1961 nuk arrinte as 25 kg. Në zonat fushore gjendja paraqitet më ndryshe. Në rrethet e Lezhës dhe të Lushnjës përdorimi mesatar për frymë i perimeve në vitin 1961 arrinte deri në 40 kg, megjithëse edhe kjo sasi është e vogël.

Sikurse shihet, në përdorimin e perimeve në fshat, sidomos në zonat malore dhe kodrinore, jemi prapa. Është krejt e qartë se me këtë gjendje ne nuk duhet të pajtohemi në asnjë mënyrë. Rritja e përdorimit të perimeve në fshat është bërë një nevojë e ngutshme, pasi ajo përbën një rezervë të madhe për përmirësimin e strukturës së ushqimit, kursimin e bukës e të produkteve të tjera dhe për një administrim më të drejtë të të ardhurave të fshatarësisë.

Sasia e produkteve ushqimore që përdor fshati dhe struktura e tyre janë të lidhura ngushtë dhe përcaktohen nga burimet e formimit dhe nga mundësitë e furnizimit që ka shteti. Si rregull, pjesën kryesore të këtyre produkteve fshatarësia e siguron, në radhë të parë, nga prodhimi i vet, ndërsa një pjesë tjetër e merr nëpërmjet shkëmbimit fshat-qytet. Në vitin 1961 fshatarësia në tërësi ka siguruar nga blerjet në treg: 34 për qind të nevojave të saj për drithë dhe nënprodukte të tij, mbi 42 për qind të nevojave për yndyrna, mbi 97 për qind të nevojave për oriz, ndërsa nevojat për produktet e tjera, si fasule, mish, qu-

mësht, vezë, fruta, perime, patate, i ka siguruar nga prodhimi i vet. Kuptohet se këto shifra janë mesatare për tërë vendin, pasi ka zona dhe fshatra ku furnizimi nëpërmjet tregut përbën burimin kryesor për sigurimin e mjaft produkteve ushqimore me origjinë bujqësore, sikurse është drithi etj. Kështu, për shembull, në vitin 1961, nëpërmjet furnizimeve nga shteti, fshatarësia e rrethit të Skraparit ka plotësuar 55 për qind të nevojave të konsumit për drithë e nënprodukte të drithit, ajo e Kukësit — 45 për qind, e Përmetit — 30 për qind, e Matit — 40 për qind etj. Më 1961, kundrejt vitit 1956, kooperativat e konsumit kanë shitur më shumë: yndyrna 269 për qind, sheqer 132 për qind, makarona 117 për qind, fasule e oriz 47 për qind.

Një nga format e sigurimit të burimeve të brendshme ushqimore në fshat dhe që krijon një qëndrueshmëri më të madhe në strukturën e ushqimit gjatë gjithë vitit, është konservimi i produkteve nga vetë familjet fshatare, ose, siç thotë populli, «vënia e zahireve» në kohën e prodhimit për periudhën e mëvonshme. Në mjaft zona dhe fshatra ka qenë i përhapur konservimi i produkteve ushqimore, si për shembull mishi në formën e pastërmasë në zonën e Kurveleshit, të Korçës dhe në malësitë e Veriut, në shumë fshatra konservoheshin brumëra në formën e trahanasë, petëve, osave etj. Duhet t'i mësojmë dhe t'i nxitim fshatarët që të konservojnë zarzavate në formën e turshive, por zarzavatet dhe frutat mund të përdoren shumë mirë edhe të thara në diell. Të tillë nikoqirllëk duhet të tregojë çdo familje në fshat, sepse kështu do të ketë gjithë vitin çka të përdorë për të përgatitur gjellë të ushqyeshme. Por këto tradita të mira të fshatarësisë, aty-këtu, kanë filluar të lihen pas dore, megjithëse sot ekzistojnë mundësi materiale më të mëdha se në të kaluarën për t'i vënë në jetë. Ne duhet të bëjmë përpjekje dhe të marrim çdo masë që këto mënyra të konservimit jo vetëm të mos kufizohen, por përkundrazi, t'i zhvillojmë më tej dhe t'i përhapim në të gjithë fshatarësinë.

b) **Të përmirësojmë mënyrën e përgatitjes dhe të përdorimit të ushqimit në fshat.** Më sipër ne folëm për disa nga çështjet

më kryesore që kanë të bëjnë me sasinë e përdorimit, strukturën e produkteve ushqimore dhe burimet e sigurimit të tyre në fshat. Por ndryshimi i mënyrës së jetesës dhe ngritja e nivelit të saj varen në një shkallë të madhe edhe nga mënyra e përgatitjes dhe e përdorimit të ushqimit.

Mënyra e përgatitjes dhe e përdorimit të ushqimit në fshat, në përgjithësi, duhej të kishte pësuar ndryshime më të mëdha në krahasim me të kaluarën. Si rrjedhim, niveli relativisht i ulët i përdorimit të produkteve ushqimore ulet edhe më shumë nga mënyra e gatimit të ushqimit dhe nga koha e përdorimit të tij.

Në fshat gatimi i bukës dhe i gjellëve nuk bëhet kudo me cilësinë e duhur, në kushtet e nevojshme higjienike dhe, me disa përjashtime, mbisundon kuzhina «orientale», e cila është e lidhur me shpenzime të mëdha dhe përdorim joracional të produkteve. Kjo kuzhinë mbështetet kryesisht në brumërat, në mishin e zier e të pjekur, duke përdorur pak zarzavatet, patatet etj. Një mënyrë e tillë gatimi, në një kohë kur edhe sasia e produkteve është akoma e kufizuar, e ngushton shumë numrin e gjellëve. Kjo gjendje shtron nevojën për të marrë masat përkatëse, që e përmirësojnë dhe e bëjnë më ekonomike mënyrën e gatimit në fshat.

Një mënyrë e tillë gatimi në fshat e ka burimin edhe në faktin se njohuritë e grave për kuzhinën janë të kufizuara. Këto njohuri zakonisht formohen nga dhënia e shprehive brez pas brezi. Me gratë në këtë drejtim nuk bëhet ndonjë punë e organizuar e vazhdueshme. Përpjekjet e organizatës së gruas nëpërmjet revistës «Shqiptarja e re» dhe botimet e pakta që janë bërë për këtë çështje, nuk kanë ndihmuar sa duhet për kushtet konkrete të fshatit tonë. Prandaj, të shumta janë amvisat që përdorin pa masë yndyrën, nuk racionojnë mirë mishin për pjesëtarët e familjes, përdorin shumë pak erëzat natyrore, nuk njohin sa duhet përdorimin e zarzavateve dhe të salcave. Nga kjo ndodh që, megjithëse shpenzimet materiale bëhen të rënda, gjellët nuk dalin të shijshme.

Ne përmendëm më sipër mënyrën e gatimit në fshat. Por një rëndësi jo më pak të vogël ka edhe çështja e rregullit të ushqimit ditor. Zakonisht ushqimi ditor karakterizohet në darkë me gjellë, kurse mëngjesi dhe dreka janë të lehta. Si rrjedhim, marrja e energjive nga ushqimi nuk përputhet me kohën e harxhimit të tyre, në procesin e punës, gjë që ul edhe aftësitë në punë. Marrja e ushqimit të bollshëm në mbrëmje nuk është racionale, sepse në kohën kur ushqimi duhet të absorbohet nga organizmi dhe lëndët kimike kalojnë nga kaloria në energji, pikërisht atëherë organizmi pushon (njeriu fle) dhe nuk harxhon energji. Si rrjedhim, një pjesë e lëndëve nuk konsumohet në kohën e duhur, por depozitohet, duke i krijuar kështu vështirësi të shumta aparatit tretës. Këtu e kanë burimin edhe shumë sëmundje, si ulçera etj. Prandaj është e nevojshme dhe e këshillueshme që marrja racionale e kalorive ditore me anën e ushqimit të ndahet përafërsisht: në mëngjes rreth 30 për qind e kalorive të përgjithshme ditore, në drekë rreth 45 për qind dhe në darkë rreth 25 për qind e tyre. Një regjim i tillë në marrjen e ushqimit jo vetëm që përballon më mirë zëvendësimin e energjive të humbura nga njeriu gjatë punës, por e forcon edhe më shumë organizmin e tij dhe e mbron nga sëmundje të ndryshme.

Në mënyrën e të ushqyerit dhe në administrimin racional të produkteve ushqimore në fshat një influencë çrregulluese ushtrojnë edhe zakonet prapanike dhe paragjykimet fetare që ekzistojnë akoma aty-këtu, si kreshmët, ramazani etj. Në këto raste grumbullohen shumë njerëz në gosti dhe fshatari detyrohet të therë bagëtitë, bile të hyjë edhe në borxh për të përballuar shpenzimet. Në disa fshatra të rretheve të Durrësit, të Tepelenës, të Elbasanit e kanë zakon që në darkat ose në drekat që shtrohen në të tilla raste, të jepen disa lloje supash, byreqesh, gjellësh, ëmbëlsirash dhe kurdoherë nuk mungon mishi i pjekur. Forca e këtyre zakoneve është më e ndjeshme në zonat ku ne kemi trashëguar një prapambetje më të madhe dhe ku feja ka pasur rrënjë më të thella, si, për shembull, në malësitë e Shkodrës, në Dukagjin, në rrethin e Dibrës e të Beratit, ndërsa ajo

është më e dobët në fshatrat e rrethit të Korçës, në disa zona të rrethit të Gjirokastrës, ku niveli i përgjithshëm i zhvillimit ka qenë relativisht më përpara.

Këto zakone bëjnë që përdorimi i produkteve dhe sidomos i mishit në fshat të ketë karakter të theksuar disproporcional e sporadik. Për pasojë, ato e keqësojnë gjendjen ushqimore të përditshme të fshatit, pengojnë ripërtëritjen normale të energjisë që harxhon fshatari në punë dhe, në përgjithësi, dëmtojnë shëndetin e tij.

Duke folur për mënyrën e ushqimit, nuk mund të lëmë pa përmendur edhe formën e marrjes së tij. Në të kaluarën ne kemi pasur fshatra, sidomos në rrethet e Korçës, të Pogradecit dhe të Dibrës, ku për këtë çështje tregohej një kujdes më i madh. Në vitet pas Çlirimit janë bërë përmirësime të mëtejshme, jo vetëm në këto rrethe, por edhe në krahinat e tjera, si në Lushnjë, Fier, Vlorë. Megjithatë, forma e marrjes së ushqimit mbetet akoma një problem i madh. Në Vurgun e Delvinës, në rrethin e Tiranës, në atë të Elbasanit, të Krujës, të Shkodrës ndeshen akoma raste kur fshatarët hanë së bashku, në një sahan, në sofër, buka copëtohet me dorë, pajisjet e ngrënies janë shumë të varfra ose mungojnë fare.

Me fitoren e kolektivizimit në fshat kooperativat bujqësore kanë filluar të ngrenë mensa, të cilat u shërbejnë kryesisht traktoristëve, punonjësve që venë me shërbim në fshat dhe më rrallë arsimtarëve. Këto mensa janë në fazën e tyre fillestare, pa kuzhinierë të aftë dhe në to nuk zbatohen sa duhet rregullat e nevojshme për gatimin e ushqimit. Në gjendjen e tyre të sotme ato nuk po shërbejnë si shembull për të përmirësuar mënyrën e përgatitjes së ushqimit në familjet fshatare. Që këto të luajnë rolin e tyre të vërtetë, në të ardhmen kooperativat bujqësore duhet ta marrin mirë në dorë drejtimin e tyre dhe, me ndihmën e komiteteve ekzekutive dhe të kooperativave të konsumit, të përgatitin kuzhinierë të aftë për to.

Në përfundim mund të themi se në përgatitjen, në përdorimin dhe në format e ngrënies së ushqimit ne jemi akoma prapa

kërkesave që shtron mënyra e re socialiste e jetesës në fshat. Natyrisht, rezultatet në këtë drejtim nuk mund të jenë të menjëhershme, pasi ato lidhen me botëkuptimin, me forcën e zakoneve, me kundërshtimin që paraqit e vjetra për të mos i lëshuar vendin së resë.

Por shqyrtimi i këtij problemi shtron me forcë para nesh nevojën e marrjes së masave që të sigurojnë administrimin më të mirë të produkteve ushqimore nga fshatarësia dhe të përmirësojnë dalngadalë strukturën e ushqimit të saj. Duke u nisur nga ky qëllim, është e domosdoshme të punohet në këto drejtime kryesore:

**Së pari,** meqenëse, tani për tani, sasia e mishit dhe e bulmetrave që përdoret në ushqimin e fshatit është relativisht e kufizuar dhe rritja e shpejtë e saj nuk mund të arrihet menjëherë, shtrohet detyra që shtimi i proteinave në bilancin ushqimor të bëhet kryesisht nga rritja e prodhimit të kulturave bimore, sidomos të leguminozeve. Në të njëjtën kohë, për të përmirësuar strukturën e ushqimit, të arrihet sa më parë zbatimi i orientimit të dhënë nga Kongresi i 4-t i Partisë që, brenda këtij pesëvjeçari, të zgjidhet përfundimisht plotësimi i nevojave të popullsisë me patate dhe me perime, duke pasur parasysh kushtet konkrete të rretheve.

Për zgjidhjen e këtij problemi duhen shfrytëzuar më mirë edhe sipërfaqet e oborreve të anëtarëve të kooperativave, duke mbjellë në to leguminoze, perime, patate etj., për të plotësuar, në radhë të parë, nevojat e familjeve kooperativiste dhe pastaj për të hedhur edhe në treg.

**Së dyti,** për të pasur një përdorim më racional të produkteve bujqësore e blegtorale, të cilat sigurohen nga vetë burimet e fshatit, për të rritur gamën dhe qëndrueshmërinë e strukturës së ushqimit, është e domosdoshme që në të ardhmen të bëhet një punë më e organizuar për hedhjen e zahireve, si turshi, bulmetra, pastërma, zarzavate e fruta të thata etj., dhe të nxitet përhapja e tyre kudo. Me këtë punë duhet të merret

çdo familje fshatare, ajo të mbështetet nga organizata e gruas, e cila ta shpallë atë një aksion të sajin.

**Së treti,** që të përmirësohet mënyra e gatimit në fshat është me vend të merren edhe disa masa nga shteti, siç mund të jenë organizimi i kurseve për gatimin e gjellëve mbi bazë rrethi, ku të marrin pjesë gra nga çdo fshat, përgatitja e disa materialeve të thjeshta për botim, ku të trajtohen çështjet më kryesore të gatimit të gjellëve, të konservimit dhe masa të tjera të kësaj natyre, që duhet të dijë gruaja e fshatit dhe që të jenë të përshtatshme dhe të zbatueshme në kushtet e fshatit.

## Niveli i përdorimit të artikujve industrialë, mënyra e veshmbathjes dhe e fjetjes në fshat

Niveli i përdorimit të artikujve industrialë është një ndër treguesit më të rëndësishëm që shpreh fuqinë ekonomike të fshatit, shkallën e zhvillimit të tij kulturor dhe administrimin e të ardhurave nga familjet fshatare. S'ka dyshim se mënyra e veshmbathjes dhe e fjetjes ka për qëllim jo vetëm të përmirësojë pamjen e jetës së njeriut, por në radhë të parë të sigurojë kushtet më të mira për mbrojtjen dhe zhvillimin e gjithanshëm të shëndetit të tij.

Prapambetja shekullore e së kaluarës dhe varfëria ekonomike e kishin detyruar fshatarësinë që të vishej, të mbathej dhe të flinte keq. Niveli i ulët i prodhimit dhe zhvillimi i paktë i marrëdhënieve fshat-qytet e shtrëngonin atë që pjesën kryesore të këtyre nevojave ta plotësonte me prodhimin e saj vetjak. Si rrjedhim, në fshat ka qenë i zhvilluar mjaft artizanati shtëpiak për përgatitjen e veshmbathjes, të orendive shtëpiake etj.

Me çlirimin e vendit filluan të bëhen ndryshime të ngadalshme, por të vazhdueshme, edhe në mënyrën e veshmbathjes, të pajisjes së shtëpisë dhe të fjetjes. Megjithatë, niveli i përdorimit të artikujve industrialë, mënyra e veshmbathjes dhe e fjetjes nuk u përgjigjen sa duhet mundësive ekonomike dhe jetës

së re që po lind në fshat. Përveç kësaj, në mënyrën e jetesës dhe të fjetjes ekzistojnë ndryshime midis krahinave, rretheve, zonave e fshatrave, bile edhe midis familjeve të të njëjtit fshat, të shkaktuara shpeshherë nga administrimi i diferencuar i të ardhurave.

Duke u nisur nga rëndësia që paraqit ky problem për mënyrën e jetesës në fshat, në të ardhmen vëmendja jonë duhet të përqendrohet sidomos në këto çështje kryesore:

**a) Të rritim nivelin e përdorimit të artikujve industrialë dhe të përmirësojmë mënyrën e veshmbathjes në fshat.** Vitet e fundit është rritur përdorimi i artikujve industrialë dhe është përmirësuar vazhdimisht mënyra e veshmbathjes në fshat.

Përmirësime më të dukshme në veshmbathjen e fshatit janë bërë veçanërisht në ato zona ku, krahas me rritjen e të ardhurave për frymë të fshatarësisë, është bërë edhe një punë më e madhe për të futur të renë, sikurse ndodh me fshatrat e rrethit të Lushnjës dhe të Fierit. Në të kundërtën, në mjaft fshatra të rretheve të Tiranës, të Librazhdit, të Mirditës, të Gramshit e të Elbasanit, me gjithë rritjen e të ardhurave, veshmbathja e fshatarësisë ka pësuar ndryshime më të ngadalshme. Këto ndryshime shprehen edhe në sasinë e artikujve industrialë që blen fshatarësia, të cilat në vitin 1961 kanë qenë mesatarisht, për frymë, në rrethin e Kukësit 2 210 lekë dhe në atë të Gramshit — 2 220 lekë, ndërsa në atë të Dibrës — 2 580 lekë dhe në atë të Lezhës 2 750 lekë (pa përfshirë stofat e leshta që prodhon vetë fshatarësia në këto krahina).

Me rritjen e të ardhurave të fshatarësisë janë krijuar të gjitha mundësitë që të shtohet edhe përdorimi i artikujve industrialë nga ana e saj. Ne kemi krijuar, gjithashtu, industrinë e lehtë dhe kemi zhvilluar mjaft artizanatin e kooperuar, të cilët janë në gjendje të hedhin në treg sasi më të mëdha mallrash, artikuj e asortimente të ndryshme. Të gjitha këto bëjnë të mundur që në jetën e fshatit të futen forma të reja, më të thjeshta, më të bukura dhe më të lira të veshmbathjes.

Në këtë drejtim ne kemi arritur disa rezultate të mira, si-

domos në rrethet e Korçës, të Gjirokastrës, të Lushnjës, të Fierit dhe të Durrësit, ku në përgjithësi fshatarësia ka përmirësuar mënyrën e vjetër të veshmbathjes dhe ka filluar të bëjë diferencimin në veshmbathjen e punës, jashtë punës dhe të fjetjes. Kështu, për shembull, në zonën e Devollit fshatarësia përdor rroba pune, si tuta, kapele prej kashte etj., dhe, kur mbaron punën, fshatari i Devollit vishet me rroba të tjera, duke siguruar në këtë mënyrë një përdorim më racional të veshmbathjes. Në shumë fshatra të rrethit të Lushnjës, si në Bubullimë e Divjakë, fshatarësia përdor gjerësisht konfeksionet dhe, në përgjithësi, veshja në këto fshatra pak ndryshon nga ajo e qytetit të Lushnjës. Një përhapje të gjerë ka marrë në fshat edhe kadifeja, e cila përdoret si për rrobat e burrave, ashtu edhe për veshjet e grave.

Por jo kudo është treguar i njëjti kujdes për këtë çështje. Kështu shpjegohet që edhe sot në disa zona, si të rrethit të Elbasanit e të Tiranës, ku, megjithëse klima e tyre në përgjithësi është e ngrohtë, te burrat, gratë e fëmijët mbisundon veshja me rroba të trasha prej leshi. Në shumicën e fshatrave të Jugut për burrat përdoret shajaku.

Këto dhe disa lloje të tjera veshjeje nuk janë të leverdishme, si për vetë fshatarin ashtu edhe për ekonominë popullore. Ato shpien në përdorim joracional të lëndëve të para deficitare, sikurse është leshi. Kështu, për shembull, në vitin 1961 shteti grumbulloi vetëm 50 për qind të sasisë së leshit të prodhuar, kurse pjesa tjetër u përdor për nevojat vetjake të fshatarësisë. Ka rrethe, si ai i Dibrës e i Krujës, që dorëzuan bile edhe më pak se mesatarja e mësipërme. Është llogaritur, gjithashtu, se ato gra që vishen me çitjane (dimitë) përdorin deri në 10-15 metra basmë, me të cilët mund të bëhen 3-4 fustane të zakonshme. Nuk duhet shumë llogari për të kuptuar përfitimet e mëdha që do të kishin fshatarësia dhe ekonomia popullore nga zëvendësimi i disa lloj veshjeve të sotme me veshje më racionale, më të bukura dhe më higjienike. Në këtë rast, me të njëjtat shpenzime dhe me të njëjtin material që fshatari përdor sot, në vend

të një palë rrobave, ai do të mund të bënte dy e më shumë palë më të bukura dhe më të përshtatshme. Në këtë drejtim një ndihmë të madhe duhet të japin industria dhe artizanati, duke prodhuar më shumë rroba të gatshme prej leshi, doku, kadifeje etj., me motive të thjeshta, të bukura e të përshtatshme për fshatin, duke prodhuar imitacion shajaku më të lirë se ai i sotmi etj. Një çështje tjetër, për të cilën duhet treguar kujdes, është edhe mirëmbajtja e rrobave, meremetimi i tyre në kohë, larja në rregull dhe me kujdes.

Në të ardhmen organizatat e Partisë duhet ta shtojnë më shumë kujdesin për këto çështje. Në radhë të parë të rriten kërkesat ndaj komunistëve, që ata të japin shembullin personal, duke përdorur veshje të bukura, të përshtatshme dhe higjienike. Veçanërisht një punë më të madhe duhet të bëjnë arsimtarët, punonjësit e shëndetësisë dhe organizata e gruas dhe e rinisë, të cilat të shpjegojnë me durim dëmin ekonomik që ka fshatari nga disa lloj veshjeje të sotme të papërshtatshme. Organizata e gruas dhe e rinisë, brenda vitit 1964, të ndërmarrin si aksion të tyre zëvendësimin e dimitëve, shallvareve dhe të gjitha llojeve të tjera të veshjeve joracionale dhe antihigjienike nga të rinjtë dhe të rejat e fshatit.

**b) Të zgjerojmë përdorimin e orendive shtëpiake, ta bëjmë më higjienike dhe më të rehatshme mënyrën e fjetjes në fshat.** Një ndër pamjet e mënyrës së jetesës në fshat, ku përmirësimet janë më të dukshme, është, pa dyshim, ajo e pajisjes së shtëpisë me orenditë më të nevojshme dhe mënyra e fjetjes. Në të kaluarën në mjaft zona të Tropojës, të Mirditës, të Myzeqesë, të Delvinës dhe të Elbasanit shumica e familjeve banonte bashkë me bagëtitë, flinte pothuajse përtokë, nuk përdorte as dyshekë e jorganë dhe nuk njihte lugën metalike, pirunin dhe enët e fajancës.

Tani gjendja e rëndë e së kaluarës ka ndryshuar. Në fshat kanë filluar të përdoren gjithnjë më shumë krevati, kanapeja e minderi, po ndahen bagëtitë nga vendi i fjetjes së njerëzve dhe po kufizohet fjetja e përbashkët e të gjithë pjesëtarëve të fa-

miljes në një dhomë. Në të njëjtën kohë, po përdoren më gjerë mobiliet dhe pajisjet e ngrënies. Këta elementë të rinj të mënyrës së jetesës në fshat pasqyrohen edhe në strukturën e mallrave që tregtojnë kooperativat e konsumit, të cilat në vitin 1961 shitën më shumë se në vitin 1956 mobilie e orendi 154 për qind, prodhime qelqi e fajance — 105 për qind, jorganë, batanije e dyshekë — 218 për qind, lugë, thika e pirunë — 28 për qind. Të gjitha këto, të marra së bashku, i kanë bërë më të rehatshme kushtet e brendshme të jetesës në shtëpitë fshatare.

Këto përfundime shpjegohen jo vetëm me rritjen e të ardhurave të fshatit, por edhe me punën më të madhe që është bërë në këtë drejtim nga organizatat e Partisë dhe veçanërisht nga organizatat e gruas. Iniciativa e organizatës së Bashkimit të Grave të Shqipërisë për bërjen e fshatrave model, e mbështetur nga organizatat e Partisë të rretheve, ka qenë një faktor organizativ i rëndësishëm për pajisjen e shtëpisë me orenditë e nevojshme dhe për ndryshimin e mënyrës së fjetjes në fshat. Megjithatë, në këtë drejtim mbetet akoma shumë për të bërë, që kjo iniciativë të zbatohet gjerësisht.

Në disa rrethe, si në atë të Pukës, të Tropojës, të Mirditës dhe në malësitë e Shkodrës vihen re akoma raste të fjetjes duke shtruar diçka përtokë. Në disa fshatra nuk përdoren sa duhet çarçafë e këllëfë jastëku dhe nuk janë larguar kafshët nga vendi i banimit.

Natyrisht, është keq kur në fshat mungojnë orenditë shtëpiake. Por, nga ana tjetër, nuk është e drejtë dhe nuk është mirë kur familjet fshatare i kanë këto dhe nuk i përdorin për vete, por i ruajnë vetëm për miqtë, sikurse ndodh në fshatrat e rretheve të Tepelenës, të Elbasanit dhe të Shkodrës.

Që në të ardhmen të arrijmë përfundimet e dëshiruara, duhet të shtojmë më tepër kujdesin dhe punën për këto çështje. Kjo punë duhet të jetë e matur, me takt dhe e diferencuar, të mbështetet në kushtet konkrete ekonomike të çdo zone, fshati dhe familjeje, sepse kështu masat fshatare do të binden më mirë për nevojat e përmirësimit të kushteve të banimit dhe të fjetjes.

**c) Të forcojmë influencën e tregtisë për përmirësimin e mënyrës së jetesës në fshat.** Tregtia socialiste luan një rol të rëndësishëm për plotësimin e nevojave në rritje të fshatarësisë. Për ta ushtruar këtë funksion ajo nuk duhet të jetë vetëm një ndërmjetëse e thjeshtë në shitblerjen e mallrave, por një hallkë e rëndësishme për të nxitur kërkesa të reja te fshatarësia, që kjo të përmirësojë me ritme më të shpejta mënyrën e jetesës.

Në fshat kjo detyrë u është ngarkuar kooperativave të konsumit, të cilat, duke e zgjeruar rrjetin e dyqaneve, i kanë krijuar fshatarësisë kushte lehtësuese për një përdorim më të gjerë të artikujve industrialë. Tani gati në të gjitha qendrat e lokaliteteve është ngritur një bazë për shitjen e këtyre artikujve, ndërsa në dyqanet e fshatit gjenden kurdoherë asortimentet e nevojës së përditshme. . .

Kooperativat e konsumit, si organizata ekonomike të fshatarësisë, nuk duhet ta përqendrojnë punën e tyre vetëm në fushën e shkëmbimit të mallrave midis qytetit dhe fshatit. Ato duhet patjetër të mendojnë vazhdimisht dhe të gjejnë format më të përshtatshme për t'i ndihmuar anëtarët e tyre edhe në ngritjen e mënyrës së jetesës. Për këtë qëllim do të ishte e arsyeshme që kooperativat e konsumit të ndihmojnë anëtarët në përpunimin e konservimin e produkteve bujqësore e blegtorale, duke e marrë vetë përsipër këtë detyrë, ose duke u dhënë atyre ndihmën teknike, kundrejt një shpërblimi të caktuar në natyrë ose në të holla. Krahas kësaj, kooperativat e konsumit mund të ndihmojnë organizatën e gruas ose vetë gratë e fshatit në organizimin e kurseve mësimore për rrobaqepësi, për gatimin e gjellëve, për ekonomi shtëpiake, duke u dhënë këtyre kurseve kuadro teknikë dhe mjetet e nevojshme mësimore; mund të organizojnë shfaqje filmi për anëtarët dhe familjet e tyre etj. Për plotësimin e këtyre detyrave kooperativat e konsumit mund të përdorin fondet që ato krijojnë për kulturën dhe ndoshta edhe një pjesë të fitimeve. Masa të tilla dhe të tjera si këto do t'i lidhin më shumë anëtarët me kooperativën dhe do të shërbejnë për forcimin e mëtejshëm organizativ të saj.

Është e padiskutueshme se ndërtimi i plotë i socializmit në vendin tonë duhet të shoqërohet medoemos me përmirësimin e mëtejshëm të veshmbathjes në fshat dhe me ndryshimin rrënjësor të mënyrës së fjetjes. Kjo, natyrisht, do të dojë disa vjet, por ne duhet qysh tani të marrim një varg masash me karakter të ngutshëm dhe perspektiv, me karakter edukativ dhe administrativ, të cilat të sigurojnë që me këto çështje të merren pa përjashtim organizatat e Partisë, organet shtetërore në qendër e në bazë dhe të aktivizohet gjithë fshatarësia. Për këtë qëllim, krahas me masat e gjithanshme që duhet të marrin vetë rrethet, është e nevojshme të mbahen parasysh edhe këto detyra:

**Së pari,** të punohet që fshatarësia të rritë përdorimin e artikujve industrialë. Që ky problem të merret më mirë në dorë nga organet shtetërore dhe të mos i lihet spontaneitetit, brenda këtij viti organeve prodhuese dhe të tregtisë t'u caktohen detyra për të hedhur në treg artikuj të rinj, të thjeshtë dhe me çmime të arsyeshme, që t'u përshtaten më mirë nevojave të fshatit, sikurse janë mobiliet dhe punimet e drurit, orenditë e shtëpisë, enët prej fajance e qelqi, konfeksionet etj. Në këto detyra të parashikohen, gjithashtu, masa për të kufizuar tregtimin e artikujve që ndihmojnë në ruajtjen e veshjeve të papërshtatshme dhe për të zëvendësuar shajakun, që prodhon fshatarësia, me tipa shajaku industrial.

**Së dyti,** të konsiderohet si aksion i rëndësishëm i organizatave të Partisë dhe i organeve të pushtetit ngritja e fshatarit nga fjetja përtokë, kufizimi në maksimum i fjetjes së shumë kurorave në një dhomë dhe largimi i bagëtive nga vendi i banimit. Në dy-tre vjetët e ardhshëm të merren masa të tilla që këto probleme komitetet e Partisë dhe komitetet ekzekutive të këshillave popullorë të rretheve t'i kenë zgjidhur përfundimisht dhe, brenda vitit 1966, t'i raportojnë Komitetit Qendror të Partisë për plotësimin e këtyre detyrave.

**Së treti,** organet e Partisë, të pushtetit dhe organizatat e masave të hartojnë një plan tre-katërvjeçar për bërjen e fshatrave model. Kjo lëvizje të përhapet duke u mbështetur në pu-

nën bindëse paraprake, në të ardhurat që ka çdo familje fshatare, në mundësitë që ajo ka për të bërë investime në pajisjen e shtëpisë me orendi etj.

Në shumë qendra prodhimi të vendit tonë, si miniera, kantiere ndërtimi, bonifikimi etj., punojnë me mijëra punëtorë, të cilët familjet e tyre i kanë në fshat. Kjo jo vetëm që ka ndihmuar në përmirësimin e kushteve të jetesës së këtyre punonjësve, por në të njëjtën kohë ka influencuar për ngritjen e mirëqenies së familjeve të tyre që punojnë e jetojnë në fshat. Duhet, pra, që këta punëtorë të influencojnë akoma më shumë pranë familjeve të tyre për të përmirësuar mënyrën e jetesës dhe për të futur në jetën e fshatit gjithçka të mirë që ata mësojnë në qendrat e punës. . .

## Ta çlirojmë fshatarësinë nga paragjykimet e mbeturinat e së kaluarës

Ne kemi arritur përfundime të kënaqshme në çlirimin e fshatarësisë nga paragjykimet e mbeturinat e së kaluarës. Kjo shprehet në të gjithë veprimtarinë ekonomiko-shoqërore të jetës në fshat. Tani në përgjithësi nuk ndihet ndarja fetare, është zhdukur zakoni barbar i hakmarrjes, si dhe shumë zakone të tjera prapanike, që shkurtonin jetën e njerëzve dhe dëmtonin ekonominë familjare. Veçanërisht ka ndryshuar mjaft qëndrimi ndaj gruas, roli dhe personaliteti i së cilës po rriten përditë e më tepër në jetën politike, ekonomike dhe shoqërore të fshatit.

Por a mund të thuhet se fshatarësia është çliruar përfundimisht nga paragjykimet dhe mbeturinat e së kaluarës? Sigurisht, jo. Për të arritur këtë objektiv, neve na duhet të bëjmë akoma një punë të madhe, të vazhdueshme ideopolitike me të gjitha masat e fshatarësisë, dhe sidomos me rininë, së cilës i përket e ardhmja.

Në fshat, ku më pak e ku më shumë, ruhen akoma paragjykimet fetare. Vajtja në kishë, xhami e teqe, ceremonitë fe-

tare në rastet e vdekjeve, pjesëmarrja në panairet fetare e të tjera si këto i sjellin dëme të mëdha bujqësisë, pasi i largojnë fshatarët nga puna dhe përhapin ndër ta pikëpamjet fetare, që helmojnë mendjen dhe ndjenjat e tyre.

Të forta janë akoma në fshat disa zakone prapanike që ulin dinjitetin e gruas dhe e kufizojnë pjesëmarrjen e saj gjithnjë më aktive në jetën politike, ekonomike dhe shoqërore. Në disa zona të rretheve të Shkodrës, të Vlorës, të Tepelenës dhe të Sarandës, në kundërshtim me urdhëresën në fuqi, ndeshen akoma raste, megjithëse të kufizuara, kur gratë ngarkohen me barrë në kurriz, ndërsa burrat e kanë për turp të merren me drutë, ujin dhe të tjera punë si këto. Bile, është për të ardhur shumë keq që në fshatrat e Kurveleshit, si në Nivicë, Rexhin dhe Progonat, gratë, duke përfshirë edhe ato të komunistëve, përdoren për mbajtjen e druve, megjithëse çdo shtëpi ka kafshë ngarkese. Gruaja ka fituar ligjërisht të gjitha të drejtat, por ndeshen akoma zakone që janë në kundërshtim me pozitën e saj të re në shoqërinë socialiste. Në rrethet e Peshkopisë, të Durrësit, të Gramshit, të Librazhdit bëhen akoma fejesa që në djep, martesa të imponuara nga prindërit, me para dhe me diferenca të mëdha moshe, veç shfaqjeve të tjera, që nuk pajtohen me normat juridike dhe të moralit komunist.

Shokë, ne kemi folur shpeshherë për punën me gruan, për rolin dhe vendin që ajo zë si pjesëtare e denjë e aktive në ndërtimin e shoqërisë socialiste. Dhe Partia e ka ngritur kurdoherë me forcë këtë çështje, sepse është e ndërgjegjshme që gruas shqiptare nuk i ka munguar kurrë, dhe aq më tepër nuk i mungon sot, as dëshira, as aftësia për punë për ta zbukuruar jetën, për ta çuar atdheun përpara. Sot, si kurrë ndonjëherë tjetër, në vendin tonë socialist ajo i ka të gjitha mundësitë e kushtet objektive për të treguar personalitetin e saj dhe ç'është e zonja të bëjë në çdo fushë të jetës, qoftë në punë, shoqëri dhe familje, si punëtore dhe si drejtuese, si edukatore, si amvisë, si nënë. Dhe ne të gjithë jemi dëshmitarë të qindra e mijëra grave që, me heroizëm dhe talent të pashoq, punojnë në fabrika e artizanat,

në kooperativa, në ara e në stalla, në çerdhe, në shkolla, në tregti, në financë e në shëndetësi, në laboratorë e në familje, duke u bërë shembull i madh për të gjithë.

Por, megjithatë, roli i gruas akoma nuk vlerësohet kudo e nga kushdo drejt, ashtu siç kërkon Partia. Për këtë flasin më së miri edhe të metat e dobësitë që u përmendën më lart. Akoma një pjesë të mirë të njerëzve, bile dhe të kuadrove, sidomos në fshat, paragjykimet dhe mbeturinat e së kaluarës i heqin pas, i pengojnë ta shohin çështjen drejt në sy.

Partia sot thekson me forcë se në etapën e re të ndërtimit të plotë të shoqërisë socialiste ngrihet si domosdoshmëri tjetër objektive çështja e rritjes së personalitetit të gruas në punë, në shoqëri e në familje. Ne po shqyrtojmë çështjen e rritjes së mirëqenies në fshat. E mirë, pra, le të kuptohet se pa pjesëmarrjen e gruas, pa rritur personalitetin e saj, ajo s'mund të arrihet: as prodhimi nuk mund të shtohet, as të ardhurat nuk mund të rriten, as administrimi i tyre nuk mund të bëhet drejt, as ushqimi e veshmbathja nuk mund të rregullohen, as shtëpia nuk mund të bëhet më komode, as fëmija nuk mund të edukohet, as jeta nuk mund të bëhet më e gëzuar. Prandaj, nga të gjithë ne, në radhë të parë nga burrat, që duhet ta kuptojnë thellë dhe drejt këtë gjë, nga vetë gratë që duhet të luftojnë më shumë e të forcojnë besimin në forcat e tyre, nga organizatat e Partisë, organizata e gruas, e rinisë etj., nga organet shtetërore, me një fjalë nga gjithë shoqëria duhet të krijohen me ritëm më të shpejtë të gjitha kushtet subjektive për ngritjen e mëtejshme të rolit të gruas, për rritjen dhe forcimin e personalitetit të saj, duke shkelmuar çdo paragjykim e mbeturinë të së kaluarës që pengon në këtë drejtim. Atëherë do të shohim edhe sa me shpejtësi do të vihen në jetë edhe detyrat që do të caktojë ky Plenum për rritjen e mirëqenies materiale e kulturore të fshatit.

Ne kemi arritur të zhdukim mjaft paragjykime edhe në drejtime të tjera; kemi likuiduar mjaft zakone prapanike. Kështu, për shembull, kemi çrrënjosur nga masa e fshatarësisë zakonin e keq të hakmarrjes, nga i cili në të kaluarën shkatë-

rroheshin për çdo vit me qindra familje fshatare. Por ka akoma, aty-këtu, njerëz që nga grindjet e vogla shkojnë deri në përdorimin e armëve. Ka ndodhur që në disa fshatra të rretheve të Pukës, të Fierit e të Burrelit të kryhen krime të rënda, të huaja për moralin e shoqërisë sonë të re, të shkaktuara kryesisht nga grindjet për çështje grash, uji etj., gjë që tregon se nuk është bërë një punë e dendur e bindëse për të kuptuar drejt rolin e gruas, ligjshmërinë për pronën dhe normat e tjera të rendit tonë socialist.

Ruajtja e paragjykimeve fetare dhe e zakoneve prapanike të së kaluarës në një shkallë akoma të ndjeshme e ka burimin edhe në punën e pamjaftueshme që bëjnë organizatat e Partisë për formimin e ndërgjegjes socialiste të fshatarësisë. Ka disa organizata partie që punën e gjallë edukative me fshatarësinë e zëvendësojnë me masa administrative, metodën e bindjes me atë të detyrimit, vënë më tepër në dukje dëmin ekonomik të paragjykimeve dhe të zakoneve prapanike, pa argumentuar mbi baza ideologjike nevojën për t'i çrrënjosur këto nga ndërgjegjja e fshatarit. Duke u nisur nga qëllimi për të luftuar kremtimin e festave fetare, ka pasur raste që konsultat e Frontit Demokratik i kanë bërë thirrje fshatarësisë që këto festa ose mortje t'i kremtojnë pa mish dhe vetëm me fasule. Për më tepër ka pasur edhe fshatra që kanë propozuar t'u hiqej triska e Frontit shkelësve të këtij rregulli.

Natyrisht, është naive të mendohet se masa të tilla mund të japin sadopak rezultate të mira për zhdukjen e paragjykimeve fetare, besimeve të kota dhe zakoneve prapanike. Lufta për çrrënjosjen e këtyre mbeturinave të së kaluarës, të trashëguara për shekuj të tërë, është, mbi të gjitha, një luftë ideologjike, që ka për qëllim çlirimin shpirtëror të njerëzve. Në qoftë se njerëzit kanë të tilla mbeturina, është vetëm një fatkeqësi, por jo faj i tyre. Prandaj, me ta duhet mbajtur një qëndrim shumë i matur, miqësor e shoqëror.

Në luftimin e paragjykimeve fetare, besimeve të kota dhe zakoneve prapanike një vend me rëndësi duhet të zërë propa-

ganda ateiste shkencore, e cila duhet t'i edukojë me durim njerëzit me botëkuptimin shkencor, pa i fyer dhe pa i prekur ata drejtpërsëdrejti. Çrrënjosja e këtyre mbeturinave është një punë e vështirë dhe delikate. Ato nuk mund të zhduken as me dekrete dhe as me mitingje. Kjo është një punë që kërkon durim, zgjuarsi dhe takt. Për këtë qëllim duhen aktivizuar më mirë të gjitha format e propagandës së Partisë, institucionet tona kulturore, shkollat, arsimtarët dhe gjithë intelektualët e tjerë, shtypi dhe radioja, letërsia dhe artet, të cilat luftën për edukimin e punonjësve me moralin dhe me botëkuptimin e ri komunist duhet ta shohin si një detyrë të tyre kryesore. Rëndësi e madhe i duhet dhënë shpjegimit të drejtë shkencor të fenomeneve të natyrës, popullarizimit të sukseseve të shkencës e të teknikës, kritikës së dogmave fetare, duke i vënë në dukje fshatarësisë kotësinë e tyre dhe dëmin që i sjellin ato. Në këtë çështje një vëmendje të posaçme duhet të tregojnë shkollat, organizatat e rinisë dhe institucionet kulturore për edukimin e rinisë.

Më shumë kujdes duhet të tregohet për të mbajtur të gjallë dhe për të zhvilluar më tej zakonet e mira dhe virtytet e larta që ka trashëguar brez pas brezi fshatarësia jonë, si trimërinë, besën, mikpritjen, nderin, bujarinë, duke futur në to një përmbajtje të re. Në të njëjtën kohë, duhen zhvilluar e duhen përhapur më shumë zakonet e reja, që lindin nga jeta socialiste, për ngjarje të shënuara të jetës politike, ekonomike, shoqërore, kulturore, të vendit apo të krahinës, të fshatit e të familjeve kooperativiste. . .

## Të ngremë më lart udhëheqjen e Partisë në organet e pushtetit dhe në organizatat e masave

Që organizatat e Partisë në fshat t'i kryejnë mirë detyrat, ato duhet të sigurojnë udhëheqjen e përditshme mbi levat e tyre, mbi organet e pushtetit dhe organizatat e masave.

Për zgjidhjen e detyrave të shumta lidhur me mënyrën e jetesës, një rol shumë të madh dhe me rëndësi luajnë organet

e pushtetit. Pas kolektivizimit të bujqësisë, roli i këshillave popullorë dhe i komiteteve të tyre ekzekutive në rrethet, në lokalitetet e në bazë jo vetëm nuk dobësohet, por përkundrazi, shtohet.

Megjithatë, niveli i punës së organeve të pushtetit nuk u përgjigjet sa duhet kërkesave të reja të drejtimit të problemeve të fshatit. Mjaft këshilla popullorë të rretheve, lokaliteteve dhe fshatrave, si dhe komitetet e tyre ekzekutive, merren tani kryesisht me probleme operative që lidhen me përballimin e kësaj ose asaj fushate ekonomike, por nuk studiojnë mirë e thellë problemet që kanë të bëjnë me perspektivën e zhvillimit të mënyrës së jetesës, të arsimit, të kulturës, të shërbimeve komunale, të artizanatit dhe të shëndetësisë. Ka ardhur koha që këto probleme të drejtohen drejtpërdrejt nga organet e pushtetit dhe të mos i lihen pothuajse rrjedhjes së natyrshme të gjërave, sikurse ka ndodhur deri tani. Janë organet e pushtetit ato që, të udhëhequra nga Partia, mund dhe duhet të merren kryesisht me zgjidhjen e të gjitha problemeve që kanë të bëjnë me jetesën në fshat.

Natyrisht, për zgjidhjen e problemeve të mënyrës së jetesës organizatat e Partisë në fshat duhet të aktivizojnë gjerësisht organizatat e masave, dhe sidomos atë të Frontit, të gruas dhe të rinisë. Deri sot organizata e gruas ka bërë përpjekje të mira dhe ka marrë disa iniciativa të vlefshme për jetesën në fshat. Për sa i përket organizatës së rinisë, është e vërtetë se puna e saj ka ndihmuar mjaft për përhapjen e lëvizjes artistike, kulturore e fizkulturore diletante, por ajo nuk ka prekur thuajse fare problemet e tjera të mënyrës së jetesës. Sikur vetëm rinia të ishte mobilizuar për të përmirësuar mënyrën e fjetjes, të ngrënies, të veshmbathjes e shumë të tjera si këto, me siguri përparimet në pamjet e ndryshme të jetës së fshatit do të ishin më të mëdha.

Prandaj, problemet e mënyrës së jetesës duhet të zënë një vend të rëndësishëm në të gjithë punën dhe veprimtarinë e organizatave të masave. Duke zhvilluar më tej traditat e periudhës së luftës dhe të pasçlirimit, organizata e rinisë dhe ajo e

gruas duhet të kontribuojnë më shumë për zgjidhjen e problemeve të ndryshme të mënyrës së jetesës në fshat. Të rinjtë dhe të rejat duhet të jenë në ballë të luftës për të përmbysur gjithçka të vjetruar që pengon ecjen përpara të jetës së re socialiste, hovin revolucionar të rinisë. . .

*Vepra, vëll. 25, f. 66-84, 87-89, 133-139, 155-157*

## MBETURINAT E VJETRA JANË SI PLAGA NË TRUP QË, PO NUK U MJEKUA, INFEKTON TËRË ORGANIZMIN

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**17 dhjetor 1964**

. . .Në një mbledhje të Presidiumit të Kuvendit Popullor morëm në shqyrtim problemin e shkurorëzimeve dhe nëpërmjet shifrave vumë re që kemi një përparim të dukshëm[2]. Jo vetëm kemi ulje në numrin e shkurorëzimeve, mbasi përqindja e tyre sot është më e vogël se disa vjet më parë, por përparimi në këtë fushë qëndron edhe në faktin se aq sa janë burra, aq janë pothuaj edhe gra që kërkojnë shkurorëzim[3]. Kjo përbën një fitore të madhe politike e cila ka ardhur si rezultat i punës së Partisë kundër paragjykimeve të vjetra, kundër sundimit të burrit mbi gruan.

---

1. Në këtë mbledhje u diskutua për punën e komiteteve të Partisë të qytetit të Tiranës dhe të rrethit të Lushnjës për të vënë në jetë vendimet e Plenumit të 13-të të KQ të PPSH, mbajtur më 7-9 korrik 1964.

2. Si rezultat i kushteve të reja shoqërore-ekonomike të socializmit, dhe sidomos i politikës së drejtë të ndjekur nga Partia e shteti ynë, sasia e zgjidhjes së martesave te ne është nga më të ulëtat në botë: 86 zgjidhje për 1 000 martesa të lidhura. Kjo dëshmon për krijimin e familjes socialiste mbi baza të shëndosha, për qëndrueshmërinë e saj dhe për forcimin e paprerë të marrëdhënieve martesore.

3. Në vitin 1980 paditë e ngritura nga gratë zinin 60 për qind të numrit të përgjithshëm të padive të ngritura për zgjidhjen e martesës.

Rritja e ndërgjegjes socialiste nuk është vetëm rezultat i propagandës së Partisë, por edhe i ndryshimit gradual të gjendjes ekonomike në vendin tonë. Në të gjitha fushat e jetës sonë shoqërore ne kemi suksese të mëdha. Sot gruaja është futur në masë në punë. Ky është një nga faktorët kryesorë të emancipimit të saj. Problemi i gruas është një nga problemet kyç të shoqërisë sonë. Gruaja sot në Shqipëri është e lirë. Këtë e pranojmë të gjithë. Sot te ne nuk ka pengesa që vajza të kryejë shkollën 8-vjeçare, kjo është e sanksionuar edhe me ligj. Puna që ka bërë Partia ka influencuar që gruaja të mos mbulohet më me perçe, por të marrë pjesë në punë të ndryshme si në fshat, dhe në qytet. Pra në këto drejtime është arritur një sukses i madh. Kjo është një gjë shumë pozitive dhe na bën optimistë. Pra, sot të gjithë në vendin tonë pranojnë që gruaja të jetë e lirë të vejë në punë, në shkollë dhe të marrë pjesë aktive në jetën shoqërore të vendit. Por kjo nuk do të thotë se janë zhdukur nga ndërgjegjja e njerëzve mbeturinat e së kaluarës për sa i përket lirisë së vërtetë të gruas dhe të vajzës. Të marrim, për shembull, çështjen e marrëdhënieve midis të rinjve dhe të rejave. Kjo është një çështje e rëndësishme partie. Marrëdhëniet midis djalit dhe vajzës duhet të rregullohen kurdoherë në rrugë të drejtë, ashtu sikurse na mëson marksizëm-leninizmi.

Secili nga ne dëshiron që djali ose vajza e tij të marrë një rrugë të drejtë në jetë. Në qoftë se nuk e bën këtë një prind komunist, ai nuk e bën punën e Partisë. Babait ose nënës nuk u lejohet të lënë pas dore të ardhmen e fëmijëve të tyre, ose t'i lënë ata të livadhisin si të duan. Një prind komunist sheh se në Shqipëri, krahas përparimeve kolosale, ka edhe të meta, se midis masës së rinisë ka edhe vajza e djem të infektuar nga ideologjia e huaj. Prandaj është e ligjshme që prindi të interesohet për të ardhmen e fëmijëve të vet, që ata të mos marrin rrugë të keqe. Po nuk e mendojnë të gjithë në frymë të drejtë një gjë të tillë. Ka prindër konservatorë që edhe sot, të ndikuar nga mbeturinat e vjetra të së kaluarës, fejojnë vajzën ose djalin që në klasë të gjashtë dhe u bie kështu të martohen pas 7-8 vjetësh. Është e

domosdoshme t'u futet në kokë prindërve të tillë se pas 7-8 vjetësh do të ndryshojë jeta, do të ndryshojnë gjer atëherë ndjenjat e të rinjve dhe të rejave, ndjenja që ata nuk mund t'i kenë në dorë për një kohë kaq të gjatë. Kush mendon ndryshe, ai është konservator. Djali në një moshë të tillë nuk ka mbaruar akoma shkollën e mesme, pastaj do të vejë ushtar, më vonë do të dërgohet të punojë, fjala vjen, në Shkodër, dhe ja, atje mund të takohet me një vajzë tjetër, me të cilën do të miqësohet, do të pëlqehen, do të dashurohen e do të martohen. Kështu vajza me të cilën do ta kenë fejuar prindërit 7-8 vjet përpara, do t'i mbetet babait në derë dhe pastaj fillojnë thashethemet, të cilat janë nga mbeturinat më të këqija.

Rininë duhet ta mbrojmë. Si tek të gjithë, edhe tek ajo mbeturinat e së kaluarës nuk mund të zhduken me dekret. Të tërë duam që vajza të vejë në shkollë, pastaj në punë etj. Kur shkojnë të rinjtë në shkollë, ndodh që një djalë të ketë afër një vajzë. Djemtë dhe vajzat që përbëjnë klasën janë si vëllezër e motra me ndjenja të pastra ndaj njëri-tjetrit. Por edhe ndjenja e dashurisë së djalit për një vajzë është një ndjenjë e pastër. Një djalë mund të shoqërohet me një vajzë, sepse e ka shoqe të shkollës, të klasës. Vjen një kohë që për të ai mund të ndiejë edhe diçka që i zhvillohet gjer në dashuri dhe që përfundon me martesë. Kjo është normale. Mirëpo ka raste që kur kalojnë së bashku në rrugë një vajzë me një djalë, fillojnë pëshpëritjet nga të katër anët dhe opinioni, vetëm pse i ka parë bashkë, i fejon! Njerëz të tillë as që mendojnë se kjo vajzë është një nxënëse ose punëtore e ndershme, e dashur, është shoqja e shkollës ose e punës e djalit, i cili e konsideron si motër të tijën, dhe kanë mësuar ose kanë punuar bashkë me të. Lëre pastaj sikur një vajzë të shihet se po shkon në shtëpinë e një djali që të mësojnë së bashku, se të nesërmen mund të kenë provim. Atyre kushedi çfarë do t'u ngjitet nga të tillë njerëz që e kanë zakon të merren me thashetheme. Kjo nuk është e drejtë.

Në mënyrë individuale mund të zgjidhen këto probleme? Edhe kjo nuk përjashtohet, por kryesorja është që organizata

e rinisë ta zgjidhë këtë problem në forma të ndryshme. Kështu, për shembull, në mbledhjet e rinisë mund të ngrihet një vajzë dhe të diskutojë se ka shëtitur një herë me një shok, një herë me një shok tjetër etj., po mos vallë për këtë na qenka vajzë e keqe? Shoqërimi i vajzës me njërin dhe tjetrin krijon te disa një opinion jo të mirë, që duhet luftuar. Më pas mund të ngrihet edhe një djalë e të thotë: «Ne duhet të mbrohemi nga zakoni i keq i thashethemeve. Po si të mbrohemi? Vetë ne, të rinjtë, duhet ta kuptojmë drejt moralin, pastaj të mbrojmë veten nga ata që pa vend flasin keq për ne, për vëllezërit dhe motrat tona që shoqërohen midis tyre». Pëshpëritjet janë një sëmundje shumë e dëmshme për rininë dhe duhen luftuar.

Po ju tregoj një rast. Më kanë thënë se një baba, që është dhe komunist, mori një ditë në telefon drejtorin e shkollës dhe i tha: «Ç'ndodh kështu në shkollën tuaj, që na dërgon vajzat në piknik?». Qëndrim i drejtë është ky i këtij shoku anëtar partie? Jo, aspak nuk është qëndrim i drejtë. Të rinjtë e të rejat do të venë edhe në piknik, kurse çdo prind e ka për detyrë ta edukojë vajzën në shtëpi dhe t'i thotë: «Vajzë, je e lirë, shko dhe në piknik, bëj dhe shëtitje, por ki kujdes të jesh e rregullt në marrëdhëniet me shoqet e shokët». Pra secili duhet të punojë që fëmijës së vet, si djalit, edhe vajzës, t'i forcojë karakterin politikisht, ideologjikisht, moralisht dhe jo të marrë drejtorin e shkollës e t'i thotë pse shkojnë të rejat në piknik. Ky nuk është qëndrim komunist.

Duke luftuar kundër këtyre shfaqjeve të konservatorizmit, të kemi kujdes që të mos biem në liberalizëm. Komunisti nuk duhet të lejojë që të rinjtë tanë të shfaqin mënyra sjelljeje dhe veshjeje të pahijshme për shoqërinë tonë. Është e keqe kur shikon, për shembull, disa djem, vajza apo gra, që i kanë prindërit ose burrat komunistë, bile edhe me përgjegjësi, por që imitojnë modën e huaj. Ne nuk themi që të kthehemi te bruca e çitjanet, po jo të vishemi në mënyrë të ekzagjeruar e të shthurur. Shoqëria socialiste ka disa norma të saj, të cilat i japin individit liri më të mëdha dhe janë më demokratike. Ato sjellin gëzim në

shpirtin e njeriut dhe të familjes. Por në qoftë se kapërcehet kufiri, në qoftë se kalohet nga e djathta ose nga e majta, kjo është e rrezikshme.

Edhe në çështjet e edukimit të përgjithshëm kemi për të bërë shumë. Ka njerëz që rrinë në kafene dhe pëshpëritin, mbajnë në gojë të tjerët. Po pse vjen kjo? Kjo vjen se nuk zbatohen si duhet direktivat e Partisë. Këta njerëz shkojnë në kafene, sepse nuk gjejnë një vend ku të çlodhen ose nuk vihen në dispozicion për një punë të dobishme, për arsye se komiteti i Partisë nuk e organizon si duhet kohën e argëtimit dhe të zhvillimit të harmonishëm, që tjetri të mos mbetet kafeneve.

Puna është një nga mjetet më edukative për punonjësit, është baza e edukimit komunist të tyre. Pas pune njeriu ka nevojë për qetësi në shtëpi ose dëshiron të takohet me shokë, të bëjë një shëtitje ose të vejë në kafene. Por këtu ai nuk duhet të thotë, fjala vjen, që vajza e filanit dashuron këtë ose atë djalë. Që të mos ndodhë një gjë e tillë, koha e lirë duhet të shfrytëzohet drejt. Kjo varet nga puna e Partisë, e cila duhet të jetë e organizuar, në mënyrë që pas pune secili të ketë mundësi të bëjë një bisedim të kulturuar, të arsyeshëm dhe kështu të mos ketë kohë të merret me gjëra që nuk i sjellin dobi. Po t'i krijohet njeriut një ambient i përshtatshëm, atëherë kudo që të jetë, në kafene, në klub ose në rrugë, jo vetëm do t'i forcohet gjykimi, por do të krijojë koncepte të reja për jetën dhe veçanërisht për marrëdhëniet midis të rinjve e të rejave. Këtej del se duhet të mendohet seriozisht për kohën e lirë të punonjësve.

Një punë e tillë nuk bëhet vetëm me direktiva. Direktivat e Partisë kanë për qëllim t'i edukojnë njerëzit, po jo në mënyrë formale. Natyrisht, direktivat e Partisë zbatohen me përpjekjet e njerëzve, por zbatimi i tyre nuk bëhet nga të gjithë dhe kurdoherë si duhet në mënyrë komuniste. Prandaj në këtë drejtim ne duhet të bëjmë më shumë përpjekje. Për sa u përket njerëzve që i bëhen pengesë rinisë, Partia duhet të veprojë për edukimin e tyre, pa rënë as në qëndrime sektare, as në qëndrime liberale. Por duhet pasur parasysh që jo për çdo gjë ta thërresësh tje-

trin në kryesinë e Frontit, për shembull, sepse ai nuk e lë vajzën të martohet me dashuri. Një gjë e tillë nuk është e lehtë për atë që ka mentalitet konservator. Thirrja në kryesinë e Frontit për këtë rast do të bëjë që ai ose nuk do të pranojë, ose do të pranojë pa dashje atë që do t'i thuash ti, por plotësisht nuk do të bindet, prandaj duhet kujdes dhe takt. Kur një konservator rrethohet në të gjithë ambientin nga një punë e gjithanshme dhe kur arrihet që edhe vetë vajza t'ia shpjegojë babait përse nuk e do atë që i jep ai për shok jete, atëherë plaku do të thyhet. Shembuj të tillë ka shumë. Por në sajë të punës së Partisë tani mund të shikosh që edhe pleq të vjetër kanë ndryshuar mendimet, duke u larguar nga pozitat e dikurshme. Megjithëse jeta ecën përpara, ne përsëri do të kemi vështirësi, do të kemi shfaqje negative, po këto nuk duhet të na shqetësojnë e të na bëjnë pesimistë.

Kur shohim këto shfaqje të huaja, ne, si komunistë, arrijmë në konkluzionin se me luftën kundër tyre nuk kemi mbaruar, pra do të vazhdojmë të ndeshemi për një kohë të gjatë me to. Edukimi i njerëzve nuk është i lehtë dhe nuk jep rezultate të shpejta. . .

*Vepra, vëll. 28, f. 313-319*

## TË BËJMË NJË PUNË MË TË GJERË PËR TA ÇLIRUAR GRUAN NGA DISA MBETURINA E PENGESA

*Nga fjala në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**14 mars 1966**

. . .Çështjet shoqërore që kanë të bëjnë me jetën e popullit kanë rëndësi të madhe për Partinë. Sado i përparuar të jetë një fshat, mentalitetet e vjetra vazhdojnë të ekzistojnë. Kundër këtyre mentaliteteve borgjeze, në mes tyre edhe fetare, Partia duhet të bëjë një punë të menduar, shkencore, që ato të luftohen me sukses, natyrisht, jo në mënyrë brutale, as duke prekur ndjenjat e njerëzve, po me një punë të thellë politike. Nuk mund të japim urdhër që kisha ose xhamia që ekziston në fshat të prishet, por t'i shpjegojmë masës se nga kisha dhe xhamia kurdoherë kanë ardhur shumë të këqija, nga të cilat edhe sot e kësaj dite njerëzit vuajnë. Marksizmi i lufton ideologjitë reaksionare dhe fetare jo me masa administrative, por me anën e bindjes. Por bindja e njerëzve nuk realizohet me një punë të thjeshtë, shkel e shko, pasi çdo punë e sipërfaqshme transformohet shpejt në urdhër, gjë që është e dëmshme për Partinë, kurse, duke e shpjeguar çështjen fill e për pe, njeriu bindet, e zbaton me ndërgjegje atë që i thua, nuk e merr si urdhër.

Një punë e madhe dhe e vazhdueshme bindëse me masat

---

1. Në këtë mbledhje u raportua nga përgjegjësit e ekipeve që ishin në disa rrethe gjatë muajve shkurt-mars 1966.

duhet edhe për problemin e gruas. Derisa janë të pamartuara, vajzat e reja vazhdojnë të punojnë me hov revolucionar në kooperativë. Më vonë, kur fejohen, sidomos pasi martohen e bëhen me fëmijë, hovi i tyre bie. Në këtë drejtim Partisë i duhet të bëjë një punë të madhe politike, mbasi kudo te ne vihet re se vjen një moment që gratë e ulin hovin në punë, gjë që nuk duhet të ndodhë. Fejesa nuk duhet ta dobësojë vrullin revolucionar të femrës, përkundrazi, ajo e bën dhe duhet ta bëjë më të gëzuar, më të qetë, se i plotësohet një dëshirë e zemrës, një dëshirë e natyrshme e saj. Pas martesës femra lind fëmijë, duke krijuar e duke përtëritur kështu jetën. Edhe ky moment në jetën e saj është një tjetër gëzim i madh, prandaj as kjo ngjarje nuk duhet ta pengojë, nuk duhet t'ia presë hovin në punë.

Atëherë shtrohet pyetja: Përse bie hovi i femrës në punë pas fejesës dhe martesës? Duket qartë se këtu ka diçka që nuk ecën. Këtë fenomen negativ në jetën e femrës në këto momente nuk duhet t'ia veshim vetëm asaj, atë duhet ta kërkojmë gjetkë, edhe te burri. Duhet, pra, të zbulojmë, të gjejmë burimin e këtij fenomeni dhe të marrim masat për ta zhdukur.

Natyra e gruas nuk duhet sforcuar. Me këtë kam parasysh se pas martesës vjen një kohë dhe ajo mbetet shtatzënë. Është e natyrshme që në këtë periudhë, pa humbur dashurinë për punën, ajo i kushton një kujdes të dorës së parë jetës së re që do të lindë. Shpirtërisht në këtë kohë ajo ndihet e gëzuar dhe mbetet revolucionare, por nga ana fizike gruaja shtatzënë bie, nuk është në gjendje që në arë, në prodhim të punojë me të njëjtën forcë siç ka punuar përpara. Prandaj Partia në këtë periudhë e ka për detyrë të kujdeset që gruaja të mos sforcohet.

Pas lindjes, fëmija gradualisht rritet, shëndeti i gruas përtërihet dhe ajo është në gjendje të hidhet përsëri në punë me vrullin e parë. Pikërisht në këtë kohë Partia duhet të ketë kujdes që të mbahen lart hovi i saj për punë, ashtu si dhe gëzimi i ri në jetë, që i vjen nga lindja e fëmijës. Për këto arsye Partia ka porositur vazhdimisht që kudo ku punon gruaja, të ngrihen çerdhe, sepse jetën që nëna e lind, përpiqet ta rritë, prandaj t'i

krijojmë kushtet që hovi në punë jo vetëm të mos i bjerë, po përkundrazi, t'i zhvillohet edhe më shumë.

Por, pikërisht në kohën kur gruaja lind, nxjerr krye tendenca e burrit për ta sunduar atë, fillojnë pretendimet e tij ndaj gruas. Është e natyrshme që ajo pas lindjes dobësohet nga shëndeti. Në këtë kohë, qoftë edhe në mënyrë të pandërgjegjshme, fillojnë përpjekjet e burrit për të dominuar mbi gruan. Ai e sheh gruan në një gjendje fizike të vështirë dhe që përkohësisht nuk mund të punojë, pavarësisht se ndien dashuri e dhimbje për të dhe për fëmijën, burrit i lind instinkti i zotit të vetëm të shtëpisë, sikur vetëm ai sjell të ardhura në familje.

Prandaj është e domosdoshme që çdo kooperativë të krijojë kushte për ta lehtësuar gruan që të marrë pjesë në prodhim, domethënë t'i sigurojë asaj një vend ku ta lërë fëmijën, që kështu të punojë e qetë. Në këtë mënyrë do të krijohen kushte që në familje të mos ketë ndryshime lidhur me pozitën ekonomike midis burrit dhe gruas. Po çerdhet e kopshtet për fëmijë kanë një rëndësi të madhe, jo vetëm për rritjen e mirë të të porsalindurit, për të cilin duhet të kemi kujdes, po sidomos edhe për faktin se gruas do t'i krijohen mundësitë të ecë përpara dhe jo vetëm të mos pësojë asnjë tronditje nga pjesëmarrja e saj përsëri në punë, po përkundrazi të hidhet edhe më me vrull përpara, dhe me pjesëmarrjen e saj në jetën ekonomike të luftojë edhe kundër mbeturinave të vjetra të burrave, edhe kundër huqeve të pleqve, në drejtim të saj.

Ka edhe faktorë të tjerë që ndikojnë në frenimin e hovit revolucionar të gruas pas martesës, si për shembull, qëndrimi i pleqve në familjen e burrit. Brezi ynë po rritet në socializëm, prandaj pikëpamjet tona në përgjithësi nuk janë si të prindërve. Të rinjtë kanë bërë përparime të mëdha, kurse pleqtë kanë më shumë pikëpamje konservatore ndaj gruas, ndaj nuses së djalit. Atëherë çfarë të bëjmë me ta, me prindërit e burrit? Ata na kanë bërë kokën, na kanë rritur e ushqyer dhe na duan, ne i kemi prindër, pra, nuk duhet t'i hedhim poshtë. Atëherë, si duhet t'i zgjidhim çështjet që lindin në familje? Duke iu nën-

shtruar pikëpamjeve prapanike të vjehrrit apo të vjehrrës? Jo! Por njëkohësisht nuk duhet hyrë as në luftë e në konflikte të ashpra me ta, pasi kështu do të errësohej edhe jeta e vajzës, edhe e tyrja. Në asnjë mënyrë nuk duhet vepruar kështu. Pikërisht këtu nevojitet puna edukative e Partisë, e cila duhet t'i bëjë njerëzit të ndërgjegjshëm për mënyrën se si këta të mbajnë qëndrim ndaj mentaliteteve të vjetra të prindërve, si t'u marrin krahët këtyre mentaliteteve. Një gjë e tillë do të arrihet vetëm në rrugën e bindjes, duke iu përshtatur secili kushteve të familjes dhe prindërve të vet, sepse prindërit e njërit nuk janë e nuk ka si të jenë njëlloj nga pikëpamja e ngritjes dhe e formimit me prindërit e tjetrit, nuk janë e nuk mund të jenë njëlloj të ngritur dhe të kenë të njëjtin formim njerëzit, për shembull, si në Myzeqe, ashtu edhe në Gjirokastër. Prandaj, duke u mbështetur në vijën e drejtë të Partisë, të punojmë me brezin e vjetër duke e bindur që të braktisë gradualisht pikëpamjet e prapambetura, të sillemi me të me dashuri dhe të kemi besim se do të vijë me siguri koha që pleqtë do ta ulin presionin e tyre ndaj grave. Puna bindëse e Partisë ka rëndësi të madhe për përmirësimin dhe lehtësimin e gjendjes së gruas në familje, sidomos të së resë, e cila pëson më shumë nga ky presion.

Ka pastaj edhe disa pengesa të tjera që Partia duhet të punojë për t'i zhdukur. Vajzat në moshën 20-vjeçare te ne janë rritur pas Çlirimit, janë formuar me edukatën e Partisë, prandaj ato janë në gjendje dhe të zonjat ta ruajnë shumë mirë nderin e tyre. Megjithatë, kur dikush shikon një vajzë që bisedon me një shok të saj, fillojnë pëshpëritjet, të cilat vazhdojnë vesh më vesh. Këto pëshpëritje janë mbeturina të kohëve të kaluara, kur njerëzit merreshin me gjëra të vogla. Dihet se atëherë gratë më shumë nuk punonin dhe, duke mos pasur me se të merreshin, vinin re ç'bënte njëri dhe tjetri, mbanin njerëzit nëpër gojë. Këto mbeturina kanë ardhur, në radhë të parë, nga qytetet, ku gratë nuk punonin fare jashtë familjes. Një mbeturinë e tillë ekziston akoma dhe na dëmton. Prandaj këtë mund dhe duhet ta zhdukim, në radhë të parë në veten tonë, dhe me

një punë të dendur politike, edukative edhe tek të tjerët. Përse të mendohet keq, përse të pëshpëritet vesh më vesh për një vajzë të re, e cila ka të drejtë të punojë, të shëtitë, të flasë e të bisedojë me këdo njëlloj si edhe djemtë? Prandaj, përpara se të vemi t'i themi të moçmit që të mos merret me gjëra të tilla të dëmshme, të korrigjojmë në radhë të parë veten, pasi mbeturina të tilla ekzistojnë edhe te ne. Pastaj ne duhet të edukojmë edhe njerëzit e tjerë në këtë drejtim, se këto çështje kanë të bëjnë me ndjenjat, me ideologjinë e tyre. Kjo është një detyrë e madhe partie.

Në Parti çdo gjë duhet menduar thellë, ajo nuk lejon një punë të sipërfaqshme, automatike ose burokratike. Njeriu i Partisë burokratizmin nuk duhet ta pranojë, po ta luftojë. T'i largohemi, pra, punës me rregulla e formula stereotipe në Parti, të mbështetemi më shumë në punën e gjallë me njerëzit, t'i nxitim këta të flasin, të kritikojnë, të japin mendime, të propozojnë. Komunistët tregojnë kujdes për mbledhjet e organizatës së Partisë, shumë herë ato dalin të gjalla, por disa herë bëhen të fjetura. Kjo duhet të preokupojë udhëheqjen e organizatës që të mendojë: Përse mbledhja nuk u bë e gjallë, mos vallë ngaqë tema nuk u trajtua mirë, ngaqë ajo nuk ishte e përshtatshme, apo sepse ai që ishte ngarkuar nuk e kishte përgatitur si duhet?

Anëtari i Partisë, porsa merr rendin e ditës, pavarësisht kush do të referojë, përpara se të vejë në mbledhje duhet të mendojë thellë për problemin që do të shtrohet, që të japë atje mendimin dhe ndihmën e tij. Po të veprojë kështu secili, atëherë organizata e Partisë do të bëhet e gjallë, luftarake, të gjithë do të diskutojnë dhe do të merren vendime të drejta. Por shumë herë ndodh që, ndërsa në mes tyre shoqet komuniste diskutojnë lirshëm, në organizatën e Partisë nuk diskutojnë ashtu siç bëjnë me njëra-tjetrën.

Gjithashtu ndodh shpesh, qoftë në familje, qoftë nëpër mbledhje, që, kur një grua ose vajzë ngrihet të kritikojë kryesinë ose kryetarin e kooperativës, këta bëhen uthull, jo vetëm

pse u kritikuan, por sidomos sepse ajo që i kritikoi është grua, ndonjëri bile edhe ndërhyn e ia pret fjalën. Në këto raste jo vetëm komunistët e tjerë, por as sekretari i organizatës së Partisë nuk ndërhyn ta mbrojë gruan, që merr guximin të kritikojë, dhe ta inkurajojë atë. Kështu femra druhet të kritikojë. Po t'i japin të drejtë sekretari dhe shokët komunistë, të shikosh pastaj si do të ngrihen e do të marrin kurajë gratë e tjera, si do të kritikojnë ato, sepse tek ata do të shikojnë njerëzit e drejtë e të vendosur të Partisë që i mbrojnë. Kur një shoqe ngrihet të diskutojë, duhet të lihet të flasë deri në fund. Në qoftë se diçka nuk e ka në rregull, t'i vihet në dukje, ashtu sikurse i duhet thënë kur një mendim e ka drejt.

Natyrisht, në krahasim me të kaluarën, sot jeta në familjen fshatare ka ndryshuar shumë, burrat konsultohen me gratë e tyre për problemet ekonomike dhe çështje të tjera të familjes, dhe në mjaft raste të ardhurat nga puna e përbashkët kanë filluar t'i administrojnë gratë. Megjithatë të rralla janë gratë që u qëndrojnë burrave në shtëpi për çështje që këta nuk kanë të drejtë. Aq më shumë në zgjidhjen e problemeve ekonomiko-shoqërore dhe të kooperativës, diferenca midis burrit dhe gruas është më e dukshme. Gratë në përgjithësi marrin më pak pjesë në diskutime në mbledhjet e asamblesë, të organizatës së Partisë etj., sepse ato e ndiejnë akoma veten më ulët se burrat nga pikëpamja e intelektit, ndërsa kur bisedojnë midis tyre, japin mendime të drejta. Kjo do të thotë se ato nuk kanë guximin e duhur të flasin përpara burrave.

Për të inkurajuar dhe për të ndihmuar gratë që të marrin pjesë më gjallërisht në diskutimin e në zgjidhjen e problemeve të kooperativës, është mirë që, në radhë të parë, vetë kuadrot drejtues të japin shembullin dhe t'i ndihmojnë bashkëshortet në këtë drejtim. Ata duhet t'i inkurajojnë ato, në mënyrë që, kur nuk kanë kryer mirë ndonjë punë dhe gratë ua vënë në dukje këtë, ta pranojnë ndershmërisht vërejtjen apo kritikën e tyre, të mbajnë qëndrim të drejtë, kështu që gratë të marrin kurajë

të mësohen të kritikojnë, kur të jetë rasti, edhe jashtë familjes kryetarin, brigadierin, përgjegjësin e skuadrës etj.

Këtë fenomen të rëndësishëm shoqëror Partia duhet ta studiojë seriozisht dhe të marrë të gjitha masat, politike dhe ideologjike, që hovi i gruas në punë dhe në jetën shoqërore të mos bjerë në asnjë mënyrë, përkundrazi, të rritet vazhdimisht.

A mund të na lejohet neve të lëmë të topitet hovi i gjysmës së popullsisë së vendit, sidomos i njërit prej elementëve më revolucionarë, siç janë gratë dhe vajzat e reja? Kush do ta studiojë dhe do ta zgjidhë drejt këtë problem me kaq rëndësi për vendin tonë? Natyrisht, Partia. Por, siç dihet, gjendja e gruas ndryshon jo vetëm sipas zonave e rretheve, po edhe sipas kooperativave e fshatrave, bile edhe sipas familjeve. Prandaj organizata e Partisë duhet të punojë individualisht dhe me çdo familje, për t'i edukuar gratë dhe pjesëtarët e familjes së tyre dhe njëkohësisht të punojë për problemin e gruas edhe në mënyrë masive frontale.

Partia porosit që gratë të ngrihen, të zhvillohen, të kenë iniciativë, të marrin pjesë në prodhim apo në drejtimin e punëve të kooperativës, të Partisë, të shtetit e kudo. Është e kuptueshme që këto probleme nuk mund të zgjidhen menjëherë vetëm se duam ne, por këto direktiva të Partisë duhet të zbërthehen dhe zbërthimi i tyre bëhet kur kuptohet drejt situata e gruas. Punëtori i Partisë në kooperativë mund të marrë iniciativën dhe të propozojë që kjo ose ajo grua kooperativiste është e aftë të bëhet brigadiere. Ky është një qëndrim i drejtë. Por duhet pasur parasysh se gratë që ngrihen në përgjegjësi duhet jo vetëm ta meritojnë besimin për punën që u ngarkohet, por edhe të ndihmohen, të tregohet kujdes që ato të mos thyhen nga presioni i opinionit konservator.

Kur një e re apo grua ngarkohet për herë të parë me përgjegjësi në kooperativë, komunistët dhe sekretari i organizatës-bazë duhet ta mbajnë atë afër, ta ndihmojnë e ta inkurajojnë, derisa të marrë mirë veten në punën e re dhe të jetë në gjendje vetë për ta çuar atë përpara. Mungesa e interesimit dhe e ndihmës në këto raste është në dëm të zhvillimit të saj.

Për t'i bërë gratë të afta edhe për punë drejtuese, nevojitet që Partia të bëjë një punë të gjithanshme edukative, me qëllim që të forcohet, në radhë të parë, ndërgjegjja e tyre, për t'u rritur besimin në forcat e veta.

Për vendin tonë ka rëndësi të madhe që gruaja të ngrihet në një nivel më të lartë. Organizatat e Partisë duhet ta analizojnë mirë këtë problem të rëndësishëm, pasi rezulton se nuk po e shikojnë si duhet. Në qoftë se duam që ekonomia popullore në përgjithësi dhe ajo e kooperativave në veçanti të ecë shpejt përpara, që mirëqenia e të gjithëve të ngrihet vazhdimisht, organizata e Partisë duhet të mendojë për t'i bërë të ndërgjegjshme dhe për t'i mobilizuar të gjitha forcat e kooperativës, e në radhë të parë gratë, të cilat janë njëlloj si edhe burrat nga pikëpamja e intelektit.

Partia ka për detyrë të punojë që të gjithë të ecin, por veçanërisht gratë duhet të ndihmohen më shumë në këtë drejtim. Në bazë të veprimtarisë së saj, Partia ka, në radhë të parë, punën me njerëzit. Njeriu është faktori kryesor, vendimtar, që realizon çdo gjë. Po qenë njerëzit të mirë, të ndërgjegjshëm, politikisht të qartë e të vendosur, çdo direktivë e Partisë do të kuptohet, do të zbatohet dhe punët tona do të ecin mirë përpara. Por punës së gjallë me njerëzit nuk i vihet rëndësia e duhur. Prandaj duhet të punohet seriozisht që të zhduket në front kjo dobësi, në radhë të parë në drejtim të punës për edukimin e grave.

Shpesh edhe tani ne hasim vështirësi për të gjetur një përgjegjëse të organizatës së gruas në këtë ose atë rreth. Përgjegjëset e gruas që kemi sot kanë qenë në luftë, në përgjithësi ato janë shoqe që kanë qenë partizane, por gratë e luftës tani arritën moshën 45 vjeç, prandaj Partia duhet të mendojë që krahas tyre të ngrejë në përgjegjësi të tjera, më të reja, për ta drejtuar këtë organizatë. Por në organizatën e gruas, ashtu sikurse dhe në atë të rinisë, me vështirësi të madhe vijnë të punojnë kuadro të mësuar. Pse ngjet kjo? Unë mendoj se një nga arsyet që këta kuadro e nënvleftësojnë punën me këto organizata është se mendojnë që, po të vijnë aty, do të humbasin dijenitë e tyre. Deri

në njëfarë shkalle ata kanë arsye, sidomos kur organizatat që kanë nevojë për kuadro të mësuar, i përdorin këta për cikërrima, për shembull, për të bërë ftesa për mbledhje, për të grumbulluar statistika etj.

Është vënë re se tani që po bëjmë riorganizimin, në shumë raste, gratë po na i lënë pa punë. Është preokupante për Partinë kjo shfaqje negative. Këtë problem ne dhe shokët e Partisë në bazë duhet ta shikojmë me shumë kujdes, me qëllim që probleme të kësaj natyre të zgjidhen kurdoherë në rrugë të drejtë. Këtu nuk është çështja për të mbrojtur 1, 2 apo 5 gra, por masën e grave. Mentalitetet e vjetra që shfaqen te burrat në format më të ndryshme, Partia duhet t'i luftojë duke punuar sistematikisht dhe në mënyrë të zgjuar.

Gruaja në kooperativë punon më mirë, më me ndërgjegje, ka më shumë iniciativë, është më e ndershme dhe më ekonome, po për arsye fizike, në disa sektorë, si në ata të kanalizimeve, në ndërtim dhe në sektorë të tjerë, ku punët janë më të rënda, gratë përgjithësisht bëjnë më pak ditë-punë nga burrat. Këta të fundit bëjnë shumë ditë-punë edhe për arsye se në sektorët e blegtorisë, të ndërtimit etj., ku ata marrin pjesë, punohet më shumë me ditë fikse, kurse në punët me ditë fikse gra ka më pak.

Problemi i gruas në përgjithësi, dhe veçanërisht në fshat, zhvillohet pozitivisht, me karakteristikat e veçanta të fshatit. Ngritja kulturore e grave, sidomos e të rejave, paraqitet mirë. Këto të gjitha janë me shkollë. I tillë është edhe niveli i tyre politik. Megjithëkëtë, në çështjen e gruas ne duhet të vazhdojmë të bëjmë një punë më të gjerë, më sistematike për ta çliruar atë plotësisht nga disa mbeturina dhe pengesa.

Faktori punë është një faktor i madh për çlirimin ekonomik, ideologjik dhe politik të gruas. Pikërisht në këtë faktor, ne duhet ta bazojmë vazhdimisht luftën tonë të mëtejshme për të zhdukur çdo pengesë në rrugën për emancipimin e plotë të gruas. Po s'u mbështetëm në këtë faktor, po e lamë atë të venitet, atëherë do të veniten edhe liria e gruas, iniciativa dhe barazia e saj me burrin në jetë, në shoqëri dhe në familje, ajo

do të mbetet nën sundimin e ligjit të vjetër të familjes patriarkale me mbeturinat e saj akoma të gjalla në ndërgjegjen e njerëzve. Sido që ka edhe faktorë të tjerë që veprojnë, por, po u dobësua, për një arsye ose për një tjetër, faktori i madh punë, çdo gjë që ka të bëjë me çlirimin e gruas do të dobësohet.

Është fakt se gruaja në fshat punon gati pa ndërprerje. Ajo punon në kooperativë, në shtëpi, në oborrin kooperativist. Megjithëkëtë ajo e ndien dhe në përgjithësi i përulet autoritetit të mashkullit, atavizmit të burrit. Këndej rrjedhin një varg pengesash në rrugën e zhvillimit të saj, të shoqërisë në fshat.

Tashti, në regjimin tonë socialist, vajza derisa mbaron shkollën 8-vjeçare, trajtohet pak a shumë njëlloj me djalin. Djalë e vajzë shkojnë bashkërisht në shkollë dhe e mbarojnë këtë normalisht. Asnjë pengesë nuk ka në këtë drejtim. Kjo duhet të jetë një periudhë shumë e përshtatshme që organizata e rinisë, nëpërmjet asaj të pionierit, me një punë më të zgjuar se deri tani (megjithëse mund të themi se kjo punë në mjaft raste bëhet krejt formale në qytet, pale në fshat), të fillojë të hedhë dhe të forcojë bazat e para për kalimin e vajzës në një jetë të re, të barabartë me atë të djalit, dhe ta mësojë vajzën që në këtë moshë të përballojë me guxim vështirësitë dhe çdo shfaqje negative që do të hasë në jetë.

Pas shkollës 8-vjeçare fillon një periudhë shumë interesante për vajzën. Ajo hidhet në jetën e re plot gëzim. Në fshat këtë e shohim, në radhë të parë, në punë, ku ajo ka iniciativë, guxim, s'ka druajtje, djali nuk mund t'i dalë përpara ose ta pengojë. Prindërit, gjithashtu (flas për prindërit konservatorë), nuk i sjellin shumë pengesa në punë, por tek ata fillon kujdesi për ruajtjen e vajzës, se mos i dalë «nami i keq», «mos e mbajnë nëpër gojë». Ky kujdes pastaj, dalngadalë kalon në shtrëngesë.

Prandaj mendoj se në këtë periudhë organizatat e Partisë, të rinisë dhe të gruas duhet të bëjnë një punë të dendur, të zgjuar, të shumanshme me të gjitha palët, me vajzën, me djalin dhe me prindërit, për të kalitur e për të forcuar ndjenjat e së resë përparimtare dhe, njëkohësisht, për edukimin e tyre moralo-

-politik, lidhur me të drejtat e gjithsecilit dhe për marrëdhëniet familjare e shoqërore në mes tyre.

Këto probleme Partia nuk i ka kapur si duhet, në faza të ndryshme, dhe në bazë të një analize të studiuar të ndërtonte punën për edukimin moralo-politik të njerëzve, në radhë të parë nga ana e saj, pastaj edhe në bashkëpunim me organizatën e rinisë e me atë të gruas.

Unë kam biseduar një ditë me sekretarin e parë të Komitetit Qendror të BRPSH për disa keqkuptime në lidhje me shkollat në drejtim të punës së përbashkët për edukimin e rinisë shkollore. Komiteti Qendror i Rinisë jo vetëm duhet të reflektojë mbi këtë bisedë, por njëkohësisht edhe ta zgjerojë më tej mendimin. Shokët e rinisë që merren me rininë shkollore, të kenë kurdoherë parasysh se shkolla dhe jeta në familje janë ato institucione dhe ambiente shoqërore që luajnë rolin vendimtar në edukimin e të rinjve dhe të të rejave. Ta lësh pas dore këtë faktor, të mos mbështetesh në të, të mos e bashkërendosh si duhet punën e organizatës së rinisë me punën edukative që bëjnë shkolla dhe organizata e gruas, atëherë puna e rinisë do të jetë pa baza të shëndosha dhe do të reduktohet në disa manifestime jo të frytshme.

Njohuritë që ka sekretari i organizatës së rinisë e udhëheqësi i pionierëve në shkollë, nuk mund të barazohen kurrë me ato që kanë mësuesit dhe nënat, që njohin çdo gjë te nxënësit dhe fëmijët e tyre. Në këto njohuri të mëdha të nënave dhe të mësuesve për zotësinë, prirjet, ndjenjat, ndershmërinë, sjelljet etj. të nxënësve, që janë një orientim i pagabueshëm për organizatën e rinisë dhe për familjet e nxënësve, duhet të mbështetet dhe të ndërtohet puna edukative e organizatave shoqërore. Por këto njohuri nuk vlerësohen si duhet dhe nuk organizohet puna për të përfituar nga kjo eksperiencë.

As Ministria e Arsimit dhe e Kulturës nuk përfiton si duhet dhe sa duhet nga ato për të bërë studime të thella dhe për të përcaktuar orientime të drejta didaktike, pedagogjike, psikologjike për t'i spastruar ose për t'i zëvendësuar metodat e marra

nga të huajt, të vjetra apo të reja qofshin këto, të cilat mund të jenë të përshtatshme për kushtet e rinisë në vendet e tyre, me zhvillime ekonomike dhe shoqërore të ndryshme, me botëkuptime e koncepte të ndryshme për rritjen dhe për edukimin e femijëve, si dhe për familjen dhe shoqërinë, por jo për ne.

Ky duhet konsideruar si një problem i madh partie, të cilin ne duhet ta studiojmë thellë, ta studiojnë bashkërisht mësues e pedagogë, organizata e gruas, ajo e rinisë dhe e bashkimeve profesionale. Të mos e konsiderojmë këtë si një problem të përciptë dhe të lehtë, por nga më seriozët. Ai paraqet interes dhe është delikat, pasi, siç e përmenda, kushtet ndryshojnë jo vetëm nga fshati në fshat, por edhe nga një familje në tjetrën. Prandaj, duke u bazuar si duhet në eksperiencën e deritanishme, të cilën duhet ta krehim mirë, të hartojmë një plan pune dhe studimi shkencor, për të përcaktuar forma pune më të drejta për edukimin e gjithanshëm të rinisë.

Nga kjo do të dalin shumë detyra të reja për organizatat e masave, të cilat duhet t'i rishikojnë planet e punës ideopolitike, morale, propagandistike, të riformulojnë brendinë e leksioneve dhe të gjejnë forma të reja pune.

Në moshën e rinisë zhvillohen te njerëzit prirjet, ndjenjat e pastra dhe përparimtare, krahas të cilave veprojnë në jetë edhe të vjetrat, konservatoret. Kështu, të rejat, mbi të cilat puna e organizatës nuk ka qenë vepruese, pasi fejohen fillojnë të bien shpirtërisht, dhe, në vend që prirjet e tyre përparimtare të lulëzojnë, ato fillojnë të mendojnë se fejesa ka qenë objektivi kryesor i jetës së tyre. Duke menduar kështu, e reja fillon tërheqjen, u nënshtrohet pak nga pak vullnetit të të fejuarit ose zakoneve prapanike. Në përgjithësi ajo nuk largohet nga puna, nuk e humbet dashurinë për të, por nuk e ka më hovin e mëparshëm revolucionar, tërhiqet ose fillon tërheqjen nga jeta aktive kolektive. Këtu veprojnë faktorët e dyanshëm, edhe të së resë, edhe të të riut.

Këto janë momente kruciale në jetën e vajzës dhe të gruas, gjatë të cilave Partia, me punën e saj dhe të organizatës së ri-

nisë, duhet ta ketë mbaruar me sukses ciklin e parë të edukimit të së resë me ndjenja me të vërtetë socialiste, ta ketë forcuar tek ajo besimin, ta ketë armatosur për të kapërcyer pengesat në jetë. Simbas mendimit tim këto janë momente delikate në jetën e gruas së re, pasi këtu gjejnë terren ndjenjat dhe pikëpamjet e vjetra e prapanike, të cilat i farkëtojnë asaj vargonjtë e traditës, se gjoja është e dobët për punë, se «tani u bë nënë e duhet vetëm të rritë fëmijë», «ka kush punon për të», «për të punon burri» etj. Pra, fillon sundimi ekonomik i burrit, sidomos atavizmi fizik dhe mendor i forcës së tij. Kështu, pak nga pak, gruaja fillon të bjerë, të tërhiqet nga jeta, por jo nga puna, të tërhiqet si personalitet moral dhe politik i rëndësishëm i shoqërisë dhe t'ia lërë burrit epërsinë.

Partia ka bërë e po bën një punë të madhe për përparimin e gruas. Shkolla dhe puna janë nga faktorët e rëndësishëm që i kanë dhënë hov përparimit të femrës te ne. Partia e ka pasur atë nën kujdes dhe, sidomos kohët e fundit, i ka dhënë një gjallëri aktivitetit për ta mbrojtur gruan dhe për ta ndihmuar atë të ecë përpara. Partia dhe njerëzit përparimtarë kudo njohin dhe respektojnë cilësitë e larta të gruas. Me plot bindje e pa prapamendim, vetë burrat pohojnë se gruaja punon më mirë nga ata, është më e ndërgjegjshme, më e ndershme në punë dhe shumë më e kujdesshme. Por, pavarësisht nga këto pohime, puna për t'i ngritur gratë në përgjegjësi drejtohet nga burrat dhe jo nga gratë. Kryetari i kooperativës bujqësore të Divjakës më tha se gratë atje vendosen më pak në punë drejtuese, pasi hasin vështirësi në komandimin e burrave. Pikërisht këtu ka një kompleks psikologjik që duhet të zgjidhet, ideologjikisht dhe politikisht.

Por, që kjo çështje me kaq rëndësi të zgjidhet drejt, përveç rasteve të veçanta ose grupeve të veçanta grash, që kanë karakteristikat e tyre, problemi i gruas duhet të shikohet frontalisht. Ky nuk zgjidhet brenda një viti, por është një problem i përhershëm, zgjidhja e të cilit kërkon etapa të gjata, çdonjëra prej të cilave ka problemet e saj të ndryshme të zhvillimit cilë-

sor. Çdo brez ka problemet e veta. Koncepte të vjetra zhduken, të tjera koncepte të reja marrin formë. Por pikërisht këtë zhvillim nuk e lëmë të bëhet spontanisht, atë e udhëheqim me kujdesin më të madh në drejtimin që dëshirojmë.

Si në problemet e tjera, ashtu dhe në këtë duhet ta orientojmë Partinë të mos ecë kuturu, por të studiojë thellë, të nxjerrë konkluzionet, jo një herë e përgjithmonë, por sipas zhvillimit dialektik, të zbatojë edhe masat e nevojshme organizative, politike dhe ideologjike që do të udhëheqin zhvillimin ritmik në rrugë të sigurt.

Organizatës së gruas Partia i jep rëndësi të madhe, po për studimin e kësaj çështjeje nuk duhet të veprohet ashtu si mendohet tashti, sikur kjo është një çështje që i përket vetëm gruas, prandaj le të merret me të organizata e saj. Kështu të mos mendohet për asnjë çast.

Problemi i gruas është një problem i madh partie. Vetë Partia duhet t'i vlerësojë lart punën dhe detyrat e organizatës së gruas dhe ta ndihmojë atë me orientimet e saj, që edhe ajo ta ndihmojë pastaj Partinë. Organizatat e Partisë shpesh nuk e kuptojnë drejt rolin e organizatës së gruas, e konsiderojnë atë si diçka që ka vlerë sa për të bërë vetëm ndonjë konferencë, ndonjë shtëpi apo fshat model, ose për t'u mësuar grave si të bëjnë gjellë. Kurse organizatën e gruas duhet ta vlerësojmë ashtu si duhet, ta ndihmojmë, që dhe ajo të na ndihmojë ne në zgjidhjen sa më mirë të këtij problemi.

Për këtë çështje të madhe shoqërore Partia duhet të jetë e bindur se situatën më reale të gjendjes së gruas vetë gratë e dinë më mirë, prandaj ato vetë do të na sqarojnë si është gjendja, ç'duhet të bëjmë për ta zgjidhur sa më mirë këtë problem të madh shoqëror, ku duhet dhe sa duhet të rrahë çekani. Këtë thesar të madh shkencor dhe praktik ne e nënvleftësojmë. Partia në përgjithësi s'po e kap mirë këtë punë, prandaj na duhet të bëjmë një kthesë, të orientojmë dhe të krijojmë mundësitë që gra dhe burra, por sidomos gra, të merren me studimin e këtij problemi të madh shoqëror, i cili është vendimtar, sepse çështja

e gruas, si gjysma e popullatës, është çështja e një pjese vendimtare në prodhim, çështja e mëmës, e lindjes, e rritjes dhe e edukimit të brezave të rinj që përtërijnë dhe fuqizojnë atdheun, socializmin, komunizmin.

Duhet, mendoj unë, që Partia, dhe veçanërisht çdo komitet partie rrethi, ta studiojë më thellë, në përgjithësi dhe në veçanti, problemin shoqëror të gruas, që kështu të dimë më mirë gjendjen, zhvillimin dhe nevojat e saj për të ndërtuar një punë të përshtatshme dhe shkencore në çdo etapë të jetës së saj. Në fazën e rinisë Partia të mendojë si duhet për të hedhur bazën e shëndoshë të moralit të fortë proletar në të rejat, për të kalitur bazën e personalitetit të tyre qysh në moshën e re e më vonë, në etapat e tjera të jetës, si grua, si nënë dhe si punonjëse, pra, gjatë gjithë jetës ta edukojë, ta ngrejë, ta ndihmojë vazhdimisht për të kapërcyer çdo pengesë në jetë.

Natyrisht, organizatat shoqërore kanë një rol të madh, të cilin ato duhet ta luajnë si duhet dhe, si për këto probleme që përmenda, ashtu dhe për të tjera si këto, të mendojnë thellë e të dalin me propozime e studime. Në planet e mbledhjeve të Byrosë Politike dhe të Sekretariatit të Komitetit Qendror të tilla probleme duhet të përbëjnë këtej e tutje objekte nga më kryesoret që duhet të merren në shqyrtim. . .

*Vepra, vëll. 31, f. 464-483*

## FUTJA NË PRODHIMIN SHOQËROR DHE ZHDUKJA E PABARAZISË — KUSHTE BAZË PËR ÇLIRIMIN E PLOTË TË GRUAS

*Nga fjala në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**8 prill 1966**

. . .Një shok ngriti këtu shumë probleme. Kur po diskutonte për futjen e gruas në punë, problem ky që është ngritur vazhdimisht, unë pritja që ai të thoshte edhe rrugën e zgjidhjes. Ajo punë individuale që bëhet me një grua, duke i thënë «të vejë punëtore në bujqësi», është me vlerë, por jo e gjitha. Do të ishte mirë që, për të shpjeguar përse duhet zëvendësuar puna e burrit me gruan në disa procese pune, ky shpjegim të bëhej jo në mënyrë të përciptë, vetëm nga ana praktike, por ideologjikisht dhe politikisht, ashtu siç bëri Hysniu tani që ishte në Vlorë. Atje ai u mbajti grave një fjalim të argumentuar mirë për rëndësinë shoqërore të punës, duke vënë në dukje karakteristikat mikroborgjeze të disave prej tyre dhe qëndrimin heroik të grave që punojnë; u tha ç'gjë është e mirë dhe cila është e keqe; kritikoi ato që zgjedhin punën më të lehtë; foli për dëmin që ka njeriu kur rri pa punë dhe përfitimet që ka kur punon. Më në fund u tha se kush dëshiron të punojë atje ku ka punë, le të vejë që të nesërmen në komitetin ekzekutiv, ku do t'i thuhet vendi i

1. Në këtë mbledhje u raportua nga përgjegjësit e ekipeve që ishin në disa rrethe gjatë muajit mars.

punës, dhe të fillojë. Me një punë të tillë bindëse u hapet njerëzve perspektiva, u hidhen poshtë pikëpamjet mikroborgjeze për punën...

## Për punën me organizatën e gruas

Për problemin e gruas fshatare në veçanti fola edhe në mbledhjen e kaluar të Sekretariatit, por problemi i madh i punës me gratë në fshatra dhe në qytete mbetet një çështje që duhet thelluar dhe organizuar më mirë.

Organizata e gruas, si dhe organizatat e tjera të masave që drejtohen nga Partia, jo vetëm duhet të koordinojnë punën, por bashkërisht duhet të rishikojnë më parë të tërë problemin, të ndajnë dhe të përcaktojnë orientime të reja pune, të vendosin forma të reja pune të përshtatshme me kohën dhe me gjendjen që ka krijuar vetë zhvillimi revolucionar i vendit tonë.

Organizatat e masave janë leva ndihmëse të Partisë dhe si të tilla, të bazuara në direktivat e Partisë, në çdo lëmë të aktivitetit, ato duhet të përcaktojnë vijën e punës sipas specifikave të veçanta të tyre, ta zhvillojnë më tej këtë vijë, pa krijuar as konfuzion në detyrat e tyre, as shumë përsëritje, por as edhe shkëputje nga qëllimi i përbashkët.

Që kjo punë të bëhet e pastër dhe e mirë, duhet një koordinim i vazhdueshëm i veprimtarisë nga Partia dhe nga organizatat e masave për çdo problem që ngrihet, një përcaktim më i studiuar i problemit të përgjithshëm dhe i çështjeve të veçanta që përbëjnë problem për çdo organizatë. Kjo ka rëndësi, pasi shtresat e ndryshme, gratë, punëtorët ose rinia nuk janë të ndara me mure, veç e veç, të gjitha jetojnë së bashku dhe janë të interesuara për të gjitha punët. Gruaja, e reja, i riu punojnë edhe në fabrikë, edhe në shkollë, edhe në lagje, edhe në shtëpi. Të gjithë, pra, janë nën ndikimin e punës që zhvillojnë Partia, organizata e bashkimeve profesionale, e gruas dhe ajo e rinisë.

Pra, në qoftë se nuk i koordinojmë punët, në qoftë se nuk përpunojmë detyrat specifike dhe nuk gjejmë forma të ndry-

shme në metodën dhe stilin e punës që t'i përshtaten çdo organizate, atëherë do të na ndodhë kjo që na ndodh, paralelizëm në punë, mërzi për njerëzit, konfuzion, derisa të arrihet pastaj në mendime absurde që thashë më parë, sa të thuhet «të prishet kjo ose ajo organizatë, meqenëse punën e bën Partia».

Në këtë çështje ne duhet të ndalemi dhe të reflektojmë thellë. Por, që ta bëjmë këtë, udhëheqjet e organizatave të masave duhet të shqyrtojnë rrënjësisht veprimtarinë e tyre në drejtimet që përmenda më lart.

Si për të gjitha shtresat, edhe problemin e gruas, në qytet ose në fshat, nuk duhet ta marrim kuturu, duke u nisur nga mendimi se ky problem është një bllok monolit. Jo. Po të mendohet kështu, do të ishte gabim dhe puna që do të vendosim të bëjmë nuk do të na japë frytet që dëshirojmë.

Problemet e gruas në fshat ndryshojnë nga ato të gruas në qytet. Problemet e gruas në një rreth ndryshojnë, gjithashtu, në specifikën e tyre, nga ato të një rrethi tjetër, ashtu sikurse ndryshojnë problemet e një qyteti nga ato të një qyteti tjetër. Flas, natyrisht, për specifikën e problemit të përgjithshëm të gruas, pasi kjo specifikë është e kushtëzuar nga shumë faktorë, nga ngritja ekonomike, arsimore e kulturore e çdo kooperative, e çdo rrethi ose qyteti, është e kushtëzuar nga feja dhe nga mbeturinat e saj në ndërgjegjen e burrave, të grave, është e kushtëzuar edhe nga vetë problemi.

Qëllimi dhe detyra jonë është që, duke i pasur të qarta këto specifika, të dimë të mobilizojmë gjithë masën e grave, t'i organizojmë këto në një punë të zgjuar e të frytshme për ngritjen e tyre të gjithanshme.

Problemi i gruas është nga problemet më të rëndësishme për ndërtimin e socializmit, prandaj unë ngul këmbë kaq shumë për këtë.

Kategori të tëra grash në qytete, e kam fjalën për një mori grash me arsim e kulturë, as që merren dhe as bëhen merak fare për ngritjen e gruas. Kjo situatë duhet të na preokupojë pa masë. Ne kemi aktivitete, kemi këshilla grash në fabrika, në

shkolla, në spitale, në lagje e gjetkë, por po të bëjmë, dhe duhet medoemos të bëjmë, një analizë të punës së tyre, do të dalim me konkluzionin se punohet dobët dhe kjo forcë e madhe nuk është rentabël.

Këshillat e grave, mendoj unë, duhet t'i zgjedhim në bazë të një kriteri të ri, më të shëndoshë, kriter që të pasqyrojë nevojën e zhvillimit të shumanshëm të grave në përgjithësi dhe të specifikave të tyre në veçanti, pasi në atë rajon ku vepron këshilli, ka gra të shtresave të ndryshme, me zhvillim të ndryshëm arsimor e kulturor, me profesione të ndryshme, me probleme të ndryshme. Këshilli i gruas, pra, duhet të jetë një ndihmës i fuqishëm i Partisë, që të rrezatojë drejtime pune në gra të kategorive të ndryshme, të cilat, të grumbulluara dhe në forma të veçanta, mund të rrahin ato probleme specifike të gruas që do t'i ndihmojnë ato vetë të ngrihen dhe të bëhen më luftëtare në zbatimin e vijës së Partisë.

Të marrim, për shembull, disa kategori grash: mësueset, pedagoget, mjeket, punëtoret e të tjera. Të gjitha kanë probleme të përgjithshme, po çdo grup ka edhe problemet e veta, specifike. T'i grumbullosh e t'i udhëzosh të gjitha së toku është një çështje, por jo e tëra. Këtu, mendoj unë, haset vështirësia, pasi të gjitha udhëzohen me disa direktiva tip, standard. Më kot përpiqemi t'i aktivizojmë të gjitha kategoritë e grave për disa direktiva standard. Ato i shmangen një pune të dobishme shoqërore, të përgjithshme, por besoj se nuk do t'u shmangen detyrave shoqërore të specifikës së tyre, vetëm se këto duhet t'i organizojmë më mirë, t'i udhëzojmë më mirë, t'u hapim perspektiva të reja.

Të mos nisemi nga mendimi se këto detyra ato kategori grash i kryejnë dhe i studiojnë në rrugën shtetërore, ose përzihen me detyrat e Partisë dhe të organizatave të tjera të masave dhe, pra, konsumohet vetvetiu puna specifike e gruas me kategoritë e ndryshme. Në pamje mund të duket kështu, por mendoj se nuk është plotësisht kështu, në rast se organizata e gruas i përvishet një studimi të këtyre problemeve në specifikën e ty-

re dhe del me konkluzione shkencore për vetë punën e saj. Në qoftë se çdo gjë e veçantë e çdo kategorie të veçantë grash do të zhvillohet në rrugë të drejtë shkencore dhe do të ndikojë në grupet e ndryshme të grave që rrojnë dhe luftojnë së bashku, mendoni sa ndihmë e madhe do t'i jepej Partisë, jo vetëm me rezultatet e punës që do të bëhet, por edhe me bashkërendimin e të gjitha këtyre specifikave, të cilat do ta ngrenë gruan në mënyrë të gjithanshme!

Mbi të gjitha, do të krijojë te gratë besimin në forcat e tyre krijuese, do të forcojë besimin në rolin e tyre në jetë dhe në shoqëri, do të forcojë tek ato mendimin politik për punën dhe profesionin e tyre në jetë. Kjo ka shumë rëndësi.

Unë kam besim të madh tek organizata e gruas. Ajo ka forca të shumta ta studiojë këtë problem, për ta vënë në rrugë të drejtë; në rrugën e një aktiviteti masiv revolucionar, nën drejtimin e Partisë.

Nga ana ligjore, dhe jo vetëm nga kjo anë, Partia e ka çliruar gruan dhe e ka bërë të barabartë me burrin. Ajo tani merr pjesë pa asnjë pengesë në sektorët e ndryshëm të prodhimit, në industri, në bujqësi, në punët e shtetit dhe në çdo veprimtari shoqërore, kjo është një fitore e madhe. Por me gjithë këto sukses, Partia nuk duhet të kënaqet dhe të flejë në dafina, duke kujtuar se çdo gjë në drejtim të çlirimit të plotë të gruas u arrit, ose të mendohet se gruas i janë hapur të gjitha portat, pra, është e lirë nga çdo pengesë, mund të hyjë kudo dhe Partia të mos e zhvillojë kështu më tej luftën për zhdukjen e barrikadave që ekzistojnë ende dhe e pengojnë të marrë zhvillimin e plotë të saj në jetën socialiste.

Ka akoma shumë pengesa që rrjedhin nga paragjykimet, nga zakonet dhe nga rutina e sundimit të burrit mbi gruan, të cilat e kanë burimin në pikëpamjen e vjetër të pronës private që e bën burrin ta konsiderojë gruan si një plaçkë shtëpie, si një mjet shfrytëzimi. Prandaj duhet të zhvillojmë një luftë të ashpër kundër koncepteve të vjetra skllavëruese ndaj gruas dhe familjes.

Duhet të çrrënjosim pikëpamjet e vjetra te njerëzit e fshatit se gruaja është «një kafshë për punë», si dhe idetë borgjeze, të cilat ishin futur në rrethet e borgjezisë tregtare të vendit tonë, që sapo ngrihej para revolucionit, se gruaja është një «kafshë luksi».

Të dy këto koncepte që tani janë në rënie, nuk mund të themi se janë zhdukur plotësisht, sidomos në fshat, për rastin e parë, dhe në disa elementë të borgjezisë së vjetër në qytet për rastin e dytë, të cilët i ruajnë të gjalla dhe i përhapin këto mendime.

Gjendja e mëparshme e gruas në fshat ndaj burrit ishte, si të thuash, si pozita e proletarit ndaj kapitalistit. Ajo shfrytëzohej në punët e arave dhe në punët shtëpiake ashtu siç e shfrytëzon punëtorin kapitalisti. Pra, gruaja mund të konsiderohej si proletare e burrit. Tani kjo gjendje ka ndryshuar, por jo tërësisht. Vetë pjesëmarrja masive e gruas në prodhimin shoqëror do ta zhdukë plotësisht këtë dhe një punë më e madhe e më e thellë politiko-ideologjike, me konferenca masive me burrat e me gratë dhe jo me pëshpëritje, do të bëjë që të zhduken edhe mbeturinat e këtyre mentaliteteve reaksionare.

Duhet të kemi parasysh dy periudhat e jetës së femrës: periudhën e rinisë dhe periudhën kur ajo martohet, prandaj të luftojmë edhe idetë borgjeze se gjoja periudha e parë është ajo kur e reja është e dhënë pas ndryshimeve, karakterizohet nga kurioziteti rinor dhe periudha e dytë, ajo e gruas që martohet e që karakterizohet nga ideja e një stabilizimi të jetës me martesën, e arritjes së «qëllimit të madh e definitiv të jetës», e vendosjes së unitetit në familje dhe të qetësisë sentimentale.

Shumë burra dhe shumë gra nuk e kuptojnë akoma sa duhet barazinë në mes tyre dhe nuk luftojnë sa duhet e si duhet për zhdukjen e paragjykimeve prapanike. Në shoqëri ata sillen ndryshe, në familje ndryshe. Çështjen e familjes ata e quajnë një problem privat, në të cilën mund të ekzistojnë dhe të zhvillohen si më parë mentalitetet e vjetra të pabarazisë. Prandaj është e domosdoshme të kuptohet si duhet se vetëm futja e gruas

në prodhimin shoqëror dhe zhdukja e pabarazisë në familje janë dy kushtet bazë për çlirimin e plotë të saj. Edhe në kohën kur i jep qumësht foshnjës, gruaja duhet të ndiejë dhe të jetë në gjendje të gëzojë shoqërisht nga prodhimet e punës ekonomike, të realizuara me pjesëmarrjen e saj në prodhimin shoqëror.

Vetëm çlirimi ekonomik mund ta bëjë gruan me të vërtetë të lirë në dashuri dhe në miqësi, vetëm në këtë mënyrë ajo mund t'u qëndrojë me sukses paragjykimeve të vjetra patriarkale dhe reaksionare të sundimit të burrit dhe të mbajtjes gjallë të frymës reaksionare që lidhte dhe drejtonte familjen e vjetër.

Të mos harrojmë për asnjë çast se këto mentalitete të vjetra që rëndojnë mbi gruan ushqehen dhe zhvillohen në radhë të parë brenda në jetën familjare, ku gruaja punon ekskluzivisht për-vetëm. Ajo kryen pothuajse të gjitha punët e shtëpisë pa përjashtim. Në këtë drejtim ekziston gati i plotë mendimi i vjetër se punët në shtëpi do t'i bëjë vetëm gruaja. Pra, këtu nuk ekziston një ndarje pune shoqërore në mes burrit dhe gruas, siç ndodh në prodhimin shoqëror, ku të dy janë të barabartë dhe shpërblehen njëlloj, duke pasur të gjitha të drejtat, si njëri, ashtu edhe tjetri. Brenda në shtëpi, në familje, burri merr epërsinë dhe, në këtë aspekt të jetës, gruaja vazhdon të jetë një proletare e burrit, e detyruar të punojë, si të thuash, për burrin, pasi punët brenda shtëpisë gjoja janë për gratë dhe jo për burrat, burri ka punë të tjera jashtë, të cilat, në fakt, janë të njëllojta me ato që bën edhe gruaja, së cilës i duhet të bëjë edhe ato të shtëpisë, që janë jashtëzakonisht të lodhshme e të mërzitshme.

Në këtë drejtim ne duhet të bëjmë një kthesë të plotë, pasi kjo duhet të konsiderohet një pengesë e dyfishtë, ideologjike dhe morale, për zhvillimin e gruas, një pengesë që nuk e lejon atë të marrë pjesë si duhet gjerësisht, ashtu si edhe burri, në prodhimin shoqëror.

Kjo kthesë duhet të bëhet në radhë të parë në mentalitetin e burrit, ajo të duket në jetë, domethënë në ndarjen e punëve midis burrit e gruas në shtëpi dhe në shoqëri, duke mbështetur krijimin e çerdheve e të kopshteve në qytete dhe në

kooperativa, si edhe të institucioneve të tjera, që ta çlirojnë e ta lehtësojnë gruan nga punët e shtëpisë.

Nga ana tjetër duhet që vetë gratë të bëjnë një kthesë të madhe, sepse uniteti i familjes, dashuria për burrin nuk konsiston dhe nuk forcohet duke iu nënshtruar paragjykimeve dhe zakoneve prapanike të përuljes, të shërbëtores ndaj burrit, por duke i luftuar ato në rrugë të drejtë. Aktualisht nuk ka më vend frika e gruas ndaj burrit, frikë që e kishte burimin në skllavërimin ekonomik, se mos mbetej pa bukë ose në skllavërimin moral, se mos e ndante dhe e linte të turpëruar para shoqërisë. Uniteti tani duhet të zhvillohet në barazinë shoqërore, në respektin për personalitetin e secilit, në të drejtat e njëllojta dhe jo në mendimet e mykura dhe reaksionare të familjes patriarkale, feudale e borgjeze.

Forcimi i personalitetit të gruas duhet të na preokupojë. Këtë personalitet duhet t'ia krijojmë dhe t'ia forcojmë me një punë të shumanshme, ekonomike, politike, ideologjike.

Shpesh vritet mendja për problemet specifike të gruas dhe arrihet në përfundim se këto probleme janë ato të pastërtisë e të higjienës, të mirëmbajtjes së shtëpisë dhe disa gjëra të tjera të kësaj natyre. Këto janë probleme për gruan, siç është për të edhe mirërritja e fëmijëve, si fizikisht, ashtu edhe nga ana politiko-morale, por nuk janë vetëm këto detyrat politike të gruas. Shumë të drejta politiko-shoqërore, të fituara nga gruaja me revolucionin e madh që bëri Partia, kalojnë në fondin e përgjithshëm të fitoreve dhe mendohet se këto nuk janë më probleme specifike të gruas, por të gjithë popullit, dhe si të tilla ato trajtohen në mënyrë të përgjithshme e shkurt.

Pjesëmarrja e gruas në prodhimin shoqëror është një problem i veçantë, bile shumë i rëndësishëm për gruan. Organizata e gruas, duke aktivizuar shumë gra të mësuara dhe të vullnetshme, mund të bëjë një punë aq të vlefshme sa edhe të ndryshme, mund ta trajtojë këtë problem gjerësisht dhe t'ua rrënjosë thellë në mendje e në zemër grave këtë fitore të madhe ekonomike dhe njëkohësisht moralo-politike, me një vlerë

të pallogaritshme për ngritjen e rolit të tyre në shoqërinë tonë socialiste.

Të marrim çështjen e arsimit, që është një problem i përgjithshëm: Ky është një nga problemet më të rëndësishme për gruan, problem me një rëndësi speciale. Por a trajtohet ky si i tillë? Jo.

A u kujtohen shoqeve që punojnë me gratë, kohët heroike të luftës kundër analfabetizmit? A u kujtohen atyre përpjekjet që bënte organizata e gruas për të çuar në banka, përpara hartës, kalemit dhe dërrasës së zezë, plakën dhe të renë fshatare e qytetare të mësonin abëcënë, të mësonin të shkruanin e të lexonin? Po, u kujtohen, por tanimë ato kanë hyrë në «historinë e lashtë». Ai entuziazëm tani sikur ka rënë, por nevoja është akoma gjallë, pasi shumë nga ato që mësuan shkrim e këndim, i harruan. Organizata e gruas mendon: «Shyqyr, tani na mësojnë gjithë të rejat», por nuk interesohet më për gratë 40-vjeçare që kanë mësuar shkrim e këndim, por, që, po të mos i përdorin, mund të kthehen në analfabete.

Fushata e arsimit për gruan, në mënyrë të veçantë, nuk qëndron vetëm në çështjen se ato që mësuan dhe tani i kanë harruar, t'u përtërihen, po që të vazhdojë edhe më tej ngritja e tyre arsimore. Po për të rejat që kanë mbaruar 7-vjeçaren, nuk duhet interesuar? Për këto organizata e gruas jo vetëm duhet të interesohet që të mos harrojnë ato që kanë mësuar, por t'i nxitë për të vazhduar shkollën edhe më tej ose të zhvillohen si autodidakte. A nuk është vallë kjo një detyrë specifike për organizatën e gruas?

Të marrim problemin e divorcit. A nuk është kjo një fitore e madhe për gruan? Për këtë fitore të madhe nuk flitet fare, sikur të ishte një gjë e turpshme, se nuk kuptohet. Divorci për gruan, veçanërisht, është një fitore nga më të rëndësishmet. Organizata e gruas këtë duhet t'ia shpjegojë masës së grave, ajo duhet t'ia shpjegojë edhe historikisht, edhe si duhet ta përdorë gruaja drejt këtë armë lirie kundër skllavërisë së vet. Kur gruaja ta kuptojë drejt këtë fitore, do të dijë edhe ta përdorë

atë drejt, pasi i kuptuar kështu divorci edhe ndan, por edhe bashkon, pra, shërben edhe për forcimin e unitetit në mes burrit dhe gruas, për forcimin e unitetit të familjes, për rritjen e mirë të fëmijëve.

E drejta demokratike e votimit është një fitore e madhe për të gjithë, por në specifikën e vet, ajo është një fitore tjetër e madhe për gruan shqiptare. Me të drejtën demokratike të votimit, gruaja fitoi të drejtën e fjalës në shtet dhe në shoqëri, ashtu si edhe burri. Me dhjetëra mijë gra janë vrarë në botë për ta fituar këtë të drejtë. Ka vende shumë të përparuara, siç quhen, ku akoma edhe sot gratë nuk e kanë fituar këtë të drejtë të madhe që kanë fituar gratë e vendit tonë.

Prandaj ne duhet ta quajmë edhe këtë një nga problemet specifike të organizatës së gruas. Ajo duhet, me mënyra të ndryshme, t'i shpjegojë gruas shqiptare se ç'fitore e madhe është kjo, ku qëndron rëndësia e saj, ç'përmbledh ajo në vetvete, si lidhet me veprimet ekonomike, me lirinë demokratike, me moralin, me problemet politike dhe me afirmimin e personalitetit të madh të gruas në shoqëri.

Ne kemi folur shpesh për afirmimin e personalitetit të gruas, për ndihmën që duhet t'i japë asaj Partia, por nga takimet që po bëj, nga leximet dhe nga puna konkrete, shoh se çështja e ngritjes së personalitetit të saj përdoret vetëm si parullë, sepse nuk po shpjegohen si duhet gjithë këto fitore, që dihen, si edhe origjina e tyre. Kështu gruaja, duke i zbatuar të gjitha të drejtat e fituara, do ta ngrejë edhe më lart dhe do ta afirmojë personalitetin e saj të madh në shoqërinë tonë.

Si këto probleme të posaçme të gruas ka shumë, të cilat Partia dhe organizata e gruas duhet t'i vënë mirë në dukje, t'i shpjegojnë, t'i zbatojnë. Vetëm në këtë mënyrë organizata e gruas do të bëhet me të vërtetë një levë e fuqishme e Partisë, në mënyrë që gruaja të mos mendojë vetëm për familjen e saj, por të jetë në radhë të parë një faktor i madh politik dhe ekonomik i shoqërisë sonë. . .

*Vepra, vëll. 32, f. 1-2, 27-39*

## TË NGRIHET PERSONALITETI I GRUAS DHE T'I JEPET ASAJ VENDI QË I TAKON NË SHOQËRINË TONË

*Nga raporti në Kongresin e 5-të të PPSH*[1]

**1 nëntor 1966**

. . . Në të gjithë efektivin e Partisë shoqet përbëjnë 12,47 për qind të numrit të përgjithshëm të komunistëve ose 2,30 për qind më shumë se në Kongresin e 4-t. Kjo do të thotë se ritmet e pranimeve në Parti nga shoqet edhe në këtë pesëvjeçar janë të pakënaqshme, nuk u përgjigjen vrullit, pjesëmarrjes së gjallë, aktive e revolucionare të grave dhe kontributit të shquar që ato japin në të gjitha fushat e ndërtimit socialist të vendit. Fakti që shoqet komuniste zënë vetëm 3 për qind të numrit të përgjithshëm të grave që janë në marrëdhënie pune në qytet e fshat, ndërsa burrat 16 për qind, e dëshmon më së miri këtë.

Organizatat e Partisë edhe në të ardhmen duhet t'i përmbahen orientimit kryesor që shumica e të pranuarve të përbëhet nga njerëzit e prodhimit, nga radhët e klasës punëtore dhe të fshatarësisë punonjëse. Në të njëjtën kohë, duke quajtur të pakënaqshëm faktin që në radhët e Partisë gratë përbëjnë akoma një numër të vogël, ndërsa anëtarët e Partisë nën moshën 30 vjeç përbëjnë vetëm 27,4 për qind të efektivit, duhet t'i kushtohet një kujdes edhe më i madh pranimit në Parti nga radhët e grave dhe të rinisë sonë heroike, duke luftuar konceptet dhe qëndrimet konservatore që mbahen shpeshherë ndaj tyre. . .

1. Kongresi i 5-të i PPSH u zhvillua nga 1-7 nëntor 1966.

Problemi i **gruas** është një nga problemet më të rëndësishme të ndërtimit socialist, një çështje e madhe politike, ideologjike e shoqërore që qëndron para Partisë sonë. Këtë problem Partia kurdoherë e ka pasur parasysh. Që gjatë Luftës Nacionalçlirimtare, ajo zgjoi ndërgjegjen politike të grave dhe i hodhi ato në luftë për çlirimin e atdheut dhe për të drejtat e tyre civile. Pas vendosjes së pushtetit popullor fati dhe gjendja e gruas shqiptare ndryshuan rrënjësisht: para saj u hapën perspektiva të gjera për të flakur tej zgjedhën që i rëndonte nga botëkuptimet e zakonet prapanike të familjes së vjetër, për të likuiduar prapambetjen e saj të thellë kulturore, për të marrë pjesë gjerësisht në punën prodhuese e për të fituar pavarësinë e saj ekonomike e shoqërore, barazinë me burrin në të gjitha fushat. Gruaja është bërë një forcë e madhe shoqërore në ndërtimin e socializmit.

Por duhet të mos harrojmë se problemi i emancipimit të gruas, i tërheqjes së saj të plotë në prodhim dhe në tërë jetën shoqërore e shtetërore është akoma larg nga zgjidhja e duhur. Në këtë rrugë ekzistojnë një varg pengesash serioze, ka një rezistencë të madhe. Duhet të zhvillojmë një luftë të ashpër kundër koncepteve të vjetra skllavëruese ndaj gruas, kundër atavizmit të sundimit të burrit mbi gruan, kundër trajtimit të saj si një plaçkë shtëpie. Shpesh takohet një kontradiktë e thellë në qëndrimet e njerëzve, duke përfshirë shumë komunistë e kuadro: ndërsa në punë e në jetën shoqërore ata i përmbahen ideologjisë e moralit tonë socialist, në jetën familjare vazhdojnë të ruajnë mentalitetet e vjetra të pabarazisë e të nënshtrimit të gruas ndaj burrit; ndërsa në prodhim ka ndarje shoqërore të punës midis burrit e gruas, në punët e shtëpisë, që janë të lodhshme e të mërzitshme, nuk ka ndarje të tillë dhe ato i bën vetëm gruaja. Ne duhet t'u shpallim një luftë të pamëshirshme këtyre mentaliteteve të mykura, që ekzistojnë para së gjithash në kokën e burrave. Njëkohësisht duhet të krijojmë më tepër lehtësi për kryerjen e punëve të shtëpisë, të hapen çerdhe, kopshte, mensa etj. në qytete e në kooperativa, në

mënyrë që gratë të mund të marrin pjesë më gjerësisht në prodhim e në jetën shoqërore, të çlirohen ekonomikisht, sepse vetëm kështu ato mund t'u bëjnë ballë me sukses edhe paragjykimeve të vjetra patriarkale.

Bashkimi i Grave të Shqipërisë ka dhënë një kontribut të rëndësishëm për aktivizimin e grave në jetën shoqëroro-ekonomike të vendit dhe për edukimin e tyre si qytetare dhe nëna. Edhe në të ardhmen është e domosdoshme që me një punë të shumanshme ekonomike, politike, ideologjike, kulturore t'i edukojmë, t'i bëjmë të ndërgjegjshme e t'i tërheqim gratë që të marrin pjesë aktive në prodhimin shoqëror, të zgjerojnë arsimin e kulturën e tyre, të aktivizohen në punët e pushtetit tonë etj., të ngrihet kështu personaliteti i gruas dhe t'i jepet asaj vendi që i takon në shoqërinë tonë. Ishte me gjithë mend e papranueshme ajo që u vu re me rastin e shkurtimit të aparateve administrative gjatë këtij viti. Të parat që u shkurtuan ose «u shtynë» për t'u lënë vendin të tjerëve ishin shoqet. Vetëm në dikasteret qendrore, ku drejtojnë kuadro të lartë të Partisë, me këtë rast u ulën në përgjegjësi 195 shoqe. Ne duhet të thyejmë mentalitetet e gabuara, të ngremë me kurajë dhe plot besim gra në punë drejtuese[1] dhe njëkohësisht të çrrënjosim ndjenjën e druajtjes e të mosbesimit të grave në forcat e veta.

Për t'i kryer mirë detyrat e mëdha që qëndrojnë para saj, organizata e gruas duhet të bëjë një punë të diferencuar me masat e grave, duke pasur parasysh se kushtet, niveli dhe interesat e grave punëtore e të grave të fshatit, të grave intelektuale ose të atyre shtëpiake, të grave të një krahine a qyteti nga ato të një krahine a qyteti tjetër ndryshojnë shumë. Nga

---

1. Në zbatim të kësaj porosie, Plenumi i 8-të i BGSH, që u mblodh më 20 dhjetor 1966, pasi analizoi problemin e ngritjes së gruas në përgjegjësi, orientoi organizatat e BGSH të mbështeteshin më mirë në ndihmën e organizatave-bazë të Partisë dhe të komunistëve për të luftuar konceptet nënvleftësuese ndaj aftësive të gruas si drejtuese dhe për të marrë masa të frytshme për vendosjen e grave në punë me përgjegjësi.

ana tjetër, organizata e gruas nga qendra deri në bazë duhet të aktivizojë shumë më gjerësisht për një punë të kualifikuar, të gjithanshme e interesante me masat e grave një shtresë të tërë shoqesh, të cilat në kushtet e pushtetit tonë popullor kanë fituar arsim e dituri, por që fatkeqësisht qëndrojnë larg dhe nuk japin gjithë kontributin e tyre për problemet e mëdha të gruas në shoqërinë tonë.

Kusht i domosdoshëm që organizatat e masave të kryejnë detyrat e mëdha e të vështira që shtrohen para tyre është forcimi i udhëheqjes së Partisë dhe ndihma e Partisë për to. Komitetet dhe organizatat-bazë të Partisë duhet të heqin dorë nga metoda e marrjes së disa vendimeve të përgjithshme për punën e organizatave të masave, duke ua lënë vetë kuadrove të këtyre organizatave konkretizimin e detyrave dhe duke mos kontrolluar se si vihen në jetë ato. Ato duhet të njohin më thellë problemet që qëndrojnë para organizatave të masave dhe t'i ndihmojnë në punën e tyre, sidomos duke i orientuar në kapjen dhe në zgjidhjen e problemeve të mëdha ideologjike e politike. Ato duhet, gjithashtu, të koordinojnë në rreth e në bazë punën e organizatave të masave, t'i ngarkojnë secilës detyra të përcaktuara konkrete dhe të zhdukin paralelizmin në punën e këtyre organizatave. Duhen dënuar ashpër, si shumë të dëmshme e të papajtueshme me rolin e komunistit si udhëheqës masash, qëndrimet e disa komunistëve, të cilët rrinë pasivë e sehirxhinj në organizatat e masave ku bëjnë pjesë, nuk kryejnë asnjë detyrë shoqërore në këto organizata dhe nuk tregojnë kurrfarë interesimi për mbarëvajtjen e punës në to. Partia gjithnjë ka theksuar se vendi i komunistit është të gjendet kurdoherë në gjirin e masave dhe të punojë si udhëheqës i tyre. . .

*Vepra, vëll. 34, f. 112-113, 145-149*

## PËR NJË KUJDES TË JASHTËZAKONSHËM NË PUNËN ME GRATË DHE ME TË REJAT

*Diskutim në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**16 dhjetor 1966**

Gjendja e gruas na preokupon shumë. Nuk është çështja që ne nuk kemi pasur rezultate në punën me gruan, se shumë probleme kanë gjetur një rrugëzgjidhje, por ka akoma shumë e shumë gjëra të tjera që duhen bërë. Për mendimin tim, me gjithë përpjekjet e organizatës së gruas për përmirësimin e punës, kërkohet që me zgjidhjen e problemeve që ka kjo organizatë, të merren më mirë Partia dhe levat e saj. Vetë struktura që ka sot organizata e gruas nuk e lejon atë të bëjë një punë më të organizuar, ashtu siç bëjnë organizatat e rinisë ose ato të bashkimeve profesionale, prandaj mendoj që për problemet e gruas të diskutojmë më gjerë një herë tjetër. Edhe strukturën mund ta rishikojmë, me qëllim që organizata e gruas të jetë më dinamike dhe të ketë më shumë mundësi organizative për të bërë një punë më të kualifikuar, por, ajo që ka më rëndësi, ne të rishikojmë se si ta gjallërojmë tërë punën e Partisë me masat e grave.

Mendoj se kujdesi i Partisë për gruan ka ekzistuar kur-

1. Në këtë mbledhje u diskutua për disa probleme lidhur me barazinë në jetë dhe për rritjen e personalitetit të vajzave dhe të grave.

doherë, por është e nevojshme që ky kujdes të vijë duke u rritur, të gjenden disa forma të reja organizative, politike dhe edukative për çrrënjosjen e mbeturinave te gratë, për të siguruar barazinë në jetë dhe për të rritur personalitetin e tyre. Fakti është se, po të mos e marrë totalisht në dorë këtë çështje Partia, nuk mund të arrihen shpejt rezultatet e dëshiruara.

Para se t'i hyjmë një diskutimi më të thellë për problemet e gruas, është e domosdoshme të kemi sa më shumë të dhëna për stadin ku kemi arritur në tërë luftën që udhëheq Partia për emancipimin e saj. Ne duam të dimë si paraqitet gjendja, ç'hapa përpara janë hedhur deri tani, cilat nga porositë që ka dhënë Partia nuk janë zbatuar dhe për to duhet të thuhet edhe përse nuk janë zbatuar dhe pastaj të propozohen masat e mëtejshme që duhet të merren. Mbi këtë bazë ne do të përcaktojmë se ç'duhet bërë më tej. Prandaj, duke e parë në këtë prizëm, them se relacioni, që na është paraqitur, nuk është i plotë.

Ne preokupohemi për problemin e gruas jo se nuk kemi rezultate, por se ky problem është një problem i madh shoqëror nga më të rëndësishmit, sepse gruaja është një nga faktorët kryesorë të ndërtimit të shoqërisë sonë, gjë që e kemi thënë kurdoherë, por, nga ana tjetër, në masat e grave ka edhe prapambetje, mbi to influencojnë e kaluara e tyre e hidhur dhe mbeturinat që vazhdojnë të ruhen në ndërgjegjen e burrave. Prandaj duhet të bëjmë përpjekje për këtë faktor të madh vendimtar të shoqërisë sonë, që ta ngremë dhe t'i kushtojmë një kujdes të jashtëzakonshëm, jo vetëm për detyrat e mëdha shoqërore që ka gruaja, por edhe për arsye të disa funksioneve të saj natyrale.

Shoqja Vito [Kapo] na tha se organizata e gruas ka grumbulluar mjaft të dhëna për zakonet e këqija që ekzistojnë te gratë e rretheve të ndryshme. Kjo është një punë e mirë, por tani organizata e gruas duhet të bëjë një hap më tej. Mbi bazën e këtyre të dhënave dhe të shumë të tjerave që do t'i nevojiten e që do t'i grumbullojë, të bëjë një studim ku t'i klasifi-

kojë zakonet e këqija dhe të përcaktojë se nga cilat prej tyre vuan më shumë gruaja. Njohja e mirë e gjendjes do të ndihmojë që nga të gjitha zakonet e këqija që duhet të luftohen dhe që janë refleks i ideologjisë dhe i botëkuptimit të vjetër për gruan, të rrënjosur në mendjen e njerëzve, ne duhet të kapim më kryesoret, më të rrezikshmet dhe pikërisht kundër tyre të fillojmë, në radhë të parë, një luftë të organizuar dhe të organizuar fort, politike e morale, me të gjitha mjetet e mënyrat. Po të luftojmë kundër zakoneve të këqija, në mënyrë revolucionare dhe jo me fjalë, kemi bindjen se do të arrijmë më shumë suksese në edukimin dhe në mobilizimin e masave të grave për zbatimin e detyrave që shtron Partia.

Kundër zakoneve të këqija duhet të luftojë edhe organizata e rinisë. Kur ndodh, fjala vjen, që një vajzë e martojnë prindërit me shkesë, pa pëlqimin e saj dhe pa e njohur djalin, ose kur një vajzë të mitur i jepet për bashkëshort një burrë me moshë të shkuar, atëherë organizata e rinisë, sa i merr vesh këto, jo vetëm që duhet të mbledhë menjëherë gjithë të rinjtë e të rejat, po duhet të thërresë edhe prindërit e saj dhe të diskutojë pse i merr në mbrojtje të rejat, pse ngrihet rinia kundër këtij zakoni, pse kërkon që edhe prindërit t'i ketë krah në tërë luftën që bëhet kundër zakoneve prapanike. Organizata e rinisë të dërgojë aktivistët e saj edhe në shtëpitë e këtyre prindërve e të bisedojë shtruar me ta dhe, në qoftë se ndonjëri qëndron përsëri në pozitat e para, ajo mund të përdorë edhe forma të tjera, deri te diskutimi përpara popullit. S'ka dyshim që në mendjen e këtyre njerëzve me mbeturina të forta do të fillojë njëfarë lëkundjeje, disa edhe do të binden se nuk janë në rrugë të drejtë, pse në këto raste ata do të kenë të bëjnë me qindra gra e vajza të fshatit, të cilat do t'u kërkojnë llogari përse kanë martuar vajzën me të holla ose me një burrë me moshë të madhe. Pra diskutimet e gjera masive janë një formë e punës politike, të cilën mendoj se duhet ta përdorim kundër zakoneve të tilla.

Në relacionin që na është paraqitur thuhet se ka një numër grash të pasistemuara në punë, mirëpo kjo e dhënë është e pamjaftueshme për ne. Ashtu siç do të ndihmonte studimi për zakonet e këqija që të bëhej një punë më e organizuar dhe më e kualifikuar kundër tyre, po ashtu do të ndihmonte edhe një studim për pjesëmarrjen e gruas në punë. Ju shoqet e Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm të Gruas ndoshta keni edhe shifra e të dhëna të tjera që ne nuk i kemi, por, që të mendojmë se ku mund të futen në punë këto gra dhe të merren disa masa konkrete, do të ishte mirë që problemet e të dhënat të kategorizoheshin sipas moshës së grave, profesionit, arsimit, bile edhe sipas gjendjes ekonomike e familjare.

Tërheqja e masës së grave në punë ka qenë dhe mbetet një problem i madh, derisa të zgjidhet përfundimisht. Më duket se kjo çështje nuk shkon keq. Natyrisht, ka mundësi që edhe më shumë gra të futen në punë[1]. Qeveria mund të marrë edhe vendime e të caktojë masa në rrugë shtetërore për t'u siguruar punë këtyre grave, për të plotësuar disa kushte lehtësuese etj., dhe diçka në këtë drejtim është bërë, mirëpo ajo që ka rëndësi të veçantë është ana politiko-edukative e problemit, që është më e vështira, si për gratë, ashtu edhe për burrat.

Por puna politiko-edukative do të ketë vlerë kur të bëhet për çështje konkrete që dalin në rrugën e zgjidhjes së këtij problemi të madh dhe të shoqërohet me masa organizative. Kjo kërkon të njihet mirë gjendja. Kur të kemi në dorë të dhëna të plota se në cilët sektorë të ekonomisë ka më tepër nevojë për forca pune, sa gra mund të punojnë në njërin e në tjetrin sektor, duke marrë parasysh llojin e punës, nivelin arsimor e profesional të grave, largësinë nga qendra ku banojnë etj., do ta kemi më të lehtë për të bërë një shpërndarje të studiuar, ku secila grua të mund të japë më shumë. Me punën politiko-edu-

1. Në vitin 1984 numri i përgjithshëm i grave dhe i vajzave që punonin në të gjithë sektorët e ekonomisë popullore përbënte 44,6 për qind të numrit të përgjithshëm të punonjësve të fshatit dhe të qytetit.

kative duhet t'u dalim përpara edhe disa vështirësive të karakterit subjektiv. Për këtë duhet të dimë se ç'koncepte kanë gratë për llojet e ndryshme të punëve; deri në çfarë shkalle është ndjenja e mosbesimit që kanë ato për veten e tyre, kur është fjala për të mësuar profesion, ç'koncepte kanë burrat për aftësitë e gruas etj.

Problemi i futjes së grave e të vajzave në punë nuk paraqitet kudo njëlloj. Po të vesh në Gjirokastër, për shembull, të bie menjëherë në sy se fabrikat e uzinat janë mbushur me gra e vajza. Në Fabrikën e Cigareve mund të gjesh vetëm 10-15 burra. Në Uzinën Metalike, gjithashtu, shumica e punëtorëve janë gra. Edhe në Fabrikën e Këpucëve, ku më parë kanë punuar vetëm burra, tani punojnë edhe gra. Pra edhe në qytete është bërë një punë e madhe për futjen e gruas në punë. Megjithatë, ka edhe forca të pazëna në punë. Atëherë del pyetja: ku do t'i dërgojmë këto forca? Ky është një problem shoqëror për t'u zgjidhur. Mendoj se këto forca që kemi në qytete, të cilat akoma s'janë në marrëdhënie pune, t'i dërgojmë: së pari, në ndërmarrjet bujqësore pranë qyteteve; së dyti, në artizanat etj. Në artizanat duhet menduar që të hapen fronte të reja pune. Artizanati ka mundësi të mekanizohet e të zgjerohet dhe të bëhet një sektor me rëndësi për përballimin e nevojave të popullit. Hapja e reparteve të reja të studiohet me kujdes, duke bërë llogari ekonomike, që të mos ketë vetëm reparte për qëndisma, pse kërkesat për punime të tilla kanë një kufi, por të hapen edhe punishte për të prodhuar artikuj të tjerë, që i duhen popullit, bile të shiten edhe në tregun e jashtëm. Artizanati mund të shfrytëzojë mbeturinat e industrisë, por edhe nga bujqësia mund të marrë disa lëndë të para e t'i përpunojë, siç janë, për shembull, shelgu, kallami, fshesat etj.

Në rast se në disa qytete ka gra me shkollë të mesme që nuk janë sistemuar akoma në punë, mund të hyjnë në punë në sektorë të ndryshëm të artizanatit dhe të mësojnë zanat. Në Gjirokastër pashë vajza që kishin mbaruar shkollën e mesme dhe punonin në Uzinën Metalike. Një iniciativë të tillë nuk

po e shikojmë edhe në qytetet e tjera, ku kemi shumë nevoja në degët e ndryshme të artizanatit. Pse, nuk mund të punojnë vajzat si orëndreqëse, në laboratorët e riparimit të radiove etj.? Sigurisht që po. Shokët e administratës të qendrave të ndryshme të punës kanë mundësi dhe duhet të bëjnë më tepër se gjer tani për vajzat dhe për gratë. Edhe në shkollat profesionale të dërgohen më shumë vajza, sepse edhe këto duan të mësojnë zanat; të ngrihemi kundër atyre mendimeve që mbajnë gjallë dallimet midis djemve dhe vajzave.

Është thënë disa herë që, në disa vende pune, ku sot punojnë burra, të bëhet zëvendësimi i punës së tyre me gra, por të kemi parasysh që me këtë masë të mos shkohet në ekstrem, të mos bëhet ky një problem i përgjithshëm dhe në rrugë administrative. Me ata shokë që do të mendohet të kalojnë në një punë tjetër, të bëhet një punë bindëse e kujdesshme, me takt e me durim, për t'u shpjeguar se vendi i punës që kanë sot është më i përshtatshëm për gratë. Ndërkohë duhet të jetë menduar se ku do të punojnë këta shokë dhe t'u thuhet vendi i ri i punës. Mund të thotë ndokush që burrat le të venë të punojnë rreth qyteteve. Dakord, këtë e kemi bërë dhe do ta bëjmë përsëri, por duhet parë edhe ana tjetër, se fare mirë rreth qyteteve mund të vejë të punojë edhe vajza 17-vjeçare, bile të rejat duhet të jenë në pararojë për të shkuar kudo, në të gjitha punët, me përjashtim të atyre që janë të rënda për to. Para se t'i thuhet babait që të largohet nga ai vend ku punon prej shumë vjetësh e të shkojë për të punuar në bujqësi, është më mirë që në bujqësi të shkojë vajza e tij, ku të krijojë edhe jetën e saj. Këtë ta kuptojnë mirë edhe vajzat, edhe prindërit, se çështja e zëvendësimit të punës së burrit me gruan ka edhe një kufi, që ajo të mos na krijojë probleme të tjera shoqërore.

Gratë e qyteteve, sidomos të rejat, t'i mësojmë të punojnë edhe në ndërtim, në bujqësi etj., se Shqipërinë nuk e mbulon dot të gjithën vetëm me reparte artizanati, me çerdhe e fabrika. Në të ardhmen fabrikat do të jenë më moderne, në to do të futet automatizimi, kështu që ato do të kenë nevojë për

më pak punëtorë. Industria, pra, nuk e zgjidh plotësisht problemin e futjes së gruas në punë, prandaj duhet që gratë dhe të rejat të orientohen të venë në punë edhe në ndërtim, në artizanat, në shërbimet e kudo ku paraqitet nevoja. Organizata e gruas, e rinisë, organizmat e tjerë shoqërorë të punojnë për të edukuar te njerëzit dashurinë për çdo lloj pune që është e dobishme. Në qoftë se Gjirokastrën dhe Beratin i kemi qytete-muze dhe ndërtesat i ruajmë për vlerën e tyre, kjo ndodh sepse atje kishte muratorë të mirë, artistë, që punonin me mistri e çekiç në dorë gjithë ditën, megjithëse ishin të përbuzur. Ata janë nga punëtorët më të mirë që ka pasur Shqipëria. Edhe sot janë nga punëtorët më të mirë, prandaj u thashë shokëve në Gjirokastër që të rinjtë dhe të rejat ta mësojnë këtë zanat, të bëhen muratorë. Po si do të bëhen të tillë? Duke filluar qysh nga shkolla fillore, nxënësit, pasi të mbarojnë mësimin dhe t'u lihet kohë e lirë për lodra, të futen në punë duke bërë rrugët me kalldrëm, duke skalitur gurë etj., në mënyrë që atyre t'u hyjë në shpirt dashuria për punën e ndërtuesit, të gurskalitësit. Po të bëhet kështu, brenda pak vjetëve, ne jo vetëm do t'i kemi rrugët e Gjirokastrës të shtruara me kalldrëm, po këtë zanat do t'ua kemi mësuar edhe fëmijëve, duke i edukuar me dashurinë për punën e ndërtuesit.

Partia të punojë vazhdimisht që prindërit të mos i pengojnë vajzat për të punuar atje ku ka nevojë për punë. Te ne edhe vajza konsiderohet njëlloj si djali, prandaj nuk mund të pajtohemi me mendimet e gabuara të atyre prindërve që duan t'i kenë vajzat pranë, të nisur nga frika se, duke qenë larg familjes, vajza do të bjerë në gabime. Po pse, djali nuk mund të gabojë? Para familjes sonë shtrohet detyra që ajo me kohë të punojë me vajzën, ta edukojë që të formojë personalitetin e saj dhe të dijë të veprojë si duhet kudo që të ndodhet. Po të kihet parasysh kjo dhe të punohet mirë për t'u dhënë një edukatë të shëndoshë si vajzave, edhe djemve, atëherë prindërit nuk kanë pse të merakosen kur vajza punon larg familjes.

Shokët e rinisë[1] na folën për punën vullnetare që bën rinia jonë e mrekullueshme. Këta djem e vajza, kur venë në mal për të hapur toka të reja, do t'u thonë kooperativistëve që, ndërsa ne po kryejmë këtë aksion duke punuar 30 ditë vullnetarisht, pa shpërblim, po ju që do të qëndroni këtu dhe ditët e punës do t'ju paguhen, a nuk mund t'i rritni ato nga 200 ditë-punë në vit e t'i bëni 300 dhe me rendiment më të lartë? Kështu këta të rinj e të reja jo vetëm do të nxitin edhe të tjerët në punë për të marrë zotime, por sidomos mbrëmanet në shtëpitë e fshatarëve, në formë bisede, bëjnë një punë që është shumë herë më e fortë se puna e një instruktori të Partisë, i cili mund të kalojë shpejt e shpejt nëpër fshat. Prandaj ja ku del edhe një herë se sa rëndësi të madhe ka puna politike me të rinjtë.

Kur të shikojnë fshatarët e Tërpanit se atje, bashkë me ta, po punojnë vullnetarisht edhe vajzat që kanë ardhur nga qyteti e nga fshatra të tjera dhe se ato moralisht qëndrojnë shumë mirë, atëherë ky qëndrim i vullnetareve do t'u rrënjoset në mendje dhe do t'u thyhen mentaliteti e frika që mund të kenë për vajzat e tyre. Në këtë mënyrë, fshatari do të ndryshojë edhe ndonjë mendim të gabuar që mund të ketë për organizatën e rinisë dhe, kur të bëhet nesër mbledhja e kësaj organizate, do të thotë: «Përse të mos vejë edhe vajza ime në mbledhje e në aksione të rinisë?». Fshatari do të fillojë të mendojë që në këto punë nuk ka asgjë të keqe, pasi ai vetë ka parë konkretisht se çfarë morali të shëndoshë edukojnë Partia dhe organizata e rinisë tek të rinjtë, qoftë në punë vullnetare, qoftë në mbledhjet, qoftë mbrëmanet kur të rinjtë e të rejat bisedojnë, kërcejnë e këndojnë bashkërisht. Ky shembull e bind fshatarin për ta lejuar vajzën e tij të vejë në aktivitetet e organizatës së rinisë, të vejë në shtëpinë e kulturës, pse ai e ka parë dhe e ka provuar vetë që aty bëhet një punë e mirë politike e kulturore. Gradualisht, pra, pikëpamjet e tij do të

1. Të ftuar në këtë mbledhje.

pësojnë një metamorfozë drejt përparimtares, kështu që fshatari jo vetëm nuk do ta pengojë më vajzën, por aktivitete të tilla do t'i gjejë të natyrshme dhe të dobishme. Kështu nesër, kur t'i bëhet thirrje edhe çupës së tij për të shkuar të punojë me shoqet dhe shokët e saj në një zonë tjetër ku mund të ketë nevojë, ai do të thotë: «Përse të mos shkojë edhe ajo të punojë atje?».

Ne do të kemi rezultate po të dimë të shfrytëzojmë në mënyrë sistematike entuziazmin që ka shpërthyer te rinia gjatë pjesëmarrjes së saj në këto aksione, sidomos në disa drejtime ku ne gjejmë pengesë në punën tonë. Iniciativat e organizatës së rinisë kanë rëndësi të madhe dhe duhen përkrahur, por punën edukative me masat të mos e bëjmë në disa forma të vjetra stereotipe. Në këto çështje ne kemi edhe eksperiencën e kohës së luftës. Shumë fshatarë u bashkuan me ne dhe u hodhën në luftë jo vetëm për arsye se ata ishin patriotë, por edhe sepse i mbanin komunistët e luftëtarët në kasollet e tyre, ndanin me ta atë krodhë bukë që kishin dhe mendonin se këta djem kanë dalë të luftojnë, duke lënë shtëpitë e tyre, duke qenë pa bukë e pa këpucë, duke u hedhur drejt vdekjes për një çështje të madhe. Të frymëzuar nga qëndrimi i partizanëve, ata rrëmbyen edhe vetë pushkën ose dërguan djemtë e tyre në luftë. Ashtu si gjatë luftës për çlirim, ashtu do të ndodhë me fshatarësinë e me popullin edhe tani gjatë luftës për ndërtimin e socializmit, për thyerjen e zakoneve të këqija. Pra, këto forma të reja pune kundër zakoneve prapanike janë shumë më të përshtatshme nga një konferencë që mund të bëhet për të shpjeguar që gruaja ka fituar në pushtetin popullor të drejtat e saj etj., etj. Në konferenca, sidomos të moshuarve, si zor t'u mbeten në mendje të gjitha ato që u thuhen.

Rinia duhet të ketë njerëzit e saj të përgatitur, të cilët të bëjnë një propagandë të shkathët kudo që të ndodhen. Edhe në sheshet ku mblidhen fshatarët në mënyrë jo të organizuar pas pune ose në ditët e pushimit, aktivisti i rinisë, duke gjetur momentin, të ngrihet e të flasë, të vërë në dukje se kështu, si

këtu, bëhen edhe mbledhjet e rinisë, se kështu, çiltër, bisedojmë edhe ne në mbledhjet tona etj. Biseda e këtij të riu që është shtruar rrogoz me fshatarët, bën shumë efekt. Organizata e rinisë duhet të ngarkojë medoemos anëtarët e saj më të përgatitur për t'ua hequr merakun të moshuarve se çfarë bisedohet në mbledhjet e rinisë, se kjo ka një vlerë të madhe edukative.

Problemet për të cilat diskutuam duhen studiuar shkencërisht, përndryshe ato që themi do të mbeten gjëra të përgjithshme. Vendimet që do të marrim t'i shoqërojmë me masa konkrete dhe të mos lejojmë që ato të zbatohen sipas dëshirës së njërit ose të tjetrit, por të vëmë kontroll të fortë për zbatimin e tyre.

*Vepra, vëll. 34, f. 319-331*

# KJO QË PO NDODH TE NE ËSHTË NJË LËVIZJE SHUMË E THELLË, ËSHTË NJË REVOLUCION

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**23 shkurt 1967**

...Të marrim çështjen e emancipimit të gruas, problem ky shumë i rëndësishëm shoqëror. Megjithëse kishte raste që vajzat dhe gratë shiteshin e bliheshin me para dhe trajtoheshin keq, këto fenomene negative paraqiteshin si diçka e thjeshtë; thuhej se filani martoi vajzën me pahir, tjetri e fejoi të mitur etj., por nuk trajtohej çlirimi i grave e i vajzave tona si një problem i madh shoqëror.

Tani ka shpërthyer një lëvizje masive për emancipimin e gruas[2]. Si trimëresha po ngrihen në luftë kundër së vjetrës

---

1. Në këtë mbledhje që diskutoi rreth raporteve të paraqitura nga komitetet e Partisë të disa rretheve për punën ideologjike e politike të Partisë në organet e punëve të brendshme dhe të kufirit, shoku Enver Hoxha foli edhe për lëvizjen masive për emancipimin e mëtejshëm të gruas.

2. Më 6 shkurt 1967, në mbledhjen e përbashkët të disa organizatave-bazë të Partisë të Tiranës, shoku Enver Hoxha ngriti me forcë domosdoshmërinë e mbrojtjes së të drejtave të grave dhe të vajzave, në luftë kundër zakoneve prapanike. Midis të tjerash, Ai tha: «Gjithë Partia dhe vendi duhet të ngrihen në këmbë, të djegin me zjarr zakonet prapanike e t'i këputin kokën cilitdo që merr nëpër këmbë ligjin e shenjtë të Partisë për mbrojtjen e të drejtave të grave dhe të vajzave». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 35, f. 4.)

Kësaj thirrjeje të zjarrtë gjithë Partia dhe populli ynë iu përgjigjën me një lëvizje të madhe revolucionare për emancipimin e mëtejshëm të gruas shqiptare.

gratë e Shalës dhe të Shoshit në malësinë e Veriut[1]. Situata ishte më shumë se e pjekur për shpërthimin e një lëvizjeje të tillë, prandaj vetëm një shkëndijë u desh që të merrte zjarr kjo punë.

Po si do të vazhdojë kjo lëvizje? Në qoftë se nuk i bëjmë seriozisht analizat e punës politike dhe edukative, ekziston rreziku që ajo të mbarojë si zjarr kashte. Këto analiza në asnjë mënyrë s'duhen bërë jashtë normave të Partisë ose vetëm nga ne, se pastaj do të na krijohen situata të rrezikshme. Po nuk e bëmë çdo gjë me mend, do të na dalin vështirësi, se këto masa që merr Partia nuk do t'i kuptojnë menjëherë të gjithë burrat, se nuk do ta kuptojnë të gjithë si duhet lirinë e gruas. Bile mund të krijohet njëfarë armiqësie nga ana e burrave për gratë, jo në kuptimin që këta tani të ndahen nga njëri-tjetri, po në konceptet e tyre. Kjo që po ndodh te ne nuk është një fenomen spontan, por një lëvizje shumë e thellë, është një revolucion. Tani malësori ynë ndërron konceptin, kalon nga një botëkuptim i prapambetur drejt një botëkuptimi të përparuar, gjë që nuk bëhet lehtë. Prandaj t'ia shpjegojmë masës këto gjëra dhe të mos mendohet se kjo punë pas fjalimit[2] të Enverit ka marrë rrugë përfundimisht. .

*Vepra, vëll. 35, f. 84-85*

1. Këto gra, më 18 shkurt 1967, i shkruanin shokut Enver Hoxha: «Dikur mblidheshin në kuvend vetëm burrat dhe ata vendosnin edhe mbi fatet tona...». Dhe më poshtë i premtonin: «...së bashku me komunistët, të rinjtë dhe me burrat përparimtarë do t'i shtyjmë tej ata që na pengojnë dhe do të ecim në rrugën që na mëson Partia».

Udhëheqësi i Partisë u përgjigjej: «Patriotizmi, pjekuria politike dhe trimëria juaj na japin forca të reja. Partia, Qeveria dhe gjithë populli janë me ju dhe ndjekin me gëzim luftën tuaj përparimtare».

2. Fjalimi i 6 shkurtit 1967.

## KRAHAS LUFTËS KUNDËR KONCEPTEVE TË VJETRA, TË PËRHAPIM NORMAT E REJA SOCIALISTE

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**22 mars 1967**

... Të marrim çështjen e emancipimit të plotë të gruas. Ky problem është shumë kompleks. Le të mos fillojmë që nga lindja e vajzës, megjithëse në mentalitetin e vjetër që këtej fillon nënvleftësimi i së resë në krahasim me djalin, por ne duhet të kujdesemi që vajza të kryejë arsimin e detyruar dhe, ajo që është kryesore, të ndalohen me të vërtetë dhe totalisht fejesat në moshë të vogël[2]. Partia kërkon heqjen e ngarkesës[3] nga shpina e grave, ndryshimin e veshjes së tyre, zhdukjen e pajës dhe sidomos ndalimin e shitjes së femrës. Të gjitha këto, ta kemi të qartë, nuk zhduken pa një punë të dendur e të

---

1. Në këtë mbledhje u shqyrtua puna e Partisë në disa rrethe për gjallërimin e organizatës së Frontit, për zhvillimin e luftës së klasave dhe për zbatimin e iniciativës së arsimtarëve për përhapjen e kulturës socialiste në fshat, për studimin e traditave patriotike, të kulturës e të krijimtarisë popullore.

2. Pas fjalimit historik të 6 shkurtit 1967 u prishën 7 318 fejesa me të mitur.

3. Të parët që morën iniciativën për të flakur tej zakonin poshtërues të ngarkesës ishin të rinjtë e kooperativës «Asim Zeneli» të Gjirokastrës. Kjo nismë u përhap në rrethe të tjera. Goditje të mëtejshme mori zakoni i ngarkesës gjatë diskutimit popullor në periudhën janar--qershor 1970, ku u luftuan shumë koncepte për ngarkesën e gruas.

vazhdueshme sqaruese, politike dhe ideologjike, pa masa organizative, pa zbatimin me rreptësi të ligjeve që ekzistojnë.

Veç kësaj, duhet kuptuar se këto probleme nuk janë të shkëputura nga problemet ekonomike, përkundrazi, ato duhet të merren të lidhura ngushtë me to, sepse ndikojnë shumë te njëra-tjetra. Prodhimet bujqësore, për shembull, duhet të transportohen nga ara në depo, se ato nuk mund të lihen në arë, por kjo nuk do të thotë që për këtë të ngarkohen gratë. Kooperativa të sigurojë kafshët e ngarkesës. Heqja e ngarkesës nga kurrizi i gruas kërkon një punë të madhe edukative për të çrrënjosur konceptet e huaja që pengojnë. Është një mentalitet i tërë ky që duhet të ndryshojë. Për këtë kërkohet një punë e gjithanshme. Sepse ç'ndodh në praktikë? Burri ose gruaja në publik mund të flasin drejt e në parim për këto gjëra, por në kokën e tyre mund të ruajnë konceptet e vjetra dhe në familje, me dashje ose pa dashje, veprojnë ndryshe. Prandaj na vihet detyrë të bëjmë një luftë të ashpër kundër këtyre koncepteve e njëkohësisht të kultivojmë konceptet e reja, të përhapim normat e reja socialiste në marrëdhëniet shoqërore midis njerëzve tanë. Partia të kuptojë se normat e reja, në radhë të parë, duhet t'i përvetësojë, t'i ketë të qarta e t'i përqafojë çdo komunist, por ajo duhet të bëjë një punë të gjerë e të organizuar që këto norma t'i vendosë edhe në popull. Mirëpo kjo nuk bëhet me dekrete. Për këtë kërkohen bindje të thella, punë sqaruese kokë më kokë me njerëzit, kërkohet, në radhë të parë, shembulli i komunistëve. Ky është i domosdoshëm, por nuk mjafton, ai duhet të shoqërohet me argumentimin politiko-ideologjik të çështjeve dhe me forma të efektshme të organizimit të punës sqaruese e bindëse.

Partia, pra, duhet të jetë në ballë të luftës për zgjidhjen e këtyre problemeve, por ajo nuk mund t'ia dalë mbanë detyrës së saj historike në rast se nuk mobilizon dhe nuk edukon organizatën e Frontit, të rinisë, të gruas, të bashkimeve profesionale. Kjo që them nuk është diçka e panjohur, por situatat janë të tilla që Partia duhet t'i rishikojë format dhe metodat e

punës, pasi shumë nga metodat e vjetra nuk janë më të përshtatshme. Edhe përpara janë marrë zotime të mos bëheshin fejesa që në vogëli, të mos blihej gruaja si kafshë, të hiqeshin litari i ngarkesës së shpinës dhe veshjet e rënda të gruas, por ç'u bë në realitet? Rezultatet nuk qenë ato që prisnim. Prandaj dalim me konkluzionin se duhen gjetur forma e metoda pune të përshtatshme me situatat[1].

Nuk mund të punohet më me organizatat e Frontit, të rinisë, të gruas dhe të bashkimeve profesionale me të njëjtat metoda dhe me atë mentalitet si më parë. Opinioni i masës nuk mund të konsiderohet e të trajtohet në mënyrë aq formale, siç konsiderohej më parë...

*Vepra, vëll. 35, f. 139-141*

---

1. Me qëllim që problemet e gruas të bëheshin më mirë probleme të gjithë Partisë dhe shoqërisë, që të organizohej një studim më serioz dhe shkencor i tyre, Byroja Politike udhëzoi të ngrihen pranë organizatave dhe komiteteve të Partisë dhe të punojnë nën udhëheqjen e tyre të drejtpërdrejtë komisione të posaçme të përkohshme për punën me gruan. Një komision i tillë u krijua edhe pranë Komitetit Qendror të Partisë. Kjo masë organizative me rëndësi të madhe ndihmoi për të rritur rolin udhëheqës të Partisë në luftën për emancipimin e mëtejshëm të gruas.

# ÇDO BURRË TË MENDOJË PËR VUAJTJET E GRAVE NË TË KALUARËN DHE T'I NDIHMOJË ATO NË PUNË E NË JETË

*Nga fjala në aktivin e Partisë
të rrethit të Krujës*

**24 mars 1967**

...Revolucioni i madh që po vazhdojmë, është një luftë e madhe për të revolucionarizuar më tej jetën e Partisë e të të gjithë vendit. Kjo luftë bëhet për të revolucionarizuar vetveten, bëhet kundër mbeturinave që ekzistojnë në ndërgjegjen time, tënden, tonën, në ndërgjegjen e gjithë popullit tonë, të cilin e duam aq shumë, për interesat dhe lumturinë e të cilit ne jemi hedhur në zjarr dhe jemi gati në çdo moment të sakrifikojmë edhe jetën tonë.

Populli e ka kuptuar këtë qëllim kaq të lavdishëm të Partisë, prandaj ai kurrë nuk e ka ndier veten kaq shumë të lidhur ngushtë me të. Kur ka ndodhur ndonjëherë dhe në ç'vend është parë që pleqtë dhe plakat të ngrihen të flasin e të vendosin kundër fesë, kundër zakoneve prapanike për gruan, të prishin fejesat e të miturve?[1] Kjo vetëm te ne ngjet. Dhe ngjet pikërisht për arsye se populli ka besim të madh te Partia. Sa keq dhe sa turp duhet t'u vijë atyre komunistëve që qëndrojnë

---

1. Është fjala për mbledhjet e kuvendet e mëdha të popullit, që u organizuan anembanë vendit pas fjalës së shokut Enver Hoxha më 6 shkurt 1967.

në bisht të masave për këto gjëra që kanë karakter ideologjik dhe njëkohësisht mbajnë në xhep teserën e Partisë së lavdishme të pararojës, të përparimit, të komunizmit! Këta komunistë, për nderin e Partisë së tyre, për lumturinë e popullit, duhet t'i braktisin menjëherë pozitat e kalbura dhe të dalin në rrugën e ndritur të Partisë, të zhdukin në mënyrë revolucionare çdo të keqe nga vetja e tyre, që të mund të bëhen shembull për të tjerët.

Të marrim problemin e gruas, që është një problem kyç për çdo shoqëri njerëzore dhe veçanërisht për shoqërinë tonë socialiste. Shokë, çdo burrë, çdo komunist, pas pune, gjysmë ore në ditë, të mendojë për vuajtjet e grave të Shqipërisë në të kaluarën, mjerisht edhe për vuajtjet e tyre aktuale nga mbeturinat, të mendojë për to gjërat më të mira e më të pastra, për mëmën që e lindi, që i dha sisë dhe e rriti, për gruan e tij, shoqen e barabartë të jetës, për vajzën e tij, krenarinë e përtëritjes së jetës së re, për gjithë mëmat dhe motrat e Shqipërisë dhe, i frymëzuar nga këto ndjenja të larta njerëzore e parime revolucionare, të luftojë, ashtu siç thotë populli, si luan, për t'i mbrojtur ato nga mbeturinat e këqija, t'i ndihmojë ato në punë e në jetë, të tregojë mirëkuptim për problemet e tyre, të jetë me to zemërgjerë dhe i durueshëm, i thjeshtë dhe i ndershëm.

Të mos mendojmë ne komunistët se spastrimi i ndërgjegjes së njerëzve bëhet me ligje e me dekrete. Këto ndihmojnë, përcaktojnë norma, por puna politike, puna ideologjike, bindja, durimi, urtësia, ndershmëria, vetëm këto i shfarosin mbeturinat. Vajzat e malësisë kanë nevojë të madhe për përkrahje, ato kurrsesi nuk duhet të pengohen të venë me shumicë në aksione kombëtare, si në hekurudhë, në hidrocentral etj. Duhet të kuptohen drejt përpjekjet që bëjnë ato për zhvillimin e tyre. Vajza e malësisë del nga fshati i saj dhe për dy-tre muaj punon e gëzon, së bashku me shoqet dhe me shokët e saj të ardhur në aksion nga të katër anët e Shqipërisë. Ajo mëson shumë gjëra, njihet me bukuritë e vendit, me fushat e gjera që i ka

bërë kopshte puna e Partisë dhe e njerëzve, njihet me pasuritë e atdheut, me kantieret e punës, me fabrikat e kombinatet madhështore që ka ngritur e i vë në lëvizje klasa jonë punëtore.

Merreni me mend, vëllezër, ç'forca të mëdha ka fituar ajo në aksion. Ajo do të vijë në fshat krejt ndryshe dhe ndershmëria e saj, kjo karakteristikë e vajzës shqiptare, nuk do të jetë prekur, siç pëshpëritin gjuhët e këqija, të cilat duhen prerë, pse gratë dhe vajzat tona që venë e punojnë për të mirën e përgjithshme, janë të ndershme dhe askush nuk guxon t'u prekë nderin...

*Vepra, vëll. 35, f. 181-183*

## PA U KUPTUAR ROLI I GRUAS, TRANSFORMIMET REVOLUCIONARE NUK DO TË KRYHEN ME ATË VRULL QË DËSHIRON PARTIA

*Bisedë me një grup grash e të rejash*[1]

**19 prill 1967**

Jam shumë i gëzuar që më jepet rasti të takohem me ju, gra e të reja përparimtare, luftëtare të së resë.

Historia juaj është historia e grave të të gjithë Shqipërisë, me të cilat Partia dhe populli ynë kanë përse të krenohen. Që në krijimin e saj Partia i ka kushtuar një rëndësi të madhe problemit të gruas. Pas ca kohësh Komiteti Qendror do të bëjë një plenum të veçantë për problemin e gruas[2], sepse për vendin tonë ky është një nga problemet më të rëndësishme.

Me gjithë rezultatet që janë arritur në përparimin e gruas shqiptare, ka raste që nuk kuptohen si duhet roli dhe rëndësia e saj në shoqërinë tonë socialiste.

Para tri javësh pata rastin të merrja pjesë në punimet e aktivit të Partisë të rrethit të Krujës[3], ku mësova se në gjithë

1. Kjo bisedë u zhvillua në selinë e Komitetit Qendror të Partisë me pjesëtare të takimit kombëtar të luftëtareve të së resë. Në këtë takim u mblodhën 460 gra dhe të reja nga të katër anët e vendit, të cilat kuvenduan për rrugën plot përpjekje që kanë kaluar; thanë fjalë zemre për Partinë e për shokun Enver Hoxha që i nxorën në dritë, dhe premtuan se do të ecin gjithmonë përpara për të vënë në jetë mësimet e Partisë dhe të udhëheqësit të saj për emancipimin e plotë të gruas.

2. Shih në këtë vëllim, f. 289.

3. Shih në këtë vëllim, f. 258.

këtë rreth ka vetëm 10-12 gra në Parti, ndërsa në tërë zonën malore të këtij rrethi është vetëm një shoqe anëtare partie. A mund të konsiderohet i mirë ky qëndrim i shokëve komunistë të organizatës së Partisë të këtij rrethi? Jo, aspak. Përkundrazi, ky qëndrim tregon se ata nuk e kuptojnë si duhet rëndësinë dhe rolin e gruas në shoqërinë tonë socialiste dhe tregohen, kështu, konservatorë. Prandaj Partia u ka tërhequr vazhdimisht vëmendjen anëtarëve të saj për këtë problem dhe tani shohim që diçka po lëviz, gjendja është disi më e mirë, megjithatë jemi akoma prapa asaj që duhet bërë.

Një qëndrim i tillë te shokët komunistë ndodh padashur. Në fakt ata janë revolucionarë, njerëz të pararojës. Gjersa kanë hyrë në Parti, do të thotë se e kanë merituar këtë nder, por është e qartë se e kaluara u rëndon akoma në ndërgjegje dhe i nënvleftësojnë të renë dhe gruan. Ata, në mënyrë të gabuar, mendojnë se Partia bëhet më e fortë vetëm kur në radhët e saj futen burra, sikur vetëm këta janë në gjendje të drejtojnë. Tani Partia jonë ka përgatitur me qindra njerëz, jo vetëm burra, por edhe gra e vajza, që janë në gjendje të drejtojnë fabrika, uzina, kooperativa bujqësore, organizata partie etj[1]. Megjithatë, ka njerëz që mendojnë se gruaja është më e dobët, gjë që nuk është e vërtetë. Ku duken forca e burrit dhe e gruas? Natyrisht në punë. Po ta studiojmë si duhet çështjen, do të shohim se gruaja nuk punon më pak nga burri. Përkundrazi, shumë herë bile ia kalon atij. Por fizikisht, siç ka burra të dobët, ka edhe gra të dobëta. Prandaj pikëpamja e disa njerëzve se gruaja qenka më pak e aftë nga burri dhe ky u dashka preferuar më tepër në punë, nuk është aspak e drejtë e nuk i përgjigjet realitetit.

Po kështu këto pikëpamje ekzistonin edhe për aftësitë

1. Nga 37 për qind të kuadrove me arsim të mesëm dhe 13 për qind të kuadrove me arsim të lartë që përbënin shoqet më 1967, në vitin 1984 ato zinin përkatësisht 48 e 34 për qind të numrit të përgjithshëm të kuadrove me arsim të mesëm e të lartë.

mendore. Përpara te ne qarkullonte shprehja reaksionare «Gruaja është flokëgjatë e mendjeshkurtër». Kjo është gënjeshtër. Ju keni dëgjuar dhe keni parë vetë me sytë tuaj se në fabrika, në uzina, në ara, në shkolla, në spitale e kudo në Shqipëri punojnë me qindra e mijëra gra e vajza dhe punojnë shumë mirë. Vetë ju, që keni ardhur në këtë takim, jeni nga gratë e vajzat më të dalluara në bujqësi, në industri, në arsim e në sektorë të ndryshëm dhe punoni shumë më mirë nga sa e sa burra.

Atëherë, nga na dilka se burri qenka më i zgjuar nga gruaja, kur një pikëpamje të tillë e hedhin poshtë praktika e jetës dhe shkenca? Por, kur do ta poshtërosh një njeri, atëherë thua një mijë e një fjalë të liga kundër tij dhe kështu tjetrit, duke i dëgjuar ato vazhdimisht, në mos një herë, një herë tjetër, do t'i ngulen në mendje dhe do t'i besojë. Një ambient i tillë nënvleftësimi e poshtërimi e rrethonte gruan në të kaluarën, për ta bërë atë të bindur nën sundimin e burrit. Për këtë qëllim atëherë thuhej se gruaja fizikisht është e dobët, kurse burri është i fortë, gruaja s'mëson dot, kurse burri është i zgjuar, gruaja ka frikë, ndërsa burri është trim, prandaj u dashkej që burri të qëndronte në ballë për çdo gjë dhe gruaja vetëm t'i nënshtrohej atij. Por të gjitha këto pikëpamje për gruan tashmë janë rrëzuar në vendin tonë, ato i hedhin poshtë teoria dhe praktika e Partisë sonë.

Vihet pyetja: Kush është më përparimtar, burri apo gruaja? Po të bëjmë krahasimin, duke u nisur nga realiteti ynë, del se gruaja nuk është më pak përparimtare se burri. Përse luftojnë Partia dhe populli? Sigurisht për përparimin e atdheut, dhe në përpjekjet që bëhen për këtë qëllim në vendin tonë, gruaja është një nga elementët më përparimtarë, megjithëse në disa drejtime ajo ka mbetur më prapa se burri.

Po ku bazohet Partia kur thotë që gruaja është, në fakt, përparimtare? Mos vallë për t'i bërë asaj qejfin? Jo, aspak për këtë, po këtu ka dy arsye:

**Së pari,** gruaja është faktori vendimtar i krijimit të jetës, i lindjes së jetës së re.

**Së dyti,** më përparimtar është ai që punon, ai që e do punën, pse vetëm puna e mban gjallë shoqërinë dhe e zhvillon njeriun. Po ta shohim historikisht pjesëmarrjen e gruas shqiptare në punë, themi me bindje se, me përjashtim të bejlereshave, të grave të bajraktarëve dhe të borgjezisë, masa e grave të popullit tërë jetën ka punuar dhe është robtuar. Gruaja ka punuar në arë dhe në shtëpi, duke kryer këtu edhe shërbimet më fyese dhe, sikur të mos ishin të mjaftueshme këto, ajo ishte e detyruar të duronte në shpinën e saj edhe të sharat, bile, në shumë raste, edhe të rrahurat e burrit e, më së fundi, ndarjen pa asnjë arsye. Gruaja, pra, është përparimtare edhe nga pikëpamja e punës që ka bërë kurdoherë e vazhdon të bëjë edhe sot.

Është fakt, gjithashtu, se në të kaluarën gratë kanë qenë më të vuajturat, më të shfrytëzuarat, më të mjeruarat e më të shtypurat dhe kush është më i shtypur e më i vuajtur, është më revolucionar, më përparimtar. Pse themi ne që klasa punëtore është klasa më përparimtare e shoqërisë? Marksi dhe Engelsi këtë e shpjegojnë me shprehjen e tyre të famshme se në revolucion, për të dërrmuar pasanikët, ajo nuk ka ç'të humbasë veç prangave. Klasa punëtore ka punuar dhe punon vazhdimisht. Çdo gjë, duke filluar nga shtëpitë dhe gjer tek aeroplanët e raketat që shkojnë në kozmos, janë fryt i mendjes dhe i punës së punëtorëve. Por në vendet kapitaliste klasa punëtore është e shtypur dhe e shfrytëzuar, sepse frytet e punës së saj i gëzon borgjezia. Sigurisht, për ndërtimin e gjithë këtyre gjërave marrin pjesë e ndihmojnë edhe inxhinierët e shkencëtarët, por dituria e tyre nuk është veçse fryt i punës dhe i diturisë së punëtorëve, pa të cilët asgjë nuk mund të bëhet. Prandaj ne themi që klasa punëtore është më e zgjuara, më e zonja, por edhe më përparimtarja, më revolucionarja dhe më besnikja për çështjen e popullit, për revolucionin. Po kështu, edhe gruaja ka vuajtur e është robtuar tërë jetën, prandaj është edhe revolucionare, e zgjuar e përparimtare. Vërtet që në disa drejtime ajo është më e prapambetur nga

burri, por jo për faj të saj. Ashtu ishin ato kohë të vështira, që populli i përmbysi me revolucion, i udhëhequr nga Partia. Në shoqërinë e re që ndërtojmë, ku burri dhe gruaja janë të barabartë, po zhduken gradualisht të gjithë faktorët që rëndonin më parë mbi gratë.

Po në ç'mënyrë po zhduken? Në radhë të parë, nga pikëpamja ekonomike, pse ky është çelësi kryesor. Gruaja, ashtu si i gjithë populli ynë, duhej çliruar në radhë të parë ekonomikisht, pa lënë pas dore njëkohësisht punën për ta ngritur atë edhe politikisht e ideologjikisht. Dihet se zhvillimi i ekonomisë ecën kurdoherë më shpejt, kurse ngritja ideologjike dhe politike e njerëzve bëhet më ngadalë. Për këtë arsye shumë mbeturina të së kaluarës ruhen për një kohë të gjatë, nuk kuptohet si duhet dëmi i tyre. Megjithatë, çdo vit që kalon, si rrjedhim i ngritjes së vazhdueshme arsimore, politike dhe ideologjike të njerëzve tanë, këto çështje kuptohen gjithnjë e më mirë. Edhe juve, grave, në punë, në ara, në fabrika e kudo, nuk jua kalon dot njeri, por Partia kërkon që t'i vini një kujdes të jashtëzakonshëm edhe mësimit[1], se në këtë drejtim jeni ca më prapa. Prandaj bëni përpjekje për ngritjen e nivelit tuaj. Po e fituam edhe këtë betejë, do të shikoni çfarë shpërthimi do të ketë akoma më shumë në jetën e gruas dhe të të gjithë vendit tonë. Kur të tërë, burra e gra, të jemi të mësuar, të fortë politikisht dhe ideologjikisht, me një horizont të gjerë kulturor dhe të aftë teknikisht, atëherë një punë, të cilën përpara mund ta bënim brenda një viti, do ta bëjmë shumë më shpejt.

Partia të gjithë i këshillon që, njëkohësisht, të punojnë dhe të mësojnë. Kështu, në vendin tonë po përmirësohet vazhdimisht jeta e popullit, po ngrihet niveli i tij arsimor, politik dhe ideologjik.

Ne themi se gruaja është një rregullator i madh i jetës, prandaj, në qoftë se do të kujdesemi që ta ngremë atë politikisht e ideologjikisht, dhe Partia do të bëjë të gjitha përpje-

1. Në vitin 1968 në çdo katër femra në vendin tonë, njëra mësonte.

kjet që ajo të ngrihet në nivelin e dëshiruar, atëherë, me punën e saj të palodhur e të zgjuar, ajo do të luajë një rol të rëndësishëm që zakonet e këqija të zhduken brenda një kohe të shkurtër. Gruaja ka ndjenja më të dëlira, ndërgjegjen e ka të pastër, është më e vuajtur në jetë; tek ajo nuk ekziston prirja për sundim, ashtu si te burri. Kështu, duke pasur këto anë të mira në përgjithësi, gruaja është më e ndjeshme për drejtësinë e vijës së Partisë dhe më revolucionare në mbrojtjen e kësaj vije.

Prandaj atyre që u mbyllin portat e Partisë grave e vajzave të pararojës, të tilla si ju, u tregoni vendin. I sulmoni këto porta dhe atyre që ju pengojnë u thoni se dëshironi të hyni në Parti, u tregoni biografinë tuaj të pastër, punën tuaj të palodhur, si dhe sakrificat që bëni dhe jeni gati të bëni në luftën për socializëm dhe për mbrojtjen e forcimin e atdheut. Përse të mos hyjnë në Parti ato gra e të reja që i kanë këto cilësi? Partia është e burrave dhe e grave më të mira të vendit tonë; gra të tilla si ju duhet të futen në Parti, sepse kështu kjo bëhet më e fortë e më e pastër. Dhe në qoftë se ndonjëra nuk i plotëson akoma kushtet dhe organizata-bazë e këshillon të punojë edhe më mirë, duhet ta sqarojë, ta bindë që ajo të mobilizohet në rrugën e Partisë, të bëjë akoma më shumë përpjekje për të ecur përpara që të bëhet e denjë për t'u futur në radhët e saj.

Duhet shembur një herë e përgjithmonë pikëpamja sipas së cilës vetëm burrat të punojnë, kurse gratë të jetojnë nën ombrellën e tyre. Për vijën e Partisë duhet të luftojnë të gjithë, pa përjashtuar gratë. Për këtë qëllim, vetë ju shoqet duhet të luftoni, sepse kështu ndihmoni Partinë dhe veten tuaj, dhe kur të luftoni vetë, atëherë është më lehtë t'ju ndihmojnë të tjerët. Të gjitha këto që po bën Partia për ju kanë qëllim që t'i japin kurajë dhe energji gruas, ta bëjnë të zonjën e të ditur që, së bashku me burrat, të çajnë të gjithë përpara.

Për këtë ka rëndësi të veçantë vajtja e të rejave në aksione të tilla të mëdha, si në ndërtimin e hekurudhës. Sigurisht, shu-

më nga prindërit tuaj u shqetësuan kur ju dhatë fjalën për të vajtur atje, bile, gjersa i bindët, mund të ketë pasur prindër që ju kanë penguar. Ata kanë pasur frikë mos ju ndodhte ndonjë gjë, duke kujtuar se po t'ju kenë afër, ju mbrojnë më mirë. Ata nuk kanë kuptuar akoma që ju jeni rritur e edukuar, se ju jeni gra dhe vajza të tilla që jeni vetë në gjendje ta mbroni shumë mirë veten nga kushdo. Veç këtyre, në hekurudhë me ju është e gjithë shoqëria, e, në radhë të parë, atje ju keni, si kudo, Partinë që ju mbron. Prindërit tuaj nuk para i kuptojnë këto ndryshime që kanë ndodhur në vendin tonë, sepse në kohën kur ishin në këtë moshë si ju tani, s'kishte kush t'i mbronte, prandaj mos ua vini re. Pastaj ata i keni prindër, kështu që edhe sikur ndonjëri të ketë bërë gabim ndaj jush, jemi të sigurt që do ta kuptojë dhe do të korrigjohet.

Por edhe ne kemi faj ndaj tyre, se nuk kemi punuar si duhet për t'i edukuar me normat e reja. Ne duhet të bëjmë një punë të madhe bindëse e sqaruese me ta. Komunistët kështu kanë vepruar e kështu duhet të veprojnë kurdoherë me njerëzit. Shumë nga ata, që në të kaluarën kanë mbajtur qëndrime jo të mira ndaj popullit, Partia i ka korrigjuar, i ka edukuar. Kështu, edhe brenda në familje, kur ndonjë pjesëtar mban qëndrime jo të mira, siç është, për shembull, rasti kur babai pengon vajzën të vejë në aksion, ne nuk e hedhim dot poshtë, se e kemi baba, por edhe duarlidhur nuk rrimë, as nuk heshtim, përpiqemi e duhet të përpiqemi ta bindim atë.

Më kanë thënë se disa nga prindërit, të cilët ishin të shqetësuar për vajzat që kanë dërguar në hekurudhë, shokët e Partisë në rreth i mblodhën dhe i çuan atje për të parë vetë me sytë e tyre si punojnë të rinjtë e të rejat aksioniste, si jetojnë dhe si edukohen. Këta prindër, kur panë gjithë ato gjëra të mira dhe kujdesin që tregohej për vajzat e tyre, u larguan shumë të gëzuar.

Ju jeni të gjitha të reja dhe nuk e keni njohur plotësisht të kaluarën e vendit tonë. Por pa na pyetni ne më të shkuarit nga mosha, ose pyetni më mirë mëmat tuaja dhe do të mësoni

se përpara Çlirimit nuk bëheshin kurrë dhe as që ishte e mundur të bëheshin mbledhje të tilla si kjo që bëtë ju sot në Tiranë. Prindërit tanë nuk mund të merrnin shkollë e dituri për vete e për bijtë e tyre, ndonëse zemra u qante për to, sepse populli ynë ka qenë gjithnjë arsimdashës. Kurse sot gjendja ka ndryshuar si nata me ditën. Këtë ndryshim e bëri Partia, prandaj, nën udhëheqjen e saj, vendi ynë po ecën dhe kurdoherë do të ecë gjithnjë e më përpara.

Revolucioni ynë popullor është duke u thelluar. Ne nuk e kemi zakon të mburremi, po mund të themi pa frikë se këto ndryshime revolucionare që po bëhen në Shqipëri, janë shembull edhe për vende të zhvilluara të botës.

Partia jonë, si parti marksiste-leniniste, është në ballë të revolucionit. Ajo na mëson ta çojmë gjithnjë përpara revolucionin proletar, i cili bëhet me luftë kundër imperializmit, kundër revizionizmit modern, kundër ideologjisë borgjeze, kundër mbeturinave të së kaluarës në ndërgjegjen e njerëzve, si dhe me përpjekje e punë të palodhur për zhvillimin e pandërprerë të ekonomisë sonë socialiste. Të ndërtosh socializmin do të thotë t'i bësh arat të prodhojnë çdo vit e më shumë drithëra buke, pambuk, duhan, panxhar, perime, fruta etj., të shtosh bagëtinë që të rritësh prodhimin e mishit, të qumështit, të vezëve etj., të hapësh miniera të reja, për të nxjerrë sa më shumë pasuri që fsheh nëntoka jonë, të ndërtosh fabrika e uzina të reja, për rritjen e pandërprerë të prodhimit industrial, të hapësh kudo shkolla, për të marrë dituri e për të mësuar zanate. Por socializmi nuk ndërtohet pa ndriçuar mendjen e njerëzve me ideologjinë e Partisë, duke luftuar njëkohësisht kundër gjithë pikëpamjeve e mbeturinave të vjetra, që kanë zënë vend në ndërgjegjen e njerëzve. Prandaj, krahas gjithë këtyre, ne duhet të punojmë, ashtu siç bëjnë kooperativistët për të pastruar tokën nga gjembat dhe ferrat e këqija, të pastrojmë ndërgjegjen e njerëzve tanë nga mbeturinat e së kaluarës, për zhdukjen e zakoneve të vjetra dhe për të rrënjosur në jetën tonë të përditshme zakonet e reja përparimtare që i kërkon koha.

Mendoj se jo të gjithë e kuptojnë mirë që në këtë fazë të revolucionit gruaja te ne do të luajë një rol shumë të rëndësishëm për realizimin e këtyre transformimeve të mëdha. Partia këtë duhet t'ua sqarojë mirë, t'ua bëjë të kuptueshme gjithë popullit, veçanërisht vetë juve grave e, në radhë të parë, komunistëve. Pa u kuptuar roli i gruas, transformimet revolucionare nuk do të kryhen me atë vrull që dëshiron Partia.

Çdo vend e çdo shtet drejtohet nga disa rregulla e ligje, të cilat mbrojnë interesat e asaj klase që është në fuqi. Në vendin tonë, në të kaluarën ligjet e shkruara reaksionare kanë ndihmuar feudalët e fajdexhinjtë për të shtypur e për të shfrytëzuar të varfrit, bujqit, zanatçinjtë e punëtorët. Ato ishin ligje mbi bazën e të cilave ishte organizuar shteti monarkik feudal. Por lufta e Partisë i përmbysi ato ligje dhe i zëvendësoi me ligje të reja, siç janë Kushtetuta e Republikës sonë, Kodi Civil, Kodi Penal etj. Hartimin e këtyre ligjeve të reja, përparimtare populli ynë e ka bërë vetë dhe vetë i ka aprovuar. Kur Partia hodhi parullën «Toka i përket atij që e punon», populli e brohoriti atë. Kur Partia filloi të hapë pas Çlirimit më shumë shkolla dhe porositi që ato të ndiqen nga vajzat dhe djemtë, populli e brohoriti edhe këtë masë. Më vonë Partia krijoi kushte që te ne të ndërtoheshin fabrika e uzina, rrugë e hekurudha e kështu me radhë. Të gjitha këto u bënë në bazë të ligjeve të shkruara, që shprehnin dëshirat dhe aspiratat e popullit. Me mijëra ligje të kësaj natyre u përgatitën në frymën e dëshirave e të kërkesave të popullit, në frymën e socializmit.

Po ka edhe shumë ligje të pashkruara dhe nga këto do të ketë edhe nesër. Të tilla janë zakonet.

Jeta, ndër të tjera, është edhe një kompleks zakonesh të vendosura në shekuj, një palë nga të cilat, më të vjetrat, me zhvillimin e shoqërisë zhduken për t'ua lënë vendin zakoneve të tjera, të reja. Nuk mund të ketë shoqëri pa zakonet e veta. Këto janë disa norma që kanë të bëjnë me marrëdhëniet midis njerëzve, u tregojnë atyre si të ndërtojnë jetën në familje e në

shoqëri, si të punojnë, si të vishen, si duhet pritur një mik, ç'duhet bërë në lindje e në vdekje, si përgatitet një dasmë etj., etj. Të gjitha këto ngjarje të jetës shoqërohen me zbatimin në praktikë të këtij apo atij zakoni. Ka nga ato zakone që janë të mira, shkojnë në harmoni me kohën, ka të tjera që janë të këqija, që pengojnë shoqërinë dhe duhen ndryshuar e zëvendësuar me zakone të reja. Për ne vihet detyrë të ngrihemi politikisht dhe ideologjikisht, që të jemi në gjendje të vlerësojmë përmbajtjen e tyre, në mënyrë që zakonet e mira t'i ruajmë, kurse të këqijat, që pengojnë ecjen tonë përpara, t'i zhdukim.

Të tilla janë, për shembull, zakonet fetare. Feja është një fenomen shoqëror. Ajo te ne është dënuar të zhduket, pse predikon diçka që nuk ekziston, që nuk e pranon arsyeja njerëzore, dhe çdo gjë që është jashtë arsyes, nuk është e vërtetë. Feja, pra, nuk ka asnjë bazë shkencore, nuk bazohet në qenien materiale, por në gënjeshtrën. Por në ndërgjegjen e shumë njerëzve, duke qenë e trashëguar me shekuj nga brezi në brez, kjo gënjeshtër merret si diçka e vërtetë. Atëherë si t'i shpjegohet kjo popullit? Në mënyrë filozofike? Te ne tani ka shumë që e kuptojnë edhe në këtë formë, por shumica shpjegimin filozofik nuk arrin ta kuptojë, sepse është më i vështirë, kërkon njëfarë përgatitjeje. Prandaj qoftë fenë, qoftë zakonet e këqija, që akoma ekzistojnë në gjirin e shoqërisë sonë, e kemi për detyrë t'ua shpjegojmë masave me gjuhën e thjeshtë të popullit, pse kështu ato do të kuptojnë dëmin e tyre, do të binden e do t'i braktisin.

Pata rastin të takohesha një ditë me një nënë nga Mirdita. E pyeta ç'mendonte ajo për të gjitha këto aksione të rëndësishme që ka ndërmarrë Partia, siç është lufta kundër zakoneve të këqija e paragjykimeve fetare etj. «Mirë u bë», tha ajo, por e pashë që diçka donte të thoshte akoma, dukej që nuk ishte fort e qartë. Atëherë u ndala dhe bisedova me të. I shpjegova thjesht se, kur ajo ka nevojë të blejë një palë këpucë, natyrisht, drejtohet në dyqan. I thashë pastaj, sikur

shitësi t'i japë në vend të këpucëve bukë, në fillim ajo do të kujtojë se ai nuk e ka dëgjuar mirë kërkesën e saj dhe do t'ia përsëritë shitësit porosinë, duke i thënë se nuk kërkon bukë, por këpucë. Por në qoftë se shitësi, duke ngulur këmbë, vazhdon t'i thotë se buka janë këpucët që kërkon të blejë, ç'duhet menduar për të? Vetë kjo nënë më tha se një shitës i tillë që i thotë bukës këpucë është i marrë. Dhe jo vetëm kaq, ndërhyra unë, por njeriu me arsye do të thotë edhe diçka tjetër: Pse e mban Qeveria në dyqan një njeri të marrë? Ai duhet të hiqet andej, sepse pengon shërbimin. Le ta lëmë tani shitësin dhe le të marrim kishën. Atje prifti, gjatë meshës, para besimtarëve e quan bukën «mishi i Krishtit», megjithëse të gjithë e shohin vetë që ajo është bukë dhe jo mish. Ai edhe për verën thotë se na qenka «gjaku i Krishtit», megjithëse të gjithë e dimë mirë se ajo s'është gjak, por lëng rrushi, i përpunuar në verë nga njeriu. Duke u nisur nga këto dy krahasime, i shpjegova nënës nga Mirdita që prifti është pikërisht si shitësi pa mend në kokë që bukën ta jep për këpucë, vetëm se nuk është i marrë, e megjithatë çdo ditë predikon gjëra që nuk i pranon arsyeja, domethënë gënjen. Atëherë edhe për priftin kushdo ka të drejtë të thotë që gjersa ky po na gënjen në mes të ditës, ç'na duhet ta mbajmë këtë njeri këtu? Jo vetëm kaq, po priftërinjtë bënin një mijë e një poshtërsi nën çatinë e kishës dhe nën petkun e fesë.

Lufta kundër paragjykimeve fetare, zakoneve prapanike dhe qëndrimeve jo të drejta ndaj gruas duhet bërë e menduar mirë. Nuk mjafton t'u thuhet njerëzve se këto zakone nuk janë të mira, prandaj nuk duhet të duken më në jetën e shoqërisë sonë. Ne duhet të dimë t'u marrim krahët këtyre çështjeve, t'ua shpjegojmë me kujdes njerëzve psenë, që t'i bindim të heqin dorë. Ata nuk shkëputen dot lehtë prej tyre, sepse priftërinjtë e hoxhallarët ka qindra e qindra vjet që u kanë thënë të mbajnë kreshmë e ramazan, të festojnë pashkë e bajram etj.

Po ç'është ramazani? Hoxhallarët thonë se ramazani u dashka mbajtur që edhe beu, agai e bajraktari të ndiejnë ç'do

të thotë uri. Kështu, sipas fesë, të pasurit, duke e provuar edhe vetë ç'është uria, do të mendojnë për t'u dhënë të varfërve ndonjë lëmoshë. Mirëpo bejlerët dhe agallarët nuk agjëronin, ata hanin e pinin dhe agjërimi mbetej kështu një zakon vetëm për njerëzit e popullit. Por këta se mos agjëronin vetëm në ramazan, ata agjëronin tërë vitin, pse çdo gjë që prodhonin ua rrëmbenin pasanikët dhe mbeteshin me gisht në gojë, se tërë jetën ishin të detyruar të rronin në skamje, duke ngrënë nga pak bukë e tërvok. Zakonet fetare klerikët i propagandonin që populli të ishte i nënshtruar, që njerëzit të duronin, pse, sipas tyre, kush vuan e duron në këtë jetë, do të fitojë në «botën tjetër të përjetshme», do të gëzojë të mirat e «parajsës» e të tjera, e të tjera gjepura.

Feja, pra, është diçka jashtë arsyes, e shpikur nga vetë njeriu në disa kushte të caktuara të zhvillimit shoqëror. Ajo pengon ecjen përpara të shoqërisë sonë, për këtë arsye duhet luftuar. Duhet punuar që feja të çrrënjoset edhe nga të gjitha zakonet e jetës sonë, me të cilat është e pleksur. Kur Partia na këshillon të ngrihemi politikisht dhe ideologjikisht, qëllimi është që të bëhemi të aftë t'i kuptojmë mirë të gjitha fenomenet e natyrës dhe të shoqërisë, të jemi në gjendje të dallojmë cili zakon është i mirë e cili jo dhe të mbajmë qëndrim, t'i luftojmë, t'i zhdukim të këqijat si gjëra që na dëmtojnë.

Megjithëkëtë, duke bërë krahasim me shumë popuj të tjerë, mund të themi se te populli shqiptar besimet fetare nuk janë kaq të rrënjosura, prandaj lufta kundër tyre po pritet mirë nga masat. Kur Mustafa Qemali, që udhëhoqi revolucionin demokratiko-borgjez në Turqi, u hodh në fushën e reformave, veprimtaria e tij u cilësua nga kundërshtarët si një veprimtari e drejtuar kundër fesë myslimane. Në fakt, ai nuk luftoi aspak kundër fesë, ai luftoi vetëm kundër fuqisë së Sheh-ul--Islamit. Megjithatë, edhe për ato reforma jo të plota që bëri Mustafa Qemali, ndeshi në kundërshtime të mëdha, për këtë arsye iu desh të priste sa e sa koka njerëzish, të pushkatonte sa e sa hoxhallarë e kadilerë që t'i zbatonte reformat e tij dhe

të qetësonte gjendjen. Kurse në Shqipëri jo vetëm populli, por edhe shumica e klerikëve aprovojnë masat që po merr Partia. Mundet që këta njerëz në brendësinë e tyre nuk i kanë kuptuar akoma sa duhet këto ndryshime revolucionare, por ata do të binden çdo ditë e më tepër se rruga që kemi nisur është e drejtë.

Zakonet që kanë rënduar dhe vazhdojnë të rëndojnë mbi gruan janë të egra, sidomos në malësitë tona të Veriut, ku sundonte fryma e Kanunit të Lekë Dukagjinit, që ishte një sistem mesjetar zakonesh që rregullonte marrëdhëniet midis njerëzve. Tani Partia na hapi sytë dhe ne jemi në gjendje të kuptojmë se sa çnjerëzore janë këto zakone, por, kur gjykojmë për to, duhet t'i lidhim me kushtet dhe fenomenet shoqërore të periudhave kur kanë lindur.

Kanuni, për shembull, lejon që kalamanët të fejohen që në djep, bile edhe në bark të nënës. Po ku e ka burimin një zakon i tillë? Sigurisht, në kushtet ekonomike e shoqërore të vendit tonë në periudhën kur lindi Kanuni. Në kushtet e copëtimit feudal në vendin tonë nuk kishte një shtet të centralizuar që të mbronte njerëzit. Këta ishin të organizuar në fise e fisi duhej të mbrohej vetë dhe një nga rrugët ose mënyrat për t'ia arritur kësaj ishte të lidhej me një fis tjetër më të fortë me anën e krushqisë. Stërgjyshërit tanë nuk ishin njerëz pa ndjenja, barbarë, që nuk ushqenin dashuri për fëmijët, por fejesën e bijve dhe të bijave të tyre e përdornin si një mënyrë për të përballuar situatat e vështira të jetës. Interesat e kalamanit, pra, ata ia nënshtronin një interesi më të gjerë, interesit të pronës dhe të politikës së fisit.

Ndryshe praktikohej zakoni i fejesave në Jug. Këtu ky ishte më pak i egër, pse Jugu i Shqipërisë ka qenë diçka më përpara se Veriu nga pikëpamja e zhvillimit ekonomiko-shoqëror. Ky zakon i mbetur që nga kohët e fisit, në sajë të kushteve më të përparuara, kishte ndryshuar në Jug, sepse edhe zakonet, me ndryshimin e kushteve ekonomiko-shoqërore, gjithashtu ndryshojnë. Në Shqipërinë e Jugut nuk ndodh si në Veri,

që fëmijët t'i fejojnë akoma pa lindur, bile edhe në djep i fejojnë rrallë. Megjithatë, edhe atje, ndonëse nuk ekzistonte më interesi i theksuar i fisit, pse ky ishte shkatërruar prej kohësh, mbisundonte interesi i pronës e i familjes, kështu që forca e zakonit e periudhës së fisit vazhdonte t'i mbërthente njerëzit, prandaj edhe në Jug, shpesh, i fejojnë fëmijët në moshë 5-7 e 10 vjeç edhe sot e kësaj dite.

Të tilla zakone, të lindura nga kushtet e atyre kohëve, në ndonjë krahinë kanë mbetur në fuqi gjer në ditët tona, megjithëse gjendja ekonomiko-shoqërore e vendit tonë ka ndryshuar, pse populli tani ka pushtetin e vet, ka deputetët, këshilltarët e gjyqtarët që i zgjedh vetë e që mbrojnë interesat e tij. Tani populli dhe e gjithë jeta e vendit udhëhiqen, në radhë të parë, nga Partia, për të cilën nuk ka gjë më të shtrenjtë se interesat e lartë të popullit dhe të atdheut. Vajzat sot venë në shkollë njëlloj si edhe djemtë, jeta është e siguruar për çdo njeri. Prandaj vihet pyetja: është e arsyeshme të kenë vend sot në Shqipëri të tilla zakone? Në asnjë mënyrë jo! Përkundrazi, ato duhen flakur tej, pse janë në kundërshtim me kohën, me vijën e Partisë. Po realiteti tregon se akoma ekzistojnë te ne shumë zakone të vjetra që janë në kundërshtim me kohën dhe që mbajnë të ndrydhur akoma ndërgjegjen e njerëzve tanë.

Mos i bëni fajtorë prindërit që i praktikojnë këto zakone. Duhet të keni parasysh që këto janë trashëguar brez pas brezi dhe janë rrënjosur thellë në mendjen e në ndërgjegjen e njerëzve tanë me moshë të kaluar, prandaj nuk shkëputen dot lehtë prej tyre. Atëherë çfarë të bëjmë? Të nisim dyfek me ta? Në asnjë mënyrë. Ata na kanë lindur, na kanë mëkëmbur, kur kemi qenë të sëmurë na kanë qëndruar mbi kokë. Atëherë t'ua shpjegojmë në mënyrë filozofike? Këtë ta bëjmë, por duke marrë parasysh nivelin e tyre arsimor e kulturor, horizontin e tyre, t'ua shpjegojmë me gjuhën e thjeshtë të popullit, që të na kuptojnë dhe të binden. Unë mendoj se gratë e të rejat mund të bëjnë një punë të madhe në këtë drejtim.

Fakti që këto zakone prapanike i ndeshim sidomos në ma-

lësi, sikurse thashë, shpjegohet me prapambetjen që ka ekzistuar historikisht në këto zona. Edhe atje, si kudo te ne, gjendja ka ndryshuar pas vendosjes së pushtetit popullor. Por, këtej e tutje, zhvillimit të zonave malore Partia do t'u vërë një rëndësi të veçantë. Ndihma deri tani nuk ka munguar, sepse Partia e di që në malësi jetojnë njerëz trima, punëtorë e besnikë, por duhet të njohim se, gjer tani, rrethanat kanë qenë të tilla që nuk na kanë lejuar t'i ndihmonim ato aq sa duhej ekonomikisht. Kjo ka ndodhur jo se nuk ka dashur Partia, por sepse vendi ishte akoma i varfër dhe bujqësia në këto zona akoma e pakolektivizuar. Populli pas Çlirimit kishte nevojë për bukë, prandaj Partia u vuri kujdes më shumë fushave. Në këto kushte traktorët dhe investimet më të mëdha për bonifikime, ujitje etj. duheshin përqendruar në fushat tona më të gjera e pjellore, si ajo e Myzeqesë etj., për të marrë prej tyre më shumë dhe sa më parë prodhime, për të mbajtur kështu me bukë popullsinë e fushave dhe të vetë malësisë. Për këto arsye, në fillim, ndihmat në bujqësi u përqendruan më shumë nëpër fusha, të cilat edhe u kolektivizuan shumë vjet më parë dhe tashmë janë mëkëmbur dhe ecin mirë.

Për zonat malore Partia, gjer tani, pati dhënë orientimin të mos ngriheshin hëpërhë kooperativat. Por tani u krijuan kushtet që edhe zonat malore të kolektivizohen. Prandaj, në Kongresin e 5-të u dha direktiva për kolektivizimin e plotë të vendit, e cila u përqafua menjëherë brenda një kohe rekord dhe jashtë parashikimeve, në të gjitha zonat malore të vendit tonë. Kjo tregon pjekurinë e madhe ideologjike të popullit tonë dhe lidhjet shumë të ngushta të malësorëve shqiptarë me Partinë, besimin e patundur të të gjithë popullit te vija e saj. Po kështu u zbatua këshilla e Partisë që anëtarët e kooperativave në malësi të mbajnë vetëm nga një dynym e gjysmë tokë për oborrin kooperativist. I tillë është besimi i fshatarësisë sonë patriote në vijën e Partisë.

Gjendja ekonomike e fshatrave të zonave kodrinore e malore tani e tutje do të përparojë më me shpejtësi, sepse Partia

dhe Qeveria, brenda pak kohësh, do të marrin masa konkrete për t'u ardhur në ndihmë, me qëllim që ato të forcohen më shpejt ekonomikisht. Kooperativat bujqësore të malësisë, për shembull, parashikohet të ndihmohen nga ana e shtetit me kredi pa interes bankar, bile po studiohet mundësia që edhe kooperativave të vjetra të zonave malore e kodrinore që janë akoma të dobëta, t'u hiqet interesi bankar për kreditë që kanë marrë dhe t'u zgjatet afati i shlyerjes së kredive. Mendohet, gjithashtu, të hiqet tatimi mbi të ardhurat e ekonomisë bujqësore në kooperativat e reja, të shtohen investimet shtetërore në zonat malore e kodrinore, sidomos në favor të bonifikimit dhe të ujitjes, të tejkalohen detyrat e Kongresit të 5-të të Partisë për elektrifikimin e fshatrave etj. Kooperativat e zonave malore do të ndihmohen më shumë me pleh kimik, me farëra të zgjedhura, me ndihmë teknike falas, si dhe me një sërë ndihmash të tjera, për të cilat së shpejti do të diskutojnë dhe do të vendosin Komiteti Qendror i Partisë dhe Qeveria. Partia, gjithashtu, u ka bërë thirrje shumë kuadrove të kooperativave të zonave fushore për të dhënë kontributin e tyre për forcimin organizativ të kooperativave të reja të zonave malore. Prandaj, është detyra e këtyre shokëve dhe shoqeve nga Myzeqeja, Korça, Durrësi, Vlora, Gjirokastra e Dropulli që të hidhen për një ose për dy vjet në malësi, sidomos në vise të tilla, si në Dukagjin, në Pukë, në Malësinë e Madhe, në Orosh, në Kukës, në Tropojë etj. dhe të bashkohen me shokët dhe shoqet e Veriut, të forcojnë lidhjet me ta dhe të mësojnë nga njëri-tjetri, të ndihmojnë shokët e malësisë në shumë drejtime, në radhë të parë, për t'u dhënë eksperiencën e fituar gjatë kolektivizimit, pastaj për të çuar në kooperativat e reja malore kuptimin e drejtë të këtyre problemeve të mëdha ekonomiko-shoqërore. Por shokët e shoqet që do të kenë nderin të venë atje, të mos nisen me mendjen se janë më të zgjuar e më të ditur nga vëllezërit e motrat e tyre të zonave malore. Edhe ata janë si vullkani në veprim, që buçet e shpërthen, dhe duan me

gjithë shpirt të përparojnë në rrugën kooperativiste, ku i udhëheq Partia.

Malësia po futet më me vonesë në rrugën e kolektivizimit, por tani janë krijuar kushte të tilla që përparimet që arritën fushat në këta 10-15 vjet jete kolektive, në malësi të realizohen, me siguri, brenda një kohe më të shkurtër, për arsye se edhe mundësi materiale, edhe eksperiencë kemi më shumë, por kemi edhe njerëzit tanë të mrekullueshëm, të edukuar nga Partia, që janë faktori kryesor për ndërtimin e socializmit në malësi me ritme më të shpejta.

Të dashura shoqe,

Në emër të Komitetit Qendror dhe të gjithë Partisë, ju uroj suksese gjithnjë më të mëdha në punë dhe në jetë. Partia ka besim se ju do të luani një rol të madh në ndërtimin e socializmit dhe në revolucion. Ne shohim me kënaqësi se, brenda një kohe shumë të shkurtër, gratë e vendit tonë janë ngritur në një nivel shumë më të lartë se më parë. Hovi i madh revolucionar që ka shpërthyer kudo në vendin tonë, nën udhëheqjen e Partisë, do t'i gjallërojë edhe më tepër gratë dhe vajzat tona, do t'i bëjë ato të afta t'i kuptojnë gjithnjë më mirë ngjarjet revolucionare që po ndodhin në vendin tonë, do t'i mobilizojë në një shkallë të atillë të paparë, saqë Shqipëria për disa vjet të tjerë nuk do të njihet dot fare nga ndryshimet kolosale që do të bëhen.

Ju shoqe jeni nga pjesa më e përparuar e popullit tonë dhe Partia ju beson një mision të madh: të sqaroni të gjithë ata që janë më prapa, të punoni pa u lodhur që edhe ata të ecin në rrugën tonë. Ju duhet të forconi lidhjet dhe besimin te Partia, pse ajo është çdo gjë, ajo na hap rrugën dhe horizontet, na jep forca dhe krijon mundësi të shumta që të bëjmë sa më shumë për popullin, dhe atdheu ynë të ngrihet gjithnjë lart e më lart, të bëhet më i fortë dhe të përballojë çdo rrezik. Që-

llimet e larta të Partisë arrihen vetëm me përpjekje, me punë, me mësim, me dituri dhe për këto te ne ekzistojnë të gjitha mundësitë, prandaj të rritim dashurinë për punën.

Edhe një herë ju uroj nga zemra suksese sa më të mëdha në punën që keni marrë përsipër. Dalshi kurdoherë faqebardhë! Partinë e keni dhe do ta keni kurdoherë pranë.

*Vepra, vëll. 35, f. 258-279*

## PËR TË LUFTUAR ZAKONET PRAPANIKE DUHET TË ZBULOJMË BURIMIN E TYRE

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**21 prill 1967**

. . . Aktualisht Partia po e thellon me sukses revolucionarizimin e saj dhe të masave, vetëm se ky thellim duhet të jetë me të vërtetë thellim, dua të them me baza, i sqaruar më gjerë politikisht dhe nga ana teorike.

Ne zbulojmë shumë fenomene të këqija shoqërore dhe me të drejtë i demaskojmë ato. Ne indinjohemi, revoltohemi dhe hamë veten, kur mendojmë që i kemi lënë ato gjer tani pa i luftuar. Unë mendoj se ato ne i kemi luftuar, po jo sa duhet dhe, sidomos, si duhet.

Nuk mjafton vetëm të themi «ta shesësh vajzën, ta fejosh vajzën ose djalin të mitur është një gjë e poshtër», «këto janë zakone barbare» etj., shprehje këto që ne i përdorim shpesh si konkluzion logjik të aktit, dhe këtë konkluzion shumë herë e konsiderojmë të mjaftueshëm, filozofiko-teorik, pse nuk bëjmë përpjekje t'u futemi më thellë çështjeve. Çështjet shoqërore, sipas mendimit tim, nuk janë aq të thjeshta, ato kanë ligjet e

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raporteve «Mbi zbatimin e orientimeve të Byrosë Politike të KQ mbi veprimtarinë e organizatave të Partisë në dikasteret qendrore» dhe «Mbi masat e marra për forcimin e mëtejshëm të unitetit të brendshëm të organizatave-bazë të Partisë».

tyre të shkruara dhe të pashkruara dhe më të shumtën e herës ligjet e pashkruara janë më të rrezikshmet, më kryeneçet, që i rezistojnë zhdukjes. Këto ligje të pashkruara janë zakonet. Ka zakone të mira, ka edhe zakone të këqija; edhe zakonet e mira kanë anët e tyre pozitive, po kanë edhe anët negative. Zakonet nuk qëndrojnë përgjithmonë të pandryshuara. Edhe ato, me zhvillimin e kushteve shoqërore që i kanë krijuar, pësojnë evolucionin e tyre. Zakonet janë ligje të pashkruara, që pësojnë ndryshime si edhe ligjet e shkruara, por me periudha vazhdimësie më të gjata.

Zakonet, pra, janë disa ligje që drejtojnë jetën shoqërore dhe i shërbejnë asaj. Me zakonet lidhen çështje ekonomike, politike, ideologjike, fetare, organizative, shëndetësore, të familjes, të fisit, të bajrakut, të monarkisë dhe, më përpara akoma, të feudalizmit e deri të periudhës së fillimit të jetesës së njeriut në shoqëri. Pra, zakonet, ashtu si dhe ligjet, kanë bazën e tyre të lindjes: ekonomike, politike, ideologjike, etike, organizative etj.

Ne flasim për t'i luftuar dhe për t'i zhdukur zakonet tona prapanike, por për ta bërë këtë duhet të zbulojmë burimin e tyre, të demaskojmë prejardhjen e tyre filozofike, idealiste, fetare, pse bazën ekonomike ne tani e kemi ndryshuar. Por, shikoni karakteristikën e zakonit: megjithëse baza ekonomike e kohës kur ai është vendosur ka ndryshuar krejt, zakoni vazhdon akoma të shfaqet, të veprojë, bile nën hundën tonë.

Të marrim Kanunin e Lekë Dukagjinit. Ky kanun është një përmbledhje dokesh e zakonesh mesjetare të vendit tonë. Doket dhe zakonet, që kanë marrë emrin e Lekë Dukagjinit, qeverisnin shoqërinë shqiptare, sidomos në Veri, në mënyrë të hekurt, saqë edhe sot ndihet zgjedha e tij barbare, antishoqërore, mesjetare. Shqipëria e Mesme dhe e Jugut, në qoftë se nuk kishin një ligj të koncentruar si Kanuni i Lekë Dukagjinit, për shkak të zhvillimit të tyre më të përparuar, edhe këto drejtoheshin nga disa ligje të pashkruara, që s'janë gjë tjetër veçse zakonet për të cilat po flasim, të cilat rregullonin dhe

drejtonin edhe ato, në mënyrë barbare, jetën e njerëzve, të familjeve, të fiseve etj.

Të shikuara me syrin e sotëm dhe në epokën tonë të socializmit, këto zakone janë barbare dhe ne duhet të luftojmë që t'i zhdukim, po historikisht ato janë produkti logjik i epokave të caktuara, i zhvillimit ekonomiko-shoqëror të tyre. E meta jonë në këtë çështje është ajo që, edhe kur studiojmë historinë e lashtë të popullit tonë, theksin e vëmë më shumë në zhvillimin historik dhe faktet e ndodhitë luftarake i shohim në mënyrë romantike, duke lënë në errësirë, gjoja për mungesë dokumentesh, faktorët ekonomikë dhe shoqërorë të zhvillimit të shoqërisë në epoka të ndryshme.

Ne themi se nuk kemi të dhëna dokumentare për studimin e këtyre anëve themelore të zhvillimit të shoqërisë, por në kohët tona, në socializëm, përse nuk kemi studiuar dhe vazhdojmë të mos studiojmë në mënyrë shkencore se sa thellë vepron Kanuni i Lekë Dukagjinit në Veri, ose zakonet e familjes, të fejesave, të fiseve dhe të fesë në popullin tonë? A na lejohet neve që një mëngjes të konstatojmë me habi se organizatat e Partisë në Veri jo vetëm nuk reagojnë, ose reagojnë dobët kundër zakoneve të kanunit, jo vetëm nuk i shpjegojnë, ose i shpjegojnë shumë dobët, po edhe i përdorin ato si pa gjë të keqe?

Po të mos ia zbulojmë rrënjët e vërteta shoqërore zakonit të keq, është e vështirë ta zhdukësh atë. Kështu ai mund të rrojë në shekuj. Po ju jap një shembull: Kur isha kalama, në Gjirokastër, në lagjen time rronte një plakë që quhej teto Merzo. Ajo vente derë më derë, duke mbajtur në xhepin e çitjaneve një kafkë qeni që ishte bërë si fildish nga përdorimi dhe me të «shëronte» njerëzit nga çdo sëmundje, të cilat ajo i përmblidhte në një sëmundje të vetme «ka marrë sysh». Kokën e qenit ajo ia shkonte të sëmurit në fytyrë, gogësinte tërë kohën dhe pas çdo gogësime pështynte lehtë «pf, pf». Përse jua them këtë rit magjistar të rëndomtë? Jua them vetëm për të treguar që ky rit origjinën e vet e ka të paktën 6 000-vjeçare.

Në një libër që lexoja kohët e fundit për shkencën dhe magjinë, bëhet fjalë për të njëjtin rit me kokë qeni ose me kokë çakalli, që përdorej në kohën e faraonëve dhe para faraonëve aleksandrinë. Edhe fallxhinjtë ose magjistarët egjiptianë bënin të njëjtat të pështytura «pf, pf» si të teto Merzos.

Te nuskat e hoxhallarëve, të dervishlerëve dhe të klerikëve të tjerë, që vazhdojnë të bëjnë edhe sot, ne shohim vetëm anën e spekulimit monetar nga këta matrapazë dhe harrojmë të shohim spekulimin filozofiko-klerikal-idealist të tyre, fillin e të cilit e gjejmë edhe në shumë zakone të tjera prapanike.

Ne me të drejtë indinjohemi kur mësojmë se filani shet vajzën ose fejon vajzën apo djalin që në mituri, po nuk thellohemi shumë për të gjetur arsyet shoqërore e filozofike të tyre, të zbulojmë që në këtë mes nuk ndërhyn vetëm faktori ekonomik i shumës së marrë, njëlloj si për një kafshë, por nëpërmjet martesave e krushqive mbështetej edhe forcimi i pushtetit të familjes dhe të fiseve, i sigurimit të tyre nga goditjet e jashtme. Për prindërit, për familjet, ruajtja e «unitetit» të familjes, e mbrojtjes së saj, e krijimit të aleancave qëndronte më lart se interesi individual ose humanitar.

Në epoka të caktuara, kur këto zakone lindnin, zhvilloheshin, përhapeshin, mbisundonte fuqia e kryetarit të familjes, të fisit, që ishte i vetmi në gjendje dhe i autorizuar të lidhte aleancat dhe t'i zgjidhte ato. E njëjta gjë ndodhte dhe me martesat, edhe me vdekjet. Ana ekonomike i linte vend çështjes së përfitimit politik dhe forcimit të pushtetit të familjes dhe të aleancave të saj nëpërmjet ndodhive të gëzuara dhe hidhërimeve. Në të gjitha këto dhe në të tjera fenomene të këtij lloji pleksej, natyrisht, edhe feja, superstruktura ideologjike, me një fjalë.

Nga e gjitha kjo unë mendoj se Partisë i vihet detyra të punojë akoma më seriozisht e më thellë për këto probleme, të cilat janë probleme shoqërore e që e kanë edhe anën e tyre të rëndësishme ideologjike. Përsëri them që kjo nuk mund të

jetë çështje vetëm e një grupi specialistësh (ata duhet ta planifikojnë e ta organizojnë shumë më mirë e më thellë punën e tyre), por është çështje e të gjithë kuadrove të Partisë e, në radhë të parë, e komiteteve dhe e sekretarëve.

A është e drejtë që, krahas indinjatës sonë për veprën jo të mirë të një komunisti që, nga një anë ka sakrifikuar dhe është gati të sakrifikojë edhe jetën e tij për Partinë, por, nga ana tjetër, fejon vajzën e tij në moshë të vogël, ose nuk ndikon nga ana e tij që t'u prishë agjërimin pleqve të tij, të mos ndiejmë edhe ne përgjegjësinë tonë të madhe e të pyesim: «A kemi bërë ne sa duhet për ngritjen e tij ideologjike?».

Një material të pasur ka aktualisht në dorë Partia për problemet e ndryshme shoqërore. Ne do t'i sillnim një dëm serioz punës sonë, në qoftë se këto do t'i regjistronim vetëm si fakte. Ne duhet të organizojmë studimin e imët, të thellë e serioz të tyre, të bëjmë përgjithësime të shumanshme teorike, politike, edukative. Të sistemojmë mbi këtë bazë luftën parimore dhe në përshtatje me praktikën e këtyre zakoneve prapanike, pse njerëzit nuk janë të qartë. Komunistët janë të bindur për drejtësinë e direktivave të Partisë dhe në ballë të luftës për të zbatuar këto direktiva jetëdhënëse, por, pasi i praNojnë, u lindin paqartësi. Në seminaret e Beratit me kuadrot, siç më raportuan, para se të mbyllej mbledhja, kur u pyetën pjesëmarrësit për problemet politike të kohës, ata drejtuan lart nga 100 pyetje.

Ç'karakter kishin këto pyetje? Të gjitha në dukje kishin karakter praktik. Për shembull: «Të bëj dasmë kur të martoj djalin apo jo?», «Të pres në shtëpi urime ose ngushëllime?», «Sa të gjerë ta bëj dasmën?» etj., etj. Por këto pyetje, që duken praktike, tregojnë se ideologjikisht te këta kuadro nuk ka akoma qartësi as për dasmën, as për fejesën, as për vdekjen. Populli këto i ngre se zakoni është i rrënjosur dhe baza e tyre nuk është vetëm ekonomike, por edhe filozofike, humanitare, materialiste apo idealiste. Partia nuk mund t'i rekomandojë tjetrit edhe shumën e të hollave që duhet të shpenzojë për

dasmën e vajzës, ose ta lejojë apo jo atë që të presë miqtë e tij që venë ta ngushëllojnë kur i vdes i ati. Gëzimet dhe hidhërimet janë fenomene shoqërore, kanë të bëjnë me ndjenjat e njerëzve, me dashurinë dhe me solidaritetin midis tyre. Si këto, ashtu edhe të tjera si këto, janë anët e mira të zakoneve. Partia e ka për detyrë t'i forcojë këto anë pozitive shoqërore, por ajo e ka njëkohësisht për detyrë që t'i shpjegojë e t'i interpretojë drejt edhe zakonet e këqija që janë pleksur me zakonet e mira. Në qoftë se këtë e bëjmë si duhet, as komunisti, askush nga populli nuk ka atëherë përse të pyesë për gjëra që teorikisht dhe politikisht u janë bërë të qarta. . .

Kur themi revolucionarizim i mëtejshëm i vendit tonë, i ndërgjegjes së njerëzve tanë, duhet të kuptojmë përmbysjen e shumë zakoneve, mënyrave, normave të jetesës dhe zëvendësimin e tyre me zakone, mënyra e norma të reja jetese. Prandaj 100 pyetjet e shokëve të Beratit, që i përmenda më lart, dhe një mijë e dhjetëra mijë pyetje të tjera që do të na bëhen, nuk duhet t'i quajmë as të rastit, as të bëra me frymë opozicionale, kundër revolucionarizimit. Jo, ato janë kërkesa të gjetjes së normave të reja të jetesës për të zëvendësuar të vjetrat që po shkallmojmë. Ky është një problem i ri i madh shoqëror që duhet të shoqërojë materializimin e idesë revolucionare të Partisë. Këto pyetje janë pozitive, janë në rendin e ditës. Prandaj t'u përgjigjesh atyre, ka rëndësi të jashtëzakonshme, pse neve na vihet detyrë serioze të zhvillojmë zakonet e mira, të luftojmë të këqijat dhe të vendosim zakone të reja socialiste, mënyrën socialiste të jetesës.

Ligjet socialiste, me të cilat ne rregullojmë jetën materiale dhe shpirtërore të popullit, gjatë zbatimit të tyre kthehen në shprehi, në jetë, bëhen zakone. Përveç këtyre, në marrëdhëniet e njerëzve, në familje, në shoqëri, lindin zakone të reja, lindin norma të reja jetese. Këto zakone pleksen dhe zhvillohen në rrugë të drejtë, kur ideologjikisht dhe politikisht punohet mirë dhe intensivisht nga ana e Partisë dhe, përkundrazi, ato marrin rrugë të shtrembër, kur Partia nuk punon si duhet.

Të marrim disa shembuj konkretë nga realiteti ynë. Partia kurdoherë ka rekomanduar të bëhet luftë kundër fesë, por në këtë drejtim është bërë pak. Çfarë ndodhte? Ndërsa ekonomia socialiste forcohej dhe ngrihej mirëqenia e njerëzve, kishat dhe xhamitë vazhdonin të frekuentoheshin. Përse ngjiste kjo dhe në një kohë që prona socialiste po forcohej? Sepse Partia, në fakt, nuk punonte gati fare në këtë drejtim kryesor të luftës.

Mund të biem prapë në gabime, po të mendojmë se tani xhamitë dhe kishat i prishëm, hoxhallarët dhe priftërinjtë rruan mjekrat dhe kjo punë mori fund. Po të mendojmë kështu dhe të kënaqemi vetëm pse zhdukëm mjetet, harrojmë që kjo që bëmë është vetëm alfa. Përpara është akoma më e madhja për të bërë, është për t'u bërë lufta shkencore kundër dogmës fetare, lufta kundër fesë, e pleksur kjo me praktikën e ndodhive në jetë.

Të marrim një fenomen shumë të hollë shoqëror, çështjen e gruas. Në këtë çështje ne po bëjmë përparime. Gruaja në shoqërinë tonë socialiste gëzon të gjitha të drejtat, ajo ka fituar liritë demokratike, është çliruar dhe vazhdimisht po çlirohet ekonomikisht, ka fituar të drejtën e divorcit etj., etj.

Po ç'ngjet në jetë? Në përgjithësi gruaja paraqitet më e lidhur me burrin, por kur e reja martohet, megjithëse i gëzon të gjitha të drejtat dhe liritë, vëmë re se ajo tregohet shumë më toleruese ndaj burrit sesa ky ndaj gruas. Këtu ne japim të gjitha arsyet përse ndodh një gjë e tillë, por harrojmë një arsye, një zakon, një traditë, atë që gruaja ka frikë nga divorci edhe për arsye se, po e ndau burri, ajo hyn automatikisht në atë kategori grash që me zor gjejnë burrë për t'u rimartuar ose nuk gjejnë dot fare, kurse burri gjen grua më lehtë, bile ai synon në të reja. Kjo është një nga arsyet e shumta, por të rëndësishme, që gruaja, pa e ditur, pa e ndier, pa e arsyetuar, i nënshtrohet kësaj peshe që nuk është e shkruar gjëkund, por që është shumë e zorshme për ta zhdukur dhe për këtë duhet punuar...

*Vepra, vëll. 35, f. 302-308, 311-313*

# T'I NGREMË GRATË NË VENDE DREJTUESE, PO EDHE T'I NDIHMOJMË

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**26 maj 1967**

...Kam edhe një rekomandim për problemin e gruas. Ngritja e grave në përgjegjësi ose futja e tyre në Parti është vetëm njëra anë e problemit të madh që kemi shtruar në lidhje me gruan dhe, bile, më e lehta. Ne do ta bëjmë këtë për të gjitha ato arsye që kemi thënë dhe, sigurisht, kur vetë gratë e meritojnë të pranohen në Parti ose të vihen në udhëheqje, dhe në këtë drejtim më duket se nuk është filluar keq. Mirëpo, sa e bëjmë këtë punë, e quajmë sikur e kryem detyrën, më pas gratë e pranuara në Parti ose ato që i ngremë në përgjegjësi i lëmë pas dore, nuk kujdesemi më për to. Po të veprohet kështu, duhet ta dimë që tani se nuk kemi bërë gjë. Këtë e them se ne e kemi shtruar edhe herë të tjera këtë çështje[2]. Edhe më parë

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raportit informativ «Mbi përfundimin e mbledhjeve për dhënie llogari e zgjedhje në organizatat-bazë të Partisë».

2. Këtij problemi shoku Enver Hoxha i kushtoi vëmendje edhe në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH, më 23 shkurt 1967, ku, ndër të tjera, theksoi: «Pse u mblodhën mënjanë në dhomën e një fabrike në Durrës 15 burra dhe folën keq për gratë që ishin ngritur në përgjegjësi? Kjo, natyrisht, është vërtet një rast, por megjithatë tregon për konceptet e tyre të gabuara, të cilat i ushqen edhe metoda burokratike

shumë gra i kemi ngritur në përgjegjësi, duke i vënë kryetare kooperativash bujqësore, brigadiere etj., por, pas dy-tre vjetësh, ato janë hequr përsëri, sepse askush nuk është kujdesur t'i ndihmojë, t'i udhëzojë, t'i inkurajojë e t'u forcojë besimin në punë. Kjo nuk tregon tjetër përveç dobësisë së punës sonë me njerëzit e rinj, sidomos me gratë. Kjo dobësi, përveç të tjerave, vjen edhe nga mentaliteti i vjetër i njerëzve se gruaja është një krijesë e dobët, prandaj besim ka më shumë te burrat, se gjoja vetëm ata janë të fortë dhe të aftë për çdo punë. Këto mendime prapanike të masës ndikojnë edhe mbi ne komunistët, prandaj edhe i lëmë pas dore ato gra që ngremë në përgjegjësi, të cilat, nga mungesa e ndihmës dhe nga gjithë ky presion që bëhet mbi to, bien në punë, nuk kanë rezultate. Përveç kësaj, atyre u qepen edhe plot gjëra të tjera për t'i diskredituar, për t'i luftuar, duke përhapur mendimin sikur nuk qenkan të zonjat, po sidomos se «nuk janë të ndershme», «janë imorale» etj. Para ca kohësh shokut Hysni [Kapo] i kishte ardhur një letër nga një grua, e cila ankohej se trajtohej keq jo vetëm nga fshati, por edhe nga organet në rreth, nuk i përfillnin ankesat e saj, pse kjo grua qenkësh «imorale». Shoku Hysni, në këtë rast, me shumë të drejtë, u tha shokëve të rrethit: «Pse të vihet në shenjë kjo grua dhe të mbahet një qëndrim i tillë ndaj saj? Ju thoni se qenka «imorale», mirëpo kjo grua këtë imoralitet e ka bërë me burra, a nuk është kështu? Nëse po, atëherë përse nuk merren masa edhe kundër këtyre burrave imoralë që i janë qepur pas kësaj gruaje, po vetëm kundër saj? Pse nuk keni mbledhur gjithë fshatin, ku të jetë edhe gruaja në fjalë, dhe t'i kërkohet të tregojë me gisht këta burra?». Pra, edhe sikur të ndodhë një rast si ky, nuk është e keqe vetëm

---

që përdoret në disa raste në emërimin e kuadrove... Në qoftë se ndonjëri në mbledhje të kolektivit do të ngrihet dhe do të pyesë, pse të vendoset kjo vajzë e re në këtë ose atë vend, kolektivi, që e do dhe e ka propozuar vetë atë, do të dijë t'i japë përgjigje». (Enver Hoxha, Vepra, vëll. 35, f. 92-93.)

kjo grua, por janë edhe burrat që i venë pas asaj, mirëpo shokët në bazë e gjejnë më kollaj të marrin masa vetëm kundër gruas që ka bërë një gabim, kurse për burrat, që në këtë rast janë shkaktarë të vërtetë të këtij imoraliteti, nuk merret asnjë masë.

Si ky shembull në jetë ka edhe shumë të tjerë. Prandaj Partia duhet t'u qëndrojë mbi kokë të gjitha gjërave. Nuk është e thënë që të gjitha gratë që ngremë në përgjegjësi të jenë flutura, të jenë plotësisht të zonjat. Ka edhe të pazonja, midis gjithë kësaj mase grash, po më parë se të mendojmë për t'i hequr, duhet t'u japim dorën, t'i ndihmojmë, të shohim nga afër ku i kanë pengesat dhe dobësitë, ku nuk e bëjnë dot punën, t'i udhëzojmë dhe t'i mësojmë si të punojnë. Nuk ka lindur njeri i ditur. Kur ndonjëra duket se, edhe pas gjithë kësaj ndihme që i është dhënë, nuk e kryen dot detyrën e ngarkuar, atëherë, kuptohet, s'kemi si e mbajmë, do ta heqim, pse nuk mund të mbajmë në atë vend pune një grua vetëm se është grua, kur shihet se ajo s'e bën dot. Por, në fillim, kur gjen vështirësi, një herë, dy, duhet dhe e kemi për detyrë ta ndihmojmë. Me këtë dua të them që vërtet t'i ngremë gratë në vende drejtuese, po të mos harrojmë që duhet edhe t'i ndihmojmë, me qëllim që të fitojnë aftësi dhe besim në veten e tyre. . .

*Vepra, vëll. 35, f. 384-386*

## MBI DISA ASPEKTE TË PROBLEMIT TË GRUAS SHQIPTARE

*Fjala në Plenumin e 2-të të KQ të PPSH*[1]

**15 qershor 1967**

Shokë,

Si konkluzion të pikës së parë, dëshiroj të them edhe unë disa mendime për këtë problem.

Partia i ka vënë vazhdimisht rëndësi shumë të madhe çështjes së gruas, këtij problemi shoqëror jashtëzakonisht të madh, me të cilin janë lidhur fatet e popullit, të socializmit dhe të komunizmit, e ardhmja e vendit tonë. Problemet e gruas nuk janë të veçanta, specifike, të veçuara e të izoluara nga problemet e tjera të shoqërisë, ato nuk janë probleme që mund të trajtohen dhe të zgjidhen me lehtësi ose, ca më keq, të injorohen. Problemi i gruas nuk është vetëm një problem sentimentesh dhe, pra, nuk mund të trajtohet në mënyrë sentimentale dhe romantike. Ai është një problem i madh i jetës, i zhvillimit dialektik materialist të historisë së njerëzimit.

Për këtë arsye Marksi, Engelsi, Lenini e Stalini dhe të

---

1. Plenumi i 2-të i KQ të PPSH, që u mbajt më 15-16 qershor 1967, në pikën e parë të rendit të ditës dëgjoi e diskutoi rreth raportit të Byrosë Politike të KQ të PPSH «Mbi thellimin e mëtejshëm të luftës për emancipimin e plotë të gruas dhe rritjen e rolit të saj në shoqërinë socialiste», mbajtur nga anëtari i Byrosë Politike dhe në atë kohë sekretar i KQ të PPSH, shoku Ramiz Alia.

gjithë nxënësit e tyre u kanë vënë një rëndësi të dorës së parë problemit të gruas, çlirimit të saj, emancipimit dhe formimit të personalitetit të vet në një shoqëri të lirë, pa shtypës, pa shfrytëzues.

Partia jonë jo vetëm nuk e la pas dore dhe as e nënvleftësoi kurrë problemin e gruas shqiptare, por gjatë gjithë luftës së saj dhe në të gjitha aspektet e kësaj lufte pati kujdesin e veçantë të theksonte, dhe jo në mënyrë sentimentale, rolin e madh të gruas si në luftën për çlirim, ashtu edhe në luftën për ndërtimin e socializmit. Këtë Partia jonë e bëri me plot pjekuri marksiste dhe, duke pasur parasysh në çdo hap vështirësitë që do të haste në rrugë (duke vënë, gjithashtu, përpara parimin e palëkundur se, në luftën për çlirimin e popullit nga çfarëdo zgjedhe, çlirimi i gruas shqiptare ishte i ngutshëm dhe kusht nga të dorës së parë), ajo arriti suksese të mëdha, që ne po i shtojmë dhe po i thellojmë çdo ditë. Prandaj merr një rëndësi të madhe kjo mbledhje e Plenumit të Komitetit Qendror për problemet e gruas shqiptare në rendin tonë socialist.

Studimi me vëmendje të madhe i fenomeneve shoqërore në zhvillimin e tyre, i marrëdhënieve të njerëzve në prodhim, i zhvillimit dhe i zbatimit të ideve të reja që frymëzon Partia jonë, gjendja e klasave të shoqërisë sonë në etapa të ndryshme dhe ndryshimet që ato bëjnë gjatë këtij procesi në vazhdim, kanë një rëndësi të jashtëzakonshme për Partinë, pasi ato vërtetojnë saktësinë e parimeve, pasurojnë teorinë me praktikën e socializmit, i japin mundësinë e madhe Partisë të përgjithësojë dhe ta çojë në masa këtë përgjithësim, i cili do të krijojë mundësi të reja, situata të reja, vlera të reja, që do të sigurojnë zhvillimin dhe përparimin e pandërprerë.

Socializmi është vepra e Partisë dhe e masave, prandaj direktivat e saj nuk mund të kuptohen e të zbatohen pa njohur e pa përpunuar terrenin ku ato do të zënë rrënjë dhe do të transformohen në një realitet objektiv. Zbatimi i drejtë i direktivave të Partisë varet, në radhë të parë, nga kuptimi i drejtë dhe i thellë që do të gjejnë ato në masat. Pra, masat du-

het të jenë në gjendje, ose më mirë të bëjmë që të jenë në gjendje, t'i kuptojnë ato plotësisht. Kjo varet nga shkalla e punës politike, ideologjike dhe organizative të Partisë dhe, që të kryhet mirë kjo punë, duhet absolutisht të bëhet ajo që thashë më lart: duke studiuar problemet shoqërore, të njihet mirë terreni.

Unë mendoj se kjo është një punë e të gjithëve dhe jo vetëm e disa specialistëve në filozofi, në problemet shoqërore ose në ekonominë politike; por as edhe vetëm e shkrimtarëve, e dramaturgëve ose e artistëve. Kjo është, në radhë të parë, një çështje partie, një çështje vije, është një çështje pa të cilën nuk mund të ecë puna e Partisë, pra, nuk mund të frymëzohen drejt, ose të thellohen në studime, apo të krijojnë vepra të realizmit socialist dhe shkencore marksiste-leniniste as shkrimtarët, as artistët, as dijetarët.

Kështu, pra, duhet të veprojmë ne për problemet shoqërore të fshatit dhe të qytetit, kështu duhet të veprojmë për problemet e veçanta të rinisë; po kështu edhe për problemin e madh shoqëror të gruas e të familjes sonë, që na preokupon sot në këtë Plenum të Komitetit Qendror.

Revolucioni ynë proletar, i udhëhequr nga Partia jonë marksiste-leniniste, do t'i përmbyste, siç i përmbysi, sistemin e vjetër feudalo-borgjez dhe orvatjen për fashistizimin e vendit tonë me pushtimin e tij nga fashisto-nazistët italianë dhe gjermanë, si dhe organizmat e pushtetit dhe superstrukturën e tyre. Revolucioni ynë proletar do të vendoste, siç vendosi, zhvilloi dhe pasuroi, nën udhëheqjen e Partisë sonë marksiste-leniniste, sistemin socialist, diktaturën e proletariatit, organizmat e saj të rinj proletarë dhe do të ndërtonte superstrukturën e vërtetë socialiste, të bazuar, të frymëzuar, të udhëhequr dhe të pasuruar nga teoria marksiste-leniniste dhe nga praktika socialiste.

Në kuadrin e kësaj përmbysjeje të madhe revolucionare, kur bota e vjetër u shemb dhe mbi gërmadhat e saj u ngrit bota e bukur, e re socialiste, u bë edhe çlirimi i gruas shqiptare,

si gjysma e popullsisë së vendit tonë, i cili ka një rëndësi të pallogaritshme për fatet e atdheut dhe të socializmit.

Revolucioni proletar, me revolucionin ekonomiko-shoqëror, me shkatërrimin e pushtetit ekonomiko-politik të feudo-borgjezisë, krijoi terrenin e vërtetë dhe kushtet e përshtatshme të çlirimit të popullit nga shfrytëzimi i njeriut prej njeriut dhe veçanërisht të gruas shqiptare.

Shoqëria jonë socialiste është në zhvillim, me anë të revolucionit tonë popullor po bëhen te ne transformime të mëdha cilësore. Këto ndryshime cilësore qëndrojnë në transformimin materialist të shoqërisë sonë dhe kanë krijuar e po krijojnë ide e teori të reja shoqërore, që luftojnë me të vjetrat dhe i zëvendësojnë këto. Idetë e reja janë një forcë e madhe, që përfaqësojnë ndryshimet e jetës materiale të vendit dhe e çojnë këtë përpara drejt progresit.

Është e domosdoshme të shpjegohen dhe të kuptohen idetë e reja, pasi pa to nuk bën dot shoqëria jonë. Këto ide i duhen asaj, sepse ato mobilizojnë dhe organizojnë masat kundër ideve e paragjykimeve të vjetra idealiste, mistike, borgjeze, që na i ka lënë si trashëgimin më të keq shoqëria e vjetër.

Partia po u hap rrugën forcave përparimtare të shoqërisë, një nga të cilat janë gratë. Idetë marksiste-leniniste të Partisë sonë pasqyrojnë nevojat objektive të zhvillimit të mëtejshëm të jetës materiale dhe morale të shoqërisë. Është, pra, e qartë dhe e domosdoshme që gruaja shqiptare të çlirohet nga çdo prangë e së kaluarës, nga çdo ide, nga çdo opinion ose paragjykim reaksionar, që e ka burimin në idetë e shoqërisë së vjetër feudo-borgjeze. Çlirimi i gruas shqiptare duhet të udhëhiqet nga teoria marksiste-leniniste e zhvillimit ekonomik të shoqërisë, nga ligjet e zhvillimit të prodhimit. Nën këtë prizëm ne shohim sa urgjente bëhet pjesëmarrja e gruas në prodhim dhe sa drejt e shpejt duhet t'i rregullojë Partia marrëdhëniet e reja në prodhim. Zhvillimi ekonomik i socializmit është në luftë me prapambetjen morale dhe materiale të gruas. Si në çdo gjë, edhe këtu veprojnë ligjet e dialektikës materialiste.

Pra, detyrat që shtron Partia për çështjen e gruas, puqen plotësisht me kushtet materiale të vendit, të krijuara nga Partia.

Krijimi i pronës socialiste të përbashkët të popullit, si në industri, edhe në bujqësi, në vend të asaj feudalo-borgjeze, dhe ligjet e përshtatshme revolucionare që e organizojnë, që e drejtojnë, që e pasurojnë dhe e çimentojnë atë në interes të të gjitha masave punonjëse, bënë që të ndryshojë progresivisht në mendjen e njerëzve koncepti i pronës, nga ai i pronës private në atë të pronës së përbashkët.

Me ndryshimet materiale, nëpërmjet një pune edukative intensive ideopolitike nga ana e Partisë, kurdoherë në mënyrë të organizuar, filluan të ndryshojnë edhe konceptet e vjetra idealiste borgjeze për këto probleme themelore të jetës sonë ekonomiko-shoqërore. Është e qartë që këto ndryshime, natyrisht, nuk kanë marrë fund, ato janë dhe do të jenë kurdoherë në zhvillim dialektik. E vjetra që vdes do të jetë kurdoherë në luftë e në përpjekje me të renë që lind dhe forcohet. Ne kemi akoma shumë e shumë për të bërë dhe për të luftuar kundër koncepteve reaksionare idealiste, që janë strukur në mendjen, në ndërgjegjen dhe në ndjenjat e njerëzve dhe që shfaqen në manifestimet e jetës, që veprojnë diku me virulencë, diku me më pak virulencë dhe që pengojnë ecjen përpara. Marksi, diku në një vend, thotë se të gjitha paragjykimet e të gjithë të vdekurve rëndojnë si një ankth i madh mbi ata që rrojnë. E tillë është forca e së kaluarës.

Pikërisht këtu qëndron rëndësia që po i vë Partia problemit të revolucionarizimit të mëtejshëm të saj dhe të gjithë popullit, pasi vetëm në këtë mënyrë do t'i kuptojmë më drejt e më thellë transformimet e jetës materiale dhe shpirtërore që po bëjmë, do t'i kuptojmë më drejt e më thellë ligjet që i udhëheqin këto transformime ekonomiko-shoqërore në socializëm, do të dimë t'i zotërojmë më mirë dhe më me efikasitet ato, për të bërë sa më shpejt dhe me baza të çelikta ndërtimin e socializmit dhe kalimin në komunizëm.

Më falni se po dal ca nga tema që po trajtojmë, por këtë po e bëj posaçërisht për të hyrë në temë. Sistemi kapitalist i shenjtërimit të pronës private, i shfrytëzimit të njeriut nga njeriu, i skllavërimit ekonomik dhe shpirtëror të njeriut, ka rënduar mbi të gjithë, por veçanërisht dhe në mënyrën më barbare mbi gruan. Gruaja ka qenë e para skllave, dhe më parë nga skllavi, në historinë e njerëzimit. Gjatë gjithë kësaj historie, pa kaluar në prehistori, qoftë në kohën e qytetërimit helenik, qoftë në epokën romake ose në mesjetë, në epokën e Rilindjes apo në kohën moderne dhe deri në «qytetërimin e rafinuar» kontemporan borgjez, gruaja ka qenë dhe është krijesa njerëzore më e skllavëruar, më e shtypur, më e shfrytëzuar, më e përbuzur nga çdo pikëpamje. Ligjet, zakonet, feja, seksi mashkullor atë e shtypin, e mbajnë nën thundër.

«...*antagonizmi i parë i klasave në histori,* — thotë Engelsi, — *bie në një kohë me zhvillimin e antagonizmit midis burrit dhe gruas në monogami, dhe shtypja e parë e klasës bie në një kohë me skllavërimin e seksit femëror nga seksi mashkullor*»[1].

«Gjeta gruan më të hidhur se vdekja», thotë diku Eklezi-asti, kurse shën Jan Krizostomi ka një mendim tjetër për gruan. Ai thotë: «Në mes të kafshëve më të egra nuk mund të gjesh më të dëmshme se gruaja».

Shën Toma d'Akuini, teologu filozof, që ka qenë një nga filozofët dominues të obskurantizmit mesjetar, mendonte dhe profetizonte se «fati i gruas është të rrojë nën thundrën e burrit»; dhe, më në fund, për ta mbyllur me këto citate barbare, «natyra i ka bërë gratë skllavet tona», ka thënë Napoleoni.

Të tilla ishin pikëpamjet e kishës dhe të borgjezisë për gruan. Të tilla vazhdojnë të jenë ato edhe tani. Në Evropë dhe në gjithë botën ka filozofë e letrarë të panumërt që epërsinë e

1. K. Marks e F. Engels, «Vepra të zgjedhura», vëll. II, f. 234. Tiranë, 1975.

burrit mbi gruan e kanë bërë një mit. Për ata burri është i fortë, luftëtar, kurajoz dhe, pra, më i zgjuar, prandaj ai është i predestinuar të sundojë, të drejtojë. Kurse gruaja, nga ana e saj, është prej natyre e dobët, pa mbrojtje, pa kurajë, pra duhet të sundohet dhe të drejtohet. Teoricienë të borgjezisë, si Niçe dhe Frojd, mbrojnë, gjithashtu, teorinë se mashkulli është aktiv dhe femra pasive. Kjo teori reaksionare dhe antishkencore të çon, siç çoi, në politikë në nazizëm dhe, në seksologji në sadizëm.

Nënat, gjyshet dhe stërgjyshet tona e kanë vuajtur këtë skllavëri të rëndë, i kanë hequr në kurrizin e tyre plot plagë këto mizori trupore dhe shpirtërore. Tani, kur te ne ka triumfuar revolucioni, kur ndërtohet me sukses socializmi, Partia na vë si detyrë të madhe, në mes detyrave më të mëdha, çlirimin e plotë dhe përfundimtar të gruas nga çdo prangë e së kaluarës së hidhur, na vë për detyrë emancipimin e plotë të gruas shqiptare.

Marksizmi na mëson se pjesëmarrja në prodhim dhe çlirimi nga shfrytëzimi kapitalist janë dy fazat e emancipimit të gruas. Partia jonë, që ndjek e zbaton me besnikëri parimet marksiste-leniniste, e çliroi me luftë dhe me revolucion popullin, dhe veçanërisht gruan, nga shfrytëzimi kapitalist dhe e hodhi atë në prodhim.

Mund të themi, pra, se duke i plotësuar këto dy faza, duke e zhdukur plotësisht që nga rrënjët shfrytëzimin kapitalist dhe duke e zhvilluar me vrull më tej pjesëmarrjen në prodhim, ne kemi arritur suksese të mëdha në emancipimin e gruas, emancipim që duhet të zhvillohet e të thellohet më tej. Gruaja, që është një forcë kolosale, përparimtare, po merr pjesë, krahas me punën prodhuese shumë të frytshme, në revolucionin e madh arsimor e kulturor, po thyen çdo barrikadë, po kapërcen çdo pengesë e paragjykim, tregon në çdo lëmë forcën e saj krijuese, fizike dhe mendore, pastërtinë e saj shpirtërore dhe morale; ajo po merr dhe do të marrë çdo ditë e më shumë pjesë në qeverisjen e vendit, në drejtimin e industrisë, të buj-

qësisë, të arsimit e të kulturës. Direktiva e Leninit se «çdo kuzhiniere duhet të mësohet të drejtojë shtetin», po zbatohet çdo ditë e më me sukses nga Partia jonë.

Prandaj çështjen e pjesëmarrjes masive të grave në prodhim, në drejtimin e ekonomisë dhe të shtetit, në marrjen e arsimit dhe të kulturës, Partia duhet ta kuptojë thellë, jo vetëm si një faktor ekonomik përparimtar të rëndësishëm, por, pse është i tillë, ai ka njëkohësisht edhe rëndësi të madhe ideologjike, politike, kulturore. Pa zgjimin e gruas, pa pjesëmarrjen e saj aktive e të ndërgjegjshme, asgjë nuk mund të ecë drejt dhe si duhet.

Njerëzit duhet ta kuptojnë një herë e mirë dhe thellë se emancipimin e gruas, përkrahjen dhe ndihmën që duhet t'i japim asaj për të zënë vendin e merituar në shoqërinë socialiste, nuk duhet t'i konsiderojnë si dhuratë, por si detyrë imperative, nuk duhet ta konsiderojnë si mëshirë që seksi i ashtuquajtur i fortë i jep seksit të ashtuquajtur të dobët, ose si njëfarë koncesioni, ose disi si hapje rrugë femrave nga burrat, që gjoja janë eprorë dhe të predispozuar të udhëheqin e të komandojnë, nga intelekti ose nga struktura fizike e tyre. Njerëzit, pra, duhet ta zbatojnë këtë mësim të Partisë jo vetëm pse e tha Partia, por të kuptojnë thellë arsyet ideologjike, politike dhe ekonomike që e bënë Partinë të ngulë këmbë fort në këtë problem të madh.

I ritheksoj këto gjëra pasi shumë shokë partie i kuptojnë përciptas, disa nuk i kuptojnë ose i kuptojnë shtrembër. Të marrim çështjen e pranimit të shoqeve në Parti. Kjo punë diçka ka lëvizur dhe po lëviz, por akoma nuk ka një kuptim të thellë parimor, ashtu siç duhet për të. Fakt është se në Parti shumica dërrmuese e anëtarëve janë burra. Pse ngjet kjo dhe sidomos pas Çlirimit? Unë mendoj se burimin kjo e ka në paqartësinë ideologjike të anëtarëve të Partisë për rolin e gruas në revolucion e në socializëm, në ato pikëpamje prapanike, të fjetura, feudalo-borgjeze në ndërgjegjen e komunistëve, në të ashtuquajturën epërsi në aftësitë fizike dhe mendore të burrit

mbi gruan, e ka burimin në pikëpamjet që theksova më lart, që, natyrisht, janë të atenuara, por që prapë ekzistojnë, se burri duhet ta qeverisë shtetin, të drejtojë punët, pra në Parti ai duhet të jetë para gruas. Këto pikëpamje të gabuara duhet t'i luftojmë dhe t'i çrrënjosim, të kuptojmë rrezikshmërinë e tyre dhe pranimi i gruas në Parti të vihet absolutisht në kushte të barabarta me ato të burrit. Pranimet për të dy sekset duhet të udhëhiqen nga të njëjtat kushte dhe rregulla të Statutit të Partisë, por në radhë të parë nga ideologjia e Partisë, që përshkon çdo fjalë të Statutit dhe të veprimtarisë së saj. Kjo është pikë kyç nevralgjike.

Gruaja duhet ta ndiejë efektivisht që është brenda në Partinë e vet, ajo drejton nëpërmjet Partisë së saj, merr pjesë aktive në përpunimin e ligjeve të Partisë dhe i zbaton e i kontrollon ato me pjesëmarrjen e vet aktive revolucionare në jetë, në prodhim dhe në drejtim.

Problemi i madh i emancipimit të plotë të gruas nuk mund të kuptohet dhe nuk mund të zgjidhet pa marrë pjesë aktive në të gruaja, jo vetëm në praktikë, në zbatim, por edhe në drejtimin e kësaj pune të madhe, që përbën një nga faktorët vendimtarë të ndërtimit dhe të kalitjes së njeriut të ri socialist, në krijimin e kushteve sa më të përshtatshme për brezat e rinj që do të përjetësojnë socializmin dhe komunizmin.

Le të përfitojmë nga ky diskutim shumë i frytshëm që po bëjmë në këtë Plenum të Komitetit Qendror për këtë problem kaq të rëndësishëm, për ta thelluar dhe për ta sqaruar atë më tej nga ana filozofike dhe ideologjike, duke u bazuar në mësimet e pavdekshme të klasikëve tanë dhe në realitetin objektiv të shoqërisë sonë.

Një nga deduksionet e mëdha shkencore të marksizëm-leninizmit është ai që thotë se skllavërimi i gruas është i lidhur me shfaqjen e pronës private. Ky deduksion i madh teorik ndodhet në librin e famshëm të Engelsit «Origjina e familjes, e pronës private dhe e shtetit». Që t'i kuptojmë si duhet nga ana teoriko-filozofike marksiste-leniniste këto pro-

bleme, që të kuptojmë mirë zhvillimin dialektiko-materialist të shoqërisë sonë shqiptare në të kaluarën dhe në të tanishmen, që të kuptojmë dhe të interpretojmë drejt fenomenet e jetës që zhvillohen me vrull para nesh dhe të përcaktojmë në mënyrë korrekte marksiste-leniniste vijën që duhet të ndjekim për ndërtimin e jetës së re, çdo komunist duhet të bëjë përpjekje dhe ta studiojë këtë libër ose pjesët e tij të zgjedhura, të cilat, edhe në qoftë se nuk ekzistojnë, t'i përgatitim në mënyrë të përpunuar, që t'i kuptojnë të gjithë.

Po të studiojmë me kujdes veprën e At Shtjefën Gjeçovit, Kanunin e Lekë Dukagjinit, dhe veçanërisht kapitujt për pronën, për trashëgiminë, për familjen, për gruan dhe martesat, do të shohim në realitetin tonë vërtetësinë e madhe e gjeniale të veprës së Engelsit. Do të shohim se si prona private e mban në skllavëri të tmerrshme gruan, se si ajo, në fakt, është shndërruar në një pronë të thjeshtë, që mund të blihet, të shitet. Në të thuhet konkretisht: «Burri ka të drejtë me e rrah gruen, me e lidh gruen kur ia përbuz fjalën dhe urdhnin... Kurse baba ka të drejtë me rrah, me lidh, me burgos e me vra të birin dhe të bijën... Grueja e ka për detyrë ndaj burrit me i ndej nën sundim... Gjaku i grues ban 1500 grosh» etj.

Natyrisht, jemi larg me shekuj nga zbatimi integral i Kanunit të Lekë Dukagjinit. Jemi, gjithashtu, larg periudhës kur At Gjeçovi bëri përmbledhjen e tij. Por kjo nuk do të thotë se nuk ekzistojnë deri diku, natyrisht, jo në mënyrë të mprehtë si përpara, fryma dhe rutina e tij në zbatimin e mjaft prej këtyre zakoneve që neve na dalin përpara, sidomos në jetën shoqërore të malësive.

E meta e Partisë në Veri, dhe në përgjithësi e studiuesve tanë teoriko-shoqërorë, është ajo që ata as e kanë shikuar si duhet realitetin shoqëror dhe zhvillimin e tij në këto krahina dhe as që kanë marrë mundimin ta studiojnë seriozisht veprën e At Shtjefën Gjeçovit, që ka një rëndësi historike dhe shoqërore. Studimi i kësaj vepre do t'i ndihmojë studiuesit tanë ta bëjnë mirë diagnozën e gjendjes aktuale të marrëdhënieve

shoqërore në Veri, për të parë përmbysjet, evolucionet dhe për të forcuar punën tonë ideologjike, propagandistike dhe organizative.

Ndryshime kolosale janë bërë në jetën shoqërore të vendit tonë, në marrëdhëniet shoqërore dhe private të njerëzve, si dhe në botëkuptimet filozofike të tyre, jo vetëm duke i krasuar këto me Kanunin e mbledhur nga Gjeçovi, jo vetëm me kohën e regjimit feudo-borgjez të Zogut, por neve na vihet detyrë të rishikojmë Kodin tonë Civil, të hartuar në pushtetin tonë dhe që, i parë në dritën e ndryshimeve revolucionare që po bën Partia, shumë kapituj e nene të tij mund të jenë vjetruar.

Të marrim pikërisht çështjen e pronës private, burimin e kaq të këqijave. Atë Partia po e përmbys, po e shkatërron nga themelet materialisht dhe teorikisht, ajo nuk është më baza materiale e rendit tonë socialist, i cili mbështetet në pronën e përbashkët të mjeteve të prodhimit. Bashkë me pronën private, duke u mbështetur në filozofinë tonë materialiste, ne po shkatërrojmë tani edhe gjithë superstrukturën dhe filozofinë e saj dhe po e zëvendësojmë atë me superstrukturën tonë, me filozofinë tonë materialiste. Këtu qëndron veçanërisht burimi i suksesit tonë në problemin që na intereson sot në këtë Plenum, në çështjen e emancipimit të plotë të gruas.

Por çështjen e zhdukjes së pronës private ne nuk duhet ta konsiderojmë si plotësisht të arritur fizikisht, dhe ca më pak ideologjikisht. Marksi thotë:

> *«Prona private na ka bërë aq budallenj e të njëanshëm, saqë një send është* **yni** *vetëm kur e zotërojmë, domethënë, kur ai ekziston për ne si kapital, ose kur e zotërojmë drejtpërsëdrejti, e hamë, e pimë, e veshim...»*[1].

---

1. K. Marks e F. Engels, «Mbi letërsinë dhe artin», vëll. I, Tiranë, 1976, f. 188.

Dhe vazhdon:

*«Prandaj vendin e* **të gjitha** *ndjenjave fizike e shpirtërore e ka zënë jetërsimi i* **të gjitha** *këtyre ndjenjave — ndjenja e* **zotërimit**»[1].

Është pikërisht ky terren që okupohet nga ndjenjat dhe sentimentet e pronës private, personale, që thotë Marksi, të cilin ne nuk e kemi spastruar akoma, punë kjo për të cilën na duhet të bëjmë një luftë të madhe, të gjatë, ideologjike dhe politike, për të arritur reformat materiale në ndryshimet fizike të pronës e të shumë çështjeve të tjera.

Revolucioni ynë proletar, i udhëhequr nga Partia, ka krijuar të gjitha kushtet materiale dhe morale që pikërisht nga terreni ynë, me një luftë revolucionare të vazhdueshme dialektike të të kundërtave, të spastrohen mbeturinat e ideologjisë idealiste nga ndërgjegjja e njerëzve. Neve na bie barra ta çojmë kurdoherë më tej revolucionin, të krijojmë e të forcojmë botëkuptimin e ri në mendjen dhe në ndërgjegjen e njerëzve, të cilët të mendojnë dhe të rrojnë si revolucionarë, t'i shpjegojnë fenomenet e jetës, t'i zhvillojnë, t'i zgjidhin marrëdhëniet në mes tyre, në mes tyre dhe shoqërisë, jo më në mënyrën e vjetër, jo më me botëkuptimet idealiste, fetare, borgjeze, por me botëkuptim materialist, ateist, socialist. Në këtë fushë Partia, krahas me zhvillimin material të shoqërisë sonë socialiste, për shumë kohë ka për të bërë një luftë të madhe për zhvillimin moral në rrugën marksiste-leniniste të shoqërisë sonë.

Edukimin marksist-leninist të njerëzve tanë Partia nuk ia ka lënë dhe as do t'ia lërë kurrë spontaneitetit. Por që të mos ia lërë spontaneitetit, duhet të forcohet e të thellohet organizimi i edukimit të Partisë dhe të masave.

Çdo gjë që ne ndërtojmë, transformojmë, krijojmë, bëhet

1. K. Marks e F. Engels, «Mbi letërsinë dhe artin», vëll. I, Tiranë, 1976, f. 188.

sipas ligjeve marksiste-leniniste, asgjë nuk bëhet jashtë ligjeve objektive të natyrës dhe të shoqërisë. Por çdo gjë duhet të shpjegohet dhe të kuptohet, pasi ajo ka anën e vjetër që shembet, që vdes, dhe anën e re, që lind e forcohet. Dhe e vjetra vdes me zor e pikërisht për këtë edhe e reja lind me përpjekje dhe me luftë. Që e reja të rritet si duhet, shpejt dhe e shëndetshme, natyrisht, duhet t'i shpjegojmë mirë ligjet e zhvillimit dhe ligjet, si të thuash, të pengimit, pasi vetëm kështu edukata bëhet e plotë.

Për problemet e gruas, që shumë mirë i vuri në dukje raporti i Byrosë Politike, mbajtur nga shoku Ramiz, dhe diskutimet e mira të shokëve, në drejtimet që përcakton raporti, ne duhet të marrim edhe masa materiale organizative që, pavarësisht se duken si të veçanta, janë pjesë e pandarë e zhvillimit dhe e forcimit të ekonomisë së përgjithshme socialiste, pasi krijojnë kushte të mëtejshme të pjesëmarrjes më të gjerë të gruas në prodhim, lehtësojnë ngarkesën e saj nga punët e rënda shtëpiake dhe nuk janë aspak të paefektshme në të gjitha fushat. Në të kundërtën, ato ndihmojnë për luftimin e mbeturinave ideologjike mikroborgjeze që e mbajnë akoma gruan nën njëfarë zgjedhe ose gjendjeje inferioriteti ndaj burrit.

Po të studiojmë me kujdes zhvillimin e shoqërisë sonë, dhe jo vetëm sonës, ne do të konstatojmë se ka rrënjë të thella çështja që vetë gruaja e gjen si një gjë të drejtë, krejt të natyrshme, inferioritetin e saj përpara burrit. Ky zakon është rezultat i kushteve shoqërore në të cilat kanë jetuar dhe kanë menduar nënat dhe motrat tona. Këtë zakon ne duhet të përpiqemi ta zhdukim, pasi edhe kushtet shoqërore po i ndryshojmë. Këto ndryshime shoqërore që po bën revolucioni ynë proletar, synojnë edhe në zhdukjen e antagonizmit të sekseve, domethënë të nënshtrimit të gruas ndaj burrit.

Antagonizmi i sekseve, siç na mëson Engelsi, mund të konsiderohet si i pari manifestim i luftës së klasave në historinë e njerëzimit.

Revolucioni proletar, ashtu siç zhduk kapitalizmin, bor-

gjezinë dhe ideologjinë e saj, ashtu siç zhduk shfrytëzimin e njeriut nga njeriu dhe e çon njerëzimin në një shoqëri pa klasa, ashtu zhduk edhe këtë antagonizëm në mes sekseve. Këtë ai e bën duke e çliruar plotësisht gruan nga çdo gjë që pengon liritë dhe të drejtat e saj të barabarta me burrin.

Martesa është një moment me shumë rëndësi në jetën e njeriut, me të cilën janë lidhur shumë zakone prapanike, që, aktualisht, edhe në qoftë se nuk ekzistojnë më te ne në atë mënyrë të acaruar si më parë, ekzistojnë prapëseprapë disa tradita të rënda që ruhen.

Engelsi thotë se martesa e bazuar mbi dashurinë është morale dhe atje ku dashuria qëndron, vetëm atje është martesa.

Në shoqërinë tonë socialiste për këtë ngjarje të madhe të jetës së njeriut duhet të udhëhiqemi nga ky parim.

Duhet njohur se te ne ekzistojnë dhe shprehen mentalitete të gabuara e prapanike për dashurinë. Kjo konsiderohet si diçka e turpshme, e palejueshme, jonormale. Mjaft herë dashuria, në mos plotësisht, taksohet si një gjë amorale, «që gruan e çon në kurvëri dhe burrin në degjenerim». Këto janë mentalitete jo të drejta. Në qoftë se ka diçka që s'ka të bëjë aspak me kurvërinë, kjo është dashuria e vërtetë. Në kurvëri nuk ka dashuri.

Për fat të mirë vendi ynë nuk e ka njohur këtë plagë të tmerrshme të kurvërisë, që ne duhet ta luftojmë deri në tendencën më të vogël të shfaqjes së saj, tendencë që mund të ndodhë nga shtruarja jo drejt, jo në rrugën marksiste-leniniste, e çështjes së dashurisë dhe të martesës, nga mosluftimi si duhet në praktikë dhe në teori i pikëpamjeve dhe i praktikave borgjeze e idealiste në këto çështje.

Vendi ynë ka njohur martesat me dhunë, ka njohur ligjet skllavëruese, poligamike dhe torturuese të sheriatit për gratë; ai ka njohur ligjet e katolicizmit, të Vatikanit, që jo vetëm e skllavëronin dhe e poshtëronin gruan, por e torturonin atë egërsisht dhe shpirtërisht. Ndarja e shtetit nga kisha, vendosja e Kodit Civil, Lufta Nacionalçlirimtare dhe ndërtimi i socializ-

mit bënë që, në bazë të ligjeve, në vendin tonë të mos njihet tjetër martesë, përveç asaj të pranuar me dëshirë dhe me vullnet krejt të lirë nga djali dhe nga vajza përpara gjendjes civile të shtetit; ata shqelmuan përgjithmonë praktikat shoqërore të së kaluarës. Por me gjithë këtë realitet, megjithëse në praktikë janë zhdukur shumë paragjykime, do të gabonim në rast se do të mendonim që çdo gjë në këto probleme e kemi vënë drejt dhe s'duhet të preokupohemi më, ose të shkojmë nga rruga që këto t'ia lëmë kohës t'i ndreqë. Duhet punuar që koha të shfrytëzohet mirë për të krijuar zakone socialiste dhe opinionin e përshtatshëm publik për të sotmen dhe për brezat që vijnë.

Megjithëse në vendin tonë po ndërtohet socializmi, me gjithë përparimet e mëdha ekonomike, politike, ideologjike, kulturore etj., në popull dhe në komunistë jo vetëm ekzistojnë opinione të gabuara, patriarkale, por konstatojmë se si pa gjë të keqe vazhdohet akoma zakoni i egër i shitjes së vajzave dhe i fejesave që në djep. Ishin këto që na hapën akoma më mirë sytë për të mos i lënë më pas dore këto çështje kaq të rëndësishme dhe të rrezikshme.

Martesa është një akt, një fakt shoqëror, ajo nuk duhet të konsiderohet si një koncept filozofik. Por ky fakt shoqëror ka filozofinë e tij, si në shoqërinë tonë, ashtu edhe në atë borgjeze.

Për borgjezinë martesa është bërë një treg ku burri dhe gruaja shiten reciprokisht. Në bazë të kësaj martese nuk qëndrojnë në fakt ndjenjat e pastra, por ndjenjat e egra të pronës dhe të interesit privat, të pasurisë, të trashëgimisë, të kurvërisë së burrit dhe të gruas. Në regjimet kapitaliste-borgjeze aparencat e lirisë janë të gënjeshtërta, gjoja modernizmat duan të tregojnë atë që në realitet nuk ekziston aspak, lirinë e individit, çlirimin e gruas nga zgjedha kapitaliste dhe ndjenjat e pastra. Këto fenomene shoqërore pozitive, në vendet ku sundon kapitali, i gjen vetëm në gjirin e proletariatit.

Kurse te ne, ku çlirimi i gruas është siguruar, janë arritur kushtet e krijimit të martesave të bazuara në dashurinë. Te ne

po kalohet, siç e ka thënë Engelsi, *«nga mbretëria e domosdoshmërisë në mbretërinë e lirisë»*.

Ndjenjat e kulluara duhet të përpunohen dhe të kaliten më tej nga ideologjia jonë marksiste-leniniste. Ne kemi për të bërë shumë në këto drejtime. Ç'na thotë Engelsi? Duke folur për reperkusionet e regjimit komunist mbi familjen, ai thotë se regjimi komunist,

> *«. . . do t'i transformojë raportet ndërmjet sekseve në raporte krejt personale. . . Kjo do të arrihet kur të zhduket prona private, kur të sigurohet edukimi shoqëror i fëmijëve dhe do të shkatërrohen kështu dy baza themelore të martesës aktuale (borgjeze), domethënë nënshtrimi i gruas ndaj burrit dhe ai i fëmijëve ndaj prindërve»*[1].

Ky është një program i madh pune për ne. Sa shumë duhet të mendojmë ne mbi këto mësime të marksizëm-leninizmit!

A nuk na vihet neve si një detyrë nga më të rëndësishmet të rishikojmë vazhdimisht me një sy marksist-leninist karakterin e marrëdhënieve prindër-fëmijë, t'i vëmë këto marrëdhënie në rrugë të drejtë dhe t'i spastrojmë nga çdo gjë e vjetër idealiste, mikroborgjeze? Sigurisht, na vihet.

Shumë herë në këto çështje kaq të gjera sa edhe delikate, ndjenjat dhe sentimentet e pastra reciproke dhe këshillat e drejta të prindit ndaj fëmijëve dhe, anasjelltas, të këtyre ndaj prindërve, konfondohen me koncepte borgjeze e mikroborgjeze të pronës dhe të pikëpamjeve idealiste lidhur me të.

Nuk e kam fjalën këtu për ndjenjat e pastra të dashurisë së prindërve ndaj fëmijëve, për kujdesin e rritjes dhe të edukimit të tyre; po kështu, as për dashurinë e madhe, respektin dhe mirënjohjen që fëmijët duhet të kenë dhe të ruajnë për prindërit e tyre gjatë gjithë jetës. Këto marksizëm-leninizmi

1. K. Marks e F. Engels, Veprat, bot. rus., vëll. 4, f. 336-337.

jo vetëm nuk i zhduk, por, përkundrazi, i kalit, i forcon, i zhvillon në një diapazon madhështor, që nuk kufizohen vetëm në familje, por në mbarë shoqërinë. Çështjen e kam në ato shfaqje dhe tendenca, në marrëdhëniet tona shoqërore që krijohen dhe vendosen në zhvillim, në dukje si «një proces normal», por që dalngadalë, nën presionin e zakoneve dhe të opinioneve të padrejta e të gabuara, shndërrohen në tirani, në barbarizma, siç janë martesat e të miturve, shitja e vajzave, rrahja dhe përbuzja e grave dhe e fëmijëve. Të gjitha këto, në praktikë dhe në teori, në prodhim dhe në ideologji, pasqyrojnë ligjet e pikëpamjet filozofike të shoqërisë borgjeze.

Të marrim shfaqjen e një zakoni, të një sentimenti që ka ekzistuar dhe ekziston akoma. Këtij zakoni tani të gjithë nuk i vënë rëndësi, por dhjetëra vjet më parë ka pasur shumë burra, bile edhe tani ka disa që, për shkak të zakonit, ndajnë edhe gratë. E kam çështjen e lindjes së djalit ose të vajzës në familje. Ky është një ligj biologjik i natyrës, për ndryshimin e të cilit janë të pafuqishëm qoftë vullneti i prindërve, qoftë shkenca. Mirëpo këtu ekzistojnë preferenca të theksuara dhe, nganjëherë, shumë të rrezikshme e me pasoja të rënda. Preferencat janë për djemtë. Në familje është gëzim kur lind djalë. Nuk ngjiste kështu kur lindte vajzë, shumë herë, bile, ngjiste e kundërta. Që në lindje bëhet dallimi i sekseve, fillon krijimi i antagonizmit të tyre, antagonizëm që ushqehet nga vetë prindërit.

Në këtë mes ka diçka që i mposht ndjenjat që prindi duhet të ketë në mënyrë të natyrshme për fëmijët, të çfarëdo seksi që të jenë. Por ç'është kjo diçka e rrënjosur kaq fort në ndërgjegjen e njerëzve që të bëjë tek ata këtë preferencë flagrante në ndjenjat për krijesat e tyre? Kjo diçka nuk është tjetër veçse karakteri i pronës, i cili ka farkëtuar edhe karakterin e marrëdhënieve prindër-fëmijë dhe të drejtat borgjeze e mikroborgjeze të prindërve ndaj fëmijëve.

Botëkuptimi borgjez, i bazuar mbi pronën private, ka në vetvete edhe idenë e ruajtjes së sundimit të prindit mbi fëmi-

jët, të privimit të këtyre nga të drejtat dhe nga liritë. Kështu, nuk ka liri jashtë caqeve të interesave të pronës private në zhvillim dhe të trashëgimisë. Siguruesi i kësaj ruajtjeje është burri, pra djali dhe jo vajza. Këtej lind ideja se «djali është shtylla e shtëpisë», kurse vajza «është për derë të huaj», pra ajo edhe mund të shitet, duke e fejuar në çfarëdo moshe, mjaft që nga kjo «e ardhur» të forcohet qoftë ekonomikisht, qoftë pushteti në shoqëri i pronës private të prindërve.

Nga interesi ekonomik lind «epërsia» e mashkullit mbi femrën, lind autoriteti patriarkal mbi fëmijët, lindin martesat pa dashuri, por të pleksura e të autorizuara nga prindërit dhe të palejueshme, pa pëlqimin e tyre. Kështu dilet në rrugën që ndjenjat vihen në shërbim të pronës private, në vend që ato ta zhdukin idenë e pronës, rrugë në të cilën ecën me vendosmëri Partia jonë.

Duke vendosur, pra, marrëdhënie të drejta në rrugën marksiste-leniniste në mes prindërve dhe fëmijëve, atëherë merr një kuptim të drejtë dhe të madh uniteti i familjes, i bazuar në ndjenja të pastra dhe në liri të plota. Burri nuk mund të thotë më se «gruaja është e detyruar të më bindet, se e kam blerë», ose «gruaja duhet të punojë më shumë se gomari, pasi gomari ha kashtë, kurse gruaja ha bukë».

Partia jonë duhet të punojë intensivisht ideologjikisht që familja shqiptare të kalitet, gjë që bëhet vetëm kur vendosen marrëdhënie të drejta, të barabarta, të lira, të pleksura me ndjenja të pastra e të thella, larg çdo nënshtrimi ose mbeturine të pronës private dhe koncepteve të saj, pasi duhet të njohim që koncepte të huaja ekzistojnë në kokat tona.

Në disa intelektualë ekziston koncepti për të mos u martuar me shoqe të mësuara, qofshin këto edhe me origjinë ose gjendje punëtore, të shtyrë nga pikëpamja mikroborgjeze për të sunduar mbi gruan, për të qenë eprorë ndaj saj, për ta destinuar atë brenda katër mureve dhe për punët shtëpiake. Natyrisht, të tilla pikëpamje të huaja për shoqërinë tonë duhen luftuar.

Disa herë nuk ka harmoni në familje. Unë nuk do t'i analizoj të gjitha shkaqet, por në qoftë se s'gabohem, arsyet e vërteta duhet t'i gjejmë vetëm në interesin e pronës. Atje e kanë ato burimin, pavarësisht nën ç'petk shfaqen. Këtë burim populli e shpreh kështu: «Fukarallëku sjell grindje». Nga pikëpamja e filozofisë sonë kjo do të thotë se fukarenjtë nuk grinden me njëri-tjetrin, por ngrenë krye kundër atyre që kanë pushtetin ekonomik, por edhe atë politik, si të thuash.

Në familje ka mosmarrëveshje dhe disa herë grindje në mes nuses së re dhe prindërve të burrit. Mund të themi se fajet i kanë të dyja palët. Mundet, por nuk duhet harruar se (sidomos te brezat e prindërve tanë, bile edhe te ne vetë, sido që shumë më lehtë se tek të parët) ekziston tendenca e prindërve që djali dhe nusja duhet t'u binden atyre në çdo gjë. Botëkuptimet e tyre janë të papastruara dhe kjo është e kuptueshme. Ata, duke qenë të rritur në një shoqëri borgjeze patriarkale, e kanë vështirë ta kuptojnë plotësisht se nusja nuk duhet të jetë e bindur ndaj tyre për çdo gjë. Çdo veprim të nuses, e ardhur e huaj në familje, ata e shohin me dyshim, se mos ajo e bën për vete djalin, «shtyllën e shtëpisë», se mos e largon djalin e tyre nga pushteti i prindërve dhe cenohet kështu interesi i tyre ekonomik personal. Kjo ngjet ca më shumë kur prindërit tanë pleq nuk kanë asnjë burim ekonomik, përveç të ardhurave të djalit të tyre. Këta, bile, grinden edhe me djalin e tyre kur e shohin se ky e dashuron gruan e tij. Këtej lindin xhelozitë, fërkimet dhe, disa herë, mungesa e ndjenjave të mira në mes nuses dhe prindërve të burrit të saj.

Nga ana e saj, nusja, gjithashtu, ka tendenca të drejta të çlirohet, të fitojë pozita në familje, jo vetëm ndaj prindërve të burrit, por edhe ndaj vetë burrit të saj. Këto tendenca të së resë i kupton fare mirë plaka, pasi në kohën e saj instinktivisht e ka tentuar dhe, meqë atëherë ajo ka dështuar në këto përpjekje të saj të ligjshme, nuk e gjen të drejtë që e reja e saj të fitojë.

Këtu qëndron kontradikta, të cilën u bie barra të gjithëve

ta zhdukin, pleqve dhe të rinjve, por unë mendoj se barra dhe përgjegjësia më e madhe, në radhë të parë, na bie neve më të rinjve. Partia na ka armatosur me ideologjinë e klasës, e cila duhet të na bëjë më të kuptueshëm e më të durueshëm ndaj prindërve tanë, ndaj të cilëve disa njerëz, bile edhe shokë komunistë, duke u hequr si njerëz me «parime moderne», disa herë gabojnë, i lënë në mes të katër rrugëve. Kjo nuk është e drejtë, kjo nuk është as marksiste, as njerëzore, qoftë edhe sikur këta të kenë një pjesë të fajit. Ne duhet t'i kuptojmë prindërit tanë, t'i kuptojmë kohët kur kanë jetuar dhe t'i ndihmojmë të ecin me kohën tonë të re. Partia ndërton kohë të ndritura.

Brezat e ardhshëm të vendit tonë do të jenë çliruar plotësisht nga shumë paragjykime e mbeturina prej të cilave vuajtën brezat tanë. Vajzat tona, mëmat dhe qytetaret e denja të ardhshme nuk do ta ndiejnë më veten të ndrydhura si mëmat tona, ato nuk do të vuajnë më nga padija, nuk do të jenë më të varura ekonomikisht nga burrat, djemtë apo vajzat e tyre, siç janë mëmat tona. Çlirimi i plotë ekonomik i tyre, arsimi, kultura socialiste, vendi i merituar që gruaja shqiptare do të zërë në prodhim, në shtet dhe në shoqëri, do të kontribuojnë fuqimisht në përsosjen e kësaj bote të re që farkëton Partia, ku të lulëzojë jeta materiale dhe shpirtërore si kurrë ndonjëherë, ku ndjenjat e pastra të njeriut për njeriun, të burrit dhe të gruas për njëri-tjetrin, të prindërve ndaj fëmijëve dhe anasjelltas, të gjejnë zhvillim të plotë, të natyrshëm dhe krejt të çliruar nga mbeturinat prapanike, idealiste, fetare, patriarkale, borgjeze, që ende krijojnë dhe ushqejnë te ne opinione të dëmshme dhe frenuese.

E gjithë kjo punë e madhe që ka akoma përpara për të bërë Partia, jemi të ndërgjegjshëm se do të ndeshë në shumë vështirësi dhe nuk do të arrihet brenda një kohe të shkurtër. Kjo është punë brezash të tërë, por rëndësi të madhe kanë rruga, vija, metoda e Partisë për t'i drejtuar në këtë rrugë brezat e ardhshëm. Çdo brez do të kryejë punën e vet të zhvillimit

dhe të perfeksionimit. Brezit tonë Partia i vuri si detyrë të hedhë themelet e shëndosha dhe të dalë në rrugën e ndritur të socializmit. Partia na udhëheq me trimëri, me guxim, me pjekuri në këtë rrugë të qartë. Në një kompleks të madh, të harmonishëm, me luftë dhe me përpjekje të mëdha, që karakterizohen nga një frymë e thellë revolucionare, të gjitha masat e popullit po transformojnë vendin, po transformojnë veten e tyre, po forcohet ekonomia socialiste, po zhvillohen kultura dhe arsimi, po revolucionarizohet më tej njeriu i ri i vendit tonë, i cili, në luftë me pikëpamjet e vjetra, po pajiset me ideale të reja, të denja për socializmin. Në këtë rrugë të ndritur, komplekse, që përbën revolucionin tonë proletar, i cili ecën me vrull përpara, kemi bindjen e plotë që sa më shpejt, më mirë e plotësisht e ndërgjegjshme të bëhet gruaja shqiptare për rolin, për të drejtat dhe detyrat e saj në shoqërinë e vendit tonë, aq më të mëdha do të jenë fitoret e revolucionit tonë dhe aq më shumë do të shkurtohet koha e arritjes së asaj periudhe të lumtur që brezat që vijnë pas këtij tonit, do ta ndërtojnë dhe do ta zbukurojnë më tej.

Partia jonë e ka konsideruar dhe e konsideron luftën e madhe për emancipimin e gruas si një pjesë përbërëse të revolucionit dhe të ndërtimit të socializmit, si një kusht *sine qua non* të zhvillimit dhe të përparimit në liri dhe në demokraci të vërtetë. Partia jonë i ka kurdoherë parasysh mësimet e Marksit, i cili zhvillimin e një epoke historike e kushtëzon me shkallën e përparimit të grave në rrugën e lirisë dhe shikon në marrëdhëniet midis burrit e gruas shkallën e zhvillimit të shoqërisë njerëzore.

Pra, derisa në shoqërinë e një vendi nuk ka liri të vërtetë për gruan, në atë vend nuk mund të ketë liri të vërtetë.

Partia jonë në këtë problem të madh nuk është mjaftuar vetëm të bëjë ligje për barazinë e gruas me burrin dhe këto ligje të mbeten të vdekura në kartë, por këto ligje ajo i ka zbatuar, i zbaton dhe është duke i thelluar në jetë, pasi Lenini na mëson se kjo barazi e gruas dhe e burrit me ligj nuk është

akoma barazi në jetë. Dhe në pasqyrën e vrullshme të jetës sonë socialiste ne shohim vërtetësinë e tezës gjeniale të Leninit se, me gjithë ligjet që kemi për këtë çështje, hasim shumë vështirësi e pengesa në rrugë dhe ndiejmë se duhet të marrim shumë masa të mëtejshme për t'ia arritur plotësisht qëllimit.

Partia dhe mbarë populli ynë për asnjë minutë të mos e nënvleftësojnë rolin e madh të gruas në jetë dhe në revolucion. Prandaj gruas dhe vajzës shqiptare t'u hapen të gjitha portat e punës, të mësimit, të prodhimit, të drejtimit, të mbrohen ato nga rreziqet e burimeve të prapambetjes, të ndihmohen që me baza të shëndosha të krijojnë personalitetin e tyre, të fitojnë besimin dhe guximin në çdo gjë, që nuk janë monopoli i asnjë seksi, po krijohen, fitohen, kaliten në jetë, në punë dhe me mësim.

> *«Arsimi, kultura, qytetërimi, liria,* — thotë Lenini, — *të gjitha këto fjalë të bujshme në të gjitha republikat borgjeze kapitaliste të botës bashkohen me ligjet çuditërisht të poshtra, tmerrësisht të fëlliqura, egërsisht brutale mbi pabarazinë e gruas, siç janë ligjet mbi të drejtën e martesës dhe ndarjen, mbi pabarazinë e fëmijëve... mbi privilegjet e burrit, mbi poshtërimin dhe fyerjen e gruas»*[1].

Prandaj emancipimi i gruas në vendin tonë nuk ndjek as rrugën dhe as qëllimet që ndjekin vendet borgjeze kapitaliste. Në drejtim të emancipimit të gruas ne duhet të punojmë në mënyrë që të fitojmë kohën e humbur. Emancipimi i gruas shqiptare s'ka asgjë të përbashkët me atë që quhet «emancipim i kukullave të borgjezisë». Emancipimin e gruas sonë ne e realizojmë në rrugën e revolucionit proletar, me frymën marksiste-leniniste dhe me cilësitë e mrekullueshme të grave të Shqipërisë në histori.

---

1. V. I. Lenin, Veprat, vëll. 30, f. 120.

Me gjithë shtypjen shoqërore dhe mbajtjen në injorancë (brenda injorancës së përgjithshme ku e kanë mbajtur popullin tonë shkelësit e huaj dhe feudo-borgjezia e vendit), roli i gruas në Shqipëri nuk ka qenë i vogël dhe për të mos u përfillur në forcimin e familjes shqiptare, në forcimin e kombit tonë, në ruajtjen e traditave dhe të virtyteve të popullit shqiptar.

> «*Në historinë e njerëzimit,* — ka thënë Stalini, — *asnjë lëvizje çlirimtare e rëndësishme nuk është bërë pa pjesëmarrjen direkte të grave...*»[1].

Gruaja shqiptare, dhe sidomos ajo fshatare, me gjithë kushtet shtypëse, ka qenë një faktor i rëndësishëm i zhvillimit ekonomiko-shoqëror, pra, një faktor përparimtar, me ndjenja të theksuara liridashëse, patriotike, e lidhur me punën dhe me tokën, që e bënin atë një heroinë të shkathët dhe të zgjuar.

> «*Revolucioni i sotëm,* — ka thënë Lenini, — *mbështetet te fshati, dhe këtu qëndron rëndësia dhe forca e tij. Nga eksperienca e të gjitha lëvizjeve çlirimtare është parë se suksesi i revolucionit varet nga shkalla e pjesëmarrjes së gruas në të*»[2].

Kur flasim për luftërat çlirimtare të popullit shqiptar në histori, nuk mund të ndahen për asnjë çast nga ato lufta dhe rezistenca e madhe e gruas shqiptare përkrah burrave, vëllezërve dhe djemve të saj, qoftë me armë, qoftë me rezistencë pasive kundër shkelësve, kundër armiqve të popullit dhe të truallit tonë. Ne e kuptojmë fare mirë se, në kushtet shoqërore të paraçlirimit, kontributi i gruas nuk vihej në dukje, por ky kontribut i madh ishte konkret, i pamohueshëm, i fuqishëm, moral dhe material. Në Luftën Nacionalçlirimtare ky kontribut

---

1. J. V. Stalin, Veprat, vëll. 5, f. 57.
2. V. I. Lenin, Veprat, vëll. 28, f. 196.

dhe pjesëmarrja e gruas shqiptare krah për krah burrave, djemve dhe vajzave të saj ishin masivë, të fuqishëm, të dukshëm, në fshatra e në qytete. Forca, trimëria, pjekuria dhe patriotizmi i saj pas Çlirimit shpërthyen me një forcë të madhe, që do të shkonte duke u shtuar si një lumë i madh, i pandalshëm kurrë.

Ç'ndryshime kolosale janë bërë në jetën e gruas shqiptare, sa përparime të mëdha janë realizuar në të gjitha fushat e veprimtarisë së jetës sonë të re, që raporti i mbajtur sot në Plenumin e Komitetit Qendror, me gjithë përpjekjet e bëra, nuk ishte në gjendje t'i pasqyronte si duhet! Vetëm jeta e gjallë në të gjithë madhështinë e saj mund të të japë idenë e vërtetë se ç'forca të mëdha jetësore çliroi Partia me çlirimin e gruas, ç'forca krijuese përparimtare fshiheshin në këtë pjesë të madhe të popullit tonë, ç'mrekulli po bën dhe do të bëjë ajo paskëtaj dhe me ç'vlera të pallogaritshme morale dhe materiale do ta pasurojë ajo jetën tonë socialiste.

Emancipimi i gruas në vendin tonë, i udhëhequr nga Partia, nuk është aspak një «lëvizje feministe», si në vendet kapitaliste, por është përparimi i femrës në një nivel të lartë, është ngritja e gruas në nivelin e të drejtave të plota me ato të burrit, është marshimi dorë për dorë i burrit dhe i gruas në harmoni ndjenjash, qëllimesh, idealesh më të pastra dhe më të larta të njerëzimit, është marshimi drejt komunizmit.

*Vepra, vëll. 36, f. 1-31*

# TË MBAHET QËNDRIM I DREJTË NË GJYKIMIN E SHKURORËZIMEVE

*Nga diskutimi në mbledhjen e Presidiumit të Kuvendit Popullor të RPSH*[1]

**20 qershor 1967**

. . .Pikërisht këto çështje duhet të shikohen në esencë. Prandaj nuk mund t'i shkëputim këto probleme pa i bërë një rishikim të përgjithshëm Kodit të Procedurës Civile. Ne jemi për atë që gjykatat të forcojnë punën e tyre, që gjyqtarët të mos jenë burokratë në drejtimin e seancës, por të shkathët, të mos jenë automatë e teknokratë në interpretimin e ligjit, por të thellohen me ndërgjegje për të zbatuar drejt dhe nga pozitat e Partisë frymën e ligjit. Për shembull, në çështjen e pajtimit të palëve, ata të mos mbajnë qëndrim formal, sa për ta pasqyruar në procesverbalin gjyqësor «tentativën për pajtim», por të përpiqen që pajtimi të arrihet efektivisht.

Për sa i përket çështjes së dytë, për ndryshimin e nenit 174 të Kodit Penal, këtu ka një çështje të madhe parimore, që duhet ta shikojmë. Ne e kemi pranuar të drejtën e shkurorëzimit, por, në fakt, në shumë raste, shtetasit nuk e përdorin këtë të drejtë. Kur njëri bashkëshort, burri apo gruaja, nuk dëshiron

1. Në pikën e parë dhe të dytë të rendit të ditës të kësaj mbledhjeje u diskutua për projektdekretet «Mbi disa ndryshime në Kodin e Procedurës Civile» dhe «Mbi ndryshimin e nenit 174 të Kodit Penal», i cili bënte fjalë për dënimin e bashkëjetesës së ndaluar.

të bashkëjetojë me bashkëshortin tjetër dhe veçohet prej tij, në këtë rast familja është prishur. Është e drejtë që në një rast të tillë gjykata ta refuzojë padinë e shkurorëzimit? Nuk është e drejtë, se s'ka kuptim të mbahet më këmbë juridikisht një martesë e vdekur. Atëherë, në qoftë se është kështu, gjykata, pasi të ketë bërë të gjitha përpjekjet për t'i pajtuar bashkëshortët dhe është bindur se pajtimi është i pamundur, le të vendosë shkurorëzimin. Në qoftë se gjykata nuk vendos shkurorëzimin, ky vendim i saj nuk është i drejtë, sepse e detyron shtetasin të qëndrojë i lidhur me një bashkëshort me të cilin ai, faktikisht, nuk bashkëjeton prej një kohe të gjatë.

Pra, të mos shikojmë vetëm njërën anë të problemit, domethënë faktin se burri bashkëjeton si bashkëshort me një grua tjetër pa u vendosur shkurorëzimi me bashkëshorten e tij të ligjshme, dhe ta dënojmë për këtë veprim, por të kemi kujdes që të mos bëhemi ne shkaktarë me qëndrimin e padrejtë në gjykimin e shkurorëzimeve.

Derisa nuk ekziston harmonia në marrëdhëniet bashkëshortore, derisa bashkëshortët nuk bashkëjetojnë prej shumë vjetësh, gjykata duhet të vendosë shkurorëzimin.

Në qoftë se një person i martuar shkurorëzohet dhe lidh martesë me një tjetër, këtu nuk ka vend për përgjegjësi penale, por kur një burrë ka gruan e ligjshme dhe, pa iu drejtuar gjykatës me padi shkurorëzimi, bashkëjeton si bashkëshort me një grua tjetër, duhet dënuar penalisht, sepse kjo është shfaqje e bigamisë, që ligji ynë duhet ta dënojë.

*SHOKU ARANIT ÇELA:* Kur burri e ka gruan e parë të pashkurorëzuar dhe mban edhe një grua të dytë, në këtë rast ne luftojmë që të dënohet.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Në qoftë se burri e ka ngritur padinë për shkurorëzim, por nuk është shkurorëzuar dhe nuk bashkëjeton më prej vitesh me gruan e ligjshme, kjo çështje duhet shikuar me kujdes, që ai të mos dënohet. Në rast se burri nuk e ka ngritur fare padinë për shkurorëzim dhe, me-

gjithëkëtë, bashkëjeton si bashkëshort me një tjetër, atëherë ai meriton të dënohet.

Kur burri ngre padinë e shkurorëzimit në gjykatë dhe gjykata i refuzon padinë, ai nuk do të rrijë pa u martuar me një tjetër, vetëm pse gjykata mendon që duhet të vazhdojë të dojë gruan e ligjshme! Kur burri, edhe pas refuzimit të padisë, nuk pajtohet me gruan, se nuk ka më asnjë afeksion për të, ai, edhe pse merr një grua tjetër, nuk mund të dënohet penalisht. Ky problem duhet kuptuar parimisht. Nuk mund të detyrohet burri të rrijë tërë jetën pa u shkurorëzuar dhe pa u martuar, duke e kanosur me burg po qe se bashkëjeton me një grua tjetër. E drejta e shkurorëzimit nuk mund t'u hiqet shtetasve.

Duhen bërë të gjitha përpjekjet që bashkëshortët të pajtohen. Në qoftë se nuk arrihet pajtimi, atëherë të bëhet shkurorëzimi dhe jo të arrihet në një gjendje të atillë që, ndërsa gjykata, formalisht, nuk e vendos shkurorëzimin, burri të bashkëjetojë si bashkëshort me një grua tjetër. Është delikate kjo çështje, prandaj, mendoj që ky projekt të shikohet edhe një herë.

*Vepra, vëll. 36, f. 63-66*

## TË BËHENI LUFTËTARE TË FLAKTA TË VIJËS SË PARTISË

*Letër[1] drejtuar të rejave lekbibase të rrethit të Tropojës pjesëtare të brigadës «Gjelosh Rama» në hekurudhën Rrogozhinë—Fier*

**26 korrik 1967**

Ju falënderoj për letrën që më dërguat, për ndjenjat tuaja të pastra, fisnike e revolucionare, për besimin tuaj ndaj Partisë dhe pushtetit tonë popullor.

Mësimet dhe idetë dritëdhënëse të Partisë kanë shkëlqyer e shkëlqejnë si drita e diellit edhe në malet kreshnike të Lekbibajt. Ato kanë pushtuar mendjet dhe zemrat e atij populli trim të malësisë, që është i lidhur si mishi me kockën me Partinë dhe pushtetin e tij popullor, kanë pushtuar mendjet e zemrat e rinisë së lavdishme të lekbibasve dhe tuajat, prandaj ju në përgjigje të thirrjes së Partisë, ashtu si gjithë të rinjtë e vendit tonë, duke kapërcyer çdo vështirësi e pengesë, u grumbulluat një nga një si shqiponja mali, formuat brigadën tuaj

1. Gjatë viteve 1967-1970 shoku Enver Hoxha ka pasur një letërkëmbim të gjerë me gra e të reja nga të katër anët e atdheut, të cilat, të përfshira në lëvizjen për revolucionarizimin e mëtejshëm të jetës së vendit, dhe sidomos për emancipimin e gruas, i shkruanin për vendimet dhe veprimet e tyre përparimtare. Udhëheqësi i Partisë, duke i çmuar lart këto, i përgëzonte shoqet dhe i inkurajonte për arritje të reja.

luftarake[1] dhe, duke lënë çerdhet, u nisët në aksion, për ndërtimin e hekurudhës Rrogozhinë—Fier.

Në aksion kundër zakoneve prapanike, besimeve fetare e mbeturinave të huaja në ndërgjegjen e njerëzve e të bashkëfshatarëve tuaj, formuat brigadën e të rejave lekbibase; në aksion për ndërtimin e hekurudhës Rrogozhinë—Fier ju po derdhni djersën e gjithë energjitë tuaja, punoni dhe edukoheni me mësimet e Partisë si të flakni tej çdo zakon prapanik e mbeturinë të dëmshme, si të transformoni konceptet e botëkuptimin tuaj. Ashtu si bën gjithë rinia heroike e vendit tonë, e cila edukohet çdo ditë me dashurinë për punën dhe jetën, për arsimin e kulturën, për të fituar dituri, si t'u shërbejë më mirë popullit, atdheut, Partisë, çështjes së socializmit dhe komunizmit, ashtu edhe ju në aksionin për ndërtimin e hekurudhës jo vetëm punoni me vetëmohim, por mësoni, edukoheni, ushqeheni çdo ditë me mësimet e Partisë. Në këtë aksion të madh ju thoni se keni mësuar shumë gjëra për punën, shoqërinë, veshjen e mënyrën e jetesës së kulturuar, zakone e norma të reja, virtyte dhe cilësi revolucionare që karakterizojnë rininë heroike të vendit tonë. Të gjitha këto që keni mësuar në aksion më gëzojnë pa masë dhe jam i bindur se ju atje në malësi do ta vazhdoni aksionin, duke punuar me motrat, vëllezërit, shokët e bashkëfshatarët tuaj, për të vënë në jetë ato që mësuat në hekurudhë[2], për të zbatuar me çdo kusht e në çdo rrethanë vendimet dhe mësimet e Partisë sonë të lavdishme.

Partia ka bërë e po bën një punë shumë të madhe dhe ka marrë masa të rëndësishme për zhvillimin e transformimin ekonomik, kulturor e ideologjik të vendit. Vendimet historike

---

1. Brigada vullnetare «Gjelosh Rama».

2. Të rejat lekbibase në letrën e tyre i premtonin shokut Enver Hoxha: «. . . nga ky aksion, nga kjo shkollë e madhe që na mësoi dhe njojti me kaq gjana të paditluna për ne, do të kthehemi në malet tona si luftëtare të së resë, si ushtare besnike të Partisë, do të bajmë gjithçka që të jetë e mundun që kooperativat tona të porsakrijueme të bahen si këtu në Myzeqe».

të Kongresit të 5-të dhe dokumentet e tjera të rëndësishme të Partisë kanë pushtuar mendjet, ndjenjat, zemrat e mbarë popullit tonë, të rinisë sonë heroike. Ju e keni parë në shtypin e Partisë se si në të katër anët e vendit ka shpërthyer një vrull e entuziazëm i paparë ndonjëherë për të kryer me nder detyrat që shtron Partia. Këto vendime i frymëzuan lekbibasit e gjithë malësorët e Shqipërisë të lënë rrugën shekullore të ekonomisë së vogël private e të bashkohen në kooperativa, i bënë të mëdhenj e të vegjël të ngrihen kundër kishave, xhamive, besimeve të kota fetare e zakoneve prapanike që e mbajnë njeriun në errësirë, që e ulin dinjitetin e personalitetin e grave e të të rejave. Këto vendime i frymëzojnë punonjësit e vendit tonë që kurdoherë të vënë interesin e përgjithshëm mbi interesin personal, të ndërtojnë me sukses socializmin në atdheun tonë të dashur edhe në kushtet e bllokadës së egër imperialiste e revizioniste dhe ta bëjnë Shqipërinë kështjellë të pathyeshme.

Në këtë betejë të madhe e të lavdishme jeni hedhur edhe ju shoqe, luftëtare lekbibase. Kështu ju konsideron Partia, kështu ju konsiderojnë edhe prindërit, vëllezërit, motrat e të afërmit tuaj. Të gjitha ato që keni bërë e për të cilat më raportoni, janë punë të mira, të ndershme, fisnike, në bazë të mësimeve të Partisë, prandaj të qëndroni me kokën lart dhe pishtarin e Partisë ta mbani të ndezur gjithmonë, sepse bashkëfshatarët e të afërmit tuaj, që janë me Partinë, nuk do t'ju qortojnë, përkundrazi, ata që ju kanë sjellë pengesa e lëndime do t'ju kërkojnë falje drejtpërsëdrejti apo në heshtje, sepse ju me punën dhe sjelljet tuaja keni nderuar jo vetëm ata, por gjithë krahinën tuaj, rrethin tuaj, prandaj do të gëzoni respektin e dashurinë e tyre[1].

Ju që keni treguar gjithë atë vrull revolucionar, guxim,

---

1. Ditën e kthimit të vajzave lekbibase nga aksioni, prindërit e tyre e kthyen në ditë feste. Në letrën që u dërgoi me këtë rast shoku Enver Hoxha, midis të tjerave, shkruante: «Pritja aq e ngrohtë dhe e gëzueshme që ju u bëtë 108 çikave tuaja. . . është një gjest

trimëri e dashuri për atdheun kur të ktheheni në fshat të bëheni luftëtare të flakta të vijës së Partisë dhe së bashku me komunistët, me gjithë rininë të punoni e të tregoni atë që vazhdimisht ka theksuar Partia, se gratë në kushtet e vendit tonë janë nga më përparimtaret e shoqërisë sonë, si në kooperativë, në fabrikë, në shtëpi, ashtu dhe në zhvillimin e revolucionit ideologjik e kulturor.

Ju takon juve të rejave të luftoni me guxim e vendosmëri kundër zakoneve të vjetra e çdo gjëje reaksionare, t'i bëni pluhur e hi ato dhe në vend të tyre të ruani e të zhvilloni më tej traditat e mira të popullit tonë të lashtë, parimet e moralit tonë proletar, heroizmin e femrës shqiptare.

Partia dhe pushteti kanë krijuar të gjitha mundësitë që ju të mësoni çdo ditë e më shumë, të ngrini nivelin tuaj kulturor e ideologjik, të lexoni më tepër libra e gazeta dhe të qëndroni kurdoherë në vijën e parë të luftës për realizimin e vijës së Partisë, për fitoret tona akoma më të mëdha[1]. Krahas

---

që gëzon pa masë Partinë, popullin, gjithë Shqipërinë, një gjest që më ka gëzuar dhe prekur thellë. . .

Fjalët tuaja se u bashkuat njëzëri me vendimin e çikave për të qenë gjithmonë vullnetarë të brigadës «Gjelosh Rama», janë një inkurajim i madh për vajzat e djemtë tuaj, për gjithë rininë tonë». (Enver Hoxha, «Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 160, 161.)

1. Më 6 qershor 1985 në gazetën «Zëri i popullit» u botua letra që këto shoqe i drejtonin Sekretarit të Parë të Komitetit Qendror të Partisë, shokut Ramiz Alia ku midis të tjerash i shkruanin: «Me vendosmëri të palëkundur filluam të vinim në jetë porositë e shokut Enver. . . Të gjitha çikat e brigadës sonë gjetën vit pas viti gëzimin e kohës së ndritur të Partisë, 15 prej nesh militojnë në radhët e saj, . . . 40 shoqe tona mbaruan arsimin e mesëm. . . 70 shoqe janë nëna shembullore me mbi 5 fëmijë. . .

Ato mësime e porosi që na dha shoku Enver në letrën që na dërgoi 18 vjet më parë, së bashku me ato të vitit 1970, kur vizitoi për herë të fundit rrethin tonë, si dhe amanetet që na la në Përshëndetjen e 40-vjetorit të Çlirimit të Atdheut, do të jenë pjesë e jetës sonë. Ne do të luftojmë për t'i zbatuar ato deri në një, se kanë të bëjnë me të ardhmen tonë e të fëmijëve tanë, me begatinë e Shqipërisë sonë socialiste. . .».

kazmës e librit të mbani afër edhe pushkën, të cilën shqiptarët dhe malësorët e krahinave tuaja s'e kanë lëshuar kurrë nga dora, për të mbrojtur atdheun, lirinë, socializmin.

Ju keni shfaqur dëshirën për të vizituar kryeqytetin e atdheut tonë. Keni të drejtë. Është porositur Komiteti Qendror i Rinisë që të organizojë ekskursione me brigadën tuaj jo vetëm për të parë kryeqytetin, por edhe qytetin e Vlorës, të Fierit, të Beratit, ku do të njiheni me fushat e bukura e pjellore, me industrinë tonë të re, me popullin e mrekullueshëm të këtyre rretheve, që, si i gjithë populli shqiptar, punon e lufton për të vënë në jetë mësimet e Partisë sonë të lavdishme.

Juaji
*Enver Hoxha*

*«Për rininë», vëll. 2, f. 46-49*

## ZAKONET E EGRA T'I DJEGIM NË ZJARR

*Nga fjala në takimin me popullin e fshatit Rrapsh-Starje të rrethit të Shkodrës dhe me përfaqësues të popullit të malësisë së Kelmendit*

**2 shtator 1967**

...Ju i shikoni këto vajza dhe djem që kanë ardhur me thirrjen e Partisë, shikoni punën e sjelljen e tyre. Mos kujtoni, motra e vëllezër, se, duke mbajtur flokë të shkurtër dhe duke u veshur me pantallona, vajzat vullnetare kanë cenuar nderin. Edhe çikat tuaja kanë shkuar të punojnë si vullnetare në hekurudhë e gjetkë, ku janë shquar për zgjuarsinë e tyre të madhe, për patriotizmin e ndershmërinë. Këto cilësi e nderojnë, si burrin, ashtu edhe gruan. Vajzat tuaja, në aksionet ku i keni dërguar, kanë punuar heroikisht dhe kanë mësuar nga shoqet e shokët e tyre shumë gjëra që nuk i dinin para se të vinin vullnetare.

Ato dolën nga malësia, panë Shqipërinë e tyre që nuk është vetëm fshati Selcë ose Tamarë, por një vend i tërë, i bukur e i fuqishëm, ku janë ndërtuar e ndërtohen fabrika, uzina, hekurudha, një vend me fusha pjellore, një vend ku njerëzit përparojnë dita-ditës. Vajzat tuaja i panë të gjitha këto përparime dhe u është bërë zemra mal. Nga aksionet ato janë kthyer më të shkathëta, më të ditura, më revolucionare. Tek ato u bë edhe më e fortë dashuria për nënën, babanë, motrën, vëllanë, për shtëpinë, për tokën, për fshatin dhe për gjithë Kelmendin. Edhe familja e fshati i duan tani më shumë vajzat

e tyre që shkuan vullnetare. Këto vajza, që panë se si ka ndryshuar jeta në Shqipërinë tonë të bukur, e kuptojnë tani se babai e nëna duhen falur, edhe sikur të kenë bërë ndonjë gabim ndaj tyre, sepse aq kanë ditur, dhe ato tani do të dinë të sillen më mirë se përpara.

Ju e keni marrë vesh se Partia iu drejtua gjithë popullit, fshatarëve, qytetarëve, sidomos fshatarëve të Veriut, që me gratë dhe vajzat të mbajnë një qëndrim të ndryshëm nga ai i deritanishmi. Asnjeri nuk mendon se ju nuk i doni çikat, gratë e mëmat tuaja dhe nuk i nderoni ato, por malësia, sidomos ajo e Veriut, ka pasur disa zakone të mbrapshta, shumë të rënda për gratë. Në malësi më parë thuhej se burri është çdo gjë, kurse gruaja nuk është asgjë. Ky është mendim shumë i gabuar. Gruaja në Shqipërinë socialiste vlerësohet po aq sa edhe burri. Partia ju këshillon t'i zhdukni njëherë e mirë zakonet që e bëjnë gruan skllave e i ulin dinjitetin.

Kur Partia këshillon të luftohen këto zakone poshtëruese për gruan, ajo nuk i mëson gratë e çikat që të mos i respektojnë burrat dhe prindërit. Përkundrazi, u thotë t'i duan dhe t'i nderojnë akoma më shumë, vetëm se vajzat e djemtë e rinj, kur shohin që prindërit bëjnë ndonjë veprim jo të drejtë ndaj tyre, duhet të kenë guxim dhe të gjejnë mënyrat t'ua thonë hapur atyre mendimin që kanë. Kështu, për shembull, prindërit bënin gabim të madh që i fejonin vajzat të vogla, pesë, gjashtë ose dhjetë vjeç dhe, nganjëherë, që në djep. Ka pasur pastaj shumë të tjerë që e shitnin vajzën me para. Në asnjë mënyrë nuk duhet të shitet vajza, se ky është një zakon shumë i keq. Partia do të zemërohej shumë me ata që do të vazhdonin t'i fejonin vajzat të vogla, ose që do t'i shitnin me para.

Përse t'i japësh çikës një burrë të madh nga mosha ose në kundërshtim me dëshirën e saj dhe me ligjet e shtetit e të moralit tonë? Një gjë e tillë nuk është e mirë, i sjell dëm familjes dhe i nxin jetën vajzës. Po ndonjë mund të thotë se «kjo nuk ka sjellë ndonjë dëm në kohët tona, ne edhe atëherë

kemi jetuar». Kjo nuk është e vërtetë. Populli vërtet ka jetuar, po martesa të tilla kanë sjellë gjithnjë dëme dhe, po t'i pyesësh nënat tona plaka, do të të tregojnë se ato jetonin kurdoherë të ndrydhura e me frikë në zemër. Po të mos i bindej nusja burrit ose vjehrrit, e rrihnin, i shoqi e ndante, e poshtëronte dhe kështu gruaja vuante tërë jetën. Këto zakone të egra nuk duhet të ekzistojnë më në Shqipërinë tonë të re, ato t'i djegim në zjarr.

Ne burrat nuk duhet të kemi turp se mos thonë bota: «Moré, si e pyeti ky vajzën për djalin me të cilin do të martohet? Ai nuk është më burrë si gjithë burrat». Përkundrazi, Partia mendon se ky është një prind shumë i mirë. Në fillim do të ketë njerëz që do të thonë edhe ndonjë fjalë të keqe se «po prishet zakoni i vjetër» etj., por shumica, të jeni të sigurt, do të thonë: «I lumtë, ky po vepron si na këshillon Partia». Dhe jeta do të tregojë se ata prindër që i martojnë vajzat me dashuri e pëlqim reciprok, do të jenë të qetë se vajzat e tyre do të bëjnë një jetë shumë të mirë.

Shqiptarët gjithmonë janë dalluar për vetitë e larta të burrërisë, guximit, heroizmit, ndershmërisë, që janë një thesar i madh i popullit tonë. Këto cilësi i keni pasur në shekuj dhe i keni trashëguar edhe ju malësorët, ndaj futjani në gjak brezit të ri. Partia punon që kudo, në fshatra e në qytete, rinia dhe gjithë populli të edukohen me këto virtyte të larta shqiptare, kurse zakonet e këqija duhet t'i zhdukim, se ato na dëmtojnë të gjithë.

Partia do të jetë gjithnjë në luftë me zakonet që ulin dinjitetin e gruas. Kjo nuk do të thotë që gruaja t'i hipë burrit mbi kokë, por as të ndodhë e kundërta. Në familje të dy, burri dhe gruaja, të duhen me njëri-tjetrin dhe ta kalojnë jetën si shokë. Jeta është jetë, ata mund të kenë edhe mendime jo të njëllojta për një problem në familje, por të ngrihet tjetri dhe të rrahë gruan këtë shoqëria jonë nuk e lejon. Kur midis bashkëshortëve ka mendime të kundërta, ato duhet të shtrohen dhe të sheshohen me bindje dhe me mirëkuptim. Si të

mos i thotë gjë burri gruas për një punë që nuk e ka bërë mirë? Medoemos duhet t'ia thotë, ashtu sikurse edhe gruaja ka të drejtë ta qortojë burrin, kur ky bën një gjë që dëmton familjen, fshatin, shoqërinë. Në këtë rast burri të mos zemërohet, se gruaja e tij i do vetëm të mirën.

Qëndrimet përbuzëse ndaj gruas, që Partia dhe e gjithë shoqëria jonë i dënojnë, nuk kanë të bëjnë me traditat e mira të shqiptarit, me zakonet tona të vërteta kombëtare. Megjithëse feja, pushtuesit, kanuni rrënjosën për shekuj me radhë zakonet dhe mendimet e tyre të poshtra për gratë, malësorët tanë, thellë në shpirt, i kanë dashur gratë dhe bijat e tyre. Dhe kjo është e kuptueshme, sepse me gruan e tij malësori ndante të mirat dhe hallet e jetës, gëzimet e pakta dhe hidhërimet e shumta. Gruaja ishte për të shoqja e jetës, trime e besnike në punë, në jetë dhe në luftë. Në malësi, sikurse edhe në krahinat e tjera të Shqipërisë, gratë kanë luftuar sa edhe burrat, me pushkë e pa pushkë. Po të mos luftonin edhe gratë shqiptare, nuk do të ishte fituar Lufta Nacionalçlirimtare, nuk do të ishte çliruar Shqipëria. Një pjesë e tyre luftuan maleve si partizane me pushkë në dorë, por edhe të tjerat bënë një punë të madhe në prapavija, një punë po aq heroike sa edhe lufta e atyre që rrëmbyen pushkët. Mësuesit e mëdhenj të komunizmit theksojnë se në luftërat për çlirim duhet të marrë dhe merr pjesë edhe gruaja, se pa gruan nuk mund të ketë revolucion. Kjo u provua më së miri në luftën e popullit shqiptar.

Gratë dhe vajzat tona tani janë shumë më të forta e më të përgatitura, ato dinë të përdorin pushkën, bombën e mitralozin, se i ka mësuar Partia jo vetëm të shkruajnë e të lexojnë, por edhe të luftojnë për mbrojtjen e atdheut dhe të fitoreve të socializmit. . .

Sikurse luftojmë fenë, po kështu duhet të zhdukim edhe disa tradita e zakone që sot nuk i pranojnë as koha dhe as jeta jonë socialiste. Të tilla janë, për shembull, zakoni i dasmës me shpenzime të shumta, i pajës së madhe, i veshjeve të rënda etj.

Ç'është, për shembull, paja? Një harxh i madh, i kotë. Po babai dhe nëna mbase duan dhe mund t'i japin diçka vajzës si dhuratë kur e martojnë. Do t'i bëjnë, ta zëmë, një fustan, një bluzë, një palë këpucë, një çantë dhe do t'i thonë: «Shko tani në familjen tënde të re». Po sikur vajza të kërkojë krevat, dollap, komodina e kolltukë, siç bëhej në të kaluarën, mund t'i thuhet që përpara se të shkojë te burri, të vejë të punojë, të fitojë vetë ca të holla që t'i bëjë ato, po veç duhet këshilluar që të mos bëjë mobilie luksoze me njëqind pasqyra si borgjezkat, se këto nuk i do populli, që do gjëra të thjeshta.

Po dasmë do të bëjmë kur të martojmë fëmijët? Sigurisht, do të bëjmë, se martesa e vajzës ose e djalit është gëzim, por, veç, nuk duhet të thërresim gjithë ata njerëz të hanë e të pinë, se edhe këto janë harxhe të kota. Pastaj me se t'i bëjmë këto harxhe? Të futemi në borxh? Jo, njeriu i ndershëm nuk e bën një gjë të tillë. Prandaj në dasmë mund të bëjmë një darkë të thjeshtë, ku të thërresim të vijnë disa të afërm dhe ndonjë shok ose shoqe të djalit a të vajzës. Për vizitë mund të vijnë edhe plot miq, shoqe dhe shokë të tjerë, të cilëve mund t'u jepet nga një sheqerkë, mund t'u vëmë të dëgjojnë muzikë dhe t'i ftojmë të kërcejnë e të këndojnë sa të duan, se për gëzim mblidhemi. Kështu, edhe gëzimin e bëjmë, edhe ekonomia e familjes nuk prishet.

Ju në fshat mund t'i çoni familjes që bën dasmë grupet artistike të vatrës së kulturës, disa mund të marrin lahutën e çiftelinë dhe, pasi t'i qerasë i zoti i shtëpisë, njerëzit do të kërcejnë e do të këndojnë sa të duan. Martesa është një gëzim i madh në jetë, prandaj, kur bëhet dasma, njerëzit shkojnë të gëzojnë, por jo të mblidhen me dhjetëra veta për të ngrënë e për të pirë, siç bëhej përpara dhe i zoti i shtëpisë pas dasmës mbetej në diell për tërë vitin. Zakoni i dasmave të mëdha duhet zhdukur, se na dëmton. Partia thotë që ju, kur të fejoni ose të martoni fëmijët, të bëni dasma të thjeshta, siç është i thjeshtë vetë populli ynë.

Ose të marrim një problem tjetër. Shumë bukur më foli

këtu një motër malësore për çështjen e veshjes së grave dhe të vajzave. Partia thotë se çdo veshje që është kombëtare, duhet mbajtur. Ne do t'i ruajmë traditat e mira kombëtare, pra edhe rrobat e kostumet tona tradicionale, kurse çdo veshje dhe çdo gjë tjetër që është e huaj, e lidhur me besimet fetare dhe me zakonet e vjetra, duhet flakur tej[1]. Ne duhet të zhdukim, gjithashtu, edhe çdo veshje që nuk është ekonomike. Pra, të ruajmë atë veshje që është kombëtare, e bukur, e thjeshtë, e lehtë dhe jo e kushtueshme.

Isha para ca kohësh në Mirditë. Një shoqe më tregoi se shokët atje i kishin thënë ta hiqte kostumin që kishte. Ajo ishte veshur me një kostum të bardhë dhe në mes mbante një brez të kuq me xhufka që edhe mua më pëlqeu shumë. I thashë se kostumi ishte me të vërtetë i bukur, por shokët e kishin këshilluar ta hiqte ngaqë e bardha, sidomos kur punon, bëhet shpejt pis dhe njeriu duhet ta ketë në gjak edhe pastërtinë.

Pastërtia, motra dhe vëllezër, si e trupit ashtu edhe e shtëpisë, ka rëndësi të madhe për shëndetin e njeriut, por edhe për kënaqësinë e tij, se çdo gjë e pastër është edhe e bukur. Prandaj pastërtisë i vini, gjithashtu, kujdesin më të madh. Ja, mua më vjen shumë mirë që shoh këtu te ju sot gjithë këta burra dhe gra që i kanë shumë të pastra veshjet e tyre.

Në Mirditë pashë, gjithashtu, një vajzë të re, që ishte mbështjellë me një shall të zi. E pyeta kush i kishte vdekur që mbante atë shall dhe ajo më tregoi se nuk i kishte vdekur njeri, por meqë kishte hequr xhubletën, atë e kishte zëvendësuar me shall të zi. I thashë asaj vajze se jeta jonë është e bukur, ajo ishte e re dhe s'duhej ta mbante atë shall të zi. Edhe mëmat që janë gra të shkuara dhe vishen me të zeza nuk kanë të drejtë kur thonë se rrobat e zeza u kujtojnë të

1. Si rezultat i punës së bërë nga Partia dhe nga organizatat e masave, sidomos pas diskutimeve lidhur me mënyrën e zëvendësimit të veshjes së papërshtatshme, deri në fund të vitit 1967 i ndërruan veshjet e rënda mijëra gra e vajza në rrethe të ndryshme të vendit.

vdekurin. Kujtimin e të vdekurve që i kemi dashur kur ishin gjallë, ne nuk e mbajmë në rroba, por në zemër. Sigurisht, nëna, kur i vdes djali, ka një hidhërim të madh në zemër, po dashurinë dhe kujtimin e djalit të vdekur nuk e shpreh rroba, prandaj edhe veshja me të zeza nuk është një zakon i mirë.

Në krahinën tuaj veshjen rregullojeni me rrobat më të përshtatshme, duke pasur parasysh si anën ekonomike, ashtu edhe klimën. Te ju rrobat e holla, si për burra, edhe për gra, nuk rekomandohen, se bën ftohtë dhe kështu dëmtoni shëndetin, i cili është gjëja më e rëndësishme për Partinë. Në Tiranë njeriu mund të rrijë edhe me një pardësy në janar, kurse në Sarandë ka njerëz që nuk e veshin edhe këtë. Ndryshe është te ju. Këtu bie borë e madhe, ndaj njerëzit duhet të veshin rroba të trasha, të leshta ose prej kadifeje; pastaj ju keni nevojë edhe për fanella, triko, çorape leshi e këpucë me shollë a me gomë të trashë. Prandaj nuk ka të drejtë ndonjë shok në qoftë se ju thotë që nuk bëjnë veshjet që keni. Veshjet tuaja janë shumë të bukura, janë kombëtare dhe, në qoftë se tani në verë ju thonë t'i hiqni, shokët kanë parasysh që ato të mos ju pengojnë gjatë punës, por kur shikon një malësor që vishet me to në ndonjë festë, njeriut i kënaqet syri.

Malësorët i shohim shpesh të mbështjellin kokën me një shami të madhe. Edhe kjo ka historinë e saj shekullore dhe mbahet me qëllim që ta mbrojë njeriun nga të ftohtit, nga erërat. Prandaj, kush dëshiron, mund të mbajë edhe shami, ndonjë, po të dojë, le të vërë kapelë leshi që t'i zërë edhe veshët, siç janë ato të kufitarëve, kujt i pëlqen shapka, le të vërë. Të rinjtë mbase duan të mos vënë gjë në kokë, le të rrinë pa kapelë, por te ju bën shumë ftohtë, në dimër është zor të qëndrosh pa qeleshe ose pa shami mbështjellë, që janë veshjet tona kombëtare. Për veshmbathjen, pra, të kemi parasysh anën ekonomike, anën shëndetësore dhe anën kombëtare të çështjes. Ato që nuk janë kombëtare, ekonomike dhe dëmtojnë shëndetin e njerëzve, të mos i pranojmë.

Partia ju këshillon t'i luftoni e t'i shkulni mbeturinat e së

kaluarës nga ndërgjegjja juaj, sepse ato pengojnë ecjen e shoqërisë sonë, pengojnë ndërtimin e socializmit. Sa më shpejt t'i zhdukim zakonet fetare e prapanike, aq më shumë do të lulëzojë vendi ynë dhe në mënyrë të veçantë malësia...

*Vepra, vëll. 36, f. 213-218, 224-228*

## QË TA QUAJMË VETEN TË LIRË, TË PUNOJMË QË EDHE GRUAJA TË JETË E LIRË

*Nga fjala në takimin me kooperativistët e kooperativave bujqësore «Shkëndija»*[1] *e të Gostimës në rrethin e Elbasanit*

**3 nëntor 1967**

Të dashura shoqe dhe shokë kooperativistë të kooperativave «Shkëndija» dhe të Gostimës,

Sot për ju është një ditë e gëzuar, sepse grave të kooperativës suaj u dorëzohet flamuri i Kongresit të Bashkimit të Grave të Shqipërisë, që u mbajt ditët e fundit në Tiranë.

Ky është një vlerësim i madh që i bëhet punës suaj e, në mënyrë të veçantë, grave. Kjo ngjarje duhet të bëhet nxitje për të gjitha kooperativat e rrethit tuaj, që në të ardhmen të arrihen kudo suksese akoma më të mëdha në luftën e Partisë dhe të popullit për këtë çështje kaq të mprehtë për ne, për çlirimin e plotë të gruas shqiptare nga prangat e paragjykimeve të vjetra prapanike.

Fjalimin tim e fillova me fjalët për flamurin që morët ju, duke i lënë për më pas çështjet e zhvillimit të ekonomisë sonë. Përse e bëj këtë? Partia na mëson që ekonomia ka rëndësi të madhe, por atë e ndërtojnë dhe e çojnë përpara njerëzit, mendja, forca dhe zotësia e tyre. Kjo do të thotë se sa më të përparuar të jenë njerëzit, aq më e përparuar do të jetë ekonomia, aq më e bukur do të bëhet jeta e tyre...

Të mirat materiale e shpirtërore i krijojnë njerëzit, që nga i riu e gjer te plaku me flokë të bardhë, burrat e gratë

1. Kooperativa bujqësore e Shtërmenit.

dhe shoqëria ecën përpara vetëm me përpjekjet e përbashkëta të tyre. Prandaj të çohen në këmbë të gjithë së bashku për zbatimin sa më mirë në jetë të vijës së drejtë të Partisë, t'i kuptojnë problemet njëlloj, të duhen me njëri-tjetrin dhe kështu të bashkuar të ecin përpara.

Në këtë drejtim në vendin tonë po zhvillohet një luftë e pandërprerë, të cilën Partia jonë e ka filluar që në kohën e pushtimit, kur komunistët u hodhën të parët me armë në dorë dhe pas tyre dolën partizanë vëllezërit dhe motrat tona. Në Luftën Nacionalçlirimtare morët pjesë edhe ju, nëna dhe motra, që, ashtu si burrat e vëllezërit tuaj, u bëtë ballë hordhive të pushtuesve dhe egërsive të bejlerëve, të agallarëve, të banditëve si Xhaf Bali me shokë, që ju digjnin, ju vritnin e ju grabitnin shtëpinë e katandinë. Kasollet tuaja u bënë foleja dhe ju u bëtë mbështetja jonë. Pa ju, nëna dhe motra, që qëndruat dhe u rezistuat armiqve, nuk mund të fitohej Lufta Nacionalçlirimtare, që ishte luftë e gjithë popullit tonë, e burrave dhe e grave.

Lufta për çlirimin e gruas apo, siç i themi në gjuhën politike, «emancipimi i gruas», është një problem i vjetër për Partinë, që çdo vit ka marrë një kuptim gjithnjë e më të thellë. Partia bëri që energjitë e grave të shpërthejnë fuqishëm. Gruaja shqiptare e qytetit dhe e fshatit sot është hedhur e tëra në punë, në fabrika, në uzina, në ndërtim, në ara, në shkolla dhe në institucione kulturore. Por gjatë këtij hovi të madh, Partia vërejti se kishte akoma disa gjëra që na pengonin, disa mbeturina dhe sjellje që e poshtëronin dhe e nënvleftësonin gruan. Atëherë Partia filloi luftën kundër zakoneve prapanike që ekzistojnë më shumë te burrat, por që e drejta është të themi se ekzistojnë edhe te gratë. Prandaj, të gjithë së bashku, të përpiqemi të pastrojmë ndërgjegjen çdo ditë me fshesë të madhe nga këto mbeturina, të cilat, duhet ta kuptojmë, nuk zhduken menjëherë. Edhe ai që kujton se i ka hedhur tej, po t'i bëjë analizën vetes, do të shohë se diku, në ndërgjegjen e tij, do t'i ketë mbetur ndonjë çikë pluhur. Në qoftë se ka

njeri që e heq veten si luftëtar për lirinë e popullit, ndërsa gruan e konsideron skllave, ai as vetë nuk mund të jetë i lirë.

Që ta quajmë veten të lirë, duhet të punojmë që edhe gruaja të jetë e lirë, të mos vuajë nga asnjë shtypje nga ana e burrit. Kjo nuk duhet parë si një çështje e ngushtë familjare. Ka njerëz, edhe në vendin tonë, që në shoqëri hiqen si shumë përparimtarë, po në familje nuk sillen drejt ndaj shoqeve dhe motrave të tyre. Nuk është aspak i mirë një qëndrim i tillë. Por ka edhe gra që dashurinë, lidhjet familjare nuk i kuptojnë në rrugë të drejtë. Zakonisht gruaja është më e sjellshme se burri, zemra e saj është e pastër dhe përpiqet të mos ia prishë qejfin atij. Kjo është një gjë e mirë, por ajo, gjithashtu, duhet të kërkojë që edhe burri ta respektojë dhe ta dojë atë. Gruaja ndjenjat e pastra të dashurisë ndaj burrit nuk duhet t'i ngatërrojë me përuljen para tij. Burri është për gruan shoku i jetës, me të ajo lind e rrit fëmijët dhe ndërton jetën e lumtur në familje. Edhe sikur ai të jetë më i zoti se gruaja për disa gjëra, kjo e fundit nuk duhet t'i bëjë lëshime kur ai nuk ka të drejtë. Gruaja mund të jetë më mbrapa në disa drejtime për shkaqet që dihen, po duke u ndihmuar dhe duke iu dhënë mundësitë, ajo mund të bëhet e aftë si edhe burri. Partia punon që ajo të ecë përpara në çdo drejtim, por për këtë duhet ta ndihmojnë edhe burri e fëmijët e saj.

Nuk është aspak e pëlqyeshme që burri dhe gruaja të futen në grindje, përkundrazi, ata duhet të forcojnë marrëdhëniet, duke e dashur dhe duke e respektuar njëri-tjetrin, duke çelikosur unitetin në familje me mendimet e tyre, me përpjekjet e tyre, me dashurinë e tyre për atdheun dhe për Partinë, me dashurinë dhe kujdesin e përbashkët për fëmijët. Po të ecet në këtë mënyrë, në familje nuk ka për të pasur grindje, por miqësi të shëndoshë. Prandaj të bëjmë përpjekje të mëdha për të zhdukur nga mendja pikëpamjet e palejueshme për gruan në jetën tonë shoqërore, në punë dhe në familje. . .

*Vepra, vëll. 37, f. 1-2, 5-7*

## TË SHTOJMË PRANIMET NË PARTI NGA RADHËT E SHOQEVE

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**11 nëntor 1967**

...Në raportin e Komitetit të Partisë të Rrethit të Lushnjës ne shohim se në tabelën analitike të të përjashtuarve, që nga viti 1961 gjer më 1967, përqindja e shokëve është më e madhe nga ajo e shoqeve. Kjo është inkurajuese për shoqet dhe dëshmon për ndershmërinë e korrektësinë e tyre revolucionare ndaj vijës së Partisë. Këndej del detyra që ne të forcojmë luftën e organizatave të Partisë për pranimet nga radhët e shoqeve në fshatra, duke synuar në ato me origjinë fshatare të varfra, kurse në qytete, në klasën punëtore në radhë të parë.

Në Lushnjë, por edhe në rrethet e tjera, ne duhet të përmirësojmë edhe përqindjen e shoqeve në përbërjen e Partisë me gra nga prodhimi. Në këtë rreth ndihet kjo nevojë sidomos në zonën e Fier-Sheganit, të Hysgjokajt, të Qendrës dhe të Çermës. Të kemi parasysh se gruaja fshatare kudo në Shqipëri, ashtu sikurse edhe në Lushnjë, ka qenë më e shtypur, pra, më

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raporteve të komiteteve të Partisë të rretheve të Gjirokastrës, të Lushnjës dhe të Dibrës «Mbi zbatimin e detyrave të Kongresit të 5-të të PPSH për pranimet, përbërjen, shtrirjen e shpërndarjen e forcave të Partisë», si dhe rreth raporteve të komiteteve të Partisë të rretheve të Krujës e të Elbasanit «Mbi punën që bëhet për pranimin e shoqeve në Parti».

revolucionare. Por, nga ana tjetër, ajo njëkohësisht ka më shumë nevojë për edukim politik dhe ideologjik. Prandaj të organizohet më mirë puna për pranimin e tyre në Parti dhe edukimi i tyre të shikohet më nga afër.

Duke pasur parasysh nivelin e ulët kulturor të shoqeve komuniste ose të kandidatëve për anëtarë partie të fshatit, mungesën e praktikës dhe të metodës së të mësuarit, mendoj se, nën kontrollin e Partisë dhe me tema të caktuara, me libra e dispensa që ka nxjerrë Partia, ne duhet të ngarkojmë edhe mësuese të paorganizuara në Parti për t'u mësuar shoqeve komuniste marksizëm-leninizmin. Duke vepruar kështu, do të kemi dy përfitime: do t'i nxitim mësuesit dhe mësueset ta mësojnë dhe ta përvetësojnë marksizëm-leninizmin, gjë që do t'u shërbejë në jetë dhe në punë, dhe, nga ana tjetër, ata do t'ua mësojnë edhe të tjerëve. Natyrisht, për këtë punë të zgjidhen mësueset e mësuesit më të mirë, më aktivë, më metodistë, që tani nuk na mungojnë në fshatin tonë. E gjithë kjo punë, mendoj unë, të bëhet jashtë formave të rregullta të edukimit ideologjik të komunistëve, por e koordinuar me to dhe të jetë e efektshme, plotësuese dhe ndihmëse e këtyre formave. . .

Për njohjen e kuadrove, për vlerësimin e tyre objektiv, as mbledhjet e shumta të Partisë, as ato të organeve të pushtetit nuk mund të quhen të mjaftueshme përpara njohjes në dinamizmin e jetës. Por mbledhjet kanë një rëndësi të madhe jo vetëm për problemet që shtrohen e diskutohen në to dhe për vendimet që merren, por edhe për njohjen e kuadrit. Problemit të fundit i vihet pak rëndësi. Udhëheqësit që marrin pjesë në mbledhje, duhet të nxjerrin konkluzione për kuadrot, duke mos harruar se Partia i njeh kuadrot në tërësi, me të mirat dhe me të metat e tyre, jo vetëm në mbledhje, por, sidomos, në jetën e përditshme dhe kjo është njohja kryesore. Këtu duhet të mbështetet kryesisht puna për njohjen e kuadrit dhe për vlerësimin e meritave e të aftësive të tij.

Megjithatë, ç'po shohim nëpër mbledhjet? Ç'pamë në Kongresin e fundit të gruas? Ne pamë atje gra e vajza të mreku-

llueshme të Partisë dhe të popullit, pamë gra e vajza të malësisë, kooperativiste, mësuese fshati etj., që diskutuan me zjarr e vendosmëri të madhe, me një pjekuri politike, që elektrizuan me mijëra veta. Mirëpo, kur vjen puna për të zgjedhur një përgjegjëse gruaje në rreth, atëherë harrohen këto gra e vajza të mrekullueshme, shokët fillojnë të qahen se s'kanë kuadro dhe, më në fund kthehen si kurdoherë te ndonjë shoqe e vjetër, që është e mirë, por që tani ka të tjera edhe më të mira e që, nga shumë anë, atë e kanë lënë pas. Askush nuk duhet t'u mohojë kuadrove të vjetër meritat që kanë. Ata duhen respektuar, pse pikërisht puna e tyre ka kontribuar fuqimisht në krijimin e një situate të tillë, por ata nuk duhet të bëhen barrikadë për të rinjtë dhe udhëheqja, veçanërisht, nuk duhet të shërbejë për të ferrobetonuar këto barrikada me praktika jo të drejta dhe jo të zhdërvjellëta në zbatimin e politikës së kuadrit.

Duke dëgjuar në Kongresin e BGSH ato gra dhe vajza që flisnin me aq zjarr, aq rrjedhshëm, pa fraza stereotipe për problemet e tyre të mëdha, probleme të Partisë, të shtetit, të shoqërisë mbarë, për problemet e emancipimit të plotë të gruas, mendoja se ka ardhur koha që në vetë kuadrot udhëheqës të Partisë duhet bërë një emancipim serioz nga frazeologjia stereotipe, nga diskutimet «raport», me vend e pa vend, ku mjaft shokë përpiqen t'i thonë të gjitha nga një çikë pa harruar asgjë, që nga a-ja deri te zh-ja, pse mendojnë që kështu «afirmohen» si udhëheqës dhe harrojnë se disa herë bëhen të mërzitshëm. . .

*Vepra, vëll. 37, f. 42-43, 57-58*

# VOCËRRAKËT PARTIA DO T'I RRITË E DO T'I BËJË TRIMA SI BABËN E NËNËN E TYRE

*Letër drejtuar familjes së Pjetër Lleshit*[1]

**20 nëntor 1967**

Të dashurit e mi, nana e Pjetrit, Xhelë, shoqja Lizë e Pjetër Lleshit, të dashur fëmijë të Lizës e të Pjetrit, Mrikë, Zef, Mark, Pashkë dhe Llesh.

Po vij me këtë letër në Domgjon të Fanit, në shtëpinë tuaj, në votrën e zjarrit, ku sonte jeni grumbulluar, t'ju puth e t'ju përqafoj, ashtu sikundër vinte pas pune Pjetri juaj, Pjetri ynë.

Fort më ka gëzu letra jote, Lizë, ku më shkruaje për nanën e Pjetrit dhe për fëmijët që janë të gjithë mirë nga shëndeti. U gëzova shumë për Mrikën që vazhdon 8-vjeçaren në konviktin e Krumës. Mos u ba merak se Mrikën dhe të gjithë vocërrakët e tjerë, nëna jonë Parti do t'i rritë si jo ma mirë, do t'i mësojë, do t'i edukojë, do t'i bëjë trima dhe trimnesha si babën dhe mëmën e tyre.

Fal me shëndet, o nana e Pjetrit, që linde dhe rrite këtë djalë dragua. Dy fjalë desha me të thanë: Lizën e Pjetrit e ke një burrneshë që punon e lufton në kooperativë për me i rrit fëmijët si duhet, për me zbukuru jetën e kooperativës. Ju jeni shumë në familje dhe kam frikë se ditët e punës të Lizës dhe

1. Pjetër Llesh Doda ra në krye të detyrës më 30 dhjetor 1966, duke punuar për mirëmbajtjen e linjës telefonike Kukës-Fan.

pensioni i Pjetrit mund të mos jenë aq të mjaftueshëm. Po të rronte Pjetri, për ndonjë nevojë ti do t'i drejtoheshe atij, por Pjetri rron në Partinë tonë të madhe, prandaj ti mos mungo me iu drejtu Partisë, me më shkru mu drejtpërdrejt për ndonjë nevojë, sikur me i shkru Pjetrit. Po ta bëj ty këtë lutje, o nanë, pse e di që po t'ia shkruaj Lizës, ajo si komuniste nuk do të na shkruajë.

Çështja është sa të rriten fëmijët, sa të mbarojnë shkollën Mrika dhe të tjerët dhe të fitojnë jetën me djersën e ballit.

Qofshi të lumtur dhe të gëzuar të gjithë në atdheun tonë socialist që udhëheq Partia!

Shoqja ime Nexhmije ruan edhe ajo si unë një kujtim të paharruar për ty, shoqja Lizë, që kur u njohëm në Kongresin e 6-të të Gruas, dhe fëmijët tanë Ilir, Sokol dhe Pranverë ju përqafojnë me mall. Iliri mëson për inxhinier mekanik, Sokoli është në klasën e 10-të dhe Pranvera në klasën e 8-të. Pranvera sivjet do të hyjë në rini, ajo merr pjesë gjallërisht, sidomos në stërvitjet ushtarake.

Do të gëzohem shumë që herë pas here të më kujtoni me ndonjë letër. Ju uroj gëzuar festat e 28 dhe 29 Nëntorit.

Ju përqafoj të gjithë me radhë

Juaji

*Enver*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 169-171*

## PASTËRTIA NUK ËSHTË LUKS, POR NJË NEVOJË QË KA TË BËJË ME SHËNDETIN E NJERËZVE

*Nga fjala në Plenumin e 4-t të KQ të PPSH*[1]

**12 dhjetor 1967**

...Vija e Partisë sonë ka qenë që, krahas zhvillimit të ekonomisë, të përmirësohen edhe kushtet e jetesës (dhe në fakt këto kushte janë përmirësuar, por s'duhet të na mbulojë vetëkënaqësia për ato që kemi arritur), jo vetëm të qytetarëve, por edhe të fshatarëve. Mjekun dhe fluorografin, për shembull, ne mund t'i dërgojmë edhe në malësi, por, për të evituar sëmundjet, kanë rëndësi masat preventive, sigurimi i kushteve të mira të jetesës, siç janë ushqimi, veshja, higjiena, pastërtia, banesa e deri tek ajri dhe dielli. Mirëpo këtyre çështjeve shpesh nuk u kushtohet kujdesi i duhur. Kur themi që prodhimet të realizohen sipas sasisë, cilësisë, asortimentit dhe me kosto gjithnjë më të ulët, këto detyra duhet të realizohen medoemos dhe mallrat e prodhuara të dërgohen kudo për ku janë destinuar, sidomos në fshat.

Partia ka orientuar të mos përdoren veshjet që janë të rënda dhe shumë të kushtueshme, por të zëvendësohen ato me të tjera, sipas kushteve ekonomike e klimaterike. Por shokët e

1. Ky Plenum që u zhvillua më 11 dhe 12 dhjetor 1967, diskutoi rreth raportit «Mbi plotësimin e planit e të buxhetit të shtetit për vitin 1967 dhe detyrat për vitin 1968, si dhe mbi elektrifikimin e krejt fshatrave të vendit deri më 8 nëntor 1971, me rastin e 30-vjetorit të themelimit të Partisë».

Shkodrës, për shembull, nuk mund të këshillojnë malësorët e Kelmendit që të heqin rrobat e leshta me karakter nacional dhe të vishen me basma të holla, sepse kjo do të dëmtonte shëndetin e njerëzve. Ne luftojmë t'i zhdukim veshjet e papërshtatshme, por krahas kësaj pune të kujdesemi për zëvendësimin e tyre me rroba të përshtatshme. Kështu, në malësi, ku bën ftohtë, duhet të shiten shajak, xhupa etj., ndryshe, po i veshëm malësorët në dimër me rroba të lehta, me siguri do të na sëmuren.

Pas shpalljes së vendimit të Qeverisë për elektrifikimin e fshatrave të malësisë së Kelmendit dhe të Dukagjinit[1], lexova në gazetën «Zëri i popullit» një artikull, në të cilin autori shkruante se në një fshat të Kelmendit dielli duket vetëm 3 orë në ditë. Përnjëherë m'u kujtua se diku kisha lexuar për një ngjarje të tillë. Në një fshat të Alpeve brez pas brezi kalamanët lindnin të gjymtuar, bile shumica e tyre vdisnin pa u rritur akoma mirë. Për një kohë të gjatë nuk u gjet dot shkaku i kësaj fatkeqësie. Një mjek iu qep këtij problemi dhe, më së fundi, zbuloi se të gjitha këto pasoja të hidhura fshatit i vinin nga mungesa e diellit në këtë vend, prandaj i këshilloi fshatarët ta braktisnin atë sa më parë. Ata kundërshtuan në fillim, po më në fund u larguan dhe kështu shpëtuan një herë e përgjithmonë nga sëmundjet. E kam fjalën që në qoftë se ajo që shkruhej në gazetën «Zëri i popullit» është vetëm një figurë poetike, mirë, ndryshe, në rast se është e vërtetë që në Kelmend ekziston një fshat i tillë, që e shikon diellin vetëm 3 orë në ditë, duhet medoemos të kujdesemi dhe të marrim masat e

1. Për të nderuar emrin e komunistes (pas vdekjes) 15-vjeçare Shkurte Pal Vata, që dha jetën duke punuar si vullnetare për ndërtimin e hekurudhës Rrogozhinë-Fier, sipas vendimit të Këshillit të Ministrave të RPSH brenda vitit 1968, me mbarimin e punimeve në hekurudhë, përfundoi edhe elektrifikimi i të gjitha fshatrave të lokalitetit të Dukagjinit dhe të lokalitetit të Kelmendit të rrethit të Shkodrës, duke i dhënë kësaj zone të thellë malore përparësi në kuadrin e përgjithshëm të elektrifikimit të plotë të fshatrave të vendit tonë.

duhura për t'i siguruar këtij fshati një vend të shëndetshëm.

Ne e kemi shtruar edhe herë të tjera çështjen e pastërtisë, po realitetin duhet ta shohim drejt në sy. Është fakt i hidhur që në disa fshatra të malësive tona të Veriut nuk e përdorin akoma sa duhet sapunin. Atje ka njerëz që nuk e lajnë trupin. Shoqja Haxhire Brahja[1] na ka treguar se disa të reja vullnetare, të ndikuara nga zakonet prapanike, me të cilat ishin rritur gjatë gjithë jetës, kur shkuan në fillim në hekurudhë, kundërshtonin të laheshin, duke thënë se i paskësh larë zoti me «ujë të bekuar». Pas punës edukative, ato më së fundi u bindën dhe filluan të lahen. Pastaj këto vajza nga pastërtia dhe nga puna ndienin një kënaqësi të tillë shpirtërore dhe trupore, që s'e kishin njohur gjer atëherë dhe brenda një kohe të shkurtër u çelën e u bënë si lule.

Pastërtia nuk është luks, ajo është një nevojë që ka të bëjë me shëndetin e njerëzve që luftojnë, punojnë e krijojnë, që janë të lidhur ngushtë me Partinë dhe e duan atë. Ne drejt veprojmë kur bëjmë përpjekje të realizojmë çdo gjë, po mendoj se në radhë të parë duhen bërë përpjekje për të trefishuar prodhimin e sapunit.

Vizitova një ditë kooperativën bujqësore të Shijakut, ku, midis të tjerash, pashë edhe furrën (tani pothuajse kudo në kooperativat tona bujqësore ka furra). Atje kanë tri furra të mëdha, të sistemuara bukur. Po vallë nuk ka mundësi të ngrihet pas furrës një banjë e madhe, e ndarë më dysh, njëra për t'u larë burrat e tjetra për gratë? Për këtë s'mendon njeri. Banja e lavanderi ndërtohen vetëm në qytete, kurse për këto ka nevojë edhe fshati. Në qoftë se thuhet që fshatari ose gruaja e tij nuk vete në asnjë mënyrë të lahet në banjë, një shtruarje e tillë e problemit nuk qëndron. Unë mund t'u kujtoj shokëve që kanë qenë edhe më parë në Tiranë, se si gratë fanatike tiranase të asaj kohe, me çarçaf në kokë e një bohçe nën sqetull dhe me kalamanët në duar, venin laheshin në hamamin e ve-

1. Në atë kohë sekretare e KQ të BRPSH.

tëm që kishte qyteti. Atëherë si të mos venë të lahen sot në banjë shijakasit, më parë kalamanët e tyre, pastaj burrat e gratë? Po të punojë Partia në këtë drejtim, ashtu si për të gjitha çështjet e tjera, unë mendoj se ata patjetër që do të venë. Por kjo nuk bëhet në zonat fushore, kurse në malësitë e Veriut as u bie fare në mendje për të bërë gjëra të tilla.

Prandaj, shoqe dhe shokë, të gjitha këtyre çështjeve, që përbëjnë një kompleks të tërë, t'u vëmë shumë rëndësi. Në qoftë se dëshirojmë të realizojmë planin e prodhimeve industriale, të shtohen rendimentet e prodhimeve bujqësore e blegtorale, të na rriten rezervat në çdo drejtim, në qoftë se duam të ngrihen sa më parë hidrocentralet dhe të shkojë drita elektrike kudo në malësi, ne duhet të forcojmë medoemos e vazhdimisht punën politike dhe ideologjike me njerëzit tanë, por njëkohësisht të kujdesemi edhe për shëndetin dhe për përmirësimin e jetesës së tyre. Të gjitha këto çështje janë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën dhe asnjë prej tyre nuk duhet nënvleftësuar. Kur arsyet për mosrealizimin e një detyre janë të bazuara dhe të njohura, ato i pranojmë dhe populli është gati të bëjë dhe bën sakrifica, por kur nuk ka arsye të tilla, s'duhet lejuar asnjë justifikim. Duhet të marrim patjetër masa politike dhe organizative që këtë realitet ta çojmë gjithnjë e më shumë përpara. . .

*Vepra, vëll. 37, f. 153-157*

## KY AKT I LARTË PATRIOTIK E REVOLUCIONAR DO TË MBETET NË HISTORINË E LAVDISHME TË GRUAS SHQIPTARE

*Letër drejtuar familjes së Tosun Shahinasit*

**21 dhjetor 1967**

E dashur nënë Shaqe,

E dashur motër Anife,

Të dashur shokë e vëllezër të të paharruarit Tosun Shahinasi,

Në vrullin e solidaritetit të madh revolucionar që shprehu gjithë populli ynë për të ndihmuar motrat dhe vëllezërit e Librazhdit e të Dibrës që u dëmtuan nga tërmeti, djali juaj Tosuni, nënë Shaqe, dhe bashkëshorti juaj, shoqja Anife, bir besnik i popullit, patriot e revolucionar i vendosur për çështjen e Partisë, i dashur dhe i shtrenjtë për familjen tuaj dhe për të gjithë, shkoi nga të parët në Librazhd, ku punoi me vetëmohim, duke mos kursyer asgjë, gjersa në punë e sipër dha edhe jetën. Një ndjenjë e fortë hidhërimi përshkoi të madh e të vogël, anembanë Shqipërisë, prandaj në këto çaste të vështira dhe i prekur thellë nga kjo humbje e rëndë për familjen, për shokët e kolektivit ku punonte dhe për të gjithë, ju dërgoj ngushëllimet e mia më të përzemërta.

Familja juaj është një familje me tradita patriotike, pjesëtarët e saj janë gjakosur me armiqtë e atdheut qysh përpara

kundër shovinistëve grekë dhe gjatë Luftës Nacionalçlirimtare, në të cilën morën pjesë aktive me armë në dorë. Sakrifica e Tosunit është një akt tjetër i lartë patriotik e revolucionar në vargun e pambaruar të heroizmave të popullit tonë trim e legjendar.

Rënia e Tosunit në krye të detyrës do të bëhet një tjetër shembull i lartë frymëzimi dhe do t'i ndezë më shumë zemrat e fshatarëve tanë patriotë, të klasës sonë heroike punëtore, të ushtarëve trima të Shqipërisë, të grave e të rinisë sonë, do të bëjë që të vlojë tek të gjithë, akoma më tepër, dinamizmi revolucionar për çështjen e madhe të Partisë e të popullit.

Ti, e dashur nënë Shaqe, me kurajën dhe qëndrimin tënd të papërkulur përpara humbjes së djalit, na kujton nënat heroike shqiptare, që historia i përmend me respekt për trimërinë, urtësinë dhe papërkulshmërinë e tyre. Ti linde dhe edukove kaq fëmijë, që u bënë partizanë dhe më pas punëtorë e kooperativistë të dalluar, si Tosuni, oficerë guximtarë të ushtrisë sonë, i edukove ata me traditat patriotike të familjes dhe të popullit tonë, që po zhvillohen çdo ditë më lart nga Partia.

Ti, e respektuar motër Anife, bashkëshortja e Tosunit, ashtu si nëna e tij, nuk e qave shokun tënd të jetës, por, si një trimëreshë, krah për krah vëllezërve, kushërinjve e miqve të tij, pa u përkulur aspak para ngjarjes së hidhur, shkove menjëherë për të vazhduar gjer në fund punën e tij të lavdishme ndërtimtare në rrethin e Librazhdit. Ky akt i lartë patriotik e revolucionar do të mbetet në historinë e lavdishme të gruas shqiptare si një shembull i lartë frymëzimi për gratë dhe vajzat e vendit tonë, për gjithë popullin tonë, për t'u hedhur me forca dhe energji të shumëfishuara në punë, në luftë, në revolucion, me një vrull akoma më të madh.

Një epokë heroike po jeton sot populli shqiptar. Mrekulli të papara po bëhen në Shqipëri. Njerëzit punojnë e luftojnë për ndërtimin e socializmit. Disa edhe bien në fushën e nderit, por me dhjetëra, me qindra, me mijëra ngrihen. Gjithë populli është sot më këmbë dhe, nën udhëheqjen e sigurt të Partisë, po korr

fitore pas fitoresh, sepse të gjithë, të bashkuar si një trup i vetëm, kanë një ideal të madh të përbashkët, lirinë dhe pavarësinë e atdheut, ndërtimin e socializmit dhe të komunizmit në vendin tonë, lumturinë e këtij populli heroik, prandaj s'ka pengesa, s'ka vështirësi, s'ka e s'do të ketë asnjë fatkeqësi e hidhërim që do të na ndalë në rrugën tonë. Provë për këtë është edhe shembulli i lartë patriotik i familjes suaj.

Më lejoni, të dashura mëmë Shaqe, motër Anife, ju pjesëtarët e familjes dhe shokë e miq të Tosunit që shkuat të kryeni atë detyrë që ai s'arriti ta çojë gjer në fund, t'ju dërgoj njëkohësisht përshëndetjet e mia revolucionare dhe t'ju uroj të gjithëve shëndet, punë të mbarë e dalshi faqebardhë!

Juaji

*Enver Hoxha*

*Vepra, vëll. 37, f. 199-201*

## TË ORGANIZOJMË SKUADRA NGA MALËSIA QË TË SHKOJNË TË PUNOJNË NË KOOPERATIVA TË PËRPARUARA TË SHQIPËRISË SË MESME E TË JUGUT

*Nga fjala në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSH*[1]

**13 janar 1968**

. . .Rezistenca e së vjetrës ndihet thellë në malësi. Kjo duhet thyer. Po rezistenca më e madhe vjen nga të vjetrit. Atëherë le të ndjekim edhe për të moshuarit rrugën dhe format që ndjekim edhe për rininë: aksionet masive, dhe këto jo në drejtimin e punimeve nacionale, por në atë të kooperativave bujqësore. Kooperativizmi na e lejon këtë veprim masiv, këtë edukatë masive. Ne praktikojmë në këtë drejtim seminare kuadrosh, dërgojmë kuadro në malësi (bile akoma pak po dërgojmë), dërgojmë kuadro për të marrë eksperiencë në kooperativat e përparuara. Këto duhet t'i vazhdojmë, por nuk janë kurrë të mjaftueshme, prandaj të zbatojmë eksperiencën e mëposhtme dhe ta shfrytëzojmë këtë si një formë të edukimit të shumanshëm masiv, sidomos për të ndihmuar malësinë.

Të organizojmë skuadra të tëra me burra dhe me gra nga

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raporteve të sektorit të kuadrit në aparatin e KQ të Partisë dhe të komiteteve të Partisë të rretheve Shkodër e Korçë për punën e Partisë lidhur me zgjedhjen dhe ngritjen në përgjegjësi të kuadrove të rinj nga radhët e punëtorëve, të grave dhe të rinisë.

çdo kooperativë e malësisë dhe këto të shkojnë të punojnë një ose dy muaj në kooperativa nga më të përparuarat të fushës ose të malësisë, në Shqipërinë e Mesme dhe në atë të Jugut[1]. Skuadra të tjera me burra dhe me gra, me po atë numër, të shkojnë në kooperativat e malësisë nga ato kooperativa ku do të venë skuadrat e malësisë. Në këtë mënyrë ekonomikisht nuk kemi humbje, pse ditët e punës u shkruhen reciprokisht dhe ushqimi ditor i çdo kooperativisti kompensohet, pse cilido nga palët do të rrojë dhe do të hajë në familjen e njëri-tjetrit.

Por cili është përfitimi i madh i këtij veprimi që mendoj unë? E para, shkëmbimi dhe përfitimi në mënyrë masive nga eksperienca e njëri-tjetrit në punët e bujqësisë. Malësorët njihen me Jugun dhe Jugu me Veriun, vëllazërohen e miqësohen akoma më tepër. Malësori, që ka nevojë më shumë, shikon dhe jeton një jetë krejt të ndryshme në shumë pikëpamje nga ajo që bën ai, mëson se si mendojnë vëllezërit e tij të Jugut për probleme të jetës dhe kështu do të arsyetojë e do të fillojë të mendojë ndryshe për shumë gjëra. Kurse ata të Jugut që do të shkojnë në malësi, jo vetëm që do të mësojnë nga malësorët, por do t'u mësojnë malësorëve në mënyrë masive shumë gjëra të jetës, të zakoneve, të agroteknikës. Te malësorët kjo formë edukimi bëhet e dyfishtë: nga ata vetë që shkojnë në Jug dhe nga ata që u venë nga Jugu në shtëpitë e tyre në malësi. Njerëzit e Jugut e të Veriut do të edukohen më thellë ideologjikisht, do të bëhen më të ndërgjegjshëm për rrugët e zhvillimit dhe për të mirat e kolektivizimit në shkallë të gjerë nacionale.

Kështu ne thyejmë shumë gjëra: thyejmë rezistencën që mund t'i bëhet së resë përparimtare në malësi, thyejmë ndje-

---

1. Sipas këtij orientimi BGSH filloi një aksion të gjerë për dërgimin e grupeve të grave nga Jugu në Veri dhe anasjelltas. Vetëm brenda disa muajve gra të malësisë së Tropojës, të Pukës, të Lezhës, të Kukësit, të Peshkopisë e të Mirditës shkuan në familje kooperativiste të Durrësit, të Vlorës, të Beratit, të Gjirokastrës, të Fierit e të Lushnjës, ku punuan dhe mësuan me shoqet dhe shokët e tyre kooperativistë.

njën e vetmisë dhe të izolimit, çelikosim dashurinë për njëri-tjetrin, çelim horizonte të reja për malësorin, pse nga këto lëvizje ai jo vetëm që mëson, mpreh mendjen, por njëkohësisht njeh edhe madhështinë e forcën e Partisë dhe të atdheut, del nga bota e vogël e tij në botën e madhe, ndien dhe kupton forcën krijuese të vijës së Partisë, forcën dhe zotësinë e klasës punëtore që e udhëheq dhe që është në aleancë me të. Në rast se Partia e kupton mirë këtë çështje dhe e organizon punën në familjet ku do të jetojnë malësorët e malësoret në hollësitë më të vogla në jetën politike dhe familjare, që kjo kohë të kthehet me të vërtetë në një shkollë edukimi për ta, të mirat që do të kemi nga kjo do të jenë të pallogaritshme. . .

*Vepra, vëll. 37, f. 260-262*

## KËTO QË MËSUAT NË KURS, I VINI NË ZBATIM, I BËNI JETË TË DYTË

*Fjala në takimin me të rejat e malësisë së Veriut, pjesëmarrëse në kursin[1] që u organizua në Durrës*

**20 maj 1968**

Të dashura shoqe,

Partia, shokët edhe unë jemi shumë të gëzuar që ju, gra dhe vajza të reja, të ardhura nga kooperativat e ndryshme të malësive tona të Veriut, u mblodhët në këtë kurs tremujor dhe kryet me sukses mësimet sipas programit që ju ishte caktuar. Ne nuk kishim asnjë dyshim që ju do t'i përvetësonit mirë këto mësime, për arsye se, bashkë me zgjuarsinë e madhe natyrore, ju keni edhe ngritje të mirë politike e nivel arsimor, pavarësisht se ky, në përgjithësi, është akoma i ulët. Megjithatë, ai nivel arsimor që keni, i bashkuar edhe me edukatën e lartë politike dhe me zgjuarsinë tuaj natyrore, ju dha mundësi t'i përvetësonit shpejt, me sukses dhe mirë mësimet që u zhvilluan këtu, bile unë mendoj se këto mësime kanë qenë të lehta për nivelin tuaj, pse jeni të zonjat dhe, në të ardhmen, me siguri do të bëheni akoma më të zonjat, për të përvetësuar njohuri edhe më të thella.

---

1. Sipas orientimit të KQ të PPSH dhe personalisht të shokut Enver Hoxha, Kryesia e BGSH organizoi kurse për edukimin e luftëtareve të së resë dhe veprimtareve e kuadrove të saj nga shumë fshatra të vendit. Gjatë viteve 1968-1973 në këto kurse morën pjesë 3 264 gra e vajza, 769 prej të cilave u pranuan në Parti, 1 248 vazhduan shkollat, 532 u ngritën në përgjegjësi.

Ju u treguat të gatshme për përvetësimin e këtyre mësimeve. Kjo ka rëndësi të madhe e bashkë me të edhe etja e vazhdueshme që keni për mësim e përparim. Megjithatë, çështja nuk ishte se ju nuk dinit të qepnit, të gatuanit apo të mbanit pastër shtëpinë, pse këto gjëra elementare, të nevojshme për jetën e njeriut, ju i keni mësuar qysh në vogëli në familje, dhe jo vetëm kaq, sepse organizatat-bazë të Partisë, organizatat e rinisë dhe ato të gruas, ju kanë shpjeguar e ju kanë mësuar vazhdimisht si për shumë çështje politike e shoqërore, ashtu edhe për këto të jetës së përditshme, për pastërtinë, për higjienën, për rëndësinë e ushqimit etj., etj. Këtu është fjala për diçka më të madhe. Tani ka ardhur koha që ne të ecim përpara edhe më shpejt, të kalojmë nga gjendja që akoma ekziston në fshatrat e malësisë, në një gjendje shumë më të përparuar. Dhe përparimin, siç na mëson Partia, e sjellin, në radhë të parë, njerëzit, prandaj duhet punuar pa u lodhur që njerëzit tanë të mësojnë e të ngrihen vazhdimisht në të gjitha drejtimet. Këtë qëllim ka edhe hapja e kurseve, siç është edhe ky juaji.

Po, mbi të gjitha, rëndësi të veçantë kanë miqësia dhe dashuria që ju fituat për njëra-tjetrën. Ju u mësuat këtu me të mirat e jetës së përbashkët kolektive. Këtu prej disa muajsh jetuat e punuat së toku, ditë dhe natë. Asnjëherë në jetën tuaj nuk jeni ndodhur kaq shumë vajza dhe gra së bashku në një vend dhe për një kohë kaq të gjatë. Kurrë në jetën tuaj deri tash nuk keni qenë në një shoqëri të tillë të madhe, në një ambient kaq të shëndoshë plot punë, plot mendime, plot mësime dhe kaq shumë të gëzuara, të sinqerta e të hapëta me njëra-tjetrën. Kjo ka shumë rëndësi.

Ardhja këtu do të ndihmojë, në radhë të parë, që të zhduket nga ndërgjegjja juaj mentaliteti i vjetër i jetës së vetmuar në kullë apo në familje. Ju atje keni qenë të mbyllura si zogu në kafaz dhe kjo ju pengonte të shikonit më larg se muret e shtëpisë apo, shumë-shumë, më tej kufijve të fshatit. Edhe kur ndonjëra prej jush mendonte për diçka më larg fshatit, këtë e bënte me druajtje të madhe, sepse zakonet, feja, paragjykimet,

thashethemet në të kaluarën ju kishin mbyllur në disa hallka të rënda.

Kështu ndodhte përpara, kurse tani Partia ka krijuar mundësi të tjera, të reja, që edhe vajzat e gratë e malësive të vijnë, siç erdhët ju, këtu në këtë kurs, ku për tre muaj rresht u takuat, u njohët, jetuat, biseduat dhe punuat me shoqe, të cilat nuk i kishit parë kurrë më parë. Këtu ju u njohët e u deshët si motra të vërteta, prandaj jam i bindur që kurrë nuk do ta harroni njëra-tjetrën. Ky është një përparim i madh në jetën tuaj. Dhe kjo gjë kështu duhet kuptuar, si një hap i guximshëm përpara jo vetëm juaji, por edhe i prindërve tuaj, i burrave apo i vëllezërve tuaj. Pa mendoni pak se edhe ata, pavarësisht se një pjesë donin, pjesa tjetër e ka pasur të vështirë t'ju dërgonte. Kishte edhe nga ata që nuk pranonin, jo për gjë tjetër, por se kishin merak për ju se si do të kalonit, ç'do të thoshin në fshat njëri apo tjetri, pasi ju të largoheshit nga familjet. Ishin vallë të drejta këto shqetësime nga ana e burrave, e prindërve, e vëllezërve tuaj? Unë mendoj se ata kishin të drejtë, prandaj Partia i kupton shqetësimet e tyre. Megjithatë, derisa ata e dëgjuan fjalën e Partisë dhe ju lejuan të vinit në kurs, do të thotë se në ndërgjegjen e tyre është bërë një hap i madh drejt përparimit dhe kjo, gjithashtu, është me shumë rëndësi.

Ju u grumbulluat këtu dhe përfituat shumë jo vetëm nga mësimet që morët, po edhe në mjaft drejtime të tjera. Unë mësova se çështjet e para që ju preokuponin çdo ditë këtu, ishin ato me karakter politik. Kjo, pa dyshim, është shumë pozitive. Është një gëzim i madh që ju keni arritur t'i kuptoni problemet mirë politikisht, sepse në këtë mënyrë njeriu i zgjidh ato me sukses, sado të mëdha e të vështira që të jenë. Kështu na këshillon dhe na orienton përditë Partia me mësimet e saj nëpërmjet bisedave, librave, gazetave, radios etj.

Mund të lindë pyetja se ku e kanë burimin mësimet që Partia i jep popullit. Partia ato i gjen te marksizëm-leninizmi, i gjen te ju, te masat punonjëse, tek eksperienca e tyre e madhe. Anëtarët e Partisë janë të lidhur ngushtë me popullin. Ata

nxjerrin prej tij këtë eksperiencë të madhe politike, e përpunojnë dhe ia japin përsëri popullit, i cili shkon me të përpara dhe zgjidh me sukses të gjitha problemet që i dalin, pavarësisht nga vështirësitë që mund të ndeshë.

Kështu ndodhi me popullin tonë gjatë luftës, të cilit i dolën përpara vështirësi të mëdha politike, por Partia i zgjidhi ato një e nga një me radhë, fitoi luftën, përmbysi pushtetin e feudo-borgjezisë dhe vendosi diktaturën e proletariatit, domethënë, pushtetin e klasës punëtore. Kjo ishte një fitore historike me rëndësi shumë të madhe për vendin tonë. Pas vendosjes së pushtetit popullor, tani ne vazhdojmë të ndërtojmë me sukses socializmin në rrugën që na udhëheq Partia. Gjatë gjithë këtyre periudhave Partia u shpjegoi masave shumë gjëra, sqaroi shumë njerëz, gjë që krijoi mundësi të realizonim vepra të mëdha për të mirën e popullit. Partia na mëson, gjithashtu, të mos kënaqemi kurrë me rezultatet e arritura, po të vazhdojmë pandërprerë punën për revolucionarizimin e gjithë jetës së vendit e, në radhë të parë, të mendjes së njerëzve, sepse në kokën e tyre ka edhe ndryshk të mbetur nga e kaluara.

Ju e dini se si Partia ka dhënë njërën pas tjetrës orientime të mëdha, që kanë të bëjnë me probleme të arsimit, të emancipimit të gruas, të shtimit të prodhimit, të zhvillimit të mëtejshëm të industrisë, të kontrollit punëtor etj., etj., të cilat i ka përqafuar me dëshirë mbarë populli ynë.

Le të ndalemi pak tani te çështja që ka të bëjë me emancipimin e gruas. Ky problem qëndron dhe do të qëndrojë si një nga problemet më të rëndësishme të jetës së popullit shqiptar. Në luftën për emancipimin e gruas, në këtë revolucion të madh që po bëhet te ne, vetë ju gratë jeni faktori që do të luani rolin vendimtar. Ju keni me vete Partinë, që ju ndihmon dhe do t'ju mbështetë në çdo veprim të drejtë tuajin, prandaj i dëgjoni me kujdes dhe i zbatoni me vendosmëri mësimet e saj të urta, pse kështu do të kapërceni çdo vështirësi që mund t'ju pengojë në rrugën e drejtë. Këto vështirësi mund ta kenë burimin te pikëpamjet e disa njerëzve prapanikë dhe këta më të

shumtët janë burra, po mund të jenë edhe gra, sidomos nga ato që nuk kanë qartësi politike dhe që ruajnë mbeturina të shumta ideologjike në ndërgjegjen e tyre. Kjo kërkon që pikëpamjet e njerëzve të tillë për gratë dhe për vajzat të luftohen me punë bindëse, të pandërprerë, me punë politike dhe ideologjike dhe jo me konflikte, se mëmën dhe babanë duhet t'i sqarojmë për këtë problem e jo t'i luftojmë. Ata ne i duam e do t'i duam, po, kur na pengojnë, duhet të përpiqemi, pa u lodhur, t'i bindim e t'i sjellim në rrugën e drejtë të Partisë. Po do të arrijmë vallë t'i sjellim ata në rrugën që duam ne dhe që na mëson Partia? Të jemi plotësisht të bindur se, duke punuar me durim, do t'ia arrijmë qëllimit. Dhe ata, në mos sot, nesër, medoemos do të vijnë në rrugën e Partisë.

Thonë se të moshuarit kanë shumë durim. Dhe kjo është e vërtetë, sepse ata kanë eksperiencë të madhe nga jeta. Po kjo nuk do të thotë se të rinjtë nuk kanë durim. Të rinjtë e të rejat tona janë politikisht të zhvilluar dhe ai që është i përgatitur politikisht, është njëkohësisht edhe i pjekur dhe ai që është i pjekur, ka edhe durim. I riu ynë, i pjekur politikisht, i edukuar me mësimet e Partisë, di dhe do të dijë të ketë durim për të punuar me më të kaluarit nga mosha, për t'u hequr atyre gradualisht mbeturinat e vjetra që kanë në ndërgjegje, ashtu si për çdo gjë, edhe për problemin e emancipimit të plotë të gruas.

Emancipimi i gruas është nga faktorët më të rëndësishëm për përparimin e fshatit dhe të gjithë jetës së vendit. Kësaj çështjeje Partia i kushton një kujdes të veçantë. Këtë qëllim ka puna e gjithanshme që bën Partia për ngritjen e gruas jo vetëm nga ana ideopolitike, por edhe në të gjitha drejtimet e tjera. Natyrisht, në vitet e para, mundësitë për realizimin e këtij qëllimi nuk kanë qenë aq të mëdha, kurse tani janë duke u krijuar mundësi të shumta.

Ja, për shembull, vitet e kaluara nuk kemi pasur mundësi të organizonim kurse, si ky që kryet ju këtu në Durrës, ndërsa sivjet organizuam edhe në disa qytete të tjera dhe, në vitet e ardhshme, do të hapim edhe më shumë, kështu pjesëmarrja

në to do të shtohet. Pra, në qoftë se sivjet nga një fshat i Tropojës ose i Kukësit, për shembull, kanë ardhur 1 ose 2 vajza apo gra, brenda 5 vjetëve duhet të arrijmë që numri i tyre të shtohet 5-6 herë. Kjo është një gjë me rëndësi të madhe. Nga ana tjetër, më pas, do të përpiqemi të organizojmë kurse edhe më të gjata, ku do të kualifikojmë kuadrot. Ju këtu morët disa dijeni, sado të përcipta, për problemet e higjienës ose të infermierisë, mirëpo ne, qysh tani, na duhet dhe do të përpiqemi të kemi në çdo fshat nga një infermiere. Për infermiere, në radhë të parë, duhet të përgatitim gra të reja dhe vajza. Partia dhe Qeveria i kanë krijuar tani të gjitha mundësitë që në vitet e ardhshme të kemi në çdo fshat nga një infermiere, e cila, përveç shërbimeve të tjera, të bëjë punë edhe me gratë dhe me vajzat e fshatit, t'i mësojë ato si të ruajnë shëndetin e tyre, të fëmijëve dhe të pjesëtarëve të tjerë të familjes, t'u flasë për higjienën, për pastërtinë etj. Atje ne do të kemi edhe nga një ambulancë të vogël, ku njerëzit të marrin ndihmën e parë e të shpejtë sanitare dhe profilaktike.

Gjithashtu, në të ardhmen, ne do të hapim një sërë kursesh, ku djemtë, e sidomos vajzat e fshatrave, të mësojnë, për disa muaj me radhë, jo vetëm në këtë drejtim, por edhe në fusha të tjera. Shumë prej tyre do të shkojnë nëpër aksione të mëdha kombëtare, si: në hekurudha, në punime veprash bujqësore etj., që janë edhe këto një tjetër shkollë e madhe. Tani Partia ka organizuar aksione ku marrin pjesë jo vetëm të rinj e të reja, por edhe të moshuar, që edhe këta të shohin ç'bëhet në vendin tonë. Ky fakt do të ndikojë pozitivisht edhe në gjykimin e tyre për të rinjtë e për të rejat që marrin pjesë në aksione, në kurse e në shkolla, që, kur të kthehen në fshat, të mos i shohin veprimet e tyre me syrin e vjetër, të mos flasin keq për ta apo t'i pengojnë në përpjekjet për të çuar në fshat dijen dhe përparimin. Partia, pra, e gjykon se është shumë mirë që edhe pleqtë e plakat të dalin jashtë fshatrave, të vizitojnë edhe krahina të tjera, të shohin Shqipërinë tonë të bukur, nga Veriu në Jug e nga Jugu në Veri. Kështu do të shikojnë edhe ç'bëhet

në krahinat e tjera të atdheut, do të mësojnë si rrojnë, si punojnë, si ndërtojnë e si mendojnë edhe gjetkë e do të vëllazërohen me ta. Kjo do të ndihmojë që ata të kthehen në fshatrat e tyre me mendime e ndjenja të reja.

Duke marrë të tilla masa, brenda 5-6 vjetësh, ne do të arrijmë të krijojmë në fshatrat tona një situatë krejt të re, do të na pakësohen thashethemet, fjalët prapa krahëve, bisedat për çështje të kota, të bëra nga ata që s'kanë punë dhe marrin të tjerët nëpër gojë e që diskutojnë jo pse ajo i preu leshrat kështu, jo pse ajo tjetra hoqi shaminë etj. Natyrisht, këtu në mes tuaj nuk ka gjëra të tilla. Asnjë nga ju nuk i thotë shoqes pse i preu gërshetat, përse u vesh me fustan, apo s'bëri mirë që hoqi shaminë. Ne duhet të përpiqemi që një situatë të tillë, si kjo juaja këtu, ta krijojmë kudo, sepse ajo do të jetë edhe një barrikadë kundër thashethemeve. Arsyeja që ngjasin këto, shpjegohet me disnivelin që ekziston në mes përgatitjes suaj politike dhe ideologjike dhe masës së grave e të vajzave, që jetojnë në fshat e s'kanë dalë ndonjëherë më tej. Ato vetëm kanë dëgjuar se ç'bëhet, po akoma nuk e marrin dot me mend realitetin, se nuk kanë pasur rast ta shohin Shqipërinë si është. Nga ana tjetër, janë lidhur fort pas disa traditash jo të mira e pas disa zakonesh prapanike, saqë kujtojnë se, po u prishën ato, prishet bota, kujtojnë se, po i preu leshrat cuca, u turpërua përjetë dhe shkeli nderin e saj e të familjes. Mirëpo kjo s'është e vërtetë. Nga kjo cucës nuk i shkelet nderi, përkundrazi, duke shkuar në kurse, në aksione apo në shkolla, asaj i hapen më shumë horizonte, bëhet më e ndërgjegjshme dhe nderi i forcohet më tepër. Kështu, ajo bëhet në çdo drejtim më e aftë dhe luftëtare për të mbrojtur të drejtat e saj dhe, kur kthehet në familje, babai me nënën gëzohen që e shohin të tillë. Mbase në fillim babait të ndonjërës nga ju do t'i vijë pak hidhur kur të shohë që vajza i preu flokët në kurs. Ky shqetësim do t'i vijë jo për gjë tjetër, por se do që të mos thonë për cucën fjalë të këqija, të cilat i thonë ata që kanë mendime të mykura.

Ju shoqe, kur të shkoni në fshat, t'i keni parasysh këto situata, se atje mund t'ju ndodhin gjëra të tilla, por mos u përkulni, bëni durim dhe punoni me këmbëngulje, se edhe atje nuk do të jeni vetëm. Ju do t'i keni kurdoherë me vete Partinë dhe organizatën e rinisë të udhëhequr nga organizata-bazë. Përpiquni që edhe në organizatën e rinisë të jeni të bashkuara si këtu dhe të shkoni në rregull në mbledhjet e saj. Mund të thotë ndonjëra se babai dhe nëna e ndalojnë të marrë pjesë në mbledhjet e rinisë. Këtë unë nuk e besoj, sepse ata që nuk ju ndaluan të largoheshit tre muaj të tërë nga familja, s'ka arsye t'ju ndalojnë të shkoni një ose dy orë në mbledhjen e rinisë aty, brenda në fshat. Edhe po t'i ndodhë ndonjërës një gjë e tillë, ajo nuk duhet të përkulet, po të përpiqet t'i bindë prindërit. Çdonjëra nga ju duhet të jetë agjitatore e flaktë, t'u flasë njerëzve, edhe prindërve, e t'u thotë se vetëm duke ecur në rrugën e bashkimit e të unitetit, si na mëson Partia, duke u grumbulluar si një trup i vetëm, populli mund të bëjë shumë punë të mira. Për të thyer koncepte e paragjykime të vjetra, kërkohen forcë, unitet dhe vullnet i përbashkët, prandaj edhe ju, kudo që të jeni: në organizatën e rinisë, në organizatën e gruas, në atë të Frontit e kudo gjetkë, në udhëheqjen e organizatës-bazë të Partisë në fshat, të luftoni në mënyrë sistematike për t'i bindur njerëzit politikisht. Nëpërmjet kësaj praktike ata do të shohin e do të kuptojnë se me të vërtetë gjatë kohës që kaluat këtu ju keni ndryshuar shumë, keni mësuar gjëra të reja e të dobishme për jetën. Prindërit ju duan shumë, ata janë njerëz të zgjuar, që nuk mund të mos e marrin parasysh këtë ndryshim tuajin, prandaj, në qoftë se përpara se të vinit këtu keni pasë vënë shami, tani, kur të ktheheni në fshat, mos e vini më atë, se s'kanë për t'ju thënë gjë, dhe të mos tërhiqeni në qoftë se ndonjë gojë e keqe ju përflet, po të dini t'i tregoni vendin.

Më treguan se këtu pat ardhur burri i njërës prej jush për të parë gruan e vet. Ai pa që ajo kishte hequr shaminë dhe për këtë nuk i bëri asnjë vërejtje. Gruaja i tha se do ta merrte me vete shaminë, kur të vinte koha për t'u kthyer në shtëpi,

kurse i shoqi, një djalë përparimtar, e këshilloi ta linte shaminë, të mos e vinte më në kokë, gjë për të cilën edhe ajo ishte plotësisht dakord. Megjithatë, ajo shprehu mendimin se do të merrte me vete tutat, po edhe për këto i shoqi i tha të mos i vishte dhe në fshat të kthehej me atë veshje që kishte këtu në kurs. Partia e kishte mësuar këtë djalë të mbante qëndrim të sjellshëm e të drejtë me gruan e vet. Shihni, pra, se nga puna e pareshtur e Partisë konceptet e njerëzve ndryshojnë. Po të gjitha ju mund të mos gjeni një ambient të tillë dhe mund të ketë rast që të hasni pengesa si në fshat, edhe në familje e, megjithatë, mos u tërhiqni. Këto që ju mësoi Partia këtu, i mbroni në rrugë të drejtë, i zbatoni me vendosmëri dhe të jeni të sigurta se njerëzit, gradualisht, do t'ju dëgjojnë, do t'ju kuptojnë. Jam i bindur se këto që mësuat këtu nuk do t'i mbani si një stoli vetëm për vete, po do t'i vini edhe në shërbim të shoqeve e të motrave tuaja të vendlindjes dhe kjo ka shumë rëndësi.

Pra, me shoqet tuaja, që nuk kanë qenë në kurs, të bisedoni kur të ktheheni në fshat e t'u mësoni, fjala vjen, si të presin e të qepin, si të mbajnë higjienën personale dhe të familjes, si të gatuajnë më mirë. Po, pa u mjaftuar me kaq, të punoni që këto mësime t'i vini në jetë, t'i bëni një jetë të dytë tuajën, se vetëm kështu thyhen shumë paragjykime e mendime konservatore që i kanë qoftë edhe njerëzit e familjes.

Ne me njëri-tjetrin jemi vëllezër dhe motra, prandaj si të mirat, ashtu edhe të këqijat i themi në sy në mes tonë dhe pa druajtje. I nisur nga kjo, dëshiroj të flas diçka për një dobësi që ne e kemi akoma dhe që duhet të luftojmë shumë për ta zhdukur. E kam fjalën për çështjen e pastërtisë, e cila ka rëndësi të madhe për jetën e njeriut. Pastërti do të thotë qytetërim, do të thotë shëndet dhe jo luks. Socializmi synon që njeriu të punojë kurdoherë me nder dhe të rrojë i gëzuar, i shëndetshëm dhe sa më gjatë që të jetë e mundur. Një nga faktorët e zgjatjes së jetës së njeriut dhe që e bën atë të gëzuar e të kulturuar, është edhe pastërtia. Kjo do të thotë të rrosh në ambient

të pastër, të hash në mënyrë të pastër dhe trupin ta mbash pastër. Çështja nuk është vetëm të kesh sapun për t'u larë, kryesorja është që mbajtja e pastërtisë të bëhet edukatë e të gjithëve.

Duhet të dini se në vendin tonë vazhdojnë të na vdesin akoma shumë kalamaj, sidomos në malësi, kryesisht për arsye të papastërtisë. Akoma në malësi konsumohet fare pak sapun për frymë në vit. Kjo do të thotë se ne duhet të luftojmë shumë për të rrënjosur, në radhë të parë, tek anëtarët e Partisë dhe të mbarë rinisë sonë ndjenjën e bukur të pastërtisë. Rrobat mund t'i kemi edhe të vjetra e të arnuara, kjo s'prish punë për shëndetin, mjafton që ato të jenë të pastra. Sapun tani kemi kudo, por edhe po të qëllojë në ndonjë rast që të mos ketë, mund të përdoren në vend të tij finja, kopani, rëra e çdo mjet tjetër pastrimi. Pastërtinë duhet ta vini kudo në rendin e ditës. Të përpiqemi që të futim edhe në fshat zakonin e mirë që, të paktën, një herë në javë çdo njeri në familje, kalaman ose i rritur, të lajë trupin. Në kooperativat bujqësore kemi dhënë direktivën që kudo ku janë ndërtuar furrat e përbashkëta, pranë tyre të ndërtohen edhe banjat, të shfrytëzohet zjarri e të ketë vazhdimisht ujë të ngrohtë. Përveç kësaj janë të gjitha mundësitë që në çdo shtëpi të përgatitet ujë i ngrohtë, me të cilin të lahen tërë pjesëtarët e familjes, se trupi i palarë është i prirur për çdo sëmundje. Veç kësaj, për të ruajtur pastërtinë dhe shëndetin e njerëzve, çdo vit duhet të lyhen shtëpitë me gëlqere. Rëndësi të madhe ka, gjithashtu, higjiena e ushqimeve.

Po kështu, për shëndetin ka rëndësi që prodhimet të jenë të bollshme dhe të shumëllojshme. Prandaj është e nevojshme që në çdo kooperativë të realizohen sa më shumë ditë-punë efektive, në radhë të parë, për të prodhuar bukën, pastaj për rritjen e bagëtisë, si dhe për frutat e perimet, ose, siç u thonë ndryshe, zarzavatet. Në malësi nuk para i njohin të tëra llojet e zarzavateve, si: domatet, patëllxhanët, bamjet, karotat, spinaqin e gjithë të tjerat me radhë. Ju njihni më shumë bulmetin, fasulet, vezët, mishin. Në malësi hanë mish një herë në muaj,

bile një herë në dy muaj ose edhe më rrallë. Ju që mësuat në kurs për rëndësinë e ushqimeve dhe filluat të lexoni për këtë problem, po kuptoni se pjesa më e madhe dhe më e rëndësishme e ushqimeve të njeriut përbëhet nga zarzavatet. Mjekët nuk e këshillojnë të ushqyerit me mish në sasi të mëdha, se një gjë e tillë e dëmton organizmin, kurse zarzavatet janë gjithmonë shumë më të dobishme dhe të domosdoshme për shëndetin e njeriut, prandaj është mirë të përdoren sa më me bollëk. Mirëpo pikërisht nga këto ju nuk i mbillni sa duhet në kooperativat tuaja. Prandaj, në këtë drejtim duhet të bëni një kthesë të fortë dhe, që ta bëni këtë kthesë, duhet të mësoni si t'i përgatitni gjellët me zarzavate.

Këtu në kurs ju morët disa mësime edhe për çështjet e kuzhinës, por ato janë akoma të pamjaftueshme, prandaj duhet të vazhdoni të mësoni. Rëndësi ka që ato t'i vini në zbatim. Kjo kërkon nga ju të ngulni fort këmbë për këto çështje, jo vetëm në familje, se atje jeni zonja vetë dhe kam besim se kështu do të veproni, por të ndihmoni edhe gratë e vajzat e tjera të fshatit, që edhe ato të mësojnë si të gatuajnë. Përpiquni që në kooperativat tuaja të mbillen të gjitha llojet e zarzavateve. Kështu do të krijohen mundësi që në familjet fshatare të përgatiten gjellë më të mira, më të shijshme e më të ushqyeshme se ato që hani tani.

Dëshiroj t'ju këshilloj, gjithashtu, që, me t'u kthyer në fshat, krahas përpjekjeve për të vënë në jetë këto që mësuat në kurs, të keni shumë kujdes e të mos e hiqni veten si disa që u rritet mendja dhe, me të mbaruar një kurs apo shkollë, lëvdohen përpara të tjerave që akoma s'kanë dalë jashtë fshatit. Unë nuk e besoj të mbahet një qëndrim i tillë nga ana juaj, se ju jeni vajza të thjeshta fshati. Sidoqoftë, jua jap këtë këshillë që të keni kujdes dhe sjelljet e qëndrimet tuaja të jenë të matura e të mos i lëndojnë shoqet e tjera, që kanë mbetur atje. Ju duhet të tregoheni të thjeshta, të dashura e të afrueshme me to, të përpiqeni t'u tregoni atyre se asnjë nga cilësitë tuaja të mira prej vajzash fshati nuk ka humbur pas ardhjes në kurs,

përkundrazi, ato karakteristika, si: thjeshtësia, ndershmëria etj., jo vetëm janë ruajtur, po dhe janë shtuar nga dita në ditë. Kjo është e domosdoshme, sepse do të ketë në fshat ndonjë gojë të ligë që, porsa të ktheheni ju nga kursi, do të mundohet të flasë keq për njërën ose për tjetrën. Për të vënë në dukje punën e mirë që u bë këtu në kurs, ju përpiquni të jeni sa më korrekte dhe kështu të tjerat do të marrin shembull nga ju e llafazanëve do t'u mbyllet goja.

Këshilla e dytë që dëshiroj t'ju jap është që në punë të jeni të parat. Kudo ku t'ju caktojnë, të tregoheni të gatshme, më të mobilizuara e më punëtore nga sa ishit, t'u tregoni të gjithëve se, duke ardhur në kurs, ju jo vetëm mësuat gjithë këto gjëra të vlefshme, por edhe punën në kooperativë, në blegtori, në bujqësi, në ara, në mbjellje, në korrje e kudo nuk e harruat, përkundrazi, u bëtë edhe më të zonjat. Dhe është e domosdoshme që këtë zotësi ta thelloni më tej. Njëkohësisht, përpiquni me këmbëngulje që mësimet, të cilat i morët këtu, të vlerësohen nga organizata-bazë e Partisë e kooperativës, nga kryetari dhe nga gjithë kooperativistët. Kërkoni t'i vini ato në shërbim të kooperativës për të plotësuar disa nga nevojat më të ngutshme, për të mësuar edhe shoqet tuaja atje. Me këtë dua të them që, në rast se në fshat nuk ka, fjala vjen, infermier, sekretari i organizatës-bazë të Partisë ose kryetari i këshillit popullor t'ju japë juve mundësinë që, në një orë të caktuar, t'i mblidhni gratë e vajzat e fshatit, të cilave t'u flitni për këto që keni mësuar këtu për higjienën, për pastërtinë, për shëndetin etj. Ato që kanë mësuar për rrobaqepësi, t'u mësojnë shoqeve të tyre si pritet e si qepet një jelek, një fustan etj. Për këtë qëllim kooperativa duhet të blejë edhe një makinë qepëse.

Veç keni kujdes të mos shkoni me mendimin që, meqenëse mësuat në kurs diçka për prerje e për qepje, të kërkoni të punoni në kooperativë në këtë profesion e të paguheni me ditë-punë fikse. Me ditë-punë fikse ju mund të punoni pasi të keni arritur një shkallë të lartë përgatitjeje si rrobaqepëse, që kooperativës t'i bëni një shërbim me të vërtetë të madh. Këtë e

theksoj se, me një kurs kaq të shkurtër, nuk mund të shërbesh si rrobaqepëse. Për t'u bërë rrobaqepëse e mirë, përveç këtij kursi, duhet kaluar në disa kurse të tjera më të larta. Pasi të kryhen edhe këto, atëherë mund të themi se jeni në gjendje t'ia dilni mbanë për të përballuar punën e rrobaqepëses, për të plotësuar nevojat që kanë në këtë drejtim të gjitha familjet e kooperativës së bashku. Pas kësaj kooperativistët mund të vijnë të presin te ju rroba për fëmijë, për gra e për burra dhe kështu të krijohet në kooperativë një dhomë e veçantë rrobaqepësie. Vetëm në këtë rast ndonjëra nga ju mund të bëhet punëtore rrobaqepëse dhe të paguhet me ditë-punë fikse. Megjithatë, të mos përtoni, të punoni vullnetarisht për t'u mësuar edhe shoqeve të kooperativës ato që mësuat vetë.

Jam i bindur se ju në fshatrat tuaja, tani pas kryerjes së këtij kursi, do t'i bëni një shërbim të madh Partisë. Në radhë të parë, ju do të çoni te shoqet tuaja dhe tek të gjithë njerëzit e kooperativave frymën revolucionare me të cilën ju edukuan Partia dhe mësueset e pedagoget që keni pasur gjatë këtyre muajve. Mësueset tuaja nuk ndienë kurrë lodhje për t'ju mësuar, për t'ju edukuar dhe për t'ju sqaruar çdo gjë. Partia ka besim të madh se ju do të bëni një punë shumë të mirë në fshat. Prandaj, çdo kooperativë ku jetoni e punoni, duhet të nxjerrë përfitime sa më të mëdha pas kthimit tuaj, sidomos, në drejtim të zhvillimit e të emancipimit të mëtejshëm të gruas, për të cilën kemi vënë tani gjithë kujdesin tonë.

Dëshira e madhe e Partisë është që gruaja kudo të ecë përpara. Ju që u edukuat këtu, të jeni kurdoherë nga pionieret e para në këtë lëvizje revolucionare[1]. Në fshat ju do të gjeni shoqe të tjera, disa nga të cilat kanë punuar në hekurudhë, të tjera kanë vizituar e kanë parë Jugun apo kanë vajtur në fshatra të

1. Në diskutimet e gjera dhe masive që organizoi BGSH me rastin e 15-vjetorit të fjalës historike të 6 shkurtit 1967 të shokut Enver Hoxha, u vu në dukje hopi i madh cilësor që ishte realizuar gjatë kësaj periudhe në emancipimin e gruas dhe të gjithë shoqërisë.

tjera, do të gjeni gra e vajza që kanë bërë ndonjë shkollë jashtë fshatit etj., prandaj, së bashku me këto gra e vajza të përparuara, përpiquni të krijoni një situatë të favorshme për gruan, me qëllim që Partisë t'i krijohen mundësi për një përparim të shpejtë në emancipimin e gruas. Të punoni e të nxirrni për në kurse e për në shkolla shoqe të tjera, gra e vajza, që edhe ato të arrijnë të zhdukin gradualisht pengesat, të cilat ushqehen nga mbeturina të kohëve të kaluara.

Ne jemi të sigurt se në vitet e ardhshme gratë e reja e vajzat do të shkojnë më me lehtësi në kurse, në aksione, në shkolla etj., sepse populli po ngrihet çdo ditë e më shumë, sidomos politikisht. Dalja juaj nga fshati ka kurdoherë për qëllim të zhvillojë mendjen tuaj, të forcojë diturinë dhe aftësitë tuaja, të cilat do të ndihmojnë që kooperativa të zhvillohet sa më shpejt dhe kështu do të arrijmë të vëmë në jetë një nga orientimet e Partisë, të ngushtojmë gradualisht dallimin në mes qytetit dhe fshatit.

Ju e dini se gjatë këtyre 20 e ca vjetëve pas Çlirimit, si kudo, edhe në fshatrat tona, janë bërë përparime të mëdha në çdo drejtim dhe jo vetëm në zona fushore, por edhe lart në malësi. Megjithatë, na mbetet akoma shumë për të bërë. Tash që ju mbaruat kursin, me gëzim të madh do të ktheheni përsëri në fshat pranë prindërve e pranë familjeve tuaja. Por mos e harroni këtë kohë të bukur që kaluat këtu së bashku, kujtojeni atë dhe përpiquni që të bëhet për ju një stimul, një shtytës për të ecur kurdoherë përpara. Dhe, krahas kësaj, të mos shuhet kurrë në zemrat tuaja, dashuria për fshatin ku keni lindur e jeni rritur, përkundrazi, ajo të shtohet gjithnjë e më shumë. Kështu na mëson Partia.

Politika e Partisë synon që fshatin tonë ta bëjmë gjithnjë më të bukur e të përparuar, sa edhe qytetin, që përparimi i qytetit të shkojë deri në fshatrat tona më të thella të malësisë. Në këtë drejtim ne po zhvillojmë një luftë të pandërprerë.

Ju keni mësuar se kudo, në çdo fshat të vendit tonë, do të ketë së shpejti dritë elektrike. Ky është një sukses me rëndësi

të madhe. Elektriku do të sjellë radion në të gjitha fshatrat ku gjer tani s'ka dritë elektrike. Më vonë, veç radios, Partia në fshat do të sjellë edhe televizorin. Ju me ca vështirësi keni shkuar gjer tani në shtëpinë ose në vatrën e kulturës, po, kur të keni në fshat televizorin, do të shikoni kurdoherë shfaqje artistike të organizuara në Tiranë dhe në krahina të tjera të vendit, pra, në sallën e kulturës nuk do të ketë vend të lirë për të ndejtur, se të tërë, pas punës, jo vetëm të rinjtë e të rejat, pra, djemtë e vajzat, po edhe burrat, edhe gratë, deri edhe pleqtë e plakat, do të venë të çlodhen e të argëtohen. Të tëra këto ne do t'i realizojmë patjetër, sepse vendimet për to janë marrë në rrugën e drejtë të Partisë.

Ju po e shikoni vetë ç'përparime të mëdha po bëhen kudo në vendin tonë. Situata moralo-politike e popullit forcohet, ekonomia zhvillohet, industria jonë zgjerohet, bujqësia shkon çdo vit e më mirë. Kemi shpresa të mëdha që sivjet të marrim prodhime të mbara bujqësore, se edhe shiu që ra ditët e fundit, bëri shumë dobi.

Të gjitha këto rezultate që kemi arritur, u dedikohen vijës së drejtë të Partisë, vendosmërisë së popullit, ngritjes së tij politike dhe ideologjike, forcës dhe vendosmërisë së rinisë, të grave e të të rejave tona, që janë në unitet të plotë me Partinë, që e kuptojnë dhe e zbatojnë drejt vijën e saj. Kështu duhet të qëndrojmë ne çdo ditë, të mobilizuar si në luftë dhe, në fakt, si në luftë jemi, se armët për asnjë çast nuk i lëshojmë nga dora, se e dimë që kemi armiq të shumtë rreth e rrotull që nuk na e duan të mirën. Po ata nuk kanë ç'të na bëjnë dhe sa më të bashkuar e të fortë të jemi ne, aq më të dobët bëhen ata. Armiqtë e Shqipërisë dhe të socializmit, imperialistët dhe revizionistët, janë të dobët përpara forcave revolucionare, që gjithnjë shtohen dhe forcohen.

Revizionistët modernë janë në grindje të mëdha me njëri-tjetrin, gjë që shkaktohet nga rruga antimarksiste e antipopullore që ata ndjekin. Por popujt dalngadalë po i kuptojnë se cilët janë e ç'qëllime kanë, prandaj gjithnjë e më shumë i kun-

dërshtojnë. Popujt luftojnë të organizohen dhe do të vijë një ditë që do të hidhen edhe në luftë kundër klikave tradhtare revizioniste, që janë në fuqi në Bashkimin Sovjetik, në Jugosllavi, në Bullgari, në Rumani etj.

Krejt ndryshe është situata në vendin tonë, ajo është kurdoherë në ngjitje. Ky realitet u detyrohet shpirtit revolucionar të popullit dhe udhëheqjes së drejtë të Partisë. Partia jonë është një Parti revolucionare marksiste-leniniste; ajo ndjek një rrugë të drejtë, prandaj edhe uniteti i popullit me të është i çeliktë. Këtë unitet ne duhet ta ruajmë e të punojmë me të gjitha forcat që ta kalitim çdo ditë e më shumë. Për këtë qëllim është e domosdoshme të jemi më këmbë ditë dhe natë, të luftojmë pa u lodhur kundër mbeturinave të botës së vjetër në ndërgjegjen e njerëzve, të punojmë për të ruajtur unitetin e popullit dhe për të çuar fjalën e Partisë deri në skajin më të largët të vendit, të luftojmë pa u lodhur për të prodhuar më shumë, për të mësuar më shumë dhe për të rritur sa më shumë fuqinë mbrojtëse të atdheut.

Prandaj, shoqe dhe motra, në emër të Partisë dhe të të gjithë shokëve, unë, me këtë rast, ju uroj juve shëndet dhe sukses në punë. U çoni shumë të fala prindërve, burrave dhe vëllezërve. Edhe një herë dëshiroj t'ju përsërit që, këto mësime që morët këtu, le t'ju shërbejnë për t'u hedhur të parat në punë në fshatrat tuaja. Të jeni kurdoherë të gatshme të shkoni kudo ku t'ju kërkojë Partia, qoftë në kurse të tjera ose në çdo punë tjetër. Kështu, me forcat tona, me forcën e popullit, nën udhëheqjen e Partisë, do të bëhet më e bukur jeta e njerëzve tanë dhe kjo do të vijë vazhdimisht duke u përmirësuar.

Rroftë Partia!

Rroftë rinia!

*Vepra, vëll. 38, f. 79-99*

## KUJDESI PËR SHËNDETIN E NJERIUT — DETYRË E MADHE E PARTISË

*Nga biseda me anëtarët e byrosë së Komitetit të Partisë të Rrethit të Mirditës*

**27 maj 1968**

. . . Në kursin e grave dhe të vajzave të reja, që vizitova javën e kaluar në Durrës, kishte dhe disa mirditore, për të cilat më thanë se gjatë kohës së kursit e kanë kuptuar rëndësinë e leximit të gazetës. Në fillim, gjatë orëve të lira, u lexonin ndonjë artikull, që kishte të bënte me çështje të bujqësisë, kurse më pas, në ditët e mbarimit të qëndrimit të tyre në kurs, u lexonin edhe për shumë probleme të tjera, saqë kursantet filluan të shfaqin dëshirë për ta lexuar vetë gazetën dhe, pas kësaj, të merrnin me mend, të kuptonin sa shumë kishin humbur ngaqë nuk kishin lexuar më parë. Vajzat e rrethit tuaj, që ishin në këtë kurs, më thanë se disa nuk kishin kapur laps me dorë që kur kishin mbaruar shkollën fillore, bile nuk kishin lexuar një gazetë apo revistë e jo më libër, prandaj shkruanin e lexonin me shumë vështirësi. Në kurs kishin punuar për t'u riaftësuar dhe donin të mësonin më shumë. Njëra më tregoi edhe sa vështirë e pati ditët e para të shkruajë, qoftë edhe një radhë, sa t'i çonte një letër familjes, kurse më vonë mësoi për bukuri. Të tëra vajzat dhe gratë ishin të pajisura me fletore, ku kishin praktikuar shkrimin, kishin mësuar të mbanin edhe shënime gjatë mësimeve që u jepeshin për gatimin e gjellëve, për të prerë e për të qepur, për të mbajtur më mirë

higjienën personale dhe të familjes etj. Disa më treguan fletoret e tyre, në të cilat kishin bërë shkrim shumë të bukur. Të gjithave u ishte ngjallur një dëshirë e madhe për shkrim e lexim.

I përmenda këto për të theksuar se leximi i shtypit duhet të bëhet edukatë për njerëzit. Këtë punë gati e kemi neglizhuar, ose e bëjmë në mënyrë shumë të cekët. Kështu, nëpër brigada, kooperativistëve u lexohet nga pak gjatë pushimit, në vend që kjo punë të organizohet mirë dhe të zgjerohet, në mënyrë që asnjë kooperativist të mos mbetet pa lexuar, ose pa dëgjuar problemet që ngre shtypi ynë i përditshëm.

Mendoj që ju shokët e rinisë, në planet tuaja të punës, të keni kujdes dhe të parashikoni që aktivistët e organizatës së rinisë në kooperativa t'u mësojnë kooperativisteve të reja, nëpër brigada, si ta lexojnë gazetën. Kjo punë duhet bërë me durim. Po të jetë e mundur ata t'i udhëzojnë shoqet e tyre edhe si të lexojnë sot një artikull, nesër një tjetër e kështu me radhë për njëfarë kohe, gjersa leximi t'u bëhet shprehi dhe nevojë. Në këtë mënyrë ju do të bëni një punë shumë të madhe, se çdo artikull në vetvete synon dhe ndikon në edukimin e njeriut për shumë probleme. Një vajze kooperativiste, me shoqet e saj, pasi të kenë lexuar një artikull, sipas rekomandimit të aktivistit, mund t'u ngjallet dëshira t'i kapërcejnë kufijtë e rekomandimit. Pas ca kohësh, ato vetë do t'i thyejnë këta kufij e dëshira për të lexuar më shumë do të jetë e madhe. Kështu ato do të përfshihen më gjerë në procesin e edukimit, që Partia po e zhvillon me çdo njeri, me qëllim që secili të edukohet e të kalitë ndërgjegjen. Puna me shtypin duhet zhvilluar rregullisht, se është lënë pas dore. Ne kemi trajtuar si më të rëndësishme çështjen që shokë përgjegjës nga rrethi ose përgjegjësja e gruas të venë në kooperativë e t'u bëjnë kooperativistëve dhe grave e vajzave kooperativiste nga një bisedë. Natyrisht, edhe kjo duhet bërë, por nuk mjafton. Njerëzit tanë kanë nevojë për më shumë, për një ushqim më të bollshëm e të përditshëm, i cili merret edhe nëpërmjet shtypit.

Për sa i përket një problemi tjetër, atij të prishjes së feje-

save me të mitur ose me diferenca të mëdha moshe, ju thoni se keni bërë përparime. Megjithatë, mos harroni se duhet të ketë dhe ka raste që ndonjëri, ndoshta me shumë frikë, po përsëri vepron në mënyrë ilegale. Këta njerëz, që veprojnë në mënyrë të tillë, në kundërshtim me ligjet tona, natyrisht, do të kenë dhe le të kenë frikë nga ligji, po Partia duhet të punojë që, kundër tyre, në një shkallë të lartë, të ngrihet më këmbë tërë opinioni shoqëror, me qëllim që njerëz të tillë të mos marrin guximin të fejojnë vajzat me moshë të vogël, kur ato akoma nuk janë në gjendje të kuptojnë aktin e rëndësishëm të fejesës e të martesës. Partia dhe levat e saj në rreth të marrin masa për të popullarizuar ligjet e t'u thonë punonjësve se nuk duhet lidhur asnjë martesë në kundërshtim me ligjin dhe, në qoftë se ka njerëz, që e bëjnë fakt të kryer një martesë të tillë, ajo ligjërisht nuk njihet. Ju duhet të propagandoni me forcë që martesat të lidhen në rrugë ligjore, të regjistrohen më parë në zyrat përkatëse të gjendjes civile, të cilat, para ligjërimit të martesës, do të shikojnë plotësimin e të gjitha kushteve, moshën e të dyja palëve, pëlqimin e bashkëshortëve të ardhshëm e të tjera. Gjithashtu, prindërve duhet t'u bëhet edukatë se nuk kanë të drejtë morale ose ligjore t'u imponojnë fëmijëve vullnetin e tyre për martesë, ashtu siç bëhej më parë. Djali dhe vajza duhet ta shprehin vetë vullnetin e tyre të lirë për t'u bashkuar në martesë.

Puna edukative e Partisë me masat të vlejë që ato të kuptojnë se veprimet ilegale dhe presionet për martesë, që mund t'i bëhen vajzës ose djalit, nuk mund të përfundojnë mirë, sepse e vërteta, në mos në çastin kur të dy të ndodhen përpara gjendjes civile dhe t'u kërkohet të shprehen nëse e duan njëri-tjetrin apo jo, do të dalë, patjetër, më vonë. Duke bërë punë të pandërprerë edukative me të rinjtë e të rejat, ata, kur të arrijnë në moshë, do të jenë të përgatitur ideologjikisht, të pjekur dhe do të kenë guximin të ngrihen kundër atij akti të padrejtë, që kreu ndaj tyre një prind i padenjë, i cili shfrytëzoi ndjenjat e fëmijës së vet.

Të punohet me prindërit që kanë mendime të prapambetura, që ta kuptojnë se opinioni dhe masa e popullit janë në gjendje të marrin vesh çdo lloj dallavere që mund të punojë kushdo, sidomos në kurriz të vajzës së vet. Partia duhet t'i bëjë të qarta këto çështje, duke demaskuar, njëkohësisht, edhe ndonjë që del kundër normave të moralit tonë komunist. Kështu, mund të ketë të tjerë që mendojnë të bëjnë akte të tilla kundër fëmijëve dhe, në veprofshin kështu, do të ndiejnë se syrit të masës askush nuk i shpëton dot e do të mbledhin veten, do të tërhiqen. Kurse ai që nuk do të tërhiqet nga rruga e shtrembër, të jetë i sigurt se një ditë do të demaskohet. Këto masa që po marrim janë parandaluese dhe do t'i ndihmojnë të vijnë në rrugë të drejtë ata që mendojnë e që veprojnë në kundërshtim me normat e moralit e me ligjet tona.

Nga ana tjetër, organizata e rinisë t'i japë rëndësi këtij problemi, ta mbajë në qendër të vëmendjes dhe të bëjë punë të organizuar. Ajo duhet të jetë e përgatitur që, kur të marrë vesh një rast të tillë, të dijë si të punojë, qoftë me të riun e një fshati ose të një rrethi tjetër, që jashtë dëshirës e kanë fejuar me një vajzë nga fshati apo nga rrethi i tij ose nga një rreth tjetër. Organizata e rinisë, në këtë rast, të njoftojë organizatën e rinisë të fshatit ose të rrethit tjetër dhe vetë të punojë me prindërit e vajzës.

Kudo po bëhen tani përpjekje që në martesat të futen normat e reja. Përpara, edhe për gjëra që sot na duken të thjeshta, nuk ka qenë e lehtë, sepse dhëndri, për shembull, e kishte të zorshme edhe të shkonte të merrte nusen ose të dilte në fotografi me të ditën e martesës etj. Tani këto na duken si të çuditshme, por për atë që për herë të parë thyen një normë të së vjetrës, ky është një hap i madh përpara. Në kohën kur janë martuar prindërit tanë, përveç këtyre, kishte edhe shumë bestytni, si: «ruajtja nga syri i lig», «nga magjitë» etj. Kështu, nuses i vinin tiganin përpara «për të mos e marrë sysh», ose bënin plot veprime të tjera të kota si këto. Ishte edhe zakoni që nusja të mos kalonte në rrugën nga kishin ardhur krushqit

ose që mund të kishte kaluar një nuse tjetër atë ditë, pse, sipas besimtarëve, mund t'i kishin bërë «magji». Këto bestytni, para Çlirimit, kishin ngulur rrënjë jo vetëm në fshatra, po edhe në qytete. Tani, në qytete, këto i përkasin së kaluarës dhe të rinjtë tanë, kur i dëgjojnë, çuditen, por në fshatra, me gjithë përparimet e mëdha, ka akoma më shumë mbeturina, të cilat Partia duhet t'i luftojë vazhdimisht, me kujdes dhe me durim.

Këtu u tha për përpjekjet që bëhen lidhur me konservimin e ushqimeve për dimër, si: lakra, turshi, fasule, mish derri etj. Mishi i derrit me lakrën janë dy ushqime që, të kombinuara me njëra-tjetrën, shkojnë shumë mirë dhe japin gjellë të shijshme. Nga ana tjetër, ju duhet të luftoni që, veç lakrës, të prodhoni edhe zarzavate të tjera. Çdo kooperativë të mendojë seriozisht të mbjellë domate, patëllxhanë, piperka, bamje, kastraveca, kunguj, karota, spinaq, lakër, presh etj., etj. Dhe, në radhë të parë, përpiquni që fshatarët të mësojnë mënyrën e përdorimit dhe të gatimit të këtyre zarzavateve dhe t'i shfrytëzojnë në ushqimin e tyre, bile me shumicë. Pra, në këtë drejtim, komunistët të parët, duhet të bëjnë një punë të madhe bindëse, se akoma ka fshatarë tek të cilët ekziston mendimi i gabuar se njerëzit nuk mund të hanë barëra, si kafshët. Gratë dhe vajzat tuaja në kursin e Durrësit, kur i provuan gjellët me barishte, i pëlqyen dhe u kënaqën, se ato gjellë janë shumë të mira e të shijshme. Jo vetëm kaq, por gjatë muajve që mësuan në kurs, ato njohën edhe vlerën e madhe ushqimore të zarzavateve, mësuan për vitaminat që përmbajnë dhe që ndikojnë në forcimin e organizmit. Shumë gjëra ne nuk i dimë, por duhet t'i mësojmë edhe në punë e sipër, edhe duke lexuar.

Një ditë po lexoja një libër për këto çështje dhe aty pashë diçka që nuk e dija. Një profesor, nga më të mëdhenjtë në mjekësi, shkruante se majdanozi përmban disa lëndë ushqyese që janë shumë të nevojshme për organizmin e njeriut dhe për gjakun. Nuk më kishte shkuar në mendje që kjo barishte, të cilën ne e hedhim në gjellë për t'i dhënë erë të këndshme, të kishte disa substanca që nuk i kanë bimë të tjera. Për këto,

mjekësia rekomandon si të domosdoshëm përdorimin e tij edhe në ato gjellë që na duket sikur nuk shkon.

Të gjitha këto njohuri ne duhet t'ua japim qytetarëve e fshatarëve, që të kuptojnë se organizmi i njeriut nuk rron vetëm me mish, edhe sikur këtë ta kishim me bollëk. Tani për tani ne nuk e kemi akoma sasinë e duhur të mishit për frymë. Megjithatë, mishi nuk është ushqim shumë i rekomanduar, sepse përmban lëndë toksike dhe, kur hahet pa masë, dëmton. Ka vende që, në përgjithësi, e përdorin mishin më shumë, por meqenëse kanë konstatuar që nuk u bën mirë, përpiqen të sigurojnë sa më shumë zarzavate nga vende të tjera, sepse vetë kanë klimë të ftohtë, e cila është e papërshtatshme për rritjen e tyre. Ato kërkojnë të blejnë me shumicë edhe nga ne. Kështu, austriakët, hungarezët, francezët e gjermanët na i kërkojnë shumë domatet e hershme dhe na i paguajnë mirë. Ata ua dinë vlerën, prandaj na i blejnë shtrenjtë, kurse neve, që i prodhojmë vetë, nuk na lejohet të mos e vlerësojmë rëndësinë e tyre ushqimore dhe vetëm të themi: «Oburra mish», duke mos menduar që mishi nuk shkon pa zarzavate.

I solla këta shembuj që çdo njeri ta kuptojë mirë nevojën dhe domosdoshmërinë e përdorimit të zarzavateve në ushqimin e popullsisë. Kur kooperativisti kupton vlerën e tyre të madhe, ai, me siguri, edhe do t'i mbjellë ato e do t'i përdorë për ushqim. Për shembull, në kohën kur piqen domatet, po të hajë çdo njeri nga 4-5 kokrra ditën, qoftë edhe si fruta, kjo do të bëjë mirë për shëndetin. Prandaj këto prodhime t'i futim në përdorim të gjerë në masë e të mos kënaqemi me ato pak suksese që kemi arritur në këtë drejtim.

Natyrisht, çdo organizëm ka veçoritë e tij, ai ka nevojë për lëndë të ndryshme, si: për squfur, për hekur, për sheqerna, për vitamina etj. Disa nga këto lëndë gjenden te mishi, ca të tjera te domatet, të tjera te patatet e kështu me radhë. Çështja s'qëndron vetëm te shija e mirë e këtyre ushqimeve, kryesore është se ato forcojnë shëndetin e njeriut. Të gjitha këto duhen parë e kuptuar të lidhura ngushtë me luftën për futjen e së

resë në mënyrën e jetesës, me luftën kundër mentalitetit, kundër mendimeve që të rrojmë ashtu siç e kemi gjetur nga të parët, pa ndryshuar gjë, të marrim mishin e ta pjekim në hell, ose ta futim në pilaf, siç ka bërë edhe babagjyshi. Jo, kjo mënyrë të ushqyeri nuk është e drejtë. Ajo edhe kushton shtrenjtë, edhe nuk të jep në masë të mjaftueshme të gjitha ato lëndë ushqyese për të cilat ka nevojë organizmi.

Partia i rekomandon këto gjëra, sepse vë në plan të parë ruajtjen e shëndetit dhe përmirësimin e jetës së njerëzve tanë, të cilët tani punojnë shumë, harxhojnë energji, prandaj dhe duhet të dinë t'i zëvendësojnë ato. Puna që bëjnë ata, lodhja e tyre nervore, është më e madhe se më parë. Anëtarin e Partisë sot nuk e zë gjumi, se ai nuk mendon vetëm për shtëpinë dhe për ushqimin e kalamanëve të vet. Komunisti i fshatit mendon për të gjithë njerëzit e fshatit. Partia i ka edukuar dhe i edukon punonjësit tanë me frymën e përgjegjësisë dhe të solidaritetit socialist, prandaj te ne shikon, bie fjala, punonjës që, në palcë të dimrit, shkojnë në kodra e në male, fill të vetëm, për të lidhur linjat e këputura të telefonit, që të mos ndërpritet ndërlidhja, komunikimi i njerëzve e si ky ka edhe shumë shembuj të tjerë. Kështu veprojnë njerëzit tanë kudo, në çdo sektor, ku ata punojnë me heroizëm të madh.

Në procesin e kësaj pune intensive, punonjësit tanë harxhojnë mjaft energji, kanë gjithë këto preokupacione e përgjegjësi dhe kanë nevojë për një trajtim që t'u përgjigjet nevojave të organizmit të tyre, gjithnjë në punë e në lëvizje. Po të tregohet kujdes, siç thashë, dhe organizmi të marrë ushqimin që i nevojitet, trupi nuk pëson gjë nga puna intensive, nervat e njeriut ruhen të shëndoshë.

Në të kaluarën, në Gjirokastër, në qendër të qytetit, ishte një vend i quajtur Hasojmer, ku rrinin pleqtë, që nuk e vritnin mendjen për asgjë, që nuk kishin punë tjetër veç të pyetnin cilindo që kalonte rrugës: «Ku shkon?», «Kur erdhe?», «Ç'kemi ndonjë gjë?» etj. Natyrisht, duke mos harxhuar asnjë energji fizike dhe mendore, siç bënin ata, organizmi s'pësonte gjë. Po

tani është ndryshe, njerëzit bëjnë punë të madhe, socializmi kërkon mund e sakrifica që angazhojnë energji fizike e mendore, prandaj Partia interesohet shumë e në mënyrë të gjithanshme, në radhë të parë, për njeriun, që edhe punën ta bëjmë, edhe shëndetin ta kemi, edhe jetën ta zgjatim. Interesimi ynë nuk duhet të kufizohet vetëm që të kemi një spital, të kemi disa mjekë dhe aparate mjekësore e ilaçe. Këto po e po, por duhet të marrim edhe masat parandaluese, në mënyrë që nëpër spitale të shtrohen sa më pak njerëz, që fëmijët e vegjël të mos na vdesin, por të rrojnë dhe të rriten të shëndetshëm.

Për këtë qëllim, ne duhet ta organizojmë punën që, edhe grave në kooperativat bujqësore, ashtu si punëtoreve dhe nëpunëseve, t'u jepet dhe të zbatohet me rigorozitet pushimi përpara dhe pas lindjes. Partia të luftojë me rreptësi mendimin e ndonjë mendjelehti në kooperativë bujqësore, i cili thotë që gruaja, pas lindjes, të marrë menjëherë shatën dhe të prashitë misër ose duhan, duke arsyetuar në mënyrë krejt të gabuar, se kështu kanë punuar edhe nënat tona pas lindjes. Të kuptohet mirë se kujdesi për gratë shtatzëna dhe për lehonat ndikon shumë në shëndetin e tyre dhe të fëmijëve, për të cilët duhet të tregohet kujdes i vazhdueshëm. Gjatë kohës së shtatzënësisë është e nevojshme që nëna të ushqehet më mirë, se kjo gjë ndikon në zhvillimin normal të fëmijës.

Komunistët duhet të mendojnë për këto çështje me rëndësi të madhe jetike, të tërheqin vëmendjen e kolektivit, për të ngritur nivelin ekonomik të kooperativave tona, për përmirësimin e mëtejshëm të mënyrës së jetesës, të interesohen për të gjitha problemet, derisa t'u jepen kooperativistëve qumësht e sende të tjera. Ndonjë drejtues mund të thotë se, po të bëhen këto që po them, na pengohet plani i shtetit. Kjo nuk është e vërtetë dhe nuk duhet menduar kështu, përkundrazi, duhen bërë përpjekje që edhe plani të realizohet, edhe kooperativistëve t'u jepet qumësht për t'u ushqyer. Për këtë çështje ne kemi marrë shumë vendime, por konstatohet se nuk po

zbatohen si duhet. Pikërisht këtu është pengesa dhe jo te plani i shtetit...

Dërgimi i grupeve të kooperativistëve nga Veriu në Jug është një punë e vlefshme. Ajo i ndihmon njerëzit të njohin atdheun, të njohin punën e njëri-tjetrit, të mësojnë nga zakonet e mira të shoqi-shoqit. Ata që shkuan në Jug panë se, në familjet kooperativiste, edhe gratë, ashtu si burrat, hanin bashkë me ta në një tryezë. Kjo ishte gjë e re për ta dhe u bëri shumë përshtypje, u la mbresa, të cilat i shprehën kur u kthyen në fshatrat e tyre. Gjithashtu, ata treguan, se në fillim, ndienin njëfarë shqetësimi, ngaqë mendonin se do të shkonin të jetonin mes njerëzve të panjohur, nuk dinin si do t'i pritnin dhe si do të silleshin këta vetë me gratë dhe me fëmijët e tyre, që nuk i njihnin. Prandaj, ditët e para, ishin, si të themi, në një hall të madh. Mirëpo qëndrimi dhe sjelljet e grave dhe të burrave të familjeve mikpritëse i bënë miqtë që shpejt ta ndienin veten në një ambient të ngrohtë dhe bujar.

Gratë e Veriut janë të zgjuara, por të zgjuara janë edhe labet. Gjatë kësaj kohe gratë labe ua përgatitnin ushqimin miqve të Veriut dhe kryesitë e kooperativave u kujdesën që familjet e tyre të furnizoheshin më mirë, sidomos me gjalpë. Të zonjat e shtëpisë u jepnin mundësi edhe mikeshave të përgatitnin e të bënin gjellë të shijshme, me qëllim që të mësonin të gatuanin më mirë. Kur vinin burrat të hanin drekë ose darkë pyetnin se kush e kishte bërë këtë ose atë gjellë dhe, kur amvisat vendase u thoshin që e kishin gatuar mysafiret, ata i përgëzonin për ato gjellë aq të shijshme.

Këto lëvizje u bënë mirë sidomos të moshuarve, prandaj kini kujdes të dërgoni më shumë prej tyre, se mësojnë shumë gjëra kur dalin nga fshati. Pleqve nga Veriu, përveç të tjerave, u kanë bërë përshtypje edhe ato që panë rrugës, gjatë udhëtimit për në viset e Jugut. Bashkë me kooperativistët, që shkuan nga Veriu në Jug, ishte edhe një shok i aparatit të Komitetit Qendror, i cili na tha se në atë kooperativë ku qëndruan, për nder të miqve, vendasit kishin organizuar dhe

dhanë shfaqje artistike me grupin e tyre dhe të fshatrave përreth. (Bile kishin menduar të organizonin edhe një dasmë socialiste në fshat, por gjatë kësaj kohe nuk u martua ndonjë çift. Duket që ky ishte një plan burokrat, i hartuar nga lart.) Në familjet ku qëndruan, miqve u kishte bërë përshtypje edhe fakti që burrat e shtëpisë këshilloheshin me gratë e tyre për punët familjare. Kur, sipas ditëve të punës që kishin bërë, u ndanë paradhënie, për vendasit dhe miqtë, këta të fundit u pyetën nga vendasit se çfarë do të blinin për familjen. Në këtë mënyrë ata mësuan dhe panë se ishte shumë mirë të pyetnin dhe të këshilloheshin edhe me gratë, qoftë edhe me fëmijët, për ato që duheshin blerë me të hollat e fituara.

Miqtë mësuan, midis të tjerash, se si duhen luftuar zakonet e vjetra të malësisë së Veriut, ku burrat rrinë dhe hanë të veçuar nga gratë. Atje ku shkuan, vunë re që burrat dhe gratë, vajzat dhe djemtë hanin së bashku. Në malësi, sikundër e dini, zakoni i vjetër nuk lejon që gratë dhe vajzat të ulen në një sofër me burrat. Ata që panë se njerëzit në familjet tona në Jug rrinë bashkërisht, me siguri, pa vonesë, do ta shkelmojnë zakonin e vjetër të malësisë e, pas tyre, edhe malësorët e tjerë që do të dërgohen në të ardhmen në kooperativat tona të Jugut, ose që do të marrin shembull nga shokët e tyre, që patën rast të venë. Ky realitet ata do t'i futë në mendime dhe me vete do të thonë: «Ne ishim të huaj, po të zotët e shtëpisë na konsideruan aq të afërt, saqë hanim në një sofër, bashkë me gratë dhe me vajzat e tyre, atëherë përse ne në familjet tona të mos hamë bashkërisht me gratë, me vajzat, me nënat dhe me motrat tona?»...

Një pjesë e madhe e burrave të fshatrave tuaja punojnë nëpër fabrika e në miniera. Tani që në kooperativat bujqësore do të punoni e do të zbërtheni udhëzimet e Partisë «Mbi kontrollin e klasës punëtore», të keni kujdes dhe të tërhiqni ndihmën e punëtorëve që banojnë në fshat, të cilët duhet të sjellin këtu frymën dhe ndjenjën e kontrollit të klasës punëtore, me qëllim që të ndihmojnë në forcimin e kontrollit të masës

kooperativiste dhe të asambleve ndaj njerëzve të zgjedhur, ndaj kryesisë, kryetarit, brigadierëve etj. Gjithashtu, të forcohet kontrolli i komunistëve në organizatën-bazë ndaj byrosë dhe sekretarit e zëvendëssekretarit të organizatës. Kur ta punoni këtë material në kooperativat tuaja bujqësore, jam i bindur se do të gjeni një mirëkuptim dhe mbështetje shumë të madhe nga ana e grave, të cilat, në të kaluarën, e kanë ndier shumë shtypjen e egër të zakoneve patriarkale. Në kooperativat tuaja shumica dërrmuese e njerëzve që punojnë përbëhet nga gra, sepse, siç e thamë, një pjesë e mirë e burrave janë punëtorë. Dhe si kudo, edhe në rrethin tuaj, gratë nuk kanë tendencë të sundojnë mbi burrat, të bëhen bajraktare. Ndjenja e bajraktarizmit në marrëdhëniet familjare shfaqet kryesisht te burrat, të cilët përpiqen të jenë si kaposhë. Prandaj, kur ta shtroni çështjen e kontrollit të klasës punëtore në kooperativat, përpiquni të arrini që gratë ta kuptojnë mirë politikisht këtë direktivë të madhe të Partisë dhe ta mbështetin.

Nëpër aparatet e Partisë, në ndërmarrjet ekonomike në përgjithësi dhe në aparatet qendrore, lufta për emancipimin e gruas po bëhet më e efektshme dhe orientimi i Partisë, fryma e klasës punëtore ndihen më fuqishëm...

*Vepra, vëll. 38, f. 160-170, 176-180*

## GRATË MUND TË DREJTOJNË NJËLLOJ SI BURRAT

*Nga biseda me kuadro dhe me kooperativistë*
*të kooperativës së bashkuar «Shkurte Pal Vata»*[1]
*të rrethit të Lushnjës*

**1 korrik 1968**

...Rezultatet kaq të mira që keni arritur në kooperativë, siç përmendi edhe kryetari juaj, janë fryt i punës politike të Partisë, i atij revolucionarizimi për të cilin ju flasin ngaherë shokët komunistë, në të gjitha drejtimet, si, për shembull, për emancipimin e gruas shqiptare, për luftën kundër zakoneve prapanike etj., etj. Të gjitha këto masa kanë sjellë ndryshime të mëdha si në gjithë jetën e vendit, edhe në bujqësi, në industri e kudo.

Disa mund të thonë se rritja e prodhimit nuk ka lidhje me çështjen e gruas. Jo, shokë, këto kanë lidhje të ngushtë me njëra-tjetrën. Të gjithë e dimë mirë se gjysma e popullsisë përbëhet nga gratë e vajzat, nga mëmat e motrat tona, të cilat kanë dhe duhet të kenë po ato të drejta që kemi edhe ne. Ashtu siç jemi ne njerëz me zemër, me mendje, me ndjenja, ashtu janë edhe ato. Por vallë, është e drejtë të ketë ndryshim në trajtimin e tyre? Partia na mëson se të gjithë, si burri dhe gruaja, duhet të trajtohen njëlloj. Ndryshimi që ekzistonte në të kaluarën ishte rrënjosur prej klasave shfrytëzuese. Atëherë gratë shtypeshin nga burrat, siç shtypej mbarë populli nga

1. Kooperativa e Golemit.

bejlerët. Burrat, meqenëse ishin të shtypur e të përbuzur nga klasat sunduese, të cilave s'kishin ç't'u bënin, hakmerreshin për këtë në shtëpi, duke keqtrajtuar nënat, gratë e motrat, që s'kishin asnjë faj, por këtë ata s'e kuptonin. Vetëm tani është kuptuar drejt kjo çështje. Partia ia ka hapur sytë popullit duke i treguar se edhe gratë janë të zonjat për punë, se edhe ato janë të zgjuara, prandaj duhet të lihen të lira jo vetëm të punojnë, por edhe të drejtojnë, të mendojnë e të krijojnë. Pra, gratë mund të drejtojnë njëlloj si burrat, shumë prej tyre i kanë të gjitha mundësitë dhe aftësitë për t'u bërë brigadiere, drejtuese, komuniste, sekretare partie.

Partia u tërheq vëmendjen komunistëve kur këta ngurrojnë të pranojnë gra në radhët e saj. Ajo kërkon me këmbëngulje që, krahas me burrat, të pranohen në Parti gratë më revolucionare. Dhe organizatat-bazë të Partisë kanë filluar të mendojnë ndryshe për këtë çështje.

Të gjithë tani, në fshat dhe në qytet, punojnë së bashku, burra e gra. Kështu, të dyja palët, shtojnë të ardhurat në familje. Po të shtrojmë pyetjen se si është më mirë, të punojë vetëm burri dhe të ushqejë 10 veta në familje, apo të punojë edhe gruaja, edhe vajza kur është në moshë pune. Sigurisht, është më mirë të punojnë më shumë veta, sepse kështu rritet mirëqenia e njerëzve, ndërtohet socializmi, lulëzon e fuqizohet atdheu. Kështu na mëson Partia, prandaj është ngritur e punon me hov të paparë gjithë kjo masë e madhe e grave, e cila më parë rrinte si një forcë e fjetur.

Partia i zgjoi energjitë e fjetura të grave të vendit tonë. Tani u bie detyrë e madhe burrave t'i ndihmojnë gratë, në punë, në familje, në shoqëri. Kjo ndihmë është shumë e nevojshme, veçanërisht në fillim, se pjesëmarrja e gruas në jetën ekonomike dhe shoqërore, në shkallë kaq të gjerë, vetëm disa vjet ka që ka marrë hov. Një brigadiere e re ka nevojë të ndihmohet dhe asaj duhet t'i jepet kjo ndihmë e jo përnjëherë të thuhet për të se nuk e bën dot punën, se nuk e ka realizuar këtë ose atë detyrë. Le ta ndihmojmë më mirë që t'i

realizojë detyrat. Gjithashtu, kur shohim se ndonjë burrë synon t'i zërë vendin ndonjë gruaje që ngrihet në përgjegjësi dhe për këtë qëllim hap fjalë të këqija kundër saj (se ndodhin edhe të tilla gjëra, shumë të dëmshme), ta mbrojmë, kur është grua apo vajzë e ndershme. Në rast se ndonjë llafazan, kur ajo shkon në punë me një anëtar të brigadës, pëshpërit ose shpif, kundër tij duhet të mbahet qëndrim dhe njëkohësisht të shpjegohet se ajo u shoqërua me këtë njeri se e ka në brigadë. Shpifësi, kur gjen kundërshtim, tërhiqet, po, megjithatë, helmin që ai lëshon, duhet ta pastrojmë dhe e vërteta të vihet në vend, ndryshe dëmtohet gruaja ose vajza.

Thashethemet, shokë e vëllezër, duhet të luftohen, se janë të huaja për shoqërinë tonë socialiste, për unitetin tonë. Po vallë mund të bëhet edhe ndonjë gabim nga gratë ose vajzat? Sigurisht, po. Ashtu sikurse një djalë mund të gabojë, ashtu mund të bëjë gabim edhe një vajzë. Kjo mund të ndodhë dhe për të dyja palët duhet të mbajmë qëndrim të drejtë, të mos ua mbulojmë gabimin. Natyrisht, duhet të kemi pak më tepër kujdes për vajzat, pa e bërë bujë gabimin, por t'i vihet në dukje ai, kur është nevoja, në Parti ose në kryesi, të këshillohet, t'i flitet politikisht etj. Me masa të tilla edukohen njerëzit dhe jo duke pëshpëritur vesh më vesh mureve dhe qosheve, ose duke futur grindje midis tyre për gjëra të qena e të paqena. Shpifjeve t'u vihet fre dhe të goditen pa mëshirë.

Ndaj grave e vajzave në të kaluarën mbaheshin qëndrime aspak njerëzore, bile të ulëta. Kur njërit i lindte vajzë, miku i tij, që kishte një djalë të rritur, ia kërkonte atë nuse për djalin, megjithëse ajo ishte akoma foshnjë, e fejonte vajzën që në djep, si pa gjë të keqe, 15-20 vjet më parë se ajo të bëhej për martesë, pavarësisht si do të ishte djali që do ta merrte. A ishte e drejtë një gjë e tillë? Sigurisht, jo. Pastaj, kur rritej çupa, babai e shiste me para, si të ishte një berr apo një send. Partia i lufton këto zakone të mbrapshta, që rëndonin mbi gruan. Gruaja është jeta, është e ardhmja, është ajo që rikrijon jetën. Vetëm për përtëritjen e jetës gruaja meriton

një respekt shumë të madh nga burrat. Të tërë kemi pasur nëna dhe baballarë dhe e dimë sa i kemi dashur, prandaj të gjithë duhet t'i respektojmë ata, po sidomos nënat, plakat. Partia porosit, gjithashtu, të mos shiten më vajzat, po të edukohen me kujdes nga prindërit, të cilët t'i duan si shpirtin. T'i respektojnë gratë e vajzat edhe për punën e tyre, sepse ato nuk mbeten pas burrave.

Partia i këshillon vajzat t'i duan dhe t'i respektojnë babanë dhe nënën se prindërit ua kanë bërë kokën. Po, kur vjen koha për martesë, vajza duhet të pyetet, se ka të drejtë ta zgjedhë vetë të fejuarin dhe jo ta shesë babai. Dhe kur asaj i pëlqen një djalë, është e mira që më parë ajo ta bisedojë këtë me nënën, t'i kërkojë mendimin dhe ndihmën për ta realizuar këtë dëshirë. Prindi, sigurisht, do të pyesë për këtë djalë dhe, kur të marrë vesh se është punëtor apo bujk i ndershëm, do ta urojë vajzën. Neve, prindërve, na vjen mirë kur na pyesin. E shpjeguar si duhet nga ana e Partisë dhe e kuptuar drejt nga fëmijët dhe nga prindërit, çështja e dashurisë dhe e martesës do të ndihmojë që punët të na ecin drejt. Mirëpo në jetë lindin mjaft probleme, nuk ngjasin të tëra kështu si thotë Partia. Ka raste që ngjasin gjëra të papëlqyera, por, në çdo moment, po të shikohen çështjet drejt dhe me urtësi nga komunistët, edhe do të zgjidhen drejt. . .

*Vepra, vëll. 38, f. 421-425*

# MASAT PËR TË LEHTËSUAR PUNËN E GRUAS TË ZBATOHEN DREJT

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**19 shtator 1968**

Duke u bazuar në të dhënat e mëparshme dhe në raportet që na kanë paraqitur komitetet e Partisë të rretheve që kemi thirrur në raport, del se në këtë çështje, pa asnjë dyshim ka përparime, bile këto janë të mëdha. Vetëm dua të theksoj se, gjithashtu, ka mundësi për të bërë akoma më shumë si nga ana materiale, ashtu edhe në punën e Partisë, sidomos për t'i shpjeguar edhe më thellë nga ana ideologjike këto probleme të mëdha shoqërore.

Problemeve të tilla kaq të mëdha më duket se u qëndrohet përciptas; ndodh që vendimet e drejta të Partisë zbatohen pa ua shpjeguar thellë ideologjikisht masave të gjera të popullit, nuk u shpjegohet atyre si duhet hopi i madh që bëjmë, duke kaluar nga një etapë në tjetrën. Kjo vjen se vetë anëtarët e Partisë, që e bëjnë këtë hop, shumë gjëra në zhvillim nuk i kanë të qarta ideologjikisht; edhe në qoftë se një pjesë e tyre i kanë pjesërisht të qarta, ata nuk kanë parasysh se masat e popullit nuk i dinë si duhet.

---

1. Në këtë mbledhje u diskutua për punën e Partisë për zbatimin e vendimeve të Plenumit të 2-të të KQ të PPSH për thellimin e mëtejshëm të luftës për emancipimin e plotë të gruas, në bazë të raporteve të paraqitura nga komitetet e Partisë të rretheve Tepelenë, Pukë, Krujë dhe Elbasan.

Njerëzit tanë janë dhe shprehen në favor të çështjeve të mëdha që ngre Partia, siç është edhe problemi i emancipimit të gruas, por ka nga ata, që në brendi kanë akoma pikëpamje të paqarta, të cilat duhen shpjeguar me kujdes e me durim gjersa të sqarohen. Por një gjë e tillë nuk bëhet mirë, shpjegimi bëhet të shumtën e herës fare thjesht. I thuhet, për shembull, një plaku, në mënyrë të prerë, pa i dhënë asnjëfarë shpjegimi: «Nuk ka perëndi!». Ai, duke qenë se është në rrugën e Partisë, nuk e kundërshton komunistin, duket sikur u sqarua, po në të vërtetë nuk është i bindur. Ose, kur i thuhet një tjetri që «vajza ose djali duhet të martohen me dashuri», ai mund të mos i pengojë të rinjtë në marrëdhëniet e tyre, por në ndërgjegjen e tij një praktikë të tillë nuk e pranon dhe për këtë nuk është fajtor, sepse ky koncept ka të bëjë me një botëkuptim të tërë të formuar tek ai që në vitet e para të jetës. Mundet plaku, *de facto,* edhe të pranojë diçka, po ai nuk e ka akoma si duhet të qartë atë, prandaj na bie detyrë t'ia sqarojmë. Duhet, pra, të ushqehen vazhdimisht njerëzit me fjalën e Partisë.

Po përse nuk bëhet mirë kjo gjë? Sepse është neglizhuar dhe vazhdohet të neglizhohet, nuk u jepet rëndësia e duhur çështjeve shoqërore, zhvillimit të tyre gjatë disa periudhave. Nuk e kam çështjen që tani të fillojmë të interesohemi posaçërisht duke gërmuar në shekuj, megjithëse kjo nuk eksludon as këtë, për të shpjeguar të kaluarën e popullit tonë, po të interesohemi, në radhë të parë, për jetën e tij në shekujt më të afërm, sidomos në të 18-tin, të 19-tin dhe në mënyrë të veçantë nga mesi i shekullit të 19-të dhe fillimi i shekullit të 20-të. Për këtë periudhë njerëzve tanë u vihet detyrë të analizojnë gjendjen sociale të Shqipërisë.

Përse duhet ta bëjmë këtë? Sepse kjo gjendje sociale ka reperkusione në ndërgjegjen dhe në botëkuptimin e popullit tonë edhe tani. Prindërit tanë kanë lindur e jetuar nga fundi i shekullit të 19-të dhe një pjesë nga fillimi i këtij shekulli. Tek ata, përveç mentaliteteve shekullore të kohës së kaluar që

kanë zënë vend brez pas brezi në ndërgjegjen e tyre, dhe që, natyrisht, kanë bërë evolucion në ta, janë zëvendësuar edhe mjaft pikëpamje të kohës kur kanë lindur. Është fakt se pikëpamjet e reja zëvendësojnë pa pushim te njerëzit mentalitetet dhe botëkuptimet e kohëve të kaluara. Ne tani jetojmë në një periudhë tranzitore, ndryshimesh, prandaj, pa i njohur si duhet mentalitetet e botëkuptimet e kohëve të kaluara që do të na shërbejnë për t'i përdorur si argumentime për rrënjosjen e së resë dhe për të shkulur të vjetrën, nuk do të vendosim dot si duhet me atë forcë thelluese, të përhershme dhe sa më shpejt që të jetë e mundur pikëpamjet marksiste-leniniste të moralit, konceptet tona filozofike etj.

Të shohim, për shembull në rrethin e Pukës, pse kanuni nuk i ka lejuar martesat brenda fisit[1]. Duhen gjetur këto arsye, të cilat t'i shpjegohen drejt popullit. E dimë se nga kanuni dhe feja martesa brenda fisit nuk lejohej për arsye shoqërore dhe ekonomike dhe jo vetëm për arsye shëndetësore, të lidhjes së gjakut etj., etj. Të tilla arsye rrëzohen, pas tre-katër brezash ato nuk kanë më asnjë bazë për t'u marrë parasysh.

Martesa brenda fisit nuk lejohej, sepse vajza përdorej si një mjet për të lidhur miqësi dhe aleanca gjaku me fisin tjetër, me qëllim forcimi, pra, për të rritur më tej fuqinë mbrojtëse të fisit. Çdo fis, në kohën kur është përpiluar kanuni, për të siguruar ekzistencën e vet, e ndiente shumë nevojën për të krijuar aleanca politike, ekonomike dhe ushtarake me fise të tjera, ashtu sikurse bëjnë me njëri-tjetrin edhe shtetet. Një nga mjetet për të krijuar këto aleanca ishte vajza. Edhe sot, si në çdo kohë më parë, kur një familje marton vajzën, e do dhëndrin, ashtu sikurse familja e djalit e do vajzën me të cilën martohet i biri i saj, krijohen kështu midis dy familjeve, me anën e martesës, lidhje miqësie të forta.

1. Sipas kanunit «Vargu i brezave të gjakut e të gjinisë shkon në të pasosun për Shqyptarin e malevet... Katërqind zjermesh me u da Shqyptari aj as merr, as ep, d.m.th. nuk ban krushqi». («Kanuni i Lekë Dukagjinit», Shkodër, 1933.)

Duhet të kemi parasysh se në kohën e vendosjes së kanunit në shekujt 15 dhe 16, jo më fshatrat, po edhe qytetet që sot kanë dhjetëra mijë banorë, nuk kishin më tepër se disa mijë veta. Merret me mend sa mund të kishte në atë kohë fshati i Iballës në rrethin e Pukës, ai kishte vetëm disa shtëpi, ku ishin pothuajse të gjithë pjesëtarë të një familjeje, prandaj brendapërbrenda një fisi të tillë të vogël, është e kuptueshme, nuk mund të lidheshin martesa pasi nuk mund të merrte motra të vëllanë për burrë, as vajza djalin e xhaxhait, ata ishin shumë të afërt të një gjaku. Një gjë e tillë pengohej, pra, edhe nga ana patologjike.

Sigurisht, më vonë, pas kalimit të shumë brezave, fisi i Iballës, nga një fshat i vogël, u rrit në dy, tri, dhjetë e më shumë fshatra. Në këto kushte, si ta evitonte kanuni martesën midis këtyre fshatrave me prejardhje nga një fis i largët, gjersa interesat e fisit duheshin mbrojtur? U kalua kështu më vonë nga mbrojtja me aleanca të entiteteve të vogla, në lidhjet me qëllime mbrojtjeje të entiteteve më të mëdha, duke vendosur që martesa brenda fisit të mos lejohej, sikur edhe 400 breza të kalonin. Ishin, pra, interesat e mbrojtjes, interesa jetikë të fisit ata që imponuan të kanunizohej një normë e tillë.

Të gjitha këto gjëra Partia duhet t'ia futë në kokë, t'ia shpjegojë mirë popullit, historikisht dhe teorikisht, dhe ta bindë që sot, në periudhën e ndërtimit të socializmit dhe të ekzistencës së diktaturës së proletariatit, kur motivi i mbrojtjes nuk shtrohet në bazë fisi, kjo normë nuk ka asnjë vlerë. Normat e kanunit pa asnjë bazë për kohën e sotme, po t'i arsyetosh me zhvillimin dialektik të historisë, asgjëkundi nuk kanë ku mbahen më.

Preka shkurt disa probleme që kanë lidhje me fisin në rrethin e Pukës, po duhet të shohim me radhë të gjitha aspektet e jetës së popullit që nga lindja, martesa, vdekja, nga mënyra e jetesës gjer te pjekja e bukës dhe nga të gjitha këto të nxjerrim detyra për punën tonë të tanishme. Mbaj mend mirë si kanë jetuar qytetarët e Gjirokastrës aty nga viti 1920. Më kuj-

tohet se të gjitha familjet e mëdha patriarkale, me nga 40-50 veta, për nevojat e tyre kishin furra në shtëpi. Në to ato piqnin çdo ditë nga 5-6 tepsi të mëdha me bukë, përgatitnin, gjithashtu, gjyveçë të tërë me gjellë për ushqimin e gjithë pjesëtarëve të këtyre familjeve etj. E njëjta gjë bëhej edhe në fshat, ku buka në familje të mëdha piqej, gjithashtu, edhe atje në furra dhe jo me një saç.

Kur një gjë e tillë është realizuar në të kaluarën, në ato kushte dhe vetëm me forcat e mundësitë e kufizuara të një familjeje, sado e madhe që ishte kjo, përse të na duket sot si një gjë e madhe ngritja e një furre për pjekjen e bukës për nevojat e anëtarëve të një kooperative, që ka forca dhe mundësi shumë më të mëdha se një familje e vetme? Në kushtet e rendit tonë socialist dhe të ekzistencës së kooperativave bujqësore në fshatra një gjë kaq e vogël duhet të bëhet medoemos menjëherë dhe pa asnjë diskutim[1].

Po të njohim historikisht mënyrën e jetesës në fshatrat ose në qytetet tona, do të kemi parasysh se si përpara, një herë në javë, të shtunave ose të dielave, gratë merrnin të gjitha teshat e palara të familjes, deri edhe qilimat, dhe shkonin për t'i larë e për t'i kopanisur në krua ose në lumë. Tani ngritja e një lavanderie në fshat, për të cilën po flasim kaq shumë, sepse është një nevojë e kohës, duhet të bëhet, gjithashtu, menjëherë, nga çdo kooperativë, pse nuk është diçka e jashtëzakonshme dhe e pamundur të bëhet.

Me kohë shoqëria e vendit tonë kaloi në periudha të reja, më përparimtare, gjatë të cilave familjet e mëdha erdhën vazhdimisht duke u copëtuar, prandaj edhe hallet e nevojat e tyre u bënë më të kufizuara, si pasojë u prishën edhe furrat. Mirëpo tani që jemi duke ndërtuar socializmin, është krijuar një situatë e re, çdo fshat është bashkuar në kooperativë, si në një familje të madhe, ndarja e punës aty bëhet ndryshe nga

1. Deri në qershor të vitit 1970 në vendin tonë ishin ndërtuar 1 854 furra buke.

përpara, prandaj ndërtimi i furrës, i lavanderisë, i çerdhes, i kopshtit etj., etj. duhen kuptuar si nevoja të domosdoshme të jetës kolektive socialiste që duhen plotësuar pa vonesë.

Mirëpo ndryshimet në këtë proces të shpejtë zhvillimi nuk kuptohen dhe nuk shpjegohen thellë. Për këtë arsye, në kooperativat tona nuk kuptohet si duhet nevoja e lehtësimit të grave nga disa punë, ose kjo kuptohet sikur është një qëllim më vete, kurse në fakt këto lindin objektivisht nga nevojat aktuale të ndërtimit të socializmit në fshat, ato janë kërkesa të domosdoshme të zhvillimit tonë shoqëror. Dhe pikërisht këtë zhvillim shoqëror Partia duhet t'ia shpjegojë qartë fshatarit. Që të kuptohen, pra, këto nevoja e të plotësohen më lehtë, më parë u duhet shpjeguar njerëzve tanë si ka ecur evolucioni shoqëror në të kaluarën e vendit, që ta dinë si ka qenë gjendja atëherë dhe përse tani duhet të jetë kështu si porosit Partia. Duke vepruar në këtë mënyrë ne nuk do të gjejmë kundërshtim nga ana e fshatarëve kooperativistë për të bërë gjithçka kërkon koha për zhvillimin socialist të fshatit. Për mendimin tim gjëra të tilla nga ana materiale s'kanë asnjë pengesë për t'u realizuar, por, më duket, atyre nuk u vihet rëndësia e duhur. Prandaj duhet të marrim masa për të ngarkuar kuadro partie, aktivistë shoqërorë, arsimtarë, shkrimtarë, historianë e punonjës të tjerë shkencorë që të bëjnë edhe të tilla studime. . .

Problemi që marrim në shqyrtim ka rëndësi të madhe. Kur jepet direktiva për marrjen e disa masave për të lehtësuar punën e gruas[1], si për shembull, për ngritjen sa më parë të furrës, lavanderisë, për afrimin e ujit të pijshëm sa më pranë ndërtesave të banimit etj., këto duhet të zbatohen, bile sa më parë. Moszbatimi në kohë i tyre më duket se vjen nga mungesa e masave organizative.

1. Marrja e masave lehtësuese për gruan u analizua edhe në mbledhje të posaçme të dikastereve qendrore, në shtator të vitit 1968. Analizat dhe detyrat që përcaktuan ato, rritën mobilizimin e organeve shtetërore për të ngritur shkallën e shoqërizimit të ekonomisë shtëpiake.

Për sa i përket moskuptimit ideologjik të këtyre çështjeve nga ana e fshatarësisë, mund të themi se edhe kjo ndodh ngaqë nuk thellohemi për t'u shpjeguar njerëzve problemin nga ana historike, ndryshimet e mëdha që janë bërë e po bëhen në vendin tonë, prandaj masat që rekomandohet të merren, janë në përputhje me kohën. Partia duhet t'u shpjegojë njerëzve të thjeshtë të popullit, për shembull, si bëhej fejesa kur jetonin gjyshërit tanë, të krahasohet evolucioni i këtij zakoni me periudhën e mëvonshme të prindërve tanë e pastaj më vonë me kohën që jetojmë, që ata të shohin qartë evolucionin e këtyre fenomeneve shoqërore nga brezi në brez. Duke i shpjeguar mirë këto ndryshime, pleqtë nuk do të çuditen me mënyrën se si bëhen e duhet të bëhen fejesat në kohën e sotme dhe nuk do të sjellin pengesa.

Malësorët e Pukës mund edhe t'i ndalojmë të mos pengojnë martesën brenda fisit, por kjo do të ishte një masë arbitrare administrative. Rruga e drejtë e Partisë është që atyre t'u shpjegohet arsyeja përse këshillon Partia që martesat të mos bëhen vetëm brenda dy-tre brezash, sepse palët kanë lidhje gjaku midis tyre, por kjo arsye nuk ka të bëjë aspak me atë që kërkon kanuni, që të rinjtë të mos martohen deri në katërqind breza. Këtë duhet t'ua shpjegojmë atyre jo një, por dy dhe tri herë, pastaj të nxitim të rinjtë e të rejat e fshatit që të martohen midis tyre, natyrisht brenda kufijve që lejojnë ligjet tona. Po e bënë këtë tri-katër çifte, pastaj do të fillojë të zgjidhet ky problem[1].

Të gjitha këto çështje ne i kemi diskutuar edhe herë të tjera, prandaj nuk e shoh të nevojshme të zgjatem më tepër.

*Vepra, vëll. 39, f. 75-82, 84-85*

1. Deri në vitin 1969 në rrethin e Pukës ishin bërë vetëm 10 martesa brenda të ashtuquajturit fis, ndërsa vetëm në vitet 1978-1980 u lidhën brenda «fisit» 136 martesa, nga 838 martesa që u bënë në gjithë rrethin.

## GRUAJA SHQIPTARE — FORCË E MADHE E PARTISË DHE E POPULLIT

*Nga biseda me një grup grash të rrethit të Tiranës*[1]

**16 tetor 1968**

*SHOKU ENVER HOXHA:* Në emër të Byrosë Politike dhe timin dëshiroj që, nëpërmjet jush, të falënderoj të gjitha gratë heroike të vendit tonë, të cilat janë sot një forcë e madhe e Partisë dhe e popullit.

*SHOQJA IJE FARKA:* Të na rroni Ju, që udhëhiqni Partinë! Po të mos ishit Ju dhe Partia, që udhëhoqët luftën, ne nuk kishim ç'të bënim.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Lufta nuk bëhet vetëm me një e me dy veta. Prandaj Partia u mbështet te populli, ngriti në luftë gjithë popullin, komunistë e patriotë bashkë dhe fituam. Duke luftuar, duke punuar e duke fituar çdo ditë, të gjithë së bashku do të shikojmë ditë akoma më të mira.

Derisa në vendin tonë gratë dhe vajzat kanë marrë krahë, derisa ato u ngritën në një radhë me burrat, socializmi do të ecë gjithnjë përpara me hapa të sigurt. Gratë shqiptare kanë dhënë një ndihmë shumë të madhe gjatë Luftës Nacionalçlirimtare. Ti, Ije, atëherë ishe e re, po çfarë mund të bënim ne pa ndihmën tënde dhe të qindra e të mijëra grave të tjera të

1. Më 16 tetor, paradite, Sekretari i Parë i KQ të Partisë, shoku Enver Hoxha priti urime në selinë e KQ të PPSH me rastin e 60-vjetorit të datëlindjes së Tij.

Shqipërisë, që ndihmuan me mish e me shpirt luftën për çlirimin e vendit?

*SHOQJA IJE FARKA:* Kur vinit në shtëpinë tonë[1], shoku Enver, unë kujtojsha se ishit doktori që do të vizitonte Xhoxhi Martinin e plagosur dhe thosha me vete: «Tani erdhi doktori me gjyzlykë».

*SHOKU ENVER HOXHA:* Xhoxhi ishte trim i madh. Zaten të gjithë komunistët e partizanët ishin trima, por edhe populli dhe gratë tona trimëresha të mëdha ishin.

Ç'rol të madh ka luajtur gruaja jonë gjatë Luftës Nacionalçlirimtare! Ajo mori pjesë direkt në këtë luftë. Me të gjitha forcat dhe mjetet që kishin gratë luftuan krahas burrave në qytete, në fshatra e në male, ato punonin edhe për lëvizjen, edhe për shtëpinë. Ndihma, sidomos kuraja që jepnin ato, ishin kolosale. Kur nëna i thoshte djalit të saj: «Shko lufto!», kur gruaja i thoshte burrit: «Rrëmbe pushkën, se fëmijët i rrit unë» etj., këto ishin një ndihmë e madhe për luftëtarët trima partizanë, për Luftën tonë Nacionalçlirimtare.

E shikoni ju shoqe këtë Ijen? Atëherë ishte në moshë më të re se tani, por dukej më plakë, kurse tani është bërë më e re nga sa është dhe të jeni të sigurta se, sikur të jenë në rrezik atdheu dhe Partia, Ija s'ka për të ndenjur në shtëpi, por do të thotë: «Dua edhe unë një mitraloz». Apo jo Ije?

*SHOQJA IJE FARKA:* Ashtu është, shoku Enver.

*DAVA MËLYSHI*[2]: Të gjitha jemi gati të luftojmë e s'na dhimbset asgjë, as jeta jonë, për mbrojtjen e atdheut.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Pikërisht ashtu është, siç thotë nënë Dava. Pal Mëlyshi, shoqe dhe motra të dashura, ishte një hero i heshtur. Është e lehtë të shkosh në luftë krahas shokëve,

---

1. Gjatë Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare shtëpia e Ije Farkës ishte një bazë e rëndësishme ilegale. Në këtë shtëpi ishin strehuar shokët Vojo Kushi, Xhoxhi Martini e Sadik Stavaleci një natë para se të binin heroikisht në luftën legjendare, në Kodrën e Kuqe, më 7 tetor 1942.

2. Nëna e Heroit të Popullit Pal Mëlyshi.

të luftosh, të sakrifikosh e të vdesësh për popullin. Në një rast të tillë, të gjithë e dinë se ti je një patriot, por Pal Mëlyshi derisa dha jetën për atdheun dhe për popullin, njihej sikur ishte një tradhtar. Merreni me mend, pra, çfarë force shpirtërore kishte Pal Mëlyshi, çfarë heroi ishte ai. Misionin e tij të lartë dhe fisnik në luftën kundër armiqve e dinin vetëm pak veta, unë dhe 2-3 shokë të tjerë. Ne e dërguam Palin të përzihej me të arratisurit, të cilët kujtonin se ai ishte me ta. Neve na digjte zemra për të dhe e porositnim të kishte kujdes që nga kjo ndërmarrje kaq e vështirë, të dilte i gjallë. Edhe babai im, megjithëse plak, kur mori vesh se si u vra Pali, tha: «I lumtë këtij djali trim që ra në krye të detyrës për mbrojtjen e interesave të atdheut». As nëna e vet nuk e dinte që Pali po kryente një mision të rëndësishëm. Ajo nuk e dinte të vërtetën, sepse ashtu e donte puna, ashtu e donte interesi i atdheut, ashtu e donin ligjet e luftës, të cilat janë shumë të rrepta.

Ne e dinim dhe e kuptonim gjendjen e rëndë shpirtërore të saj, por në atë kohë nuk na lejohej të thoshim asgjë. Na vinte jashtëzakonisht keq, por ishim të bindur se kjo nënë mirditore ishte e fortë, do ta duronte dhimbjen aq të madhe dhe, më vonë, do ta kuptonte si qëndronte e vërteta. Vërtet, më vonë edhe ajo e kuptoi çfarë djali pati, çfarë heroi ishte Pali i saj, të cilin e njohu mirë i tërë populli ynë. Me luftën e tij të madhe dhe heroike Pal Mëlyshi rron i gjallë midis nesh.

Lufta e Palit dhe e shokëve të tij pati një rëndësi jashtëzakonisht të madhe, ajo ishte një kontribut i paçmuar në luftën e popullit tonë për ndërtimin e socializmit dhe për mbrojtjen e atdheut. Momentet që kalonte Shqipëria në atë kohë ishin të rrezikshme. Me qindra armiq hynin nëpërmjet kufirit, me qindra të tjerë hidheshin me parashuta nga aeroplanët. Popullit dhe forcave të tij të armatosura iu desh të bënin kundër tyre një luftë të gjithanshme për t'i asgjësuar e për të mos u dhënë mundësi të na dëmtonin.

Për këtë luftë është shkruar nga shkrimtarët e poetët tanë,

por do të vazhdojë të shkruhet akoma më shumë. Ajo është një luftë legjendare, që ka ndihmuar shumë për të shpëtuar socializmin në Shqipëri. Në momentet kur armiqtë imperialistë dhe renegatët u vërsulën për të rrëzuar me çdo kusht pushtetin tonë të ri popullor, nga populli dhe forcat tona të armatosura, nga radhët e Armës së Sigurimit të Shtetit kanë dalë me qindra e qindra djem të zgjuar e trima të dalluar. Mirdita ka një popull trim, patriot e shumë të vendosur, me burra e me gra të zgjuara. Katër heroina kanë dalë nga kjo krahinë kreshnike. Partia tani i ka çelur sytë popullit të kësaj krahine dhe i ka hapur perspektiva të mëdha, ashtu si gjithë popullit të Shqipërisë. Në mënyrë të veçantë, gratë mirditore, si kudo në Shqipëri, janë bërë një forcë e madhe dhe e gjithë kjo i dedikohet vijës së drejtë të Partisë sonë.

Le ta pimë këtë gotë për Partinë! Të na rrojë sa malet, të jetë kurdoherë e fortë dhe e çeliktë!

Ta pimë për gruan shqiptare, për shëndetin tuaj shoqe! Në emër të të gjithë shokëve të Byrosë Politike u transmetoni të gjitha grave të Tiranës urimet tona më të përzemërta. Sukses gjithnjë e më të mëdha në punën tuaj të palodhur!

*GRATË:* Të na rrojë Partia dhe Ju, shoku Enver!

*Vepra, vëll. 39, f. 151-155*

## PËR MBARËVAJTJEN E PUNËS DUHEN NJOHUR GJENDJA DHE NJERËZIT

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**9 dhjetor 1968**

*SHOKU ENVER HOXHA:* Si pikë të parë në rendin e ditës kemi çështjen: Si punohet për të zbatuar orientimet e Komitetit Qendror të Partisë për rritjen e kuadrove nga radhët e grave në sektorët e arsimit dhe të shëndetësisë.

Kush nga shokët e komiteteve të Partisë dëshiron të flasë? Mund të na flitni ju shoku Adli?

*SHOKU ADLI DIBRA*[2]*:* Për këtë problem edhe në rrethin tonë është treguar kujdes dhe kemi rezultate. Kështu, për shembull, në krahasim me vitin 1966, numri i grave në sektorin e arsimit është rritur nga 16 për qind në 24 për qind, ndërsa në sektorin e shëndetësisë nga 42 për qind në 52 për qind. Nga 800 arsimtarë që ka rrethi, 200 janë shoqe.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Si punojnë dhe çfarë arsimi kanë shoqet arsimtare në rrethin tuaj? Si i kuptojnë ato direk-

1. Në këtë mbledhje, ku raportuan Ministria e Arsimit dhe e Kulturës, Ministria e Shëndetësisë dhe komitetet e Partisë të rretheve Fier, Lezhë e Dibër, u diskutua për zbatimin e orientimeve të KQ të PPSH për rritjen e kuadrove nga radhët e grave në sektorët e arsimit, të kulturës dhe të shëndetësisë.

2. Në atë kohë sekretar i Komitetit të Partisë të Rrethit të Dibrës.

tivat politike të Partisë? Do të jetë më mirë që, në vend të shifrave, të na flitni për gjendjen kulturore, arsimore, politike, ideologjike të këtyre arsimtareve, domethënë për botën e tyre shpirtërore, për shqetësimet dhe kënaqësitë e tyre. Këto na interesojnë, kurse për shifrat e përqindjet jemi në dijeni, ato i kemi parë në raportin që keni paraqitur.

*SHOKU ADLI DIBRA:* Në shumicën dërrmuese shoqet që punojnë në sektorin e arsimit janë me arsim të mesëm, përgjithësisht kanë mbaruar shkollën pedagogjike. Ato bëjnë mjaft përpjekje për t'u aftësuar në punën që kryejnë, janë shumë të vullnetshme dhe, për ngritjen e tyre ideologjike, politike e profesionale, mësojnë mirë. Në kursin që u organizua gjatë verës për përgatitjen e mëtejshme marksiste-leniniste të arsimtarëve, morën pjesë edhe shoqe, të cilat dolën me rezultate shumë të mira.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Çfarë temash u zhvilluan në kurs?

*SHOKU ADLI DIBRA:* U zhvilluan disa tema për filozofinë, për materializmin dialektik dhe historik etj.

Në studimin individual shoqet tregojnë më shumë kujdes në krahasim me shokët.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Po seksioni i arsimit ç'punë bën për kualifikimin e mëtejshëm të tyre?

*SHOKU ADLI DIBRA:* Seksioni i arsimit herë pas here organizon mbledhje me drejtorët dhe me nëndrejtorët e shkollave për probleme të ndryshme, në të cilat fton edhe shoqe arsimtare.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Kjo është tjetër punë, ato mbledhje bëhen më tepër për të dhënë detyra, prandaj duhet parë ç'bën seksioni i arsimit për ngritjen e mëtejshme ideopolitike dhe profesionale të arsimtarëve, kujdeset ai për të hapur kurse për ngritjen e tyre ideopolitike dhe profesionale, ashtu siç bëtë ju?

*SHOKU ADLI DIBRA:* Seksioni i arsimit nuk ka bërë ndonjë gjë të veçantë me shoqet.

*SHOKU RAMIZ ALIA:* Në Peshkopi kabineti metodik që merret me edukimin e arsimtarëve, sigurisht, duhet të ketë një program të veçantë për këtë qëllim.

*SHOKU ADLI DIBRA:* Me gratë arsimtare ai nuk bën ndonjë gjë të veçantë. . .

*SHOKU ENVER HOXHA:* Cilat janë më të shkathëta, arsimtaret e qytetit, apo ato të fshatit?

*SHOKU ADLI DIBRA:* Vëmë re se arsimtaret e fshatit janë më të shkathëta dhe më të predispozuara për të kaluar me punë nga periferia në zona më të thella. Kështu, për shembull, shoqet arsimtare nga fshatrat e lokalitetit të qendrës, që propozohen për kandidate partie, janë të gatshme të shkojnë nga fshatrat e tyre në zonat e thella të rrethit.

Një punë e mirë është bërë, gjithashtu, nga Partia për përgatitjen e kuadrove të rinj për sektorin e shëndetësisë. Përveç atyre që aktualisht vazhdojnë shkollat e mesme për mami dhe ndihmësmjeke, këtë vit me forcat tona hapëm pranë teknikumit bujqësor në Peshkopi shkollën trevjeçare të mamive, ku vazhdojnë mësimet 40 shoqe, të cilat janë të gjitha nga fshati. Kemi përgatitur dhe kemi në përgatitje e sipër edhe një numër të konsiderueshëm vajzash për aktiviste sanitare. Shoqet që kanë mbaruar këto kurse, përveç punës si sanitare, bëjnë edhe detyrën e kujdestares së çerdhes në fshat. Nga ana tjetër kemi pasur parasysh që në sektorin e shëndetësisë të ngrihen shoqe në përgjegjësi.

Për të lehtësuar gratë e fshatit kemi marrë masa që brenda 30 prillit të vitit të ardhshëm të ngrihen çerdhe në të gjitha fshatrat. Këto do t'i bëjmë në formë aksioni, ashtu siç bëmë për ngritjen e furrave të bukës në të gjitha kooperativat bujqësore.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Keni menduar për përgatitjen e kuadrit dhe pajisjet që do të nevojiten edhe për hapjen e çerdheve e të kopshteve, ku mund të futen në punë qindra vajza? Sa fshatra ka rrethi juaj?

*SHOKU ADLI DIBRA:* Rrethi ynë ka 181 fshatra.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Të 181 fshatrat do të duan rreth 360-400 edukatore. Kjo nuk është një shifër e vogël, prandaj keni marrë masa për t'i përgatitur të gjitha këto?

*SHOKU ADLI DIBRA:* Për përgatitjen e tyre kemi menduar të hapim kurse tremujore.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Keni menduar seriozisht për këtë çështje se çfarë do të bëni, se, po të fillojnë të grumbullohen fëmijët në çerdhe, ata do të kenë nevojë medoemos për edukatore dhe ja, erdhi prilli.

*SHOKU ADLI DIBRA:* Do t'i bëjmë, shoku Enver.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Si do t'i organizoni këto kurse nga ana teknike dhe pedagogjike? Keni mjete e mësues? Keni menduar për lëndët që do të zhvillohen në to? I keni bërë të gjitha këto përgatitje?

*SHOKU ADLI DIBRA:* Po, të gjitha përgatitjet i kemi bërë.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Mirë, por mos e merrni lehtë këtë çështje, prandaj bëni shumë kujdes!

Për ngritjen e kopshteve dhe të çerdheve duhet të ndihmojë edhe populli. Është e nevojshme, gjithashtu, të merren masa për organizimin e mirë të punës për përgatitjen e njerëzve që do të merren me fëmijët etj., sepse, në qoftë se nuk përgatitet në kohë kuadri i nevojshëm, nuk do të funksionojnë dot çerdhet e kopshtet. Është e domosdoshme, pra, të tregohet kujdes dhe të luftohet deri në fund që të bëhen të gjitha këto që thuhen.

Ka ndonjë shok tjetër që dëshiron të flasë?

*SHOKU RAMIZ ALIA:* Mund të na flasë, mendojmë, edhe shoku Jashar Menzelxhiu[1], se ai ka eksperiencë të mirë në këtë drejtim.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Ashtu është, por Jashari ka edhe eksperiencë jo të mirë. Dje lexova në gazetë një artikull shkruar nga shokët e Elbasanit, në të cilin thuhet që në çdo

1. Në atë kohë sekretar i parë i Komitetit të Partisë të Rrethit të Elbasanit.

dyqan të fshatit ka nga 2 shitëse. Në kushtet tona të sotme kjo, më duket mua, nuk shkon.

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Këtë vërejtje ma bëri edhe shoku Xhafer [Spahiu]. Dy shitëse mund të ketë në ndonjë dyqan të fshatit ku xhiroja është e madhe, po jo në të gjitha fshatrat.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Të bëhet kujdes në këto gjëra, se gazeta lexohet kudo dhe, kur shkruhet diçka në «Zërin e popullit», është e natyrshme, ajo merret si direktivë. Prandaj edhe redaksia të ketë kujdes, se mund të ndodhë, fjala vjen, në këtë rast, që të na vënë kudo nga dy shitëse. Është e drejtë që në çdo fshat të ketë nga një mami, por dy shitëse në çdo dyqan fshati, nuk është e drejtë, kjo është antiekonomike.

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Sektorët ku mund të futen për të punuar më shumë gra e vajza janë arsimi, shëndetësia dhe tregtia. Këtu duhet parë edhe çështja e ngritjes së tyre në përgjegjësi. Në të vërtetë, kohët e fundit edhe në rrethin tonë, si nga komiteti ekzekutiv, ashtu edhe nga komiteti i Partisë, në këtë drejtim është punuar më mirë. . .

*SHOKU ENVER HOXHA:* . . .Për ngritjen e grave në përgjegjësi është e lehtë të na thuhet se ka konservatorizëm, por ne duhet të dimë konkretisht si kuptohet dhe ku qëndron ky konservatorizëm. Diku ky qëndrim mund të motivohet, sidomos atje ku niveli i shoqeve është akoma i ulët, por neve na intereson të dimë, sidomos, pse ka konservatorizëm në ato raste kur shoqet janë me të vërtetë të ngritura dhe plotësisht në gjendje të drejtojnë, pra, kur e meritojnë të ngrihen në përgjegjësi. Në rast se shohim konkretisht që shoqet kanë iniciativë, i kryejnë detyrat në mënyrë revolucionare, shfrytëzojnë mirë kohën e punës, bëjnë përpjekje për ngritjen e aftësive të tyre, atëherë s'ka asnjë arsye që të qëndrojë drejtor shkolle një burrë, por është më mirë të bëhet drejtore e shkollës një arsimtare që ka cilësitë e lartpërmendura, se e meriton. Në të kundërtën mund të themi se këtu ka konservatorizëm. Që të realizohet kjo, duhet njohur gjendja, duhen njohur njerëzit. Në punën tuaj

ju nuk duhet të kufizoheni vetëm duke vajtur në aktive, po të mbani lidhje me njerëzit edhe gjatë jetës së tyre të përditshme. Kjo ka shumë rëndësi, sepse në një aktiv mund të marrë pjesë edhe një vajzë e re, e cila nuk është aq e dalluar sa të tjerat, por, me një diskutim të mirë që mund t'ia kenë përgatitur më parë të tjerët, të krijon përshtypjen se është e aftë dhe vendoset për ta ngritur në përgjegjësi para kohe, pra, pa e merituar.

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Shpesh, kur vjen puna për të diskutuar ngritjen e një kuadri në përgjegjësi, kandidatët vihen në balancë, kush duhet të ngrihet, një burrë apo një grua. Në rrethin tonë rezulton se në përgjithësi niveli i grave është akoma më i ulët se ai i burrave. Kjo nuk mund të absolutizohet, se nuk duhen mohuar përpjekjet e mëdha që bëjnë shoqet në punë dhe për ngritjen e tyre ideopolitike e profesionale, por konstatojmë se sidomos gratë me fëmijë bëjnë më pak përpjekje për ngritjen e tyre, ndërsa ato që janë të reja në disa sektorë më të përshtatshëm për to, japin më tepër rezultate, siç ndodh për shembull për lidhjen e mësimit me jetën dhe në aktivitetet jashtëshkollore. Në aktivitete të tilla, si në përgatitjen e grupeve artistike dhe në organizimin e shfaqjeve e të manifestimeve të ndryshme në shkollë e jashtë saj, arsimtaret ndihmojnë më shumë. . .

Është e drejtë që ne të futemi më mirë në botëkuptimin e arsimtareve, sidomos të atyre që jetojnë në fshat. Me këto hasim edhe disa vështirësi, mbasi një pjesë e tyre janë të martuara dhe me fëmijë. Arsimtaret që punojnë rreth qytetit venë në fshat paradite sa bëjnë mësimin dhe në mbrëmje kthehen përsëri në qytet, ku kanë familjet. Kështu ato nuk kanë kohë të punojnë pas mësimit në fshat. Ndryshe qëndron puna me arsimtaret e reja, të cilat shkojnë edhe në zonat e thella, por edhe këto pasi shërbejnë atje disa vjet kërkojnë të kthehen përsëri në qytet.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Vajzat e reja të qytetit martohen me djem fshatarë?

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Raste të tilla janë të rralla. Ka vajza që punojnë një kohë të gjatë në fshat dhe nuk vendosin të martohen atje. Bile na ndodhin edhe raste që vajza të fshatit, kur dalin mësuese, përpiqen të martohen në qytet.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Kjo është një çështje e rëndësishme, që ka të bëjë me botëkuptimin e njerëzve. Prandaj Partia duhet të punojë politikisht me mësueset e reja, që të lidhen më ngushtë me fshatin, të krijojnë atje edhe familje, natyrisht në bazë të dashurisë së sinqertë, komuniste dhe jo me imponim. Pse të mos e pëlqejë një mësuese një djalë fshati, kur ky i shfaq dashurinë dhe i propozon të martohen bashkë?

Shumë vajza të reja nga qytetet, të nisura nga dashuria që kanë për popullin dhe atdheun, vullnetarisht i kërkojnë Partisë të venë për të punuar si arsimtare në zonat e thella. Ky është një gjest i lartë patriotik nga ana e tyre dhe tregon se ato janë të ngritura ideologjikisht dhe politikisht. Ato shkojnë atje dhe u sigurohen edhe banesa, edhe kushtet e tjera për punë dhe jetesë.

Derisa vajza e qytetit pranon të vejë të punojë tre vjet mësuese në fshat, ne mund t'i vëmë detyrë organizatës-bazë të Partisë që brenda kësaj kohe të punojë për t'ia zhdukur kësaj vajze edhe ndonjë pikëpamje mikroborgjeze që mund të ketë për fshatin, si edhe të ndihmojë për t'ia bërë jetën në fshat më të këndshme. Shoqëria me të cilën ajo do të ketë të bëjë në fshat duhet të jetë e gjallë, e afërt, e ngrohtë, që arsimtarja të mos e ndiejë veten të izoluar. Ndaj mësuesve dhe mësueseve fshatarët, në përgjithësi, kanë respekt të madh, sepse këta u mësojnë kalamanët. Kështu mësuesja mund të jetojë fare mirë, mund të krijojë bile edhe familjen e saj të shëndoshë, duke u martuar me një djalë të mirë, të ndershëm, të shëndetshëm e punëtor, që e ka njohur dhe e do. Një punë e tillë nga ana e komunistëve të fshatit mund dhe duhet të bëhet, po më duket se këto çështje nuk shikohen dhe nuk bëhen objekt i veprimtarisë së organizatave të Partisë në fshat.

*SHOKU HYSNI KAPO:* Mësueset i duan më shumë, se

këto futen edhe në familjet e fshatarëve, të cilët i konsiderojnë si bijat e tyre.

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Ne kemi bërë përpjekje edhe për ngritjen profesionale të shoqeve. Për t'ia arritur këtij qëllimi kemi marrë masa për t'i regjistruar në shkollat me korrespondencë. Kështu 70 për qind e të regjistruarve në Institutin Pedagogjik 2-vjeçar janë shoqe.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Po në sektorin e shëndetësisë si venë punët te ju?

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Në zonat malore janë hapur spitale, maternitete dhe infermieri, për të cilat kemi përgatitur edhe kuadrot e nevojshëm. Kështu kemi përgatitur 120 infermiere dhe parashikojmë që vitin e ardhshëm të kemi një infermiere në çdo fshat. Kemi hapur, gjithashtu, një kurs ku mësojnë 114 vajza për mami. Deri në vitin 1970 kemi parashikuar që në çdo fshat të ngremë një dhomë për lindje.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Çfarë masash keni marrë për edukimin e mëtejshëm të gjithë këtyre kuadrove që keni përgatitur?

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Mamitë e fshatit vijnë një herë në muaj për të punuar në maternitetin e qytetit, me qëllim që të aftësohen më tepër.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Bëhet në rregull kjo praktikë?

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Po. Kur venë në maternitet, ato asistojnë në lindjet, raportojnë edhe për punën që ka bërë secila në fshatin ku shërben.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Kur këto vijnë në qytet, a zhvillohen me to tema të ndryshme që kanë të bëjnë me profilin e tyre, apo u flitet vetëm për kartelat?

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Jo, tema të tilla me to nuk punohen.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Pse nuk organizoni posaçërisht për to punimin e temave të ndryshme nga mjekët?

*SHOKU JASHAR MENZELXHIU:* Kur mamitë qëndrojnë 2-3 ditë në qytet, atëherë zhvillohen edhe tema.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Ç'mund të na thoni ju shoku Ciril për këtë çështje?

*SHOKU CIRIL PISTOLI*[1]*:* Kohët e fundit theksi në këto tema është vënë në drejtim të mirërritjes së fëmijëve, për kujdesin që duhet treguar për ushqimin, pastrimin, nxjerrjen e tyre në ajër të pastër etj.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Si zhvillohen këto tema, si leksione, si kurse të njohurive mjekësore apo jepen si këshilla të rastit?

*SHOKU CIRIL PISTOLI:* Temat përgatiten më parë nga mjekët. Ndodh që këto bëhen mirë, por ka edhe raste që nuk bëhen në rregull. Disa rrethe si: Elbasani, Durrësi dhe Shkodra në këtë drejtim kanë punuar mirë, kurse ka rrethe të tjera që këtë nuk e bëjnë si duhet.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Kam një pyetje të tillë: Ku venë më shumë vajzat e punëtorëve, mbasi mbarojnë shkollën tetëvjeçare?

*SHOKU LAMÇE SHEME*[2]*:* Kur mbarojnë tetëvjeçaren, ato preferojnë më tepër të futen në kurse për të fituar ndonjë profesion, si, për shembull, për mami, infermiere, për rrobaqepësi etj. Kjo është e lidhur edhe me interesin material, se pas dy vjetësh ato fillojnë të marrin të ardhura.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Shumë gjëra dolën edhe nga diskutimet tuaja, shokë. Unë kisha për të thënë edhe ndonjë çështje. Për ta përgatitur sa më mirë brezin e ri për jetën, shtrohet detyra që, kur bëjmë teori, kur japim mësim në shkolla, të kemi parasysh të mos largohemi nga terreni dhe, tezat e përgjithshme, t'i lidhim me problemet tona konkrete. Domethënë, formimin e botëkuptimit të mos e shikojmë në mënyrë libreske, por në dinamizmin e zhvillimit të vendit tonë, të bazuar në teorinë marksiste-leniniste.

Kjo nuk është një punë e lehtë, por është baza, prandaj

1. Në atë kohë ministër i Shëndetësisë.
2. Në atë kohë sekretar i Komitetit të Partisë të Rrethit të Fierit.

na del detyrë të bëjmë më shumë përpjekje në këtë drejtim. Po të shpjegohet, të kuptohet e të përvetësohet mirë ideologjia jonë, atëherë do të zhduken shumë paragjykime dhe koncepte idealiste në kokën e disa të rinjve e të rejave, duke filluar nga ato koncepte jo të drejta që shfaqen në prirjen për zgjedhjen e shkollave. Formula të përgjithshme thuhen vazhdimisht, por kur vjen puna konkretisht, vëmë re se ka vajza dhe djem që kërkojnë të ndjekin shkollën e gjuhëve të huaja, të studiojnë për kimi industriale dhe jo për mësuese, agronome etj., se e kanë të vështirë të punojnë në fshat. Bile kështu veprojnë më shumë vajza të kuadrove drejtues. . .

Çështja tjetër që desha të trajtoj ka të bëjë me fëmijët e shtëpisë së fëmijës. Unë mendoj se kthesa kryesore në punën me ta duhet bërë, në radhë të parë, në mentalitetin e njerëzve. Po nuk u bë kjo kthesë, mund t'i ndërrosh sa të duash edukatorët dhe prapë të mos bëhet gjë.

Po cili është mentaliteti i gabuar që duhet luftuar? Ky është mendimi përçmues se fëmijët që dërgohen në këto institucione janë fëmijë «jo të ligjshëm». Pa e zhdukur këtë mendim, asgjë pozitive nuk mund të bëhet në këtë drejtim. Fëmijët që dërgojmë atje janë krijesa të pafajshme, për rritjen e të cilëve duhet të tregohet më shumë kujdes se për fëmijët që rriten pranë prindërve në familje, prandaj atyre duhet t'u krijohen edhe disa kushte të veçanta. Mirëpo për këto shtëpi fëmijësh mendohet pikërisht e kundërta.

Përpara Çlirimit, kur një vajzë lindte një fëmijë jashtë martese, ka ekzistuar mentaliteti që fëmija të vritej. Ne e luftojmë një mentalitet të tillë kriminal. Po pse bie vajza në një gabim si ky? Mund të ketë shumë shkaqe që nuk kam ndër mend t'i numëroj. Sigurisht, ne duhet t'i edukojmë vajzat dhe djemtë tanë të jenë të ndershëm, të shkojnë në çdo drejtim në rrugën e moralit komunist, por e dimë edhe se si zhvillohet jeta. Ka raste që një djalë e gënjen vajzën me premtime jo të sinqerta, ka raste të tjera që gënjehen që të dy. Në të kaluarën ka ndodhur që kur një vajzë arrinte të

bëhej nënë me fëmijë të vogël jashtë martese, i ati e vriste. Sot, në bazë të ligjeve në fuqi, po të veprojë ndonjë kështu, ai futet në burg, ashtu sikurse mund të dënohet edhe një tjetër që bën një krim ose një vjedhje. Por fëmijët e vegjël që lënë ata pas, ç'faj kanë? Ne, si shtet, këtyre u hedhim dorën, i mbrojmë[1], i futim në shtëpitë e fëmijës. Fëmijët e lindur jashtë martese, që mbeten pa nënë dhe pa baba, shteti vërtet i mbron, po disa njerëz me mentalitete prapanike i konsiderojnë ata si fëmijë që s'kanë vlerë. Të tillë njerëz, sot, këtë mund të mos e shprehin hapur, por në realitet kështu e konceptojnë çështjen. Për fëmijën e lindur jashtë martese ata thonë se e ëma ka bërë dashuri dhe, duke qenë se kjo quhet një turp i madh, edhe fëmija që ka lindur konsiderohet si krijesa e turpit dhe, si e tillë, nuk qenka nevoja të tregohet asnjë kujdes për të.

Aksidente të kësaj natyre ngjasin e do të ngjasin në jetë, prandaj Partia duhet të punojë për t'i zhdukur mentalitetet e vjetra që ekzistojnë lidhur me këto çështje dhe të bëjë që prindërit e vajzës të kenë kurajën ta marrin e ta rritin në shtëpi një fëmijë të lindur në të tilla rrethana. Ne duhet të punojmë shumë me prindërit e vajzave, të cilave u ndodh një gjë e tillë, që ata të kujdesen jo vetëm për vajzën e tyre, por edhe për mirërritjen e fëmijës që ajo ka lindur.

Për arsye të mentalitetit të vjetër që ekziston, çështjen e mbrojtjes së fëmijës e kanë marrë vetë në dorë, në radhë të parë, Partia dhe shteti, pse, po të mos ekzistonte mentaliteti që thamë, një vajzë që lind një fëmijë jashtë martese do ta merrte këtë në shtëpi, ajo do të arsyetohej te prindërit e vet për sa i ndodhi, se, pa e njohur mirë, dashuroi një njeri që e gënjeu. Nga ana tjetër edhe prindërit do ta pritnin vajzën në

1. Në vendin tonë është bërë realitet parimi i shprehur në nenin 9 të Kodit të Familjes: «Fëmijët e lindur nga prindër, që nuk janë në lidhje martesore midis tyre, kanë po ato të drejta e detyra si edhe fëmijët e lindur nga prindër të lidhur me martesën midis tyre».

shtëpi, po njëkohësisht do ta këshillonin që në të ardhmen të jetë e vëmendshme, të mos gabojë dhe për fëmijën e lindur të tregojë kujdes ta rritë.

Duke luftuar vazhdimisht mentalitetet e vjetra edhe në këtë drejtim, shoqëria, gradualisht, nuk ka për të komentuar për keq kur të ndodhin ngjarje të tilla. Por nuk është e mundur që këto mentalitete t'i zhdukim përnjëherë me një të rënë të kalemit, prandaj, krahas punës që duhet bërë me djemtë dhe me vajzat për t'i edukuar me parimet e moralit tonë komunist, kur fëmijët lindin jashtë martese, shteti e ka për detyrë t'i marrë ata në mbrojtje dhe të kujdeset që t'i rritë si duhet.

Si mund të thyhet mentaliteti i babait të një vajze, kur ky nuk ia pranon së bijës në shtëpi fëmijën që ka lindur jashtë martese? Ky mentalitet do të thyhet me punë dhe me shembuj konkretë, siç ka vepruar shoku Jashar Menzelxhiu, që, në ditë festash ose edhe në raste të tjera, ka ftuar në familjen e tij nga këta fëmijë për të kaluar një ditë së bashku me fëmijët e vet. Kur babai i vajzës të shikojë që fëmijën që i ka lindur e bija e ka marrë në shtëpinë e vet sekretari i parë ose shokët e tjerë të komitetit të Partisë, s'ka dyshim se mentaliteti i tij i vjetër do të thyhet. Në këtë rast ai me siguri do të thotë: «Kur sekretari i Partisë nipin ose mbesën ma merr në shtëpi të luajë dhe të hajë në një tavolinë me fëmijët e vet, përse të mos e marr atë edhe unë në shtëpi, gjersa ma ka lindur vajza ime?». Por opinioni prapanik, që ekziston akoma i fortë, e pengon vajzën që, edhe kur i ati e pranon atë në familje, t'i kërkojë atij të pranojë bashkë me të në shtëpi edhe fëmijën që ka lindur. Partia duhet të luftojë për ta thyer dhe për ta zhdukur qëndrimin johumanitar ndaj këtyre fëmijëve.

Unë mendoj se është e domosdoshme të caktohen mirë kriteret për kategoritë e fëmijëve që duhen pranuar në shtëpitë e fëmijës dhe njëkohësisht të punohet për të zhdukur mentalitetet e vjetra dhe konsideratat jo të drejta për fëmijë

të lindur jashtë martesës, për të cilët shoqëria duhet të kujdeset shumë më tepër se për gjithë të tjerët.

Në qoftë se kujdesi që tregojnë shteti dhe shoqëria për këta fëmijë kuptohet si një akt me të vërtetë i drejtë, si një veprim i lartë humanitar në kuptimin marksist-leninist, atëherë çdo gjë në shtëpitë e foshnjës dhe të fëmijës do të zgjidhet në rrugë të drejtë, atje do të dërgohen të punojnë si kujdestarë apo edukatorë njerëz nga më të zgjedhurit, me zemër bujare, të ngritur politikisht, edukatoret më të mira të kopshteve e të çerdheve, infermieret më të mira të spitaleve etj. I tillë personel duhet dërguar për të rritur ata që pa të drejtë përbuzen. Duhet të punojmë me ndërgjegje të lartë dhe me tërë kujdesin që këtyre fëmijëve t'u zëvendësojmë në institucionet tona nënën, babanë, familjen dhe ambientin e jashtëm. Si mund të kursejë shteti për mirërritjen e këtyre krijesave, sikur edhe 30 ose 40 edukatore më shumë të duhen? Në qoftë se sot nuk kemi mundësi për një gjë të tillë, mund dhe duhet të kursejmë gjetkë e këta fëmijë të trajtohen më së miri. Po të mos i marrim këto masa, atëherë nuk jemi në vijën e Partisë.

Ju shokë të Ministrisë së Arsimit e të Kulturës dhe të Ministrisë së Shëndetësisë keni përgjegjësi të madhe për mbarëvajtjen e këtyre institucioneve. Më duket se faji juaj është i madh dhe pikërisht duke filluar që te njerëzit që drejtoni ju në dikastere ka ekzistuar dhe ekziston i fortë koncepti i gabuar, sipas të cilit këto institucione konsiderohen *«refugium peccatorum»*. Deri edhe njerëzit që keni pranë i ka munduar mentaliteti i gabuar për këta fëmijë. Nuk mund të nxirret si arsye se kemi vetëm një edukatore për 20 fëmijë, prandaj nuk paska mundësi t'u shërbehet atyre. Po të jetë kështu, na i argumentoni që nevojitet një edukatore për 5 fëmijë.

Rritja dhe edukimi i fëmijëve të kësaj kategorie përbëjnë një problem të rëndësishëm shoqëror. Ne dëshirojmë që fëmijë të tillë të kemi sa më pak dhe për të pasur sa më pak duhet të punojmë, në radhë të parë, politikisht e ideologjikisht, por kjo varet edhe nga zhvillimi ideopolitik e kulturor i nje-

rëzve për t'i evituar këto rreziqe. Megjithatë të tilla raste do të ketë dhe shtëpitë e fëmijës do të ekzistojnë. Prandaj duhet të bëjmë kujdes të posaçëm për mirërritjen dhe për edukimin e këtyre fëmijëve.

*Vepra, vëll. 39, f. 356-361, 363-364, 368-379*

## NËNAT TË NDIHMOHEN ME KUJDES PËR MIRËRRITJEN E FËMIJËVE

*Nga fjala në Konferencën e 17-të të Partisë të rrethit të Tiranës*

**21 dhjetor 1968**

. . . Lufta për shëndetin e mirë të njerëzve tanë nuk duhet matur vetëm me shtimin e numrit të mjekëve, të institucioneve mjekësore, të pajisjeve të tyre me mjete moderne, të cilat kanë, sigurisht, rëndësi shumë të madhe. Të gjitha këto tani te ne janë shtuar e janë perfeksionuar, por duhet akoma më shumë t'ia afrojmë popullit, i cili të shërbehet prej tyre më shpejt dhe më mirë.

Ne duhet të luftojmë edhe në dy drejtime të tjera kryesore: së pari, për përmirësimin e mëtejshëm të ushqimit të popullit, domethënë për ngritjen e nivelit të jetesës së njerëzve tanë; dhe së dyti, për marrjen e masave të mundshme progresive për ta bërë punën kurdoherë e më pak të lodhshme...

Shumë drejtues ndërmarrjesh duhet t'i shtysh me hosten për të ngritur çerdhet e kopshtet, për të ndërtuar për punëtorët mensat, banjat, dushet e të tjera ambiente nga më të nevojshmet.

Shumë kryesi kooperativash, gjithashtu, abuzojnë me heroizmin në punë, me patriotizmin e shkëlqyer të grave dhe të të rejave kooperativiste. Kur vendoset për të ndërtuar një stallë për lopët a për derrat, ata nuk mendojnë fare nga do

të merren uji dhe ushqimi për to. Shokëve drejtues as që u shkon ndër mend të llogaritin se për të rritur, fjala vjen, një mijë derra që ka një kooperativë ose një ndërmarrje bujqësore, sa ushqime duhet të përgatiten dhe sa ujë duhet të sillet nëpër stallat, nuk merret mundimi që transportimi i tyre të mekanizohet, të sillen me qerre, me kuaj, me sulina ose me motopompa, por ky shërbim lihet të kryhet me krahët e grave dhe të vajzave të reja. Nga një anë, pra, bëjmë luftë kundër zakonit të ngarkesës së grave në disa fshatra, nga ana tjetër kooperativat bujqësore i ngarkojnë me punë të rënda dhe shpesh të papërshtatshme gratë dhe vajzat, që nga mëngjesi e deri në orët e vona të mbrëmjes. Ne nuk mund të pretendojmë qysh tani për një mekanizim të madh, të plotë e të gjithanshëm, një kërkesë e tillë nuk do të ishte reale për kushtet tona aktuale, po kur mundësitë ekzistojnë dhe këto i lëmë pa shfrytëzuar, në dëm të shëndetit të njerëzve tanë dhe të prodhimit, ne bëjmë kështu një gabim të pafalshëm. Puna është nder, ajo na forcon shpirtërisht dhe fizikisht, puna na gjallëron dhe na jep jetë, prandaj në këtë prizëm duhet t'i shikojë Partia punën dhe shëndetin e popullit dhe të mos lejojë askërkënd të shmanget nga kjo rrugë e drejtë.

Për të lehtësuar punën e punonjësve në përgjithësi, dhe në veçanti të grave, jo vetëm që duhet të merren masa të përshtatshme, por dëshiroj të theksoj veçanërisht që ndaj grave shtatzëna Partia dhe pushteti duhet të tregojnë kujdes të posaçëm për zbatimin me rreptësi të madhe të të drejtave të ligjshme të kohës para e pas lindjes. Nga raportet që na vijnë nga organet e shëndetësisë, konstatojmë se një përqindje e mirë e vdekjeve të fëmijëve vjen akoma nga lindja para kohe. Kjo ngjet më shumë me fshataret, sepse ngarkohen me punë të rënda në kohën kritike të barrës dhe nuk zbatohet me rreptësi e drejta e lejes. Kjo gjendje duhet të marrë fund menjëherë, sepse e kërkon interesi i lartë i popullit dhe i atdheut.

Duhet të bëhet, gjithashtu, një punë këmbëngulëse politike me gratë për t'i kushtuar kujdes të veçantë rritjes së fëmijës,

që kur lind, dhe, sidomos, deri në moshën 4 vjeç. Me gjithë rritjen e lartë të popullsisë gjatë periudhës së pushtetit popullor, na vijnë raporte se kemi akoma një përqindje jo të ulët vdekjesh, pikërisht në vitet e para të jetës së fëmijëve. Për këtë nënat duhet të ndihmohen me kujdes dhe me durim të madh, si me këshilla mjekësore, ashtu edhe me ndihma konkrete nëpërmjet konsultave, ambulancave, spitaleve, çerdheve, kopshteve, ushqimeve, pa lënë pas dore për asnjë moment këshillat dhe masat e vazhdueshme, profilaktike dhe të kontrollit të dhënies së kësaj ndihme e të zbatimit të saj.

Shëndeti i njerëzve, ruajtja dhe forcimi i tij duhet të na preokupojnë shumë dhe vazhdimisht. Ambientin ku rrojnë njerëzit duhet ta mbajmë të përshtatshëm, të kulturuar për ta. Prandaj duhet të kujdesemi akoma më seriozisht dhe të mos kënaqemi me çka është bërë për higjienizimin e çdo gjëje e të banesave brendapërbrenda në qytete, por sidomos në fshatra. Për higjienizimin e fshatrave duhet të zbatohen me këmbëngulje planet rregulluese, të pyllëzohet fshati, të sistemohet mbrojtja sanitare e ujërave të pijshme, të largohen sa më parë bagëtitë nga banesat, të cilat vazhdimisht, periodikisht të lyhen me gëlqere si brenda, dhe jashtë, kudo ku ka furra kolektive të ndërtohen lavanderitë e banjat publike dhe mjekët të mos lejojnë ndërtim banesash pa parashikuar vendet e përshtatshme higjienike, të cilave sot nuk u jepet asnjë rëndësi, të sistemohen varrezat larg banesave etj., etj.

Me këto masa të domosdoshme të jashtme, brenda në banesa dhe veçanërisht me higjienën personale, ne do të arrijmë të zgjatim më tej jetën e njerëzve, pasi do t'i ruajmë ata me shëndet të mirë dhe do t'ua bëjmë jetën më të gëzuar e më të këndshme.

Të gjitha sa thamë më sipër janë plotësisht të mundshme dhe të realizueshme. Para nesh qëndrojnë shumë probleme të tilla të rëndësishme dhe komplekse sociale me karakter të theksuar ideologjik. I tillë është edhe problemi i fëmijëve.

Desha të tërheq vëmendjen tuaj edhe në punën për edu-

kimin e fëmijëve, pasi ky problem lidhet me thellimin e luftës klasore ideologjike përgjithësisht, në mënyrë të veçantë për edukimin klasor revolucionar të brezit të ri. Problemi i mirërritjes dhe i edukimit të fëmijëve është mjaft i gjerë dhe i ndërlikuar, me karakter ideopolitik, social dhe pedagogjik. Partia dhe Qeveria kanë treguar gjithmonë një kujdes të madh për këtë problem, në sajë të të cilit, si dhe të preokupacionit të të gjithë popullit e të shoqërisë sonë, brezi ynë i ri rritet i shëndetshëm dhe i fortë fizikisht, i pastër moralisht, i zgjuar dhe i vullnetshëm, i kalitur politikisht dhe ideologjikisht, i denjë për ta marrë në duar dhe për ta çuar më tej stafetën ngadhënjimtare të revolucionit tonë.

Por edhe në këtë fushë etapa e thellimit të gjithanshëm të revolucionit tonë socialist shtron vazhdimisht para nesh probleme dhe detyra të reja. Në radhë të parë ato janë me karakter të theksuar ideopolitik, pasi forcimi i edukimit komunist të brezit të ri në frymën klasore revolucionare është një detyrë me rëndësi të madhe historike për Partinë tonë, për shtetin, për gjithë popullin e për gjithë shoqërinë. Por në të njëjtën kohë përparimi i gjithanshëm i vendit tonë në rrugën e socializmit, industrializimi i shpejtë i vendit, kolektivizimi i plotë i bujqësisë, rritja shumë e shpejtë e popullsisë, sidomos e moshave të reja, pjesëmarrja gjithnjë dhe më e gjerë e grave në punë, krijimi i marrëdhënieve të reja socialiste brenda familjes — të gjitha këto procese të vrullshme revolucionare, si dhe të tjera të kësaj natyre, për sa u përket mirërritjes dhe edukimit të fëmijëve, shtrojnë shumë probleme të reja e të ndërlikuara, që, krahas përmbajtjes së tyre ideopolitike, kanë edhe karakter të theksuar social e pedagogjik. Për këtë mjafton të shikojmë se si paraqiten këto probleme në qytetin e Tiranës, ku çdo ditë rriten industria dhe klasa punëtore, shtohet shumë popullsia, sidomos në moshat më të reja, vijnë dhe formohen familje të reja, lindin fenomene e nevoja të reja edhe në jetën shoqërore e familjare.

Në këto kushte është e domosdoshme të merremi të gjithë

më shumë me problemin e mirërritjes dhe të edukimit të fëmijëve, t'i njohim e t'i studiojmë më thellë anët e ndryshme të këtij problemi, rrugët dhe metodat që duhen përdorur për zgjidhjen e tij, shfrytëzimin maksimal dhe zgjerimin e vazhdueshëm të bazës së gjerë materiale që nevojitet në punën me fëmijët. Në kuadrin e organizimit dhe të zhvillimit të studimeve komplekse me karakter social, të cilat përgjithësisht janë akoma prapa, një kujdes i veçantë i duhet kushtuar problemit të fëmijëve. . .

*Vepra, vëll. 39, f. 451-456*

# TI FSHIVE ME FSHESË TË MADHE ZAKONET E VJETRA

*Letër drejtuar shoqes Athina Mile, mësuese në Orosh*

**4 shkurt 1969**

•

E dashur shoqja Athina,

Siç do ta kesh kënduar dhe vetë, edhe unë lexova një shkrim shumë të vlefshëm, me karakter shoqëror të Dritëro Agollit dhe Vangjush Zallëmit në «Zërin e popullit» të datës 22 janar të këtij viti.

Në këtë shkrim bëhej fjalë, në mes të tjerave, edhe për ty, për një ngjarje të shënuar të jetës tënde, për martesën tënde me një mirditor nga Oroshi. Ti je mësuese në Orosh, bashkëshorti yt është kooperativist, ti je nga Përmeti, ai është nga Oroshi, ti je intelektuale, ai është fshatar, ti je nga qyteti, ai është nga fshati.

Mua më gëzon, në radhë të parë, lumturia jote dhe e shokut tënd që, pavarësisht se nuk ju njoh personalisht, ju dua njëlloj si fëmijët e mi, prandaj ju uroj që të dyve një jetë të lumtur, të gëzuar, të kulturuar, plot dashuri dhe plot fëmijë.

Çështja e dytë që më gëzon shumë është se që të dy ju, me prejardhje dhe me gjendje të ndryshme shoqërore, nga dy vende të ndryshme dhe të largëta të atdheut, e kuptoni dhe e zbatoni si duhet vijën e Partisë në lidhje me detyrën ndaj atdheut në punë, në lidhje me ligjet dhe zakonet e shoqërisë sonë të re socialiste, për njohjen e lirë, për dashurinë e pastër e të sinqertë, për bashkëjetesën dhe familjen.

Dikush mund të thotë se ç'gjë të re ka këtu nën qiellin e Shqipërisë, martesa është një gjë e domosdoshme në jetën e njeriut dhe në marrëdhënie të tilla lidhen me qindra e qindra njerëz në ditë. Kjo është e vërtetë. Si rasti yt, natyrisht, ka edhe të tjera, por për fat të keq nuk ndodhin akoma me qindra në ditë, kurse paskëtaj duhet të ngjasin me dhjetëra në ditë, prandaj merr një rëndësi të veçantë shoqërore rasti i martesës tënde. Ti je një vajzë e thjeshtë e popullit dhe mbase të vjen rëndë që unë e bëj shembull një veprim të natyrshëm tëndin. Për këtë të kërkoj ndjesë, por dëshiroj që shembullin tënd të mirë ta ndjekin edhe të tjerë e të tjera. Besoj se ti do të jesh dakord me mua për këtë gjë.

Ti, Athina, je një vajzë përmetare, nga qyteti historik e i bukur i Përmetit, me fshatra të bukura përreth, me ujë e plot blerime, ku lulëzon e piqet qershia më parë se kudo, por, në të njëjtën kohë, ti je në radhë të parë një vajzë shqiptare. E gjithë Shqipëria jonë e mrekullueshme socialiste është atdheu yt. E gjithë Shqipëria me njerëzit e saj trima e bujarë, me natyrën e saj të mahnitshme, me pasuritë e saj të mëdha, të mbitokës dhe të nëntokës, është jotja, janë të tuat, o bijë e popullit! Këtë mrekulli e krijuan në vendin tonë Partia dhe gjaku që derdhi si lumë në beteja legjendare populli yt.

Partia ty të hapi sytë dhe të bëri të shikosh më larg se rrethi i familjes tënde, të shikosh më tej se fshati ose qyteti yt, Partia të hapi horizonte të gjera e pa kufi, të brumosi në zemrën tënde një dashuri të zjarrtë për gjithë tokën amtare, për popullin tënd, të vuri në dispozicion të gjitha mjetet dhe të mësoi, të armatosi për veprime të guximshme revolucionare. Partia të tha: «Shqipëria është jotja, Athina, hidhu, pra, përpara, kontribuo edhe ti që ajo të bëhet çdo ditë e më e begatshme, më e bukur, më e lumtur, krijo lumturinë për njerëzit dhe atje ku do të derdhësh djersën për lumturinë e përgjithshme, atje do të gjesh edhe ti lumturinë tënde».

Ti, Athina, mbarove shkollën dhe nuk u sorollate andej-këtej që të të çonin në Përmet, afër prindërve që ti i do dhe

ata të duan shumë, por, si një ushtare e popullit, me ndjenja dhe me zemër rinore, i the Partisë: «Çomë atje ku është nevoja të shërbej, ku të ketë nevojë atdheu». Dhe Partia të çoi në Orosh, të cilin mundet edhe nuk e dije se ku binte. Por, kur shkove në Mirditë, kur more kontakt dhe u lidhe me atë popull trim, punëtor, besnik, të zgjuar, të atyre vendeve, kur ti u lidhe në shkollë e nëpër familjet e oroshjanëve me kalamanët e tyre dhe u dashurove me ta, kur ti mësove historinë e dhimbshme, vuajtjet dhe luftërat e përgjakshme të fshatarëve mirditorë kundër Gjon Marka Gjonit e bajraktarëve të tjerë, kur ti pe mrekullitë që ka bërë si kudo edhe në këto anë Partia, minierat, fabrikat, fushat e pyjet e lulëzuara, atëherë kuptove edhe më mirë sa e madhe është ideja e Partisë. Kjo të pushtoi ty gjithçka. Për ty, vajzën e re përmetare, Mirdita u bë jotja, ti aty zgjodhe edhe shokun e jetës, atë që dashurove dhe të dashuroi ty, ti krijove kështu familjen tënde të re, në baza të shëndosha, duke flakur tej zakonet e vjetra të mblesërisë, të intrigave e thashethemeve mikroborgjeze, të përçmimit të vjetër të qytetarit ndaj fshatarit, të përçmimit mikroborgjez të intelektualit për njeriun e punës, të nostalgjisë së sëmurë për qytetin dhe pikëpamjet mikroborgjeze për të. Ti i fshive me fshesë të madhe të gjitha këto, harmonizove dhe bashkove në një e të pandarë dashurinë e madhe për atdheun, për njerëzit, për detyrën, me ndjenjat dhe sentimentet e tua.

Këto desha të të thosha ty, e dashur shoqja Athina, kur mora penën të të shkruaj.

Po përse po të shkruaj ty, Athina, dhe nuk po i drejtohem ndonjë të riu që edhe ai ka vepruar kështu si ti? Se për të riun është më lehtë ta bëjë një gjë të tillë, kurse për të renë ka akoma ca vështirësi. Është pikërisht për këtë që unë të mora ty si shembull për të përgjithësuar guximin, trimërinë dhe pjekurinë e vashës sonë të re. Le ta ndjekin të gjithë të rinjtë shembullin tënd.

Po përse është më e vështirë për të renë, sesa për të riun

kjo çështje? Pikërisht nga paragjykimet dhe mbeturinat e botës së vjetër për gruan. 40 vjet më parë, rrallë gjeje ndonjë gjirokastrit o gjirokastrite të martohej me një që nuk ishte nga Gjirokastra dhe shumë pak, për të mos thënë aspak, jepte ose merrte vajzë nga fshati. Në botën e mbyllur familjare sundonte mashkulli, jeta e vajzës, e gruas, drejtohej prej tij, në interesin ekonomik dhe moral të pronës private, të familjes, të sojit (fisit). Gruan atëherë, sipas zakoneve të sheriatit ose të kishës, e ndante burri kur t'i donte qejfi dhe ajo, duke mos pasur punë apo zanat dhe duke qenë e robëruar, nuk kishte tjetër mbështetje veç derës së babës, ku kthehej në një barrë për prindërit dhe njëkohësisht në një shërbyese. Në një gjendje të tillë shoqërore, si prindërit, si vajza (që nuk pyetej) kishin shumë frikë nga të papriturat, nga të panjohurat, nga fatkeqësitë e jetës dhe kujtonin se e zgjidhnin drejt çështjen ose u bënin ballë më mirë këtyre të papriturave duke i lidhur martesat brenda një rrethi të ngushtë e të njohur.

Duke e konsideruar gruan si një krijesë të dobët e pa mbrojtje, u vendos pak nga pak një zakon i tillë që jo vetëm vajza, por edhe djali zor se martohej larg qytetit ose fshatit të tij. Zhvillimi i qytetit, artizanati, tregtia i lëkundën disi këto zakone, por jo shumë. Megjithatë vajzat e qytetit qëndruan atje ku ishin, pse ato qenë të mbyllura, shumë pak prej tyre venin në shkollat që sapo hapeshin dhe për to nuk kishte vend pune jashtë derës së shtëpisë. Kurse në fshatra çështja qëndronte më ndryshe, vajzat e fshatit martoheshin edhe jashtë fshatit të tyre, por kurdoherë edhe kjo bëhej pa pëlqimin e tyre.

Më vonë, me zhvillimin e qyteteve, lindën zakone të reja; meshkujt mbaronin disa shkolla, disa bëheshin nëpunës, të tjerë mësonin zanate ose hapnin dyqane me çirakë, bënin tregti dhe çështja e fshatit për ta u bë më e largët; fshati, i prapambetur nga çdo pikëpamje, ishte për këta qytetarë edhe një objekt shfrytëzimi. Asnjeriu nga qyteti nuk i pëlqente të vente në fshat, pale të jepte dhe të merrte grua ose burrë nga fshati,

me përjashtime shumë të rralla, të shtyra nga interesa ekonomikë.

Natyrisht, pas Çlirimit dhe Luftës Nacionalçlirimtare, çdo gjë ndryshoi. Partia bëri një revolucion të madh në të gjitha këto çështje dhe po e thellon vazhdimisht këtë revolucion. T'i thashë të gjitha këto, e dashura motër Athina, se megjithëkëtë mbeturinat mikroborgjeze që kanë lidhje me këto çështje ekzistojnë akoma dhe na pengojnë. Në vendin tonë ndërtohet socializmi, zhvillohet industria, zhvillohet bujqësia moderne, janë përhapur kudo arsimi dhe kultura socialiste, ka një zhvillim dhe një lëvizje të harmonishme, por të madhe të popullsisë, po afrohet fshati me qytetin nga çdo pikëpamje. Me mijëra punëtorë zbresin nga fshatrat tona në fabrika e miniera, me mijëra janë edhe qytetarët që shkojnë e punojnë në fabrika (dhe jo vetëm në fabrikat e qytetit të tyre), po edhe në kooperativa. Të rinj e të reja si ti, hidhen çdo vit në jetë, kuadro të mësuar kalojnë nga qytetet në fshatra dhe anasjelltas. Mund të merret, pra, me mend, sa anakronike bëhen sot zakonet e vjetra që përmenda më lart, ose mbeturinat e tyre në ndërgjegjen e njerëzve.

Ka shembuj të mirë, shoqja Athina, në këtë drejtim, por ka edhe jo të mirë. Do të të them disa. Ka disa intelektualë qytetesh që u vjen shumë zor të largohen nga qytetet kryesore dhe, kur dërgohen të punojnë në ndonjë qytet të vogël, i varin buzët, pale kur dërgohen në fshat, që nuk u pëlqen fare, dhe në këtë rastin e fundit e ndiejnë veten si të përkohshëm, pra punojnë dhe rrojnë, si i themi ne, mbi gjemba, as që lidhen si duhet me punën, me fshatin, pale të mendojnë pastaj të martohen me vajza fshati. Të tillë njerëz që nuk mendojnë si revolucionarë, mendjen e kanë te qyteti dhe bëjnë çmos të transferohen. Por njerëz me mentalitete të tilla gjen edhe në radhët e disa punëtorëve. Do të të jap shembullin e një grupi punëtorësh dhe inxhinierësh nga Tirana, që u caktuan të punojnë në një fabrikë nga më modernet në rrethin e Gramshit. Ata kanë atje më shumë se dy vjet që punojnë dhe duhet thënë

drejt se nuk punojnë keq, por mendjen e kanë «çarçaf», siç themi ne në Gjirokastër. Me një fjalë nuk janë në rregull, sepse nuk po i çojnë familjet në Gramsh, i lënë në Tiranë, duke shpresuar të kthehen këtu, se u pëlqen kryeqyteti. Ti mundet që nuk e ke parë Gramshin, por po të them unë se ai është bërë një qytet i bukur, me shumë pallate, me rrugë të asfaltuara, me drita neon, me parqe, shkolla, kinema, teatro dhe gjithçka. Të gjithë punonjësve të këtij grupi që të përmenda organet përkatëse ua kanë rezervuar edhe apartamentet për banim, por këto vazhdojnë të qëndrojnë bosh.

Nga vendimi yt guximtar duhet të marrin shembull edhe gratë e këtyre punonjësve. Ti shkove në një fshat malor dhe krijove një familje të re, kurse disa bashkëshorte preferojnë të rrinë më mirë në qytet sesa pranë burrit, i cili, duke qenë afër të dashurve të tij, gruas e fëmijëve, do të ndiejë bashkë me gëzimin e punës edhe ngrohtësinë familjare e do të punojë më mirë në frontin që i është caktuar, atje ku e do interesi i atdheut, i popullit, i socializmit.

Partia duhet të bëjë që punonjësit tanë, si burrat dhe gratë, të cilat janë aq të papërtuara në punë, të kapërcejnë me vendosmëri këto koncepte të vjetra që i çojnë në qëndrime të tilla që janë në kundërshtim me frymën revolucionare që karakterizon jetën e vendit tonë.

Siç e di, shoqja Athina, ka edhe mësuese që nuk i zgjidhin drejt problemet shoqërore, ashtu sikurse ke vepruar ti. Disa mësuese nga Korça, të mira, të zonjat, patriote të flakta, të papërtuara në punë, të gjitha cilësitë e mira i kanë, vetëm për një gjë nuk mendojnë drejt. Ato shfaqën dëshirën të transferoheshin në Korçë, pse kishin shumë vjet në fshatrat e Librazhdit dhe kishin mbetur edhe pa martuar. Po të kishin menduar drejt me kohë, edhe për këtë çështje, ato do të gjenin në fshatrat e Librazhdit sokola, ashtu siç gjete ti aty në Orosh. Vajzat korçare kanë qenë të njohura gjithnjë si vajza punëtore. Por sot ato nuk punojnë më si dikur brenda katër mureve të shtëpisë mbi vegjet e qëndismat e tyre, por në fabrika, uzina

madhështore e kooperativa nga më të lulëzuarat dhe jo vetëm të Korçës. Shumë prej tyre kanë shkuar për të ndihmuar kooperativat bujqësore malore. Edhe këto ditë mora lajmin se mbi 200 prej tyre u nisën nga Korça për të punuar përgjithmonë në Kombinatin e Tekstileve në Berat. Atje ato do të punojnë, atje do të gëzojnë jetën, do të martohen, do të krijojnë familjen dhe lumturinë e tyre. Sa bukur! Kështu do të ngjasë edhe me vajzat heroike të Shkodrës e të rretheve të tjera të atdheut tonë që venë në malësi, mësuese, kooperativiste, infermiere, mjeke, agronome e që shumë prej tyre do të martohen atje me djemtë e fshatit e të malësisë. Kështu bëjnë tash me mijëra të rinj revolucionarë të zjarrtë që u janë qepur kooperativave, që po lidhen ngushtë me jetën e me njerëzit e tyre, me punën, me përparimin e vendit dhe martohen atje ku punojnë me vajzat e fshatit, që janë po aq punëtore, të mira, të zgjuara, të shëndetshme, të bukura nga trupi dhe nga shpirti.

Ja kjo është rruga e Shqipërisë së re për këto çështje. Prandaj unë të mora ty si shembull dhe kisha dëshirë që me këtë rast të të uroj ty dhe shokut tënd me gjithë zemër jetë të lumtur e të gëzuar në familjen tuaj të re dhe në punë.

Të fala shoqërore

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 192-201*

## JU GRATË GJIROKASTRITE, SI GJITHË MOTRAT ANEMBANË SHQIPËRISË, PASTËRTINË E KENI NË GJAK

*Nga fjala në mitingun e qytetit të Gjirokastrës*

**28 maj 1969**

. . . Për pastërtinë brenda shtëpive s'kam ç't'ju them, atë e keni merak vetë, sidomos ju gratë gjirokastrite, që, si gjithë motrat anembanë Shqipërisë, midis shumë meritave të tjera, pastërtinë e keni në gjak. Për këtë Partia ju falënderon, sepse pastërtia, përveç që është një shprehje e kulturës, ka të bëjë, në radhë të parë, me shëndetin e njerëzve, është çështje jete.

Por lidhur me pastërtinë s'duhet kufizuar vetëm brenda katër mureve të shtëpisë. Çdo qytetar e qytetare t'i vërë detyrë vetes për t'i lyer shtëpitë edhe jashtë, për të pyllëzuar kodrat dhe kopshtet e vogla rreth shtëpive, disa prej të cilave, vetëm nga një sy i shpejtë që u hodha, vura re me kënaqësi se janë përmirësuar. Megjithatë brenda qytetit ka akoma bokërima, ku është mirë të mbillen lule të bukura me erë të këndshme, pemë për hije, si edhe pemë frutore, por jo ama çerçeme e lofata, siç mbillnin gjyshërit e baballarët tanë, apo kumbulla si të teto Çinesë dhe të Xhanos. Shumica nga ju jeni të rinj e nuk i keni njohur këto dy gra, por ato që janë të moshuara, i kanë njohur. Kur isha vetë i ri dhe veja të mbushja ujë me gjyma në krojet e Meçites[1], teto Çineja e teto Xhanoja më jepnin nga një grusht kumbulla aguridhe që më dukeshin mjaltë. Ato s'kishin fruta të tjera, se ishin të varfra, po ato që kishin, na i

1. Një nga lagjet e Gjirokastrës.

jepnin ne të vegjëlve që na donin shumë. Tashti kanë ndryshuar kohët, në nivelin e jetesës të njerëzve te ne janë bërë shumë përparime.

Meqenëse fola pak më parë për pastërtinë, dëshiroj të theksoj edhe një herë se për këtë Partia i falënderon gratë gjirokastrite, pa përmendur pastaj që ato shquhen edhe për trimërinë, për vendosmërinë, për shpirtin përparimtar, si dhe për zotësinë e tyre në administrimin e mirë të të ardhurave të familjes.

Gjirokastritët janë kursimtarë dhe të kursesh nuk do të thotë të mbetesh pa ngrënë, por t'i administrosh të ardhurat e t'i shpenzosh me vend. Gjirokastriti jo vetëm për vete kurrë nuk ka kursyer për të ngrënë, por edhe mikun e ka pritur me bujari. Fjalën e kam këtu, që ekonomia duhet të jetë kurdoherë e organizuar në mënyrë të atillë që të hash sot, po të mendosh që të kesh për të ngrënë edhe nesër, të hash çdo ditë e më mirë. Kështu duhet vepruar edhe në administrimin e pasurisë së të gjithë popullit. Partia na mëson ta administrojmë çdo gjë me ekonomi. Po të mos kishin një kujdes të tillë Partia dhe Qeveria, nuk do të bëheshin gjithë këto që u bënë gjatë këtyre 25 vjetëve në Shqipëri. Po kush i ngriti tërë këto vepra madhështore? Djersa, mendja dhe dituria juaj, e të gjithë popullit, pse këto fonde të mëdha në vlera monetare që janë investuar në të katër anët e atdheut, në fushat e ndryshme të ekonomisë e të kulturës, janë djersa juaj, merita juaj, po edhe merita e Partisë që ka ditur t'i akumulojë, t'i investojë dhe t'i shpërndajë me drejtësi të madhe popullore, e frymëzuar nga marksizëm-leninizmi.

Partia përpiqet që njerëzit tanë të jenë të shëndetshëm. Për këtë qëllim duhet që, në radhë të parë, ata të ushqehen mirë, se kështu do të punojnë e do të mësojnë më shumë. Dhe puna e mësimi ata i forcojnë, i kalitin, u sjellin gëzim e lumturi. . .

*Vepra, vëll. 41, f. 194-196*

## ËSHTË E DREJTË DHE E DOBISHME QË TË ZGJIDHEN SA MË SHUMË GRA NË KËSHILLAT POPULLORË

*Nga diskutimi në mbledhjen e Presidiumit të Kuvendit Popullor të RPSH*[1]

**7 qershor 1969**

*Në fillim shoku Enver Hoxha i drejtoi disa pyetje shoqes Drita Dika*[2]*, që merrte pjesë në këtë mbledhje.*

*SHOKU ENVER HOXHA:* Sa shtëpi ka fshati juaj?

*SHOQJA DRITA DIKA:* Ka 290 shtëpi me rreth tre mijë banorë.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Në ndërmarrje bujqësore punojnë?

*SHOQJA DRITA DIKA:* Një pjesë në ndërmarrjen bujqësore, kurse një pjesë punon në ndërmarrje të tjera.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Ku e ke mbaruar shkollën?

*SHOQJA DRITA DIKA:* Në Shkodër.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Përveç arsimtarëve, ka shumë shoqe të tjera në fshat që kanë mbaruar shkollën e mesme?

*SHOQJA DRITA DIKA:* Jo, nuk kemi...

*SHOKU ENVER HOXHA:* Do të preferohej më mirë të flitej thjesht dhe konkretisht në mbledhje, kështu siç folën sot

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raportit të paraqitur për pjesëmarrjen dhe aktivizimin e grave të zgjedhura në këshillat popullorë.

2. Në atë kohë kryetare e këshillit popullor të fshatit Sanxhak të rrethit të Krujës.

këtu shoqet Drita dhe Marika[1], sesa të përdoren fraza të gjata dhe boshe, që mjaft herë dëmtojnë. Kërkimi i fjalëve të zgjedhura i pengon shoqet për të thënë qartë mendimet e tyre të pjekura që lidhen me problemet e popullit. Kur janë në ambientin masiv, ato nuk emocionohen, por punojnë e drejtojnë me shkathtësi, ndërsa kur vijnë te ne, flasin të emocionuara. Kjo shpjegohet, në radhë të parë, me respektin që kanë këto shoqe për Presidiumin e Kuvendit Popullor, por nuk mund të mohohet edhe njëfarë inferioriteti që ndiejnë ndaj nesh, sepse punën e tyre në lagje, në fshat e quajnë të vogël e të thjeshtë përpara punës së shokëve të rrethit, të Presidiumit të Kuvendit Popullor dhe të Komitetit Qendror të Partisë...

Kur vete një kryetare e këshillit popullor te drejtori i ndërmarrjes për të shtruar e për të diskutuar me të probleme të pushtetit, pavarësisht se ai është shok me përgjegjësi, duhet ta dëgjojë atë me respekt e me vëmendje. Këtë gjë është i detyruar ta bëjë, ngaqë kryetarja e këshillit popullor të fshatit vete si përfaqësuese e pushtetit, paraqitet për të ushtruar funksione pushteti, për të parashtruar nevojat e popullit. Drejtorit t'i dridhen këmbët, në qoftë se nuk zbaton vijën e Partisë dhe ligjet e shtetit...

Diskutimet e të dyja shoqeve më pëlqyen, sepse këto folën konkretisht për problemet e bazës. Nga diskutimet e tyre duket se shoqet kanë një preokupim të madh për zgjidhjen e problemeve që u dalin përpara. Përveç kësaj, ne shikojmë me kënaqësi se si një shoqe nga fshati ka arritur të bëhet po aq e zonja sa shoqet e saj nga qyteti dhe, me punën e bërë për emancipimin e për ngritjen e nivelit ideopolitik të vetes, ka zhvilluar aftësitë krijuese për të shmangur metodat e vjetra të punës dhe për të krijuar në vend të tyre metoda të reja. Kështu mendoj se vepron shoqja Drita e rrethit të Krujës, e cila, me sa duket, punon pa u lodhur për të luftuar ngecjen në vend

1. Marika Zhapa, në atë kohë kryetare e Komitetit Ekzekutiv të Këshillit Popullor të Qytetit të Gjirokastrës.

të punëve dhe shabllonizmin në kryerjen e detyrave. Kur ajo e shikon se nuk i ecën një formë pune, e zgjidh detyrën që ka me një formë tjetër. Çështjet kryesore që duhen respektuar rigorozisht janë vija dhe qëllimi. Format që praktikohen mund të ndryshohen në përshtatje me detyrat që dalin. . .

Është e drejtë dhe e dobishme që të zgjidhen sa më shumë shoqe në këshillat popullorë. Kjo duhet bërë jo për sytë e bukur, por për zotësinë, kujdesin, mençurinë, korrektësinë dhe vendosmërinë e tyre. A ka vështirësi për zgjedhjen e grave në organet e pushtetit? Sigurisht që ka, por megjithëkëtë vetë shoqet këshilltare duhet të luftojnë më shumë kundër zakoneve prapanike, duke u mbështetur në vijën e Partisë. Për këtë qëllim ato të ngrihen nga ana politike, ideologjike, arsimore dhe kulturore. Këto detyra shtrohen për të gjitha shoqet që caktohen me detyra në pushtet, qofshin anëtare partie ose jo, me qëllim që të realizojnë vijën leniniste të Partisë për qeverisjen e vendit nga masat e gjera punonjëse. Me këtë mendim që po shpreh nuk dua të them që në këshillat popullorë të mos ketë më burra, por e kam idenë që në këto organe të zgjidhen burra dhe gra. Ne duhet të përpiqemi të tërë që të arrihen një vlerësim më i drejtë i grave, një barazi e ndërgjegjshme, me qëllim që si burri, ashtu edhe gruaja të kuptojnë se janë të barabartë në punë, në shpërblim, në arsim, në veprimtarinë politiko-shoqërore, në familje, në pushim etj.

Në këshillat popullorë duhet të zgjidhen ata që punojnë më mirë në interes të popullit, që janë më të ndershëm e besnikë, që zbatojnë e krijojnë, dhe jo njerëz me një të kaluar të mirë, por që tani i kanë lidhur duart, duke u mbajtur me të kaluarën.

Këshilltarët, në përgjithësi, dhe shoqet këshilltare duhet t'i kuptojnë mirë këto kërkesa. Syrit të tyre të mos i shpëtojë asgjë. Partia i ka armatosur njerëzit ideologjikisht e politikisht dhe i ka besuar secilit detyra të caktuara me qëllim që t'i zbatojë sa më mirë. Këshilltari duhet të çmohet, sepse nga vlerësimi i tij rritet edhe autoriteti shtetëror. Këshilltaret gra duhet

të interesohen vetëm për disa probleme specifike, apo për të tëra detyrat? Ato, kur janë në detyrën e kryetarit të këshillit popullor, duhet t'i kenë sytë kudo: në fushën politike, ekonomike, sociale, kulturore, të mbrojtjes së vendit, të ruajtjes së rendit etj. Natyrisht që këto detyra nuk do t'i bëjnë vetëm këshilltarët, por ata do të ndihmohen nga masat e gjera të punonjësve, nga kuadrot, nga organizatat-bazë të Partisë etj. Pra, rëndësi të madhe kanë kuptimi i problemeve dhe organizimi i punës për zgjidhjen e tyre.

Në organizimin e punës për ndjekjen dhe për zgjidhjen e problemeve, ju shoqe mos mendoni se luan rol forca fizike. Rol luajnë pjekuria, zgjuarsia, metoda e administrimit. Për sa i përket forcës fizike, ata që janë më të fuqishëm, natyrisht, duhet të derdhin më tepër djersë, pra, këtej del se burrat duhet të merren me punët më të rënda. Kjo gjë nuk varet nga fakti nëse do apo nuk do drejtori i ndërmarrjes, por nga ligji i Partisë, sipas të cilit punët e rënda duhet t'i kryejnë burrat. Në qoftë se drejtori i ndërmarrjes nuk e zbaton këtë ligj, t'i kujtohet nga këshilltarja popullore dhe t'i kërkohet zbatimi pa hezitim. . .

*Vepra, vëll. 41, f. 257-264*

# PËR KARAKTERIN IDEOLOGJIK TË THASHETHEMEVE

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit
të KQ të PPSH*[1]

**12 shtator 1969**

...Ashtu si në gjithë punën politiko-ideologjike të përditshme, nga sa shkruhet vazhdimisht në shtyp, si dhe në raportet që na janë paraqitur, del se Partia ndeshet me thashethemet. Dëshiroj tani të them diçka ç'janë këto si shfaqje, ku e kanë burimin, ç'përfaqësojnë dhe ç'synojnë, duke menduar se kjo mund të shërbejë për t'i luftuar[2].

Thashethemet janë karakteristika të mikroborgjezit, kanë, pra, karakter mikroborgjez, janë shfaqje të ideologjisë borgjeze. Ato janë produkt i subjektivizmit dhe s'kanë asgjë të përbashkët me kritikën e shëndoshë realiste dhe konstruktive. Përkundrazi, karakteri i tyre është denigrues, shumë herë shpifës, me qëllim apo pa qëllim qofshin. Të shumtën e herës thashethemet janë të pabazuara dhe rrallë e tek, kur kanë njëfarë baze, ato kthehen prapë në denigruese nga forma si zhvillohen dhe nga vetë gjykimi subjektiv i individit që bën inter-

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raportit të paraqitur nga Presidiumi i Këshillit Qendror të BPSH lidhur me disa probleme të punës së bashkimeve profesionale për edukimin ideopolitik të klasës punëtore.

2. Ky diskutim i shokut Enver Hoxha, si dhe diskutimi i datës 18 tetor 1969, u vunë në themel të punës së Organizatës së BGSH për diskutimin popullor «Mbi disa çështje shoqërore», që u organizua në periudhën janar-qershor 1970 në të gjithë vendin. Ky ishte një ndër aksionet e rëndësishme, një goditje e fuqishme kundër mbeturinave e zakoneve prapanike në marrëdhëniet familjare.

pretimin e një çështjeje që ka njëfarë baze. Edhe në këtë rast, interpretim pas interpretimi nga individë të ndryshëm që përdorin vesin e keq të thashethemeve, këto i kthejnë në shpifje, në denigrim. Kjo është metoda më e ndyrë e mikroborgjezit. Në këtë metodë s'ka asgjë parimore, të shëndoshë. Ajo nuk mund të quhet në asnjë rast një kritikë konstruktive, pse deformon faktet, shpif gjëra të paqena, me qëllim o pa qëllim, bën interpretime të gabuara, të cilat i zhvillon vesh më vesh prapa krahëve dhe në dëm të objektit që vë në shenjë.

Thashethemet nuk kanë kurrë për qëllim korrigjimin e objektit dhe as të kolektivit, përkundrazi, si individin, ashtu edhe kolektivin ato e dëmtojnë rëndë. Ata që e praktikojnë këtë metodë, hiqen si moralistë, pse kurdoherë u japin thashethemeve ngjyrën e një «koncepti moral të lartë», kurse në realitet ai është një koncept amoral, qoftë në formimin e tij në frymën subjektiviste, qoftë në themelet ku bazohet, qoftë në format organizative që përdor dhe në qëllimet që kërkon të arrijë. Ata që i përdorin si metodë me gjoja përmbajtje politike thashethemet (që në fakt mund të zhvillohen në fusha të ndryshme), nuk mund të kenë në vetvete një politikë të shëndoshë, për arsye se njerëzit me pikëpamje të tilla subjektiviste, duke përdorur metodën mikroborgjeze të thashethemeve, nuk mund të jenë kurrë në gjendje të bëjnë një analizë të vërtetë të gjendjes politike duke analizuar faktet reale dhe në mënyrë objektive. Metoda e organizimit të punës së thashethemeve nuk mund të jetë metoda e një analize të shëndoshë politike. Ata që përdorin metodën e thashethemeve, pa u gabuar mund të themi se janë ose oportunistë, ose lajkaxhinj, ose sektarë, ose konservatorë.

Thashethemet, përveç atyre që thashë më lart, shkaktojnë grindje, zënka, mëri, deri edhe vrasje. Ato shkaktojnë një pertubacion në shoqëri, në unitetin e saj të harmonishëm ideopolitik, por janë edhe një formë lufte klasash nga ana e borgjezisë së rrëzuar nga fuqia për t'i krijuar vështirësi diktaturës së proletariatit, për të shqetësuar moralisht dhe në gjërat më

intime njerëzit e shëndoshë të shoqërisë sonë. Duhet kuptuar se një metodë e tillë me përmbajtje e me karakter reaksionar nuk mund të vërë në shenjë për të diskredituar e për të diskriminuar veçse ata që në radhë të parë u bëjnë një luftë të pamëshirshme thashethemeve.

Të luftosh pa mëshirë thashethemet në konceptet dhe në format borgjeze e mikroborgjeze që bëhen, nuk do të thotë të fshehësh gabimet e vërtetuara në çdo lëmë qoftë, politik, ideologjik, moral apo organizativ. Përkundrazi, kritika kundër tyre duhet të bëhet në baza të shëndosha parimore, e faktuar mirë, e hapët, sy më sy ose përpara kolektivit, kur të shihet e nevojshme dhe jo duke bërë supozime. Kritika duhet të karakterizohet në çdo rast nga një qëllim moral, politik, ideologjik, të ketë karakter edukativ për individin ose për kolektivin, të mos ketë kurrë për qëllim ta dërrmojë moralisht të kritikuarin, përkundrazi, të synojë t'ia ngrejë moralin për t'i ndrequr gabimet. Më në fund kritika ndaj njerëzve që bëjnë gabime në jetën private ose atje ku punojnë, nuk duhet të bëhet objekt dominues që të mbulojë, të errësojë dhe të pengojë zgjidhjen e drejtë të problemeve kryesore që preokupojnë Partinë dhe shtetin. Këtë e them se shumë herë në organizatat-bazë të Partisë hapen debate të atilla për kritika njëri-tjetrit në forma që jo vetëm bëjnë të lihen mënjanë problemet kryesore, jo vetëm shqetësojnë organizatën, por ngandonjëherë prishin edhe unitetin e saj.

Disa herë kënaqemi duke thënë se thashethemet «nuk kanë karakter politik». Ky është një vlerësim i gabuar. Ato kanë karakter politik dhe ideologjik, pikërisht se kanë futur grindjen dhe përçarjen në organizatë. Problemi vihet jo të mos kritikohen ata që gabojnë, ata duhet të kritikohen patjetër në format dhe për arsyet që thashë më lart, por ne duhet të ruhemi shumë nga kritikat e bazuara në thashethemet, në kritikat subjektiviste dhe nga qëllimet e tyre dërrmuese dhe joedukative.

Prandaj nga Partia duhet të kuptohet si duhet rrezikshmëria politike, ideologjike dhe organizative e thashethemeve, që

të mund të luftohen dhe duhet të luftohen me ashpërsi. Në qoftë se nuk kuptohet mirë rrezikshmëria e tyre nga komunistët, në qoftë se këta në jetë bien në praktikën e kësaj metode mikroborgjeze, thashethemet do të kalojnë edhe në Parti, e cila pastaj nuk do të jetë dot në gjendje ta luftojë këtë ves të keq në masat. Prandaj të mprehim vigjilencën dhe ta luftojmë këtë ves të keq kur të shfaqet, në radhë të parë në veten tonë, në Parti dhe në masat.

Në përgjithësi me sharje, me thashetheme merren njerëzit pa punë, por nuk janë vetëm këta. Në radhë të parë këtë ves të keq do ta gjejmë tek ata që nuk janë të ngritur politikisht dhe ideologjikisht, që bëjnë një jetë kulturore të zbrazët, që nuk rrojnë dhe nuk luftojnë si duhet së toku me idetë e reja që zhvillojnë Partia dhe masat. Bartës të thashethemeve janë të krimburit me paragjykime prapanike ose ata që nuk shkëputen dot nga mënyra e jetesës dhe nga format arkaike të jetës e nga zakonet e së kaluarës. Por të tillë janë edhe ata që hiqen të modernizuar, por që ky farë modernizimi nuk është veçse një degjenerim i karakterit dhe një stërhollim akoma më i rrezikshëm i thashethemeve.

Kafetë ose kafenetë dhe vizitat te njëri-tjetri në të kaluarën kanë qenë përdorur gjerësisht për thashetheme. «Shkojmë kohën», thoshin, duke kritikuar dhe duke mbajtur nëpër gojë njërin e tjetrin, mbarë e mbrapsht. Një mënyrë e tillë jetese, megjithëse ka pësuar ndryshime të mëdha, vazhdohet akoma. Qahen me të drejtë shokët se janë hapur shumë kafene. Ndonjë urdhër që të hapen shumë kafene nuk është dhënë, prandaj fajin për këtë nuk e ka kush veçse vetë shokët e rretheve, që qahen dhe që i lejojnë. Këtë çështje unë nuk e ngre që të mbyllen të gjitha kafenetë, se kjo nuk do të jetë një masë e drejtë. Kjo çështje nuk duhet parë vetëm nga ana tregtare, por edhe nga ana e nevojës që kanë punonjësit. Që kafeneja të bëhet një vend me të vërtetë çlodhjeje të kulturuar, në radhë të parë kjo varet nga vetë klientët që e frekuentojnë, nga mentaliteti, nga ngritja ideologjike dhe politike e tyre, varet

nga qëllimi që i vënë vetes njerëzit kur shkojnë në kafene. Në qoftë se ndonjë shkon në kafene për të braktisur shtëpinë dhe familjen, në rast se shkon me qëllim që të pijë e të dehet, në rast se shkon për t'u ulur dhe për të marrë nëpër gojë kush hyn e kush del atje ose për të parë kush kalon në rrugë, apo shkon atje për të bërë skandale, atëherë kafeneja kthehet në një vend korrupsioni, në një vend thashethemesh. Kuptohet se fajin në këtë rast nuk e ka ndërtesa e kafenesë, po njerëzit që e frekuentojnë atë. Prandaj as kafene nuk duhet të hapim shumë, por në radhë të parë është e nevojshme të punojmë për edukimin e njerëzve, pse në rast se nuk bëhet kjo që është e para, të tillë njerëz të paedukuar medoemos do t'i zhvillojnë gjetkë veset e tyre të këqija, ata do të invadojnë institucionet tona kulturore që nuk quhen kafene, por që lehtë mund të kthehen në kafenera.

Prandaj kemi shumë për të bërë për edukimin e klasës punëtore dhe të punonjësve. Sa gabim bëjnë ata shokë që në letrat që më dërgojnë më shkruajnë fraza të tilla: «Ligjet e Kanunit të Lekës i groposëm thellë dhe përgjithmonë», «kishat u mbyllën dhe prifti i fundit u zhvesh, influenca e fesë u zhduk» e të tjera fraza të tilla të papjekura. Këta shokë, natyrisht, nuk mendojnë një grimë se është zor të vënë Partinë dhe mua në gjumë me fraza bombastike si ato që përmenda, por këtu, qoftë dhe pa qëllim, ka një tentativë gënjeshtre, mashtrimi ose mosthellimi të situatës politike, ideologjike dhe shoqërore në ato vende ku këta shokë jetojnë dhe punojnë. Rezultatet e mëdha të arritura janë relative në krahasim me ato që duhet të arrijmë dhe që t'i arrijmë ato ne duhet të kapërcejmë akoma shumë pengesa, të cilat zhduken me luftë e me përpjekje dhe jo me fjalë boshe e me mburrje. Ngritja politiko-ideologjike, puna e organizuar mirë dhe thjeshtësia komuniste e karakterit bëjnë që të kapërcehen vështirësitë dhe të arrihen sukseset që dëshirojmë.

*Vepra, vëll. 41, f. 469-475*

# TË DREJTAT DHE LIRITË E GRUAS DHE TË RINISË TË KUPTOHEN THELLË E TË MBROHEN NGA TË GJITHË

*Fjala në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**18 tetor 1969**

Një nga aspektet e shumanshme të demokracisë socialiste, si për burrat, ashtu edhe për gratë, është e drejta e tyre për shfaqjen e mendimeve për çdo problem, jo vetëm të administrimit ekonomik, por sidomos edhe për problemet shoqërore që na interesojnë shumë dhe që po i marrim në studim në disa pika të rendit të ditës të kësaj mbledhjeje.

Vihet re se në jetën ekonomike gratë mund t'u bëjnë kritika edhe burrave, të cilët deri diku i pranojnë. Por në çështjet shoqërore ose në «të drejtat» patriarkale e mikroborgjeze, të fituara brez pas brezi nga traditat, ata jo vetëm nuk i pranojnë, ose i pranojnë me shumë zor, por i luftojnë me shumë mënyra dhe disa herë me më të këqijat, të cilat janë mënyra të vjetra, të trashëguara dhe me frymëzime kapitaliste, borgjeze dhe mikroborgjeze. Këtu, natyrisht, zhvillohet luftë, obstruksion[2], presion dhe ka frenim të demokracisë për gratë e

1. Në këtë mbledhje u diskutua për disa çështje të marrëdhënieve midis të rinjve e të rejave të qyteteve dhe për disa drejtime kryesore të luftës për thellimin e procesit të krijimit të marrëdhënieve të reja martesore.

2. Nga frëngjishtja — pengesë me qëllim.

vajzat dhe në përgjithësi për të rinjtë. Nga ana e këtyre të fundit ka reagim të lejueshëm dhe të ligjshëm.

Kjo shtypje e demokracisë ndaj të rinjve fshihet gjoja prapa vlerës së madhe të eksperiencës së të moshuarve dhe mungesës së eksperiencës së të rinjve e të të rejave. Por mbi këtë të vërtetë nuk duhet kurrsesi të abuzohet. Të gjithë e dimë, dhe është e drejtë të thuhet, se Partia me luftën e saj i dha lirinë gruas, i siguroi barazinë me burrin dhe të gjitha të drejtat si qytetare e barabartë e Republikës Popullore të Shqipërisë. Me ligj kjo është vendosur dhe në praktikë janë bërë përparime të mëdha. Por është arritur vallë plotësisht në praktikë, si në jetën politike dhe ekonomike, ashtu edhe në atë shoqërore, ky objektiv i lartë i Partisë? Duhet ta njohim, për fat të keq, se jo, jemi akoma larg. Kërkohet shumë punë politike e ideologjike prej dhjetëra e dhjetëra vjetësh që të arrihet.

Të mos na gënjehet mendja dhe të mos dehemi nga suksesetsukseset e arritura, të mos i matim sukseset vetëm nga vendosja e parimeve dhe e ligjeve, por edhe nga rezultatet e zbatimit të tyre në praktikë, nga kuptimi i thellë i tyre dhe i ndryshimeve që sjell ky kuptim i drejtë në botëkuptimin e njerëzve. Kjo ka shumë rëndësi. Shkalla e ndryshimeve në botëkuptimet, nga të vjetrat idealiste në ato të rejat materialiste, është ajo që do të sjellë realizimet cilësore që kërkojmë.

Pikërisht ndryshimet në botëkuptimet e njerëzve, nga ato idealiste në ato materialiste, bëhen ngadalë dhe janë mbrapa.

Të mos e harrojmë rrugën që ndoqi dhe që po ndjek Partia për këto probleme të mëdha shoqërore. Duhej luftuar për t'u krijuar personaliteti i gruas. Vetëm me dekrete kjo nuk bëhej. Gruaja dhe vajza duhej ta fitonin personalitetin me punë, me shkollë, me edukatë. Në këtë drejtim ne kemi arritur shumë rezultate të mira materiale dhe morale. Po a u zgjidh definitivisht problemi? Në asnjë mënyrë jo. Ai do të zgjidhet definitivisht në komunizëm. Çdo brez njerëzish do t'i përforcojë më tej realizimet e përgjithshme të shoqërisë, prandaj

çekani i Partisë duhet të rrahë kurdoherë pa pushim mbi këtë problem jetik, shoqëror.

Gratë dhe vajzat, në shumicën dërrmuese, ndjekin tani shkollat dhe punojnë si në fshat, edhe në qytet. Kjo është një fitore e madhe jo vetëm ekonomike, por edhe ideologjike e shoqërore. U thye rezistenca prapanike, patriarkale, që e mbante gruan të mbyllur dhe pa shkollë, por ka akoma zakone e mbeturina që do të zhduken me luftë të vazhdueshme ideopolitike. Pra, duke vënë si strumbullar kuptimin e lartë ideologjik marksist-leninist të zhvillimit të ekonomisë socialiste dhe të pjesëmarrjes absolute të gruas në punë, Partia bëri që plaku, plaka, nusja, e reja të kuptojnë nevojën jetike të punës, të pjesëmarrjes në të dhe kështu u thyen një sërë pengesash, por jo të gjitha. Kjo nuk qe një punë e lehtë. Të mos i harrojmë luftën dhe vështirësitë, pse atëherë nuk do të luftojmë më tej kundër vështirësive të tjera, mbasi ky problem s'ka mbaruar.

Mjaft prindër që punojnë vetë dhe që kanë lejuar, gjithashtu, të punojnë edhe vajzat, edhe nuset, mjaft gra e vajza që kanë dalë në punë, në këtë drejtim kanë bërë të gjithë ndryshime të theksuara në botëkuptimin e tyre. Por akoma ruajnë pikëpamje të gabuara, akoma kanë ferra nëpër këmbë që i pengojnë të ecin me atë ritëm që duhet, ruajnë në ndërgjegjen e tyre paragjykime të vjetra të dëmshme e të rrezikshme, të cilat nganjëherë nuk i kuptojnë, pse janë idealizuar në zemrën dhe në mendjen e tyre, ngandonjëherë i kuptojnë përgjysmë dhe reagojnë dobët, ngandonjëherë e kuptojnë rrezikshmërinë e tyre, por nuk reagojnë, se nuk kanë besim të plotë nëse i mbështet opinioni, ose, pse të mos e themi, mendojnë ngandonjëherë se «Partia nuk i mbështet, pse...» dhe lidhin në mendjen e tyre disa ndodhi që mund të kenë ngjarë kështu ose ashtu.

Por ne mund të dalim me një konkluzion të parë të drejtë: Është arritur një fitore e madhe që gratë dhe vajzat tona dolën në punë, në shkollë, në jetë dhe punojnë e luftojnë njëlloj si burrat, në mos më mirë; gjithçka që kanë fituar dhe

po fitojnë çdo ditë, ato e kanë arritur me punë, me zotësi, me pjekuri politike dhe ideologjike.

Në fabrika, në ara, në shkolla, në pushtet e kudo gratë dhe vajzat punojnë tok me burrat dhe me djemtë, nuk bëhet asnjë dallim midis tyre, mbrohen deri në një të drejtat e tyre. Ato punojnë, realizojnë, kritikojnë e kritikohen pa dallim; sjelljet në punë në mes tyre në përgjithësi janë shumë korrekte. Ky është një sukses shumë i madh, gjë që ka lehtësuar atë situatë që gratë dhe vajzat në shumicën dërrmuese të mos pengohen të venë në punë dhe të ecë përpara me sukses emancipimi i gruas shqiptare.

Mirëpo vendet e punës, ku prodhohen të mirat materiale për njerëzit, ku gra e burra së toku punojnë si një trup i vetëm për socializmin, për jetën e lumtur të tyre dhe të brezave të ardhshëm, shkollat ku të rinjtë dhe të rejat edukohen së toku për të fituar diturinë dhe shkencën e për t'i vënë këto në shërbim të popullit dhe të atdheut, nuk janë vende automatësh. Ato janë në radhë të parë vende nga më të përshtatshmet, ku zhvillohen jeta dhe shoqëria, ku njeriu merr një zhvillim të madh politik, ideologjik, teknik; janë vende ku ai edukohet të drejtojë shtetin, ekonominë, zhvillimin e tij arsimor e kulturor, të krijojë shijet dhe etikën e vet; atje zhvillohen e kaliten prirjet dhe virtytet e tij më të mira si individ dhe si pjesëtar i shoqërisë socialiste.

Njerëzit, burra dhe gra, vajza e djem, në fabrika, në ara, në brigada, në shkolla, në aksione, në zyra, punojnë së toku, bëjnë mbledhje, venë në klubet e tyre, këndojnë, qeshin, bëjnë shaka me njëri-tjetrin, duhen si shokë e si miq të sinqertë, disa edhe dashurohen dhe martohen. Kjo është jeta. Të gjitha këto janë të natyrshme. Asgjë s'ka këtu jashtë natyrës. Këto bëhen dhe duhet medoemos të bëhen në frymën e lartë të moralit proletar. Por ndonjë që hiqet si shumë i zgjuar, mund të ngrihet e të thotë se «ngjasin edhe gjëra që s'i lejon morali proletar». Po, ngjasin, i përgjigjemi ne. Po të thuash të kundërtën, nuk je realist, as marksist dhe kjo do të thotë se as «majën

e veshit» nuk ia ke kuptuar dialektikës materialiste dhe as ndjenjave, pasioneve, brengave, gëzimeve, hidhërimeve, të metave e gabimeve të njerëzve, momenteve të tyre psikologjike, nuk ke kuptuar, gjithashtu, metodat e drejta që, të karakterizuara me plot urtësi, durim e dhembshuri, përdor Partia për të shpëtuar njeriun nga gabimet.

Që të mos e humbas fillin, çështjen e kam këtu: Kjo frymë e re edukimi, kjo jetë e re shoqërore e përbashkët në qendrat e punës e në shkollat, duhet të jetë strumbullari që të frymëzojë gjithë veprimtarinë e njerëzve tanë në kohën tjetër jashtë punës, në shoqëri dhe në familje. Kjo ka shumë rëndësi, sipas mendimit tim. Ky është kyçi i dytë që do të na hapë më mirë portat për të thyer një numër të madh paragjykimesh mikroborgjeze në jetën shoqërore, ashtu siç theu pengesat dhe hapi rrugën e madhe pjesëmarrja e gruas dhe e vajzës në punë e në shkollë. Nuk duhet të ketë dy ose tri lloje mënyrash jetese, duhet të ketë vetëm një, por ja që ka.

Shumë njerëz ndjekin një mënyrë të drejtë jetese, të hapët, të dashur, shoqërore, si atje ku punojnë, ashtu edhe në shoqëri e në familje, nuk ka ndryshime parimore për ta. Ata janë spastruar nga mbeturinat kryesore, megjithëse kjo nuk do të thotë se janë imunizuar. Ata nuk janë liberalë në termin e keq të fjalës, të kuptohemi, ata janë në luftë me thashethemet, nuk i mundon më e kaluara patriarkale e familjes, e farefisit, e opinionit prapanik, nuk i mundon ndonjë gabim që mund të kenë bërë në punë e në jetë, po ecin me guxim përpara në rrugën e Partisë.

Por ka pastaj njerëz të tjerë që në qendrën e punës janë pak a shumë në rregull, kurse me të dalë andej, në shoqëri, tregohen shumë të rezervuar, të mpirë, frikacakë, të druajtur, skeptikë, mizantropë pa dashje, nga zori. Kjo u ngjet edhe disa burrave, por për fat të keq u ngjet më shumë motrave, bijave e grave tona dhe shkaku kryesor është qëndrimi dhe opinioni jo i drejtë i burrave. Këtu e ka burimin kjo ndrydhje e grave në jetën shoqërore jashtë punës dhe në shtëpi, në familje

dhe kundër vullnetit të tyre, pse këtu, sidomos brenda katër mureve të shtëpisë, ndjenjat e burrit, natyrisht, manifestohen më me forcë.

Gruaja në përgjithësi ka fituar besim në çlirimin e saj ekonomik, po ajo nuk ka arritur që politikisht dhe moralisht të ndihet e njëllojtë me burrin në çdo moment dhe në çdo rrethanë, prandaj vuan nga mbeturina e «epërsisë» së burrit dhe ia ka frikën opinionit prapanik, edhe kur është në të drejtën e saj. Nga ana tjetër, gruaja është një krijesë e gëzuar e me zemër të madhe, ajo është shumë më e lidhur me familjen dhe, që të mos i prishë këto lidhje, bën sakrifica parimore në të drejtat dhe në personalitetin e saj, kurse ka burra që abuzojnë në këto rrethana dhe përfitojnë nga këto virtyte të larta të gruas.

Disa burra flasin për «lirinë e gruas» nga zori, por në brendinë e tyre nuk janë plotësisht dakord. Ata s'kanë ç'thonë kur gruaja, vajza apo motra e tyre bën mbledhje në fabrikë, vete në klub, këndon e kërcen atje pa asnjë të keqe me shokët e saj të punës, por, me të dalë nga fabrika, ai e shfaq humorin e tij prapanik, i thotë se «Gratë duhet të vijnë drejt në shtëpi», e pyet: «Ç'ishte ai burrë që të shoqëronte në rrugë?» etj. Lëre pastaj sikur të bëjë shaka e të vejë ndonjë shok pune t'i bëjë vizitë miqësore në shtëpi. Atëherë u bë skandali. Në shtëpi, sipas këtij prapaniku, nuk mund të vijnë veçse kushërinjtë e familjes dhe vetëm gra. Burra të huaj, shokë e miq të punës, pa qenë burri në shtëpi, është diçka amorale, skandaloze për këta konservatorë që flasin me gojë të madhe për «lirinë e gruas», por në fakt janë për «liri të kufizuar», liri të kontrolluar nga burri si në kohën e gjyshit. Sipas tij, garanti i nderit të gruas është vetëm burri dhe jo vetë gruaja.

Vazhdohet të mendohet prej disa burrave (dhe këta nuk janë të paktë, por, të kuptohemi, nuk janë njerëz të këqij, ata kanë lakra në kokë që duhet t'ua qërojmë) se gruaja nuk mund të ketë miq e shokë, të cilët mund t'i venë për vizitë në shtëpi, ta përshëndetin, të shëtitin me të në rrugë, të ulen me të në park. Ç'gjë të keqe ka këtu? Gruaja në shoqërinë e vjetër,

natyrisht, ishte e mbyllur në shtëpi, shumë herë nuk lejohej t'u dilte as kushërinjve të saj, pale miqve të burrit. Tani ndërroi krejtësisht kjo situatë, në fakt duhet të ndërrojnë edhe mendimet e mykura.

Përse burri ka të drejtë të vejë të bëjë vizita ku të dojë dhe kujt të dojë, kurse gruaja jo? Përse burri mund të shëtitë në bulevard me një shoqe pune dhe gruan ta dënojë opinioni pse shëtit me një shokun e saj të punës? Pse dy qëndrime të burrit dhe të opinionit konservator ndaj gruas në fabrikë dhe në shoqëri, jashtë fabrikës? Arsyeja e vetme qëndron në atë se këta i mundon e vjetra. Ata flasin për demokracinë, për të drejtat dhe lirinë e gruas, por nuk i kanë kuptuar thellë dhe drejt këto probleme kaq të mëdha jetike, shoqërore. Disa për këto gjëra, duke mbrojtur të vjetrën, hiqen si moralistë të mëdhenj, si njerëz tepër të ndershëm, por nuk thellohen se janë në bazë të shumë fatkeqësive, të shumë dramave, të shumë padrejtësive. Po të ecte Partia me moralin prapanik të njerëzve të tillë, atëherë gruaja duhej të qëndronte si përpara, skllave, e mbyllur në shtëpi, të rronte si kafshë, pa arsim e kulturë, të kalonte jetën në brenga e hidhërime, të shitej për pesë pare si një berr, të ndahej nga burri e të vritej në bazë të kanuneve të kishës e të sheriatit. Jo, ajo kohë kaloi një herë e përgjithmonë dhe Partia do të luftojë me forcë të madhe kundër mbeturinave të asaj periudhe të llahtarshme.

Disa flasin kundër martesave me ndërmjetës, dënojnë me të drejtë ata prindër që i fejojnë fëmijët në moshë të mitur, ose që marrin pare, flasin kundër shpenzimeve dhe pajave të mëdha. Kjo është vija e Partisë, e cila duhet të kuptohet thellë, të zbatohet me rreptësi, të merren masa kundër atyre që e shkelin dhe të mos e flemë mendjen se këto zakone kaq të këqija morën fund me kaq, ose do të zhduken kaq shpejt. Këto janë plagë shoqërore, vazhdimësia e të cilave paskëtaj mund të mos paraqitet në format e acaruara dhe brutale si më parë, por do të ketë të atillë që do të gjejnë e do të krijojnë mjaft

arsye të paqena për ta lyer helmin me pak sheqer. Dhe ashtu po bëjnë disa.

Vija e Partisë nuk konsiston vetëm në luftën kundër atyre që thashë më lart. Partia e ka përcaktuar vijën marksiste-leniniste të një martese me të vërtetë të shëndoshë, të qëndrueshme, në bazë të njohjes, të pëlqimit të lirë e të hapët të çiftit, të sinqeritetit dhe të një dashurie të pastër e të zjarrtë proletare në mes të të riut dhe të së resë. Kjo krijon bazën e harmonishme të një familjeje të shëndoshë.

Mund të themi se po ecet në këtë rrugë, kemi suksese, por duhet të njohim se kemi edhe pengesa, të cilat vijnë nga botëkuptimet e vjetra te njerëzit. Cilat janë këto pengesa, duhet t'i shohim në sy, t'i gjykojmë dhe jo t'u vijmë rrotull.

Mosbesimi i disa më të moshuarve ndaj të rinjve dhe të rejave në kuptimin e drejtë të dashurisë në dritën e moralit proletar. Ky mosbesim nga ana e tyre, për mendimin tim, nuk ka asnjë bazë të shëndoshë dhe nuk vërtetohet nga jeta e mrekullueshme e me një moral të lartë shembullor e rinisë sonë. Nuk mund të përgjithësohen disa raste vagabondësh, ashtu si nuk mund të përgjithësohen disa raste divorci të të moshuarve; se na flitet për të rinjtë që divorcohen, por na del që divorcohen më shumë nga ata që janë me mjekër.

Frika e madhe, sidomos e disa prindërve, se mos vajzës së tyre i del nami i keq, e dënon opinioni, frikë që e ka burimin në botëkuptimet e vjetra, bën që me fjalë asaj t'i jepet liri, por, në fakt, për vajzën nuk ka liri të njihet dhe të zgjedhë atë që do. Ky është një problem shumë serioz. Në të parë duket sikur gabon po të thuash se prindi nuk ka të drejtë të qederoset, pse në realitet ai ka të drejtë dhe duhet të ketë të drejtë të qederoset, por as në parim dhe as në praktikë prindi nuk ka të drejtë t'i zhdukë lirinë dhe të drejtat vajzës së tij. Vajzën ai duhet ta edukojë me frymën e re për të luftuar në jetë, për të kapërcyer vështirësitë, t'i kuptojë dhe t'ia shpjegojë rreziqet që mund t'i turren në jetë, të jetë me të jo një prind patriarkal, por një prind revolucionar, jo një prind që të ketë frikë dhe

turp mikroborgjez që t'i flasë vajzës ç'është dashuria proletare, bile edhe më parë se ajo të ketë rënë në dashuri me ndonjë djalë që ka njohur. Prindi duhet ta ndihmojë vajzën për kapërcimin e vështirësive të jetës, pse jeta nuk është e shtruar kurdoherë me lule, ta ndihmojë në mënyrë që vajza të shohë te prindi njëkohësisht një shok dhe jo vetëm një qortues dhe një diktator të egër.

Disa thonë se të rinjtë «më parë se të martohen, duhet të njihen». Por të gjithë nuk e kuptojnë njëlloj këtë fjalë me një kuptim të madh. Konservatorët mendojnë se mjafton të njihen nga fytyra dhe kjo mund të bëhet një mëngjes në rrugë o nga penxherja dhe kështu, po u pëlqyen nga «kashta», mund të martohen dhe, më parë se të bëjnë shaka, të dalin shëtitje në rrugë, në ndonjë park, apo të venë në kinema, duhet të fejohen zyrtarisht, domethënë të bëjnë celebrimin, me fjalë të tjera të martohen. Të bukur të njohur! Pak ndryshim ka nga ajo kohë, kur martoheshin «si derri në thes».

Por ekziston edhe ekstremi tjetër, ku hyjnë ata të rinj (që, për fat të mirë, për arsye të punës dhe të edukatës së shëndoshë të familjes, të organizatës së rinisë dhe asaj të Partisë, janë të paktë) që njohjen para martesës e kuptojnë në mënyrë liberale, lisencioze[1], karakteristika këto të degjenerimit borgjez e mikroborgjez. Kësaj Partia, rinia, opinioni duhet t'i shpallin një luftë të paprerë politiko-ideologjike.

Ekziston edhe njohja e vërtetë, e ndershme, proletare, e sinqertë, e çlirët në mes të të riut dhe të së resë. Një njohje e tillë nuk është aspak e domosdoshme të bëhet me qëllime martese. Kjo njohje normale, kjo jetë normale, takimet e hapëta e të përzemërta janë shprehje logjike dhe natyrore e dashurisë në mes njerëzve në shoqëri, janë vazhdimi i asaj dashurie të pastër e të sinqertë të fëminisë, të moshës së mitur, por këtë herë një dashuri akoma më e zjarrtë, pse piqen gjykimet, hapen horizontet e jetës, zgjerohen sferat e bashkëpunimit, ku

1. Nga frëngjishtja — të shthurur.

duhet të forcohen akoma më shumë dashuria dhe uniteti me njëri-tjetrin. Nga një njohje e tillë në jetë e në punë lind edhe ajo dashuri e natyrshme që e çon çiftin në bashkimin e tyre, në martesë.

Mirëpo këtu ngatërrohen punët dhe në këtë drejtim duhet të ndërmarrim një edukim serioz në Parti, në rini dhe në popull që t'i sqarojmë pikëpamjet që do të them më poshtë. Cilat janë këto pikëpamje që duhen sqaruar?

Pikërisht duhet të luftohen ato pikëpamje antimarksiste, borgjeze, lisencioze e poshtëruese për gruan dhe për burrin, sipas të cilave, «gruaja është e destinuar vetëm për krevat dhe burri në jetën e tij nuk ka për objekt tjetër veçse të kërkojë gruan, cilëndo grua, për të shuar epshet e tij seksuale». Ata që kanë pikëpamje të tilla s'janë njerëz, por kafshë, ata nuk mund të kuptojnë ç'do të thotë sentiment, ndjenjë, zemër, ç'do të thotë dashuri e vërtetë që lidh burrin me gruan, nuk mund të kuptojnë lidhjet miqësore në shoqëri të burrave dhe të grave me njëri-tjetrin, nuk mund të kuptojnë zhvillimin normal të jetës dhe të njohjes së të rinjve e të rejave. Ata kudo, në çdo veprim të pastër të burrave e të grave, shohin «dashuri» seksuale jashtë çdo ligji, jashtë çdo norme. Borgjezia ka kaluar në degjenerim, por konservatori ynë patriarkal, mikroborgjez, që ëndërron kohën e kaluar, kur gruan dhe vajzën e mbyllte në kafaz, e rrihte, e shiste, e ndante dhe e vriste, tashti që këto nuk i bën dot (por që në mendjen e tij i quan si kulmin e drejtësisë, të nderit të gruas e të fisit), demokracinë, lirinë dhe të drejtat e gruas i quan shthurje dhe, sipas pikëpamjes së tij, prishje të moralit.

Askush të mos e nënvleftësojë rrezikshmërinë e bartësve të këtyre pikëpamjeve, pse ka edhe nga këta. Ata denigrojnë me thashethemet e tyre, ata frenojnë shoqërinë të ecë përpara.

Shihni! Influenca e kujt është që akoma ka pak martesa në mes të të rinjve e të rejave me ish-fe të ndryshme? Mos e kanë fajin të rinjtë? Jo, në asnjë mënyrë! Shihni! Ka të rinj e të reja që s'martohen me njëri-tjetrin, pse janë nga një fshat,

megjithëse mund të jenë 20 breza larg, në mos dhe më shumë[1]. Mos e kanë fajin për këtë të rinjtë? Jo, në asnjë mënyrë! Partia do t'i mbrojë me të gjitha forcat e saj të rejat dhe të rinjtë dhe të gjithë e dinë se ç'forcë kolosale është Partia. Prandaj faji duhet kërkuar dhe luftuar gjetkë, në ideologjinë reaksionare.

Shihja një ditë disa statistika të divorceve. Ato nuk ishin aspak shqetësuese. Kishte edhe të divorcuar të rinj. Por më të shumtat e divorceve ishin të njerëzve të pjekur. Konservatorët, pra, të mos ia vënë menjëherë fajin papjekurisë, kjo mund të ngjasë, pse mund të mos jenë njohur mirë, ose mund t'u kenë ndodhur aksidente në jetë etj. Asgjë nuk mund të idealizohet. Por në qoftë se familja, shkolla, organizata e rinisë dhe ajo e Partisë nuk i edukojnë jo vetëm të rinjtë, por edhe të moshuarit, në radhë të parë, si të trajtojnë ndjenjat e pastra të të rinjve, t'i kanalizojnë ato në rrugë të drejtë, divorce mund të ketë edhe më shumë.

Ç'ngjet? Të rinjtë dhe të rejat dëshirojnë të zhvillojnë një jetë normale, por që në shëtitjen e parë u ngjitin bishtra, opinioni i fejon, në një kohë kur atyre as që u ka shkuar akoma në mendje një gjë e tillë. Mirëpo kjo është me shumë zarar, pse i riu dhe e reja kanë të drejtë të piqen edhe me shokë e me shoqe të tjera. Opinioni i sëmurë aty i fejon, aty i ndan, sipas qejfit, duke shpifur një mijë gjëra, për vajzën në radhë të parë. Djali cilësohet vagabond, vajza imorale. Këto venë në vesh të prindit, të cilit i ngjallen ndjenjat e vjetra dhe detyron vajzën të mos dalë, e rreh atë dhe i rekomandon edhe burrin e ardhshëm. Këto rrethana e detyrojnë vajzën që, për t'u pjekur me atë që do dhe për t'u ruajtur nga opinioni i sëmurë e nga babai, pjekjen ta bëjë natën, në një vend larg atyre që e njohin, të përdorë shumë stratagjema[2].

---

1. Këtu ka parasysh të dhënat që ishin paraqitur në mbledhjen e Sekretariatit të Komitetit Qendror të Partisë.

2. Nga frëngjishtja — mënyra të tjera, marifete.

Ç'tragjedi i krijohet rinisë nën petkun e njëfarë morali që nuk është yni, nën presionin e një opinioni të sëmurë, të përpunuar nga thashethemet e neveritshme. Nga një anë, Partia dhe pushteti me forma të drejta përpiqen të krijojnë atë ambient të ngrohtë shoqëror pune, ku njerëzit të rrojnë në dashuri dhe në shoqëri, nga ana tjetër, janë gjithë këto mbeturina mikroborgjeze që influencojnë në të kundërtën. Dhe e keqja është se ka edhe komunistë që bien me dashje o pa dashje në këto pozita prapanike. Nga këto pozita prapanike lindin pa asnjë bazë shpifje, thashetheme, skena mërie, zemërimi, xhelozie të pabazuar, divorce, deri edhe krime. Nga pozita të shëndosha partie duhet t'u hapim breshëri zjarri të gjitha këtyre të këqijave që dëmtojnë shoqërinë tonë, që hidhërojnë jetën e lumtur e të gëzuar të të rejave dhe të të rinjve tanë. Të mos i lëmë barërat e këqija të hedhin shtat, po t'i shkulim nga rrënjët.

Do të jetë gabim dhe jorealiste të thuhet se në shoqërinë tonë nuk ngjasin edhe gjëra të papëlqyera, veprime të dënueshme nga ligjet. Të mos mbyllim sytë, dhe ne nuk i mbyllim, para këtyre fenomeneve negative, këtyre plagëve e njollave që ka trashëguar nga e kaluara shoqëria jonë.

Duhet t'i kuptojmë mirë momentet që po kalojmë, të cilat po i analizon orë e çast Partia në të gjitha aspektet dhe përpiqet jo pa sukses t'u japë problemeve zgjidhje të drejtë. Të mos harrojmë se sapo kemi dalë nga një etapë e vështirë, e errët, ku problemet shoqërore kuptoheshin dhe zgjidheshin ndryshe nga sot. Me luftë e me revolucion kaluam etapat shekullore të errësirës feudalo-borgjeze, të fashizmit dhe dolëm në socializëm. Transformime të mëdha janë bërë tani në vendin tonë dhe në njerëzit tanë. Megjithatë faqja e tokës mund të ndërrohet më shpejt, kurse 25 vjet janë pak, bile shumë pak, për të çrrënjosur mbeturinat e mbrapshta të së kaluarës nga ndërgjegjja e krejt njerëzve tanë. Prandaj Partia jonë vazhdon me vrull dhe do ta vazhdojë edhe në të ardhmen e kurdoherë revolucionarizimin e njerëzve dhe të jetës së të gjithë vendit.

Duhet ruajtur vija që solli sukseset që kemi arritur në punë e në jetë nga çdo pikëpamje fetishiste, fataliste ose idealiste, pse nocione të tilla nuk të armatosin kundër vështirësive të jetës dhe të luftës. Jeta nuk ecën si diçka e fjetur dhe ideale, po zhvillohet në mënyrë revolucionare, në luftë me të kundërtat. Lufton e reja që lind, me të vjetrën që vdes e kështu ngjasin vazhdimisht hope cilësore. Ka njerëz që mbërthehen nga e vjetra dhe e quajnë atë «kulmi i përsosmërisë». Mirëpo, duke menduar kështu gabim për disa çështje, ata kanë deziluzione, i adaptohen me zor së resë, më të përparuar, më revolucionare, ose i vihen asaj kundër.

Ligjin e dialektikës, ligjin e revolucionit s'ka forcë në botë që ta shtypë dhe ta zhdukë, ai vepron edhe jashtë vullnetit të njeriut. Partitë marksiste-leniniste këtë ligj e kanë të tyrin, dialektika materialiste është filozofia e tyre.

Situatat u poqën dhe Partia Komuniste e Shqipërisë do të formohej kundër vullnetit të fashizmit, të reaksionit dhe terrorit të tij. Lufta Nacionalçlirimtare do të pëlciste dhe populli do të ngrihej në revolucion, donte apo nuk donte «xha Emrushi», por ky e deshi Luftën Nacionalçlirimtare, rrëmbeu pushkën dhe, nën udhëheqjen e Partisë, luftoi okupatorët dhe Shqipëria u çlirua. Partia e respekton dhe e nderon «xha Emrushin». Por nuk mund të kuptohet liria e Shqipërisë pa lirinë, pa emancipimin e gruas shqiptare, pa ia dhënë asaj *de jure* e *de facto* të gjitha të drejtat. «Xha Emrushi» duhet të jetë konsekuent, duhet të ndjekë revolucionin. Në qoftë se nuk i kupton këto gjëra, Partia të bëjë përpjekje të mëdha që ai t'i kuptojë; në qoftë se nuk është i bindur, ta bindim; në qoftë se nuk bindet, ta neutralizojmë; në qoftë se, më në fund, ai ngre dorën kundër revolucionit, atëherë diktatura e proletariatit e shtyp. Këtë shembull impersonal e solla për të treguar se e reja përparimtare i lufton këta.

Për komunistët, për të rinjtë e të rejat, për gjithë popullin tonë çështja vihet që këtë ligj të dialektikës ta kuptojmë si

vepron në fenomenet e zhvillimit dhe si duhet ta zbatojmë konkretisht në të gjitha shfaqjet e tij në jetë. Gjatë kalimit nga një etapë e shoqërisë në një tjetër, siç ndodhi te ne me ndërtimin e socializmit, me zbatimin e reformave të mëdha, me sukseset e arritura, ne kemi hasur, hasim dhe do të hasim edhe në kontradikta që lindin nga lufta e domosdoshme e klasave, nga lufta e të kundërtave, nga lufta e pikëpamjeve marksiste-leniniste kundër pikëpamjeve idealiste, nga lufta e së resë që lind e rritet, kundër së vjetrës që perëndon dhe vdes.

Komitetet e Partisë dhe gjithë Partia duhet t'u vënë një rëndësi shumë të madhe, edhe më shumë se ç'u kanë vënë deri tani, shpjegimeve konkrete të këtyre ligjeve kapitale të teorisë sonë, të shpjegojnë luftën e të kundërtave, të sqarojnë mirë e me durim problemet e mëdha shoqërore, të mos i trajtojnë ato përciptas dhe në rrugën idealiste e patriarkale, por në rrugën e re të proletariatit dhe të dialektikës materialiste.

Kudo ka filluar studimi sistematik e me kujdes të madh i Historisë së Partisë sonë. Kjo është shumë e mirë. Por studimi i Historisë së Partisë nuk mund të mbarojë në një kohë të shkurtër dhe, kështu si është filluar, ka rrezik të lihet ca mënjanë studimi i veprave të klasikëve të marksizëm-leninizmit dhe i dokumenteve të shumta aktuale të gjera të Partisë sonë që i duhen asaj për luftën e përditshme. Këto dokumente në Historinë e Partisë së Punës të Shqipërisë, natyrisht, janë përmbledhëse dhe vijnë në kapitujt e mëvonshëm. Prandaj duhet bërë kujdes në këtë drejtim që, nën pretekstin se studiohet Historia e Partisë, të mos lihen mënjanë veprat e klasikëve të marksizëm-leninizmit dhe dokumentet e Partisë. Ne duhet të bëjmë përpjekje të mëdha të tërë, që të gjitha këto t'i kuptojmë thellë dhe të mundohemi t'i zbatojmë drejt.

*
* *

Sot nuk kisha në mendje të flisja, sepse kam folur edhe disa herë të tjera për këto probleme, por më shtyu një ngjarje shumë e dhimbshme dhe tragjike që ndodhi muajin e kaluar në Tepelenë. Dy udhëheqës të rinisë, shoku Qazim Shehu, sekretar i parë i komitetit të rinisë dhe anëtar i plenumit të komitetit të Partisë, tjetra Xhevahire Sinaj, anëtare e byrosë së komitetit të rinisë të këtij rrethi dhe përgjegjëse e pionierëve, vranë veten. Kjo është drama.

Përse e vranë veten? Ata lanë një letër për Partinë, plot dashuri, besim dhe besnikëri për të, por nuk duruan dot fjalët e poshtra që ishin hapur për ta në opinion (caktojnë edhe autorët e këtyre shpifjeve), se ata gjoja dashuroheshin me njëri-tjetrin. Ata pohojnë se ishin vetëm shokë pune dhe lufte, se djali do t'ia propozonte këtë shoqe të vëllait të tij që të fejoheshin. Këtë e vërteton edhe letra e gjetur që është shkruar prej tyre. Djali ishte i martuar dhe kishte tre kalamanë, vajza ishte e pamartuar. Një nga shpifësit, Hekuran Aliaj, bile anëtar partie, që ishte fejuar dhe ka lënë njërën pas tjetrës shtatë vajza e më në fund ndau edhe gruan, kishte marrë guximin dhe kishte shkuar deri te sekretari i Komitetit të Partisë të Rrethit të Tepelenës dhe i kishte denoncuar këta dy shokë të rinisë për veprime gjoja amorale, dhe sikur gjoja i kishte parë vetë me sytë e tij. Shoku sekretar e thirri kolegun e tij të rinisë dhe ky i tha se gjithë këto që thuhen janë shpifje të poshtra. Këto ishin fjalët e shokut të rinisë, të cilat vërtetohen plotësisht se ishin të drejta. Mirëpo shpifjet vazhduan e vazhduan, dhe disa shokë të byrosë së komitetit të Partisë, në vend që të merrnin masa kundër shpifësve e t'i shqetësonin këta, morën masa transferimi për dy të rinjtë, të cilët, të bindur te Partia, e pranuan transferimin.

Më vonë plasi drama, të rinjtë e mjeruar humbën perspektivën, i mbuloi dëshpërimi. Duhet theksuar se këta shokë të

rinisë luftuan vetë me vendosmëri kundër shpifjeve, por disa shokë të byrosë së komitetit të Partisë të rrethit që ishin në dijeni, nuk i ndihmuan të dilnin nga kjo situatë shumë e vështirë, përkundrazi, ata dyshonin në ta, bile edhe i gjurmuan, jashtë çdo rregulli e norme partie. Kështu ata zgjodhën rrugën e gabuar, vranë veten, pasi lanë një letër të shkruar nga të dy.

Ja, shokë, një nga format më barbare e më dinake që përdor armiku i klasës për të luftuar Partinë, për të luftuar njerëzit e mirë të saj. Armiku shpifi sa mundi, mbushi botën me thashetheme dhe dy luftëtarë të vendosur të së resë, fëmijë besnikë, që Partia i kishte rritur me kaq kujdes e dashuri, i çoi në vetëvrasje. Dhe këta vrasës të maskuar shëtitin të lirë, mundet që ndonjëri mban akoma teserën e Partisë në xhep. Hekuran Aliaj, shpifësi kryesor, i cili u arrestua tani vonë, pohoi me gojën e tij përpara prokurorit se asgjë s'kishte parë, po kishte shpifur.

Si e trajtuan byroja e Komitetit të Partisë të Rrethit të Tepelenës dhe sekretari i saj këtë problem, si përpara ngjarjes, ashtu edhe pas saj? Meriton shumë të ndalemi dhe të nxjerrim mësime nga kjo ngjarje e dhimbshme. Unë po bazohem në të dhënat e dokumentet që disponojmë. Para ngjarjes byroja e nënvleftësoi këtë ndodhi, ajo është mjaftuar me ç'i ka thënë njëri e tjetri; shpifësit e llafazanët asgjëkundi nuk duket t'i kenë shqetësuar në punën e tyre minuese dhe antiparti që kanë bërë kundër dy udhëheqësve partie dhe rinie të rrethit. Përkundrazi, disa udhëheqës kryesorë të byrosë, pa asnjë fakt, pa asnjë provë, kanë dyshuar deri në fund te shokët e shëndoshë të rinisë.

Më vonë shohim që këta dy të rinj, udhëheqës besnikë e të zotë, transferohen. Ka ndonjë gjë të keqe në transferim? Zakonisht jo, po në këtë rast ka. Këta transferohen se kanë dalë fjalë për ta, pra është gjetur mënyra më e keqe, që, ndërsa thashethemet për kuadrot i lënë të qarkullojnë lirisht, këta dy kuadro i transferojnë, domethënë këta që më parë i dënojnë

politikisht, duke i dhënë indirekt të drejtë opinionit që përpunon armiku i klasës. Të shmangesh që të përballosh me luftë politike të hapët në opinion armikun e klasës, i cili po t'i diskrediton Partinë dhe kuadrot me metoda lufte dinake e dhelparake, luftë që në fakt e bënë me kurajë bolshevike të dy të rinjtë, dhe të marrësh masa të tërthorta, e sidomos kur Partia dhe kuadri sulmohen dhe shpifet kundër tyre pa asnjë arsye dhe bazë, kjo formon faj, është një gabim i madh politik dhe tregon se lufta e klasave jo vetëm nuk bëhet si duhet, por as kuptohet si duhet.

Mirëpo e keqja tjetër qëndron në atë që byroja e Komitetit të Partisë të Rrethit të Tepelenës dhe sekretari i saj arritën të influencoheshin nga opinioni i përpunuar, ata nuk ishin të bindur dhe nuk u besuan shokëve të tyre të rinisë. Ky është konkluzioni që nxjerr unë nga gjithë zhvillimi i ngjarjeve, nga veprimet e shokëve.

Mendoj se shokët e udhëheqjes së rrethit, në rast se do t'u kishin thënë shokëve të rinisë që «Ju s'keni asnjë faj, prandaj t'i përvishemi luftës për t'i dërrmuar këta armiq dinakë», të rinjtë nuk do ta vritnin veten, jo vetëm se ishin të pafajshëm, por edhe sikur ndonjë gabim të kishin bërë, Partia, që i do si fëmijët e vet, ashtu si janë, me të mira e me gabime, ata që bëjnë gabime i shëron, i ndreq, i bën luftëtarë të mirë si dhe të tjerët.

Kur pas pesë ditësh u zbuluan drama dhe kufomat e të dy shokëve tanë të mjeruar, shokët e byrosë së Komitetit të Partisë të Rrethit të Tepelenës, me sekretarin e saj në krye, e humbën gjakftohtësinë, humbën gjykimin e matur e të pjekur komunist dhe ranë në gabime akoma më të rënda. Është e hidhur të thuhet, por është fakt se ata ranë dashur pa dashur në pozitat e armikut të klasës.

Cilat ishin synimet e armikut të klasës në këtë çështje dhe në këto momente të revolucionarizimit të vrullshëm të Partisë dhe të masave? Të diskreditojë Partinë, të diskreditojë rininë, të pengojë revolucionarizimin, të pengojë emancipimin

e gruas, të diskreditojë ata që luftojnë për këto gjëra të shenjta. Ç'donte të thoshte armiku i klasës me këtë rast? «Ja, ç'do të thotë emancipim i gruas, i rinisë! Korrupsion! Dhe kush e udhëheq këtë korrupsion? Partia, rinia!» Kështu foli armiku i klasës për këta dy militantë.

Po shokët e komitetit të Partisë ç'bënë? Si reaguan? Ata me një mendjelehtësi të madhe dhe të habitshme ndihmuan armikun e klasës, i dhanë atij të drejtë, forcuan në mënyrë indirekte pozitat e tij në opinion, pse dënuan në mënyrë tragjike dhe pa të drejtë birin dhe bijën besnike të Partisë që i lindi, i rriti, i bëri luftëtarë të shquar të një çështjeje të madhe. Shokët e Tepelenës këta luftëtarë të vendosur të kësaj kauze të madhe i quajtën «tradhtarë dhe armiq të Partisë e të popullit». Ky cilësim i urryer figuron në dokumentin zyrtar që iu dërgua Komitetit Qendror të Partisë nga byroja e Komitetit të Partisë të Rrethit të Tepelenës.

Por s'mjaftoi me kaq, kufomave të dy të rinjve, të rënë nga plumbat e shkaktuar nga puna e armikut të klasës, në zemrat dhe në dejt e të cilëve disa ditë më parë vlonte një dashuri e zjarrtë për Partinë dhe për popullin, disa shokë të byrosë së komitetit të Partisë të rrethit u futën edhe predhën e fundit «atomike», i mbyllën në dy kashune, i hodhën në një kamion dhe ua çuan prindërve, gruas, motrave e vëllezërve të tyre, ish-partizanë dhe anëtarë partie.

Ah! Jo, shokë të Tepelenës, kjo është e padurueshme, kjo është e dënueshme. Më falni, po në këto momente që flas, jam shumë i emocionuar, pse jam komunist dhe zemra më qan për këta dy shokë të rinisë që humbëm, për shoqen Xhevahire dhe shokun Qazim. Megjithatë, ju siguroj se nuk prirem nga emocionet, por ju ju gjykoj rreptësisht dhe me gjakftohtësinë më të madhe. Unë udhëhiqem nga parimet dhe nga logjika e shëndoshë marksiste-leniniste e Partisë sonë, pse ju konsideroj si shokë, pse jeni komunistë, ju kritikoj rreptë dhe ju këshilloj të mos bini kurrë më në të tilla gabime të rënda. Për të mos rënë në të tilla gabime dhe në çfarëdo lloj gabimi tjetër, të çdo

natyre qoftë, duhen analizuar shkaqet dhe rrethanat e thella që e kanë shkaktuar gabimin dhe jo vetëm ato të sipërfaqshmet. Nuk mjafton, gjithashtu, «të jesh i penduar, ta ndiesh veten sinqerisht se je fajtor» dhe me këtë të mendosh se nuk do të gabosh më.

Për një komunist është, gjithashtu, tmerrësisht e gabuar që, pas një gabimi, atë ta mbulojë dëshpërimi, pesimizmi, saqë disa herë të vejë deri në aktin e marrë, të palejueshëm për kurrkënd, në vetëvrasje. Në vendin tonë socialist, ku udhëheq një Parti marksiste-leniniste kaq e drejtë, kaq e dashur me popullin dhe me njerëzit, kaq e kujdesshme për të zgjidhur me drejtësi, urtësi e kujdes kur duhet, deri edhe problemet më të vogla, duhet të zhduket akti i vetëvrasjes. Ai nuk është një akt që zgjidh gjë drejt, nuk është një akt moral.

Disa që i bëjnë apologjinë këtij akti të dënueshëm, e quajnë «të guximshëm, pse duhet të jesh trim që të vrasësh veten». Jo, nuk është ashtu, në fund të analizës vret veten ai që humbet gjykimin, që humbet perspektivën, që lodhet nga lufta, që e mbulojnë pesimizmi, dëshpërimet etj., që i mungon guximi të vazhdojë luftën. Trim është ai që i përballon situatat e vështira të jetës dhe jo ai që bën një akt të tillë për të shpëtuar nga këto vështirësi. Pra, këtu janë dy gjykime të kundërta, këtu përpiqen dhe janë në luftë pikëpamjet idealiste, fataliste me pikëpamjet materialiste, marksiste-leniniste.

Edhe te komunistët zhvillohet një luftë e pandërprerë në ndërgjegjen e tyre, luftë që udhëhiqet nga ideologjia e Partisë për të çrrënjosur pikëpamjet idealiste o fataliste ose mbeturinat e tyre që ekzistojnë akoma, që manifestohen në shumë raste e në shumë forma, herë të acaruara, herë më pak të acaruara, por që kurdoherë ngrenë veshët te njerëzit e papërgatitur ideologjikisht.

Jo të gjithë ata që vrasin veten janë dhe mund të quhen tradhtarë ose armiq të popullit dhe të Partisë, në rast se nuk vërtetohet që vetëvrasja ka pasur për shkak të vërtetë krimin

e tradhtisë, i cili dënohet nga ligjet e vendosura nga shteti i diktaturës së proletariatit.

Kur Partia thotë se e dënon aktin e vetëvrasjes, këtë ajo e ka kuptuar dhe e ka zbatuar kurdoherë drejt, domethënë nuk është dakord me aktin e vetëvrasjes dhe me pikëpamjet ideologjike që e frymëzojnë dhe e çojnë njeriun në këtë akt.

Partia kurrë nuk e ka cilësuar si tradhti aktin e vetëvrasjes, kur personi që e ka kryer atë nuk ka qenë as tradhtar, as armik.

Shtrohet pyetja: Mos vallë shokët e Tepelenës i ka çuar në gabim termi «vetëvrasjen e dënon Partia» dhe meqë atë e «dënon» Partia, atëherë mund ta quajmë edhe «tradhti», edhe kur humbasim krejt gjakftohtësinë dhe kur viktimat janë krejt të pafajshme?

Jo, ky mendim s'ka baza, këto janë arsye të sipërfaqshme, që mund të përdoren për të fshehur fajin. Shokët e Tepelenës nuk mund t'i ketë çuar në gabim termi «Partia e dënon vetëvrasjen», sepse ata janë udhëheqës partie, kanë eksperiencë partie dhe ekzistojnë shembuj konkretë se si i ka trajtuar Partia këto raste edhe ideologjikisht, edhe në praktikë.

Nga ana tjetër, termat «Mori dënim nga Partia», «Këtë shok e dënoi Partia» janë terma që përdoren në nomenklaturën e Partisë dhe që, në fakt, janë një gamë këshillash morale, edukative dhe shëruese që u jep Partia atyre anëtarëve që gabojnë gjatë punës. Dhe kjo është e natyrshme, dialektike, pse ka nga ata që bëjnë gabime.

Dënimi më i rëndë për një anëtar partie është përjashtimi nga Partia. Por edhe ata që janë përjashtuar ose që përjashtohen nga Partia, nuk janë tradhtarë apo armiq të Partisë dhe të popullit. Bëjnë përjashtim ata që në bazë të fakteve, provave e gjykimeve të drejta të Partisë, janë cilësuar elementë antiparti, tradhtarë të Partisë dhe të popullit. Kategoria e parë e të përjashtuarve kanë qenë njerëz që vazhdimisht kanë pasë përsëritur gabime të ndryshme, për të cilët janë bërë përpjekje të ndreqen, të edukohen, po ka qenë e pamundur, pra-

ndaj edhe nuk e meritonin të militonin në radhët e Partisë. Por prapë dhe prapë e deri në fund Partia kujdeset dhe e ka për detyrë të kujdeset për ta dhe, ashtu si me gjithë njerëzit, edhe me këta, ajo ka korrur rezultate të mira.

Pra, nuk është termi që i ka bërë shokët e Tepelenës të gabojnë. Shokët udhëheqës të organizatës së Partisë të rrethit të Tepelenës dhe mjaft komunistë, me gjithë punën dhe luftën e madhe që zhvillojnë çdo ditë e çdo orë nën udhëheqjen e Partisë, me gjithë sukseset që kanë në punë, me gjithë dashurinë dhe besnikërinë e zjarrtë për Partinë, kanë nevojë të madhe të bëjnë shumë përpjekje për zhvillimin e tyre teorik.

Zhvillimet e mëdha shoqërore që po bëhen me vrull në vendin tonë, udhëhiqen nga disa ligje objektive të dialektikës materialiste, të cilat duhet të njihen dhe të zbatohen sa të jetë e mundur me korrektesë, duke u bazuar në realitetin konkret të vendit. Vetë shoqëria jonë, sipas këtyre ligjeve objektive materialiste, është në zhvillim të madh e të përhershëm nga ana materiale, ekonomike, shoqërore dhe shpirtërore. Të gjitha këto nuk qëndrojnë në vend, lëvizin drejt përmirësimit, drejt përsosjes, me luftë, me revolucion, derisa të ndërtohet shoqëria komuniste, shoqëria pa klasa. Por jemi akoma shumë larg kësaj epoke dhe këtë e kemi shpjeguar edhe herë të tjera.

Por këtu e kam çështjen në atë që shokët e Tepelenës (dhe në këtë drejtim ka edhe shokë të tjerë) nuk i kuptojnë si duhet teorikisht këto zhvillime të mëdha shoqërore, këto rrokullisje revolucionare në shoqëri, në ekonomi, në Parti, në ndërgjegjen e njerëzve që mbështeten në parimet marksiste-leniniste që u kanë mësuar Partia dhe lufta. Tek ata ngjallen doza pak a shumë të theksuara idealiste që e kanë burimin tek e vjetra që përmbyset, te mungesa e perspektivës, të cilën duhet ta hapë thellimi në studimin e teorisë sonë marksiste-leniniste, e kanë burimin te kuptimi i cekët, te kënaqësia dhe idealizimi i asaj që është arritur, por që nuk rri në vend, lëviz dhe duhet ta shtysh përpara e ta ndjekësh me konsekuencë. Më në fund ajo e ka burimin te kuptimi jo i drejtë i ligjeve, i normave mark-

siste-leniniste të Partisë sonë, që janë pasqyrimi dhe shprehja besnike e filozofisë dialektike materialiste, të Partisë që vepron sipas ligjeve dhe normave antiidealiste, të cilat ndjekin këmba-këmbës dhe frymëzojnë këto rrokullisje të mëdha revolucionare.

Në mosthellimin sa duhet në këto probleme teorike ne do të gjejmë shkaqet e të metave dhe të gabimeve tona. Po të bëjmë kujdes më shumë, gabime do të bëjmë edhe më pak, por gabime ne do të bëjmë përsëri dhe këto i ka parashikuar Partia, të mos biem në idealizma. Prandaj, duke bërë analizat e këtyre çështjeve nga ana teorike, ju shokë të Tepelenës do të gjeni shkakun që ju shtyu në gabimin që bëtë. Komiteti i Partisë dhe e gjithë organizata e Partisë e rrethit të Tepelenës duhet të ndalen veçanërisht në luftën kundër sedrës së sëmurë mikroborgjeze, kundër tendencave të rrezikshme të patriarkalizmit prapanik, kundër mbeturinave fetare, që shfaqen në formën e fatalizmit, fetishizmit etj., të luftohen të gjitha mburrjet e veçanërisht ato që frymëzohen nga pikëpamje idealiste, mistiko-fetare ose interesa personalë thjesht mikroborgjezë, të luftohen ndjenjat e sëmura të lokalizmit dhe të familjaritetit, pse ato pjellin ksenofobinë[1]. Jo vetëm që këto probleme duhet të shtrohen publikisht me rastin e analizës që do t'i bëni kësaj ndodhie në Parti, të qortohen, të ndreqen njerëzit dhe të dënohen të pandreqshmit, por këto duhet të studiohen thellë teorikisht nga Partia si probleme të mprehta dhe me rëndësi.

Mendoni, jo vetëm që ata dy shokë të rinj, që vranë veten, ishin krejtësisht të pafajshëm, por në jetën e Partisë sa gabime keni hasur në njerëzit! U ndodh kjo njerëzve, shokë të Tepelenës, po njerëzit ndreqen, shërohen. Partia, vija e saj, logjika e saj ata i ndihmon, i shpëton dhe kjo është në nderin e Partisë dhe të njerëzve.

Me vendimin që morët ndaj këtyre dy të rinjve, ju ishit

1. Urrejtje ndaj çdo gjëje të huaj; këtu ka kuptimin e përçmimit të njerëzve që s'janë nga e njëjta krahinë.

të bindur se «mbronit» Partinë, «mbronit nderin» e Partisë, po vepruat me mentalitetin e mykur të atyre gjyshërve që, për të mbrojtur nderin e fisit, zbatonin kanunin. Por a menduat ju se ç'dëm mund t'u sillet zhvillimit të lirë të gruas në ato krahina, lirisë dhe demokracisë së vërtetë, kuadrove? A nuk menduat ju se nga ky veprim i gabuar juaji do të mbeten gjurma në gratë dhe në vajzat e Tepelenës dhe këto mund të jenë më të ndrydhura për të dalë pa druajtje dhe pa frikë tok me djemtë dhe burrat në ara, në fabrika, në shkolla, në klube e në kinema? A e menduat ju se, pas kësaj që bëtë, do të gjenit aq lehtë si përpara vajza që të bëhen drejtuese të pionierëve, që puna dhe jeta i lidh me djem vazhdimisht, natën dhe ditën, në rrugë e pa rrugë? Jo, ju nuk menduat fare për këto. Përkundrazi, menduat si konservatorë të regjur, por të jeni të sigurt se këto mendime tuajat as Partia, as rinia, as populli përparimtar e liridashës i rrethit të Tepelenës nuk jua pranojnë. Si mendoni ju, do ta ndaloni dashurinë e lirë e të vërtetë, apo do të ktheheni në të vjetrën, në fejesën me shkesë e me duvak? Jo, natyrisht, Partia nuk ndalet, revolucioni nuk ndalet, rrota e tij do t'i shtypë ata që e pengojnë. Populli patriot i Tepelenës është me Partinë, me revolucionin, ai do të ecë përpara akoma më me vrull.

Kuptohet, dhe, si konkluzion, unë nuk jam aspak dakord as me mendimet, as me vendimin e byrosë së Komitetit të Partisë të Rrethit të Tepelenës për këtë çështje. Unë fola këtu duke u bazuar në dokumentet që ekzistojnë në Komitetin Qendror për këtë problem. Vendimi juaj është i padrejtë dhe duhet dënuar rëndë. Të dy të rinjtë duhet të rehabilitohen publikisht, të varrosen si komunistë viktima. Për shpifësit duhet të merren masa të rënda partie dhe ligjore.

Propozoj që të mblidhet Komiteti i Partisë i Rrethit të Tepelenës, të rishqyrtojë fund e krye çështjen, të nxjerrë përgjegjësitë e shokëve, të marrë vendimet e duhura dhe këto t'ia komunikojë Komitetit Qendror.

*Vepra, vëll. 42, f. 27-56*

# VAJZA TË NGRIHET MBI OPINIONIN KONSERVATOR DHE TË MENDOJË SERIOZISHT PËR TË ARDHMEN E SAJ

***Nga biseda me një grup punonjësish të Fabrikës së Llambave Elektrike të Vlorës***

**22 nëntor 1969**

***Pasi i pa llambat e prodhuara për herë të parë në vendin tonë nga punonjësit e kësaj fabrike, shoku Enver Hoxha bisedoi përzemërsisht me përfaqësuesit e kolektivit të saj.***

. . .*SHOKU ENVER HOXHA:* Edhe kjo fabrikë ka rëndësi të madhe për vendin tonë.

Çfarë fakulteti ke mbaruar ti, shoqja Olimbi?

*SHOQJA OLIMBI MYSHKERI:* Kam mbaruar Fakultetin e Shkencave të Natyrës, degën e kimisë industriale.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Ky fakultet nuk është i lehtë, bile është i vështirë, megjithatë gratë e ndjekin shumë. Mund të më thoni si shpjegohet kjo?

*SHOQJA OLIMBI MYSHKERI:* Sepse edhe grave u pëlqen të marrin pjesë në ngritjen dhe në zhvillimin e industrisë sonë socialiste.

*SHOKU ENVER HOXHA:* Kimia është një nga shkencat që të pajis me një horizont të gjerë krijues, është shkencë me perspektivë për studime të thella. Femrat e kanë mendjen të zhvilluar, megjithatë ka burra që i nënvleftësojnë, pse janë konservatorë. Këta mendojnë: «Kush është si burri», «ai i di të gjitha», kurse, sipas tyre, «gratë nuk dinë gjë». Po të thuash

që gruaja kupton disa gjëra, ka burra që përgjigjen me qesëndi: «Po, po, ashtu është, kupton»...

Kurse ti shoqja Olimbi je inxhiniere. Kështu dukesh vajzë e mirë, po shokun e jetës nuk e ke gjetur akoma. Ti je e re dhe duhet të përpiqesh ta zgjedhësh shokun me të cilin do të krijosh një familje të lumtur socialiste.

Për të rejat dhe për të rinjtë tanë rruga tani është hapur nga Partia, pse nën udhëheqjen e saj po luftohet me sukses kundër mbeturinave të botës së vjetër. Natyrisht, për shkak të mbeturinave të trashëguara nga e kaluara, ekzistojnë akoma koncepte jo të drejta në ndërgjegjen e njerëzve. Për shembull, kur flitet për dashurinë, njerëzit skuqen, nuk e kuptojnë që kjo është një kërkesë e natyrshme për njeriun. Marksi ka shkruar shumë për këtë çështje, ai ka sulmuar ashpër mendimet e mykura idealiste të kohës së tij. Sidomos në librin «Familja e shenjtë» ose «Kritika e kritikës kritike», që kanë shkruar kundër filozofëve vëllezër Bauer, dy austriakë idealistë që hiqeshin si teoricienë dhe kritikë, të cilët përçmonin ndjenjat e pastra të njerëzve për dashurinë, Marksi dhe Engelsi u bënë një luftë të ashpër pikëpamjeve të tyre. Në këtë vepër flitet se si Bauerët, me qëllim që ta shkëputnin gruan nga realiteti, e quanin dashurinë si çështje kalamanësh. Duke u nisur nga pozita krejt idealiste, ata donin ta zhvishnin njeriun nga ndjenjat e dashurisë, e paraqitnin dashurinë si një perëndi të egër që quhet «Molloh», e cila jo vetëm të vret shpirtërisht, por të dëmton edhe fizikisht. Kjo «teori» injoron të vërtetën dhe njeriun e shkëput nga të gjitha ndjenjat dhe sentimentet e tij.

Me këtë dua të them se ka akoma shumë mbeturina të trashëguara nga e kaluara, nga të cilat ne duhet të ruhemi. Kjo arrihet duke pasur gjithmonë parasysh mësimet e Partisë. Të thellohemi në këto mësime, dhe në një çështje kaq delikate e intime, siç është dashuria, vajza ose djali të mos jenë të shpejtuar, të ruajnë gjykimin e shëndoshë, pse nga disa hapa të pamatur (dhe gjatë jetës ngjasin lloj-lloj gjërash) shfaqet te meshkujt atavizmi i madh i së kaluarës, ngrihen kuçot e

gjyshit dhe i mbërthejnë. Të gjithë njerëzit që jetojnë në kohën e Partisë, qofshin komunistë ose patriotë të paorganizuar në Parti, duhet t'i kuptojnë drejt këto fenomene shoqërore. Kur vajza dashuron një djalë, prindi, si njeri i pjekur dhe me eksperiencë të gjatë në jetë, duhet të interesohet që djali me të cilin do të lidhet vajza e vet të jetë i mirë dhe i përshtatshëm. Edhe kjo nga ana e vet duhet të dëgjojë me kujdes këshillat e mira të prindërve, por të mos lejojë në asnjë mënyrë që liria dhe dinjiteti i saj si femër të merren nëpër këmbë nga konservatorët dhe prapanikët. Në raste të tilla vajza duhet të ngrihet mbi opinionin konservator dhe të mendojë seriozisht për të ardhmen e saj...

*Vepra, vëll. 42, f. 99, 102-104*

## ZEMRA E PARTISË ËSHTË SHUMË MË E MADHE SE ZEMRA E NJË NËNE

*Fjala në takimin me fëmijët dhe me personelin e shtëpisë së fëmijës «8 Nëntori» të kryeqytetit*

**23 nëntor 1969**

*Në prag të festave të nëntorit, kolektivi i shtëpisë së fëmijës «8 Nëntori» të kryeqytetit dhe ish-nxënës të Strehës Vorfnore i dërguan një letër shokut Enver Hoxha, me të cilën e ftonin për të marrë pjesë në një takim që do të organizonin në Shtëpinë e tyre. Shoku Enver Hoxha ua plotësoi me kënaqësi dëshirën. I pritur me duartrokitje, me brohoritje entuziaste dhe me përqafime të zjarrta të vogëlushëve, Ai u foli me ngrohtësi prindërore të pranishmëve në këtë takim emocionues.*

E dashura shoqja drejtoreshë,

Të dashur fëmijë,

Të dashur shokë dhe shoqe,

Sa shumë jam i gëzuar sonte që ndodhem këtu në mes jush për t'ju sjellë përshëndetjet më të zjarrta të Komitetit Qendror dhe të të gjithë Partisë juve, bijave e bijve nga më të mirët e popullit tonë, që diçka shumë e madhe dhe e dhembshur për njeriun, siç janë prindërit, ju ka munguar. Por ajo diçka e madhe dhe e dhembshur, mungesa e prindërve, ju është zëvendësuar juve me diçka tjetër shumë më të madhe, me kujdesin dhe me dashurinë e mëmës Parti, me kujdesin dhe me dashurinë e zjarrtë të mbarë popullit.

Qysh në fillim të vendosjes së pushtetit popullor, Partia dhe populli, me gjithë mundësitë e pakta që kishin në ato kohë të vështira pas Çlirimit (mbasi siç ju kanë treguar mësuesit tuaj, dëme të jashtëzakonshme në njerëz dhe në pasuri pësuam nga lufta), ju rrethuan ju me dashurinë dhe me kujdesin më të madh. Në ato kushte të mjeruara që trashëguam, populli dhe Partia iu përveshën me të gjitha forcat punës së madhe për rindërtimin e atdheut të rrënuar, por njëkohësisht ata menduan edhe për bijtë e bijat jetime si ju, pa asnjë dallim, cilëtdo që ishin, mjaft që ishin djemtë e vajzat e popullit punonjës, të shtypur e të shfrytëzuar deri në palcë në të kaluarën. Mbështetur në vijën e saj të drejtë, Partia nuk pa nëse ky ose kjo ishin djalë apo vajzë e dëshmorit partizan, e fshatarit ose e punëtorit apo e qytetarit, që kishte vdekur normalisht jo në luftë, ose bir apo bijë e një vajze nga të popullit të mjeruar, së cilës i kishte ndodhur një aksident në jetë. Të gjithë këta Partia i mblodhi pa dallim dhe vendosi t'i rritë e t'i edukojë si bijtë dhe bijat e saj, t'i rritë e t'i edukojë me idealet marksiste-leniniste, t'i bëjë luftëtarë të çështjes së saj të madhe, siç i bëri e siç do t'i bëjë edhe në të ardhmen, ashtu si gjithë të tjerët, edhe ata që do të kalojnë në institucione si ky, njerëz të vlefshëm, shtylla të atdheut tonë socialist.

Në sajë të këtij kujdesi prindëror, nga ky institucion kanë dalë në jetë sa e sa shoqe dhe shokë të shquar, shumë prej të cilëve ndjekin ende shkollat. Djem e vajza të tjera akoma më të vogla vazhdojnë të rriten e të edukohen nëpër befotrofe e shtëpi fëmijësh si kjo juaja, kurdoherë me të njëjtin synim, të përgatiten që nesër edhe ata të japin si të gjitha bijat e bijtë e tjerë të këtij populli heroik, nën udhëheqjen e Partisë, kontributin e tyre të çmueshëm në ndërtimin e shoqërisë sonë socialiste.

Shoh se ju po brohoritni me gjithë shpirt për Partinë tonë të Punës. Është plotësisht e kuptueshme për të gjithë ne kjo dashuri e madhe që shprehni ju për mëmën tonë të madhe. Nënës që më lindi mua asnjë nga ju nuk ia di emrin, kurse emrin

e nënës suaj, emrin e nënës së madhe të të gjithë neve, emrin e Partisë së lavdishme të Punës të Shqipërisë, e di e gjithë bota. Nëna që më lindi mua më donte shumë, ajo donte shumë edhe popullin, por zemra e Partisë është një zemër shumë më e madhe se zemra e një nëne të vetme, ajo është një zemër bujare që kujdeset për të gjithë popullin. Nëna ime vdiq, po Partia nuk vdes, pse ajo mishëron idetë e mëdha të materializmit historik, prandaj s'ka e s'do të ketë mortje kurrë. Vepra e Partisë do të rrojë në shekuj, pse çdo furtunë apo stuhi që do t'i dalë Partisë përpara në rrugën e saj, sado e tmerrshme që të jetë, do të mposhtet, do të thyhet e do të bëhet copë e thërrime përpara forcës së madhe të popullit dhe të Partisë.

Të gjitha sukseset e mëdha të arritura deri sot, që ia kanë ndryshuar faqen Shqipërisë, janë realizuar në sajë të vijës së drejtë të Partisë, që është diçka materiale, e prekshme, konkrete, e lidhur ngushtë me dëshirat e zjarrta të popullit, me mundësitë, me aftësitë krijuese të njerëzve tanë, që ajo di t'i vërë në lëvizje jo jashtë kohës, po brenda saj dhe mbi këtë tokë. Partia di t'i organizojë, t'i kombinojë, t'i drejtojë e t'i sqarojë njerëzit. Me rrezet e zjarrta të dritës së saj, ajo u tregon atyre drejtimin nga duhet të ecin. Varet vetëm nga ne dhe nga askush tjetër që këto që themi të bëhen realitet.

Po të mos ishte e tillë vija e Partisë, masat tona punonjëse nuk do ta ndiqnin dhe nuk do ta zbatonin atë, do ta linin Partinë në rrugë. Por përkundrazi, njerëzit tanë e ndoqën dhe e ndjekin atë me vendosmëri e me besnikëri të madhe, ata lënë kokën për Partinë, sepse ajo është jeta e tyre, jeta e kalamanëve dhe e së ardhmes së atdheut. Prandaj populli shqiptar i thotë Partisë së vet: «Hapna sytë, tregona shtigjet nga duhet të ecim, ç'rrugë të ndjekim, na trego të këqijat që duhet të spastrojmë dhe na sqaro për çdo çështje që s'e kuptojmë. Ka raste, mëma jonë Parti, që ne bijtë e tu bëjmë edhe gabime, po e dimë sa e gjerë, sa e madhe është zemra jote, ajo na i fal gabimet dhe ne ecim drejt përpara, prandaj na trego ç'duhet të bëjmë dhe ne do ta kryejmë gjer në fund çdo porosi tënden, do

të ecim kurdoherë në rrugën ku na udhëheq ti!». Dhe Partia na e ka treguar dhe vazhdimisht na e tregon rrugën nëpër të cilën duhet të kalojmë, prandaj ne po jetojmë në kohën e një transformimi të paparë të atdheut, transformim kolosal material, ekonomik, në drejtim të mirëqenies së njerëzve, njëkohërisht edhe një transformim i gjithanshëm shpirtëror në drejtim të zbukurimit dhe të rritjes së pandërprerë të ndërgjegjes së njeriut tonë të ri.

Për transformimin e pandërprerë të ndërgjegjes së njeriut tregon kujdes të vazhdueshëm Partia, pse ajo e di që, po të arrijë ta pajisë, ta zbukurojë, ta kalitë çdo orë, çdo ditë, çdo muaj e çdo vit njeriun tonë nga pikëpamja e ndërgjegjes me mësimet e marksizëm-leninizmit, domethënë ta bëjë atë që të ushqejë për shokun, për vëllanë, për të afërmin e tij ndjenjat më të pastra, një dashuri të pafund, po të arrijë që ta bëjë atë të jetë kurdoherë i drejtë, i ndershëm, punëtor, i sakrificës dhe i vendosur për të zhdukur në veten e tij çdo njollë të së kaluarës, atëherë çdo detyrë, qoftë kjo edhe jashtëzakonisht e vështirë dhe e ndërlikuar, do të realizohet me sukses të plotë dhe brenda një kohe rekord. Një njeri që brumoset çdo ditë me mësimet e Partisë, me ideologjinë marksiste-leniniste, me ndjenja të pastra, përvetëson me shpejtësi gjithçka të mirë e pozitive, çdo njohuri shkencore apo normë të moralit tonë të lartë komunist, për t'i vënë ato në shërbim të atdheut tonë socialist dhe të mbarë njerëzimit. Kur të arrijmë ta përgatitim plotësisht njeriun tonë me të tilla virtyte të larta, atëherë do të shohim ç'forcë e madhe do të krijohet në këtë vend, ç'male do të rrëzohen e ç'hidrocentrale të fuqishme e fabrika moderne do të ndërtohen me shpejtësi, sa shumë pjellore do të bëhen fushat tona, gjëra këto që tani njeriu as që mund t'i marrë dot me mend.

Po kush do t'i realizojë gjithë këto detyra të mëdha? Njerëzit e Shqipërisë, burrat e gratë, vajzat e djemtë, të rinjtë e të rejat si ju, që edukon, kalit e frymëzon Partia me vijën e saj të drejtë, me luftën e saj të paepur. Prandaj t'i ndjekim me vëmendje të madhe mësimet e Partisë, fëmijë të dashur, të

punojmë me zell çdo ditë, çdo orë dhe minutë, kudo që jemi, të punojmë me zell e me këmbëngulje sidomos për të spastruar nga ndërgjegjja jonë mbeturinat, pse ato na qepen si ferrat që na grisin trupin. Ato na shfaqen neve në një mijë mënyra e në forma nga më të ndryshmet. Bile, edhe kur mendojmë se i kemi zhdukur, disa prej tyre na dalin përsëri në forma që as i parashikojmë dot. Prandaj, që t'i luftojmë ato me sukses, në çfarëdo forme e mënyre dhe në çdo kohë që të paraqiten, duhet t'i kemi sytë vazhdimisht hapur dhe mendjen kurdoherë te Partia dhe tek ideologjia e saj marksiste-leniniste.

Tani dëshiroj të flas pak me ju për disa çështje që mendoj se është e nevojshme të kuptohen drejt nga të gjithë. Të vegjlit mbase nuk do të më kuptojnë dot, por ju, shoqe dhe shokë të mëdhenj që keni kaluar nga ky institucion, kam bindjen se do të më kuptoni drejt. Ka në mes jush që i njohin prindërit e tyre, por ata u kanë vdekur, ka edhe disa që nuk kanë njohur as nënën, as babain dhe kjo është, pa dyshim, një fatkeqësi. Po mos vallë jeni ju fajtorë për këtë? Në asnjë mënyrë jo, thotë Partia. Aq sa është fajtor djali im apo i një tjetri, që i ka babain dhe nënën, aq janë fajtorë edhe ata që nuk i njohin nënën dhe babain e tyre. Prandaj në drejtim të tyre ne duhet ta shqelmojmë me neveri pikëpamjen e vjetër borgjeze dhe përçmuese ndaj fëmijëve të kësaj kategorie. Partia na mëson se këta janë kreatyra njerëzore, janë fëmijë si dhe gjithë të tjerët, po aq të vlefshëm, po aq të ndershëm sa bijat dhe bijtë e atyre që kanë prindër, pa asnjë ndryshim. Prandaj nuk lejohet që ata të shihen dhe të cilësohen ndryshe nga të tjerët. Kjo të jetë e qartë për të gjithë.

Ndokush nga ju që nuk e njeh nënën, nuk është aspak e drejtë të quhet «fryti i krimit», siç e konsideron atë borgjezia, që kalamanëve e njerëzve të tillë u atribuon njëqind tituj të këqij, por ju jeni fryti i një dashurie e pasioni të zjarrtë. Ky pasion i prindërve tuaj të panjohur që ju konceptoi ju, për shumë arsye s'e pati të gjatë. Pasioni, siç duan ta paraqesin idealistët borgjezë, nuk është një perëndi e egër që torturon shpirtrat

e njerëzve dhe gërryen fizikun e tyre, ai është një ndjenjë e pastër njerëzore, që ekuilibron e zbukuron jetën e njerëzve, kalit familjen, çimenton ndjenjat e çiftit që ka vendosur të rrojë së toku.

Në shumë vepra të tij Karl Marksi i ka dërrmuar të gjithë pseudofilozofët borgjezë, veçanërisht vëllezërit Bauer që kërkonin të ndanin njeriun nga ndjenjat e tij të vërteta. Këndej dua të vij tani tek ajo që thashë, te mëma e panjohur e ndonjërit nga ju. Mund të quhet ajo fajtore? I duhet hedhur vallë asaj guri, siç bëjnë borgjezia dhe shoqëria e saj? Në asnjë mënyrë jo! Prandaj, pavarësisht se ndonjëri nga ju nuk e njeh nënën, në zemrën e tij ai duhet të ushqejë dashuri dhe respekt për të, sepse është ajo që e mbajti nëntë muaj në bark, e ushqeu dhe e rriti me gjakun, me mishin, me lotët e brengat e saj, në luftë të përditshme me opinionin reaksionar dhe me ankthin se mos e dënonin apo edhe e vritnin. Një vajzë e tillë që i bëri ballë opinionit dhe që nuk e prishi fëmijën e vet, nuk mund të mos konsiderohet trime e përparimtare. Partia më ka mësuar ta mbroj këtë mëmë dhe jo babain që hodhi gurin e fshehu dorën. Pikërisht mëma e panjohur duhet të gëzojë dashurinë e fëmijës së vet, që në kushte të vështira e ruajti atë me aq kujdes. Por ndonjëri mund të thotë: «E po mirë, po më vonë ajo pse s'më njohu mua?». Ju kërkoj ndjesë për mëmën tuaj të panjohur, po dëshiroj t'ju them se tash ju jeni rritur dhe i kuptoni gjërat: nëna e mjerë e panjohur nuk mundi të përballonte dot më tej opinionin, ajo arriti deri atje sa t'jua ruajë jetën dhe kjo është kryesorja në kushtet e krijuara në vendin tonë pas Çlirimit. Në këto kushte të vështira për veten e saj dhe për fëmijën, asaj i shkoi mendja drejt, mendoi ta sigurojë krijesën e saj duke ua dorëzuar mëmës Parti dhe diktaturës së proletariatit, e bindur se ato do t'ia rritnin me kujdes të madh, me nder e respekt. Dhe mëma nuk u gabua.

Partia, vëllezër dhe motra, vajza dhe djem, vazhdimisht ka luftuar dhe lufton që çdo gjë të kryhet brenda normave të reja të shoqërisë sonë. Por, siç e dimë, kjo shoqëri trashëgon nga e

kaluara shumë njolla. Janë këto që detyruan nënën dhe babain tuaj të panjohur që, pasi mbajtën për një kohë kontakt në mes tyre, më vonë, pas ndodhjes së aksidentit, u ndanë. Shumë faktorë mund të kenë determinuar në këtë ndarje, për ndonjërin pasuria, për ndonjë tjetër thashethemet, për ndonjërin presionet e familjes etj., etj., prandaj t'i njohim dhe t'i kuptojmë drejt këto çështje, sepse vetëm kështu do të luftojmë në rrugë të drejtë në jetë.

Në rrugën e Partisë ne duhet të kuptojmë ç'është dashuria proletare. Kur një djalë i ri o një vajzë e re simpatizohen e më vonë dashurohen, sigurisht shkojnë drejt martesës, prandaj gjatë kësaj kohe ata duhet ta njohin mirë njëri-tjetrin, po, për çimentimin e dashurisë së tyre, me ndjenjat e pasionet duhet të gërshetohet edhe arsyeja. Prandaj shokun e jetës njeriu duhet ta vlerësojë nga shumë pikëpamje, të ketë ndjenja të pastra dashurie për të, ta vlerësojë nga pikëpamja e ndershmërisë, e dashurisë ndaj atdheut, popullit dhe Partisë. Po të gjejnë te njëri-tjetri këto cilësi, vajza dhe djali le të duhen pastaj midis tyre me zjarr e pasion në rrugën e drejtë proletare. Duke gërshetuar logjikën me ndjenjat dhe pasionet, jeta e vajzës dhe e djalit do të jetë e siguruar përjetë në unitet dhe nuk do të na ngjasin aksidente si ato që u kanë ndodhur disa mëmave të mjeruara në të kaluarën.

Ne duhet të luftojmë që ngjarje të tilla të mos na ndodhin më. Por kjo do të arrihet kur të bëjmë përpjekje që të edukohemi drejt, të riedukohemi, të zdrugohemi vazhdimisht me mësimet e Partisë, pse kështu do të shmangim sa të jetë e mundur çdo vit e më shumë të tilla ndodhi të padëshiruara. Sa më shpejt të arrijmë që të mos kemi më befotrofe, aq më mirë do të jetë. Por edhe në rast se ndodh një gabim në konceptimin e jetës së një kalamani në rrugë jo të rregullt, faji i përket burrit e jo gruas dhe ky faj duhet ndrequr kurdoherë në rrugën e ligjit të drejtë proletar.

Siç na mësojnë Partia dhe eksperienca e jetës, njollat e shoqërisë së vjetër nuk mund të zhduken të gjitha përnjë-

herësh, prandaj nuk mund të themi se ngjarje të tilla nuk do të ketë më nesër, pasnesër, pas një viti, pas pesë apo njëzet e pesë vjetësh, por në të ardhmen do të ketë me siguri gjithnjë më pak e kurdoherë shumë më pak dhe faktori kryesor që do të ndihmojë për të arritur aty është edukimi i njerëzve me moralin komunist dhe në veçanti emancipimi i gruas, i cili do të luajë një rol të rëndësishëm edhe në këtë çështje. Hyrja në shkallë të gjerë e vajzave dhe e grave në punë dhe në shkollë do t'i shmangë të tilla ngjarje, sepse gruaja, duke qenë një krijesë më e ndjeshme, më e pjekur, më e logjikshme, është edhe më e matur. Duke e kalitur atë gjithnjë e më shumë në rrugën e Partisë dhe në shkollën e madhe të jetës, ajo do të luftojë më fort për shmangien e gabimeve të kësaj natyre. Emancipimi i gruas, përveç të tjerave, do të luajë një rol kolosal, sidomos në kalitjen dhe në edukimin e njeriut të ri me virtyte të larta.

Për këtë arsye Partia i ka vënë një rëndësi të madhe emancipimit të gruas. Tani duhet që vetë gruaja ta marrë në dorë këtë çështje, pse ajo ka forca të mëdha dhe gjithë shoqëria të mos hezitojë aspak në këtë drejtim, sepse një hezitim, sado i vogël, në zbatimin e drejtë e të plotë të direktivave të Partisë për çështjen e gruas, dëmton shumë.

Ndonjërit mund t'i duket sikur, po t'i lihet gruas në dorë kjo çështje, do të dëmtohet uniteti i familjes, pse gruaja do të dominojë në familje. Kështu arsyetojnë ata burra që duan të ruajnë pushtetin patriarkal. Unë ju siguroj se nuk ka përse të dëmtohet ky unitet, në qoftë se çdo gjë zhvillohet në forma me të vërtetë partie, në rast se midis burrit e gruas diskutimet në familje për çështje shoqërore nuk zhvillohen në platformat e kohëve të kaluara, por në platformën e direktivave aktuale të Partisë. Familja do të forcohet shumë po të veprohet në këtë rrugë. Burri ose gruaja, gjatë diskutimit të një problemi në familje, mund të mos e kuptojnë përnjëherësh arsyetimin e njëri-tjetrit për ndonjë problem dhe kjo ngjet, por pa u zemëruar aspak me njëri-tjetrin, pa hatër të mbetur ndaj njëri-

-tjetrit, duke menduar se të dy janë shokë jete, edhe po s'u morën vesh me një diskutim, çështjes ata mund t'i rikthehen përsëri të nesërmen në një formë tjetër, t'ia gjejnë më mirë fillin, t'i marrin krahët dhe atëherë problemi që i preokupon, ta zëmë për çështjen e vajzës së tyre të rritur, që e ka zgjedhur vetë me dashuri të fejuarin e saj, do të zgjidhet drejt.

Kur vajza rritet, mëma e ka për detyrë dhe duhet ta pyesë atë për të ardhmen e saj, me cilin dëshiron të martohet etj. Në rast se burri reziston, kur ai nuk lejon që vajza e tij të zgjedhë atë që do, gruaja në asnjë mënyrë nuk duhet t'ia pranojë këtë qëndrim, po as burri nuk ka përse të përdorë forcën, siç e përdorte dikur për ta frikësuar ose për ta goditur, pse këto janë metoda të vjetra të dënueshme që s'duhet të kenë vend në shoqërinë tonë socialiste. Megjithatë, kur gruaja e di ç'lakra ka në kokë bashkëshorti i saj, është mirë që mendja e saj të punojë në një mijë e një mënyra për t'ia shkulur ato, derisa t'i zhduken. Dhe është e pamundur që gruaja të mos ia zhdukë, po t'i qëndrojë si duhet burrit të vet. Pas një pune të vazhdueshme, me takt e në rrugë partie, ky do të vihet medoemos në vijë, do t'i japë patjetër të drejtë gruas, do të arsyetojë drejt se me të vërtetë duhet të pyetet vajza, se vetë duhet ta zgjedhë bashkëshortin me të cilin do të martohet ajo dhe jo prindërit.

Shumë nga ju që keni kaluar nga ky institucion, jeni të rritur tashmë dhe e kuptoni jetën më mirë nga të tjerët. Ju jeni militantë të shquar të Partisë, që punoni me zell, trimëri e heroizëm në fabrika, në ushtri, në kantiere, në opera, në ara, nëpër zyra e kudo, që jeta e popullit të bëhet gjithnjë më e bukur, më e lumtur. Por të gjithë e kemi për detyrë dhe duhet të përpiqemi që edhe këtyre pëllumbave e pëllumbeshave të vogla që jetojnë këtu, t'ua bëjmë jetën të lumtur e të gëzuar dhe t'i edukojmë e t'i mësojmë si duhet. Kjo varet shumë nga mësuesit e mësueset dhe nga gjithë personeli tjetër që punon në këtë institucion, tek të cilët këta fëmijë të vegjël, përveç kujdesit të ngrohtë të mëmës së madhe Parti, duhet të shohin

prindërit e tyre. Partia është ajo nënë e madhe që nuk e zëvendëson dot askush, por te mësuesit, mësueset, te kujdestarët e gjithë të tjerët ju fëmijë të dashur duhet të gjeni mëmat e baballarët që disa nga ju s'i kanë njohur. Prandaj është detyrë sa humanitare, aq edhe e domosdoshme që personeli i këtushëm të punojë shumë më mirë se në të gjitha institucionet dhe qendrat e tjera të punës, të kujdeset shumë më mirë se për fëmijët e vet.

Kur në dimër gjyshes i kthehen fëmija nga shkolla në shtëpi, ajo i pret ata me buzë në gaz, i afron për t'u ngrohur e për t'u çlodhur ndanë zjarrit në oxhak mbi poste, hedh në bragaç misra apo gështenja dhe, në pritje derisa ato të valojnë e të ziejnë për t'ua dhënë t'i hanë, u tregon, sipas moshës, ngjarje nga jeta dhe nga historia e popullit, ndonjë përrallë etj., e, kur çlodhen, i vë të përgatitin mësimet. Prandaj, fëmijët i duan jashtëzakonisht shumë gjyshet e tyre në shtëpi, bisedojnë ngrohtë me to, u hapin zemrën për çështjet e tyre më intime, sepse shohin me prova se ato i duan me gjithë shpirt fëmijët.

Një të tillë dashuri të ngrohtë duhet të ushqejnë edhe mësueset dhe edukatoret e shtëpive të fëmijëve dhe të befotrofeve. Dhe të jeni të sigurt se, po të tregohet kujdes, dhimbsuri e dashuri prindërore nga ana e tyre, fëmijët do t'i duan me kokë mësueset, edukatoret dhe gjithë personelin që punon këtu. Përse të mos rregullohen edhe këtu një ose dy dhoma, jo me banka e tavolina si në klasë, po si në shtëpi, po të jetë nevoja edhe me oxhak, në rast se nuk ka mundësi të ngrohen ndryshe, në të cilat fëmijët, pasi të kenë përgatitur mësimet e së nesërmes, të mblidhen dhe aty mësueset t'u këndojnë këngë nga të heronjve të luftës apo të punës, t'u tregojnë ngjarje nga të trimave partizanë ose nga puna e palodhur e popullit tonë etj. dhe t'u bëhet shpirti mal? Në një ambient të tillë të ngrohtë familjar mund t'u jepen edhe ca gështenja apo misra që kuzhinierja ua vë me kohë të ziejnë, recitohen vjersha, mund t'u bihet veglave muzikore nga mësueset apo nga vetë

fëmijët që, sipas prirjeve, mund dhe duhet t'i mësojnë në orët e lira, të tjerë ngrihen të kërcejnë etj. Çdo mbrëmje, pas përgatitjes së mësimeve, nën drejtimin e mësuesve të tyre dhe me rregull, duhet të ziejë shtëpia e fëmijës nga gëzimi e haréja dhe jo vetëm një herë në javë, pasdite të shtunave. Mësueset, po të duan, mund të marrin edhe bashkëshortët e fëmijët për të kaluar pasdarken së toku me ju. Kështu do të jetë më mirë edhe për ta, pse në vend që të merren me dy-tri fëmijë, këtu do të kenë të bëjnë me 200-300. E ku ka më mirë se të kesh 300 fëmijë! Shikoni, kur të vini ndonjëherë bragaçin me gështenja, më thërrisni edhe mua!

Dëshiroj t'ju flas tani edhe për diçka tjetër. Këtu afër kam ministrin e Arsimit, dhe, siç e di edhe ai, ne disa herë i kemi bërë vërejtje Ministrisë së Arsimit për shtëpitë e fëmijëve, prandaj mendoj se duhet të kenë marrë masa. Megjithatë, në qoftë se këto masa janë akoma të pamjaftueshme, duhet të merren masa të tjera plotësuese. Në Byronë Politike të Komitetit Qendror kemi vendosur që në befotrofe dhe në shtëpitë e fëmijëve të caktohen pedagoget më të mira të vendit tonë. Kështu duhet të veprohet edhe për gjithë personelin tjetër që parashikohet në këto institucione. Natyrisht, mëmën ato nuk kanë për ta zëvendësuar dot, po duhet të jenë gra me shpirt, që t'i afrohen shumë asaj.

Tani shteti ynë nuk është më i varfër si përpara, prandaj nuk ka arsye për të kursyer disa fonde të vogla për ju, o vajza e djem të vegjël, për t'ju plotësuar nevojat që keni. S'ka dyshim që të gjithë duhet të luftojmë për kursime, po këto të bëhen gjetkë, atje ku nuk është nevoja për shpenzime të pafrytshme. Te ju nuk ka përse të bëhen kursime të paarsyeshme. Prandaj për ndonjë nevojë që mund t'ju dalë, i thoni drejtoreshës të shkojë në ministri për të bërë kërkesën.

Partia dëshiron që te ju të ketë edhe libra më shumë, pse vura re sikur nuk ka sa duhet, sido që drejtoresha më tha se keni plot. Ashtu qoftë, le të ketë, po unë jam mësuar në shtëpinë time që i kam raftet citë, se jam shumë merak pas librave,

prandaj kam frikë se mos nuk ju japin para për të tilla nevoja. Pra, edhe librat juve duhet t'ju plotësohen medoemos.

Veç kësaj, vajzat dhe djemtë, shoqja drejtoreshë, kur të venë në shkollë, duhet të jenë të veshur më mirë e më pastër nga gjithë fëmijët e tjerë. Këtë nuk e them që fëmijëve tani t'u ngrihet mendja, por e kam çështjen se ndërmjet të rejave dhe të rinjve që ndjekin shkollat, pavarësisht se në shumicën e tyre dërrmuese shpirtin e kanë të bardhë si karta, ka edhe nga ata që i ngacmojnë fëmijët pa prindër, prandaj mos lini shteg që ndonjë i edukuar keq t'u thotë atyre me përçmim: «Hë mo ti, se i shtëpisë së fëmijës je!». Të shtëpisë së fëmijës janë këta, po janë djemtë dhe çupat e Partisë dhe të popullit. Për gjithë të tjerët punojnë një baba dhe një mëmë, kurse për këta punojnë një Parti dhe një popull i tërë.

Morët vesh tani, të dashur fëmijë? Prandaj kam bindjen se do t'i viheni me vullnet të madh mësimit, do të tregoheni kurdoherë të sjellshëm e do të ushqeni vazhdimisht dashuri të zjarrtë për Partinë, për mësuesit, për personelin tjetër që shërben këtu, për shoqet e shokët tuaj dhe, me punë të palodhur e sjellje shembullore, do ta meritoni plotësisht kujdesin e madh që tregojnë Partia dhe populli për ju.

Rroftë Partia!

Rroftë rinia!

Gëzuar festat!

*Vepra, vëll. 42, f. 106-121*

## EMANCIPIMI I GRUAS TE NE U BË ME NJË PËRMBAJTJE KREJT TË RE E TË SHËNDOSHE

*Nga biseda me përfaqësuesit e kolonive shqiptare në vende të huaja*[1]

**9 dhjetor 1969**

...Në Shqipëri, krahas zakoneve shumë të mira e të nderuara, kishte edhe gjëra të këqija, që na kishin lënë trashëgim pushtuesit e huaj dhe që ishin përqafuar me zell sidomos nga tradhtarët vendës. Një nga këto ishte çështja e trajtimit të gruas shqiptare. Ajo më parë nuk gëzonte të drejta si njeri. Jeta për të ishte një skëterrë, pse ishte e shtypur. Pushteti patriarkal në familje, i babait ose i vëllait, shtrihej gjer atje sa vajzat shiteshin me para, nuk përfilleshin aspak dëshirat e tyre për martesë, në disa vende i fejonin që në djep dhe, çka është akoma më keq, mund edhe t'i vritnin pa i dhënë llogari asnjërit.

Lufta Nacionalçlirimtare dhe vendosja e pushtetit popullor krijuan mundësi që gratë shqiptare të ngrihen në vendin që meritojnë. Në këtë luftë, duke përkrahur aktivisht thirrjen e Partisë, femrat shqiptare luftuan si trimëresha. Dhe tash gruaja është me të vërtetë e barabartë me burrin, nga i cili nuk varet

---

1. Shoku Enver Hoxha priti në selinë e Komitetit Qendror të PPSH përfaqësuesit e kolonive shqiptare me banim në SHBA, në Argjentinë, në Turqi, në Francë, në Bullgari, në Rumani e në Australi, që morën pjesë në festimet me rastin e 25-vjetorit të Çlirimit të Atdheut dhe të fitores së revolucionit popullor.

më ekonomikisht, pse u fut në punë. Edhe në vende të tjera ka gra e vajza në punë, por atje puna për femrën është skllavëri, ajo shfrytëzohet, ndërsa te ne punon për vete jo vetëm në kuptimin thjesht personal, por në një kuptim shumë më të gjerë. Ajo është e ndërgjegjshme se kontribuon njëkohësisht edhe për gjithë Shqipërinë. Gruaja shqiptare, që është gjysma e popullsisë së vendit, e ndien se Partia i ka ngarkuar një detyrë shumë të madhe. Tani që gratë marrin pjesë aktive në punë dhe në jetën politike e shoqërore, Partia u ka shtruar detyrën e rëndësishme të ndjekin edhe shkollat dhe, me të vërtetë, të gjitha shkollat 8-vjeçare, të mesme dhe universiteti janë mbushur me vajza e me gra. Sot në tregti, në shëndetësi, në arsim, në kulturë e kudo punojnë gra. Në shumë sektorë të ekonomisë dhe të kulturës ato kanë marrë në dorë drejtimin e institucioneve, të ndërmarrjeve dhe të organizatave shoqërore. Partia po i ndihmon gratë të marrin kudo drejtimin e punëve. Dhe atje ku ka burra me mendime konservatore, që i pengojnë, Partia del në mbrojtje të femrës, me qëllim që ajo të ecë përpara me guxim dhe të zhduken mbeturinat në ndërgjegjen e njerëzve.

Në botën kapitaliste paraja është çdo gjë. Kush ka paranë, ka në dorë fuqinë. Edhe në Shqipëri kështu ka qenë. Në familje vetëm burri pyetej, ai kishte edhe paranë, kuletën, apo jo, Hulo[1]? Për ta çliruar nga varësia ekonomike gruan që futej në punë, Partia i tha të mos ia japë paratë burrit, por t'i bashkojnë dhe të administrojnë së toku buxhetin familjar. Dhe kështu u veprua. Kjo bëri që burri të humbë pushtetin ekonomik mbi gruan. Kuptohet se me këtë masë Partia përpiqej të luftonte mentalitetin e mbizotërimit të burrit ndaj gruas, ajo synonte të godiste pikëpamjet krejt të shtrembra, të vjetra dhe përçmuese ndaj gruas.

Duhet pranuar në mënyrë të ndershme, motra dhe vëllezër, se gruaja është më e drejtë nga ne burrat dhe më shumë eko-

1. Hulusi Kavo, shok i fëmijërisë i shokut Enver Hoxha.

nome. Sa padrejtësisht thoshin më parë që «Gruaja është leshgjatë e mendjeshkurtër»! Koha te ne ka provuar të kundërtën. Kur janë të çliruara, gratë mendjen e kanë top, kokën plot dhe nuk bien aspak më poshtë se burrat për çdo punë. Në luftën kundër zakoneve të egra e prapanike Partia ka për qëllim të mos lidhen më martesa me forcë, pa dashuri të sinqertë dhe me shpërblim, që është një variant i shitjes së femrës, i cili praktikohej nën ndikimin e ligjeve të kishës e të sheriatit, të fesë përgjithësisht. Zakoni fetar i detyronte gratë të rrinin mbyllur brenda katër mureve të shtëpisë dhe të mos dilnin në punë. Më parë burri mund ta ndante gruan me një pusullë në dorë, duke i vënë bohçenë e teshave personale në kokë. Burri nuk e kishte për gjë që sot të dëbonte gruan dhe nesër të merrte një tjetër. Në këtë drejtim ne, të dashura motra, kemi arritur një sukses shumë të madh, që ka një rëndësi të jashtëzakonshme, dhe ky sukses u arrit me një luftë të vështirë e me durim kundër pikëpamjeve të botës së vjetër.

Emancipimi i gruas te ne u bë me një përmbajtje krejt të re e të shëndoshë, që s'është bërë gjetkë. Ju, në vendet ku jetoni, shikoni shumë gra «të lira», që dalin e shëtitin etj., etj., por ato nuk e kanë kurrë shpirtin luftarak dhe ndërgjegjen e lartë të gruas shqiptare, ato nuk e kanë as shpirtin dhe as ndërgjegjen tuaj, që, edhe pse jetoni jashtë atdheut prej një kohe të gjatë, prapë jeni shqiptare, pse gjaku juaj është shqiptar. . .

*ELPINIQI FRASHËRI*[1]*:* Shoku Enver, të them edhe unë dy fjalë.

Në radhë të parë, ju falënderojmë nga zemra për nderin e madh që na bëtë, duke na ftuar përsëri në atdheun tonë të dashur; mandej ju falënderojmë për të gjitha këto gjëra të më-

1. Me dekret të Presidiumit të Kuvendit Popullor të RPSSH, Elpiniqi Frashërit i është dhënë Urdhri për Veprimtari Patriotike i Klasit të Dytë me motivacionin: «Për veprimtari të palodhur patriotike për ruajtjen dhe rrënjosjen e dashurisë për atdheun midis shqiptarëve në emigracion».

dha dhe madhështore që janë ndërtuar këtu, të cilat, po të mos i shikonim me sy, nuk do t'i besonim...

Habitem që gruaja shqiptare ka arritur gjer në këtë shkallë zhvillimi që shohim. Më parë numëroheshin me gisht ato gra që merrnin pjesë në punë, kurse sot shikojmë gratë të jenë mjeke e inxhiniere, ato marrin pjesë në çdo hap të jetës, prandaj na mbushet zemra me krenari për ato që ka arritur gruaja shqiptare. Dhe ajo që më bëri përshtypje të madhe është modestia e shquar e tyre. I pashë gratë dhe vajzat shqiptare inxhiniere të afta, të cilat shpjegonin me zotësi të madhe teknike proceset e ndryshme të prodhimit. Modestia vihet re që te shoqja Nexhmije Hoxha, të cilën e pashë në mes të popullit. Po të mos më kishte thënë një shoqe «Kjo është shoqja Nexhmije», unë nuk do ta dalloja, sepse ajo ecte midis të tjerave. Kur e takova, bisedova me të dhe, siç u kam thënë edhe tjetër herë shokëve, më vinte nga një anë krenari dhe, nga ana tjetër, qëndrimi i saj ishte një mësim për ne, një mësim shumë i vyer dhe këtë e shikojmë te gratë e vendit tonë, të cilat shkojnë përpara me një qartësi e zotësi të madhe...

Ju keni bërë një punë shumë të madhe për të lartësuar gruan dhe rininë shqiptare. Po të flasim në mënyrë simbolike, unë do të thosha se Shqipëria në të kaluarën i përngjante një gjiganti të madh që kishte rënë në gjumë të thellë dhe në errësirë, i lidhur me zinxhirë, kurse sot ai është zgjuar, ka këputur zinxhirët e po ecën dhe është i sigurt se do të marshojë përpara.

Ju falënderojmë që neve, të mërguarve, na keni dhënë shkak të mburremi me këto që janë bërë dhe po bëhen në atdheun tonë.

Rroftë sa malet populli heroik shqiptar së bashku me Ju në krye, shoku Enver!...

*Vepra, vëll. 42, f. 264-266, 274-276*

## ARDHJA NË JETË E NJË NJERIU TE NE SHTON GËZIMIN PËR MËMËN, PËR FAMILJEN, PËR GJITHË SHOQËRINË

*Letër drejtuar punëtores së ndërmarrjes bujqësore «Gjergj Dimitrov», Lije Xhaja*[1]

**11 dhjetor 1969**

E dashur shoqja Lije,

Mua dhe Nexhmijen na gëzoi shumë lajmi i lindjes së fëmijës suaj, por pasi kam qenë mjaft i zënë me rastin e festave të mëdha, më fal për përgjigjen me vonesë. Me këtë rast vijmë të dy t'ju sjellim urimet tona më të nxehta!

Ardhja në jetë e një njeriu te ne shton gëzimin në radhë të parë për mëmën që lind dhe përtërin jetën, ndjenjë kjo që ti, shoqja Lije, ke pasur kënaqësinë ta provosh për të dymbëdhjetën herë, por njëkohësisht lindja gëzon familjen dhe gjithë shoqërinë tonë socialiste. Aq më i madh bëhet ky gëzim në rastin tënd, që i ke dhënë atdheut dymbëdhjetë filizë të rinj, të cilët nesër, si pasardhësit e denjë të brezit që po çelikos Partia, do ta çojnë edhe më përpara çështjen e ndërtimit të socializmit dhe të komunizmit në Shqipëri.

Dëshirojmë, me këtë rast, të të përgëzojmë me gjithë zemër edhe për faktin se ti, shoqja Lije, megjithëse nënë e shu-

---

1. Shoqja Lije Xhaja është nderuar me titullin «Nënë heroinë». Ky titull nderi, deri në fund të vitit 1985, u ishte akorduar nga Presidiumi i Kuvendit Popullor 996 nënave që kanë lindur dhe kanë edukuar mirë 8 fëmijë e lart.

më fëmijëve, nuk u mbylle brenda katër mureve të shtëpisë, por ke vazhduar të japësh kontributin si qytetare e republikës edhe në frontin e madh të ndërtimit të socializmit, duke qëndruar në ballë të punës në prodhim, si dhe në kryerjen mirë të detyrave shoqërore që të janë ngarkuar, pa lënë pas dore detyrën e madhe si nënë dhe si një amvisë e mirë. Të lumtë, motër e dashur, që me vullnetin tënd të fortë i ke përballuar me sukses të gjitha punët që të janë ngarkuar, duke vënë kështu në jetë si duhet mësimet e Partisë sonë të dashur!

Meqenëse na ke nderuar me kërkesën për t'ia vënë emrin birit tuaj të vogël, mendojmë që ai të mbajë emrin e djalit tonë më të madh, Ilirit, prandaj, po të jeni dakord me bashkëshortin dhe me fëmijët, bashkë me Nexhmijen ju urojmë që ta gëzojë dhe të bëhet, siç na e do zemra të gjithëve, një qytetar i nderShëm dhe ushtar besnik i Partisë, ashtu si dhe prindërit e tij! Si kujtim po ju dërgojmë për vogëlushin edhe një dhuratë të thjeshtë.

Duke përfunduar, shoqja Lije, të urojmë ty edhe një herë gëzim e lumturi në familje, shëndet, suksese gjithnjë e më të mëdha në punë dhe si aktiviste shoqërore! Gjithë të mirat u urojmë, gjithashtu, bashkëshortit tënd dhe të dymbëdhjetë fëmijëve!

Tuajt

*Enver Hoxha*
*Nexhmije Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 231-233*

## JETA E HIDHUR PËR GRUAN MINORITARE, ASHTU SI PËR GRUAN SHQIPTARE, KA KALUAR PËRGJITHMONË

*Nga letra drejtuar 50 grave e të rejave të Dropullit të Poshtëm*

**31 dhjetor 1969**

Të dashura motra dropullite,

Midis telegrameve e urimeve që po marr për festën e Vitit të Ri, lexova edhe letrën tuaj të thjeshtë, por shumë të ngrohtë e plot ndjenja dashurie për Partinë tonë heroike.

Unë, që e njoh që në vogëli krahinën e Dropullit, me letrën tuaj jetova disa momente së toku me ju, me kujtimet, me punën, me përpjekjet tuaja. Është shumë e vërtetë ajo që thoni ju, se e vështirë dhe fort e hidhur ka qenë e kaluara për gruan shqiptare[1]. Shoqëria e vjetër që përmbysëm me luftë

1. Në telegramin që gratë e të rejat e Dropullit të Poshtëm i dërgonin shokut Enver Hoxha, midis të tjerave, thuhej: «Ne gratë e minoritetit kemi vuajtur shumë në të kaluarën, të drejta dhe liri nuk kishim, ishim të shtypura e të shfrytëzuara, bejlerët dhe agallarët na kanë pirë gjakun, shovinistët grekë na kanë vrarë. Me bukë barkun nuk e kemi ngopur kurrë, lakrat e egra kanë qenë gjella jonë e përhershme, as ujë nuk kishim. Atë e blinim me para duke shkuar deri në Libohovë. Sa shumë ka hequr kurrizi ynë, kurbeti ka qenë një plagë e madhe. Sa kujtime të hidhura që kemi nga e kaluara, por erdhi një ditë që neve të na ndritin sytë, të na këndojë zemra, të na qeshë buza. Partia na nxori nga errësira në dritë, ju na dhatë lirinë politike, na dhatë dhurata njëra pas tjetrës: tokën, bukën, ujin, shkollat, kopshtet, çerdhet, dritën elektrike etj. që nuk i kishim».

ishte ndërtuar në atë mënyrë që e nënvleftësonte dhe e poshtëronte gruan. Si për të gjitha gratë e vendit tonë, edhe për ju dropullitet s'ekzistonte në të kaluarën pothuaj asnjë e drejtë. Shteti feudo-borgjez, feja dhe e gjithë shoqëria e asaj kohe ishin ndërtuar në atë mënyrë sa deri edhe në familje i mohonin gjithçka gruas shqiptare. Megjithatë, ajo mbante mbi supet e veta barrën më të rëndë të jetës, duke punuar e duke u robtuar tërë ditën. Veçanërisht, juve, grave e vajzave dropullite, ju duhej të kacafyteshit edhe me beun e aganë, që shfrytëzonin pa mëshirë mundin dhe djersën tuaj, mbasi pjesa më e madhe e baballarëve dhe e vëllezërve tuaj shkonin në kurbet për të shitur rininë e tyre dhe për të nxirë jetën e nënave tuaja, që t'u dërgonin pak para, të cilat ata i fitonin me gjak në kushtet e rënda të rendit kapitalist.

Por të gjitha këto tani i përkasin së kaluarës. Populli ynë, i vuajtur e i shtypur sa s'kishte ku të vente më, nxori nga gjiri i vet Partinë e tij, këtë titane të pamposhtur që e organizoi, e edukoi dhe e udhëhoqi në luftë për të përmbysur botën e vjetër e mizore me varfërinë e saj të tmerrshme materiale e shpirtërore, për të varrosur një herë e përgjithmonë shfrytëzimin, shtypjen, padrejtësitë dhe vuajtjet shoqërore. Në këtë luftë heroike ju, shoqe dhe motra dropullite, ashtu si të gjitha gratë e Shqipërisë, keni dhënë kontributin tuaj shumë të çmueshëm.

Edhe tani, si mbarë populli shqiptar, populli patriot i krahinës së Dropullit, ashtu si gjatë Luftës Nacionalçlirimtare, merr pjesë pa u kursyer në frontin e madh të edukimit të njeriut tonë të ri dhe në punën për begatinë dhe për fuqizimin e pandërprerë të Republikës sonë Popullore.

Unë kam bindjen e plotë se ju do të ecni përpara, sepse gruaja jonë shqiptare ka hyrë tani në një rrugë të atillë sa s'ka forcë në botë që të ndalë marshimin e saj. Kjo është një garanci e madhe drejt emancipimit të plotë të gruas, është një fillim fitimtar në luftën deri në fund kundër prapambetjes, zakoneve e ligjeve poshtëruese, kundër konservatorizmit e fa-

natizmit fetar, kundër thashethemeve e mbeturinave mikroborgjeze.

Duke e mbyllur këtë letër, dëshiroj t'ju uroj nga zemra suksese të reja në të gjitha fushat e jetës dhe njëkohësisht t'ju uroj gëzuar edhe Vitin e Ri, të dashura shoqe dhe motra. Me forca të reja le të punojmë akoma më mirë për të arritur suksese të mëtejshme në punë për lulëzimin e atdheut tonë socialist.

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Dy popuj miq», f. 156-158*

## GRATË DUHET T'I GËZOJNË PLOTËSISHT TË GJITHA TË DREJTAT QË U SIGURON LIGJI

*Diskutim në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**27 shkurt 1970**

Jam dakord me diskutimet e shokëve, por dua të theksoj disa çështje.

Ndërmarrjet, institucionet, organizatat shoqërore dhe, në radhë të parë, Partia në bazë duhet të tregojnë kujdesin më të madh për mbrojtjen e të drejtave të grave. Te ne nuk lejohet që gratë të punojnë në punë të rënda e të dëmshme për shëndetin, siç mund të jenë punimet nën tokë, ngarkimi dhe shkarkimi i sendeve me peshë të rëndë etj. Këto direktiva janë dhënë me kohë dhe tani që diskutojmë nuk themi ndonjë gjë të re, veçse po theksojmë ato që janë thënë dhe që duhet të zbatohen plotësisht nga Partia, nga organet e shtetit dhe të ekonomisë.

Ju shokë të Bashkimeve Profesionale bëni mirë që flitni për mënjanimin e aksidenteve dhe të paaftësisë së përkohshme në punë, për ndihmën që duhet të japin mjekët dhe poliklinikat në këtë drejtim, po duhet të ngrini zërin edhe për mbrojtjen e të drejtave të grave në prodhim. Është e domosdoshme të insistohet më shumë për mekanizimin e proceseve të punës,

1. Në këtë mbledhje u shqyrtua raporti «Mbi zbatimin e legjislacionit dhe të orientimeve të Partisë për mbrojtjen e gruas punëtore dhe kooperativiste», përgatitur nga komisioni për punën me gruan pranë KQ të Partisë.

që, përveçse ndikon në rritjen e rendimentit, lehtëson dhe punën e gruas në prodhim. Në mekanizim janë bërë përparime, megjithatë akoma nuk i kemi shfrytëzuar sa duhet të gjitha mundësitë që ekzistojnë.

Duhet ta kuptojmë drejt që gratë kooperativiste do të punojnë në bujqësi në procese pune, të cilat vërtet s'janë të lehta, por që s'janë as shumë të rënda sa t'u dëmtojnë shëndetin, sepse dihet që edhe punët bujqësore nuk janë të gjitha njëlloj të rënda. Prashitja, për shembull, megjithëse gjatë punës gruas i dhemb mesi, është më e lehtë nga hapja e kanalit ose nga qilizma, prandaj nuk është e saktë të thuhet që prashitja është më e vështirë se këto, ose nga ndonjë proces tjetër pune i tillë. Me sa di unë, Këshilli i Ministrave i ka përcaktuar punët shumë të rënda që ndalohen për gratë, po nuk mund të pretendohet se në këtë përcaktim të proceseve të punës s'ka edhe gabime, që vërtetohen në praktikën e përditshme. Në raste të tilla, kur gjykohet me vend, mund të bëhen korrigjime. Nuk përjashtohet, gjithashtu, që, kur caktohen gratë në punë, të bëhen edhe padrejtësi e hatëre, duke privilegjuar miqtë e të njohurit dhe plot gjëra të tjera të kësaj natyre. Ndaj këtyre shkeljeve Partia duhet të jetë vigjilente, por edhe vetë gratë të bëhen të ndërgjegjshme për mbrojtjen e të drejtave të tyre.

Kualifikimi i grave në punë[1] duhet të kuptohet mirë, që të mos ketë dallim midis grave dhe burrave në këtë drejtim. Kjo është një detyrë shumë e rëndësishme. Që të kryhet me sukses kualifikimi i grave, të cilat përbëjnë një forcë të madhe ndërtuese të socializmit, përveç mobilizimit të Partisë, të organizatave të gruas dhe të organizatave të tjera të masave, është absolutisht i domosdoshëm interesimi i vetë grave për rritjen e aftësive të tyre në punë. Kjo gjë kërkon edhe disa sakrifica nga

1. Ky problem u analizua në mbledhjen e përbashkët të plenumeve të Këshillit Qendror të BPSH dhe të Këshillit të Përgjithshëm të BGSH, më 17 tetor 1970. Për të vënë në rrugë të drejtë arsimimin tekniko-profesional të masës së grave, mbledhja përcaktoi një sërë detyrash dhe masash për të ardhmen.

vetë gratë, të cilat, natyrisht, do të bëhen në rrugë të zakonshme, normale dhe në përputhje me kushtet tona. Gratë duhet ta përfitojnë dhe ta shfrytëzojnë ndihmën që u jep shteti, veçse të mbahet parasysh që, sado e madhe të jetë kjo ndihmë, të gjitha lehtësitë nuk krijohen menjëherë. Ndihmat dhe lehtësitë e krijuara nga shteti në të ardhmen do të vijnë duke u shtuar më shpejt, megjithatë lypset që edhe vetë gruaja t'i organizojë më mirë punët e shtëpisë dhe jetën familjare. Të gjithë e dimë që ajo është akoma shumë e ngarkuar me punë, prandaj, që të fitojë kohë të lirë për t'u marrë me detyrat shtetërore, duhet t'i ndajë punët e shtëpisë me burrin dhe me fëmijët e rritur. Pa vepruar kështu, është e zorshme që të gjitha vështirësitë t'ia zgjidhë shteti. Çdo mendim i kundërt do të ishte një utopi.

Është e vërtetë që shteti ka marrë masa të mira për mbrojtjen e shëndetit dhe të të drejtave të grave që punojnë, por në këtë drejtim duhen bërë më shumë përpjekje, sidomos për të nxitur kujdesin e ndërmarrjeve, të institucioneve dhe të organizatave të ndryshme. Duhet të insistojmë për përkrahjen e iniciativave të bazës, që shpesh pengohen nga pakujdesia dhe nga nënvleftësimi i problemit. Në qoftë se do të pajtohemi me arsyet e shumta që nxirren për pengimin e këtyre iniciativave, arsye që në parim duken si të drejta, po në praktikë pengojnë, atëherë iniciativat do të ecin ngadalë. Ne duhet ta lëmë të lirë zhvillimin e iniciativave, jo që të zhvillohen pa kontroll e pa fre, por që të inkurajohen zhvillimi i mendimit krijues dhe preokupacioni i masave punonjëse për zgjidhjen e problemeve të tilla me rëndësi, siç është garantimi i të drejtave të pamohueshme të grave.

Ka gjëra që duhet të ishin bërë më parë e megjithatë nuk janë bërë. Ky është një gabim i madh që duhet riparuar. Disa detyra të ngutshme me iniciativën e bazës mund të realizohen shpejt, natyrisht, pa pretenduar që të arrihet përnjëherësh kulmi i dëshiruar, pse kërkesat e ekzagjeruara janë jashtë realitetit tonë aktual. Kur thuhet, për shembull, të shtohen çerdhet e kopshtet për fëmijët ose të shtohen mensat për punëtorët

dhe për fshatarët, nuk duhet menduar që të tëra do t'i bëjë përnjëherësh shteti, pse edhe fondet e caktuara për këto qëllime kanë një kufi, prandaj për ndërtimin e tyre lypset edhe kujdesi i vetë ndërmarrjeve ose i kooperativave bujqësore. Iniciativat e masave, krijimtaria dhe ndjenja e përgjegjësisë së tyre për zgjidhjen e problemeve që shtron jeta nuk duhet të kenë kufi. Interesimin e masave, për të gjitha arsyet që thamë, duhet ta inkurajojmë fort.

Këtu u tha që në Kombinatin e Tekstileve në Berat është ngritur çerdhe fëmijësh, ku ka dhoma për të izoluar fëmijët e sëmurë, dhoma për latantët etj. Po pse nuk bëjnë edhe ndërmarrjet e tjera nga këto gjëra? Për plotësimin e nevojave Partia duhet të interesohet njëlloj kudo, sidomos atje ku punojnë mjaft gra. Pse nuk insistojnë gratë dhe organizatat-bazë të Partisë të ndërmarrjeve të mëdha që në to të ketë çerdhe? Partia në bazë medoemos duhet ta marrë me seriozitet këtë problem, sepse ky, si shumë probleme të tjera të bazës, nuk mund të zgjidhet me urdhër nga qendra. Partia ka dhënë direktivën që gruas t'i krijohen kushte lehtësuese[1]. Udhëheqja e Partisë mund të japë edhe disa orientime, po nuk mund të udhëzojë deri në hollësi, për shembull, se si duhet të ushqehet fëmija.

Pra, kur direktiva është dhënë, i takon bazës ta zbërthejë këtë. Ne nuk i dërguam Kombinatit të Tekstileve në Berat ndonjë udhëzim të hollësishëm, por ai mori direktivën, pa nevojat dhe u detyrua të ngrejë çerdhe për fëmijët. Kështu, me iniciativë, duhet të veprojnë të gjithë e jo të mbushim bazën me direktiva dhe me udhëzime. Nuk duhet ta mësojmë Partinë që për çdo gjë të presë udhëzime nga Sekretariati ose nga Komiteti Qendror. Për çështjen e gruas Partia i ka dhënë direktivat me kohë, prandaj baza duhet të ngrihet në këmbë dhe t'i

1. Që gruas t'i krijoheshin më tej kushte lehtësuese për rritjen dhe edukimin e fëmijëve, Byroja Politike porositte Këshillin e Ministrave të caktonte dhe të merrte masa të menjëhershme për shtimin e kapacitetit të çerdheve mbi parashikimet e planit të 4-t pesëvjeçar. Për këtë qëllim planit iu shtuan 3,1 milionë lekë.

zbatojë, se nuk mund të ecet duke shtuar udhëzimet e duke i bërë ato më të hollësishme, siç tha një shok i sektorit të edukimit. Edhe Qeveria nuk do të merret gjithnjë me këto çështje e të nxjerrë udhëzime të përsëritura, por të luftojë që këto të zbatohen.

Duhet të mësohemi që direktiva për një çështje të mos dalë më shumë se një herë. Kur ajo shkon në bazë, të zbërthehet e të zbatohet dhe të mos jepet më për çdo problem një direktivë apo udhëzim i veçantë. Kështu të veprojnë Partia dhe Qeveria, ndryshe nuk mund të zgjidhen problemet. Kur Qeveria, për shembull, merr një vendim dhe caktohet afati i zbatimit, çdo institucion, qoftë ministri apo ndërmarrje, duhet ta zbatojë atë me përpikëri dhe brenda kohës së caktuar të japë llogari para organeve kompetente.

Për zgjidhjen e problemeve të tilla, siç janë ngritja e çerdheve dhe e kopshteve për fëmijë, kërkohet të kontribuojnë edhe vetë punëtorët dhe punëtoret, sepse nuk duhet të mendohet dhe të pritet që çdo gjë të sigurohet me fondet e shtetit. Në qoftë se nuk e ka në çerdhe kalamanin, secili do ta ushqejë në shtëpi, prandaj duhen parë edhe mënyra të tjera për t'u ardhur në ndihmë grave. Kështu, në rast se çerdhet e hapura nga shteti janë mbushur plot dhe sot për sot s'ka mundësi të shtohet kapaciteti i tyre, atëherë nevojat të plotësohen në këtë apo në atë formë, duke përcaktuar se çfarë do të japë shteti dhe sa do të paguajnë prindërit. Për një ndërmarrje të madhe, mendoj unë, nuk është vështirë të rregullojë një ose dy dhoma për çerdhe fëmijësh.

Ndodh që fëmija, kur del nga shkolla, nuk ka ku të rrijë, prandaj pret në rrugë, me çelës në qafë, sa t'i kthehen prindërit nga puna. Këto probleme janë, por shteti, që ka dhe shumë detyra të tjera me rëndësi, nuk mund t'i zgjidhë të gjitha pa pasur ndihmën e organizatës së rinisë dhe të organizatave të tjera të masave, të cilat duhet të mendojnë për zgjidhjen e problemit të kohës së lirë të fëmijëve. Por edhe vetë familja të mendojë e të preokupohet me tërë seriozitetin për këtë pro-

blem, pse, siç thashë, vetëm kujdesi i shtetit, sado maksimal të jetë, nuk mjafton. Prandaj, del përsëri çështja e organizimit të punëve në familje, pse pikërisht këtu ka një rezervë të madhe për lehtësimin e punës së gruas, e cila të luftojë që këtë rezervë ta shfrytëzojë sa më mirë.

Deri tani fola për garantimin e të drejtave të grave në qytet, por kjo duhet parë sidomos në fshat. Thuhen shumë fjalë se punët në familjen fshatare organizohen kështu e ashtu, po në të vërtetë atje shumë punë i bën akoma gruaja, kur ka prej tyre që fare mirë mund dhe duhet t'i kryejnë burrat.

Problem mjaft i rëndësishëm është edhe shfrytëzimi i kohës së punës, jo vetëm nga burrat, po edhe nga gratë. Orari i punës të respektohet me përpikëri nga të gjithë punëtorët, kooperativistët dhe nëpunësit, kurse në këtë raport kritika më duket se bëhet e njëanshme. Së pari, të gjitha gratë nuk mund ta kenë punën te dera e shtëpisë, pse mund të ndodhë që ta kenë edhe gjysmë ore, bile edhe një orë larg. Punëtorët e kombinatit «Josif Pashko», për shembull, dhe të shumë ndërmarrjeve e të institucioneve të tjera në Tiranë e gjetkë shkojnë në punë edhe me autobus. Kjo gjë është vështirë të realizohet për të tërë kooperativistët, prandaj, në qoftë se kërkojmë që çdo grua ta ketë punën te dera e shtëpisë ose të shkojë në punë me automjet, do të thotë se nuk jemi realistë. Çfarë mund të bëjë shteti në qoftë se fshatares i duhet të bëjë një orë rrugë për të vajtur nga shtëpia deri në arë? Te ne koha normale e punës është tetë orë në ditë dhe vajtjet e ardhjet nga shtëpia nuk llogariten në të. Në të vërtetë, sipas matjeve të kronometruara, del se punëtorët tanë nuk punojnë tamam 8 orë në ditë, kurse kooperativistët punojnë edhe më pak. Në qoftë se shfrytëzohet rigorozisht tetorëshi në punë, për të cilën duhet të luftojmë, atëherë nuk ka përse të qëndrohet nga dhjetë e dymbëdhjetë orë në uzinë ose në arë. Sigurisht, këtu nuk e kam fjalën për disa punë të stinës në bujqësi në kohë fushatash ose për raste të veçanta, kur, për nevoja të domosdoshme të punës dhe të prodhimit, mund të punohet edhe tej kohës normale të pu-

nës. Problemi i shfrytëzimit të kohës së punës duhet parë në tërë kompleksitetin e tij, sepse nuk përjashtohen rastet e komprometimeve reciproke midis drejtuesve të ndërmarrjeve, nga njëra anë, dhe punëtorëve, nga ana tjetër. Ka raste që drejtorët abuzojnë dhe nuk i respektojnë të drejtat e ligjshme të punëtorëve, dhe sidomos të grave. Të gjitha këto duhet t'i luftojmë, por ndodh që edhe punëtorët u bëjnë lëshime drejtuesve dhe nuk i godasin kur veprojnë keq, sepse edhe ata vetë nuk e shfrytëzojnë plotësisht orarin e punës.

Partia e ka shtruar kurdoherë drejt çështjen e mbrojtjes së të drejtave të grave dhe në këtë drejtim ka mjaft suksese. Por ne duhet të luftojmë akoma që gratë t'i gëzojnë plotësisht të gjitha të drejtat që u siguron ligji dhe të mos lejojmë shkeljen e tyre nga asnjeri. Është e domosdoshme që këto t'u garantohen sidomos grave në fshat, sepse, për sa u përket grave të qytetit, këtyre «Nuk para ua ha qeni shkopin», pse ato i njohin të drejtat e tyre dhe ngulin këmbë për to.

Duhen luftuar pengesat që u krijohen grave fshatare nga disa kryesi kooperativash bujqësore, të cilat kanë tendenca për të mos ua dhënë në kohë lejën e para dhe të paslindjes. Partia duhet ta mbrojë fort këtë të drejtë të grave fshatare të pranuar nga asambletë e kooperativave. Organizata-bazë e Partisë dhe këshilli popullor i fshatit të përpiqen për realizimin efektiv të kësaj të drejte dhe të mos e lënë këtë çështje vetëm në dorën e kryetarit të kooperativës. E drejta e gruas për një lejë të mjaftueshme para dhe pas lindjes përshkohet thellësisht nga fryma e humanizmit tonë socialist, që synon ruajtjen e shëndetit të mëmës dhe të fëmijës, prandaj jo vetëm nuk duhet të nxirren pengesa, por edhe sikur vetë ndonjë grua të kërkojë për arsye të ndryshme që të punojë në këtë periudhë, ta detyrojmë të përdorë lejën, duke e shpërblyer sipas rregullave.

Lidhur me shpërblimin e grave punonjëse gjatë lejës së lindjes dalin disa çështje që duhen rishikuar. Kur sëmuret punëtori ose nëpunësi, sipas ligjit «Mbi sigurimet shoqërore shtetërore», e përfiton ndihmën për paaftësi të përkohshme,

që i llogaritet në bazë të pagës që kishte. Unë them që edhe gruas shtatzënë, e cila për shkak të zhvillimit normal të barrës çohet në një punë më të lehtë, shpërblimi për lejën e lindjes nuk duhet t'i llogaritet mbi bazën e pagës më të vogël që ajo mund të marrë muajin e fundit para lejës, prandaj, pasi të studiohet kjo çështje, mund të shikohet edhe ligji[1].

*Vepra, vëll. 42, f. 422-431*

1. Me propozim të shokut Enver Hoxha dhe me miratim të Byrosë Politike të KQ të PPSH, Kuvendi Popullor nxori ligjin nr. 6343, datë 27.6.1981, për disa ndryshime në ligjin e Sigurimeve Shoqërore dhe Shtetërore. Leja e lindjes për gratë shtatzëna u zgjat nga 49 ditë kalendarike në 135 ditë dhe së bashku me atë të shtatzënësisë arrin në 170 ditë. Gruaja punëtore, kooperativiste dhe nëpunëse, për kohën që është me leje të shtatzënësisë dhe të lindjes, merr sigurim në masën 80 për qind të pagës mesatare mujore të 3 muajve të fundit të punës para fillimit të shtatzënësisë.

# NE TASH KEMI KALUAR NGA FAZA E PRAPAMBETJES SË FEMRËS SHQIPTARE

*Nga fjala në takimin me punëtorë e kuadro të Uzinës së Shkrirjes së Bakrit dhe të Minierës së Gjegjanit të Kukësit*

**28 maj 1970**

. . .Dua të theksoj edhe një herë se fjala juaj nëpër familje e nëpër fshatra për këto probleme, dhe në mënyrë të veçantë për çështjen e gruas, luan një rol të madh e vendimtar. Asnjë komunist, asnjë njeri përparimtar nuk e ka të errët çështjen e gruas, por ka disa që ngurrojnë të flasin e të hidhen me vendosmëri në mbrojtje të çështjes së saj të drejtë, pse nuk e gjejnë atë forcë për të kundërshtuar e për të thyer opinionin e prapanikëve, forcën e zakoneve në fshat, në rreth e kudo. Këta, në vend që të hidhen në sulm kundër opinionit prapanik, kundër zakoneve të këqija etj., preokupohen më shumë çfarë do të thotë fshati, qysh do të bëjnë për të futur të renë, për arsye se kemi këtë ose atë zakon që na pengon etj. Pikërisht këtu duhet të qëndrojnë trimërisht, si kurdoherë në ballë, punëtorët, se ata janë krahu i pathyeshëm i Partisë. Ata duhet të dinë si t'u marrin anën e të bindin edhe plakun, edhe plakën, edhe burrin 45 vjeç, edhe gruan 45-vjeçare, që të mos e pengojnë cucën e tyre për të vajtur, për shembull, në shkollë, në aksion apo të bëhet brigadiere etj., etj. Në qoftë se ndonjë shpif fjalë poshtëruese për një cucë ose grua që aktivizohet në punët jashtë familjes, të parët që duhet të ngrihen në këmbë për t'i

mbrojtur ato duhet të jenë komunistët dhe njerëzit e klasës punëtore.

Në jetë ngjasin edhe gjëra të papëlqyera, mund të ndodhin aksidente në fushën e marrëdhënieve të miqësisë, të dashurisë, të familjes dhe të shoqërisë. Sigurisht, ngjarje të tilla nuk ka si përjashtohen krejtësisht, sado që çdo vit ato do të ndodhin gjithnjë e më rrallë. Mund të qëllojë, fjala vjen, që edhe një vajzë e martuar me dashuri, kundër vullnetit të prindërve të vet, nesër të ndahet nga burri që ajo pati zgjedhur dikur vetë, për arsye të rrethanave të ndryshme që krijohen ose për faj të ndonjërit prej tyre. Në këto raste nuk mund të mendohet se prindërit që e penguan vajzën të martohej me dashuri paskan pasur të drejtë! Në asnjë mënyrë kjo ngjarje e veçantë dhe e rastit nuk mund të përgjithësohet.

Në fushën e emancipimit të gruas, shokë dhe shoqe, janë bërë përparime të mëdha në vendin tonë. Sa motra nga Jugu kanë ardhur këtu në Veri dhe sa motra të tjera nga Veriu kanë vajtur në Jug, janë njohur, janë miqësuar, kanë mësuar nga njëra-tjetra. Një gjë e tillë përpara as që mund të mendohej. Po të shikojmë statistikat për pjesëmarrjen e gruas në prodhim, në shëndetësi, në tregti e në shumë sektorë të tjerë, del se, ashtu si në tërë Shqipërinë, edhe këtu në Kukës shifrat janë të mëdha dhe gjithnjë në rritje. Pjesëmarrja e vajzave në shkolla është në një nivel shumë të kënaqshëm. Ne tash kemi kaluar nga faza e prapambetjes shekullore të femrës shqiptare. Megjithatë, ka akoma mbeturina të shumta që ngjallen e ngrenë kokën për të vepruar përsëri me forcë, në rast se kundër tyre nuk veprojnë me forcë puna e Partisë, ideologjia e klasës punëtore. Ne kemi një situatë shumë të përshtatshme për t'i luftuar dhe për t'i zhdukur mbeturinat e botës së vjetër. Por ato nuk mund të zhduken përnjëherësh, pse shfaqen përsëri e herë pas here jo vetëm te pleqtë, por edhe te komunistët, prandaj lufta kundër mbeturinave, sidomos nga punëtorët, nuk duhet të pushojë asnjëherë.

Ka momente që babës i hipën në kokë për ndonjë veprim

apo qëndrim të vajzës së vet që aty për aty e revolton. Më vonë, kur ai e gjykon qëndrimin e tij me gjakftohtësi, ashtu sikurse duhet të gjykojë komunisti, i thotë vetes: «Ku po më shpie mushka, përse e humba kot durimin me vajzën, e cila ka të drejtë në veprimin e vet» dhe i vjen keq për qëndrimin e nxituar që mbajti ndaj saj. Po përse u nxeh në këtë rast babai? Sepse nuk është thelluar mirë në ideologjinë e Partisë për marrëdhëniet e drejta që duhet të ekzistojnë në familje, sidomos lidhur me ato midis prindërve e fëmijëve. Aq më tepër ne nuk duhet ta gjykojmë për të keq një fshatar, kur ai nuk sillet drejt ndaj gruas apo vajzës së vet, sipas normave të moralit tonë. Me një njeri të tillë të mos e humbasim durimin duke i bërtitur se qenka një prapanik, por të përpiqemi ta edukojmë. Të kemi mirë parasysh se nuk mund të jenë të përparuar të gjithë njerëzit në nivelin e komunistëve, të cilët edukohen vazhdimisht në organizatat-bazë të Partisë e, megjithatë, edhe midis tyre, ku më shumë e ku më pak, vërehen nivele të ndryshme zhvillimi dhe gjithfarë mbeturinash. . .

*Vepra, vëll. 43, f. 289-292*

## PARTIA I KA VËNË RËNDËSI TË DORËS SË PARË MORALIT TË LARTË

*Nga biseda me kooperativistët e Dragobisë*

**31 maj 1970**

...Shumë nga ju kanë vizituar vende të ndryshme të Shqipërisë, ku kanë vënë re përparimet e mëdha që janë bërë. Këtë e kanë parë edhe shumë nga cucat që keni dërguar në kurse e shkolla, në aksione etj. Së pari, dëshiroj t'ju falënderoj në emër të Partisë që i keni lejuar cucat të shkojnë të takohen e të punojnë me motrat e tyre në krahina të ndryshme të atdheut, ku janë miqësuar me vajzat atje, janë njohur me njëra-tjetrën e janë bërë si motra të pandara, kanë parë fabrikat, fushat, detin e gjerë të Shqipërisë dhe janë kthyer në familje po aq të pastra e të ndershme, por më të forta e më të çelikta, ashtu siç është vetë populli i këtyre bjeshkëve, që nuk ka njohur kurrë as poshtërsinë, as tradhtinë, por kurdoherë ka mbrojtur lirinë, bujarinë, mikpritjen e ndershmërinë.

Partia i ka vënë rëndësi të dorës së parë moralit të lartë të popullit dhe e mbron me forcë atë. Njeriu, qoftë burrë, qoftë grua, duhet të jetë i ndershëm në punë, në jetë e kudo. Prandaj Partia punon dhe i këshillon njerëzit të jenë kudo e në të gjitha rastet të ndershëm në marrëdhëniet midis tyre, sepse vetëm kështu vendi do të bëhet i çeliktë. Në mënyrë të veçantë shembull ndershmërie duhet të bëhen të rinjtë e të rejat, pse kështu do të fitojnë besimin e prindërve të moshuar, që kanë edhe ata pikëpamjet e tyre për këtë çështje. Prindërit kanë

shumë qeder për cucën, kur largohet nga familja për të punuar në aksion ose në një fabrikë, dhe unë mendoj se kanë plotësisht të drejtë, mbasi duan të mos i ngjasë asgjë e keqe. Mirëpo ky shqetësim i tyre shuhet, pse jo vetëm janë të bindur që cucat shqiptare janë vetë trimëresha dhe nuk guxon kush t'i njollosë, por Partia që i mban kurdoherë sytë hapur, kudo ku venë ato, e ka organizuar punën në atë mënyrë që të gjejnë shoqe të tyre më të pjekura, prandaj sot e ka vështirë njeriu i lig t'u bëjë keq atyre. Ne e themi haptazi se tashmë ka kaluar koha që disa njerëz pa moral t'u vijnë rrotull cucave. Partia, që çështjen e nderit e mbron me gjithë shpirt, është në gjendje t'u përdredhë kokën disa vagabondëve. Pastaj, ajo punon vazhdimisht t'u hapë sytë vetë vajzave dhe grave, pse kështu ato do të bëhen më të zonjat për të mbrojtur nderin, të drejtat dhe interesat e tyre, të familjes, të rrethit dhe të gjithë Shqipërisë. Ashtu sikurse këshillon burrat të veprojnë kurdoherë në rrugën e popullit, sepse kjo është në interesin e secilit, në interes të familjes dhe të të gjithëve, po ashtu punon Partia me gratë e me vajzat që ato të edukohen drejt e të bëhen luftëtare të vendosura për zbatimin në jetë të mësimeve të saj, një nga të cilat është edhe ajo që gruaja të mbrojë veten për çdo gjë, ashtu sikurse edhe burri, dhe jo siç kujtonin më parë njerëzit me mendime të vjetra, që përçmonin forcat dhe mundësitë e mëdha të gruas. Tash njerëz me të tilla mendime kanë mbetur shumë pak, por edhe këta Partia po i fut në zdrukthin e saj, ajo përpiqet t'i ndreqë të gjithë...

Uniteti ynë duhet të jetë i çeliktë, për të të punojmë e të luftojmë të gjithë, ndryshe nuk është e mundur t'i mbrojmë fitoret e arritura. Uniteti nuk forcohet duke ruajtur në ndërgjegje një tog mbeturinash të dëmshme të së kaluarës. Ka akoma ndonjë që, kur sheh se cuca e një punëtori ose fshatari të varfër caktohet brigadiere, komandante batalioni vullnetar etj., flet poshtë e lart me përbuzje: «Kur u bë edhe kjo të na komandojë ne». Ja, kjo është një mbeturinë e dëmshme në ndërgjegjen e ndonjë të prapambeturi. Partia duhet të përpiqet ta

edukojë edhe atë, duke i bërë të ditur se plot cuca e gra të atilla kanë dalë dhe më parë në mbrojtje të atdheut, sidomos në Luftën Nacionalçlirimtare, të cilat kanë luftuar krah për krah burrave e vëllezërve të tyre, njëlloj si ata. Nuk ishte Shota e Azem Galicës një trimëreshë heroinë e popullit kosovar, që tok me Azem Galicën e me Bajram Currin luftonte kundër serbomëdhenjve për lirinë e Kosovës? Po ato qindra e mijëra gra e vajza shqiptare që u hodhën në radhët partizane gjatë Luftës Nacionalçlirimtare? Sa mijëra gra e vajza të vendit tonë janë hedhur në sulm sot në punën e madhe ndërtimtare për jetën e re për popullin dhe janë pajisur me zotësi për të drejtuar në të gjithë sektorët? Megjithatë edhe tash ka njerëz që nuk mendojnë drejt dhe, kur shohin një cucë të shkathët që u bën thirrje anëtarëve të brigadës të hidhen në sulm për të kapërcyer normat, që u thotë mëmave dhe motrave t'i hedhin poshtë zakonet e vjetra, të shkojnë në dispanseri të kurohen kur sëmuren nga të ftohtit, të shkojnë te mamia ose në maternitet kur u vjen koha e lindjes, të braktisin mënyrat e vjetra të rritjes së fëmijëve që dëmtojnë shëndetin e nënës dhe të kalamanit, del nga qoshja ndonjë mendjendryshkur që flet keq kundër saj dhe thotë: «Ç'është kjo cucë, ç'na thotë ajo kështu?» dhe frenon me fjalë hovin e saj revolucionar. Jo, motra e vëllezër, nuk është ai, po cuca që ka të drejtë, pse ajo është e brumosur me mendime të reja. Përse na qenka turp të vejë gruaja për të lindur në maternitet? Shumë drejt na këshillon Partia t'i zhdukim të gjitha mbeturinat dhe, në fakt, dita-ditës, me luftë e me përpjekje, po i zhdukim, prandaj gjithnjë e më shumë po fitojnë mendimet e reja. Populli i kupton këto gjëra shumë mirë dhe ka besim të madh te Partia. . .

Dëgjoni ju trima e trimëresha të Valbonës e të Dragobisë, njeriu ynë sot nuk mjafton të stërvitet vetëm për të qëlluar me pushkë. Një gjë të tillë e kanë bërë bukur gjyshërit e stërgjyshërit, e kemi bërë edhe ne. Po ta kërkojë nevoja e mbrojtjes së atdheut, këtë do ta bëjmë përsëri e, me siguri, do ta bëjnë edhe djemtë e nipërit tanë, por tash ne duhet të mësojmë edhe

armët e tjera që kemi e, veç atyre, duhet përvetësuar taktika ushtarake që të mëson si ta futësh armikun në kurth, kur duhet sulmuar, kur duhet shkuar përpara, kur duhet kthyer prapa etj. Lenini na ka mësuar të ecim kurdoherë përpara, po ai na ka këshilluar se, ndonjëherë, kur lind nevoja, është e domosdoshme të bëhen një ose dy hapa prapa, për t'u hedhur më vonë me vrull përpara 20 hapa përnjëherësh. Kështu është puna e luftës. Dhe të gjitha këto mësohen në ushtri. Prandaj përpiquni t'i përvetësoni sa më mirë këto mësime të vlefshme. Ato do t'jua mësojnë oficerët e ngarkuar me këtë detyrë, që janë bij besnikë tuajt dhe të Partisë, të cilët kanë mësuar për vete dhe tani janë ngarkuar t'jua mësojnë edhe juve këto gjëra. Prandaj u vini veshin mirë mësimeve që merrni atje, me qëllim që, në rast rreziku, të tërë, i madh e i vogël, të ngrihemi në këmbë si ushtarë. . .

*Vepra, vëll. 43, f. 415-416, 420-422*

## GRUAJA LUAN NJË ROL TË MADH NË FAMILJE

*Nga fjala në mbledhjen me kuadro kryesorë të rrethit të Pukës*

**1 qershor 1970**

...Dëshiroj të flas pak edhe për luftën e përpjekjet që duhen bërë për realizimin e një sërë detyrash të tjera që përmenda e që janë jetike për njerëzit, si pastërtia, jeta e kulturuar në familje, lufta kundër zakoneve prapanike etj. Përpjekjet tona në këto drejtime do të bëjnë efektin e duhur në rast se do të gjejnë mbështetje në popull. Pikërisht për t'ia arritur këtij qëllimi është e domosdoshme puna e madhe që duhet të bëjë Partia. Tashti zor se gjen njeri në vendin tonë që të thotë se nuk dëshiron të lahet e të rrijë i pastër. Është e vërtetë se dikur priftërinjtë thoshin që nuk duhet larë, se ikën nga trupi «uji i bekuar». Kur e pagëzonin fëmijën të krishterët dhe i vinin emrin, e futnin në një kazan me «ujë të bekuar» dhe e lyenin me vaj, i cili, sipas fesë, nuk duhej larë, kurse myslimanëve nuk u hidhej as vaj, as uthull. Hoxhallarët u thoshin besimtarëve të mbanin ramazan, të mos hanin mish thiu e shumë gjëra të tjera. Edhe sot mund të ketë akoma ndonjë prapanik që mendon dhe përpiqet t'i praktikojë fshehurazi ritet fetare.

Lidhur me martesat në Jug ekzistonte një zakon i ndryshëm nga juaji. Ndërsa të rinjtë këtej nga ju nuk martohen brenda fshatit, andej jo vetëm martoheshin në fshat, por kishte raste edhe në të njëjtën gjini. 45 vjet më parë gruaja gjirokastrite nuk martohej jashtë qytetit, as burri nuk merrte grua

nga larg, prandaj martesat bëheshin brendapërbrenda. Bile ka ndodhur që ndonjë djalë ka marrë për grua deri vajzën e xhaxhait ose të tezes dhe këtë e bënin vetëm për të ruajtur pasurinë. E shikoni gjer ku arrinte borgjezia për të mos ndarë pasurinë? Prandaj ka ndodhur në disa raste që, kur midis dy vëllezërve njëri kishte një çupë, tjetri një djalë, i ati i djalit, duke menduar se me ardhjen e një çupe tjetër në familje pasuria e vëllezërve do të pjesëtohej, preferonte të merrte vajzën e vëllait për djalin. Natyrisht, një gjë e tillë bëhej nga njerëz të veçantë, megjithatë është fakt se feja myslimane i lejonte martesat brenda gjinisë, prandaj nga Gjirokastra s'dilnin as vajzat, as djemtë. Mirëpo tashti janë zhdukur krejtësisht të tilla zakone. E kundërta ndodhte te ju, njerëzit bridhnin sa andej-këtej me ditë të tëra larg fshatit, për të gjetur një burrë për cucën ose një grua për djalin.

Dëshiroj të flas një çikë edhe për çështjen e fisit. Së pari, duhet pasur parasysh që fisi të mos konfondohet me gjininë, pse fis e gjini janë dy gjëra krejt të ndryshme. Partia këshillon që familja të forcohet, po ama jo familja patriarkale me katër-pesë kurorë nën një çati. Familja jonë e re zakonisht përbëhet nga gruaja me burrin e me kalamanët, po mund të ketë edhe nënën e babën e gruas apo të burrit, po jo edhe kunata e kunetër, domethënë që dy-tre vëllezër të martuar të rrojnë bashkë në një shtëpi, ku të sundojë plaku ose vëllai më i madh. Sot nuk mund të ecet me një familje të tillë[1]. Nuk është e drejtë të punojë djali apo e reja dhe vëllai i madh e gruaja e tij të administrojnë të ardhurat sipas tekave e dëshirave të tyre, me një fjalë, të bëjnë si të duan në shtëpi, kurse të tjerët të mos kenë të drejtë as të flasin.

Duke shëtitur një ditë në ullishtet e Tiranës, më doli përpara një djalë i ri, nga i cili mësova nga ishte, çfarë pune bënte, ç'njerëz kishte në familje etj. Ai ishte elektricist dhe,

1. Deri në vitin 1979 familjet me një e me dy kurora përbënin 96 për qind të familjeve në të gjithë vendin.

veç nënës e babës, në familje kishte edhe shumë të tjerë, bile bëheshin rreth 40 veta nën një çati. U çudita kur më tregoi se rrojnë të gjithë nën një strehë dhe veprojnë siç urdhëron gjyshi. «Shiko, i thashë, kur të vesh në shtëpi, u thuaj se u poqa me shokun Enver dhe ai më porositi t'ju sjell të falat e tij e njëkohësisht t'ju jap porosinë e tij, në radhë të parë gjyshit, i cili fjalën e Partisë nuk e bën dy, që ai të lërë të lirë secilin nga djemtë e tij të hiqen veçan me familje». «Kështu do të bëj, shoku Enver», më dha fjalën djali. Kur e pyeta nëse ishte vërtet i bindur për ato që i thashë, pohoi me gëzim se ai në asnjë mënyrë nuk dëshiron të rrojë me 40 veta...

Të bindesh nuk do të thotë të nënshtrohesh, po të ecësh në rrugën e Partisë. Në këtë drejtim ka edhe te ju plot shembuj të mirë, jehona e të cilëve është ndier në Komitetin Qendror të Partisë. Ka cuca pukjane që janë komuniste të denja. Me qëndrimet e tyre ato kanë dhënë shembuj të vërtetë heroizmi dhe, njëkohësisht, kuptimi të lartë të vijës së Partisë. Një nga këto cuca është edhe ajo që jua tha hapur në byro kur e thirrët dhe i treguat letrën që ju pati dërguar burri i saj, se këtu po e merrte vesh ajo që për t'u futur në Parti duheshin bërë dy lutje, një burrit e një tjetër komitetit, dhe theksoi se lutje do t'i bënte vetëm Partisë për të hyrë në radhët e saj. Ne e kënduam me emocion të madh informacionin që na u dha për qëndrimin shembullor, dinjitoz e me një kuptim të lartë politik dhe ideologjik të kësaj shoqeje. Me gjithë qëndrimin negativ të burrit, ajo nuk tha që ai është armik. Përkundrazi, vuri drejt në dukje se me qëndrimin e tij ai tregon se nuk e ka të qartë vijën e Partisë dhe premtoi se do të bëjë të gjitha përpjekjet për ta sjellë në rrugë të drejtë, por kërkoi edhe ndihmën e Partisë që i shoqi ta kuptojë gabimin e, më së fundi, shprehu bindjen se edhe ai do të ndreqet. Dhe në fakt kështu ka ndodhur. Bashkëshorti i kësaj të reje, duke qenë njeri i mirë, e kuptoi shpejt se nuk kishte mbajtur qëndrim të drejtë ndaj shoqes së vet dhe u korrigjua. Por ka edhe njerëz që bëjnë veprime me qëllime të këqija. Këta duhen demaskuar në popull

dhe, kur e teprojnë duke shkelur ligjet, pushteti të marrë masat përkatëse kundër tyre.

Në radhë të parë të bëhen përpjekje për t'i sqaruar njerëzit. Kjo nuk do të thotë t'u nënshtrohemi atyre që ngulin këmbë pa arsye në të tyren. Jo. Çështjen e kam më shumë me ju gratë, pse ato qëndrime që mbajnë disa burra me mendime prapanike rëndojnë mbi ju. Burri është akoma kokosh në familje, për arsye se shumë privilegje të dhëna nga fisi, nga kanuni, nga ligjet e regjimeve reaksionare ai i ka gëzuar me shekuj. Partia është me ju dhe i kritikon të tillë burra që përpiqen t'ju imponohen, t'ju pengojnë në liritë e të drejtat tuaja. Po flas pak më konkretisht. Në qoftë se prindi kundërshton që e bija të fejohet me një djalë të mirë e të ndershëm që dashuron, pse atë ai s'e paska qejf pa asnjë arsye, vajza, nga ana e vet, e ka për detyrë t'i flasë një herë, t'i flasë edhe një herë tjetër, por në rast se shikon që i ati nuk po bindet, t'i kërkojë të falur babait dhe të martohet me atë që do. Megjithatë, e bija t'i thotë se nuk zemërohet me të, se ajo prapë do të përpiqet ta bindë një herë, dy herë, tri herë, do t'i vejë edhe në shtëpi, po me djalin që dashuron ajo do të martohet. E tillë të jetë rruga që duhet ndjekur për të bindur prindërit dhe jo nënshtrimi ndaj qëndrimeve prapanike apo të paarsyeshme të ndonjërit.

Partia ju këshillon ju vajzat e gratë të veni në shkolla ose në kurse. Ju që po ndiqni këtu kursin e Partisë të rrethit, sigurisht, s'ju ka ndaluar kush, as burri, as babai, as vëllai, pse jeni anëtare partie, jeni gra e vajza të ngritura, i keni të qartë qëllimin dhe rëndësinë e mësimit, dini edhe si t'i bindni njerëzit e familjes edhe po të keni ndonjë që ju pengon kur ju vihet detyra ose kur vetë dëshironi të mësoni. Çështjen e kam te ndonjë vajzë që Partia e këshillon të vejë në shkollë. Kjo e ka për detyrë t'ia shpjegojë një herë, dy apo tri herë prindit, pastaj, po të mos bindet, t'i thotë: «Mbeç me shëndet, baba, unë do të vete në kurs». Por kini parasysh, shoqe dhe shokë, se edhe kur babai s'dëshiron t'i vejë vajza në kurs, të jeni të sigurt se

këtë ai e bën nga frika se mos i ngjasë gjëkafshë së bijës. Po, kur vajza t'i thotë babës të mos ketë frikë për këtë çështje, se ajo vetë është në gjendje dhe di ta mbrojë nderin shumë më mirë se brenda katër mureve të shtëpisë ku e ka mbyllur i ati, mbasi tani ia ka hapur sytë Partia, të jeni të sigurt se ai, më së fundi, do të bindet, por, nëse reziston, kjo vjen për arsye të mbeturinave e të zakoneve prapanike që e mundojnë akoma. Pasojat e gjithë këtyre zakoneve e mbeturinave bien në radhë të parë mbi gratë e vajzat.

Partia dhe Komiteti i saj Qendror na këshillojnë ta mbrojmë me forcë çështjen e gruas, derisa kjo ta ndiejë veten plotësisht të barabartë me burrin kudo, në çdo drejtim. Po që t'i arrihet kësaj plotësisht, do të duhet një kohë akoma e gjatë. Kjo varet shumë nga vetë gratë, nga ngritja e tyre ideologjike dhe politike, në radhë të parë, që ato të bëhen të zonjat për ta marrë vetë në dorë mbrojtjen e të drejtave të tyre, përderisa të arrihet që të jenë të barabarta me burrat. Të shikoni atëherë ç'dashuri e sinqertë dhe e pastër do të ekzistojë në familje, sepse do të jetë zhdukur fodullëku i burrit. Fodullëku është një e keqe që ka për objekt të shtypë dikë dhe në familje objekt shtypjeje është gruaja, pastaj fëmijët. Mirëpo kur të jetë ngritur nga çdo pikëpamje në një nivel me burrin, gruaja do të bëhet një luftëtare e ndërgjegjshme, siç mëson Partia, dhe burrit do t'i zhduken veset e këqija që ka trashëguar. Atëherë gjendja e familjes do të marrë një tjetër pamje, aty do të lulëzojnë harmonia e vërtetë, demokracia, barazia, do të bëhen biseda më të lira, do të diskutohet ngrohtësisht për zgjidhjen e problemeve dhe për jetën e brendshme të familjes etj. dhe në punë të gjithë pjesëtarët do të dalin më të gëzuar.

Partia i kushton një rëndësi të madhe forcimit të pozitave të gruas në familje, pse edhe këtu ajo luan një rol të madh, prandaj nuk duhet të jetë në asnjë mënyrë e përulur. Po u arrit në familje niveli i duhur i gruas, të shikoni se si do të bëhet Shqipëria. Këtë nuk e them për t'ju bërë qejfin ju shoqeve, po kështu është.

Vendi ynë ka nevojë të madhe jo vetëm për forcën tuaj fizike, po edhe për atë mendore, për arsyetimin, për diturinë dhe për mençurinë tuaj, që kanë qenë nënvleftësuar. Prandaj vazhdoni të ndiqni me zell shkollat e kurset, mësoni kurdoherë pa u lodhur, krahas punës së përditshme këndoni edhe libra e romane. Pastaj, pasi ta keni kënduar librin, reflektoni dhe nxirrni konkluzionet e nevojshme nga leximi. Edhe ju që jeni duke ndjekur këtu kursin e Partisë, mos i mësoni gjërat në mënyrë automatike, çdo tekst e leksion e lexoni me vëmendje dhe përpiquni të thelloheni e të kuptoni brendinë e tyre. Në mbrëmje, kur bini të pushoni, i lidhni ato që keni lexuar me jetën në kooperativë apo në familje, përpiquni kurdoherë të gjeni me mendjen tuaj se për çfarë do t'ju shërbejë mësimi që morët sot, si do t'ju shërbejë ai që u zhvillua dje etj. Ato që ju mësojnë këtu në kurs, kanë lidhje me punën, me jetën e përditshme, me eksperiencën e masave punonjëse, prandaj ju duhet ta bëni medoemos lidhjen e tyre, pavarësisht nëse jua bëjnë këtë apo jo mësuesit dhe pedagogët e kursit. Puna e tyre duhet të bashkohet me punën tuaj mendore për këto probleme.

Rëndësi ka, pra, që të punojë vazhdimisht koka e secilit. Kështu duhet të veproni edhe kur të ktheheni në punë, kur veni në konferenca apo kur shtrohet ndonjë çështje etj. Kurdoherë të mendoni si e trajton Partia një problem të gruas, një problem ekonomik apo shoqëror, një çështje të industrisë etj. Është e domosdoshme të thelloheni në konkluzionet teorike që ka nxjerrë Partia për atë problem dhe ta lidhni çështjen me ato që keni mësuar. . .

*Vepra, vëll. 43, f. 460-463, 471-475*

## PËR TË NDËRTUAR SOCIALIZMIN NUK MJAFTON TRIMËRIA, POR DUHET EDHE DITURIA

*Letër drejtuar 300 grave të kuvendit të Kukësit*

**28 korrik 1970**

Të dashura shoqe dhe motra,

Më gëzoi pa masë letra[1] që më dërguat në emër të grave kuksiane, të cilat vazhdojnë shkollën 8-vjeçare pa shkëputje nga puna. Sa më shumë radhë të letrës që këndoja, aq më tepër më shtohej gëzimi dhe zemra m'u bë mal kur pashë se nga 2 400 shoqe kaluan klasën 1 890 prej tyre. T'ju them të drejtën, një ndjenjë e thellë respekti më pushtoi zemrën për ju, gratë e mrekullueshme, që jo vetëm punoni e luftoni, por me këmbëngulje vazhdoni edhe të mësoni.

Unë isha në dijeni të iniciativës suaj porsa e filluat shkollën. Kur vizitova rrethin e Kukësit[2], për të cilin ruaj kujtime të bukura, shokët e Partisë dhe të pushtetit më njoftuan se si luftonit ju e ç'vendosmëri ju karakterizonte për të fituar klasën. Dhe ja, kjo ditë erdhi. U gëzova shumë kur, bashkë me letrën, pashë një listë të gjatë me emrat dhe firmat tuaja, të cilat më sollën ndër mend atë gjendje të rëndë, kur, dikur, gratë e Shqipërisë, duke qenë analfabete, në vend të

1. Gratë kuksiane të mbledhura në kuvend i shkruan shokut Enver Hoxha për përfundimin me sukses të vitit shkollor pa shkëputje nga puna.

2. Është fjala për vizitat që shoku Enver Hoxha bëri në këtë rreth më 27-29 maj 1970.

firmës, vinin nëpër letra gishtin e dorës të lyer me bojë. Por ajo kohë ka marrë fund e s'kthehet kurrë më. Partia na ka çelur të gjithëve sytë, na kthjellon mendjen, na ndriçon jetën, na ka nxjerrë nga errësira në dritë.

Ju, gratë e Kukësit, që unë ju njoh nga afër, jeni trimëresha, si të gjitha gratë e vendit tonë, dhe e kuptoni fare mirë se për të ndërtuar socializmin, nuk mjafton trimëria, por duhet edhe dituria, e cila nuk është një stoli që na zbukuron, por një armë e fortë që na ndihmon si të punojmë e të luftojmë më mirë për lulëzimin dhe mbrojtjen e atdheut tonë të dashur. Kjo është edhe arsyeja që ju mësoni me një zell aq të madh. Sa gjë e bukur është kjo, sa e lartë dhe fisnike është për njeriun tonë që, bashkë me kazmën në dorë dhe pushkën në sup, mban edhe librin në xhep! Të tilla jeni edhe ju, shoqet dhe motrat tona të luftës, të punës e të shkollës, që keni sulmuar me të tëra forcat si në frontin e prodhimit e të mbrojtjes, ashtu edhe në atë të mësimit. Kjo e ngre akoma më lart personalitetin e gruas shqiptare dhe është një shprehje e gjallë e luftës që bën ajo, nën udhëheqjen e Partisë, për të realizuar në jetë barazinë e plotë të gruas me burrin. Jam i bindur, gjithashtu, se në këtë rrugë keni gjetur e do të gjeni akoma më shumë edhe përkrahjen e burrave dhe të pjesëtarëve të tjerë të familjeve tuaja.

Partia e kupton sa vështirë e kanë gratë për të vazhduar shkollën pa shkëputje nga puna, pasi e vërteta është se pas punës në arë, në fabrikë apo në klasë, ato i presin edhe mjaft punë të shtëpisë, i presin kalamajtë, i presin detyra shoqërore. Por jeta tregon se, me gjithë këto vështirësi të mëdha, gratë revolucionare të vendit tonë çajnë përpara me vullnet e guxim dhe dalin kudo fitimtare, pasi ato i prin Partia e tyre e dashur, vija e saj e drejtë marksiste-leniniste.

Ju e thoni edhe vetë, të dashura shoqe e motra kuksiane, se tani e ndieni më shumë nevojën për të mësuar dhe keni vendosur ta mbaroni patjetër shkollën 8-vjeçare. Ky është një shembull i lartë i lavdërueshëm, i cili, bashkë me shembullin e mijëra grave të vendit tonë që vazhdojnë shkollat pa

shkëputje nga puna, do të ndiqet me siguri edhe nga mijëra e mijëra të tjera. Unë kam besim të patundur se ju dhe gjithë shoqet e tjera, me po atë vrull që punoni, edhe do të mësoni dhe zgjedhjet e 20 shtatorit, që janë aksioni më i madh politik i kohës, ashtu si gjithë populli ynë, do t'i pritni duarplot.

Ju uroj nga zemra ta mbaroni me sukses shkollën 8-vjeçare!

Shumë të fala e shëndet juve dhe gjithë motrave e vëllezërve të dashur kuksianë.

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 239-242*

## BASHKË ME DETYRËN SI MAMI TË JENI EDHE AGJITATORE TË ZJARRTA TË PARTISË

*Letër drejtuar 40 vajzave të rrethit të Elbasanit që mbaruan të parat shkollën 3-vjeçare të mamive*

**12 shtator 1970**

Të dashura shoqe,

Këndova me kënaqësi të veçantë letrën që më dërguat, në të cilën pashë atë dashuri të zjarrtë që vlon në zemrat tuaja të reja për Partinë tonë të shtrenjtë, qartësinë e sinqeritetin tuaj për vijën e saj të drejtë, optimizmin revolucionar për jetën tonë socialiste dhe pasionin e madh për profesionin tuaj të nderuar.

Fjalët që më çuat në letër sollën tek unë një tog lajmesh të mira, që më gëzuan shumë.

Në radhë të parë dëshiroj t'ju përgëzoj me gjithë zemër për gatishmërinë që treguat duke shkuar të shërbeni atje ku e kërkojnë interesat e atdheut. Ky është një shembull i lartë i atij patriotizmi të shkëlqyer që karakterizon mbarë rininë e vendit tonë, në flamurin e kuq të së cilës është shkruar si një betim «Atdheu mbi të gjitha!». Ju, të dashura shoqe, që jeni brumosur me mësimet e Partisë, keni zbatuar pikërisht këtë betim, duke vënë mbi gjithçka interesat e përgjithshëm të popullit, pasi e dini që atje gjen garancinë e plotë edhe lumturia personale. Prandaj janë për t'u lavdëruar gatishmëria dhe vendosmëria juaj, që shkuat t'i shërbeni popullit me ndërgjegje të lartë revolucionare gjer në skajet më të largëta të rrethit.

Në letër më njoftoni, gjithashtu, se çdo kooperativë bujqësore në Elbasan, për nder të zgjedhjeve të reja të pushtetit dhe të gjykatave popullore, ndërtoi me forcat e veta shtëpinë e lindjes. Kjo është një punë tjetër e bukur, një fitore e re në vargun e gjatë të fitoreve që ka arritur populli patriot i atij rrethi. Shumë njerëz të kaluar nga mosha, kur shohin këtë kujdes të Partisë për nënën, nuk mund të mos kujtojnë ato kohë të vështira kur gruaja lindte në shtëpi pa asnjë ndihmë mjekësore nga ana e shtetit[1] dhe foshnja binte në prehrin e ndonjë gjysheje analfabete, e cila edhe kërthizën ia priste me ndonjë gërshërë të ndryshkur. Ç'të bënte e shkreta gjyshe! Ajo, duke mos pasur mundësi të tjera, aq sa dinte, aq edhe bënte. Në ato kushte të prapambetura, për faj të regjimeve antipopullore, të cilave nuk u bëhej aspak vonë se si do të lindnin gratë e popullit, shëndeti i lehonës dhe i fëmijës së saj të shtrenjtë ishte vazhdimisht në rrezik.

Por tani kohët kanë ndryshuar. Partia, duke e quajtur njeriun kapitalin më të çmuar, ka punuar, përveç të tjerave, për të lehtësuar sa më shumë jetën e gruas dhe tani arritëm që deri në çdo fshat të kemi shtëpinë e lindjes. E ku ka më mirë për një grua shtatzënë sesa të shkojë për të lindur gjënë më të dashur të saj, fëmijën, në maternitet? Atje është mamia, jeni ju, vajzat e mia të dashura, që mësuat për këtë qëllim, duke kryer tre vjet shkollë. Por bashkë me detyrën që keni si mami, ju duhet të jeni njëkohësisht edhe agjitatore të zjarrta të Partisë. Me punën tuaj të palodhur ju do t'i mësoni gratë me normat higjieno-sanitare që duhet të zbatojnë para, gjatë dhe pas lindjes, do t'i udhëzoni ato si të vijnë herë pas here të këshillohen me ju apo në konsultore, si të kujdesen për shëndetin e fëmijës, për ushqimin e regjimin e tij dhe ajo që ka rëndësi është se do të punoni për ta bindur çdo grua shtatzënë që të vijë të lindë në maternitet, pikërisht aty ku shërbeni ju.

---

1. Para Çlirimit në vendin tonë kishte vetëm 32 mami dhe 50 infermierë, kurse në vitin 1984 numëroheshin 6 577 mami dhe infermiere.

Sa shumë më gëzuat me lajmin se ju pritët fëmijët e parë dhe, bashkë me të qarat e tyre, patë edhe buzëqeshjen e nënave! Ju keni të drejtë të ngazëlloheni e të krenoheni për këtë, pasi në shtëpitë e lindjes përtërihet jeta e njeriut. Aty lindin filizat e rinj, të cilët do të rriten e do të lulëzojnë në trungun e gjallë të jetës sonë, lindin ata që nesër do të punojnë e do të drejtojnë në atdheun e tyre të shtrenjtë dhe do ta shpien përpara revolucionin tonë fitimtar, që udhëheq me lavdi Partia jonë e dashur.

Duke përfunduar, ju uroj shëndet e suksese në detyrën tuaj të re aq shumë fisnike!

Ju përqafoj si vajzat e mia

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 243-246*

## MENDIMI JUAJ PËRPARIMTAR JU ÇOI NË NJË VEPRIM REVOLUCIONAR

*Letër drejtuar njëzet traktoristeve të para të SMT-së së Librazhdit*

**2 dhjetor 1970**

Të dashura shoqe,

Më gëzoi jashtëzakonisht shumë letra, me të cilën më njoftoni se përfunduat me sukses kursin gjashtëmujor, duke fituar profesionin e nderuar të traktoristes. Kjo është një ngjarje me rëndësi jo vetëm për krahinat e Çermenikës, të Bërzeshtës, të Polisit etj., po për gjithë rrethin e Librazhdit, për mbarë vendin tonë, pse ju bëtë një hap të fuqishëm përpara, mësuat, dolët traktoriste dhe morët në dorë timonin e traktorit.

Kur mbaruat shkollën 7 e 8-vjeçare, ju ishit akoma të reja, megjithatë menduat me pjekuri dhe shfaqët dëshirën për të marrë pjesë aktive në punën prodhuese. Mendimi juaj përparimtar ju çoi në një veprim revolucionar, që tronditi konservatorët me koncepte të vjetra, të cilët, për t'ju prerë hovin, s'munguan të veprojnë, duke ju thënë se s'qenka për femrën puna e traktoristes. Juve, krahas vështirësive me të cilat u ndeshët gjatë mësimeve teorike në kurs dhe vështirësive të tjera gjatë praktikës në terrenin e thyer të rrethit tuaj, ju është dashur të luftoni edhe me konceptet e qëndrimet jo të drejta të disa njerëzve prapanikë. Kështu, në sajë të vullnetit tuaj të papërkulur, duke zbatuar drejt në jetë direktivat e Partisë, ju çatë përpara me traktor për të punuar e për t'i lulëzuar ato kodra e male, ku të parët tanë kanë jetuar e kanë luftuar armiqtë e huaj dhe ku lindët e jeni rritur edhe vetë

dhe dolët faqebardhë. Ju lumtë për fitoren që arritët, të dashura shoqe traktoriste!

Unë kam bindje të plotë se ju nuk do t'ju dehë kjo fitore e parë që korrët, por me vullnet e me punë këmbëngulëse do të përpiqeni të ecni kurdoherë përpara, në radhë të parë për ngritjen e nivelit tuaj ideopolitik e kulturor, si dhe për përvetësimin e dijeve e perfeksionimin e vazhdueshëm në profesionin tuaj, që të bëheni traktoriste të pararojës të SMT-ve të vendit tonë, të cilat janë një faktor me rëndësi për forcimin e aleancës së klasës punëtore me fshatarësinë kooperativiste, baza shoqërore e pushtetit tonë popullor.

Të jeni të sigurta se shembullin tuaj të mirë kanë për ta ndjekur edhe vajza e gra të tjera të vendit tonë, që, ashtu si ju, janë të ndërgjegjshme se pa pjesëmarrjen aktive të gruas në punën prodhuese dhe në jetën politike e kulturore të vendit, nuk mund të ndërtonet socializmi, nuk mund të realizohet në jetë emancipimi i plotë i gruas.

Duke ju përshëndetur nxehtësisht, ju uroj nga zemra shëndet, kurdoherë punë të mbarë si traktoriste dhe lumturi në familjet tuaja[1].

Juaji

*Enver Hoxha*

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1. «Dy dhjetori i vitit 1970 ka mbetur si ngjarja më e shënuar për ne, 20 traktoristet e Librazhdit. . . — i shkruanin këto shoqe Kongresit të 6-të të Partisë.

Profesioni që kemi zgjedhur është mjaft i vështirë, por shumë i bukur dhe i rëndësishëm. Ne plugojmë, mbjellim, prashitim, korrim e shijmë grurin. A ka gjë më të madhe sesa të prodhosh bukën për popullin? Porositë dhe këshillat e shokut Enver i kemi kurdoherë parasysh, ato na bëjnë të kapërcejmë vështirësitë, na ndriçojnë rrugën tonë si fenerët e fuqishëm dritëdhënës».

# TË MARRIM NË KOHË TË GJITHA MASAT E NEVOJSHME PROFILAKTIKE PËR MBROJTJEN E SHËNDETIT TË NËNËS DHE TË FËMIJËS

*Nga fjala e mbylljes në Plenumin e 11-të të KQ të PPSH*[1]

**26 janar 1971**

... Në këtë mbledhje të Plenumit të Komitetit Qendror, përveç shumë të tjerave, në mënyrë të veçantë dhe me forcë, u ngrit edhe problemi i shëndetit të fëmijëve. Dëshiroj të flas pak edhe unë për këtë problem, pse ka një rëndësi të jashtëzakonshme për Partinë dhe për popullin. Të më falin mjekët që nuk jam në gjendje t'i shpreh aq mirë si ata mendimet për këtë problem të madh, siç foli veçanërisht pediatri Selaudin Bekteshi, që është nga specialistët më të mirë.

Të gjithë e dimë se problemi i shëndetit të fëmijëve i ka preokupuar dhe do t'i preokupojë vazhdimisht Partinë dhe pushtetin, të cilët, edhe në të ardhmen, do të marrin të gjitha masat e nevojshme e të gjithanshme për ngritjen në një nivel më të lartë të shërbimit shëndetësor në këtë sektor kaq shumë të rëndësishëm. Shumë masa profilaktike e kurative janë marrë

1. Më 25 dhe 26 janar 1971 u mblodh Plenumi i 11-të i Komitetit Qendror të PPSH, i cili shqyrtoi dhe miratoi raportin e Byrosë Politike të Komitetit Qendror të Partisë «Mbi gjendjen dhe masat që duhen marrë për ta ngritur në një nivel më të lartë shërbimin shëndetësor, sidomos profilaksinë dhe higjienën» mbajtur nga shoku Adil Çarçani, anëtar i Byrosë Politike të Komitetit Qendror dhe në atë kohë zëvendëskryetar i Këshillit të Ministrave.

në dobi të shëndetit të fëmijëve dhe në këtë drejtim, si kudo, kemi pasur rezultate të mira. Fëmijët në vendin tonë, në përgjithësi, janë me shëndet të mirë, por ne kemi akoma shumë për të bërë për ta, pse konstatohen mjaft dobësi e të meta, kështu që nuk ka vend të kënaqemi me sukseset e arritura. Prandaj, për të ardhmen na mbeten akoma detyra të shumta për të kryer. Unë nuk do të hyj në ato probleme të mprehta që qëndrojnë përpara shëndetësisë sonë e që shtruan këtu me të drejtë mjekët, sidomos ata të sektorit të pediatrisë, por dëshiroj të theksoj se ka probleme, zgjidhja e të cilave lidhet ngushtë me punën e punonjësve të shëndetësisë. Megjithatë të jemi të qartë të gjithë se ka, siç do ta përmend më poshtë, shumë probleme të tjera që ata nuk janë në gjendje t'i zgjidhin dot vetë, pa kujdesin e Partisë, të organizatave shoqërore, shtetërore dhe ekonomike dhe të të gjitha masave punonjëse.

Duke u bazuar në zhvillimin fiziologjik të organizmit të njeriut, shkenca mjekësore ka zbuluar ligjet specifike të këtij zhvillimi, format, proceset dhe lidhjet e këtyre proceseve në mes tyre, efektet, shkaqet, stadet nëpër të cilat ato kalojnë, anët pozitive dhe negative që lënë pas, format e paraqitjes së tyre dhe mënyrat e ndryshme për ta mbajtur sa më gjatë në eficiencë dhe në kushte të mira organizmin e njeriut. Me këto që përmenda nuk kam aspak ndër mend të futem në probleme të shkencës mjekësore, për të cilat as jam kompetent dhe as që është koha dhe vendi për t'i theksuar, po nuk mund të rri pa përmendur disa prej tyre, që është e domosdoshme t'i vë në dukje për t'i pasur parasysh dhe për të cilat e kanë për detyrë të preokupohen të gjithë. E kam fjalën sidomos për masat që duhet të marrim në këtë drejtim. Këto masa shkencore, mjekësore janë praktike, fare lehtë të kuptueshme, të mundshme për t'u realizuar nga të gjithë, por shumë herë lihen pas dore, nënvleftësohen nga disa, nuk dihen fare nga disa të tjerë, siç janë ato që kanë të bëjnë sidomos me nutricionin (të ushqyerit) sipas disa rregullave e sipas moshave, si dhe me zhvillimin e mirë fiziologjik e të harmonishëm të organizmit të njeriut.

Shumë drejt u tha këtu se origjina e shëndetit të mirë ose të keq të njeriut fillon që kur ky është akoma në barkun e nënës. Prandaj «barin e egër», sëmundjen, të përpiqemi ta parandalojmë apo ta zhdukim qysh kur orvatet «të mbijë», që të mos na mbytë fëmijën më vonë, përkundrazi, të kujdesemi që ai të rritet i shëndoshë. Ashtu siç bën bujku që e spërkat me herbicide arën e mbjellë me grurë për të mbytur barërat parazitare apo të dëmshme, që pengojnë zhvillimin e shëndetshëm të bimës që dëshirojmë të rritim, akoma më me përgjegjësi, ne duhet të marrim me kohë të gjitha masat e nevojshme profilaktike e higjienike për mëmën dhe fëmijën, qysh kur kjo e fundit konceptohet, sidomos pas muajit të katërt të shtatzënësisë. Ç'ngjet zakonisht në këto raste? Të gjithë në familje, që nga burri e deri te vjehrra, janë të gëzuar që nusen e kanë shtatzënë. Gëzimi është i kuptueshëm dhe i ligjshëm, por e keqja është se në këtë kohë rrallë ndryshon regjimi i jetës së zakonshme të gruas. Kjo, ashtu sikurse edhe më parë, punon njëlloj në shtëpi dhe, në më të shumtat e rasteve, vazhdon të ushqehet, gjithashtu, njëlloj.

Prandaj ne, që këtu, që në këtë stad, është e domosdoshme ta fillojmë luftën për njeriun e ardhshëm të shëndetshëm. Burri, vjehrra dhe vjehrri, gjithë pjesëtarët e familjes, duhet të kenë parasysh se gruaja shtatzënë mban gjallë jo vetëm veten, po dy jetë, prandaj u del detyrë ta lehtësojnë dhe, një pjesë të punës së saj në shtëpi, gjatë kësaj periudhe, ta marrin përsipër pjesëtarët e tjerë të familjes. Regjimi ditor i punës dhe i çlodhjes në këtë kohë ka një rëndësi të madhe për të.

Në familje është e domosdoshme të merren masa e të krijohen mundësi edhe për një trajtim të veçantë ushqimor të gruas shtatzënë, sepse mungesa e ushqimeve, si dhe vazhdimi i një regjimi pune si zakonisht, janë shpesh shkaku i lindjes së fëmijëve para kohe, nën peshën mesatare, me rezistencë të ulët dhe nganjëherë me të meta fizike. Prandaj nuk duhet të lejojmë që akoma sot në vatrat tona të diktojnë kanunet primitive, ligjet e egra e zakonet e vjetra, sipas të cilave nusja duhet t'u rrijë pleqve e më të mëdhenjve në familje

shtruar[1], në këmbë dhe të hajë mbeturinat që teprojnë nga sofra e burrave. Partia të mos e durojë më një trajtim të tillë kaq përulës e jonjerëzor e aq më shumë kur nusja është shtatzënë, sepse kjo nuk është as çështje personale, as çështje vetëm familjare, po një çështje e madhe shoqërore, një çështje patriotike dhe kombëtare, pasi fëmijët janë e ardhmja e vendit. Dhe pikërisht nga trajtimi i drejtë i gruas shtatzënë, qysh në familje, varet shumë nëse do të na lindin fëmijë plotësisht të shëndoshë, apo të pazhvilluar mirë, rakitikë ose me sëmundje të tjera. Prandaj, në qoftë se i duam fëmijët të shëndoshë (dhe është e qartë se të gjithë kështu i duam), atëherë është e domosdoshme të mendojmë vazhdimisht për ta, duke filluar që kur ata janë në zhvillim e sipër në barkun e nënës.

Nuk është aspak turp, siç mund të mendojnë disa prapanikë, kur nusja mbetet shtatzënë, përkundrazi, një gjë e tillë është gëzim i madh për familjen dhe për gjithë shoqërinë tonë, pse vjen një njeri në jetë, një ndërtues i ardhshëm aktiv i socializmit, për lindjen dhe për rritjen me shëndet të plotë të të cilit jemi të interesuar të gjithë. Prandaj të luftojmë që t'i zhdukim, kudo që ekzistojnë akoma, gjithë ato norma të shëmtuara të sjelljes që e kanë burimin në konceptet reaksionare të mbetura nga e kaluara ndaj grave, në përgjithësi, e, në mënyrë të veçantë, ndaj nënave të ardhshme. Po të mos e bëjmë këtë, nuk e kemi kryer detyrën ndaj Partisë dhe popullit, nuk kemi punuar për të ardhmen e atdheut.

Mua më duket se një «respekt» patriarkal prapanik ndaj prindit ose më të vjetërve në familje nuk është yni, ai është krejt i huaj për moralin e shoqërisë sonë socialiste dhe nuk ka vend të ekzistojë te ne. Ne e kemi për detyrë t'u shpjegojmë qartë prindërve për kujdesin që ka nevojë të ketë nusja shtatzënë, bija e tyre, nga gjithë familja. Unë jam i bindur se, po të punojë mirë në këtë drejtim Partia, njerëzit tanë, që e dëgjojnë dhe e zbatojnë pa e bërë dysh fjalën e saj, nuk

1. Këtu është përdorur në kuptimin: e urtë, e bindur, e dëgjueshme.

do të kursehen ta vënë në jetë këtë porosi që është për të mirën e brezave të ardhshëm të vendit tonë.

S'ka dyshim se vëmendja që kërkohet t'i kushtohet gruas shtatzënë në familje është detyrë të tregohet, gjithashtu, edhe në vendin e punës. Ka raste që në qendrat e punës, e sidomos në kooperativat bujqësore, gruaja shtatzënë vazhdon të punojë, gjithashtu, njëlloj, disa herë asaj nuk i sigurohen as lehtësitë që parashikojnë ligjet e shtetit dhe orientimet e qarta e të vazhdueshme të Partisë. Dhe të gjitha këto ndodhin para syve të organizatave-bazë të Partisë dhe të komunistëve.

A duhet ta lejojmë ne, shoqe dhe shokë, një gjendje të tillë ndaj asaj që krijon jetën, gruas shtatzënë, dhe foshnjës që rrit ajo në këtë periudhë të vështirë në trupin e vet? Duhet, pa diskutim, t'i sigurohen kudo gruas shtatzënë, në punë dhe në familje, kushte të veçanta higjienike, jetese, pune, çlodhjeje dhe ushqimi të përshtatshëm me gjendjen e saj fiziologjike. Ky, më duket mua, është një nga problemet kyç, të dorës së parë, që ka të bëjë me profilaksinë, me luftën për zhvillimin e harmonishëm fiziologjik të organizmit të njeriut për gjithë jetën e tij.

Prandaj është e domosdoshme që nënat e ardhshme të rrethohen kudo me një kujdes të veçantë nga të gjithë. Organizatat-bazë të Partisë të qendrave të punës dhe të kooperativave bujqësore, e nën drejtimin e tyre gjithë organizatat e masave, e kanë për detyrë të tregojnë një interesim akoma më të madh se deri tani për një çështje kaq të rëndësishme dhe të mbajnë qëndrime të rrepta ndaj gjithë atyre drejtuesve që nuk zbatojnë plotësisht ligjet dhe udhëzimet shtetërore që kanë të bëjnë me respektimin e të drejtave të grave shtatzëna. Me këtë nuk është fjala këtu vetëm sa për t'i dhënë gruas lejen e lindjes, kur i vjen koha, siç e parashikojnë ligjet, gjë që përgjithësisht respektohet kudo (megjithëse ka raste në disa kooperativa bujqësore që këto të drejta shkelen), po më tepër për shumë masa e kushte të tjera lehtësuese, që është e nevojshme të sigurohen nga drejtuesit e qendrave të punës dhe nga organizatat e Partisë dhe të masave. Në mbrojtje të tyre

duhet të ngrihet tërë kolektivi ku punojnë ato, në mënyrë që të përballojnë në gjendje sa më të mirë shëndetësore e pa asnjë shqetësim fizik dhe shpirtëror këtë periudhë të rëndësishme të jetës së tyre dhe të fëmijës.

Një shok diskutant sugjeroi këtu që, për kalamanët e lindur të dobët prej natyre, të krijojmë institucione speciale, ku ata t'i nënshtrohen një trajtimi të veçantë, derisa të marrin veten. Si çdo gjë tjetër, kur të jetë nevoja, edhe të tilla institucione ne mund t'i krijojmë, dhe diçka kemi bërë në këtë drejtim, por më duket se çështja nuk duhet shtruar kështu. Partia më parë duhet të punojë seriozisht me njerëzit, që të mos na lindin kalamanë të paformuar mirë, ose të na vijnë sa më pak të tillë. Dhe që të mos lindin kalamanë jo të shëndetshëm, përveç të tjerave, është e nevojshme të kuptohen e të zbërthehen mirë të gjitha ato që u thanë këtu.

Shkenca mjekësore përcakton se në kohën e shtatzënësisë gruaja ka nevojë, së pari, për një trajtim të veçantë ushqimor, prandaj duhen bërë përpjekje që ajo të marrë konkretisht çdo ditë një sërë lëndësh ushqyese, vitaminash e kripërash të domosdoshme për jetën e vet dhe për formimin sa më të plotë të fëmijës që është duke u zhvilluar në trupin e saj. Disa nga njerëzit tanë shumë herë i dinë fare mirë kërkesat për një trajtim të veçantë që ka nevojë lopa barsë, kurse për gruan shtatzënë as i njohin, as interesohen t'i dinë. Mund të lejohet kjo? Një qëndrim i tillë ndaj këtij problemi është me të vërtetë i turpshëm. Në qoftë se kujdesi për bagëtitë është me vend, bile duhet shtuar akoma më tepër që ato të prodhojnë sa më shumë, të mos harrojmë se, fundi i fundit, gjëja e gjallë është në shërbim të njeriut, në radhë të parë, të nënës dhe të kalamanit.

Nuk dëshiroj të flas me hollësi për të gjitha llojet e lëndëve ushqyese dhe të proteinave, të vitaminave, të kripërave etj., që ka nevojë të marrë gruaja shtatzënë apo me fëmijë në gji, veç duhet thënë se ushqimet duhet të jenë të pasura në këto drejtime. Prandaj është detyrë që mëmës t'i sigurohen nga familja ose mensa e qendrës së punës apo e kooperativës edhe

mish, vezë, qumësht, djathë, kos, perime, fruta, ëmbëlsira dhe ushqime të tjera që përmbajnë një sërë lëndësh të shumëllojshme e të domosdoshme për jetën e saj dhe për zhvillimin e mbarë të foshnjës.

Duhet pasur, gjithashtu, parasysh që për gruan sëmundjet gjatë shtatzënësisë, duke filluar që nga gripi e deri tek tuberkulozi, për shembull, në të shumtat e rasteve, bëhen shkak për të lindur fëmijë me të meta mendore e trupore, nga të cilat ata mund të mos shërohen asnjëherë gjatë gjithë jetës së tyre. Prandaj del nevoja e një kujdesi shumë të madh të të gjithëve, në familje dhe në punë, që gruaja shtatzënë, më përpara se kushdo tjetër, të ruhet nga çfarëdolloj sëmundjeje.

Partia të punojë, gjithashtu, që në familje në çështjet e ushqimit t'u jepet prioritet fëmijëve, prandaj të luftohen konceptet prapanike që ekzistojnë edhe në këtë drejtim, pse ndodh në disa raste që ushqimin më të mirë e substancial ua japin të rriturve, kurse për fëmijët e vegjël, për nusen shtatzënë apo me fëmijë në gji, nuk kujdesen sa duhet. Mirëpo koncepti se «fëmijë është» dhe «me një copë bukë në dorë mund të kalojë», ka pasoja të këqija në shëndetin e tij. Të jetë e qartë se, në rast se kujdesesh të ushqesh më mirë të rriturit dhe ushqimin e fëmijëve e lë pas dore, këta do të dobësohen e do të sëmuren. Sëmundjet e fëmijëve mënjanohen, kur kujdesi fillon me kohë për ta, siç e thashë, që kur gruaja është shtatzënë, dhe duhet të zgjatë edhe pas lindjes, derisa ajo të vazhdojë të mbajë të voglin me qumështin e saj. Edhe në këtë kohë nëna duhet të ushqehet, gjithashtu, mirë, që gjoksin jo vetëm të mos e ketë të thatë e të mos jetë në gjendje të ngopë foshnjën, por këtë të mund ta ushqejë në mënyrë të gjithanshme. Partia duhet të mësojë jo vetëm burrat, po edhe vetë gratë, nënat, për rëndësinë dhe domosdoshmërinë që ka për fëmijën dhënia e qumështit të gjirit deri në kohën që këshillon shkenca mjekësore, për orarin e ngrënies së fëmijës, për higjienën e të tjera çështje të kësaj natyre.

Shteti, duke marrë parasysh se forcimi i shëndetit të popullit e, në radhë të parë, i grave shtatzëna dhe me foshnjë në

gji, si dhe i fëmijëve, është nga detyrat e tij të dorës së parë, është i gatshëm të ndihmojë akoma më tepër se deri sot.

Rëndësi e veçantë duhet t'i jepet edhe përgatitjes së ushqimeve të ndryshme për kalamanët nga industria jonë, për të cilën u fol edhe këtu. Po këto ushqime duhet të përgatiten në kushte shkencore e higjienike të përshtatshme, në bazë të recepturave që rekomandojnë mjekët, të diferencuara për kategori të ndryshme fëmijësh, në sasi që të mbulojnë të tëra nevojat e vendit, pra të ketë mundësi që të shpërndahen kudo, deri në zonat e thella, dhe sa të jetë e mundur me çmime më të lira. Ne duhet të shkojmë nga parimi që njerëzit me moshë të madhe, fundja, mund të mbeten disi mangët për zarzavate, mish, vezë e të tjera produkte ushqimore (gjë që Partia as këtë nuk do ta lejojë), por e kam çështjen që kalamanëve në asnjë mënyrë të mos u mungojë gjë, atyre, në radhë të parë, t'u sigurohet gjithçka që lejojnë mundësitë e vendit tonë. Kjo është një masë e domosdoshme që duhet pasur parasysh dhe Qeveria do të marrë vendime për zgjidhjen sa më parë të këtij problemi. Makineritë moderne, që nevojiten për ta pajisur industrinë tonë për këtë qëllim, do të porositen dhe ato do të vijnë, por nuk qëndron çështja vetëm te këto makineri që do të përpunojnë ushqimet e gatshme të fabrikuara posaçërisht për fëmijët. Ne duhet të sigurojmë me kohë dhe në sasitë e parashikuara në planet tona lëndët e para të domosdoshme, me të cilat do të përgatiten këto ushqime, si: fruta, perime, cereale, bulmetra etj., të cilat do të prodhohen nga toka jonë dhe me punën tonë. Dhe që të sigurohen të gjitha llojet e ushqimeve, si ato të fabrikuarat, edhe ato të freskëtat, që nevojiten, në radhë të parë, për nënat dhe fëmijët, po edhe për të tjerët, pra, për mbarëvajtjen e shëndetit të të gjithë njerëzve tanë, shihet qartë ç'detyra të mëdha na presin dhe ç'përgjegjësi kemi që t'u futemi më thellë punëve të bujqësisë. Në këtë drejtim është e domosdoshme të kemi plane të qarta dhe të mobilizohemi me forca të shumëfishuara për zbatimin e tyre të plotë.

Në qoftë se ne nuk do t'i marrim e nuk do t'i zbatojmë

masat që propozojnë me të drejtë mjekët pediatër për nënën dhe fëmijën, të jemi të ndërgjegjshëm se do të na shfaqen çrregullime në organizmin e foshnjës, gjë që do të shkaktojë jo vetëm dëmtime të skeletit dhe të muskulaturës së saj, por ato do të reflektohen akoma më rëndë në të ardhmen, kur ajo të rritet, me funksionimin jo të rregullt dhe defektoz të organeve nga më të rëndësishmet, siç janë zemra, sistemi nervor, gjëndrat endokrine; të tilla çrregullime mund të ndikojnë negativisht, gjithashtu, në përbërjen e gjakut etj., etj. Mjekësia na sqaron se reumatizmi artikular akut, veset e zemrës dhe disa sëmundje të tjera tek të rriturit fitohen në shumicën e rasteve në këtë stad të jetës, ato janë të lidhura me disa vatra infektive që shfaqen te kalamanët, si në grykë, në dhëmbë etj.

Ka prindër që, duke biseduar me ta se si mund të mënjanohen te fëmijët një sërë sëmundjesh, të cilat prekin të vegjlit, si: distrofinë, rakitizmin, avitaminozën, infeksionet etj., shumë gjëra mund të mos i kuptojnë. Por kur atyre dhe grave shtatzëna t'u shpjegohet konkretisht se, pa zbatuar si duhet porositë e mjekut, fëmija e ardhshme do të dalë me këto ose ato cene, që prindërit i kanë parë me sy në disa fëmijë të gjymtë, ose i kanë dëgjuar nga të tjerët, atëherë i bëjmë me të vërtetë të ndërgjegjshëm që të kujdesen seriozisht si për gruan shtatzënë, ashtu edhe për foshnjën që lind dhe kështu do ta rritin atë me gjithë kujdesin e nevojshëm. Në këtë drejtim një punë të vazhdueshme duhet të bëjnë mamitë, gjithë personeli shëndetësor që punon në çerdhe e kudo, arsimtarët e të tjerë. Nuk lejohet që, sidomos në fshat, disa punonjëse të shëndetësisë, të arsimit dhe të sektorëve të tjerë, që kanë kryer shkollë të mesme apo të lartë dhe punojnë nëpër çerdhe, kopshte, shkolla e kudo, të kufizojnë veprimtarinë e tyre thjesht brenda kuadrit të punës ose të institucioneve ku janë caktuar, duke vepruar kështu si «kali i arabasë». Këto shoqe duhet ta shtrijnë veprimtarinë e tyre edhe si aktiviste shoqërore, jashtë kuadrit të punës së tyre të përditshme, të mendojnë sidomos për t'u dhënë këshilla grave për higjienën, për pastërtinë, për rritjen dhe për ushqimin e fëmijëve etj.

Të tërheq vëmendjen diskutimi i shoqes së organizatës së gruas të rrethit të Shkodrës, e cila vuri në dukje se, në bazë të statistikave, përqindja e vdekjeve të fëmijëve femra në këtë rreth është më e lartë nga ajo e meshkujve. Jo vetëm në këtë rast që duhet punuar për t'u dhënë fund qëndrimeve të pakujdesshme ndaj foshnjave femra, por organizatat-bazë të Partisë duhet të lëshojnë alarmin edhe kur ndodh një vdekje e vetme e një fëmije, për të analizuar përse nuk u morën me kohë masat e nevojshme që ajo të shërohej, ç'duhej të kishin bërë komunistët që të shpëtohej, ç'duhej të kishin bërë vetë familja, personeli shëndetësor, të dalë nëse kjo fatkeqësi ndodhi për shkak të padituris së prindërve apo për pakujdesi të njërit apo të tjetrit, të kërkojnë llogari më rreptë ndaj atyre që mbajnë përgjegjësi direkte për një ngjarje të tillë të padëshirueshme që shkaktoi humbjen e një njeriu. Që të mos na ndodhin fatkeqësi të tilla me fëmijët, shoqe dhe shokë, organizatat-bazë të Partisë duhet të jenë ditë e natë në ballë, të punojnë me prindërit për t'i bërë të ndërgjegjshëm që të kujdesen më mirë për ruajtjen e shëndetit të fëmijëve, duke aktivizuar në këtë drejtim kuadrot me arsim të lartë e të mesëm që përmenda pak më parë, e sidomos shoqet, të ndjekin e të drejtojnë, gjithashtu, vëmendjen edhe ndaj organeve shëndetësore, që këto t'i kryejnë mirë e me ndërgjegje të lartë detyrat.

Organizatave-bazë të Partisë u del detyrë që ta udhëheqin vazhdimisht e më mirë punën bindëse e edukative me njerëzit në drejtim të kujdesit që duhet të tregohet për shëndetin e fëmijëve. Ato duhet të mobilizojnë të gjitha organizatat e masave, këshillat popullorë, organet dhe punonjësit e shëndetësisë jo vetëm kur konstatohen raste sëmundjesh epidemike në fëmijët, për kufizimin e për zhdukjen e tyre sa më parë, po edhe në çdo rast tjetër, kur shohin se rrezikohet shëndeti i tyre.

Partia jonë është një parti marksiste, që i shikon çështjet drejt jo vetëm në parim, por edhe në praktikë. Për t'i vënë në jetë plotësisht të gjitha këto detyra, në radhë të parë, duhet

t'i kuptojmë drejt dhe të luftojmë për zbatimin e tyre, ndryshe, dashur pa dashur, duke u bërë qejfin pikëpamjeve reaksionare, asgjë nuk mund të realizohet.

Një gamë e tërë problemesh dalin, pra, në lidhje me ruajtjen e shëndetit të fëmijëve. Qeveria, siç thashë, në bazë të vendimeve të kësaj mbledhjeje të Plenumit të Komitetit Qendror të Partisë, do të marrë nga ana e saj të gjitha masat e nevojshme, po zgjidhja e drejtë dhe e plotë e këtij problemi kërkon preokupacionin e të gjithëve. Të kuptojnë mirë dhe qartë shokët punëtorë, në radhë të parë, se si duhen zgjidhur një nga një me radhë e në rrugë revolucionare detyrat që dalin dhe të mos qahet asnjëri që s'ka vend për të tërë kalamanët në çerdhe. Është e vërtetë se vend për të tërë s'ka, po, në qoftë se shokët punëtorë, në çdo sektor ku janë, mobilizohen si duhet në punë, shfrytëzojnë plotësisht orarin etj., s'ka problem që të mos zgjidhet. Në rast se për realizimin e prodhimit, sipas planit, është kërkuar diku një numër punëtorësh më shumë, kur atje njerëzit punojnë 6 orë e gjysmë ose 7 orë në ditë, në vend të 8 orëve që e kanë për detyrë, s'ka dyshim që në disa drejtime do të mbetemi pas. Po në rast se shokët punëtorë do të punojnë me të vërtetë dhe plotësisht 8 orë në ditë, atëherë në atë qendër pune ku është kërkuar të bëhet shtesa e fuqisë punëtore, do të dalë që jo vetëm punëtorët e rinj nuk do të nevojiten, por ka mundësi të shkurtohen edhe disa të tjerë. Dhe punëtorët e asaj qendre pune që do të bëjnë përpjekje të shfrytëzojnë si duhet kohën e punës, të jenë të sigurt se plani do të realizohet me më pak shpenzime dhe atëherë Qeveria do të ketë mundësi të ngrejë atje jo një, por dy e tri çerdhe të tjera të reja dhe shumë gjëra të tjera në favor të punonjësve të kësaj ose të asaj ndërmarrjeje. Prandaj shokët punëtorë ta kuptojnë mirë se kërkesën për të punuar me rendiment të lartë Partia e bën vetëm në interes të mirëqenies së të gjithë punonjësve, në interes edhe të shëndetit të grave e të kalamanëve.

Edhe me kooperativistët Partia të punojë që ata t'i kup-

tojnë drejt këshillat për t'i çuar fëmijët që të gjithë në çerdhet e kopshtet që janë ngritur për ta, dhe të mos ndodhë që një pjesë e tyre akoma të mos i dërgojnë fëmijët në këto institucione. Vihet pyetja: Po organizatat-bazë të Partisë në kooperativa çfarë bëjnë në këto raste? E kuptojnë ato qëllimin e lartë përse i ka ngritur Partia çerdhet dhe kopshtet në fshat? Në qoftë se organizatat-bazë të Partisë e kanë të qartë këtë qëllim, pse nuk veprojnë me të gjitha forcat për t'i shfrytëzuar plotësisht këto institucione në të mirën e kalamanëve dhe të shokëve e të vëllezërve të tyre kooperativistë? Është e domosdoshme që shokët komunistë të thellohen më mirë në kuptimin dhe në zbërthimin në jetë të direktivave të Partisë, t'i rrahin ato nga të gjitha anët në organizatat-bazë dhe të jenë vetë në vijat e para të luftës për zbatimin e tyre, pse ato lëshohen kurdoherë për një qëllim të lartë: të bëhet sa më e mirë jeta e popullit, të ruhet shëndeti i tij dhe, në radhë të parë, të rritet një brez i ri me një edukatë të shëndoshë socialiste dhe i kalitur sa më mirë fizikisht.

Shumë drejt u tha këtu se çerdhet e kopshtet vërtet u ngritën dhe atje po dërgohen fëmijët, por del nevoja që ato t'i zgjerojmë më tej dhe aq më shumë t'i perfeksionojmë. Kështu duhet të veprojmë kudo, për të arritur që të tërë kalamanët e fshatit, deri në moshën shkollore, të venë në çerdhe e në kopshte. Këto institucione të bëhen mundësisht e sa më parë me ngrënie, e cila të kushtojë sa më lirë. Por të kihet parasysh që ngritja e çerdheve dhe e kopshteve me ushqim në kooperativat bujqësore të mos bëhet në asnjë mënyrë në kurriz të klasës punëtore, duke e lënë këtë pa mish, pa qumësht, pa zarzavate, pa fruta etj. Jo, këtë duhet ta kuptojnë mirë kooperativistët tanë patriotë, të cilët të mobilizohen me të gjitha forcat për të realizuar, ashtu sikurse klasa jonë punëtore, planet e zotimet, duke i plotësuar e duke i tejkaluar ato në të gjithë zërat për mallra konsumi që kërkon fshati. Kjo është një detyrë e madhe patriotike, detyrë me rëndësi të madhe

kombëtare dhe do të realizohet plotësisht, në rast se kuptohet drejt nga e gjithë fshatarësia jonë kooperativiste.

Për mbrojtjen e shëndetit të fëmijëve del nevoja të merren patjetër edhe një sërë masash të tjera. Fëmijëve duhet t'u bëhen të gjitha vaksinat e rekomanduara për parandalimin e sëmundjeve të ndryshme epidemike që rrezikojnë jetën e tyre. Të luftohen, gjithashtu, disa zakone të këqija, si puthja e fëmijëve nga njëri e nga tjetri, zakon i dëmshëm ky që hap rrugën për t'u transmetuar fëmijëve sëmundjet që mund të kenë të rriturit, ose zakoni i mbulimit të fytyrës me lloj-lloj shamish e shallesh najloni e stërnajloni, vënia për të fjetur në dhoma të errëta e të paajrosura etj.

Më falni se u zgjata ca më tepër në çështjen e shëndetit të fëmijëve, po në këtë drejtim ka shumë gjëra që i kemi thënë e i kemi përsëritur, vetëm se nuk u është vënë rëndësi sa duhet. Kështu qëndron puna, për shembull, edhe me higjienën në shkolla, që shpesh lihet në radhë të fundit. Higjiena shkollore në çdo drejtim ka rëndësi të madhe, sepse ruan fëmijët nga zhvillimet defektoze; respektimi me rreptësi, ose mosrespektimi i saj, sipas rastit, ndikon për të mirë ose për të keq gjatë zhvillimit të organizmit të fëmijëve të kësaj moshe. Edhe qëndrimi jo i përshtatshëm në bankë, që ndokujt nuk i tërheq fare vëmendjen, ndikon shumë në shtrembërimin gradual e pa e kuptuar të shtyllës kurrizore, ku kalojnë të gjithë nervat, ndikon, gjithashtu, në dëmtimin e syve, në zhvillimin psikik dhe intelektual të nxënësve etj.

Pa folur për rëndësinë e madhe që ka për kalitjen e shëndetit të rinisë sonë shkollore zhvillimi i gjithanshëm i fizkulturës e i sporteve, pse për këtë është diskutuar herë të tjera, fëmijët duhet të marrin në shkollë edhe edukatën e domosdoshme higjieno-sanitare për pastërtinë individuale, shtëpiake, ushqimore, shoqërore etj. Në shkolla duhet të tregohet kujdes i madh e i veçantë për të zbuluar infeksionet e ndryshme të fëmijëve, të tregohet kujdes sidomos për higjienën e grykëve e të dhëmbëve, të cilat, siç na mëson mjekësia, janë vatra të

sëmundjeve të rënda të zemrës e të veshkave, që, po të mos zbulohen sa nuk është vonë, e bëjnë njeriun invalid për gjithë jetën. Derisa jemi të ndërgjegjshëm se ekziston një rrezik i tillë, atëherë të mendojmë ca më shumë për rëndësinë e shërbimit stomatologjik, në radhë të parë, në shkolla, të cilit, në përgjithësi, për arsye se edhe mundësitë deri tani i kemi pasur të kufizuara, nuk ia kemi vënë veshin sa duhet. Paskëtaj Komiteti Qendror i Partisë dhe Qeveria do ta shikojnë më me kujdes këtë problem.

Çdo moshë, shoqe dhe shokë, ka nevojat dhe kërkesat e veta, por sidomos ajo e pubertetit është periudha e një ndryshimi cilësor në organizmin e njeriut, që karakterizohet me transformime të rëndësishme fiziologjike, fizike, psikike dhe intelektuale. Në këtë moshë shtohen shumë procese metabolike dhe bashkë me to, ndryshon trupi i njeriut, zhvillohet më tej procesi i rritjes. Në këtë periudhë të jetës fëmijët kanë nevojë të madhe për ushqime, sidomos me kalori, prandaj ata nuk duhen përcjellë shumë herë me një ushqim të varfër. Brenda mundësive, në këtë fazë, prindërve u bie detyra të kujdesen që t'i ushqejnë të rinjtë dhe të rejat më mirë se veten e tyre, domethënë, të mendojmë më pak për vete dhe ca më shumë për ta. Në atë moshë, kur fëmija është tepër i gjallë e plot energji, kur ka nevojë të kërcejë, të hedhë valle, të luajë me top etj., prindi jo vetëm nuk duhet ta pengojë në këto drejtime, pse janë jetike e të domosdoshme për zhvillimin e tij të harmonishëm fizik e psikik, por të përpiqet edhe ta ushqejë më mirë. Prandaj të tregohet më shumë kujdes nga të gjithë për ushqimin e fëmijëve, pse te këta qëndron interesi i atdheut, i Partisë, i familjes, ata janë e ardhmja jonë...

*Vepra, vëll. 45, f. 204-221*

## GRUAJA MBAN NJË PESHË TË RËNDËSISHME NË PUNËT E BUJQËSISË

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**23 mars 1971**

. . . Gratë, që në Mirditë përbëjnë shumicën e forcave të punës në bujqësi, jam i bindur se në mos ua kalojnë burrave, punojnë njëlloj sa ata. Prandaj pikëpamja që ka ekzistuar te disa shokë, qofshin këta kuadro, komunistë ose të paorganizuar në Parti, sipas së cilës «nuk mund të mbahet bujqësia me gra», është një pikëpamje prapanike dhe krejt e gabuar.

Kudo në Shqipëri gruaja mban një peshë të rëndësishme në punët e bujqësisë. Në Mirditë për më tepër, ku burrat punojnë thuajse të tërë në industri, në miniera, gati krejt punët e bujqësisë i bëjnë gratë. Prandaj pikëpamja e huaj se «bujqësia me gra nuk shkon», kur ajo po e provon në jetë se është njëlloj e zonja ta udhëheqë e ta drejtojë bujqësinë sa edhe burri, shpreh nënvleftësimin e një force aq të madhe, siç është ajo e gruas, dhe influencon në braktisjen e bujqësisë, gjë që pa dashje çon njëkohësisht edhe në dëmtimin e industrisë.

Unë nuk i akuzoj shokët se me pikëpamjet që kultivonin kanë dashur të atakojnë ndërtimin dhe forcimin e industrisë

---

1. Në këtë mbledhje u diskutua edhe për disa probleme të punës së Partisë në rrethin e Mirditës.

në Mirditë, dhe, për pasojë, gjithë ndërtimin industrial të vendit tonë, por pikëpamjet përçmuese për gruan të çojnë në përfundimin se ajo s'ka asnjë vlerë. Atëherë vihet pyetja: Përse bëhet nga Partia gjithë kjo propagandë për të si një faktor i rëndësishëm për ndërtimin e socializmit, se ajo është e njëllojtë me burrin dhe e zonja të punojë e të drejtojë çfarëdo pune si edhe burri?!

Orientimi dhe puna e organizatës së Partisë të Mirditës, ku janë futur më shumë gra në radhët e Partisë janë të drejtë, përderisa ato në bujqësi përbëjnë atje shumicën e forcave të punës. Po do të ishte, gjithashtu, e drejtë që edhe në udhëheqje të kooperativave të vihen më shumë gra. Për mendimin tim, është pa baza pikëpamja që u hodh këtu se kooperativën s'mund ta udhëheqë një grua me arsim shtatë ose tetëvjeçar. Pa nënvleftësuar rëndësinë që ka shkolla, në qoftë se një shoqe komuniste, pavarësisht se mund të ketë kryer vetëm shkollën shtatëvjeçare është energjike dhe e zonja si organizatore, unë do të preferoja më shumë këtë, sesa një shok komunist me të njëjtin nivel, sepse shumica në kooperativat e Mirditës janë gra. Komunistët duhet ta kuptojnë drejt vijën e Partisë, të mos jenë njerëz me pikëpamje të mykura që të pëshpëritin pa vend andej-këtej: «More po si u katandisëm ne të na komandojnë gratë!». Përkundrazi, ata ta kenë për nder që bujqësinë e udhëheqin gratë, se në fakt në Mirditë thuajse ato kanë mbetur në fshat, jo se burrat (që jetojnë e punojnë në kooperativa) rrinë duarlidhur, por për faktin se shumica e tyre janë hedhur në miniera, nga nxjerrin për atdheun minerale nga më të vlefshmet. Në Mirditë pra, burri është zot i punës poshtë, nën tokë, dhe kjo i përshtatet edhe konstruktit të tij fizik, mbasi atje gruaja nuk punon dot, zotësinë e saj kjo e tregon mbi tokë.

Me këto nuk dua të them se ndonjë shok, organizator i mirë, energjik dhe që e kupton mirë vijën e Partisë, të mos jetë kryetar kooperative. Të gjithë jemi dakord që në udhëheqje të ketë kudo edhe burra, edhe gra. Ju shokë të Mirditës

duhet të ecni kurdoherë me kujdes për sa i përket punës me kuadrot. . .

Ata që i kryejnë mirë detyrat, pra, nuk duhen lëvizur vend e pa vend, siç ka ndodhur te ju, në Mirditë, që brigadierët i ndërroni njëri pas tjetrit, si pa gjë të keq. Pse po ndodh kështu? Sepse dikush hiqet për hatër të filanit, ndonjëri pse nuk i pëlqen kryetarit, tjetri se nuk i pëlqen sekretarit të organizatës-bazë; një grua hiqet sepse nuk e lejon burri të jetë brigadiere; për ndonjë grua tjetër dikush i shpif vjehrrit diçka të paqenë e shumë gjëra të tjera të këtij lloji.

Çështja e pjesëmarrjes së gruas në punët bujqësore në rrethin e Mirditës ka një rëndësi të jashtëzakonshme, prandaj organizata-bazë e Partisë atje duhet ta mbështetë atë jo vetëm politikisht dhe ideologjikisht, por të kujdeset për t'i krijuar gradualisht të gjitha kushtet e mundshme që t'ia lehtësojë punët. Edhe ekipi i Ministrisë së Bujqësisë që ka ardhur në rrethin tuaj e ka për detyrë të mendojë e t'ju ndihmojë në këtë drejtim. Vetëm kini parasysh se nuk do të jenë organet qendrore të Partisë dhe të shtetit që do t'jua zgjidhin konkretisht problemet që dalin lidhur me lehtësimin e punës së gruas.

Natyrisht, Partia dhe shteti do t'ju ndihmojnë, po ama është për faqe të zezë që të keni vetëm tri çerdhe në të gjitha kooperativat e rrethit. Më falni që po ju them, por kjo gjendje, që varet kryesisht nga ju, nuk ju nderon aspak, shokë. Ca më tepër nuk duhet të ishte e tillë gjendja po të kemi parasysh, veç të tjerave, edhe vështirësitë e mëdha të terrenit të Mirditës. Sekretarja e organizatës-bazë të Partisë të Kooperativës së Bashkuar të Oroshit, shoqja Marta Lleshi, na tha këtu se ka gra në këtë kooperativë që e kanë punën tri orë larg. Mirëpo ato kanë kalamanë në shtëpi që u qajnë, disa prej tyre kanë vjehrrin apo vjehrrën që ua mbajnë, po ka dhe të tjera që s'kanë. Gjersa burrat mirditorë nga dy e tre në familje punojnë në miniera, kuptohet sa e domosdoshme është pjesëmarrja e grave të tyre në punët bujqësore. Mirëpo shumë nga këto ku t'i lënë fëmijët? Ku është këtu solidariteti kooperati-

vist për ngritjen e çerdheve? Mua më duket se jo një, po dy çerdhe mund e duhet të ngrihen në çdo kooperativë të Mirditës, me atë shpërndarje të shtëpive që kanë atje fshatrat. Ky është një problem jo thjesht shoqëror, por dhe ekonomik me rëndësi të veçantë, pse moszgjidhja e tij pengon pjesëmarrjen si duhet të gruas në prodhim, e cila është faktori kryesor i mbarëvajtjes së bujqësisë sonë. Prandaj në këtë drejtim juve ju bie detyra të merrni iniciativën për ta zgjidhur këtë çështje[1]. Po të duhet t'ju ndihmojë diçka shteti, edhe kjo do të realizohet, por kryesorja është që ju të mobilizoheni për ta zgjidhur gjer në fund këtë problem në dobi të bujqësisë.

Ka disa gjëra që ndoshta nuk figurojnë në statutin e kooperativës bujqësore apo në rregulloren për shpërblimin e punës së kooperativistëve, por vendimet e kolektivit, të bazuara në logjikën e fortë të Partisë, u japin zgjidhje të drejtë. Ju, shoqja Martë [Lleshi], si sekretare partie duhet të mendoni konkretisht për zgjidhjen e problemit që ngritët, lidhur me punën e grave në bujqësi dhe për këtë mund të shkoni edhe në Komitetin Ekzekutiv të Rrethit e t'u thoni: «Pa na e rregulloni këtë punë, se kështu s'dilet. Nuk duhet të shpërblehen njëlloj si personi që ngrihet në orën katër të mëngjesit dhe ai që ngrihet në orën shtatë». Është kështu apo jo? Kjo duhet zgjidhur, se ka kooperativistë që ankohen me të drejtë për punën që bëjnë dhe për shpërblimin që marrin. Normat e punës nuk mund të jenë njëlloj si atëherë kur kooperativistja duhet të bëjë tri orë rrugë për të vajtur në arë dhe kur ajo e ka punën te pragu i shtëpisë. Aq më keq kur ajo për shkak të terrenit të thyer dhe mungesës së kafshëve, në kundërshtim me orientimet e Partisë, është ngarkuar me bar për të siguruar ushqimin e bagëtive. Pra, është e domosdoshme të mendohet se si duhet të jetë norma e një gruaje që punon në këto kushte të vështira dhe norma e një tjetre që e ka punën më të lehtë dhe më afër. Pse nuk bëtë një mbledhje të për-

1. Më 1984 në rrethin e Mirditës kishte 50 çerdhe, nga të cilat 46 në kooperativat bujqësore.

gjithshme të anëtarëve të kooperativës, që është organi më i lartë i ekonomisë kolektive socialiste, dhe atje ta shtronit mënyrën e rregullimit të kësaj çështjeje, duke arsyetuar, siç e thamë më lart?!.. . Mbledhja e përgjithshme e kooperativistëve doemos duhet t'ua shpërblejë drejt punën shoqeve, që, siç thotë populli, «u bie bretku në punë».

Në rast se për të lehtësuar punën e grave lind nevoja t'i jepet bujqësisë një ndihmë në mekanizma, edhe kjo duhet të bëhet, veç të studiohet konkretisht një për një në çdo rreth natyra e terrenit të çdo kooperative, shokë. Prandaj ia thoni plenumit të Komitetit të Partisë të Rrethit se nuk është aspak serioze dhe në vijën e Partisë qëndrimi i mbajtur gjer tani në lidhje me ndihmën e pamjaftueshme që i është dhënë gruas, roli i së cilës në shoqëri, dhe sidomos në bujqësi, si kudo, edhe te ju, është i madh.

Një problem tjetër që doja të prekja ka të bëjë me ngarkesën e gruas. Partia, vazhdimisht, ka këshilluar që gratë të mos ngarkohen. Mirëpo kooperativa e Oroshit, siç na tha shoqja Martë, ka edhe sektorë të vështirë, ku kafshët nuk shkojnë dot. Një rrugë ose një vijë sa për të kaluar mushka atje mund të hapet, po kooperativës i mungojnë kafshët e ngarkesës. Megjithatë, në këto kushte nuk mendon njeri se si do të zgjidhet ky problem. Neve, shokë, na ka mbetur në mendje lopa dhe as mendohet si duhet që kooperativat të kenë edhe kafshë për ngarkesë dhe t'u vihet detyrë që të kujdesen për t'i shtuar ato. Gjersa kryesia e kooperativës ose rrethi e dinë gjendjen, që disa nga tokat e kësaj kooperative janë me orë të tëra larg dhe, ca më keq akoma, atje s'ka as rrugë për kafshë, ata duhet të mendohen për këtë problem, pse gratë që caktohen për të punuar në sektorë të tillë pune detyrohen të ngarkohen rëndë sa u këputet mesi, gjë që u shkakton komplikacione të mëdha fizike. Prandaj, në vend që rrethi t'i kërkojë shtetit kredi për të blerë, ta zëmë, 200 lopë, le të blejë ca krerë më pak, që pjesën tjetër të kredisë ta përdorë për të blerë mushka për ngarkesë, si dhe disa pela për riprodhim.

Ka, pra, një sërë problemesh, për zgjidhjen e të cilave duhet menduar me kohë e sipas kushteve që paraqiten.

Disa pikëpamje jo të drejta që ekzistojnë në kuadrot, e sidomos në kuadrot udhëheqës në Mirditë, medoemos dhe sa më parë duhet t'i likuidoni, se janë të gabuara. Po të mos i kenë kuadrot të tilla pikëpamje, mendoj që ato nuk do të ekzistojnë as në popull. Ja, për shembull, thuhet sikur burrat që punojnë në miniera i pengojnë gratë të marrin pjesë në punët e kooperativës. Unë jam i bindur se nuk duhet të jetë ashtu. Minatori që punon vetë me disiplinë, që futet në thellësitë e tokës, që realizon planin, që e ndien ç'është puna, që është patriot dhe di ç'është atdheu, ç'është socializmi, nuk mund t'i thotë bashkëshortes të lidhë duart e të mos punojë në kooperativë. Por si të punojë, këtë duhet ta organizojnë organizata-bazë e Partisë dhe kryesia në kooperativë, duke i krijuar gruas lehtësitë dhe kushtet e domosdoshme për punë. Nuk ka pastaj asnjë arsye përse të mos marrë pjesë gruaja në punë, sepse shpërblimi, që ajo do të tërheqë për ditët e punës, do të rritë të ardhurat e familjes. Burri do të jetë shumë i kënaqur, kalamanët e saj do të jenë, gjithashtu, shumë të kënaqur, e, në radhë të parë, do të jetë ajo vetë shumë e kënaqur. Tash në vendin tonë kemi të bëjmë me gra që nuk janë të mbyllura si dikur gratë e disa krahinave; ato nuk janë as pa mend në kokë që të rrinë kot në shtëpi, ca më tepër gratë e vajzat e Mirditës që vazhdimisht kanë punuar. Unë kam pasur rastin disa herë të takohem me vajza dhe me gra mirditore dhe kurdoherë kam mbetur i kënaqur, sepse ato flitnin fare lirisht me mua dhe jepnin mendime të drejta. Gra dhe vajza të tilla janë në gjendje të luftojnë dhe luftojnë me vendosmëri për vijën e Partisë dhe për të drejtat e tyre, por, shokë, ato duhen organizuar, sepse pikërisht mungesa e organizimit ka shkaktuar këto vitet e fundit këtë gjendje të rëndë në bujqësi në rrethin tuaj. . .

*Vepra, vëll. 45, f. 329-338*

# NGA PUNA DHE KUALIFIKIMI I PËRDITSHËM VARET E ARDHMJA E ATDHEUT

*Nga fjala në plenumin e Komitetit të Partisë të Rrethit të Lushnjës*[1]

**6 prill 1971**

... Vajta një ditë në katundin Petrelë të rrethit të Tiranës. M'u mblodhën rreth e rrotull disa gra. Në bisedën që bëra u thashë se bujqësia mund të vejë mbarë kur njerëzit që merren me të zgjerojnë njohuritë e tyre për tokën, për bimët, për shërbimet që u duhen bërë atyre... Pra, bujqësia duhet vlerësuar më shumë, ajo kërkon që punonjësit e saj të kualifikohen vazhdimisht. Duhen parë arsyet pse ka njerëz që duan të largohen nga ky sektor. Dikush nga ju, gjatë diskutimit, përmendi si arsye të ardhurat. Kjo duhet të na preokupojë, shokë, të mos e marrim lehtë duke u kufizuar me një thirrje të thatë që u bëhet herë pas here fshatarëve kooperativistë për t'u hedhur në punë...

Kur sheh kooperativisti tornitorin që merr pesë ose gjashtëqind lekë në muaj, kurse vetë ai merr më pak, atëherë do të ndodhë ajo që i riu kooperativist, porsa kryen shërbimin ushtarak, ku ka mësuar, ta zëmë, për shofer, të përpiqet për të qëndruar në qytet. Vetëm me thirrje e vetëm duke ia zbukuruar me fjalë jetën e fshatit, ai nuk bindet të qëndrojë në

1. Në këtë plenum u diskutua rreth raportit «Mbi masat për zbatimin e detyrave të vitit 1971 në bujqësi, të para në frymën e Letrës së Komitetit Qendror».

fshat, pse në marrëdhënie pune me shtetin siguron më shumë të ardhura. Prandaj me punë të rritim prodhimet bujqësore e blegtorale, se kështu do të marrin edhe kooperativistët më shumë të ardhura.

Kështu ngjet edhe me disa vajza fshatare që kanë tendencë të martohen në qytet, pa të jetë ç'të jetë burri, mjaft që të ketë rrogë, pse e shikojnë që në fshat ka edhe veprime jo të drejta, si: ndërhyrje, arrogancë, fjalë e thashetheme. Edhe kur një vajzë apo një grua e bëjnë brigadiere ndodh që i qepin fjalë. Lëre pastaj kur ka burra që punët e lodhshme të bujqësisë ua lënë më shumë grave e vajzave për t'i kryer, pavarësisht se me fjalë thuhet që punën më të rëndë në kooperativë e bëjnë burrat. Kjo nuk është tamam kështu, sepse nëpër ara më shumë gra e vajza sheh, ndërsa burrat merren me punët më të lehta ose sillen klubeve a rrinë nëpër qoshe. Dje, duke ardhur për këtu, kur kaloja në Gosë[1], pashë arave, anës së rrugës se, ndërsa gratë mbillnin duhan, mjaft burra qëndronin në trotuaret e drejtorisë së ndërmarrjes, duke bërë muhabet. Si mund të themi atëherë që burrat u janë qepur punëve të rënda? Ose, mund të konsiderohet e rëndë puna në karrocë, vetëm se karrocierit i kërkohet të ngarkojë e të shkarkojë thasët? Tre thasë merr gjithsej një qerre, shokë, këta ai nuk e ka shumë të vështirë t'i çojë nga depoja në karrocë, së cilës pastaj ia hipën dhe ecën kaluar me orë të tëra, në një kohë që gruaja punon e dërsin në arë...

Partia është e sigurt se të gjitha boshllëqet e të metat në punën dhe në jetën tonë do t'i përmirësojmë, po, natyrisht, këto nuk bëhen përnjëherësh. Mos ma merrni për të keq, sidomos ju shoqe, për kritikën që ju bëra lidhur me mësimin. Shoqet unë nuk para i kritikoj, jo se nuk duhen kritikuar kur gabojnë. Në asnjë mënyrë. Në raste të tilla, si të gjithë duhen kritikuar njëlloj edhe ato. E vërteta është se vajzat dhe gratë, kudo që janë, punojnë më shumë. Megjithatë ka burra që

1. Fshat në rrethin e Durrësit.

mbajnë qëndrime jo të drejta, denigruese ndaj tyre, sidomos me thashethemet, me fjalët e ulëta e shpifjet që përhapin në adresë të tyre, ose u hanë ditët e punës, ndërsa për vete shkruajnë më shumë ditë-punë. Këto Partia duhet t'i luftojë, bile me rreptësi të madhe. Por më lejoni të theksoj se Partia nuk dëshiron që shoqet, kur nuk e kanë arsimin e dëshiruar, të rrinë pa shkollë ose pas punës në shtëpi të mos mësojnë fare, të mos hapin një libër, të mos lexojnë as shtypin apo të mos dëgjojnë radion, pavarësisht se janë shumë më të ngarkuara e të lodhura. Për të gjitha këto dobësi të një pjese të tyre ne duhet t'ua heqim veshin, bile fort, dhe shoqeve të mos u vijë aspak keq. Përkundrazi, kjo këshillë t'u vlejë për të bërë përpjekje të shumëfishuara në këtë drejtim. Ato duhet ta kuptojnë drejt problemin, se nga puna dhe kualifikimi i përditshëm e sistematik i të gjithë njerëzve tanë, i burrave e i grave, i të rinjve e të rejave, varen kryesisht ndërtimi dhe begatia, e ardhmja e atdheut, që ato, si të gjithë, e duan me gjithë hovin e shpirtit të tyre.

Duke përfunduar, shoqe dhe shokë, ju uroj edhe një herë nga zemra të dilni faqebardhë në realizimin e detyrave!

Të rrojë Partia!

*Vepra, vëll. 45, f. 441-444, 453-454*

## EMANCIPIM I GRUAS DO TË THOTË JO VETËM NJË GRUA E ÇLIRUAR, POR DHE NJË SHOQËRI E ÇLIRUAR NGA PARAGJYKIMET E HUAJA

*Nga raporti në Kongresin e 6-të të PPSH*[1]

**1 nëntor 1971**

. . . Në etapën e sotme të revolucionit jeta shtroi me forcë në rendin e ditës si një problem shumë të mprehtë emancipimin e plotë të gruas. Gratë dhe të rejat kanë qenë ato forca të shoqërisë sonë që mbaheshin më shumë se kushdo tjetër të shtypura e të ndrydhura, si nga ligjet e fesë, ashtu edhe nga normat, kanunet e zakonet e patriarkalizmit.

Me vendosjen e pushtetit popullor dhe me krijimin e bazës ekonomike të socializmit, gruaja shqiptare, krahas gjithë punonjësve, shpëtoi nga shfrytëzimi kapitalist, fitoi liritë dhe të drejtat politike të barabarta me burrin, asaj iu krijuan mundësitë që të hidhej me të gjitha forcat në frontin e madh të ndërtimit socialist të vendit. Sot nuk ka aktivitet në vendin tonë ku të mos militojnë dhe gratë, nuk ka vepër të re ku të mos mishërohet dhe puna fizike e mendore e tyre. Ato përbëjnë rreth 45 për qind të të gjithë njerëzve të zënë me punë në qytet e fshat.

Në vendin ku gratë dhe vajzat ishin masat më të prapambetura, që përçmoheshin nga shoqëria e nga burrat, sot me qindra e mijëra prej tyre drejtojnë punët e pushtetit në të gji-

1. Kongresi i 6-të i PPSH i zhvilloi punimet nga 1-7 nëntor 1971.

tha instancat, deri në Kuvendin Popullor, kryejnë funksione të rëndësishme në organizatat e masave dhe të Partisë, drejtojnë prodhimin e sektorë të tjerë të jetës së vendit. Partia dhe gjithë populli ndiejnë gëzim dhe krenari të vërtetë për gratë dhe vajzat tona heroike, të cilat, megjithëse akoma në kushte më të rënda se burrat, me zgjuarsi, me guxim dhe trimëri, punojnë e luftojnë jo më keq se shokët e tyre.

Me gjithë rezultatet e arritura në luftën për emancipimin e gruas, mbetej problem shqetësues sigurimi i barazisë së plotë e të vërtetë të gruas me burrin në jetën shoqërore e familjare. Pengesë kryesore këtu ishin dhe mbeten konceptet prapanike, feudale e patriarkale të vlerësimit të gruas si një qenie inferiore. Pa thyer këto koncepte që shtypnin e ndrydhnin personalitetin dhe energjitë e gruas, pa kapërcyer këtë mur, nuk mund të sigurohej përparimi i saj dhe i gjithë shoqërisë sonë në rrugën e socializmit.

Ja përse Partia jonë tehun e luftës së saj për emancipimin e plotë të gruas e drejtoi kryesisht në frontin ideologjik, në luftën kundër konservatorizmit, normave e zakoneve skllavëruese, koncepteve denigruese e ofenduese për gratë.

Sukseset janë të mëdha. Por emancipimi i plotë i gruas mbetet edhe për të ardhmen një nga detyrat më të rëndësishme për Partinë. Dhe emancipimi i gruas do të thotë jo vetëm një grua e çliruar, por dhe një shoqëri e tërë e çliruar përfundimisht nga paragjykimet e konceptet e huaja për gruan. Ky emancipim nënkupton, gjithashtu, edhe krijimin e të gjitha kushteve materiale e shpirtërore për vendosjen e barazisë efektive e të plotë të burrit e të gruas në të gjitha fushat e jetës. Prandaj, aq sa duhet punuar me ngulm për ngritjen ideologjike dhe të nivelit kulturor, arsimor e tekniko-profesional të vetë grave, që të kenë të njëjtin zhvillim si shokët e tyre e ta thonë kudo e me kompetencë mendimin për të gjitha problemet, po me aq ngulm duhet punuar për t'u krijuar atyre nga shoqëria, në përgjithësi, e nga pjesëtarët e tjerë të familjes, në veçanti nga burrat, kushte të barabarta zhvillimi, për t'u dhë-

në mundësi të mësojnë e të krijojnë. Puna e veprimtaria shoqërore të mos u ndërpritet nga punët e përditshme, të lodhshme e drobitëse të shtëpisë, të cilat zakonisht përballohen vetëm prej tyre. Ne kemi sot mundësi, dhe përherë e më tepër do të kemi, që shumë nga punët e shtëpisë shkallë-shkallë t'i shoqërizojmë.

Këtu del përpara një çështje tjetër shumë e rëndësishme: krijimi i një jete të vërtetë demokratike në familje. Lufta për zgjerimin dhe thellimin e demokracisë socialiste në jetën tonë shoqërore depërtoi edhe në familje, ku shfaqjet e pabarazisë janë më të forta. Para syve tanë po tronditen e po rrëzohen themelet e jetës patriarkale dhe në familje po futen gjithnjë e më gjerë parimet e moralit komunist, fryma e ideologjisë socialiste. Motive të reja demokratike dhe socialiste kanë filluar të veprojnë tani më shumë në lidhjet martesore dhe në marrëdhëniet familjare. Por këto motive të reja nuk janë bërë akoma dominuese. Është i njohur fakti se familja mbetet relativisht më prapa zhvillimit të përgjithshëm të shoqërisë. Prandaj duhet të luftojmë që edhe kjo prapambetje të zvogëlohet nga dita në ditë, duke bërë që edhe jeta në familje të ecë me ritmin e kohës e krahas ndryshimeve të mëdha që bëhen në jetën e vendit. Familja shqiptare si vatër edukimi ka kultivuar veti të çmueshme patriotike dhe morale. Por mjaft tradita të punës edukuese të saj nuk mund të plotësojnë kërkesat tona, bile në disa drejtime ato i kundërvihen realitetit të sotëm. Për revolucionarizimin e jetës në familje duhet punuar më aktivisht, që ajo të zhvishet gradualisht nga mbeturinat konservatore e nga mentaliteti patriarkal dhe të bëhet vatër e edukimit të njerëzve në frymën e ideologjisë së Partisë.

Shoqëria jonë nuk mund të qëndrojë indiferente ndaj problemeve të familjes, duke i quajtur ato vetjake e të mbyllura. Përkundrazi, ajo do të kërkojë kurdoherë format e përshtatshme për të ndikuar mbi të, duke dënuar, në të njëjtën kohë, si të huaja, ndërhyrjet vulgare e pa takt, me vend e pa vend në çështjet intime familjare.

Një luftë të vazhdueshme ka bërë Partia edhe kundër mentalitetit e psikologjisë mikroborgjeze. Por tani ka ardhur koha ta mprehim më shumë tehun e goditjes sonë kundër tyre. Ideologjia mikroborgjeze ka rrënjë të thella në ndërgjegjen e njerëzve. Kjo lidhet me faktin se në vendin tonë në të kaluarën kanë mbizotëruar prona e vogël e fshatarit dhe puna private e zanatçiut, mbi bazën e të cilave ndërtoheshin të gjitha llojet e marrëdhënieve midis njerëzve dhe kryhej formimi i pikëpamjeve të tyre. S'ka dyshim se transformimet e mëdha ekonomiko-shoqërore dhe puna e gjithanshme për edukimin e masave i kanë dhënë goditje të forta edhe ideologjisë mikroborgjeze, kanë ngushtuar sferën e veprimit të saj në punë dhe në jetën e njerëzve tanë.

Por e vërteta duhet parë në sy. Konceptet e prirjet mikroborgjeze ruhen dhe mbahen akoma gjallë. Ato shfaqen jo vetëm në fshat, por edhe në qytet, në këtë ose atë masë në të gjitha shtresat e popullsisë. Mbeturinat mikroborgjeze pleksen me të gjitha format e ideologjisë së klasave shfrytëzuese, si me zakonet prapanike e patriarkale, ashtu edhe me ndikimet borgjeze e revizioniste.

Ideologjia mikroborgjeze ka karakter konservator, influenca e saj shërben si një nga burimet kryesore të oportunizmit dhe të aventurizmit në lëvizjen punëtore. Është fakt se vala mikroborgjeze, e pleksur me burokratizmin dhe me presionin e gjithanshëm të ideologjisë borgjeze e revizioniste, qe një nga faktorët kryesorë që bëri të mundur procesin e degjenerimit kapitalist në Bashkimin Sovjetik.

Këtej del akoma më qartë se lufta kundër ideologjisë mikroborgjeze dhe shfaqjeve të saj është një nga detyrat më të rëndësishme të punës së gjithanshme të Partisë e veçanërisht të punës së saj ideologjike. . .

*Vepra, vëll. 47, f. 231-236*

## PËR THELLIMIN E DEMOKRACISË SOCIALISTE NË FAMILJE

*Diskutim në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**24 maj 1972**

Do të them edhe unë disa fjalë për çështjen që po shqyrtojmë në këtë mbledhje të Sekretariatit. Para së gjithash dëshiroj të shpreh kënaqësinë për diskutimet e mira dhe të pjekura të shoqeve të rretheve që punojnë në Organizatën e Bashkimit të Grave. Jam shumë i gëzuar që Partia ka përgatitur me një punë të palodhur të tilla shoqe të afta, të cilat janë në gjendje të kuptojnë thellë dhe të zbatojnë drejt në jetë vijën e saj. Nuk kam asnjë dyshim se si shoqet që dëgjuam, në Parti ne kemi me qindra e mijëra të tjera, që duhet të vlerësohen, të inkurajohen dhe të përkrahen nga të gjithë, nga Partia në radhë të parë, për punën e mirë që bëjnë. Ato duhet të përkrahen jo në mënyrë sentimentale e në kuptimin mikroborgjez, se janë gra dhe «gruaja është seks i dobët», as për arsye se «kështu thotë

1. Në këtë mbledhje u diskutua rreth raporteve të komiteteve të Partisë të rretheve të Elbasanit, të Mirditës dhe të Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm të BGSH, si dhe informacioneve të shoqeve përgjegjëse të Organizatës së Bashkimit të Grave të rretheve të Përmetit, të Shkodrës, të Mirditës dhe të Elbasanit për rezultatet e arritura dhe masat për të zhvilluar më tej lëvizjen për thellimin e demokracisë socialiste në familje.

Partia», por sepse problemi i gruas është jashtëzakonisht i rëndësishëm. Gruaja nuk ka vetëm funksionin që të përtërijë jetën, ajo është një krijesë shoqërore me të cilën janë të lidhur jeta dhe gjithë përparimi i shoqërisë njerëzore në çdo hallkë e në çdo pikëpamje që mund ta marrësh.

Partia jonë, që kur është krijuar, tani dhe vazhdimisht në të ardhmen, ka luftuar, lufton dhe do të luftojë për çlirimin e plotë të gruas. Ajo e bën këtë jo vetëm pse gruaja përbën gjysmën e shoqërisë, por sepse ky qëndrim i saj rrjedh nga politika parimore që ndjek Partia për çlirimin e të gjitha masave të popullit. Qëllimi i Partisë sonë dhe i komunizmit është çlirimi i të shtypurve, i gjithë atyre që vuajnë nga shfrytëzimi ekonomik, nga mungesa e lirive demokratike dhe, përgjithësisht, nga të gjitha format dhe mbeturinat e pabarazisë shoqërore. Gjithë lufta e Partisë ka synuar të çlirojë të gjithë punonjësit e Shqipërisë, burra e gra, të rinj e të reja, pleq e plaka. Kjo luftë vazhdoi derisa njerëzit u çliruan dhe fituan liritë politike, shoqërore dhe ekonomike.

Që të konsolidoheshin fitoret e arritura, mbi baza dhe parime të reja u organizuan, me shumë përpjekje e sakrifica, ekonomia, edukimi ideo-politik e moral i njerëzve, arsimi, kultura etj. Partia, pasi i dha pushtetin popullit, sot qëndron në krye të tij për të ndërtuar jetën e lumtur, shoqërinë socialiste. Jeta jonë po ecën përpara me një vrull të madh, revolucioni ynë zhvillohet pa ndërprerje dhe po thellohet në të gjitha fushat, ne luftojmë që niveli material dhe kulturor i masave punonjëse të përmirësohet vazhdimisht më tej. Por duhet të kuptojmë mirë se në këtë zhvillim, me gjithë përmirësimet e arritura, që janë të pakrahasueshme me të kaluarën, ka dhe dallime, ka disnivele, siç është, për shembull, ai lidhur me gjendjen ekonomiko-shoqërore e kulturore midis qytetit dhe fshatit. Ne shikojmë që qendrat e punëtorëve dhe qytetet furnizohen më mirë se fshati me mallra të konsumit të gjerë. Me gjithë përpjekjet që bëhen për ngushtimin e këtij dallimi, si dhe të dallimeve të tjera, prapëseprapë jemi larg «mbylljes së gërshërëve», sepse nuk kemi arri-

tur akoma t'i japim popullit ato për të cilat ka më shumë nevojë, në sasi dhe cilësi.

Sikurse dihet, lufta e Partisë synon që të gjithë njerëzit tanë të pajisen me arsim dhe me kulturë marksiste-leniniste, por edhe në këtë fushë ka një disnivel, që, në kushtet e sotme, është i natyrshëm. Do të vijë një kohë, pas shumë brezash, kur në vendin tonë nuk do të ketë më dallime të theksuara në këto drejtime, kur vërtet do të ketë njerëz më pak të mësuar, të mësuar dhe më shumë të mësuar, po nuk do të ketë më analfabetë, dhe gjysmanalfabetë. Pra, me gjithë ndryshimet që do të ekzistojnë midis njerëzve, ne do të arrijmë një nivel të përgjithshëm arsimor e kulturor shumë më të lartë se në kohën e sotme. Kjo gjë, natyrisht, do të vijë si rezultat i zhvillimit të madh ekonomik të vendit, si rezultat i zhvillimit të arsimit dhe të kulturës sonë. Këto suksese do të shërbejnë si bazë për përmirësimin e mëtejshëm të jetës së njerëzve, të kushteve ekonomike dhe të nivelit kulturor-arsimor të tyre dhe, si pasojë e këtyre përmirësimeve, do të ngushtohet më tepër sfera e veprimit të mbeturinave të shumta shekullore në ndërgjegjen e njerëzve, mbeturinave mikroborgjeze, moralit dhe ideologjisë borgjeze e revizioniste. Në këtë mënyrë do të ndriçohet më tej kuptimi marksist-leninist i çdo problemi. Ky disnivel ekziston edhe në raportin burrë-grua.

Kur flasim për pabarazinë në marrëdhëniet midis burrit dhe gruas, për shtypjen dhe rrugën për çlirimin e plotë të kësaj të fundit, vetëkuptohet se nuk duhet të përfytyrojmë atë lloj pabarazie dhe shtypjeje klasore që u bëhet njerëzve në formacionet ekonomiko-shoqërore parasocialiste. Rruga për emancipimin e plotë të gruas në kushtet tona realizohet nën drejtimin e Partisë. Ashtu siç po luftojmë «për të mbyllur gërshërët» e dallimit ekonomik midis qytetit dhe fshatit, në të njëjtën mënyrë «do të mbyllim gërshërët» e dallimeve edhe në marrëdhëniet midis burrit dhe gruas, për barazinë e tyre të plotë jo vetëm me ligj, por edhe në jetë. Kjo çështje themelore është me rëndësi të dorës së parë për ndërtimin e socializmit.

Partia, duke u mbështetur në mësimet e marksizëm-leninizmit, ka bërë dhe po bën përpjekje të mëdha në luftën për çlirimin e plotë të gruas. Pjesëmarrja e gruas në punën prodhuese ka luajtur një rol të rëndësishëm në zgjerimin e lirive ekonomike të saj, por, në të njëjtën kohë, ky fenomen përmban në brendinë e tij një efekt të madh politik e ideologjik dhe ka sjellë si pasojë një shndërrim rrënjësor në drejtim të ngushtimit të dallimeve midis burrit dhe gruas. Partia, si organizatë politike që udhëheq proletariatin, që frymëzon të gjithë njerëzit kudo që janë, nuk mund të realizojë me sukses të plotë asnjë veprimtari drejtuese, pa pjesëmarrjen e gjerë të gruas, pse problemi i saj është i lidhur me çdo gjë. Nuk mund të thuhet se ky ose ai problem politik, ekonomik, shoqëror, kulturor etj. u takon vetëm burrave, duke përjashtuar gratë, të cilat përbëjnë atë pjesë me rëndësi të shoqërisë që jo për faj të saj ka mbetur më prapa nga zhvillimi kulturoro-arsimor.

Lufta për çlirimin e plotë të gruas nuk duhet të harrohet për asnjë çast, pse ka të bëjë me ngushtimin e dallimeve ekzistuese në fushat ekonomike, arsimore e kulturore midis njërës pjesë të popullit me pjesën tjetër, midis burrit dhe gruas. Ky orientim i madh i Partisë duhet kuptuar në lehtësimin e gruas nga punët e lodhshme të rritjes dhe të edukimit të fëmijëve, në nevojën dhe domosdoshmërinë e sigurimit të mallrave të konsumit e gradualisht edhe në shtrirjen e pajisjeve elektro-shtëpiake, të domosdoshme për shkurtimin e kohës së punës për shërbimet imediate të familjes, të cilat, me gjithë këmbënguljen e Partisë për t'u bërë nga të gjithë pjesëtarët e familjes, vazhdojnë akoma të mbeten punë pothuaj vetëm për gruan. Po kështu edhe në kujdesin e çdo organizate-bazë partie e të çdo organi shtetëror, kooperativist, shoqëror, të çdo ndërmarrjeje, institucioni dhe të çdo njeriu, kudo që punon, për zhdukjen e dallimeve ekzistuese në marrëdhëniet midis burrave dhe grave. Të gjithë të mendojnë për ngushtimin e këtij disniveli, ashtu sikurse mendojnë e veprojnë për ngushtimin e dallimeve midis qytetit dhe fshatit. Shoqet tona më të ngritura politikisht, ideologjikisht e nga ana

arsimore-kulturore, që janë në gjendje ta kuptojnë e ta njohin më thellë këtë disnivel, duhet të jenë elementi kryesor, kudo që punojnë, për të ngritur para kolektivit sa detyrat e grave ndaj shoqërisë, aq edhe ato të shoqërisë ndaj grave. Të tilla shoqe kemi sot jo vetëm në qytet, por edhe në fshat.

Jeta ka provuar vazhdimisht se, kur një çështje e merr në dorë Partia dhe për realizimin e saj mobilizon masat, çdo gjë, sado e vështirë të duket, arrihet. Kështu, kur Partia bëri të gjitha përpjekjet, u arrit heqja e taksave dhe e sistemit të grumbullimit të detyrueshëm të prodhimeve bujqësore e blegtorale. Kur Partia shtroi me të madhe elektrifikimin e gjithë fshatrave të vendit tonë si një nevojë absolutisht të domosdoshme, për arsye se nuk mund të ndërtohej socializmi duke pasur fshatin në errësirë, kjo detyrë u realizua me sukses të plotë. Edhe për çlirimin e plotë të gruas Partia të njëjtën gjë po bën, por për të pasur përfundime më të mira në këtë fushë, që ka të bëjë sidomos me revolucionin ideologjik e kulturor, duhet të insistojmë fort, me qëllim që të gjithë njerëzit, në çdo hap të jetës së tyre, të kenë parasysh mësimet e Partisë që çështja e çlirimit të plotë të gruas të bëhet problem i të gjithë popullit.

Lufta revolucionare, siç na ka mësuar Partia, bën që të zhduken të gjitha këto mbeturina të vjetra që ekzistojnë në ndërgjegjen e njerëzve, si dhe pasojat e këtyre mbeturinave që rëndojnë më shumë mbi gratë. Gratë janë të rënduara më shumë jo pse janë të «dashuruara» pas mbeturinave, por për shkak të koncepteve prapanike të trashëguara nga e kaluara, të cilat i kanë kultivuar për interesat e tyre klasat sunduese, duke përdorur pushtetin e tyre, pushtetin e fesë dhe pushtetin e burrit. Burrat kurrë të mos mendojnë se e duan lirinë më shumë se gratë, edhe pse këto kanë më pak arsim e kulturë. Njerëzit që nuk janë krejt të barabartë me të tjerët, e ndiejnë më shumë peshën e shtypjes dhe e duan lirinë më tepër se kushdo tjetër. Kjo është aq e vërtetë edhe në sferën e marrëdhënieve familjare, sa është i vërtetë fakti që skllavi e do lirinë më shumë se

skllavopronari, bujkrobi më shumë se feudali dhe proletari më shumë se borgjezi.

Ne duhet të futemi thellë në botën e brendshme shpirtërore të atyre vajzave që «shiten» nga baballarët patriarkalë, konservatorë e prapanikë, ose të atyre grave, që, megjithëse robtohen në punë më shumë se burrat, nganjëherë mbi to rëndon sharja, bile edhe rrahja e bashkëshortëve. Po të futemi thellë në ndërgjegjen e gruas, do të shikojmë çfarë revolte e madhe zien në shpirtin e saj në rastet që përmenda dhe çfarë dëshire të pakufishme ka ajo për t'i kërkuar Partisë së saj që ta çlirojë! Partia duhet të gjejë forma, mjete dhe mënyra të përshtatshme për t'i realizuar kërkesat e grave jo vetëm nga ana ekonomike, por edhe nga ana arsimore, kulturore etj. Këtë mision fisnik e kemi për detyrë ta kryejmë në radhë të parë ne komunistët, që jemi pjesëtarët më të përparuar e më të ndërgjegjshëm të shoqërisë, sepse ne jemi më revolucionarë, jemi të pajisur me idetë marksiste-leniniste, me kulturën socialiste dhe me mësimet e Partisë sonë, që na orientojnë, na ndriçojnë rrugën dhe veprimet tona dhe nuk na lënë të biem në qorrsokaqe. Puna e Partisë për edukimin tonë ideopolitik, arsimor e kulturor është një faktor me rëndësi për ndërtimin e socializmit dhe na ka bërë më të aftë të ndeshemi me pengesat, t'i luftojmë dhe t'i mundim ato, duke ecur kurdoherë përpara.

Shkalla e kuptimit të shumë çështjeve është e ndryshme edhe për arsye se shoqërinë e përbëjnë njerëz të brezave e të shtresave të ndryshme. Një prej tyre është edhe brezi i vjetër, i cili, me gjithë përparimet që ka bërë në procesin e edukimit dhe të riedukimit, me gjithë meritat e mëdha që ka dhe respektin e veçantë që gëzon, sepse bëri revolucionin, akoma nuk është spastruar në masën e duhur nga idetë dhe mendimet e vjetra feudale, konservatore e mikroborgjeze. Kjo duket sidomos në fushën e marrëdhënieve familjare dhe konkretisht në raportet midis burrit dhe gruas. Në qoftë se Partia nuk do ta kuptonte këtë realitet, atëherë ajo nuk do të ishte në binarë të drejtë dhe nuk do të kishte mundësi të përqendronte forcat për arritjen

e atyre ndryshimeve progresive që imponon vetë etapa e re e zhvillimit historik të vendit tonë — ndërtimi i plotë i shoqërisë socialiste. Në qoftë se kënaqemi me fjalë të përgjithshme, duke deklaruar se ne i kemi dhënë lirinë gruas nga ana politike, juridike dhe shoqërore dhe mbyllim sytë para ekzistencës së dallimeve ekonomike, kulturore, morale apo politike që ekzistojnë në familje midis saj dhe burrit, Partia nuk mund të mobilizohet si flamurtare e luftës për çlirimin dhe shpëtimin e të shtypurve, për të nxjerrë plotësisht nga kjo situatë të gjithë masën, veçanërisht gruan që në shekuj ka qenë më e shtypur.

Çështja e ngritjes së mëtejshme të nivelit arsimor dhe kulturor në vendin tonë ka rëndësi të jashtëzakonshme për të gjithë, veçanërisht për brezin e kaluar, në radhët e të cilit bëjnë pjesë një numër i madh njerëzish, që kanë një kulturë më të paktë se ata të rinj e të reja që u edukuan dhe u rritën në kushtet e shoqërisë socialiste. Gjyshërit dhe prindërit e të rinjve të sotëm janë rritur para Çlirimit dhe, për arsyet që dihen, ata kanë marrë një arsim dhe kulturë shumë të kufizuar. Lufta Nacionalçlirimtare, çlirimi i vendit dhe puna për ndërtimin e socializmit bënë që një pjesë e njerëzve të brezit të shkuar në moshë të spastrohet nga mjegulla e kulturës që kishte marrë prej shoqërisë së vjetër dhe në procesin e riedukimit të pajiset me kulturën e rendit të ri shtetëror e shoqëror. Ky fenomen i spastrimit nga ndikimet negative të kulturës borgjeze filloi të shfaqet në brezin e intelektualëve tanë që në fillim të çlirimit, kurse në masat e gjera të popullit, që nuk kishin as shkollën fillore, kjo ishte e vështirë.

Partia duhet të mendojë që ky transformim i realizuar te brezi i intelektualëve që përmenda më lart të shtrihet absolutisht edhe te pjesa tjetër e popullsisë së brezit të moshuar, pse të gjithë me veprimet e qëndrimet e tyre ndikojnë shumë në formimin e brezit të ri. Brezi ynë i ri rritet me ndjenja të pastra, me kulturë të gjerë socialiste dhe jeton, punon e lufton në socializëm, pra është i interesuar t'u hapë rrugë kudo normave tona socialiste, por mbeturinat mikroborgjeze, të cilat ushqehen nga

ideologjia borgjeze e revizioniste dhe pasqyrojnë konceptet dhe mendimet e botës së vjetër, të përmbysur nga revolucioni ynë e që transmetohen nga brezi më i vjetër, pengojnë progresin shoqëror, ato bëhen pengesë sidomos në rrugën e çlirimit të plotë dhe të përparimit të gjithanshëm të të rinjve dhe të grave. Në luftën kundër shumë mbeturinave patriarkale, feudale, mikroborgjeze e borgjeze merr një rëndësi të veçantë përhapja e arsimit dhe e kulturës socialiste në masën e gjerë të grave. Të gjithë njerëzit e moshuar që banojnë në fshat dhe në qytet kanë mundësi të riedukohen ashtu si dhe shumë shokë të tyre që i ka bindur e i ka mësuar Partia. Ata që nuk do të kenë mundësi të ecin me të njëjtin vrull, siç ecën brezi i ri, ta mbështetin atë dhe të mos bëhen pengesë, sidomos për të rejat dhe gratë, dëshira e të cilave është të ecin gjithmonë përpara.

Me të drejtë BGSH, sipas vendimeve të Kongresit të Partisë, e konsideron ngritjen e nivelit arsimor e tekniko-profesional të grave një nga detyrat e saj kryesore. Këta dy elementë, shkalla e arsimit dhe shkalla e marrëdhënieve socialiste në familje, përcaktojnë edhe shkallën e emancipimit të gruas pas fitoreve të arritura në prodhimin shoqëror dhe në fushën politiko-shoqërore, prandaj Partia, organizatat e masave, si ajo e bashkimeve profesionale, e rinisë, e Frontit etj., për arsyet që përmenda, ta vlerësojnë më tepër rëndësinë e ndjekjes së shkollave të të gjitha shkallëve, veçanërisht për gratë. Pse them veçanërisht për gratë? Sepse ka njerëz ndër të cilët ekziston akoma pikëpamja e vjetër që «gruas nuk i duhet shkolla». Ky koncept reaksionar është thyer tek të rinjtë. Tani pothuaj nuk mbetet e re pa mësuar në shkollë, një pjesë e mirë e tyre ndjekin shkollat e mesme dhe të larta. Ky është një sukses i jashtëzakonshëm i punës së madhe të Partisë që nuk e kanë arritur të tjerët. Sot vajzat tona janë të mira në çdo pikëpamje, të forta, të shkathëta, të kulturuara, punëtore, të pastra nga ndjenjat dhe të zonjat për të kuptuar drejt çështjet e politikës së Partisë. Të gjitha këto karakteristika i ka edukuar tek ato Partia.

Ne kemi shumë shkolla, duke filluar nga më të ulëtat e deri

te më të lartat, të cilat duhet t'i ndjekin me zell të madh të rinjtë dhe të rejat tona në bazë të orientimeve të dhëna, por duhet të bëjmë përpjekje edhe për zhvillimin kulturor të brezave më të rritur, se tek ata ekzistojnë dallime të mëdha për sa i takon nivelit kulturor. Nuk mendoj që grave të moshuara në fshat t'u bëjmë thirrje për të ndjekur shkollën, se kjo kërkesë do të ishte e vështirë të plotësohej nga të gjitha, por është e domosdoshme të gjejmë forma e metoda pune që arsimi, dhe sidomos kultura, në mënyrë të koncentruar, të futen thellë në gjithë popullin, veçanërisht në gratë. Po të bëhet mirë kjo, po të ngrihet më lart niveli kulturor i grave të moshave pak a shumë të shkuara, atëherë para syve tanë do të shohim të realizohen ndryshime të mëdha për sa i përket ngushtimit gjithnjë e më të madh të disnivelit kulturor midis tyre dhe do të jemi në gjendje të luftojmë më me efikasitet kundër mbeturinave, që, në një masë të madhe, e kanë burimin në paditurinë e njerëzve. Në këtë mënyrë edhe udhëzimet, direktivat e Partisë e të organizatës së gruas do të kuptohen më mirë e më lehtë, nuk do të jetë më nevoja që në këto direktiva të shprehemi hollësisht e për çdo gjë, qoftë edhe për çështje fare të vogla ose për çështje me rëndësi që kanë të bëjnë me marrëdhëniet familjare brenda në shtëpi. Pse tani jemi të detyruar të flasim me hollësi për shumë gjëra se aktualisht gratë, bile edhe burrat, në fshat nuk janë të formuar të gjithë në shkallën e duhur nga pikëpamja kulturore dhe shpesh bëhen pengesë për vendosjen e normave të reja socialiste, sidomos në familje.

Ne i themi të tëra të metat në punë, shfaqjet e huaja e mbeturinat e vjetra, ashtu siç u thanë bukur këtu, por kur vjen puna i quajmë gjëra të veçanta me të cilat duhet të merret vetëm organizata e gruas. Unë do të thosha se këto çështje, me të cilat merret organizata e gruas, nuk janë specifike, por probleme shumë të mëdha, kapitale. Në situatën e Ballabanit të rrethit tuaj[1], fjala vjen, thyerja e pikëpamjes së komandimit dhe

1. I drejtohet shoqes Liri Miti, në atë kohë përgjegjëse e organizatës së gruas të rrethit të Përmetit.

të epërsisë së burrit është problem me rëndësi për Partinë. Ju thatë që, kur merrni vendime, shokët e organizatës së Partisë nuk ua vënë veshin sa duhet për ndihmën që duhet t'ju japin në plotësimin e kërkesave dhe të detyrave që shtroni. Unë mendoj se që t'jua vënë mirë veshin këta njerëz herë-herë mund edhe të ftohen në këshillin e gruas edhe burra, natyrisht jo për të shndërruar organizatën e gruas në organizatë fronti, po për të ballafaquar mendimet tuaja me ato të burrave, për të thyer epërsinë e burrave, siç thyhet ky edhe në organizatat e tjera të masave.

Si thua ti, shoqja Liri, a e gjeni të rregullt që në mbledhjet e organizatave të Partisë, të Bashkimeve Profesionale, të BRPSH e të Frontit bëjnë pjesë edhe burra, edhe gra, kurse në mbledhjet e organizatës suaj, sidomos në ato të organeve të saj drejtuese, ka vetëm gra? Pse të mos ketë edhe në mbledhjet e kësaj organizate burra ose të rinj, për të diskutuar bashkërisht me gratë, duke ballafaquar pikëpamjet nëpërmjet debatesh?!

Shumë mirë the ti se në jetë ekziston koncepti që burri duhet të ecë më përpara nga ana e intelektit dhe e shkollës. Edhe vetë gruaja, e ndikuar nga ky koncept, i krijon kushte dhe e shtyn burrin të ecë përpara, duke e marrë gjithë peshën e punëve të shtëpisë mbi supet e saj. Kjo është shumë e rëndë. Në qoftë se ne nuk e thyejmë këtë pikëpamje, atëherë do ta kemi vështirë për të zhdukur me atë ritëm që duam zakonet e këqija që përmende ti.

Unë, kur të pyeta për çështjen e arsimimit të grave, nuk kisha parasysh vetëm arsimin shkollor që marrin të rejat, por interesohem sidomos për kulturën që merret jashtë shkollës. Përhapjen e kulturës në jetë e në punë organizata e gruas e bën nëpërmjet disa formave që, sado të mira dhe efektive të jenë, nuk mjaftojnë për përhapjen e gjerë të kulturës në masën e grave që nuk janë në shkollë. Kështu, duke gjetur forma e metoda pune të zhdërvjellëta, do të zhvillohen intelekti i grave, kultura e tyre. Në këtë mënyrë, nëna, që rri brenda dhe bën punët e shtëpisë, do të dijë ta edukojë djalin e saj, i cili është

i ri, me kulturën e vet, me qëllim që ai ta ndihmojë atë në punët e shtëpisë, jo vetëm nga ana sentimentale, por ta kuptojë si detyrë.

Në kuadrin e zhvillimit të grave duhet të shikojmë edhe anën tjetër, që ato të merren më shumë me problemet shqetësuese të kohës e të jetës.

Burrat, tradicionalisht, kanë pasur dhe vazhdojnë të kenë epërsi në këtë drejtim. Kjo epërsi e burrave në jetë nuk ka lindur menjëherë, po është krijuar për një kohë shumë të gjatë. Sundimi i burrit në familje, në të shumtat e rasteve, vjen për arsye se ai ka bërë një jetë sipas botëkuptimit të kohës, duke jetuar edhe jashtë familjes. Ai merrej me punë, me rritjen e kafshëve, me shitjen e bagëtive, bënte pazarin etj. Burri, edhe pse pa shkollë, është marrë me punë jashtë shtëpisë, me probleme të prodhimit shoqëror e të politikës shoqërore që kanë qenë të ndërlikuara. Atij i është dashur të zgjidhë shumë probleme për të përballuar nevojat e familjes dhe në këtë proces është ngritur, ka mësuar, ka përparuar, ka afirmuar dhe vlerat e aftësitë e tij, kurse gruaja jetonte brenda shtëpisë.

Ne duhet të bëjmë përpjekje të mëdha që gruaja t'i kërkojë vetë burrit që ai jo vetëm të mbushë ujë, por të përpiqet që të barazohet me të në marrëdhëniet familjare e në problemet shoqërore. Gruaja, edhe kur s'ka shkollë, duhet të dalë nga jeta e mbyllur e saj në shoqëri, në atë gradë, siç dilte burri i saj kur nuk kishte nivelin kulturor që ka sot.

Duhet që jo vetëm burri, por edhe gruaja të mësojë nga jeta dhe t'i përballojë problemet që nxjerr ajo. Sot jo vetëm në qytet, po edhe në fshat, burrat diskutojnë për çështje shtetërore, politike, morale, parimore etj. dhe nuk kanë kohë të merren me gjëra të vogla. Po gruaja? Shumë kushte janë krijuar dhe për atë. Gruaja te ne merr pjesë në punën prodhuese-shoqërore e në jetën politiko-shoqërore; tani ajo ka një botë më të pasur shpirtërore; ka aspirata të militojë kudo, si dhe burri, dhe deri në një shkallë edhe ajo i tregon aftësitë e saj. Por akoma ajo, pasi

bën mirë punën në makinat e uzinave, në laboratorë etj., vete në shtëpi, ku i duhet të merret me punët e lodhshme të shtëpisë dhe kështu, natyrisht, pak kohë i mbetet për të menduar jashtë kuadrit të ngushtë familjar.

Disa burra që diskutojnë për probleme të mëdha ekonomike, politike etj., kur kthehen në shtëpi, kërkojnë të kenë gati gjellën dhe të gjitha shërbimet e tjera, pastaj ia futin gjumit, pa marrë «mundimin» që t'i bisedojnë edhe me bashkëshortet problemet e mëdha të kohës, ashtu sikurse kanë biseduar me shokët ose siç kanë lexuar në shtyp. Këta burra shpesh përtojnë t'u komunikojnë të tjerëve bisedat e konkluzionet e Partisë për nevojën e sundimit të normave të reja në familje, gjë që do të ndikonte sa te gruaja, aq edhe tek të moshuarit ose tek të rinjtë. Burri, edhe kur nuk ka pasur shkollë, i kuptonte çështjet; ai jepte mendime, fliste në shtëpi edhe për problemet jashtë familjes. Burri, aktualisht është ngritur nga ana kulturore, kurse gruaja, megjithëse ka përparuar, prapë është ngritur më pak se burri. Diferenca në shkallën e ngritjes së nivelit kulturor e bën gruan të sundohet akoma. Ky dallim midis burrit dhe gruas duhet thyer. Shembullin duhet ta japin të rinjtë dhe të rejat, për arsye se ata kanë kulturë shkollore dhe jashtëshkollore. Të rinjtë nuk duhet t'i bëjnë lëshime njëri-tjetrit në ruajtjen e mbeturinave mikroborgjeze.

Të gjithë burrat e gratë që kanë shkollë dhe që i kuptojnë problemet e jetës njëlloj, duhet të luftojnë e të realizojnë plotësisht barazinë në marrëdhëniet familjare. Në qoftë se burri është shumë i ngarkuar me punë, gruaja duhet ta ndihmojë me të tëra mundësitë që ka për ta lehtësuar atë, t'i krijojë kushte të mira çlodhjeje etj. Por, të njëjtën gjë duhet ta bëjë edhe burri për gruan e tij, kur kjo do të jetë e rënduar më tepër se ai me punë.

Për këtë qëllim duhet të ndikojë fort shkolla jonë te brezi i ri, i cili të pajiset me një kulturë të shëndoshë e të shumanshme. Puna e bërë për demokratizimin e marrëdhënieve në familje megjithëse është përmirësuar, nuk është e mjaftueshme.

Këtë gjë duhet ta organizojë e ta drejtojë në radhë të parë Partia. Komunistët, para të gjithëve, duhet të japin shembullin pozitiv në familjet e tyre. Nuk mund të jetë komunist i mirë ai që nuk diskuton në rrugën e Partisë me gruan, me nënën, me motrën, me djemtë e me vajzat e tij. Mundet që edhe komunisti të mos ketë shkollë të mjaftueshme, por ai këto çështje i kupton më mirë, pse është udhëheqës i masave, që militon në pararojë të tyre dhe lufton për zbatimin e vijës së Partisë. Në qoftë se komunisti nuk e bën këtë punë në shtëpinë e tij, nuk mund ta bëjë as në shoqëri. Në një rast të tillë puna e komunistit bëhet formale dhe nuk mund të ketë një bashkërendim të gjallë midis organizatës së gruas, si organizatë e masave, dhe organizatës së Partisë që udhëheq. Duhet të marrë fund koncepti i komandimit që duket te burrat, si dhe prirja e tyre për t'u thënë të tjerëve: «Hajde, bëje ti këtë, se e ke për detyrë!».

Ndodh që burri, duke e nënvleftësuar nevojën e ngritjes ideopolitike, kulturore dhe profesionale të gruas, e pengon atë ndonjëherë që të marrë pjesë edhe në kurse e konferenca, se ka pikëpamje të gabuara për marrëdhëniet bashkëshortore e familjare. Ky qëndrim i këtyre burrave nuk pajtohet me vijën e Partisë, është prapanik, patriarkal e konservator.

Bashkëshortët dhe pjesëtarët e tjerë të familjes duhet të komunikojnë e të diskutojnë së bashku për shumë probleme. Në këtë drejtim burrat nuk kanë përse të hezitojnë të flasin me gratë, ashtu si me njëri-tjetrin, sepse, ato, që bisedojnë jashtë familjes, nuk janë çështje sekrete. Po të ishin gjëra të fshehta, ata nuk do t'i bisedonin as me shokët e tyre, që nuk bëjnë pjesë në një organizatë-bazë partie. Në qoftë se ne arrijmë që të gjithë komunistët dhe njerëzit e tjerë të paorganizuar në Parti, të kuptojnë rëndësinë e madhe që ka komunikimi i kulturës në familje, veçanërisht për gruan, motrën, vajzën, por dhe për të moshuarit etj., atëherë do të ngremë në një shkallë më të lartë kulturën masive dhe kjo do të sjellë, si pasojë, zhdukjen e shumë dallimeve që vihen re midis burrit dhe gruas, pra do të sjellë zgjidhjen me sukses dhe në mënyrë të harmonishme të proble-

meve që shqetësojnë familjen. Me vendosjen e këtyre marrëdhënieve, çdo problem do të zgjidhet me mirëkuptim, sepse të gjithë do të udhëhiqen nga të njëjtat parime.

Edhe për problemet ekonomike brenda familjes, siç janë administrimi i të ardhurave të përbashkëta, shpenzimet, kursimet etj., etj., burri dhe gruaja do të vendosin bashkërisht dhe sa më drejt. Ata, duke gjykuar nga të ardhurat që realizojnë, nga numri i fëmijëve që kanë, nga nevojat që u paraqiten etj., do të veprojnë ashtu si u duket më e arsyeshme dhe të blejnë ato sende që u duhen për lehtësimin e punëve të shtëpisë, për një mirëqenie materiale e kulturore gjithnjë e më të lartë. Kështu veprohet në shumë familje, ku mësimet e Partisë janë kuptuar drejt dhe niveli kulturor i bashkëshortëve është ngritur. Atij burri që kërkon të imponojë vullnetin e tij kundër interesave të gruas dhe të fëmijëve, që përpiqet të hajë e të pijë vetë, pa pyetur për nevojat e të tjerëve, i mungon ndjenja e përgjegjësisë bashkëshortore dhe prindërore.

Këto çështje do t'i zgjidhim drejt vetëm kur gratë t'i kemi bërë të ndërgjegjshme për të këmbëngulur në të drejtat që u takojnë dhe për të punuar intensivisht që të ngrenë nivelin e tyre ideopolitik dhe kulturor. Nuk mund të ketë shoqëri dhe familje të vërtetë socialiste, nuk mund të ketë një jetë të këndshme në gjirin e familjes, pa u kuptuar nga të gjithë që marrëdhëniet midis burrit dhe gruas duhet të karakterizohen nga detyrime dhe të drejta reciprokisht të barabarta, nga besimi, respekti dhe dashuria reciproke midis tyre. Ndërtimi i këtyre marrëdhënieve të drejta do të ndikojë shumë në rritjen dhe edukimin e fëmijëve, që këta të fundit të bëhen qytetarë të denjë të shoqërisë sonë. Kjo është një detyrë absolute që nuk mund të realizohet në rast se nuk interesohemi për gruan, për nënën, për motrën dhe për vajzën që kemi në shtëpi.

Ngritja e personalitetit të gruas dhe komunikimi i kulturuar me çdo pjesëtar të familjes do të frenojë shumë koncepte të burrave prapanikë që i pengojnë të rejat në punën e tyre si aktiviste shoqërore pasi ato martohen, do të frenojë shumë prin-

dër, që, të ndikuar nga mbeturinat e theksuara patriarkale, i «shesin» vajzat me para, duke lidhur martesa me shpërblim etj. Formimi i botëkuptimit të ri, bindja për drejtësinë e marrëdhënieve të reja familjare do të bëjë që burri të mos e shikojë gruan, vajzën apo motrën e tij si një krijesë inferiore që «kështu ka lindur dhe kështu do të vdesë».

Botëkuptimi i vjetër, me të cilin pleksen shumë pikëpamje e mbeturina, ka ndikuar dhe ka lënë gjurmë në trajtimin e keq të grave nga disa burra. S'ka asnjë dyshim se të gjithë prindërit dëshirojnë që vajza apo djali i tyre të bëhet i ndershëm e punëtor. Çdo prind dëshiron që vajza të gjejë një burrë të mirë, por konservatori, që mundohet shumë nga pikëpamjet e vjetra, nuk ka besim te vajza, ai ka frikë se burri që martohet me bijën e tij me dashuri, më vonë do ta braktisë dhe pastaj mbi familjen do të rëndojë «barra e turpit për bijën e kthyer». Ndërsa për djalin është fakt se konservatorët kanë tjetër konsideratë, ai mund të ndajë disa gra dhe kjo gjë mund të harrohet, sepse opinioni shoqëror akoma i paformuar mirë nuk ka kërkesa morale të barabarta si për djalin edhe për vajzën.

Kur Partia të krijojë një situatë të tillë që në çdo familje të punohet politikisht, që prindi ta trajtojë të bijën jo si krijesë të bindur ndaj rreptësisë së «pushtetit atëror», por si shoqe, duke u futur së bashku me të në diskutimin e problemeve politiko-ideologjike, kulturore, morale etj., atëherë vajza do të jetë e zonja ta zgjedhë vetë shokun besnik të jetës. Një vajzë e tillë jo vetëm do të dijë të zgjedhë atë që duhet, dhe babai s'do të ketë pse të shqetësohet, por me punën e mendimin e saj do të tregojë aftësitë e vërteta dhe s'do të guxojë njeri ta trajtojë atë si inferiore.

Në këtë drejtim Organizata e Bashkimit të Rinisë duhet të luajë një rol shumë të madh, pse rinia përbën pjesën më dinamike të shoqërisë sonë socialiste. Të gjitha këto që thashë do t'i bëjnë edhe të vjetrit, por më shumë do t'i realizojnë të rinjtë, që kanë më pak mbeturina se njerëzit në moshë më të shkuar.

Vetë rinia është e pastër nga ndikimet e së kaluarës, por brezi më i vjetër në shumë mënyra me dashje ose pa dashje, i transmeton dhe i «ngjit» asaj disa nga mbeturinat e veta. Prandaj organizata e rinisë duhet të ndikojë sa më shumë tek anëtarët e saj, me qëllim që çdo i ri të kuptojë se çfarë roli duhet të luajë ai në mbrojtjen e të drejtave të motrës e të nënës së tij. Në qoftë se të rinjtë nuk e kuptojnë që në jetë, në dashuri dhe në marrëdhëniet me shoqet duhet të jenë seriozë dhe të sillen në përputhje me normat e moralit proletar, në qoftë se ata nuk bëhen përkrahësit e normave të reja në qëndrimet ndaj nënave e motrave të tyre, atëherë nuk do të merrnin kurrë fund disa shfaqje që frenojnë dhe ndrydhin vajzat, besimi ndaj tyre nga ana e disa prindërve do të arrihej më me vështirësi dhe për një kohë shumë më të gjatë.

Këtu e kam fjalën për një kuptim të drejtë të vendit dhe të rolit të vajzës e të gruas, por edhe të marrëdhënieve të pastra e të sinqerta të shoqërisë, miqësisë dhe dashurisë midis të rinjve e të rejave. Ne jemi marksistë-leninistë dhe, si të tillë, e kuptojmë realisht zhvillimin e jetës. Ky transformim i madh dhe i vrullshëm përpara që bëhet si në tërë jetën e shoqërisë edhe në atë të rinisë, natyrisht, do të vërtetojë edhe ndonjë gabim në jetën dhe marrëdhëniet midis të rinjve e të rejave. Kjo gjë e rrallë nuk është ndonjë «katastrofë», siç duan ta paraqitin me keqdashje konservatorët, sepse jo vetëm disa të rinj, por ka edhe të vjetër, që kanë një eksperiencë të madhe e megjithatë bien në gabime. Ka njerëz të moshës së kaluar, bile midis tyre edhe ndonjë komunist që nuk e kuptojnë mirë zhvillimin e jetës dhe, kur ndodh ndonjë rast i papëlqyer, pa u thelluar, bëjnë përgjithësime pa asnjë bazë, duke u shprehur se «rinia u prish» etj. Po pse t'ia hedhim fajin vetëm rinisë kur edhe të vjetrit gabojnë? Pse u prishka rinia dhe pleqtë, që i transmetojnë asaj gjithfarë mbeturinash, qenkan në rregull?

Komunistët dhe patriotët duhet të kuptojnë se gabimet në jetë ndodhin, prandaj, për të pasur sa më pak gabime, kërkohet

zbatimi i drejtë i vijës së Partisë. Atij që flet keq për të rinjtë e të rejat do t'i themi: Ç'ke bërë ti për çlirimin e plotë të gruas? Pse je mjaftuar për këtë problem kaq jetik vetëm duke folur disa fjalë në një mbledhje dhe nuk ke dhënë shembullin personal në marrëdhëniet brenda familjes tënde? Pse nuk ke kritikuar rreptë shfaqjet dhe qëndrimet e shëmtuara ndaj gruas, por ke preferuar më shumë të rënkosh që «qenka prishur rinia»? Pastaj këtë njeri do ta kritikojmë se është konservator dhe nuk bën përpjekje të mjaftueshme për të kuptuar thellë vijën e Partisë.

Shoqëria jonë ka bërë një përparim të madh, që vajzën e bëri shoqe të barabartë me djalin. Nga një kohë kur të rinjtë nuk takoheshin e nuk njiheshin fare para martesës, tani punojnë bashkë, janë shokë të mirë dhe në procesin e punës e të njohjes shoqërohen, miqësohen, mund të dashurohen dhe të martohen, duke krijuar kështu një familje të re socialiste, ku zotërojnë dashuria e sinqertë dhe respekti reciprok. Në këtë zhvillim mund të vërtetohet edhe ndonjë përfundim i papëlqyer, por një ose disa raste të hidhura kurrë nuk mund ta përlyejnë rininë tonë.

Rinia është e ardhmja e shoqërisë sonë. Nesër të rinjtë dhe të rejat do të jenë baballarët dhe nënat e një rinie më të përparuar nga ç'ishim ne dikur ose nga ç'janë të rinjtë sot. Për këto arsye ju shokët e rinisë, së bashku me shoqet e organizatës së gruas, duhet t'i vini rëndësi shumë të madhe bashkëpunimit ndërmjet organizatave tuaja për forcimin e familjes socialiste. Pavarësisht se jeni organizata të veçanta masash dhe secili nga ju ka veçoritë e punës së vet, në këtë drejtim duhet të jeni jashtëzakonisht të lidhur. Që nga ngritja e më shumë çerdheve dhe kopshteve për fëmijët, deri te problemet më të ndërlikuara, siç është shoqërizimi i ekonomisë shtëpiake, që do të arrihet pasi të sigurohet një bazë materialo-teknike shumë e zhvilluar e socializmit, ka vështirësi. Ne të tëra këto i kuptojmë, veçse ka edhe gjëra që nuk kanë mbetur pas për shkak të vështirësive objektive, por janë zvarritur nga një kuptim shumë i cekët në

zbërthimin e parimeve, pra për shkaqe subjektive. Prandaj problemi i çlirimit të plotë të gruas ka të bëjë mbi të gjitha me kuptimin dhe zbatimin e drejtë e të plotë të parimeve e direktivave që ka shtruar Partia.

*Botohet i plotë sipas tekstit të nxjerrë nga procesverbali i mbledhjes së Sekretariatit të KQ të PPSH, që gjendet në AQP*

## PËRPARIMIN E SHOQËRISË TA MATIM ME PËRPARIMIN E GRUAS

*Nga diskutimi në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSH*[1]

**26 mars 1973**

*Pasi bëri disa pyetje e ndërhyrje për mënyrën e zgjedhjes së delegateve për në Kongres, për organizimin e mbledhjeve me gratë në bazë lagjeje e qendre pune, si dhe për funksionimin e komisionit për problemet e gruas pranë aparatit të Komitetit Qendror të Partisë, shoku Enver Hoxha tha:*

Shokët që diskutuan, bënë shumë vërejtje për përmirësimin e punës, të cilat ju, shoqe të BGSH, duhet t'i keni parasysh kur të bëni raportin që do t'i paraqitni Kongresit. Edhe unë jam dakord me raportin në përgjithësi dhe dëshiroj të mos i hyj atij në detaje, por mendoj që ti, shoqja Vito [Kapo], t'i komunikosh Kryesisë së Bashkimit të Grave të Shqipërisë se Byroja Politike mendon që organizata e gruas të mos e ndryshojë strukturën organizative që ka sot[2].

---

1. Në këtë mbledhje, midis të tjerash, u diskutua rreth raportit të Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm të BGSH «Mbi realizimin e detyrave kryesore të caktuara nga Kongresi i 6-të i BGSH dhe detyrat që mendojmë të zënë vend në raportin e Kongresit të 7-të të BGSH».

2. Është fjala për një propozim që kishte bërë Kryesia e Këshillit të Përgjithshëm të BGSH lidhur me mënjanimin e mbledhjes së përgjithshme të organizatës së gruas në lagje. Byroja Politike e KQ të PPSH jo vetëm që nuk e miratoi këtë propozim, por udhëzoi që të forcohet roli i organizatës së gruas në lagje, ku gratë ta thonë fjalën e tyre si për probleme të punës, edhe për çështje shoqërore.

Me këtë rast dëshiroj të ritheksoj disa çështje parimore dhe disa çështje të tjera të veçanta, të cilat, natyrisht, nuk janë të reja.

Mbajtja e Kongresit të 7-të të Grave të Shqipërisë, që do të zhvillohet sipas direktivave të Kongresit të 6-të të Partisë së Punës të Shqipërisë, ka një rëndësi të madhe, pse do t'i japë një hov të ri të mëtejshëm ndërtimit të socializmit në vendin tonë.

Gratë dhe të rejat, përkrah burrave dhe të rinjve, janë një forcë kolosale progresive, revolucionare. Partia dhe populli u detyrohen shumë atyre, por edhe ato u detyrohen gjithashtu shumë Partisë dhe popullit. Pra ekziston një komunitet dhe një unitet idealesh, qëllimesh, mendimesh dhe veprimesh në mes tyre, i çeliktë dhe i pazgjidhshëm kurrë. Mbi këto baza është ndërtuar jeta e re socialiste në vendin tonë dhe së toku luftohet për të konsoliduar fitoret dhe për të korrur fitore të reja. Sigurisht, këto fitore nuk janë arritur me lehtësi, ashtu sikurse edhe ato që do të korren në të ardhmen nuk do të arrihen pa mundime e pa përpjekje, pse në ecjen tonë përpara, në përgjithësi, dhe në atë të gruas, në veçanti, kuptohet, ekzistojnë pengesa, por jo të pakapërcyeshme.

Është fakt që Partia dhe lufta e saj i hapën gruas fushën e lirisë, të demokracisë, të punës, i ngritën personalitetin dhe e bënë të barabartë në çdo gjë me burrin. Këto janë fitore të mëdha themelore, të arritura dhe të pakontestueshme. Detyra e madhe qëndron në atë që këto tash duhen thelluar në të gjitha aspektet dhe shfaqjet e jetës. Kush mendon se në praktikën e gjërave, në jetë, çdo gjë ka arritur perfeksionin, gabohet. Duhen shumë luftë e shumë punë akoma, duhet t'u bëhet një luftë e vazhdueshme sidomos koncepteve të gabuara. Kjo luftë nuk mund të zhvillohet pa u ngritur njerëzit, burra e gra, të reja e të rinj, politikisht dhe ideologjikisht dhe po qe se parimet marksiste-leniniste të Partisë nuk zbatohen në mënyrë korrekte në jetë.

Të jemi të ndërgjegjshëm se e kaluara na mundon gati njëlloj, si burrat, dhe gratë. Të dyja palët, në një mënyrë ose në një tjetër, shfaqin në jetë dhe në punë mendime prapanike, fre-

nuese. Në disa momente këto mendime dalin në pah dhe bëhen pengesë, disa herë ato të burrave, disa herë të tjera ato të grave. Atavizmi[1] i burrit për sundim spikat shpesh dhe dëmton shoqërinë, por edhe atavizmi i gruas për t'u nënshtruar spikat po ashtu dhe dëmton shoqërinë. E njëjta sëmundje, e kundërt në të dy polet, që zhvillohet në shoqëri duhet të luftohet në të dy krahët, dhe jo në mënyrë të njëanshme, ndryshe krijohet reaksion. Të luftosh arrogancën dhe prepotencën, pa luftuar servilizmin dhe nënshtrimin, nuk mund të arrish kurrë në rezultatet që dëshiron.

Edhe harmonia në mes burrit dhe gruas në familje dhe në shoqëri është një çështje shumë e rëndësishme, e domosdoshme, e dorës së parë. Kjo harmoni, të mos harrojmë, atakohet nga shumë shigjeta, të dukshme dhe të padukshme, që lehtë nuk mund të thyhen, veçse nga një edukim i madh politiko-ideologjik. Kur burri është konservator ndaj gruas, të mos kujtojmë se është i tillë vetëm ndaj gruas së vet, të cilën mund ta dojë shumë, por ai është konservator edhe ndaj të tjerave, edhe në drejtim të një sërë çështjesh të tjera. Botën, pra, ai e shikon jo me syrin dhe me ndjenjat e një revolucionari.

Frika ose nënshtrimi i gruas ndaj burrit të vet nuk ka konsekuenca jo të mira vetëm në familje, këto ndjenja ajo nuk mund t'i zhdukë as në shoqëri dhe as në punë, ajo i trembet jetës, u trembet të papriturave, guximi i saj mpihet.

Shumë ndodhi duhet t'i analizojmë thellë dhe drejt. Të marrim, për shembull, çështjen me rëndësi, për të cilën ka lëshuar direktivë Partia, atë që gruaja të edukohet, të mbështetet, të ndihmohet dhe të ngrihet me guxim në përgjegjësi. Kjo direktivë i dha një hov të mirë çështjes. Kaloi koha dhe kjo direktivë nuk u mbajt si duhet ngritur, ritmi i ngritjes së shoqeve në përgjegjësi nuk u rrit me rritjen e numrit të grave dhe të vajzave që fitonin dituri dhe eksperiencë. Jo vetëm nuk u rrit, por edhe

1. Karakteristikë e të parëve të largët, që nuk shfaqet në brezat e ndërmjetëm, por që përtërihet në ata të mëvonshmit.

numri i atyre që u ngritën në përgjegjësi filloi të zbresë përsëri. Që këtu duket shkelja e direktivës, për korrigjimin e së cilës s'ka dyshim që duhen marrë masa, por në këtë çështje, në përgjithësi, vepron mosbesimi i burrave ndaj zotësisë së grave, vepron konservatorizmi, prandaj duhen luftuar patjetër të gjitha këto të këqija. Por nuk duhet harruar dhe as nënvleftësuar se edhe te shoqet kuadro ka munguar ai guxim i fortë revolucionar, lufta kundër këtyre mbeturinave nga ana e tyre nuk është zhvilluar me atë *mordant*[1], pse atje ku është bërë, «vullneti» i burrave është thyer. Gruaja, dhe sidomos gruaja kuadër, e di se Partinë e ka me vete për ta mbrojtur dhe për ta mbështetur, por atavizmi, për të cilin fola më lart, ka qenë më i fortë në të dy polet, si në burrat, edhe në gratë.

Në gazetën «Zëri i popullit», me firmën «një grup shoqesh» kritikoheshin me të drejtë ata shokë që në një mbledhje, ku do të përcaktohej një numër i madh, rreth 50 temash, për një seminar, kishin caktuar vetëm 4 shoqe. Të them të drejtën, megjithëse shokët në fjalë gabonin, ky «grup shoqesh» më la përshtypjen se «po qante». Unë mendoj se, në vend që «të qanin», të venin më mirë përpara shokëve me listën e shoqeve në dorë dhe t'u imponpremnin mendimin e tyre, se shoqet që propozonin ishin plotësisht të afta të mbanin referate dhe kumtesa. Kësaj i thonë të luftosh, mendoj unë.

Nuk dua të zgjatem sot në këto çështje, pse kemi folur dhe vazhdimisht do të flasim e do të luftojmë për to, por dua t'i përmbledh me këto fjalë: Partia asnjëherë e për asnjë moment nuk duhet të pushojë luftën e saj të lavdishme për mbrojtjen e të drejtave të gruas, ta bëjë këtë të zonjën, të aftë e trime që të drejtojë Partinë, shtetin, ekonominë socialiste, ekonominë dhe jetën e familjes në një radhë me burrin. Partia nuk kërkon mëshirë për çështjen e gruas shqiptare, por ka vendosur, kërkon dhe do t'i forcojë drejtësinë dhe barazinë për të.

E kam thënë edhe herë tjetër, ne burrat dhe djemtë duhet

1. Mprehtësi.

të bëjmë një ekzaminim të thellë të ndërgjegjes sonë dhe do të konstatojmë se jemi borxhlinj ndaj nënave, grave, motrave dhe vajzave tona. Ky ekzaminim i ndërgjegjes është absolutisht i domosdoshëm, i nevojshëm, pse është interesi i madh i atdheut që e kërkon, është interesi i shoqërisë socialiste, i vetë familjes sonë. Asgjë nuk do të ndërtohet mirë, asgjë nuk do të ecë drejt, në qoftë se gruaja shqiptare nuk qëndron në ballë të përpjekjeve, të punës, të progresit.

Një nga veprat më të mëdha që ka bërë Partia, që duhet njohur pa hezitim, është revolucioni në gjirin e gruas shqiptare. Ajo para Çlirimit nuk peshohej, ajo nuk ishte gjëkundi, veçse e mbyllur në shtëpi. Gruaja ishte në errësirë, në vuajtje, në mjerim, në skllavëri. I gjithë vendi, i gjithë populli ishte në këtë gjendje, megjithëse burrin e gjeje jashtë kudo, në punë, aq sa punë kishte, në shkollë, aq sa shkolla kishte, në pushtet, ashtu siç ishte pushteti.

Filloi Lufta Nacionalçlirimtare e udhëhequr nga Partia, u fitua kjo luftë dhe populli e mori pushtetin në dorë. Atëherë çdo gjë ndryshoi, ndryshoi edhe gjendja e gruas në vendin tonë. Ç'është bërë në këtë drejtim? Një punë kolosale në një periudhë të shkurtër. Gruaja është kudo, ajo dallohet në punë, në mendime krijuese e me frymë revolucionare, në shkolla, në drejtim; ajo dallohet për vendosmëri, për patriotizëm e zgjuarsi. Le të mendojnë të gjithë çfarë force, çfarë kapaciteti, çfarë zgjuarsie dhe zotësie ekzistonin të fjetur në gjirin e gruas së vendit tonë. Këto shpërthyen si vullkan dhe forca e cilësia e këtyre shpërthimeve nuk mund të barazohen me gjendjen në të kaluarën.

Eksperienca na tregon se përparimin dhe progresin e shoqërisë duhet t'i matim me përparimin dhe me progresin e gruas. Partia dhe klasa punëtore, mendoj unë, duhet ta matin ecjen përpara drejt ndërtimit të plotë të shoqërisë socialiste me thellimin dhe me ecjen përpara të revolucionit të gruas brenda revolucionit tonë proletar. Në qoftë se gruaja mbetet prapa, revolucioni mbetet në vend. Çështja e gruas, problemet e saj duhen

parë kurdoherë me syrin e proletarit revolucionar dhe jo me syrin meskin, të konservatorit e të liberalit degjenerues.

Çështja e gruas është një nga çështjet më të mëdha shoqërore, është çështja e ekzistencës së lumtur socialiste të atdheut. Kush përdor e trajton si skllave gruan, qoftë edhe në mendime e në koncepte, ai është skllav për veten e tij. Këto mendime e koncepte, këto veprime ndaj gruas, si gjysma e popullatës së vendit tonë të lirë, sovran dhe socialist, s'janë dhe s'do të jenë tonat, të Partisë, të klasës punëtore dhe të pushtetit të tyre, por janë të borgjezisë kapitalisto-revizioniste, të partive dhe të shteteve të tyre.

Por në punën tonë të përditshme nuk jemi pa të meta në këto drejtime. Prandaj, të gjithë së bashku, burra e gra, t'i vëmë krahët punës për t'i zhdukur të metat e gabimet, pikëpamjet dhe konceptet e vjetra që na mundojnë, që na pengojnë në ecjen tonë përpara. Në ballë, si kurdoherë e në çdo gjë, duhet të qëndrojnë Partia dhe klasa punëtore. Organizata e gruas duhet të vazhdojë të zhvillojë me forca të shumëfishuara aktivitetin e saj në këtë vepër të madhe të Partisë dhe të revolucionit. Ajo, që nga formimi i saj e deri tani, ka zhvilluar një veprimtari të gjerë dhe shumë frytdhënëse me gratë, ajo ka fituar autoritet dhe besim te gratë e vendit tonë, ajo ka ndjekur këmba-këmbës, ka zbatuar me konsekuencë dhe me besnikëri e në mënyrë krijuese direktivat e Partisë. Bashkimi i Grave të Shqipërisë ka meritat e tij të veçanta në këtë punë të madhe që është bërë, prandaj Partia në këtë vit jubilar të 30-vjetorit të BGSH dhe në prag të Kongresit të 7-të, e përgëzon atë, përgëzon të gjitha drejtueset dhe aktivistet e saj.

Me luftë dhe me punë arrihen objektivat dhe sukseset, korrigjohen edhe të metat. Kështu ngjet edhe me organizatën e Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Kjo do të vejë në Kongresin e saj të 7-të me shumë suksese, por do të vërë në dukje edhe mungesat e të metat e punës. Të dyja do të shërbejnë për punën e madhe të mëtejshme që na pret.

Besoj se shoqet do ta kenë parasysh se, në raportin për në Kongres, më parë se të flitet për detyrat e Bashkimit të Grave të Shqipërisë, problemi duhet të pozohet me një hyrje politiko-ideologjike, ku të dalë mirë se gruaja është një pjesë nga më të rëndësishmet të popullit, të tregohet roli i saj i madh në shoqëri, jo i veçuar, por i lidhur ngushtë dhe në unitet me të gjitha shtresat e tjera të popullit. Çështja e luftës së përbashkët dhe në unitet për ndërtimin e socializmit, pavarësisht nga disa çështje specifike të punës me gruan, nuk duhet harruar asnjëherë, pse vetëm kështu shmanget çdo shtrembërim.

Kuptohet se kjo duhet të inkuadrohet në luftën revolucionare që bën gjithë populli i bashkuar, nën udhëheqjen dhe frymëzimin e Partisë. Asnjëherë të mos paraqitet lufta e gruas jashtë luftës së përbashkët, qoftë edhe për specifikat e saj, pse që të gjitha specifikat e punës me gra ose me burra janë të lidhura me njëra-tjetrën, ndikojnë për të mirë o për të keq te njëra-tjetra, kanë të njëjtat burime, janë të lidhura në jetë, ndjekin të njëjtin objektiv.

Në lidhje me raportin për në Kongres, në detyrat kryesore të grave sipas rëndësisë duhet të shënohet që më parë ato të militojnë, të ngrenë nivelin ideopolitik etj. dhe të zhvillojnë luftën kundër mbeturinave e koncepteve të huaja.

Unë mendoj që, përpara se të futeni në punët konkrete, duhet të theksoni në raport anët kryesore orientuese politike të vendimeve të rëndësishme të Partisë dhe, si organizatë levë e Partisë, i zhvilloni këto direktiva dhe punën politike organizative krahas asaj të Partisë. Po ashtu të dalë se edhe për gratë, si për gjithë popullin, lufta revolucionare ka qenë faktor me rëndësi për edukimin dhe mobilizimin e tyre në zbatimin e detyrave që ka shtruar Partia. Të vihet më mirë në dukje bashkëpunimi i domosdoshëm i organizatës së gruas me bashkimet profesionale, me organizatën e rinisë dhe me atë të Frontit.

Që të flasin gratë, që të dëgjohet fjala e tyre, që të marrin ato vendet e përshtatshme në punë, me kapacitetin dhe me zotë-

sinë e tyre, kjo nuk është një detyrë vetëm e Bashkimit të Grave, ky është një ligj i Partisë dhe Partia punon e duhet të punojë gjithnjë e më shumë në këtë drejtim.

*Botohet sipas tekstit të nxjerrë nga procesverbali i mbledhjes së Byrosë Politike të KQ të PPSH që gjendet në AQP*

## NË SHEMBULLIN E SAJ TË LARTË SHKËLQEU DASHURIA E ÇILTËR E NËNËS PËR FËMIJËT

*Letër drejtuar familjes së shoqes Zeliha Allmeta*

**17 gusht 1973**

Mësova me hidhërim për vdekjen e parakohshme të Zelihasë, kësaj nëne trimëreshë, e cila, për të shpëtuar nga mbytja në lumë dy fëmijë, bëri fli jetën e saj të re.

Ky akt i lartë heroizmi i Zelihasë nuk është i rastit. Nga letra që më dërgoi brigada e pestë e kooperativës bujqësore të Bradasheshit[1], ku ajo punonte, u njoha me jetën e gjallë dhe me cilësitë e saj të rralla. Zelihaja ishte një grua e ndershme, punëtore e palodhur me ndërgjegje të lartë, patriote, e thjeshtë, trime dhe besnike deri në fund e Partisë. Në shembullin e saj të lartë shkëlqeu dashuria e çiltër e nënës për fëmijët. Lumi nuk e trembi zemrën e saj të futej në ujë e të shpëtonte nga vdekja dy fëmijë, që i donte si fëmijët e vet. Kjo është shprehje e asaj dashurie të madhe që kanë nënat tona për fëmijët; ky është ai solidaritet i lartë socialist me të cilin i ka edukuar dhe i edukon ato nëna jonë e madhe — Partia.

Emri i Zelihasë do të mbetet përgjithmonë i paharruar jo vetëm në kujtesën e gjithë njerëzve të saj të dashur të familjes, por dhe të të gjitha shoqeve e shokëve të kooperativës bujqësore, si dhe të atyre që dëgjuan për aktin e saj prej nëne e gruaje trime.

Vetëmohimi i guximshëm i Zelihasë do t'i frymëzojë nje-

1. Fshat në rrethin e Elbasanit.

rëzit tanë në punë për ndërtimin e një jete gjithnjë e më të bukur e të begatshme, për të ardhmen e lumtur të fëmijëve tanë, për atë të ardhme që ëndërronte e punonte Zelihaja.

Jam i bindur se tre djemtë që lindi kjo nënë trime dhe dy vajzat që shpëtoi, kur të rriten, në shkollë e në jetë, do të nderojnë kurdoherë emrin e kujtimin e Zelihasë dhe do t'u shërbejnë me vetëmohim popullit, atdheut, Partisë.

Në gjirin e dy familjeve tuaja patriote, ku u rrit, jetoi dhe u edukua Zelihaja, do të rriten e kaliten edhe djemtë e saj me vetitë e larta të popullit tonë dhe me idealet revolucionare të Partisë së Punës.

Me këtë rast, ju dërgoj ngushëllimet e mia të përzemërta duke përqafuar gjithë familjarët e Zelihasë, veçanërisht tre djemtë e saj të vegjël.

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 287-288*

## PA GRA REVOLUCIONARE, PUNËTORE, TË PAJISURA ME DITURI, NUK MUND TË KETË SOCIALIZËM

*Nga biseda me një grup grash*[1]

**16 tetor 1973**

Faleminderit shumë që erdhët për vizitë, qofshi të lumtura e të gëzuara! Kështu do Partia, që populli të jetë i lumtur dhe i gëzuar gjithmonë.

Ditët e jetës sonë ia kushtojmë Partisë; puna jonë, vazhdimisht, orë e çast, do të jetë në shërbim të popullit. Detyra kryesore e njeriut tonë nuk është që të jetojë kot së koti; por të jetojë duke qenë i pajisur me virtytet më të mira të popullit, me edukatën më të lartë që i jep Partia. Partia ka vënë në dispozicion të njerëzve mësimin dhe diturinë, që ata të bëhen të aftë për të kryer gjatë gjithë jetës detyrat e mëdha revolucionare në shërbim të popullit e të atdheut. Njerëzit tanë po përvetësojnë shkencën, me qëllim që të ndihmojnë për lulëzimin e atdheut. Kështu Shqipëria do të bëhet më e fortë dhe e paprekshme nga armiqtë, socializmi nuk do të ketë mortje kurrë dhe do t'i afrohemi më tepër komunizmit, shoqërisë pa klasa, ku njeriu arrin një shkallë zhvillimi kulturor dhe mirëqenieje materiale e shpirtërore shumë të lartë.

Këtij objektivi, natyrisht, do t'ia arrijë doemos Partia jo-

1. Një grup grash, që morën pjesë në Festivalin Folklorik Kombëtar të tetorit 1973 në Gjirokastër, i bënë një vizitë shokut Enver Hoxha me rastin e 65-vjetorit të lindjes. Në këtë takim merrnin pjesë edhe anëtarët e Byrosë Politike dhe sekretarë të Komitetit Qendror të PPSH Hysni Kapo e Ramiz Alia dhe anëtarja e Komitetit Qendror të PPSH Nexhmije Hoxha.

në, pse ajo ka forca të mëdha, asaj dita me ditë, viti me vit dhe pas dhjetëra dekadash do t'i vijë kurdoherë gjak i ri me forca të shumëfishuara nga populli, vazhdimisht në përtëritje. Këto vepra që ndërtohen në kohën tonë, brezave që do të vijnë më pas do t'u duken të vogla, por, megjithatë, ata do të thonë me mirënjohje: stërgjyshërit tanë kanë vënë gurin e parë të kësaj vepre madhështore, në themelin e së cilës janë djersa dhe gjaku i kulluar i popullit, i burrave dhe i grave të Shqipërisë. Puna e Partisë gjatë këtyre dekadave të para do të jetë një frymëzim i madh dhe i vazhdueshëm për brezat e ardhshëm, pse vija revolucionare e Partisë për zhvillimin e gjithanshëm është vënë në jetë me përpjekje të vrullshme, me duf dhe me luftë të ashpër kundër vështirësive dhe kundërshtarëve që janë munduar dhe do të mundohen të futin gurë në rrotat e zhvillimit të historisë sonë.

Në këtë zhvillim që kemi arritur, gratë e Shqipërisë kanë qëndruar krah për krah me burrat, ato e meritojnë plotësisht respektin e madh që kanë Partia dhe populli për to. Në jetë është vërtetuar mësimi i Partisë se, pa pjesëmarrjen e gjerë dhe aktive të grave në tërë sferat e jetës, nuk mund të ndërtohet socializmi. Pa gratë, jo vetëm nga pikëpamja biologjike, por edhe nga ajo shoqërore, nuk mund të ketë jetë. Pa gra revolucionare dhe punëtore, të zgjuara e të pajisura me njohuri shkencore, me dituri e me praktikë të pasur, në asnjë mënyrë nuk mund të rriten breza revolucionarësh, nuk mund të ketë socializëm, nuk mund të ketë parti marksiste-leniniste. Një parti që nuk e ka të qartë vijën që duhet të ndjekë me gruan dhe nuk e shikon këtë anë jetike të çështjes, siç shikon dhe anët e tjera, nuk është marksiste-leniniste. Partia marksiste-leniniste duhet jo vetëm të dijë t'i çmojë gratë, po në të njëjtën kohë ajo duhet t'i nxitë ato drejt progresit për të kompensuar atë boshllëk të madh që është krijuar gjatë shekujve në trajtimin e tyre. Ky boshllëk rëndon edhe mbi burrat, edhe mbi gratë. Gjatë 32 vjetëve të ekzistencës së Partisë ne kemi arritur rezultate të mëdha, por me gjithë punën e madhe që është bërë, jemi ako-

ma prapa në drejtim të zhvillimit të gjithanshëm të gruas.

Ne njohim se për sa i përket barazisë së plotë midis burrit e gruas ka diferencime. Po të mos e njohim këtë realitet, po të mos i luftojmë këto diferencime, po të mos luftojmë mbeturinat te burrat dhe te gratë, nuk ka përparim, nuk mund të ecet përpara. Të gjitha këto shpërpjesëtime midis barazisë efektive të burrave dhe grave, si dhe të këqijat që rrjedhin së këtejmi, janë shpjeguar, do të shpjegohen e do të kuptohen edhe më mirë nga Partia dhe nga gjithë populli. Vetëm kështu do të ecë puna përpara.

Gruaja shqiptare po përparon kudo dhe për çdo gjë. Në radhë të parë, në industri e bujqësi, që janë bazat e ekonomisë sonë socialiste, gratë po punojnë me shumicë; ato janë të zgjuara dhe të talentuara, prandaj disa prej tyre kanë marrë në dorë drejtimin e fabrikave, të kooperativave etj. Ka burra, të cilët për arsye që dihen, se janë thënë shpeshherë, janë më të ngritur se gratë, por disa prej tyre, për shkak të mbeturinave të së kaluarës, bëhen pengesë për emancipimin e plotë të grave. Kundër këtyre shfaqjeve që pengojnë përparimin e gruas ne do të luftojmë dhe do të fitojmë së toku. Kundër pengesave në rrugën e përparimit të gruas do të veprojmë çdo ditë, gjersa t'i zhdukim përfundimisht.

Në sajë të punës së bërë, gruaja te ne ka arritur suksese të mëdha në të gjithë sektorët e jetës, ajo ka bërë hapa përpara jo vetëm në prodhim, por edhe në fushën e kulturës, të letërsisë dhe të arteve. Në Festivalin Folklorik Kombëtar të Gjirokastrës gratë u shquan për interpretime dhe ekzekutime shumë të bukura të këngës dhe të valles popullore. U lumtë grave! Përpara nënat e motrat tona të mira nuk i kishin mundësitë që keni sot ju, bijat e tyre. Ne, njerëzit me moshë mbi 60 vjeç, i kemi ruajtur në kujtesën tonë vuajtjet e nënave dhe të motrave tona. Ato vuanin se ashtu kanë qenë koha dhe regjimet. Sot ju mund t'i lexoni në libra këto ngjarje të së shkuarës, megjithëse ka raste që edhe tash mbi gratë rëndojnë akoma pasojat e mbeturinave të theksuara të kohës që s'kthehet më.

Kur shikon tani që gruaja dhe vajza del në skenë dhe kën-

don e kërcen bashkë me burrat, të cilët i ka shokë pune dhe shkolle, të bëhet zemra mal. Kjo është një fitore e mrekullueshme. Mëma ime më thoshte: «Derisa u plaka, o Enver, nuk kam kaluar nga sheshi i pazarit në Gjirokastër!». Ju e patë pazarin në Gjirokastër, por, po të kalonte nëna ime përmes tij, këtu e 60 e ca vjet përpara, njerëzit do t'i kallëzonin babait për «fajin e madh» të gruas dhe ai i mërzitur do t'i thoshte asaj: «Ç'qe ai turp që bëre, që kalove nga mesi i pazarit», megjithëse ajo do të dilte e mbuluar me çarçaf të bardhë. Ç'ndryshime janë bërë! Tani vajzat dhe gratë vijnë nga malësitë e Mirditës e të Dibrës në Gjirokastër dhe vallëzojnë si motrat me vëllezërit e tyre. Ja ç'bën përparimi, ja ç'bën kuptimi i drejtë politik dhe teorik i vijës së Partisë i konkretizuar në praktikë.

Gratë tona, krah për krah me burrat, po i çojnë përpara prodhimin, shkencën. Me pjesëmarrjen aktive të tyre u zhvilluan më tej kultura, folklori dhe muzika jonë. Nuk është parë ndonjëherë në vendin tonë një përparim si ky. Festivali tjetër sigurisht do të jetë më i mirë. Në këtë festival që u bë tani në Gjirokastër morën pjesë njerëzit më të talentuar e më të zgjedhur të lëvizjes së madhe amatore, prandaj edhe përshtypjet që lanë ata ishin nga më të mirat. Por, kur këndonin pjesëmarrësit e festivalit, bashkë me ta këndonin edhe mijëra të tjerë në fshatra e qytete, nëpër shtëpitë e vatrat e kulturës, nëpër ara e sheshe.

Si në çdo drejtim, edhe për këtë festival, ju gratë keni meritat tuaja të veçanta e të mëdha, sidomos në ruajtjen e karakteristikave të bukura që kanë vallet e grave të krahinave të ndryshme shqiptare. Në festival u demonstruan një mori vallesh popullore me një dinamizëm të habitshëm, me një ritëm të bukur dhe me një kuptim të lartë, që tregon zhvillimin e përparimin e grave, ndjenjën e tyre të lirisë, jo të skllavërisë së dikurshme. Sot gratë shqiptare nuk rrinë më kokulura, por edhe në të kaluarën, kur pesha e zakoneve, e kanuneve dhe e paragjykimeve fetare rëndonte mbi to, kanë ruajtur krenarinë e tyre, gjë që pasqyrohet edhe në vallet e festivalit.

Pjesëmarrëset e festivalit ishin të gjitha amatore, por kënduan shumë mirë dhe me shumë mjeshtëri. Ato kishin zë shumë të bukur, kënduan në mënyrë prekëse dhe entuziazmuese, por, mbi të gjitha, merita më e madhe e grave ishin qëndismat e bukura të veshjeve. Ka pasur edhe burra që kanë punuar qëndisma, si bie fjala në Shkodër, por përgjithësisht qëndismat janë vepër e grave. Qëndisma është një art i veçantë, shumë i hollë dhe i bukur, që kërkon talent, zgjuarsi dhe durim. Puna me qëndismat mund të barazohet me atë të piktorëve të mëdhenj. Ne kemi qenë dhe jemi modestë, por në qoftë se bota lavdërohet me të drejtë për tablotë e shquara të piktorëve të famshëm dhe për të tjera sende që kanë trashëguar nga e kaluara, ne duhet të krenohemi për ornamentet popullore, për qëndismat tona që rrallë e tek mund t'i gjesh. Nëpër anët e librave të vjetër arabe, persianë, si kuranë e të tjerë, që kam parë unë, bënin qëndisma me fije floriri dhe me bojë të zezë ose mereqep, siç i thoshin atëherë. Por qëndismat tona janë jashtëzakonisht të bukura e të habitshme, të punuara me një kulturë të lartë nga duart e shkathëta të grave dhe të vajzave shqiptare. Ato i qëndisin dy anët e jelekëve të komplikuara aq bukur dhe aq simetrike, saqë, po t'i matësh me milimetra, asgjë nuk del e gabuar.

Partia jonë flet me respekt të madh për talentin e shquar të grave. Gruaja shqiptare, që nuk ia ka bërë dhe nuk ia bën kurrë fjalën dy Partisë, është hedhur në luftë për ndërtimin e socializmit, prandaj është e nderuar në shoqëri. Kështu do të jetë ajo edhe në të ardhmen.

Ju ftoj, të dashura shoqe, ta ngremë këtë dolli për Partinë tonë të madhe e të lavdishme dhe për gruan heroike shqiptare.

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## PUNA E KËTYRE MËSUESEVE GUXIMTARE KISHTE RËNDËSI SHUMË TË MADHE PËR PËRPARIMIN E GRUAS

*Nga përshëndetja me rastin e 50-vjetorit të shkollës së mesme «Asim Zeneli»*

**9 nëntor 1973**

... Vajtja për herë të parë e vajzave në Lice ishte, gjithashtu, një gëzim i madh. Për këtë kishin punuar pa u lodhur mësueset Urani Rumbo, kjo organizatore e shquar e arsimit dhe e emancipimit të vajzës gjirokastrite, si dhe Hasibe Hashorva, Naxhije Hoxha, Xhemile Bilali e Nebahet Bakiri, të cilat, në kohë të vështira, mësonin motrat e tyre, që, aktualisht, janë gjyshet ose nënat e të rinjve të sotëm të Gjirokastrës.

Puna e këtyre mësueseve guximtare kishte një rëndësi shumë të madhe për përparimin e gruas së vendit tonë, e cila në atë kohë ishte e shtypur e skllave. Anetë dhe nanatë tona u kanë kënduar qysh në djep bijve të vet për mjerimin dhe shtypjen e madhe të gruas me vargje si:

*Mu te Ur e Zerzebilit,*
*Hanushe, bilë e Bakirit,*
*të vrau plumb' i qafirit,*
*pse ngrite perçen e sirit.*

Këngët e ngjethshme të nënave tona të shumëvuajtura ne i kujtonim edhe gjatë Luftës Nacionalçlirimtare. Këto i mbaj-

tëm e i mbajmë parasysh, gjithashtu, sot në luftën e madhe që zhvillon Partia për emancipimin e plotë të gruas. Prandaj, shoqe dhe shokë, të mos e harrojmë punën heroike të mësuesve dhe mësueseve të para...

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 295-296*

## TË NDIHMOHET EFEKTIVISHT FSHATI PËR MBROJTJEN E SHËNDETIT TË NËNËS DHE TË FËMIJËS

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**3 mars 1975**

T'i vihet efektivisht në ndihmë fshatit për mbrojtjen e shëndetit të nënës dhe të fëmijës e jo vetëm të hidhen parulla për ngushtimin e dallimeve thelbësore midis qytetit dhe fshatit. Si mund të ngushtohen këto dallime, duke pasur në qytet një nivel jetese dhe shërbim shëndetësor shumë më të mirë sesa në fshat? Kush punon në punët më të rënda, gruaja në qytet apo ajo në fshat? Sigurisht që gruaja në fshat. Dështimet dhe lindjet e parakohshme të fëmijëve janë më të shumta në qytet apo në fshat? Atëherë, përse grumbullohen mjekët në qytete? Për këto probleme, që kanë të bëjnë drejtpërdrejt me shëndetin e nënës dhe të fëmijës, duhet t'i nxjerrim më mirë konkluzionet.

Në ç'masë i përdorin punonjësit e shëndetësisë injeksionet që u bëjnë grave për të evituar lindjet e parakohshme? A i kanë në sasinë e duhur këto injeksione? Sa prej tyre përdoren në qytet e sa në fshat? I them këto, sepse mjeku i fshatit tonë, si mjek i një vendi socialist, duhet të jetë i pajisur me gjithçka të

---

1. Në këtë mbledhje u mor në shqyrtim raporti i paraqitur nga Ministria e Shëndetësisë «Mbi masat për zbatimin e detyrave të Plenumit të 11-të të KQ të PPSH mbi mbrojtjen e shëndetit të fëmijëve».

nevojshme për të ushtruar profesionin e tij. Prandaj të gjitha mjetet dhe medikamentet e nevojshme duhet t'ia japim për përdorim edhe fshatit. Sigurisht, diçka edhe fshatit i jepet, por duhet parë sa është kjo «diçka» në ndihmë të shëndetit që i jepet fshatit në krahasim me qytetin.

Ju shokë të Ministrisë së Shëndetësisë na thoni se «i plotësojmë të gjitha kërkesat e fshatit». Ne e dimë sa kërkesa bëhen nga baza dhe sa prej tyre nuk ka mundësi të plotësohen. Të na thoni «nuk kemi mundësi», këtë ne e pranojmë, se e dimë që kuadrot e mjetet e nevojshme akoma i kemi të kufizuar, por të pretendosh se kërkesat që bëhen nga fshati i plotësoni, këtë nuk mund ta pranojmë, se në fakt nuk është plotësisht kështu.

Shokët e Ministrisë së Shëndetësisë duhet të njihen me ligjet tona, sidomos për ato çështje që u takojnë t'i dinë. Të marrim të drejtat që ka me ligj gruaja shtatzënë. Në bazë të ligjit për sigurimet shoqërore shtetërore, gruas punëtore ose nëpunëse, sipas vjetërsisë në punë, i paguhen 70-85 për qind të pagës mesatare të muajit të fundit për paaftësinë e përkohshme në punë. Për kohën që kjo është me lejen e barrës dhe të lindjes, sipas vjetërsisë në punë, merr 75-95 për qind të pagës mesatare mujore të tre muajve të fundit të punës para fillimit të shtatzënësisë. Ndërsa në fshat gruaja kooperativiste përfiton më pak. Meqenëse gratë në fshat punojnë në kushte më të vështira se ato të qytetit, në këtë drejtim duhet menduar thellë, si komunistë, që të bëhen korrigjimet e nevojshme duke i ngushtuar këto diferenca.

Derisa shteti ynë socialist, duke u përpjekur që gratë punëtore dhe nëpunëse t'i lindin dhe t'i rritin fëmijët sa të jetë e mundur më mirë, me ligjin për sigurimet shoqërore shtetërore u njeh dhe u siguron atyre ndihmën materiale për lejen e barrës dhe të lindjes, duhet që këtë trajtim, për analogji, ta kuptojnë mirë dhe, me sa kanë mundësi, ta japin për gratë shtatzëna edhe kooperativat bujqësore. Kjo do të thotë që pushimi e ndihma të jepen jo në momentin e fundit, kur gruaja do të lindë, por disa javë para lindjes dhe disa javë pas lindjes, sipas ligjit.

Aq më keq kur ndodh që gruas shtatzënë në kooperativë nuk i jepet edhe leja që i takon. Më kanë thënë se, gjatë vitit 1974, 3 100 gra kooperativiste nuk kanë marrë fare lejen e shtatzënësisë. Pse lejohet një gjë e tillë? Të drejtat që i takojnë me ligj gruas në fshat duhen respektuar medoemos si nga kryesitë e kooperativave bujqësore, ashtu dhe nga vetë ato. Nga ana tjetër, ç'kuptim do të kishte leja që merr gruaja shtatzënë, kur ndodhin raste që ajo vërtet s'punon në kooperativë, por punon gati deri në ditën e lindjes në oborrin kooperativist?

Kolektivi i kooperativistëve, i udhëhequr nga Partia, të kuptojë se, për ato pak gra që janë shtatzëna dhe që duhen ndihmuar doemos, nuk prishet kooperativa sikur këto të punojnë, ta zëmë, 80-90 ditë më pak dhe për këtë periudhë kohe të paaftësisë të përfitojnë edhe ndihmë materiale. Me një mobilizim pak më të madh të të gjithë anëtarëve të tjerë të kooperativës, kjo e fundit nuk do të dëmtohet, po të veprohet sikurse thashë më sipër. Po të bëhet kjo, atëherë ndihma për gruan e fshatit do të jetë më e ndjeshme. . .

Për t'i ardhur më tepër në ndihmë fshatit, lidhur me parandalimin dhe shërimin e sëmundjeve, të disponohen fonde të posaçme e të krijohen qendra shëndetësore. Natyrisht jo në çdo fshat e kooperativë të bashkuar ka mundësi të dërgohen edhe mjek patolog edhe pediatër etj., por shërbimi shëndetësor në fshat duhet organizuar në këtë ose atë formë jo më pak e më keq se në qytet. Kjo gjë është e domosdoshme, sepse nuk mund të vejë, për shembull, gruaja shtatzënë e fshatit të largët për t'u vizituar në konsultoren e qytetit, duke bërë një udhëtim të vështirë që është i dëmshëm dhe i pamundur për të.

Na përmendni se numri i mamive është shtuar dhe sot ato shërbejnë në çdo fshat. Mirëpo janë në gjendje këto që ta trajtojnë e ta ndihmojnë si duhet foshnjën që u vjen në duar? Kanë aftësi ato ta mësojnë nënën për regjimin që duhet të mbajë gjatë barrës dhe lindjes? Ç'ndryshime shihen efektivisht pas vajtjes së mamisë në fshat në uljen e dështimeve, të vdekjeve të fëmijëve, në higjienën e nënës e të fëmijës etj.? Gjithashtu duhet

parë si punojnë ato, rrinë e presin vetëm në maternitet apo janë vajza të gjalla e revolucionare dhe venë shtëpi më shtëpi për t'u mësuar grave ato që dinë vetë. Duhet ndjekur nga afër dhe konkretisht puna e tyre, prandaj duhet të bëhet njëfarë kontrolli.

Ulja e vdekjeve në fëmijë është një tregues i mirë, veçse kjo çështje nuk duhet parë në përgjithësi, por konkretisht. Mjeku pediatër apo gjinekolog, natyrisht, mund të luajë një rol të madh në edukimin e shtetasve me ndjenjën e kujdesit për ruajtjen e shëndetit të nënës dhe të fëmijës, por rolin kryesor në këtë fushë e luajnë vetë nëna dhe opinioni shoqëror në kooperativë. Këto gjëra, përveç Partisë, nuk mund t'i rregullojë e t'i sjellë në vijë sa duhet asnjë mjek. Nëna duhet të bëjë një kujdes të madh ndaj fëmijës jo vetëm para se ajo të lindë, por edhe pas lindjes. Duhet një luftë këmbëngulëse dhe e vazhdueshme nga ana e Partisë për të mbrojtur nënën dhe fëmijën, që janë burimi i jetës. Kësaj çështjeje i është vënë rëndësi dhe në këtë drejtim janë arritur suksese, por ekzistojnë akoma shumë mbeturina të vjetra, që pengojnë përparimin.

Një nga mbeturinat që na pengon për ruajtjen e shëndetit të nënës dhe të fëmijës është moskuptimi i mirë i rëndësisë së qëndrimit ndaj gruas. Ne nuk duhet të mendojmë se gruaja, sidomos në fshat, trajtohet mirë dhe sipas ligjeve të shtetit e frymës njerëzore të Partisë. Unë mendoj se për këtë çështje në fshat duhet të bëjmë analiza më të thella e të arrihet në konkluzione e detyra për të përmirësuar rrënjësisht gjendjen. Duhet të njohim se një rol negativ në këtë drejtim luan besimi fetar, i cili në shekuj ka kultivuar përçmimin e gruas nga burri, gjurmë që shfaqen edhe sot në njerëz të veçantë.

Në radhë të parë është e domosdoshme të formojmë koncepte të drejta e të qarta në kokën e fshatarit, i cili të ketë respektin e duhur për gruan dhe për foshnjën që ajo mban në bark, të kuptojë se ç'duhet bërë që ajo të lindë fëmijë të shëndetshëm dhe ta rritë këtë gjithashtu të shëndoshë. Këto koncepte duhet t'i krijojmë jo vetëm te burri i saj, por në gjithë masën e fshatarëve. Për këtë qëllim të bëhet një propagandë intensive, e cila

të shoqërohet me masa konkrete për krijimin e të gjitha kushteve të nevojshme që u vijnë efektivisht në ndihmë nënës dhe fëmijës në fshat. Në fund të fundit mamia ka një detyrë të caktuar, një funksion shoqëror e teknik, por në këtë çështje kanë të bëjnë edhe gjëra të tjera që lidhen me punën që kryen gruaja kooperativiste. Në qoftë se kjo, kur është shtatzënë, merr pjesë në procese pune të tilla, si mbledhja e pambukut, prashitja e duhanit etj., ku kërkohet të qëndrojë më shumë në pozicion të përkulur, atëherë gruaja ka rrezik që fëmijën ta lindë para kohe. Prandaj, nuk duhet hequr vëmendja nga këto gjëra, që nuk janë të thjeshta e teknike, sikurse duken në pamje të jashtme, por, para së gjithash, janë probleme shoqërore, me karakter ideologjik e politik dhe që ndikojnë për të ardhmen e vendit tonë. Natyrisht, nuk shërohet çdo gjë vetëm me ilaçet që përdoren, kërkohet edhe një edukatë e shëndoshë masive, që t'u kundërvihet mentaliteteve prapanike dhe të krijojë një ndjenjë më njerëzore në qëndrimin ndaj gruas, ndaj nënës. Këtë punë ne duhet ta bëjmë mirë dhe këtu ka një fushë të gjerë veprimi për personelin shëndetësor, për organizatat e masave, veçanërisht për Bashkimin e Grave. Partia t'i vërë më shumë në lëvizje të gjitha levat e saj, me qëllim që në të ardhmen të arrijmë më tepër rezultate në drejtim të mbrojtjes së shëndetit të nënës e të fëmijës, sidomos në fshat.

*«Raporte e fjalime 1974-1975»,*
*f. 120-127*

## ME PUNË TË VAZHDUESHME IDEOPOLITIKE MBETURINAT MUND TË LUFTOHEN ME SUKSES

*Nga fjala në mbledhjen e Sekretariatit*
*të KQ të PPSH*[1]

**21 maj 1975**

. . . Nga diskutimi yt, shoqja Vito, unë nxjerr konkluzionin se organizata e gruas punon aktivisht për të vënë në jetë porositë e Partisë. Ka përparime të mëdha në kuptimin e vijës së Partisë nga ana e grave. Mundet që ju, si Organizatë e Bashkimit të Grave, ose Organizata e Bashkimit të Rinisë, të mos e shikoni sa duhet efektin e këtyre përparimeve që kemi arritur, se ju konkretisht ndesheni me problemet, të metat e vështirësitë në kuadrin e organizatës, por efektin pozitiv të punës suaj duhet ta shikoni në kuadrin e zhvillimit të përgjithshëm dhe në qëndrimet e përgjithshme politike, ideologjike, luftarake që mbajnë në punë individët, të cilët militojnë në organizatat tuaja. Ne vërejmë me kënaqësi se ka një shpirt luftarak të shëndoshë në radhët e grave e të rinisë.

Partia, në radhë të parë, është ajo që i frymëzon për vepra të mëdha organizatat e masave, të rinjtë e të rejat që bëjnë pjesë në këto organizata. Por një rol të veçantë në edukimin e njerëzve luajnë edhe vetë organizatat tuaja. Dëshirat realiste dhe

1. Në këtë mbledhje u shqyrtuan raportet e paraqitura nga Komiteti Qendror i BRPSH, nga Kryesia e Këshillit të Përgjithshëm të BGSH dhe nga Kryesia e FDSH «Mbi luftën kundër zakoneve prapanike».

pa pretendime të tepruara të njerëzve tanë të punës, të anëtarëve të shoqërisë sonë të shëndetshme, Partia duhet t'i plotësojë. E tillë është dëshira e madhe që kanë shprehur nxënësit dhe studentët, të rinj e të reja, për të vajtur në aksione. Ky qëndrim i tyre është shumë pozitiv dhe i lavdërueshëm. . .

Në qoftë se punojmë për t'i organizuar mirë punët, atëherë do të rritet më shumë edhe rëndësia e Organizatës së Frontit Demokratik, të cilën e ka në konsideratë Partia. Fronti e mbështet vijën e Partisë, se në këtë organizatë të gjerë masash bëjnë pjesë të gjithë patriotët, atje sintetizohet gjithë ky aktivitet i madh i komunistëve, i grave, i punëtorëve, i të rinjve. Në organizatën e Frontit rrihen në një shkallë më të gjerë dhe në një horizont më të madh problemet, sepse në radhët e saj bën pjesë një masë më e madhe njerëzish, burra dhe gra, të rinj e të reja, komunistë dhe patriotë të paorganizuar në Parti. Pikërisht ky organizim sipas orientimeve të Partisë e ka bërë Frontin tonë që të forcohet e të gjallërohet vazhdimisht.

Ne kemi akoma mbeturina të theksuara, që shfaqen në jetën dhe në punën tonë. Këto mbeturina nuk duhet të na çuditin, se në jetë gjëra të tilla, që u përmendën këtu, edhe do të ngjasin. Fakti që ekzistenca e mbeturinave është një realitet i njohur, nuk do të thotë aspak që ne të lidhim duart para tyre. Jo, duhet të ndeshemi rreptë dhe në mënyrë të gjithanshme me ato. Lufta kundër mbeturinave bëhet politikisht, ideologjikisht etj. Për këtë qëllim mund të na shërbejnë shumë forma e metoda pune si, për shembull, referatet, udhëzimet, mbledhjet etj., por duhet të kemi mirë parasysh se të gjitha referatet e udhëzimet që përgatiten ose mbledhjet që organizohen duhet të shërbejnë për t'i luftuar mbeturinat e huaja jo vetëm në mbledhje, por, siç u tha këtu, shtëpi më shtëpi, kokë më kokë për çështje konkrete. Kjo kërkon që t'i ngremë mendimet, bisedimet dhe diskutimet tona në një nivel më të lartë politik dhe ideologjik. Të hiqet dorë nga formulat e zbrazëta, nga diskutimet dhe mendimet boshe e pa përmbajtje, që as të ngrohin, as të ftohin. Revolucionarizimi i ndërgjegjes së njerëzve nuk mund

të bëhet as në një ditë, as duke punuar njësoj me të gjithë. Ne duhet të frymëzojmë drejt gjithsecilin, qoftë edhe në një shkallë të ulët, që të reagojë për çdo çështje në mënyrë politike. Po arritëm këtë, ne, natyrisht, nuk do t'i zhdukim krejtësisht mbeturinat, por shfaqjet e tyre do t'i pakësojmë në një shkallë shumë më të madhe. Eksperienca tregon se me punën e vazhdueshme ideopolitike, te burrat dhe te gratë, veçanërisht tek të rinjtë dhe të rejat, këto mbeturina mund të luftohen me sukses.

Në këtë drejtim Partia duhet t'i kuptojë, t'i ndihmojë dhe t'i përdorë mirë levat e saj. Ndihma që duhet të japë Partia për organizatat e masave nuk është çështje lëmoshe, por detyrë që rrjedh nga roli i saj udhëheqës, mobilizues dhe organizues. Në qoftë se përgjegjësja e organizatës së gruas u ngrit me shumë të drejtë kundër rrëmbimit të një vajze në fshatin Dukat, atëherë çfarë bënte atje organizata-bazë e Partisë? Përse kjo organizatë partie nuk e vlerësoi këtë çështje, në një kohë që edhe vetë nëna e vajzës informoi se në një rrëmbim të tillë merrnin pjesë edhe komunistë? Përse ajo priti derisa të ndërhynin komiteti i Partisë dhe kryesia e gruas së rrethit? Kjo do të thotë që ajo organizatë partie nuk është në rrugë të drejtë. Në këtë drejtim organizatat-bazë duhet të punojnë më tepër, ato kanë orientime të qarta për këto çështje. Nuk ka organizatë-bazë partie që nuk e di se ajo duhet të vërë në lëvizje levat, por kjo gjë duhet kuptuar e duhet vlerësuar në mënyrë konkrete. Duhet të ndihet nevoja e mbështetjes nga organizatat e masave për propagandimin dhe për zbatimin e vijës së Partisë. Kontrolli i masave do të bëhet i efektshëm në rast se këto masa do t'i ngremë politikisht. Duhet të kuptohen vija e Partisë dhe nevoja e zbatimit të saj edhe nga organizata e gruas, nga ajo e bashkimeve profesionale, nga rinia, nga Fronti etj...

*«Raporte e fjalime 1974-1975»,*
*f. 212-217*

## EKSPERIENCA E KOOPERATIVËS SË KËMISHTAJT TË BËHET FLAMUR, PËR T'I DHËNË NJË HOV TË RI ZHVILLIMIT TË BUJQËSISË SONË SOCIALISTE

*Letër drejtuar kooperativisteve të Këmishtajt dhe kooperativisteve të dalluara të rrethit të Lushnjës*

**22 shtator 1975**

Të dashura shoqe të Kooperativës së Tipit të Lartë të Këmishtajt,

Të dashura shoqe kooperativiste të dalluara të rrethit të Lushnjës,

Lexova me interesim e me kënaqësi të veçantë letrën që më dërguan 250 kooperativistet e dalluara të rrethit të Lushnjës, si dhe raportin shumë të qartë, instruktiv e frymëzues të kryetares së kooperativës së Këmishtajt, Heroinës së Punës Socialiste, shoqes Themie Thomai. U gëzova pa masë për përfundimet shumë të mira që ka arritur rrethi i Lushnjës në korrjet e sivjetme të grurit, dhe veçanërisht për rezultatet e shkëlqyera që kanë arritur anëtarët e Kooperativës së Tipit të Lartë të Këmishtajt. Në emër të Komitetit Qendror të Partisë i përgëzoj dhe u shtrëngoj duart atyre për faktin që morën rendimentin më të lartë në grurë nga të gjitha ekonomitë bujqësore të rrethit dhe që prej disa vjetësh me radhë i plotësojnë e i tejkalojnë detyrat e planit edhe në prodhimet e tjera bujqësore e blegtorale.

Ju, të dashura shoqe, u mblodhët në Këmishtaj jo për të

bërë paradë suksesesh, por për të diskutuar me frymë të lartë luftarake, siç na mëson Partia, dhe për të treguar e për të argumentuar në mënyrë shkencore bazat e sukseseve tuaja, duke goditur konceptet e praktikat e prapambetura, që të gozhdojnë në vend ose të tërheqin prapa, dhe duke i lidhur detyrat tuaja me kërkesat e ndërtimit të socializmit e të mbrojtjes së atdheut. Kjo është një praktikë me të vërtetë revolucionare, që nxit dhe inkurajon ecjen përpara, drejt sukseseve gjithnjë e më të mëdha.

Rezultatet e kooperativës së Këmishtajt në të gjitha prodhimet bujqësore e blegtorale të entuziazmojnë: brenda 4 vjetëve të fundit u rrit afro dyfish rendimenti i grurit dhe i misrit, duke arritur përkatësisht 43,6 dhe mbi 50 kv për ha, afro dyfish ai i pambukut, mbi trefish i fasules dhe 1,7 herë i qumështit të lopëve. Është fare e qartë se këtyre përfundimeve u hapi rrugë më të gjerë edhe forma e re e organizimit në kooperativë të tipit të lartë, e cila harmonizoi më mirë interesat e të gjithë shoqërisë me ato të kooperativistëve, përsosi më tej organizimin shkencor të prodhimit, duke vendosur mbi baza të shëndosha drejtimin ekonomik kryesor të kooperativës, bashkërendimin racional të degëve të ndryshme të prodhimit, sidomos të bujqësisë e të blegtorisë, dhe duke përcaktuar radhën e mbjelljeve dhe të ndërrimit të kulturave bujqësore në mënyrë të organizuar. Të gjitha këto vërtetojnë në jetë drejtësinë e vijës së Partisë, të politikës së saj largpamëse ekonomike për zhvillimin e fshatit tonë socialist, me pikësynimin e madh për të ngushtuar e për të zhdukur dallimet esenciale midis qytetit e fshatit.

Shembulli i kooperativës së Këmishtajt, sukseset e saj të mëdha të gëzojnë e të frymëzojnë shumë edhe për faktin se atje në drejtim të punëve ka shumë gra, siç janë kryetarja e talentuar Themie Thomai, brigadieret e palodhura Athina Andoni, Prenda Liço, Ana Qorri, komunistet, këshilltaret dhe kooperativistet e dalluara Themie Pjetri, Donika Prifti, Sila Allkanjari, Konxhe Dhima, Marie Lena etj. Partia jonë e dashur ka edukuar e ka përgatitur gra të tilla revolucionare, punëtore të palodhura edhe në të gjitha kooperativat e tjera, siç janë Vangjeli Shani,

Pavlina Prendi, Nazmie Ibrahimllari, Anthulla Akulli e shumë të tjera si këto, që me vullnet të madh e me këmbëngulje mësojnë dhe luftojnë për të përvetësuar e për të vënë në jetë eksperiencën e përparuar e të rejat e shkencës, për revolucionarizimin dhe për të çuar përpara prodhimin bujqësor. Kjo dëshmon edhe një herë se porosia e Partisë për ta ngritur sa më lart rolin e gruas në ndërtimin socialist, për t'u besuar atyre pa druajtje dhe në çdo fushë vende me përgjegjësi, ka qenë plotësisht e drejtë.

Siç thoni edhe ju, të dashura shoqe, faktorë me rëndësi shumë të madhe në marrjen e rendimenteve të larta janë bërë pasioni dhe kujdesi për të mësuar me këmbëngulje, për të zotëruar shkencën dhe për ta zbatuar atë në mënyrë krijuese, në bazë të kushteve konkrete, në përputhje me kërkesat e tokës, të bimëve dhe të kafshëve. Dhe këto rrjedhin nga kuptimi juaj i drejtë se nuk mund të ketë bujqësi moderne të prodhimit të zgjeruar socialist pa dituri dhe pa shkencë, pa i bërë këto pronë të masave të gjera punonjëse. Duke e kombinuar drejt eksperimentimin shkencor me përvojën e përparuar në të gjitha bimët bujqësore, ju u keni kushtuar një vëmendje të veçantë sistemimit dhe nivelimit të tokës, kullimit dhe ujitjes, plehërimit racional mbi bazën e të dhënave agrokimike, zgjedhjes e përdorimit të farërave më të mira dhe kryerjes së rregullt të shërbimeve, gjer në mbledhjen e shpejtë e pa humbje të prodhimit.

Kooperativa e Këmishtajt zbatoi një agroteknikë të lartë në kultivimin e grurit. Të tërë e mbolli pas bimëve prashitëse e bishtajore, zgjidhi drejt strukturën e llojeve të farërave në përshtatje me kushtet konkrete të tokës e ato atmosferike, siguroi një kullim shumë të mirë të tokave, duke kombinuar drenazhimin me vijat kulluese, përdori gjerësisht lesimin. Gruri u plehërua sipas normave dhe i kombinuar me plehërim të lëngshëm, duke u mbështetur në hartat agrokimike. Dhe, më në fund, ujitja gati në tërë sipërfaqen tregoi se kooperativistët, në kushtet e thatësirës së këtij viti, nuk qëndruan duarlidhur, por i mposhtën vështirësitë e natyrës.

Si revolucionarë të vërtetë kanë punuar e kanë drejtuar në

këtë kooperativë komunistët, me sekretarin e palodhur të byrosë së Partisë, shokun Llazi Liko në krye, si dhe brigadierët e dalluar, mjeshtrit e vërtetë të prodhimit bujqësor e blegtoral Hilli Mile, Llazi Cauli, Koli Llupo, Lili Maka, Kadri Pirra, Nasi Saveta, Josif Maka e të tjerë.

A nuk përbëjnë të gjitha këto një shembull shumë të mirë që tregon se çfarë rezultatesh të mrekullueshme arrihen kur bujqësia organizohet e drejtohet mbi baza shkencore, kur njerëzit, të udhëhequr e të edukuar nga Partia, shkrijnë në punë të gjitha energjitë, mendjen dhe zemrën e tyre, kur parashikohen dhe planifikohen të gjithë treguesit e faktorët që përbëjnë kompleksin e prodhimit bujqësor, duke përfshirë edhe kushtet atmosferike? Ja pse eksperienca e kooperativës së Këmishtajt duhet të shërbejë si shkollë e madhe dhe të bëhet flamur për të gjitha ekonomitë bujqësore të vendit, burim i madh frymëzimi, për t'i dhënë një hov të ri zhvillimit të bujqësisë sonë socialiste.

Çfarë begatie do të krijohet dhe sa do të fuqizohet atdheu ynë kur të arrihen treguesit e Këmishtajt dhe të ekonomive të tjera të përparuara në zona të ndryshme të vendit! Kjo nuk është thjesht një dëshirë, por një mundësi reale, e bazuar shkencërisht, e vërtetuar në praktikë. Këto mundësi i kanë të gjitha kooperativat e tjera të rrethit tuaj, si dhe ndërmarrja bujqësore «29 Nëntori», me një bazë më të fuqishme materialo-teknike dhe me kushte të tjera të favorshme, por që kanë marrë 7 deri 12 kv grurë për ha më pak se ajo e Këmishtajt. Këto mundësi i kanë edhe kooperativat e ndërmarrjet bujqësore të rretheve të tjera, të cilat kanë pranë tyre ekonomi të tilla të dalluara, si kooperativa e Agimit në rrethin e Fierit, e Pojanit në rrethin e Korçës, e Çërravës në rrethin e Pogradecit, e Dropullit të Poshtëm në rrethin e Gjirokastrës, e Llugajt në rrethin e Tropojës, që në grurë e në prodhime të tjera kanë marrë rendimente të larta.

Për këtë duhet të mendojmë thellë të gjithë e të luftojmë që, duke shfrytëzuar në maksimum rezervat e mëdha që ekzistojnë kudo, të arrihet Këmishtaj, të konkurrohen kjo dhe ekonomitë e tjera të përparuara, ndërsa të dalluarit, pa u dehur nga

sukseset, të gjejnë rrugë e mundësi të reja për të konsoliduar fitoret e arritura e për të ecur edhe më përpara.

Zhvillimi është një proces i pandërprerë. Mundësitë dhe rezervat në bujqësi për të ecur me ritme të shpejta përpara janë të pakufishme. Prandaj lufta dhe përpjekjet duhen ngritur në një shkallë më të lartë për të arritur rezultate më të mëdha. Ndërtimi socialist dhe mbrojtja e atdheut kërkojnë që të prodhojmë sa më shumë drithëra buke, ta sigurojmë bukën në vend, jo vetëm për sot, por të krijojmë edhe rezerva. Ta shtojmë në maksimum prodhimin dhe përdorimin e patateve, të perimeve, të fasuleve e të thjerrëzave, që janë aq të domosdoshme dhe me vlera shumë të mëdha për ushqimin e popullsisë në qytet e në fshat. T'i sigurojmë gjithmonë e më mirë nevojat e vendit me yndyrna, sheqer, oriz, pambuk e të tjera. Të hapim toka të reja. Të zhvillojmë blegtorinë, duke treguar kujdes të veçantë për shtimin dhe për përmirësimin e lopëve me racat më të mira, duke shtuar e duke përmirësuar dhentë e dhitë, për të cilat ka kudo mundësi në vendin tonë, duke shtuar kafshët e punës e pendët e qeve, dhe duke bërë një kthesë rrënjësore në sigurimin e bazës ushqimore për bagëtinë. Të zgjerojmë mbjelljen e ullinjve, të pemëve e të vreshtave. Të vëmë në jetë porositë e Partisë që kodrat e malet t'i bëjmë pjellore e të begatshme si edhe fushat.

Realizimi i këtyre detyrave duhet të jetë objekt i një studimi të thellë nga çdo ekonomi dhe institucion kërkimor-shkencor, nga të gjithë punonjësit dhe specialistët e bujqësisë, të cilët, duke u mbështetur në treguesit e ekonomive të përparuara, përmes një analize të hollësishme, të nxjerrin në dritë çfarë është bërë, çfarë nuk është bërë dhe çfarë duhet bërë, me synim që të parashikojnë dhe të arrijnë detyra mobilizuese e revolucionare për vitin 1976 dhe për krejt pesëvjeçarin e ardhshëm.

Për të siguruar rendimente të larta në bujqësi janë të nevojshëm njohja e zbatimi i shkencës bujqësore dhe i eksperiencës së përparuar në prodhimin e gjerë. Kjo kërkon njerëz të arsimuar, sepse edhe kooperativisti i thjeshtë duhet të jetë në gjendje të vërë në zbatim të dhënat e shkencës bujqësore. Trak-

toristët, kombajnerët dhe gjithë mekanizatorët e bujqësisë, gjithashtu, të thellojnë dijet e tyre dhe të bëhen mjeshtër të vërtetë të prodhimit bujqësor. Përpjekje të mëdha e të vazhdueshme duhet të bëjnë posaçërisht specialistët e bujqësisë, për të rritur njohuritë e tyre teknike, për t'i pasuruar përditë ato me të dhënat praktike të zhvillimit të ekonomisë bujqësore. Studimet agrokimike e pedologjike, të bonifikimit e të sistemimit të tokave, të strukturës e të llojeve të farërave, të fidanëve e të gjësë së gjallë, studimet për organizimin dhe për forcimin e brendshëm ekonomiko-organizativ të ekonomisë bujqësore të përdoren më mirë nga të gjithë dhe të përsosen e të thellohen më tej.

Nga zhvillimi dhe nga modernizimi i bujqësisë varet shumë rritja e vazhdueshme e mirëqenies së mbarë popullit tonë. Prandaj, shoqe e shokë kooperativistë, të shtoni mobilizimin dhe të luftoni me të gjitha forcat për t'i dhënë një hov të fuqishëm rritjes së prodhimit bujqësor, duke filluar qysh tani me vjeljen e të vonave dhe me mbjelljet e vjeshtës. Punonjësit e qytetit të përfshihen gjithmonë e më shumë në këtë mobilizim për të ndihmuar fshatin me aksione masive, të vazhdueshme e të organizuara mirë. Në ballë të kësaj pune të qëndrojë, si kurdoherë, klasa punëtore. Rinia jonë, që i është përgjigjur me gatishmëri çdo thirrjeje të Partisë, të shkojë me dëshirë për të punuar e për të jetuar në fshat, të ndërmarrë aksione të rëndësishme, që do ta bëjnë fshatin më të begatshëm dhe jetën më të bukur.

Organizatat e Partisë dhe komunistët të bëhen promotorë të fuqishëm për t'i ngritur të gjithë njerëzit në këmbë, për të rritur tek ata sedrën, besimin dhe optimizmin revolucionar se s'ka detyrë që nuk përmbushin, s'ka kala që s'marrin njerëzit e rinj të Shqipërisë socialiste, të edukuar dhe të udhëhequr nga Partia jonë e lavdishme.

Edhe një herë ju përgëzoj, të dashura shoqe, dhe ju uroj t'i vini sa më parë në jetë ato që mësuat në takimin tuaj, duke punuar e duke luftuar me trimëri e dituri, ashtu siç dinë të punojnë e të luftojnë gratë tona heroike. Le të bëhet shembulli

i Këmishtajt, një shkëndijë që të ndezë një zjarr të madh të ri, për t'i ngrohur akoma më shumë zemrat e mbarë popullit shqiptar me prodhime bujqësore e blegtorale gjithnjë e më të bollshme[1]!

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 323-332*

---

1. Me rastin e 10-vjetorit të letërkëmbimit të shokut Enver Hoxha me kooperativistet e Këmishtajt dhe me kooperativistet e dalluara të rrethit të Lushnjës, në Këmishtaj, në shtator 1985, u organizua një miting i madh popullor, ku u vunë në dukje arritjet në të gjitha fushat, në çdo ekonomi bujqësore të rrethit. Shoqe ish-pjesëmarrëse në takimin e kooperativisteve të dalluara të vitit 1975, u zotuan se, mbi bazën e sukseseve të shënuara, do të shumëfishojnë përpjekjet për rezultate të reja, më të mëdha, që të meritojnë titullin e lartë «Flamurtarë të zbatimit të mësimeve të shokut Enver Hoxha».

# GRATË I KANË TË GJITHA CILËSITË QË TË DREJTOJNË

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**28 prill 1976**

. . . Për fajet e rënda të vërtetuara e pastruam ish-udhëheqjen e Ministrisë së Bujqësisë dhe në krye të këtij dikasteri sollëm një kuadër të ri, shoqen Themie Thomai, ish-kryetare e Kooperativës Bujqësore të Tipit të Lartë të Këmishtajt në rrethin e Lushnjës. Pse u vu ajo në këtë detyrë me kaq përgjegjësi? U caktua në këtë vend të rëndësishëm se ajo ka dalë nga balta e arave, ka kulturë të lartë, është energjike dhe organizatore e zonja. Duke qenë kryetare e kooperativës bujqësore, ajo punoi në mënyrë krijuese, nën udhëheqjen e organizatës-bazë të Partisë, dhe në Këmishtaj u arritën rezultatet që dihen, të cilat duhet t'i arrijnë tani me të njëjtat përpjekje të gjitha kooperativat e tjera të vendit tonë. Edhe zëvendësministrat që caktuam në Ministrinë e Bujqësisë të tillë shokë janë. Si këta do të sjellim edhe të rinj të tjerë në vendet drejtuese të këtij dikasteri. . .

Partia duhet të luftojë frymën shumë të sëmurë që ekziston te disa njerëz të inteligjencies sonë, të cilët kanë një megalomani të tillë, sa i shikojnë nga lart me mosbesim të rinjtë, sidomos ata që tregojnë zotësi të madhe. Ky nuk është një qëndrim

1. Në këtë mbledhje u diskutua për gjendjen dhe për zhvillimin e ullirit për vitet 1976-1980.

i drejtë. Komiteti Qendror solli njerëz të rinj të zotë edhe në udhëheqjen e Ministrisë së Arsimit dhe të Kulturës, ku vetë ministri, dy nga zëvendësministrat e ndonjë nga kuadrot me përgjegjësi kishin bërë gabime të mëdha dhe faje politike, disa nga këta kishin rënë edhe në faje të ulëta nga ana morale. Prandaj edhe në këtë dikaster, në vend të këtyre kuadrove, sollëm elementë të rinj dhe vumë ministre shoqen Tefta Cami, një shoqe të pjekur, të aftë dhe me kulturë pedagogjike. Kështu në dy dikastere kryesore Partia solli në udhëheqje dy shoqe.

Problemi i gruas është një çështje serioze dhe me rëndësi parimore, prandaj Partia e ka ngritur vazhdimisht me forcë të madhe. Këtyre dy ministreve të reja Partia do t'u japë gjithë ndihmën e nevojshme, por kemi bindjen se edhe ato vetë, duke qenë të zonjat, do t'i kryejnë mirë detyrat që u besoi Komiteti Qendror, sepse, në radhë të parë, janë shoqe me partishmëri të lartë dhe, si të tilla, do të punojnë që kudo t'i japin punës një shtytje përpara.

Me masat që morëm për të vënë gra në vende drejtuese nuk duhet kuptuar sikur burrat tash nuk duhet të punojnë më në vende me përgjegjësi dhe të lidhin duart. Jo! Por kjo do të thotë se në asnjë mënyrë nuk lejohet nga Partia që të nënvleftësohen fuqitë mendore dhe fizike të grave, të cilat jo vetëm marrin pjesë kudo në punë nga më të rëndat, po edhe i kryejnë ato me sukses, pa u tërhequr kurrë nga frontet e vështira. Për këto arsye gratë duhet që edhe të drejtojnë, sepse i kanë të gjitha cilësitë që kërkohen, sidomos në ata sektorë ku punojnë shumë gra. . .

*«Raporte e fjalime 1976-1977», f. 92-93, 95-96*

## PA REVOLUCIONIN SOCIALIST NUK MUND TË ARRIHET EMANCIPIMI I PLOTË I GRUAS

*Nga raporti në Kongresin e 7-të të PPSH*[1]

**1 nëntor 1976**

. . . Me luftën që është zhvilluar kundër pengesave, sidomos kundër mentaliteteve konservatore, tani ka një përmirësim të dukshëm edhe në zbatimin e direktivës së Partisë për sjelljen e grave në organet udhëheqëse të saj. Shoqet, në plenumet e komiteteve të Partisë të rretheve e të rajoneve dhe në numrin e përgjithshëm të kuadrove të zgjedhur e të emëruar, zënë rreth 40 për qind. Rritja e numrit të grave me përgjegjësi është një prirje pozitive, e cila duhet çuar vazhdimisht përpara.

### 3. — Të forcojmë vazhdimisht lidhjet e Partisë me masat dhe udhëheqjen e saj në organizatat shoqërore e në organet shtetërore

Forca e Partisë sonë marksiste-leniniste qëndron në lidhjet e çelikta me popullin. Pa këto lidhje ajo s'do të kishte jetë. Uniteti Parti-popull është krijuar historikisht në luftën për çlirimin kombëtar e shoqëror dhe në ndërtimin socialist. Në themelet e këtij uniteti qëndron bindja e patundur e masave në drejtësinë e vijës politike të Partisë, në besnikërinë dhe në guximin e saj

1. Kongresi i 7-të i PPSH i zhvilloi punimet nga 1-7 nëntor 1976.

për të mbrojtur interesat e popullit, në aftësinë e saj udhëheqëse, organizuese e mobilizuese.

Vija e Partisë kurrë s'ka mbetur vetëm vija e saj, ajo është bërë vija e masave. Në çdo periudhë të jetës së vet, për zgjidhjen e çdo problemi, për kryerjen e çdo detyre, Partia ka luftuar tok me popullin.

Periudha pesëvjeçare e kaluar ka qenë një dëshmi tjetër e fuqishme e lidhjeve të pathyeshme të Partisë me popullin, e unitetit të çeliktë Parti-popull. Për ta forcuar më tej këtë unitet, Komiteti Qendror ka zgjidhur një varg problemesh dhe ka shtruar detyra të rëndësishme për rritjen e rolit të masave, për të siguruar kurdoherë marrëdhënie të drejta midis tyre dhe Partisë, për intensifikimin e luftës kundër shfaqjeve burokratike, liberale e sektare që cenojnë lidhjet e Partisë me masat.

Kjo ka forcuar edhe më shumë bindjen e popullit se vetëm nën udhëheqjen e Partisë ai mund të qëndrojë përgjithmonë zot i fateve të tij e të garantojë një të ardhme gjithnjë e më të sigurt, gjithnjë e më të lumtur.

Problemet e forcimit të mëtejshëm të demokracisë socialiste, të rritjes së rolit të klasës punëtore dhe të të gjithë punonjësve në jetën e vendit, të përsosjes së marrëdhënieve midis Partisë, klasës punëtore e masave u janë nënshtruar diskutimeve të gjera në Parti e në popull.

Gjithë praktika revolucionare e periudhës së kaluar vërteton edhe një herë se **lidhjet e Partisë me masat ruhen e forcohen gjithnjë mbi bazën e bindjes së tyre në drejtësinë e vijës së Partisë,** që krijohet dhe thellohet vazhdimisht nga vetë përvoja e masave.

Partia nuk i komandon, por i udhëheq masat.

> «*Të udhëheqësh...*, — mëson Stalini, — *do të thotë të bindësh masat në drejtësinë e politikës së partisë, të lëshosh e të zbatosh parulla që i shpien masat në pozitat e partisë dhe i ndihmojnë ato të njohin nga vetë përvoja e tyre drejtësinë e politikës së partisë, do të thotë t'i*

*ngresh masat deri në nivelin e ndërgjegjes së partisë dhe të sigurosh, në këtë mënyrë, përkrahjen e masave, gatishmërinë e tyre për një luftë vendimtare»*[1].

Kushdo që mundohet t'u imponohet masave me forcën e urdhrit, me autoritetin e funksionit në Parti e në shtet, shkel vijën e Partisë, largohet nga vija e saj e masave. Kundër të tilla qëndrimeve Partia ka luftuar e duhet të luftojë gjithnjë me forcë, sepse këto qëndrime janë burim për lulëzimin e burokratizmit e të kultit të dëmshëm të individit, rrjedhimisht, për dobësimin e lidhjeve të Partisë me masat.

Partia i bind masat, para së gjithash, duke mos ndarë fjalën nga vepra, i bind me anë të shembullit të komunistëve, të qëndrimit të tyre në radhët e para të luftës e të punës. Prandaj ajo kritikon rreptë ata komunistë e kuadro që nuk japin shembullin vetjak, kritikon gjithë ato qëndrime që nuk pajtohen me frymën revolucionare që karakterizon Partinë tonë dhe që nuk ndihmojnë në lidhjet e Partisë me masat.

Rëndësi të madhe e të vazhdueshme për forcimin e unitetit Parti—popull ruan gjithnjë puna ideopolitike, sqaruese dhe edukuese me masat, e cila ka ecur përpara në pesëvjeçarin e kaluar, si gjithë punët e tjera, por që ka nevojë të përsoset më tej, me qëllim që ajo të fitojë një forcë më të madhe bindëse e mobilizuese. Në qoftë se aty-këtu ndodh që një kolektiv punonjës, në njërën ose tjetrën qendër pune, nuk mobilizohet si duhet për zbatimin e vendimit e të direktivës, kjo rrjedh edhe ngaqë organizata ose komiteti nuk ua kanë bërë mirë të qartë këto punonjësve, ose e nënvleftësojnë metodën e bindjes dhe e mbështetin punën e tyre në metodat burokratike të komandimit.

Një kusht i domosdoshëm për rritjen e rolit të masave është informimi i rregullt i tyre për vendimet e direktivat e Partisë. Punonjësit vazhdimisht janë vënë në dijeni për vendimet e

1. J. V. Stalin, Veprat, vëll. 8, f. 52-53.

organizatave-bazë, të komiteteve e të konferencave të Partisë, të Komitetit Qendror dhe të kongreseve të Partisë dhe janë mobilizuar për kryerjen e detyrave që dalin nga këto vendime. Masat kanë të drejtë të dinë se çfarë vendoset në organizatat-bazë dhe në organet e ndryshme të Partisë e të pushtetit. Kështu, ato kanë mundësi të gjykojnë për vendimet dhe të mobilizohen për zbatimin e tyre.

Tërheqjen sistematike të mendimit të masave për problemet e ndryshme Partia e ka parë si një nga rrugët më të rëndësishme për të rritur ndërgjegjen politike të punonjësve dhe pjesëmarrjen e tyre në qeverisjen e vendit. Është detyrë e Partisë që edhe në të ardhmen t'i kushtojë kujdes të veçantë tërheqjes sa më gjerë të mendimit të masave nëpërmjet këshillimit, diskutimeve popullore, letrave të tyre dërguar Komitetit Qendror, gjithë organeve të Partisë e të pushtetit. Kjo do të shërbejë për forcimin e mëtejshëm të demokracisë sonë socialiste dhe për të plotësuar kërkesat e drejta të punonjësve.

Nga viti në vit është organizuar më mirë edhe dhënia llogari e organeve dhe e organizatave të Partisë, e komunistëve dhe e kuadrove përpara masave. Nëpërmjet kësaj praktike, duke ia nënshtruar veprimtarinë e tyre kontrollit të drejtpërdrejtë të masave, ata kanë mundur të vlerësojnë më objektivisht veprimtarinë e vet, me anët e mira e të dobëta të saj. Si rrjedhim, është rritur përgjegjësia e forumeve dhe e çdo komunisti e kuadri përpara Partisë dhe masës. . .

**Një rol shumë të rëndësishëm për forcimin e lidhjeve të Partisë me masat kanë luajtur dhe luajnë organizatat shoqërore, Fronti Demokratik i Shqipërisë, Bashkimet Profesionale, Bashkimi i Rinisë së Punës, Bashkimi i Grave,** që janë leva të fuqishme të Partisë. Duke përfshirë në gjirin e tyre tërë popullin, ato çojnë zërin e Partisë, në formë të organizuar e të përshtatshme, te çdo njeri, formojnë opinionin e drejtë shoqëror për detyrat që shtron Partia. Nga ana tjetër, ato sjellin në Parti zërin e masave, mendimet e sugjerimet e tyre, përvojën e luftës për zbatimin e direktivave. Nëpërmjet tyre Partia edukon masat

me ideologjinë marksiste-leniniste dhe i mobilizon në luftë për ndërtimin e socializmit.

Por, që organizatat e masave ta kryejnë si duhet këtë rol të rëndësishëm, kusht i domosdoshëm është udhëheqja e Partisë në gjithë veprimtarinë e tyre.

Kjo kërkon, në radhë të parë, që komitetet dhe sidomos organizatat e Partisë t'i vlerësojnë me seriozitetin më të madh organizatat shoqërore dhe punën e tyre, t'u qartësojnë vendimet e direktivat e Partisë, t'u çelin horizonte të reja pune, t'u zhvillojnë iniciativën e t'i hedhin në aksione. Detyra e çdo komunisti, dhe jo vetëm e atyre që janë ngarkuar të punojnë posaçërisht në këto organizata, është që të jetë një aktivist shoqëror i dalluar dhe të punojë pa u lodhur me njerëzit, të çojë kudo vijën e Partisë, të punojë për edukimin e për mobilizimin e punonjësve, për forcimin e gjithanshëm të vetë organizatave të masave. . .

Politika e drejtë marksiste-leniniste e Partisë ka çuar në atë revolucion të vërtetë, të thellë e shumë të gjerë, që është realizuar në jetën e **gruas** shqiptare.

Përvoja jonë vërtetoi plotësisht domosdoshmërinë e lidhjes së problemit të emancipimit të plotë të gruas me problemin e çlirimit kombëtar dhe me çështjen e proletariatit. Pa pjesëmarrjen e gruas nuk mund të zhvillohet me sukses revolucioni socialist dhe pa revolucionin socialist nuk mund të arrihet emancipimi i plotë i gruas.

Forcat dhe aftësitë e gruas, të fjetura e të ndrydhura në të kaluarën, kanë shpërthyer të fuqishme dhe të papërmbajtura në të gjitha fushat e jetës sonë socialiste. Gruaja shqiptare ka dalë në arenën e luftës për socializëm plot dinjitet, shquhet për frymë të lartë revolucionare, për vendosmëri e patriotizëm, dallohet në punë e në jetë. Atë e gjen sot kudo, në ara e në fabrika, në shkolla e në laboratorë. Asaj i janë besuar vende me përgjegjësi të larta në Parti e në shtet. Janë krijuar e po krijohen raporte të reja barazie midis burrit e gruas në punë e në familje. Emancipimi i gruas ka forcuar e forcon përditë demokracinë socialiste. Kjo vërteton pohimin e Marksit se shka-

lla e emancipimit të gruas përfaqëson masën natyrale të emancipimit të përgjithshëm.

Realiteti ynë hedh poshtë të gjitha «teoritë» borgjezo-revizioniste për rrugët e emancipimit të gruas. Përpjekjet e borgjezisë në vendet kapitaliste për të orientuar luftën për emancipimin e gruas punonjëse kundër burrit, fëmijës e familjes, kanë për qëllim ta largojnë atë nga lufta revolucionare e të përçajnë frontin e përbashkët të klasës punëtore e të punonjësve kundër shtypësve e shfrytëzuesve të vërtetë. Edhe demagogjia e revizionistëve modernë për ta lidhur zgjidhjen e këtij problemi të madh shoqëror me politikën e «paqes» e të «çarmatimit», synon që gruaja të heqë dorë nga revolucioni.

Partia do të luftojë edhe në të ardhmen që të realizohet me konsekuencë programi i saj për emancipimin e plotë të gruas. **Është detyrë e organizatave të Partisë, e organeve të shtetit dhe e gjithë organizatave të masave që të çmojnë kurdoherë drejt vlerat e vërteta të gruas, që me aq kujdes i zgjoi, i kultivoi e i rriti Partia, por është detyrë edhe e vetë grave që të luftojnë si revolucionare për të afirmuar gjithnjë e më mirë personalitetin e tyre.** Në të njëjtën kohë, në bazë të mundësive që siguron zhvillimi ekonomik i vendit, të krijohen kushte edhe më të mira materiale për të lehtësuar edhe më tepër gruan nga punët drobitëse shtëpiake, në mënyrë që të ngrihen në një shkallë më të lartë efektiviteti i punës në frontin e prodhimit dhe veprimtaria e saj në jetën politike, shoqërore e kulturore.

Me kënaqësi të veçantë konstatojmë se gratë, me përpjekjet e veta dhe me kujdesin e Partisë, po e ngushtojnë përherë e më shumë disnivelin arsimor, kulturor e tekniko-profesional midis tyre e burrave. Tani 37 për qind e të gjithë kuadrove me arsim të mesëm e të lartë janë gra. Në të ardhmen të luftojmë për të arritur barazi të plotë edhe në këtë fushë. Shoqet e ngarkuara në vende drejtuese janë shquar për besnikërinë ndaj vijës së Partisë, për aftësi udhëheqëse e organizuese, për dije e kulturë. Kjo vërteton drejtësinë e direktivës së Partisë për të ngritur me guxim gratë në vende me përgjegjësi, që nga postet

më të ulëta e deri në organet më të larta të Partisë e të shtetit. Janë shumë të dëmshme ato qëndrime nënvleftësuese e sektare që pengojnë zbatimin e kësaj politike të Partisë.

Konceptet e huaja patriarkale e konservatore, borgjeze e liberale janë akoma një barrierë e madhe për afirmimin e gjithanshëm të personalitetit të gruas. Nën udhëheqjen e Partisë, organizata aktive e Bashkimit të Grave të Shqipërisë, shteti e gjithë organizatat e masave, shkolla e shoqëria kanë për detyrë t'i edukojnë gratë dhe burrat me frymën e luftës për emancipimin e plotë të të gjithë njerëzve në shoqërinë tonë socialiste, për të marshuar përpara fitimtarë, të gjithë bashkë, burra e gra, të rinj e të reja. . .

*«Dokumente kryesore të PPSH»,*
*vëll. VII, f. 89-93, 116-117*

## TË RRITET ME HAPA TË SHPEJTË ROLI I GRUAS EDHE NË JETËN FAMILJARE

*Letër drejtuar grave dhe vajzave punëtore të Ndërmarrjes së Prodhimeve Artistike të Krujës*

**17 nëntor 1976**

Të dashura shoqe,

Midis letrave të shumta që kam marrë këto ditë nga punonjës të profesioneve të ndryshme, të cilët, të entuziazmuar nga përfundimi me shumë sukses i punimeve të Kongresit të 7-të historik të Partisë, zotohen për plotësimin dhe tejkalimin e detyrave që shtrohen, mora dhe letrën tuaj. Fjalët aq shumë të ngrohta që shprehni për Partinë, besimi juaj i patundur në vijën e drejtë të saj dhe optimizmi revolucionar që ju karakterizon për ato që janë kryer deri më sot dhe për të ardhmen akoma më të bukur të atdheut tonë socialist, më gëzuan shumë.

Qyteti i lashtë hero i Krujës, ku jetoni dhe punoni ju, të dashura shoqe punëtore, është zbukuruar dhe përtëritur në epokën e lavdishme të Partisë. Si gjithë populli ynë edhe populli patriot e punëtor i rrethit tuaj, nën udhëheqjen e urtë të Partisë, e ka ngritur në një shkallë më të lartë zhvillimin ekonomik e kulturor të tij. Ai gjithashtu punon pa u lodhur për të forcuar gjithnjë e më mirë aftësinë mbrojtëse, këtë traditë patriotike të rrënjosur thellë te ju që në kohën e heroit tonë të madh Skënderbeut, si dhe dashurinë për atdheun e shtrenjtë socialist dhe besnikërinë e pakufishme për Partinë e Punës, që me aq

frymëzim, me shpirt dhe energji rinore i këndojnë pleqtë gazmorë krutanë.

Në realizimet e shumta madhështore që ka arritur mbarë vendi ynë, kanë meritat e tyre të shquara edhe gratë, pra edhe ju, shoqe dhe motra krutane, endëse me duar të shkathëta të Ndërmarrjes së Prodhimeve Artistike të Krujës, që punoni me bendërgjegje të lartë e me të gjitha fuqitë për lulëzimin dhe begatinë e vendit. Me prodhimet e realizuara nga duart tuaja, ju, vazhdimisht, nderoni atdheun dhe veten, derisa prodhimet që nxirrni u përgjigjen kërkesave të standardeve të tregut të brendshëm dhe të jashtëm dhe ruajnë karakteristikat artistike artizanale me motive popullore, që ju po i përpunoni dhe i pasuroni më tej.

Jam gëzuar shumë për çka më shkruani lidhur edhe me sukseset që keni shënuar në rrugën e emancipimit tuaj. Juve, motra dhe shoqe, deri dje të shtypura, të skllavëruara e të përbuzura nga sundimtarët, feja dhe kanunet e botës së vjetër, Partia ju dha vendin e merituar në punë e në shoqëri, prandaj keni marrë krahë dhe jeni bërë endëse të kualifikuara, amvisa të mira dhe ushtare trime për mbrojtjen e atdheut dhe të socializmit.

Duke i matur me kohën, këto arritje janë me të vërtetë madhështore, por, të dashura motra dhe bija, besoj se edhe ju jeni dakord me mua që Partisë dhe Organizatës së Bashkimit të Grave u duhen akoma shumë përpjekje që, krahas emancipimit të gruas në punë e në shoqëri, të arrihet emancipimi i saj i mëtejshëm edhe në familje. Trashëgimi i së kaluarës në këtë drejtim është mjaft i hidhur, prandaj jam i bindur se ju do të punoni ashtu siç dëshiron Partia që të mos ndërpritet puna e filluar për thyerjen me guxim të atyre mbeturinave të normave të vjetra patriarkale e feudale që janë qepur akoma si rrodhja në marrëdhëniet familjare. Në këtë drejtim ju do të keni me siguri edhe përkrahjen e burrave, vëllezërve dhe djemve tuaj, që, siç e ka provuar jeta, nuk e bëjnë kurrë dysh fjalën e Partisë, e cila i trajtoi edhe një herë këto probleme edhe në Kongre-

sin e saj të 7-të, në mënyrë që të rritet me hapa edhe më të shpejtë roli i gruas si në çdo drejtim edhe në jetën familjare.

Duke ju dëshiruar gjithë të mirat, ju uroj të gjithave sukсese në punë dhe lumturi në familje.

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 348-351*

## EMANCIPIMI I GRUAS DHE SHKRIMTARËT SOCIOLOGË E FILOZOFË TË SHEKUJVE TË KALUAR

**Shënime**

**3 dhjetor 1977**

Duke parë ndryshimet kolosale në vendin tonë, midis të cilave përparimin, zhvillimin dhe emancipimin e gruas, nuk mund të mos sjell ndër mend ato mendime e qëndrime të njerëzve të shquar të letërsisë dhe të arteve të shekullit të 17-të e të shekullit të 18-të për gruan, sidomos në Francë.

Është e çuditshme, por Molieri[1], Bualoi[2], Fenëloni[3], Rasini[4] dhe La Bryjeri[5] flasin, në veprat e tyre, me ironi të egër, kundër lirisë së grave, kundër kulturës për to. Është e çuditshme që këta njerëz të shquar gruan e shtynin të rrinte brenda katër mureve të shtëpisë.

Molieri vetë kishte urrejtje dhe i kritikonte gratë. Ai thoshte se nuk u duhet dhënë shkencë grave. Fenëloni ka bërë një libër, të cilin e kam lexuar dhe më kujtohet edhe titulli i tij «Traktat për edukimin e vajzave». Këtë e ka botuar në vitin 1688. Në këtë libër ai shpreh pikëpamjen se nuk duhen lejuar gratë të shkollohen, se bëhen qesharake, mbasi nga natyra e tyre

---

1. Zhan-Baptist Pokëlen, i quajtur Molier (1622-1673), dramaturg francez.
2. Nikola Bualo (1636-1711), shkrimtar francez.
3. Fransua dë Salinjak dë la Mot (1651-1715), shkrimtar francez.
4. Zhan Rasin (1639-1699), dramaturg francez.
5. Zhan dë la Bryjer (1645-1696), shkrimtar francez.

ato kanë mendje të dobët, shumë më të dobët se burrat, dhe vetëm kurioziteti ekziston në to. Gratë, sipas Fenëlonit, nuk duhet të qeverisin në shtet, nuk duhet të marrin pjesë në luftë etj., etj.

Pra, në shekullin e 17-të, sidomos gjatë regjimit të Luigjit të 14-të, shkopi u ngrit i fortë kundër grave, u ekzaltuan kulti i familjes dhe kulti i burrit mbi gruan. Kurse në «L'esprit des lois» të Monteskjësë[1] më kujtohet se denoncohet shtypja që u bëhet grave. Ky, Monteskjëja, ishte për edukimin e grave. «Autoriteti që ushtrojmë ne mbi gratë është një tirani e vërtetë», thoshte ai, prandaj duhet ta zhdukim këtë tirani nga gjysma e popullsisë së Francës. Ky mendimtar i shquar arsyeton drejt se mendimi i grave, po të zhvillohet, është po aq i lartë sa edhe mendimi i burrave. Edhe forca e tyre mund të jetë e barabartë me atë të burrave, në qoftë se ne u japim atyre edukatën e duhur.

Kurse d'Alamberit[2], që ishte një matematikan i famshëm në të gjithë Evropën, i vinte shumë keq që gratë trajtoheshin në një mënyrë kaq përbuzëse në shekullin e tij dhe ai shkruante një letër, ku kritikon qëndrimin jo të drejtë që mbahet ndaj tyre. Në këtë letër d'Alamberi shprehet në mbrojtje të grave dhe kërkon të bëhet çdo përpjekje që të mos përfitohet nga ato në mënyrë të padrejtë.

Çuditesh kur shikon në enciklopedinë e madhe, që publikohej nga Didëroi[3], se ndaj gruas ndiqet rruga tradicionale, mbrohen burrat dhe ushtrohet diskriminim ndaj grave. Në enciklopedinë e madhe ka fraza të tilla, si «natyra u ka dhënë burrave të drejtën të qeverisin», përmendet Sofokliu[4], i cili ka thënë se «heshtja është stolia më e madhe e grave» etj.

Këto janë afirmacione arbitrare. Në shekullin që e kanë

1. Sharl Monteskjë (1689-1755), historian dhe shkrimtar francez, ideolog i monarkisë konstitucionale.

2. Zhan lë Rond d'Alamber (1717-1783), shkrimtar, filozof dhe matematikan francez.

3. Deni Didëro (1713-1784), shkrimtar dhe filozof francez.

4. Poet grek (495-406 para erës së re).

quajtur «shekulli i arsyes së njerëzve», siç ishte shekulli i enciklopedistëve[1], vetëm këta njerëz të shquar nuk marrin të paktën mundimin të diskutojnë si duhet për këtë problem kaq të madh, siç është problemi i gruas.

Kam përpara një libër që citon një letër të shkruar nga Didëroi, në të cilën bëhet fjalë për kushtet e gruas. Në të thuhet: «Kur shkruan për gratë, duhet ta ngjyesh penën në ylber dhe të hedhësh në letër pudrën me krahë prej fluture». Kurse Volteri[2] në librin e tij «L'essai sur les mœurs» ka disa qëndrime më të mira për gratë. Por për çudi Rusoi ka qenë lideri më i shquar në luftën kundër grave në shekullin e 18-të dhe pikëpamjet e tij kundër grave deri në njëfarë shkalle, kanë influencuar edhe te Robespjeri[3], për të mos folur për Napoleonin.

Rusoi qëndroi kristian në kundërshtim me Volterin, me Didëronë, me Kondorsenë[4]. Ky i fundit ishte një djalë me baba të panjohur, por një mbrojtës i zjarrtë i çështjes së gruas. Kurse Rusoi me pikëpamjet e tij u ngjiste priftërinjve të kishës, skolastikës dhe i quante gratë shkaktare të degjenerimit të racës njerëzore. Ai për Sofinë, të shoqen e Emilit, në librin e tij të famshëm «Kontrata shoqërore», përjashtonte çdo edukatë që duhej të merrte ajo. As gjuhët, as teologjia, as historia nuk mund të jenë të nevojshme, përkundrazi, ato mund t'i bëjnë dëm gruas, thoshte ai. Gruaja, domethënë Sofia, për Rusonë nuk duhet të njohë veçse kuzhinën, të dijë të qepë dhe të mësojë të flasë me njerëzit që takon. Dinjiteti i saj, thotë Rusoi, është të jetojë e harruar, të mos e shohë njeri dhe ajo të rrojë vetëm për

1. Kështu quheshin dijetarët, filozofët dhe specialistët e të gjitha disiplinave, që bashkëpunuan për redaktimin e Enciklopedisë së madhe Franceze në shekullin e 18-të.

2. Fransua Mari Arué, i quajtur Volter (1694-1778), filozof, shkrimtar, historian dhe iluminist francez.

3. Maksimilian dë Robespier (1758-1794), politikan francez, një nga udhëheqësit e jakobinëve.

4. Mari Zhan Antuan dë Karita Kondorse (1743-1794), matematikan, filozof, ekonomist dhe politikan francez.

çmimin që mundet t'i japë burri, Emili. Burrat, thotë Rusoi, janë për jashtë, gratë janë për brenda. Ky është ligji i natyrës, sipas tij. Gjatë ditës të dy sekset s'kanë asgjë të përbashkët, përveç ushqimit.

Siç e shohim, idetë e Rusoit u përngjasin shumë ideve të myslimanizmit, që gruan e konsideron vetëm si një shërbëtore në shtëpi, si një mjet për të lindur dhe për të rritur fëmijë, kurse të gjitha punët jashtë, gjithë autoritetin, mendimet duhet t'i ketë burri në duart e tij.

Duhen lexuar me kujdes këta shkrimtarë, sociologë dhe filozofë të shekujve të kaluar, për të parë se ç'pikëpamje retrograde, obskurantiste kanë pasur ata në disa çështje të rëndësishme ose kyç për shoqërinë, pavarësisht se në shumë probleme të tjera ishin në pararojë. Kur flasim për enciklopedistët, natyrisht, kemi parasysh që ata janë në pararojë të shekullit të iluminizmit, por, kur i studiojmë veprat e tyre mirë e me kujdes, ne gjejmë në to mendime jo të përshtatshme për gruan dhe jorevolucionare në atë shkallë siç i kishin ata mendimet për çështjen e lirisë, për luftën kundër monarkisë etj. Kur lexon veprat e tyre, shikon se flitet për lirinë, por për lirinë e burrave dhe jo për lirinë e grave, flitet për barazinë, por për barazinë në mes burrave, jo edhe për barazinë në mes burrit dhe gruas. Ata flitnin për të drejtat e njeriut, por me këtë kuptonin të drejtat e burrave në shoqërinë me klasa e jo edhe të drejtat e grave. Këtë e them në përgjithësi, sepse në mes tyre kishte edhe burra, edhe gra, edhe shkrimtarë, edhe filozofë që shquheshin në mbrojtjen e të drejtave, të lirisë dhe të edukimit të grave.

Pikëpamje të tilla të prapambetura të shekujve të 17-të, të 18-të e 19-të, për të mos u ngjitur më lart, ekzistojnë në vendet kapitaliste edhe aktualisht, në shekullin e 20-të, në shekullin e atomit. Deri dje në Zvicër, që hiqet si një vend nga më të përparuarit dhe nga më «demokratët» në botë, gratë nuk kishin të drejtën e votës. Në Angli gratë nuk kishin, gjithashtu, të drejtën e votës dhe kanë luftuar shumë për ta fituar këtë të drejtë. Të mos flasim pastaj në përgjithësi për të drejtat e tjera të grave në

shoqërinë borgjeze kapitaliste, ku ato janë të shtypura e të shfrytëzuara. Gruaja edhe sot konsiderohet nga borgjezia kapitaliste si një krijesë më e ulët nga burri, pikërisht ashtu siç e konsideronte kisha, siç e konsideronte borgjezia e shekullit të 18-të e të 19-të, për të mos folur për shekujt e tjerë të mëparshëm.

Emancipimi i gruas në vendet kapitaliste as që mund të krahasohet me emancipimin e vërtetë të gruas në vendin tonë socialist. Në këtë drejtim nuk mund të bëhet asnjë barazim.

*«Për shkencën (Përmbledhje veprash)», vëll. II, f. 93-97*

## PUNA E ORGANIZATAVE TË MASAVE TË JETË E KOORDINUAR DHE NËN UDHËHEQJEN E PARTISË

*Diskutim në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSH*[1]

**25 shkurt 1978**

Jam dakord edhe unë me paraqitjen e me tezat që ka përgatitur organizata e gruas për Kongresin e saj të 8-të, si dhe me diskutimet që bënë shokët e tjerë. Dëshiroj të theksoj se ne kemi ecur përpara për sa i përket ngritjes së gruas, nuk jemi në stadet e kaluara, por është e qartë se duhet të bëjmë akoma shumë më tepër kujdes në këtë drejtim.

Siç e theksoi shoku Ramiz [Alia], duhet të bëjmë përpjekje më të mëdha për të ngritur nivelin politik dhe ideologjik të gruas, se vetëm kështu do të kuptojë misionin e lartë që ka ajo vetë në shoqërinë socialiste, si dhe punën që duhet bërë që këtë mision ta kuptojnë edhe burrat, edhe djemtë. Kjo do të thotë se nuk janë vetëm gratë që duhet t'u mësojnë burrave dhe djemve si t'i kuptojnë dhe si t'i zgjidhin politikisht drejt problemet që i dalin përpara shoqërisë sonë, por duhet punuar, gjithashtu, që edhe burrat të ngrihen gjithnjë e më shumë politikisht dhe ideologjikisht. Kur themi se gruaja nuk është ngri-

---

1. Në këtë mbledhje u shqyrtua raporti i Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm të BGSH «Mbi veprimtarinë e BGSH midis dy kongreseve dhe detyrat për zbatimin e vendimeve të Kongresit të 7-të të Partisë së Punës të Shqipërisë», si dhe tezat për raportin e Kongresit të 8-të të BGSH.

tur akoma në atë nivel që kërkon Partia, kjo do të thotë që nuk është ngritur në një nivel më të lartë as burri, pse një burrë i ngritur politikisht dhe ideologjikisht, jo në mënyrë automatike, se kjo nuk sjell gjë, por efektivisht, do ta mësojë gruan, do të bëhet një faktor me rëndësi që ta edukojë këtë jo si në shkollë, por në jetë, në punë, në shoqëri, në familje e kudo, duke shfaqur pikëpamje të drejta politike, duke mbajtur qëndrime të drejta shoqërore ndaj saj. Në këtë mënyrë do të krijohet ajo barazi reale në mes tyre në rrugën e partisë së proletariatit.

Pavarësisht se gratë në shumë çështje janë akoma inferiore, duhet të kemi parasysh se janë edhe vetë mjaft burra në këtë gjendje. Ata, nga pozitat që mbajnë nga e kaluara dhe nga «prepotenca», mund të duken sikur qëndrojnë më lart se gratë, por prapa kësaj te burri fshihet një mungesë e theksuar e pikëpamjeve të drejta politike për problemet e shoqërisë dhe për zgjidhjen e tyre.

Çështja e gruas është një çështje e madhe dhe me rëndësi. Për t'iu futur më në hollësi këtij problemi, Partia duhet t'i vërë në lëvizje levat e saj. Por, sipas mendimit tim, nuk është e drejtë që t'ia hedhim të gjitha fajet Partisë. Nuk është e drejtë në rast se edhe ju, shoqe të organizatës së gruas, mendoni kështu dhe nuk punoni në këto drejtime që përmenda. Pse nuk është e drejtë? Nuk është e drejtë, sepse si leva të Partisë ju viheni vazhdimisht në korent të problemeve, si gjithë të tjerët, edhe nga Partia, edhe nga pushteti. Udhëheqjet e organizatave të masave vihen në korent totalisht për orientimet që jepen dhe për vendimet që merren. Nuk është e domosdoshme dhe praktikisht nuk është e mundur që orë e çast udhëheqja e Partisë t'ju thërresë dhe t'jua zbërthejë këto vendime dhe orientime. Por nuk ekskludohen edhe raste që thirreni, si, fjala vjen, për problemet kapitale, dhe këtë e bëjnë Partia dhe organet e pushtetit, sepse gjithë këto konferenca, mbledhje e aktive që po bëhen çfarë shtrojnë? Mua më duket se me këto punë merren, domethënë diskutojnë problemet dhe japin orientime. Por çështja është që zbërthimin e tyre duhet ta bëjnë organizatat-bazë

të Partisë, organizatat e bashkimeve profesionale, të gruas, të rinisë. Pra, kontaktet nuk duhen kuptuar vetëm me udhëheqjen e Partisë.

Udhëheqja e Partisë e merr në analizë, ta zëmë, dy ose tri herë në vit problemin e gruas dhe më duket se kaq është mjaft që ta analizojë këtë problem, vetëm se duhet ta analizojë mirë. Pra, nuk ka se si bëhet më shumë, se në qoftë se kërkohet të merren kontakte për të gjitha problemet, kjo nuk është e mundur të realizohet dhe as që është e drejtë. Pra, mund të merren kontakte për probleme të mëdha, ndryshe nuk mund t'i dilet kësaj çështjeje. Çështja shtrohet se si është bashkëpunimi në bazë, në fshat, në qytet, në lagje i organizatës së Partisë me këshillin e gruas, me këshillin e bashkimeve profesionale kur zbërthehen direktivat, kur caktohen detyrat. Mua më duket se në praktikë bëhet kështu, por kjo punë edhe nënvleftësohet. Nuk them se kjo bëhet perfekte, është larg që të bëhet e përsosur, por e keqja qëndron, siç thashë, te nënvleftësimi. Mendoj se burimi mund të jetë te njëfarë pikëpamjeje jo e drejtë e një organizimi në vetvete, që puna të bëhet në mënyrë burokratike, duke kaluar nga një këshill më i lartë në një këshill tjetër më të ulët, jo kjo është specifika e gruas, kjo është specifika e këtij dhe kjo e atij. Çdo organizatë ka specifikat e saj, ndryshe nuk ka arsye përse të ekzistonin, por këto specifika, më duket mua, ndodhen brenda specifikës së përgjithshme të luftës që bën Partia për një jetë më të mirë, për një shoqëri më të kulturuar, për një realizim të planit në të gjitha shkallët me normat që janë caktuar, me ligjet e me çdo gjë tjetër.

Prandaj, për zbërthime të tilla nuk mund të lajnë duart vetë këto organizata, ajo e gruas, e bashkimeve profesionale, e rinisë. Partia u ka dhënë këtyre të drejtë ta bëjnë këtë në bazë, pse atje ka edhe komunistë anëtarë të këtyre organizatave, qoftë të zgjedhur në kryesitë e tyre, por edhe si aktivistë të tyre. Duke e ndërtuar ashtu siç është punën, në mënyrë masive, që çdo gjë ua hedh masave përpara për zbërthim, për diskutim, për aprovim, për emulacion, a nuk ua ka dhënë të drejtën Partia këtyre

grave dhe burrave, anëtarë dhe jo anëtarë partie, të cilët bëjnë pjesë në organizatën e bashkimeve profesionale, të gruas ose të rinisë, që të marrin pjesë aktivisht në mbledhjet e organizatave të masave, të diskutojnë, të japin mendime, të propozojnë që punët të ecin kurdoherë më mirë? Po, ua ka dhënë. Atëherë lypset që të ngrihet gjithnjë e më lart ndërgjegjja e tyre në bazë të vijës së Partisë dhe Partia në këtë çështje duhet të lozë rolin kryesor. Megjithatë, nuk hiqet në asnjë mënyrë as përgjegjësia e levave të Partisë, ndryshe Partia izolohet.

Partia nuk mund të rrojë pa u futur thellë në masat dhe kjo bëhet në mënyrë të organizuar. Organizimi bëhet në mënyrë të tillë që udhëheqjet e organizatave të masave punën, aktivitetin, organizimin t'i zhvillojnë në bazë, me bazën, me masat e punonjësve dhe nga konkretizimi i kësaj vije të zbërthyer dhe të zbatuar mund të dalin konkluzione shumë të drejta.

Si është e mundur të flasim se po bëhet një punë politike e mirë, kur ka raste, siç ka ndodhur në stadiume, që njerëzit rrinë e bëjnë sehir disa që kryejnë akte të papranueshme për moralin tonë proletar? Atëherë si do të kuptohet nga masat tona punonjëse ky moral proletar? Si do të korrigjohen këto të meta? Na vjen propozimi në Presidiumin e Kuvendit Popullor që t'i falim tre muaj dënim një njeriu, i cili ka bërë një faj. Po çështja nuk është vetëm te faji i këtij njeriu. Prokurori i përgjithshëm dhe kryetari i Gjykatës së Lartë na kanë thënë se, në mjaft raste, kur ndodh diçka, ka njerëz që tërhiqen, gjë që tregon indiferencën e tyre. Njerëzve që kanë ndonjë qarje, disa u thonë: «Shkoni në gjyq!». Këta që mbajnë qëndrime të tilla janë edhe nga aktivistët e organizatave të masave, të Frontit, të bashkimeve profesionale ose të gruas. Pse t'i thuhet tjetrit: «Shko në gjyq!»? Si ore të shkojë në gjyq për gjëra të vogla? Fenomene negative ekzistojnë edhe te ne; kjo nuk do të thotë që çdo gjë ta shohim të zezë, por as edhe t'i nënvleftësojmë këto fenomene, pse në fakt ekzistojnë.

Prandaj duhet të bëhet një punë e dyanshme, edhe me burrat, edhe me gratë dhe jo të rrimë e të qahemi për çështjen e

atavizmit të burrit për të sunduar në familje. Atavizmi, dakord, duhet luftuar në të dyja anët, por mbi të gjitha duhet luftuar politikisht e ideologjikisht. Është e drejtë ajo që thotë shoqja Vito, që edhe disa masa të merren, por jo administrative, po masa organizative, masa ekonomike dhe të tjera. Kush e ka në dorë t'i marrë këto masa? Mos vallë i ka ndaluar Partia? Ajo ka dhënë kurdoherë direktiva se si duhet vepruar për zgjidhjen e problemeve. Mos ka ndaluar Qeveria që të shtohen, fjala vjen, karrocat për transport, me qëllim që të lehtësohet puna e njerëzve, e sidomos e grave, etj., etj.? Jo, nuk ka ndaluar. Po atëherë përse nuk bëhen? Po kështu edhe për shumë gjëra të tjera. Pra, nuk mund të thuhet nga askush se nuk duan Partia dhe pushteti. Atje ku punohet ka komunistë, aktivistë të organizatave të masave. Këta kanë përgjegjësinë e tyre për dobësitë që shfaqen në punë.

Është e vërtetë, për shembull, që nuk ka çerdhe kudo, po kjo nuk është një çështje që u përket vetëm komunistëve. Pastaj ngritja e çerdheve ka edhe një kufi, megjithëse ka edhe çerdhe që, në fakt, nuk shfrytëzohen në tërë kapacitetin e tyre. Atëherë kush e ka fajin për këtë, Partia? Sigurisht, organet dhe organizatat e Partisë kanë për të bërë shumë në këtë drejtim, por faj ka edhe organizata e gruas, ka edhe ai që nuk është komunist. Pse e ka fajin ai? E ka, sepse nuk e çon fëmijën në çerdhe dhe e lë gruan në shtëpi ta rritë atë. Ai e bën këtë, sepse nuk e kupton rëndësinë e punës, të prodhimit shoqëror, të pronës së përbashkët, rëndësinë e daljes së gruas në punët e kooperativës etj. Në praktikë ndodh që, si pa gjë të keqe, shkelen statutet. Fjala vjen, është lënë në Statutin e Kooperativave Bujqësore e drejta që për mirëqenien e familjes fshatare të mbahen pula fushe, mirëpo ka që mbajnë edhe gjela deti. Këta i mbajnë edhe disa komunistë, pra i mban edhe burri, edhe gruaja, bile më shumë i mban një grua me nivel të ulët politik, e cila shikon më shumë interesin e ngushtë familjar, sepse nuk del në punët e kooperativës. Në fakt një punë ajo e bën, por në oborrin personal, dhe prej saj nxjerr të ardhura, gjë që i vjen mirë edhe bu-

rrit, edhe gruas. Pra, e shikoni, këto probleme janë mjaft të koklavitura, shokë.

Të gjithëve u vihet detyrë nga Partia që të mos bëjnë punë për t'u dukur. Nga çdo komunist kërkohet punë e palodhur konkrete dhe e kujdesshme me njerëzit. Partia, sigurisht, duhet të mendojë edhe për të ardhmen dhe e ardhmja ndërtohet duke forcuar pandërprerë ekonominë, por, siç dihet, gjatë punës për ndërtimin ekonomik të vendit kalitet, ndërtohet, si të thuash, edhe njeriu i ri. Natyrisht që në gjithë këtë veprimtari ekziston lufta e klasave, e cila duhet të përdoret nga ne për të spastruar ndërgjegjen e njerëzve tanë, për të goditur ashpër armikun. Por njerëzit tanë kontradiktat duhet t'i zgjidhin në një mënyrë të atillë që këto të venë duke u zvogëluar dhe njerëzit të dalin nga kjo luftë më të shëndoshë e të pastër.

Këto probleme lypin refleksion në punë dhe marrje përgjegjësie nga cilido, qoftë në udhëheqje, qoftë në bazë. Të mos i vihen tjetrit në kurriz ato që nuk i përkasin. T'i vihen në dukje dhe të mos i lihen në hije ato që ka dhe që duhet medoemos t'i ndreqë, ndryshe nuk rregullohen këto gjëra.

Në përgjithësi, të gjithë jemi dakord që organizata e gruas është aktive. Konstatojmë me kënaqësi se ka suksese dhe e dimë që shoqet e kësaj organizate punojnë mirë, po edhe duhen ndihmuar nga Partia dhe nga pushteti. Sidoqoftë, të gjithë konstatojmë se ka një ngritje në veprimtarinë e kësaj organizate, ka dhe aktivitet.

Fola këtu për çështjen e bashkëpunimit midis organizatave. Ky bashkëpunim duhet të ekzistojë vazhdimisht për çdo gjë dhe jo formalisht, por, duke qenë detyrat të ndara për disa specifika, prapë të tërë jemi të bashkuar në probleme. S'ka problem, sado i vogël qoftë ky, që të mos i interesojë edhe organizatës së bashkimeve profesionale, edhe organizatës së gruas ose të rinisë. Prandaj çështja nuk është të merret kontakt dhe të shtrohen problemet formalisht, por të merret kontakt dhe kurdoherë të jemi të pleksur e të bashkuar në organizatat e masave. Në punë dhe në luftë nuk ka dallime që ti je më i madh dhe ai më

i vogël. Të tërë kemi një detyrë të madhe të përbashkët, të tërë do të ndërtojmë socializmin, do të mbrojmë atdheun, duke zbatuar Artin Ushtarak të Luftës Popullore, do të luftojmë armikun që do të guxojë të na sulmojë e të tjera, e të tjera. Prandaj kështu duhet të konsiderohet puna e organizatave të masave në luftën për zbatimin e detyrave, e koordinuar ndërmjet tyre, nën udhëheqjen e Partisë.

Atëherë po e mbyllim këtë çështje. Ju urojmë sukses dhe tash gjithë puna, derisa të vijë Kongresi, të jetë një punë bazë, një përgatitje bazë.

*Botohet për herë të parë sipas tekstit të nxjerrë nga procesverbali i mbledhjes së Byrosë Politike të KQ të PPSH, që gjendet në AQP*

# EMANCIPIMI I GRUAS SHQIPTARE — NJË NGA VEPRAT MË TË RËNDËSISHME TË PARTISË SONË

*Përshëndetje drejtuar Kongresit të 8-të të BGSH*[1]

**1 qershor 1978**

Të dashura shoqe delegate,

Mbarë Shqipëria ndjek me vëmendje e gëzim Kongresin e 8-të të Bashkimit të Grave të Shqipërisë, këtë ngjarje me rëndësi për jetën e vendit. Flamujt e fitoreve, me të cilët ju vini në Kongresin tuaj, janë fryt i përpjekjeve të të gjitha grave të Shqipërisë, të të gjithë popullit tonë për të realizuar programin e Partisë për emancipimin e plotë të gruas dhe të gjithë shoqërisë sonë socialiste.

Është një kënaqësi e veçantë për mua që, në emër të Komitetit Qendror, të të gjithë Partisë dhe timin personal, t'ju përshëndes ju shoqe, gjithë gratë heroike të Shqipërisë socialiste, dhe t'ju uroj punë të mbarë e sukses në punimet e Kongresit. Le të buçasë në Kongresin tuaj zëri i grave dhe i vajzave tona luftëtare, le të shprehen fuqishëm mendimi dhe vendosmëria e tyre për të çuar përpara çështjen e revolucionit dhe të ndërtimit tonë socialist!

Kongresi juaj është një dëshmi e gjallë e atij revolucioni të thellë e të gjerë që ka ndodhur në jetën e gruas shqiptare. Vetë ju që keni ardhur nga kantieret e veprave të reja, nga fushat e lulëzuara, nga zonat malore ose qytetet e mëdha, pasqy-

1. Kongresi i 8-të i BGSH i zhvilloi punimet nga 1-3 qershor 1978.

roni realitetin madhështor të vendit tonë, gruan e re të çliruar nga shtypja e shfrytëzimi, gruan punëtore e luftëtare, të edukuar, të arsimuar e të kulturuar, që merr pjesë jo vetëm në prodhim, por edhe në drejtimin e shtetit e të Partisë, ju pasqyroni atë barazi të plotë e dinjitet të lartë që i dha gruas socializmi.

Partia ndien një gëzim të veçantë kur shikon te gratë e Shqipërisë atë shkallë të lartë emancipimi për të cilën ajo ka punuar e ka luftuar qysh në ditët e para të themelimit të saj. Te gratë Partia gjeti atë shpirt të pamposhtur të popullit tonë që u rezistoi në shekuj me radhë shtypjes dhe shfrytëzimit, gjeti ato virtyte të larta që do t'i bënte luftëtare të paepura në luftë, te gratë Partia gjeti dhe atë forcë që i duhej atdheut për ndërtimin e Shqipërisë së re. Gratë e vendit tonë kanë treguar kurdoherë me vepra të shumta dashurinë e madhe dhe devocionin e pakufishëm që kanë për Partinë, sepse te Partia ato panë udhëheqësen e vërtetë që do të realizonte ëndrrën e madhe të tyre, që do t'i bënte të lira e të barabarta, të nderuara e të respektuara në shoqëri. Prandaj, me thirrjen e Partisë, gruaja shqiptare u ngrit me guxim në Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare, në luftën për të shkatërruar pushtetin e vjetër, për të shkallmuar ligjet e kanunet e tij, për të zhvilluar me konsekuencë luftën e klasave, për të ndërtuar shoqërinë socialiste dhe për të afirmuar normat e zakonet e reja të moralit proletar.

Fitoret e arritura në këto luftëra u çimentuan edhe me gjakun e kulluar të bijave më të mira të popullit tonë. Për Partinë, për popullin dhe për atdheun janë dhe do të mbeten kurdoherë të shtrenjta e të paharruara heroinat e lavdishme Mine Peza e Qeriba Derri, Bule Naipi e Persefoni Kokëdhima, Marta e Prena Tarazhi e të gjitha ato gra e vajza që historia i ka vënë përkrah trimave të shquar të këtij vendi.

Nga lartësitë e arritura duket qartë rruga e lavdishme në të cilën ka ecur gruaja shqiptare, rruga e luftës për revolucionin socialist, pa të cilin nuk mund të kishte çlirim dhe emancipim të vërtetë të shoqërisë, pra edhe të gruas në vendin tonë. Kjo rrugë ka qenë e mbetet një shkollë me vlerë të pallogaritshme

për gratë e sotme të Shqipërisë socialiste dhe për të gjithë brezat që do të vijnë. Ajo tregon se ç'është në gjendje të bëjë revolucioni proletar për gruan dhe vetë gruaja për revolucionin, kur udhëhiqet nga partia marksiste-leniniste.

Emancipimi i gruas shqiptare, një nga fitoret më të mëdha të revolucionit socialist dhe një nga veprat më të rëndësishme të Partisë sonë, madhështohet edhe më tepër kur shohim gjendjen e gruas në botën kapitaliste e revizioniste. Edhe atje flitet për emancipim të gruas, por kjo është vetëm një parullë propagandistike, sepse në realitet në atë shoqëri të padrejtë e çnjerëzore, gruaja, më shumë se kushdo, përdoret si plaçkë tregu dhe është objekt shfrytëzimi të pamëshirshëm. Gratë janë ndër të parat viktima të pasojave të rënda të krizës ekonomiko-financiare, ato hidhen në mes të katër rrugëve, ato janë shtresa më e shtypur e më e papërfillur e shoqërisë.

Në sukseset e arritura Partia vlerëson rolin e madh që ka luajtur organizata luftarake e Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Gjatë 35 vjetëve të ekzistencës së saj ajo i ka kryer me devotshmëri detyrat që i ka besuar Partia për edukimin e mobilizimin e grave. Prandaj, të dashura shoqe, forcojeni edhe më shumë organizatën tuaj të madhe, rritni rolin e saj, për t'i mbrojtur e për t'i çuar përpara fitoret e arritura, për ta konsoliduar e për ta ngjitur më lart emancipimin e gruas.

Shoqe delegate,

Kongresi i 7-të i Partisë shtroi një program të madh pune e lufte për zhvillimin e gjithanshëm të vendit në rrugën e socializmit, duke u mbështetur, si gjithnjë, në forcat e veta. Ky program nuk mund të realizohet me sukses pa pjesëmarrjen aktive të grave, pa luftën e tyre revolucionare. Partia e thërret gruan në punë, sepse pa të nuk ecën dot prodhimi; e thërret në jetë me armë në dorë, sepse pa të nuk mbrohet atdheu; e thërret të ngrejë nivelin e saj marksist-leninist, arsimor e kulturor dhe

tekniko-profesional, sepse pa të nuk mund të lartësohet personaliteti i gruas; e thërret në qeverisjen e vendit, sepse pa pjesëmarrjen e saj nuk mund të ketë zhvillim të demokracisë socialiste. Partia ka besim të patundur se gruaja shqiptare, si kurdoherë, do të qëndrojë në lartësinë e detyrave të saj, do të jetë, si gjithnjë, në radhët e para të luftës për socializëm.

Gjithë shoqëria jonë — punëtori e kooperativisti, inxhinieri e tekniku, oficeri dhe ushtari — janë të interesuar për problemet që do të diskutoni në Kongresin tuaj dhe për detyrat që do të merrni përsipër, sepse krah për krah me shoqet e tyre ata ndërtojnë e lulëzojnë vendin, çajnë rrethimin imperialisto-revizionist, mposhtin bllokadat ekonomike e presionin ideologjik të tij, çojnë përpara revolucionin socialist.

Shoqëria është e interesuar shumë edhe për misionin fisnik të gruas si nënë, për rolin e madh që luan ajo në rritjen dhe edukimin e fëmijëve. Vendi ynë ka një brez të ri të mrekullueshëm, besnik ndaj Partisë e popullit. Për këtë kanë meritë të madhe edhe nënat shqiptare, të cilat i rritin e i edukojnë fëmijët t'u ngjajnë për nga trimëria, guximi e patriotizmi dhe t'ua kalojnë për nga dituria e për nga hapat më të mëdhenj që do të hedhin në rrugën e ndritur të socializmit. Gratë e vendit tonë kanë ngulitur në zemrat e rinisë dashurinë për Partinë e për atdheun socialist, ato luftojnë për t'i bërë familjet çerdhe ku rriten shqiponja, ku djemtë e vajzat të frymëzohen për t'i shërbyer socializmit në fusha e në male, në fabrika e kantiere, në shkolla e laboratorë, kudo ku ka më shumë nevojë atdheu. Kjo është një çështje jetike për të sotmen dhe të ardhmen e Shqipërisë socialiste.

Populli dhe Partia janë të ndërgjegjshëm se për emancipimin e pandërprerë të gruas duhen bërë përpjekje edhe më të mëdha nga gjithë shoqëria që ajo të vihet plotësisht në rolin që i takon, si forcë e madhe revolucionare e ndërtimit të socializmit dhe e mbrojtjes së atdheut, që të çrrënjosen si te burrat, ashtu edhe te gratë mbeturinat, mentalitetet dhe paragjykimet e vjetra, që të luftohen shfaqjet liberale e konservatore, ndikimet

borgjezo-revizioniste, që e frenojnë gruan të tregojë kurdoherë tërë vlerat e aftësitë e saj. Partia është e bindur se organizatat e Partisë dhe ato të masave, organet shtetërore dhe ekonomike, institucionet arsimore e kulturore, mbarë punonjësit do të luftojnë të gjithë së bashku për ta çuar përpara nga fitorja në fitore emancipimin e gruas.

Të dashura shoqe delegate,

Situatat sot në botë janë të turbullta e të rënduara me rreziqe e kërcënime të mëdha për lirinë e pavarësinë e popujve. Borgjezia, imperializmi, sidomos ai amerikan e sovjetik, revizionistët e oportunistët e të gjitha ngjyrave orvaten me çdo mënyrë të shtypin revoltën e masave dhe të mbytin revolucionin, të minojnë luftën çlirimtare dhe të skllavërojnë të gjitha vendet. Superfuqitë dhe ata që i ndjekin nga pas zhvillojnë garën e shfrenuar të armatimeve dhe përgatiten ta hedhin njerëzimin në një luftë të re. Ata nxitin konflikte midis popujve dhe kombeve të ndryshme, ndërhyjnë brutalisht në punët e brendshme të tyre, thurin komplote kundër lirisë dhe sovranitetit të popujve.

Këto situata, që zhvillohen në botë e që ndryshojnë vazhdimisht, duhen ndjekur me vëmendje nga të gjithë, për të qenë kurdoherë të gatshëm e të përgatitur për të përballuar çdo rrezik që mund t'i kanoset atdheut tonë. Ato e bëjnë të domosdoshme që të ngremë më lart vigjilencën revolucionare, të çelikosim edhe më shumë unitetin e popullit rreth Partisë, të forcojmë pareshtur mbrojtjen e atdheut. Të punojmë të gjithë, burra e gra, pa u lodhur, për zhvillimin dhe fuqizimin e ekonomisë sonë socialiste, për t'i plotësuar deri në një detyrat e planit të gjashtë pesëvjeçar, për ta bërë jetën e popullit dhe të fëmijëve tanë më të bukur e më të begatshme.

Duke luftuar e duke punuar për ndërtimin e socializmit, gratë e Shqipërisë së re do ta ruajnë e do ta zhvillojnë frymën e in-

ternacionalizmit proletar që i karakterizon, do të jenë përkrah grave përparimtare të botës që luftojnë për emancipimin e të drejtat e tyre, do të jenë përkrah popujve që luftojnë për çlirimin e tyre kombëtar e shoqëror.

Qyteti i bukur i Durrësit, ku po zhvillohet Kongresi juaj, është një qytet me tradita të njohura patriotike e revolucionare, me një klasë punëtore të talentuar, me kulturë të lashtë e të zhvilluar. Le të jenë këto tradita dhe atmosfera entuziaste e popullit të Durrësit një frymëzim tjetër për punimet me sukses të Kongresit tuaj!

Nën udhëheqjen e Partisë, me idealet e saj në mendje e në zemër, hidhuni, shoqe, me hov të ri në beteja për të plotësuar detyrat e Kongresit të 7-të të Partisë, luftoni si revolucionare të vendosura për të ngritur edhe më lart lavdinë e atdheut socialist!

Rrofshin gratë heroike të Shqipërisë!

Rroftë organizata luftarake e Bashkimit të Grave të Shqipërisë!

Rroftë Partia jonë e lavdishme!

Lavdi marksizëm-leninizmit fitimtar!

Për Komitetin Qendror të Partisë
së Punës të Shqipërisë

*Enver Hoxha*

***«Zëri i popullit», nr. 131(9304),***
***2 qershor 1978***

## JU ISHIT NDËR GRATË E PARA TË KOHËS QË U NGRITËT KUNDËR PADREJTËSIVE DHE SHTYPJES MIZORE

*Letër drejtuar shoqes Ollga Plumbi*

**10 nëntor 1978**

E nderuara shoqja Ollgë,

Me rastin e 80-vjetorit të ditëlindjes suaj ju uroj nga zemra shëndet dhe jetë të gjatë.

Partia dhe unë personalisht kemi njohur e vlerësuar në personin tuaj një grua me ide përparimtare, që ka punuar aktivisht për emancipimin e gruas. Që në ditët e errëta të regjimit të urryer e obskurantist zogollian ju ishit ndër gratë e para të kohës që, pavarësisht nga terrori, zakonet e kanunet që sundonin në jetën e vendit tonë, u ngritët kundër padrejtësive dhe shtypjes mizore që ushtrohej mbi gruan shqiptare.

Në vitet e stuhishme të Luftës Nacionalçlirimtare, duke u udhëhequr nga mësimet e Partisë, përkrah shoqeve të tjera, ju kontribuat për krijimin e organizatës së Bashkimit të Grave të Shqipërisë dhe për aderimin e saj në Frontin Nacionalçlirimtar. Duke çmuar veprimtarinë tuaj të shquar përparimtare e patriotike, përfaqësuesit e popullit në Mbledhjen historike të Labinotit, të Përmetit e të Beratit, si dhe Kongresi i Parë i BGASH ju zgjodhën në organet e tyre të larta, ku ju keni punuar pa u lodhur në rrugën që tregonte Partia jonë Komuniste për çlirimin e gruas e të popullit dhe me dashuri e besnikëri për atdheun tonë socialist.

Edhe një herë, e respektuara shoqja Ollgë, ju uroj jetë të gjatë e plot shëndet dhe gjithnjë gëzime në familjen tuaj.

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 416-417*

## PROCESET DEMOGRAFIKE T'I SHOHIM TË LIDHURA NGUSHTË ME ZHVILLIMIN AKTUAL E PERSPEKTIV TË EKONOMISË E TË KULTURËS

*Nga diskutimi në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSH*[1]

**26 maj 1980**

1. **Problemi i parë që dua të theksoj është ai i uljes së ritmeve të shtimit të popullsisë.** Nga 3 për qind në vit që ishte shtesa natyrore e saj afro dy dekada më parë, sot ka zbritur në 2,2 për qind dhe, sipas studimit që na paraqitet, gjatë 20 vjetëve të ardhshëm parashikohet të vijë një ulje. Po të lejohet ky fenomen, kjo do të thotë që, megjithëse popullsia në tërësi do të vazhdojë të rritet, duke u parashikuar të arrijë në vitin 2000 në afro 3 milionë e 800 mijë veta, shtesa numerike e saj nga njëri pesëvjeçar në tjetrin do të mbetet në vend, ose do të vijë bile duke u ulur.

Siç e kam vënë në dukje edhe në ndonjë rast tjetër, ne lypset ta studiojmë thellë këtë fenomen dhe të punojmë me synimin **që ritmet e shtimit të popullsisë të mos na ulen më tej nga gjendja e sotme, bile edhe të rriten disi në krahasim me nivelin aktual.**

Kjo nuk është një dëshirë subjektive, por një domosdoshmëri që ka të bëjë me disa faktorë. Po lejuam ne rënien më tej

1. Në këtë mbledhje u mor në shqyrtim materiali «Mbi disa probleme që dalin nga regjistrimi i popullsisë», paraqitur nga Komisioni i Planit të Shtetit.

të ritmeve të shtimit të popullsisë, atëherë, herët ose vonë, **do** të duhet të pranojmë plakjen e popullsisë së vendit tonë, fenomen ky që sot është bërë kërcënues në të gjitha vendet kapitaliste e revizioniste. Megjithëse aktualisht popullsia e Shqipërisë shquhet për moshën mesatare të re, prej 25,7 vjeç, duhet të na bëjë të mendohemi thellë fakti që numri i fëmijëve në moshën nën 15 vjeç si ritëm është shtuar më pak sesa popullsia mbi moshën e punës.

Lejimi i shfaqjeve të plakjes së popullsisë do të çonte në pakësimin absolut të kontingjenteve të reja të forcave të afta për punë. Nëse sot futen çdo vit në prodhimin material dhe në sektorët e tjerë rreth 40 mijë forca të reja në punë, po të pranoheshin parashikimet e Komisionit të Planit të Shtetit, këto kontingjente do të vinin duke u pakësuar. Po ç'do të thotë kjo? Kjo do të thotë që të pakësohen mundësitë për të shtuar me ritmet e kërkuara prodhimin shoqëror dhe për të zhvilluar po me ritme relativisht të larta forcat prodhuese të vendit tonë. Natyrisht, objektivat për shtimin e shpejtë të prodhimit shoqëror dhe për zhvillimin e veprimtarive të tjera ne do t'i arrijmë duke thelluar pareshtur intensifikimin e ekonomisë, duke rritur rendimentin e punës mbi bazën e zhvillimit të revolucionit tekniko-shkencor dhe të gjithë faktorëve të tjerë. Por kufizimi fizik i shtesës së forcave të reja të punës do të krijonte një boshllëk të pazëvendësueshëm në faktorët e zhvillimit të ekonomisë, sepse dihet që punonjësi, me përvojën dhe me aftësitë e tij krijuese, është elementi kryesor i forcave prodhuese. Njeriu është ai që e zbukuron, e begaton dhe e gjallëron ambientin që e rrethon. Vendi ynë, i dalë nga një regjim antipopullor, pak vjet pas Çlirimit, në vitin 1950, megjithëse kishte 1 milion e 200 mijë banorë, kishte një nivel prodhimi e jetese shumë të ulët. Mirëpo sot, kur popullsia ka arritur mbi 2 milionë e 700 mijë veta, kur në kushtet e pushtetit popullor ne kemi arritur një shkallë relativisht të mirë të aktivizimit të burimeve e të pasurive të vendit, realizojmë një prodhim shoqëror 12,6 herë më të madh dhe një konsum për frymë të popullsisë afro 3 herë më shumë.

Shtimi i popullsisë do të na krijojë mundësi për një popullim më uniform në të gjithë territorin e republikës, por edhe për të rritur vazhdimisht potencialin njerëzor për mbrojtjen e atdheut tonë.

Ne jemi një vend socialist, ku, në bazë të vijës e të politikës së Partisë, vepron e duhet të veprojë në mënyrë më të plotë ligji socialist i shtimit të popullsisë, sipas të cilit faktorët biologjikë kanë rëndësinë e tyre. Por, **për shtimin e kësaj popullsie rëndësi vendimtare kanë faktorët ekonomikë, shoqërorë e kulturorë, ka riprodhimi i pareshtur i zgjeruar për një konsum të zgjeruar.** Nëse para Çlirimit familjet kishin lindje të shumta, sepse në çdo 2 lindje ndodhte një vdekje dhe se familja mund t'i përballonte hallet dhe kushtet e vështira të regjimit antipopullor me më shumë njerëz, sot dhe në të ardhmen mbajtja e një niveli të mirë të lindjeve lidhet me faktorë e synime krejt të tjera. Mbi të gjitha edhe në këtë proces veprojnë interesat e përgjithshëm, vepron gjithë realiteti ynë socialist, objektivat e mëdhenj e të sigurt që Partia ka çelur përpara popullit, garancia për punën dhe për jetën, vepron puna e gjithanshme edukative e Partisë dhe e levave të saj.

Prandaj arsyet që na radhiten në materialin e paraqitur se shtresa e inteligjencies ka tendencë të mos lindë shumë fëmijë, ose se po rritet mosha mesatare e martesës së vajzave, apo edhe ndonjë arsye tjetër, nuk janë kryesoret dhe të vetmet. **Këtu duhet futur më thellë për të zbuluar shkaqet e vërteta.** Për mënjanimin e vdekjeve të fëmijëve nën 1 vjeç duhet të themi se nuk po punohet kudo si duhet. Kjo është shqetësuese, prandaj të lihen shfajësimet! Ka shumë arsye për këtë që na ndodh dhe këto mund të thuhen lehtë me nga një fjalë goje, por me këto llafe nuk u vihet fre vdekjeve që ndodhin në fëmijët nën 1 vjeç, vdekje, që ne i kemi mundësitë t'i mënjanojmë. Prandaj është e domosdoshme të thellohet problemi dhe të merren masa të forta e të shumanshme, pse vetëm kështu do të bëhet kthesa.

Shtimi i aborteve, siç e thanë edhe shokët, flet, gjithashtu, për atë punë krejt të pamjaftueshme që bëhet me familjarët

dhe për shfaqje të liberalizmit në punonjësit e shëndetësisë, që, si pa gjë të keq, lëshojnë pa arsye të shëndosha lloj-lloj raportesh. Edhe prirja e padëshirueshme për pakësimin e peshës specifike të vajzave deri në 15 vjeç ndaj totalit të numrit të femrave në përgjithësi, që do të ndikojë në pakësimin e lindjeve në të ardhmen, është refleks i faktorëve negativë që përmenda më sipër. Gjithashtu, largimi i ndjeshëm i vajzave nga zonat kodrinore e malore në ato fushore e në qytete për arsye martese, është një shkak tjetër që ndikon negativisht në lindjet, por që mund të zbutet krahas me zhvillimin ekonomik e kulturor të zonave kodrinore e malore dhe me një punë më të organizuar e bindëse për të frenuar lëvizjen relativisht të ndjeshme të popullsisë nga mali e kodra, në drejtim të fushës e rreth qyteteve.

Siç shihet, këtu ka një varg faktorësh që mund të zbuten e të parandalohen, gjë që do të shpjerë në shtimin e lindjeve dhe në mbajtjen e ritmeve të shtesës së popullsisë. Por duhet të jemi të ndërgjegjshëm se, duke u kufizuar vetëm me punë edukative dhe me masa administrative, nuk mund t'u shkohet çështjeve deri në fund.

**2. Për t'i kuptuar proceset demografike në tërë thellësinë e gjerësinë e tyre dhe për t'i drejtuar ato ashtu siç duhet, në bazë të ligjeve të socializmit dhe të politikës së Partisë, kërkohet që ato të trajtohen kurdoherë të lidhura ngushtë me zhvillimin e ekonomisë dhe me ngritjen e mirëqenies materiale e kulturore të popullit.** Kjo do të thotë që, kur studiojmë dhe parashikojmë shtimin e popullsisë, atëherë duhet të kërkohet të studiohen e të shoshiten mirë edhe se si do të shkojnë shtimi i prodhimit dhe i konsumit, zënia me punë e forcave të reja aktive, ndërtimi i banesave, i kopshteve e i çerdheve, shërbimet jetësore etj. Në këtë kuadër ka nevojë të studiohet, gjithashtu, edhe inkurajimi material i lindjeve, i martesave, i numrit të fëmijëve për çdo familje etj.

Natyrisht, të gjitha këto çështje nuk mund të jepeshin në materialin që po diskutojmë, por njëfarë shpjegimi, se si kanë ndikuar faktorët ekonomikë e shoqërorë në proceset e zhvilli-

mit të popullsisë deri tani dhe ndonjë prirje apo tendencë për të ardhmen, mund të na jepej. Kjo të plotësohet me studimet që do të ndërmarrin dikasteret, duke parashikuar e duke caktuar masa qysh në pesëvjeçarin e shtatë që po hartojmë, për të frenuar prirjet negative dhe për të shëndoshur ato pozitivet.

**Baza për plotësimin më të mirë të nevojave vetjake e të përbashkëta të njerëzve tanë ka qenë dhe mbetet shtimi i prodhimit, realizimi i planeve në të gjithë sektorët e ekonomisë.** Prandaj, ashtu siç bëjmë hesape e parashikime për shtimin e popullsisë e të forcave të punës, është e nevojshme të bëhen llogari e prognoza edhe për zhvillimin e prodhimit, për shtimin e konsumit, për përmirësimin e strukturës së tij dhe për tregues të tjerë ekonomikë që duhet t'i paraprijnë dhe t'i mbështetin proceset demografike, ashtu siç i duam ne...

*«Për shkencën (Përmbledhje veprash)», vëll. II, f. 328-332*

## PARTIA JU KA GJITHMONË NË ZEMËR JU NËNA TRIME TË TRIMAVE PARTIZANE

*Letër drejtuar shoqes Mallama Samara*

**7 shtator 1981**

Shumë e dashur nënë Mallama,

Mora letrën tënde plot ndjenja të pastra të një nëne patriote e revolucionare. Ajo më gëzoi shumë, por edhe më mallëngjeu, se në këto ditë gëzimi të përbashkët për të gjithë popullin, në pragun e 40-vjetorit të krijimit të Partisë sonë të lavdishme dhe Kongresit të saj të 8-të, më solli ndër mend kohët e paharruara e plot heroizëm të Luftës Nacionalçlirimtare, kur qindra e mijëra bij e bija të nënave shqiptare, duke iu përgjigjur thirrjes së Partisë e zërit të atdheut, dolën malit dhe luftuan për çlirimin e vendit të robëruar. Gjaku i tyre përbën sot themelitë prej graniti të Shqipërisë së re, që nuk i brejnë dot as stuhitë e natyrës dhe nuk janë në gjendje t'i prishin as armiqtë e egër. Më rikujtove djemtë e vëllezërit e tu trima që, si gjithë dëshmorët e tjerë, populli i quan me të drejtë të pavdekshëm.

Kiçon[1] tënd unë e kam pasë njohur, se e kisha në Lice një nga nxënësit e mi më të mirë dhe e kam dashur shumë, prandaj nuk do ta harroj asnjëherë si një të ri revolucionar dhe si partizan. Fytyrën e tij djaloshare e ruaj të pashlyer në kujtesën time.

---

1. Kiço Samara, dëshmor i Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare.

E dashur nënë Mallama,

Partia ju ka gjithnjë në mendje e në zemër ju, nëna trime të trimave partizanë e partizane që dhanë jetën për ditët e sotme të lumtura për popullin tonë. Ju i edukuat ata me ndjenjat fisnike tradicionale të patriotizmit, të dashurisë për popullin, për drejtësinë shoqërore, për lirinë e vërtetë. Ju, me fjalët tuaja të zjarrta, duke vënë në jetë mësimet e Partisë dhe amanetin e të rënëve, vazhdoni përsëri sot të edukoni brezin e ri, nipërit e stërnipërit tuaj, me të njëjtën frymë atdhedashurie e patriotizmi revolucionar. Për këtë meritoni përgëzimin e mbarë popullit, dashurinë dhe respektin më të madh të rinisë sonë heroike.

Të falënderoj nga zemra për përshëndetjet dhe urimet që më dërgoje. Edhe unë të përshëndes, të uroj shëndet, gëzime në gjirin e familjes tënde të nderuar. Uroj të jetosh sa më shumë për ta parë Shqipërinë akoma më të bukur e më të begatshme, ashtu si ta do zemra.

Të përqafoj si biri yt me mall e dashuri.

*Enver Hoxha*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 461-463*

## PA EMANCIPIMIN E PLOTË TË GRUAS NUK MUND TË ECË PËRPARA NDËRTIMI SOCIALIST

*Nga raporti në Kongresin e 8-të të PPSH*[1]

**1 nëntor 1981**

... Partia ka luftuar e do të luftojë me konsekuencë për zbatimin e programit të saj **për emancipimin e plotë të gruas shqiptare, pa të cilën nuk mund të kuptohet socializmi dhe nuk mund të ecë përpara ndërtimi i tij.** Në jetën e gruas shqiptare janë bërë ndryshime kolosale, por ka edhe mjaft probleme që mbeten për t'u zgjidhur, sidomos në fushën e realizimit të barazisë së plotë të gruas me burrin në jetën shoqërore e familjare, në nivelin arsimor, kulturor e tekniko-profesional.

Gratë e vendit tonë kanë dhënë një kontribut me vlerë për realizimin e detyrave që shtroi Kongresi i 7-të i Partisë. Ato dhe organizata e tyre, Bashkimi i Grave të Shqipërisë, duhet të luftojnë që të mbahet lart e të zhvillohet më tej fryma e emancipimit në vetë masën e grave dhe në tërë shoqërinë, që roli i gruas si ndërtuese aktive e socializmit, si mbrojtëse sypatrembur e atdheut, si nënë e kujdesshme dhe edukatore e brezit të ri të rritet vazhdimisht. Vëmendje të veçantë të tregojë organizata e gruas për forcimin e familjes e të kompleksit të marrëdhënieve familjare, për problemet e nënës e të fëmijës, të mënyrës së jetesës etj., duke luftuar me forcë kundër të gjitha shfaqjeve të huaja e zakoneve prapanike që ende vazhdojnë të manifesto-

1. Kongresi i 8-të i PPSH i zhvilloi punimet nga 1-7 nëntor 1981.

hen në raste e forma të ndryshme dhe që cenojnë dinjitetin e personalitetin e gruas. . .

Edukimi i gjithanshëm i njeriut të ri ka qenë dhe mbetet çështje themelore e veprimtarisë së Partisë për të çuar kurdoherë përpara ndërtimin e shoqërisë socialiste. Ky edukim është bërë në front të gjerë, i lidhur ngushtë me detyrat e çdo etape të zhvillimit, me problemet që ka nxjerrë jeta dhe me situatat konkrete. Kjo ka siguruar e siguron karakterin aktiv, forcën e madhe mobilizuese e transformuese të punës edukative të Partisë dhe të levave të saj.

Kushtet në të cilat ne punojmë e luftojmë për ndërtimin dhe mbrojtjen e socializmit, si edhe detyrat që shtrojmë në këtë Kongres për zhvillimin ekonomiko-shoqëror të vendit, kërkojnë **që puna edukative e Partisë të ngrihet në një nivel më të lartë, të përqendrohet më mirë në disa probleme kryesore aktuale e të perspektivës,** për të krijuar te njerëzit bindje të thella marksiste-leniniste, për t'i bërë ata të aftë nga ana profesionale, për t'i pajisur me kulturë të gjerë dhe me virtyte të pastra morale. . .

Zhvillimin e vendit tonë në rrugën e socializmit komunistët, kuadrot, punonjësit, veçanërisht brezi i ri, duhet ta njohin mirë, ta kenë sa më të qartë nga jemi nisur e ç'rrugë kemi bërë, ç'vështirësi janë kapërcyer, ç'vijë ka ndjekur e ka zbatuar Partia, cilat janë themelet e kësaj shoqërie që është ndërtuar me gjakun, mundin dhe djersën e popullit tonë heroik.

Duke e njohur këtë rrugë të lavdishme e përvojë të pasur, njerëzit tanë do të kenë një shikim më të gjerë për shoqërinë socialiste, për stadin e sotëm e të ardhmen e saj dhe do të punojnë me ndërgjegje më të lartë e bindje të patundur për t'i çimentuar gjithnjë e më shumë fitoret e socializmit, për t'i çuar ato kurdoherë përpara. Partia duhet ta shikojë këtë si një çështje kapitale, sepse, sa më të forta të jenë themelet e të sotmes, aq më e siguruar do të jetë e ardhmja socialiste e komuniste e vendit tonë.

Forcimi i bindjeve për socializmin, për vitalitetin dhe epërsitë e tij merr një rëndësi të veçantë në kushtet e sotme, kur so-

cializmi është minuar në shumë vende dhe kur imperialistët, borgjezia e revizionistët kanë ndërmarrë një fushatë të tërbuar kundër socializmit për të zhvleftësuar idealet revolucionare, për të mbjellë farën e dyshimit e të pasigurisë në të ardhmen socialiste të njerëzimit. Tehu i gjithë kësaj lufte jo rastësisht është drejtuar kundër doktrinës sonë fitimtare, marksizëm-leninizmit, pa të cilën nuk ka e nuk mund të ketë socializëm të vërtetë. . .

**Edukimi i njeriut të ri është një ndër fitoret më të mëdha të socializmit dhe një ndër garancitë themelore për zhvillimin e pandërprerë të tij.** Detyrat historike që shtrohen përpara Partisë e popullit tonë për ndërtimin socialist të vendit dhe për të përballuar me sukses rrethimin dhe presionin e botës kapitalisto-revizioniste kërkojnë njerëz të formuar e të kalitur si revolucionarë konsekuentë, të pajisur në një shkallë më të lartë me botëkuptim dhe etikë marksiste-leniniste, njerëz që të jenë në gjendje t'i bëjnë ballë presionit të ideologjive të klasave shfrytëzuese. Kjo kërkon të thellohet më tej lufta ideologjike kundër çdo mbeturine e shfaqjeje të huaj në ndërgjegjen e njerëzve tanë.

Një problem i madh ideologjik ka qenë dhe mbetet lufta kundër mentaliteteve e psikologjisë mikroborgjeze, që ka rrënjë të thella në vendin tonë. Është e vërtetë se transformimet e mëdha social-ekonomike që janë bërë, si dhe puna e gjithanshme e Partisë për edukimin komunist të punonjësve i kanë dhënë goditje të forta dhe e kanë tronditur nga themelet psikologjinë mikroborgjeze. Por, megjithëse sfera e veprimit të saj është ngushtuar shumë në shtresa të ndryshme të popullsisë ndeshemi ende me mentalitete, qëndrime e veprime mikroborgjeze. Konceptet e prirjet mikroborgjeze janë një e keqe e madhe sepse ato jo vetëm pengojnë edukimin komunist të njerëzve, jo vetëm frenojnë pjesëmarrjen e tyre aktive në ndërtimin socialist të vendit, por bëhen shkak për gjithfarëlloj lëkundjesh, shërbejnë si bazë për përhapjen e ideologjisë borgjeze dhe për minimin e vetë rendit socialist. . .

Në kushtet kur te ne sunduese është bërë e reja, dukuritë e

psikologjisë mikroborgjeze, mbeturinat e së kaluarës, stonojnë gjithnjë e më shumë dhe përbëjnë një pengesë serioze në rrugën tonë socialiste.

Veçori e këtyre mbeturinave është se ato janë tepër rezistente, vazhdojnë të ekzistojnë edhe pse kushtet që i kanë lindur, kanë ndryshuar rrënjësisht; ato marrin trajta «të reja», kamuflohen pas normave socialiste dhe ringjallen atje ku gjejnë terren të përshtatshëm. Veçanërisht duhet të tërheqin vëmendjen disa zakone e praktika të vjetruara, të cilat, me gjithë goditjet e forta që u janë dhënë, shfaqen akoma në mënyrën e jetesës, në marrëdhëniet familjare, në qëndrimet ndaj gruas etj. Partia dhe levat e saj duhet të punojnë që të forcohen e të konsolidohen parimet e konceptet socialiste, ideologjia e morali proletar, që të mbahet kurdoherë e ndezur fryma e aksioneve dhe e lëvizjeve të mëdha ideologjike të masave, të cilat kanë në themel luftën për çrrënjosjen e çdo mbeturine të vjetër dhe për afirmimin e normave e të zakoneve të reja socialiste. Kjo luftë duhet të zhvillohet me urtësi e zgjuarsi, me qëllim që normat e konceptet e reja të bëhen të pranueshme për ndërgjegjen e të gjithëve.

Për këtë është e nevojshme të njihet thellë psikologjia e masave, të bëhet një punë edukative e kualifikuar dhe e diferencuar sipas shtresave e krahinave, sipas llojit e vendit të punës, kolektivave e sektorëve, moshave, seksit e deri me njerëz të veçantë. Gjendja shpirtërore e masave njihet mirë jo në mënyrë empirike, por në bazë të studimeve të thelluara e sistematike, duke e analizuar problemin në shumanshmërinë e tij, në gjendjen aktuale e në dinamikën e zhvillimit dhe duke i marrë në tërësinë e tyre faktorët e ndryshëm që ndikojnë në formimin e ndërgjegjes e të psikologjisë së masave, siç janë kushtet materiale, traditat e zakonet e vjetra, zhvillimi i arsimit e i kulturës, bota e jashtme kapitalisto-revizioniste etj.

Në luftën tonë në frontin ideologjik të mos harrojmë për asnjë çast se mbeturinat e së kaluarës pleksen me ndikimet degjeneruese të rrethimit imperialisto-revizionist, të cilat, me-

gjithëse reklamohen si «moderne», «përparimtare», janë në thelb po aq, në mos më shumë, të vjetra e tepër të rrezikshme...

*«Raport në Kongresin e 8-të të PPSH», f. 103-105, 107-108, 119-120, 126-127*

## PARTIA E EDUKON RININË TË DOJË E TË RESPEKTOJË PRINDËRIT, GJYSHËRIT E GJYSHET E VETA

*Letër drejtuar shoqes Qamile Peshkëpia*

**28 janar 1982**

E dashura nënë Qamile,

E mora letrën që më dërgove që më kujtoi ngjarje të dashura të kohës së vegjëlisë, rrugët e Cfakës, Hajsomerin, Koroveshin, Korijen e Korajve e të tjera vende ku ne djemtë loznim e kalonim një pjesë të kohës që unë nuk i harroj kurrë, prandaj të falemnderit për gëzimin që më solle.

U gëzova, gjithashtu, për sa më shkruan që sot të duan shumë e të respektojnë plot djem e vajza, nipër, mbesa e stërnipër. Ata e kanë për detyrë ta bëjnë këtë, se u ke bërë kokën. Edhe Partia të tillë e edukon rininë, të dojë e të respektojë prindërit, gjyshërit e gjyshet e veta.

Edhe unë, veç dy djemve dhe vajzës, që të tre të martuar, kam, gjithashtu, disa nipër e mbesa dhe ndihem i lumtur kur më vijnë rrotull, kur i marr në prehër e u tregoj ndonjë histori a ngjarje të kohëve të kaluara, midis të tjerave edhe për Gjirokastrën tonë të dashur. Unë i dua shumë të vegjlit dhe u kam thënë fëmijëve të ma mbushin shtëpinë akoma me plot vogëlushë të tjerë.

Me këtë rast ty dhe gjithë pjesëtarëve të familjes ju bëj shumë të fala dhe ju uroj jetë të gëzuar, suksese në punën që secilit i ka besuar Partia e populli dhe lumturi në familje.

Paç pleqëri të bardhë. Uroj të kesh shëndet e ta shohësh Shqipërinë akoma më të përparuar e më të begatshme.

Yti

*Enver*

*«Letra të zgjedhura», vëll. 1, f. 466-467*

## TA BËJMË GRUAN MË VEPRUESE NË PROBLEMET E SHOQËRISË

*Nga biseda në takimin ditor të sekretarëve të KQ të PPSH*

**21 janar 1983**

Partia duhet të zhvillojë kurdoherë dhe kudo një punë të dendur ideopolitike e shoqërore, por sidomos në zonat e thella të malësisë, ku vazhdojnë të ekzistojnë mbeturina patriarkale, që shprehen në shumë forma, si në shfaqjet e bajraktarizmit, në ndjenjën e pronës private, në ndjenjën e fisit e të ruajtjes së familjes patriarkale etj. Ky problem ekziston në përgjithësi në malësinë e Veriut, por sidomos në zonat e thella të rrethit të Dibrës. Me aq sa jam informuar edhe nga shokët sekretarë, që shkojnë herë pas here në këto rrethe, atje ka njëfarë nënvleftësimi për problemet shoqërore, në përgjithësi, e të mënyrës së jetesës, në veçanti. Prandaj shokët e Partisë të këtyre rretheve duhet ta shikojnë me shumë kujdes këtë problem, sepse përbën një ndër shkaqet kryesore të prapambetjes së fshatit edhe në fushën ekonomike. E them këtë, sepse shumica e burrave në këto zona punojnë në ndërmarrjet ekonomike të rrethit ose në miniera, ndërsa forca kryesore e punës në kooperativë mbeten gratë. Dhe që kooperativa të përparojë, gruaja duhet të afirmojë personalitetin e saj kudo, në punë, në shoqëri dhe në familje.

Në radhë të parë, kërkohet që gruaja të jetë e ndërgjegjshme vetë për vlerat e saj shoqërore dhe për aftësitë drejtuese

e prodhuese në ekonomi, sepse kështu rritet e forcohet autoriteti i saj. Në këtë mënyrë ajo do të bashkojë forcat e veta ekonomike me burrin dhe nuk do të jetë më nën «vargonjtë» e tij. Vërtet burri, në qoftë se punon në minierë, është një çikë më i përparuar, por prapëseprapë ai ruan koncepte dhe mbeturina patriarkale, të cilat, në një mënyrë ose në një tjetër, i manifeston në marrëdhëniet familjare. Aq më tepër, pastaj, i ruajnë këto mbeturina ata që punojnë në kooperativë.

Shoqja Lenka[1] na tha se në kooperativat bujqësore të rrethit të Dibrës, në përgjithësi ka një frymë konservatorizmi për zëvendësimin e krahut të punës me mekanizma bujqësorë. Është e çuditshme kur dëgjon se atje nuk duan t'i përdorin kultivatorët. Koncepti i gabuar që ekziston në këtë drejtim do të çrrënjoset në qoftë se gruaja, e cila është forca kryesore e punës, do ta ngrejë më me forcë zërin dhe do të këmbëngulë për domosdoshmërinë e përdorimit të kultivatorëve, që do ta lehtësojnë së tepërmi punën e saj. Pra, edhe në zonat e thella malore duhet të punohet akoma më shumë për ta ngritur gruan në atë nivel që të flasë me guxim, të kërkojë pa druajtje futjen e së përparuarës në jetë e në prodhim dhe të vendosë për këtë. Mirëpo në qoftë se gruaja nuk e ka kuptuar se përdorimi i këtyre mjeteve është i favorshëm për të dhe në rrethin e Dibrës kultivatorët nuk përdoren, kjo flet edhe për dobësinë e punës politike të Partisë në atë rreth. Edhe prodhimi ka politikën e vet. Dhe, që të futet e përparuara në prodhim, duhet të bëhet një punë e mirë sqaruese. Kjo është njëra anë.

Nga ana tjetër, duhen pasur parasysh edhe gjendja shoqërore e njerëzve, shkalla e njohurive të tyre teknike, sepse vetëm kështu mund të bëhet një punë e frytshme për të arritur një zhvillim të gjithanshëm politik, moral, kulturor e teknik të punonjësve. Partia, me fjalë të tjera, në kompleksin e punës së saj, dhe këtu është e domosdoshme të bëhet kujdes,

1. Lenka Çuko, anëtare e Byrosë Politike të KQ të PPSH dhe sekretare e Komitetit Qendror të PPSH.

duhet t'i shohë problemet të lidhura me njëra-tjetrën. Çdo problem shtetëror të shoqërohet me një politikë të zgjuar të Partisë, jo në mënyrë shabllone, por në përshtatje me situatat, me terrenin ku e zhvillon këtë punë politike. Në Maqellarë, për shembull, situata mund të jetë ndryshe në krahasim me Kalanë e Dodës. Lenka e bëri drejt krahasimin midis këtyre dy zonave, kur tha se problemi i trajtimit të gruas dhe të fëmijëve në malësi ka një ndryshim të madh nga ai i zonave fushore. Fusha është më e përparuar në këtë drejtim. Pse ka ardhur përparimi në zonën fushore? Sepse njerëzit atje e kanë zbatuar më mirë vijën e Partisë gjatë zhvillimit të ekonomisë kooperativiste, si rrjedhim kanë krijuar edhe të ardhura më të mëdha, të cilat kanë ditur t'i shfrytëzojnë si duhet në dobi të mirëqenies së tyre.

Prandaj në rrethet e Veriut, ku shfaqen dobësi të tilla, puna politike duhet të bëhet e diferencuar. Që të realizohet kjo, nga Partia në këto rrethe duhet bërë me seriozitetin më të madh politika e kuadrit...

Nuk vihen kultivatorët në veprim, në qoftë se nuk bëhet punë e vazhdueshme që të binden politikisht gratë për domosdoshmërinë e përdorimit të tyre, në qoftë se ato nuk marrin vrull e gjallëri nga Partia e të bëhen të vetëdijshme për forcën e tyre të mendimit, të veprimit e të drejtimit në shtëpi dhe jashtë shtëpisë. Kjo është punë e Partisë. Kur kam qenë para disa vjetësh në Pukë, më ka habitur pozita e përparuar e grave. U futëm në një sallë, ku do të hanim drekë, dhe më bëri përshtypje të jashtëzakonshme se si vinin gra e vajza të reja plot gjallëri, njëra pas tjetrës, të më takonin e të më flisnin. E ç'të folur bënin, më mirë se burrat, s'kishin fare druajtje.

Punonjësit e Partisë në punën e tyre duhet të rishikojnë të gjitha ato masa e arritje që i kanë dhënë shtytje përpara vendit tonë, siç është, për shembull, edhe emancipimi i gruas, për të parë përmbysjet që janë bërë në epokën e Partisë, evolucionet etj., që të jenë në gjendje ta forcojnë e ta zhvillojnë drejt e më mirë punën ideopolitike, propagandistike dhe orga-

nizative. Punën për emancipimin e gruas Partia e ka filluar që në kohën e Luftës Nacionalçlirimtare. Që në atë kohë ajo vuri theksin në rolin vendimtar të gruas si në luftën për çlirimin e vendit, ashtu edhe më vonë për ndërtimin e shoqërisë socialiste. Dhe prej asaj kohe është bërë një hap i madh përpara në drejtim të emancipimit, një evolucion i madh ose, më mirë të themi, një revolucion në jetën dhe në veprimtarinë e grave të vendit tonë. Tani nuk është më ajo gjendje dhe ai kuptim, në lidhje me emancipimin, siç ishte shumë vjet më parë. Gruaja jonë në përgjithësi tani është e emancipuar. Shtresa të gjera grash janë në marrëdhënie pune, sidomos në qytete. Me këto nuk mund të flasësh më njëlloj siç mund të flitet aktualisht me gratë e malësive, megjithëse edhe këto të fundit kanë ecur përpara. Por gratë e qytetit janë shumë më të avancuara, sepse pjesëmarrja e tyre e gjerë në prodhim në sektorët e ndryshëm të ekonomisë së vendit e ka zhvilluar më tepër personalitetin e tyre. Ato e rregullojnë jetën vetë, e duan shokun e jetës, ia dëgjojnë fjalën dhe e respektojnë, por me autoritetin dhe me personalitetin që kanë krijuar në shoqëri, në familje e kudo dinë t'u tregojnë burrave se edhe këta duhet t'i respektojnë e t'ua dëgjojnë fjalën.

Në qytet emancipimi është ngritur në një shkallë më të lartë, prandaj puna e Partisë me gratë synon më larg, që ato ta ngrenë akoma më tepër personalitetin e tyre. Duke përvetësuar mirë njohuritë e punës, gruaja duhet të bëhet e aftë që t'i shfaqë më lirshëm mendimet e veta, qoftë në mënyrë individuale, por, kur ka rastin, edhe në mënyrë kolektive, dhe t'i mbrojë ato me forcë, sidomos në fshat. Emancipimi i gruas nuk është arritur njëlloj në të tëra fshatrat dhe as në të tëra rrethet. Secili rreth ka specifikat e veta. Për shembull, në rrethin e Dibrës puna e Partisë për emancipimin e gruas duhet të vazhdohet të bëhet me një këmbëngulje më të madhe sesa në disa rrethe të tjera, për arsye se atje ndjenja e fisit, e bajrakut dhe e epërsisë së burrit ekziston në mënyrë latente brenda në shtëpi, në familje. Ajo që në fushën e emancipimit mund

të paraqitet në sipërfaqe si një gjë e arritur, mund të jetë një formë maskimi. Fshatari është i zgjuar, nuk e demaskon veten, që të mos atakohet nga opinioni, por përpiqet ta ruajë autoritetin e tij ndaj gruas. Ai, sigurisht jo në publik, i thotë gruas: «Jashtë do të bëj si të tjerët, po kur të hysh brenda në shtëpi, ta mbledh rripin unë».

Ata që nuk e kanë kuptuar akoma si duhet rëndësinë ideologjike e politike të forcës së gruas e të rolit të saj, ndikojnë negativisht. Prandaj në këtë drejtim Partia duhet të ushtrojë ndikimin e saj dhe të forcojë punën politike me masat. Në kuptimin drejt të këtij problemi është arritur njëfarë shkalle përparimi, por duhet bërë akoma shumë punë. Vërtet gruaja ka dalë në prodhim, por ajo edhe më përpara punonte. Të mos harrojmë se, në përgjithësi, në fshatra, gruaja në çdo kohë ka punuar, por ka qenë si skllave. Tani, pas gjithë këtij revolucioni që është bërë për emancipimin e saj, kemi arritur në një shkallë të tillë që gruaja në punë e në shoqëri ta ndiejë veten të barabartë me burrin. Por në shtëpi nënshtrimi ndaj autoritetit të burrit ekziston edhe nën formën e respektit. Veç duhet kuptuar drejt, respekt nuk do të thotë që gruaja të mos i thotë dot burrit mendimin e vet dhe t'i përulet. Ajo duhet ta respektojë burrin në mendimet e tij të drejta, por duhet të ketë kurajë t'ia vërë në dukje atij mendimet jo të drejta.

Prandaj të mos mbetemi në formulimet dhe në konceptet e vjetra të punës për emancipimin e gruas. Çdo situate i duhen gjetur shpjegime të reja dhe forma më të avancuara të punës ideologjike e politike, ashtu siç e lypin rrethanat më të përparuara ku kemi arritur lidhur me këtë çështje. Në marrëdhëniet shoqërore edhe në malësi tani kemi të bëjmë me një element që është shumë shumë larg jo më kohës së Kanunit të Lekë Dukagjinit, por edhe vitit 1939 e më vonë. Kështu është, jeta edhe atje ka ecur përpara. Por çështja është se si duhet kuptuar emancipimi. Prandaj këtu duhet ta forcojmë punën e Partisë.

Emancipimi është një nivel i lartë politik, ideologjik, mo-

ral e shoqëror, për arritjen e të cilit duhet bërë një punë partie e zgjuar, që t'i përshtatet shkallës së ngritjes së nivelit të gruas. Duke pasur parasysh nivelin që ka arritur sot gruaja te ne, asaj nuk mund t'i flitet më në mënyrë shabllone, por në mënyrë reale, në bazë të shkallës së zhvillimit të atij grupi grash, me të cilat do të punohet. Puna është që gruan ta bëjmë më vepruese ndaj problemeve që dalin përpara shoqërisë, ta bëjmë më të aftë që të gjykojë me kokën e vet anët e mira të veprimit që kryen për një problem që u del përpara asaj dhe shoqërisë.

Mua më duket se kështu duhet ta kuptojmë çështjen e emancipimit të gruas. Iku ajo kohë kur me luftën për emancipimin e gruas kuptohej, në radhë të parë, puna që duhej bërë me gratë për heqjen e perçes, për çrrënjosjen e bindjeve fetare etj. Natyrisht që edhe tani lufta kundër mbeturinave fetare e zakoneve prapanike nuk duhet lënë në harresë, por kryesore në këtë drejtim është ngritja politike dhe ideologjike e të gjithë njerëzve, jo vetëm e malësorëve, jo vetëm e fshatarëve, por edhe e qytetarëve dhe e komunistëve, gjë që çon në krijimin e koncepteve të drejta për shoqërinë, për shtresat e ndryshme të rinisë, për marrëdhëniet midis djemve e vajzave, burrave e grave dhe për të gjitha problemet e tjera. Çështja e njëfarë epërsie të burrit ndaj gruas, shokë, ekziston edhe te ne, e cila nxjerr kokë në një formë ose në një formë tjetër, sidomos në disa momente e në disa rrethana të caktuara në njëfarë mënyre.

Prandaj çështja qëndron këtu, që normat e Partisë, puna e saj edukative, propaganda e saj të mos ndjekin më rrugën e vjetruar të propagandës së dikurshme, të përsëritjes së formulave që kanë zënë vend, sepse tashmë këtyre u ka kaluar koha.

*«Raporte e fjalime 1982-1983»,*
*f. 305-308, 311-315*

# TË MOS KUFIZOHEMI VETËM ME PROPAGANDIMIN E TË DREJTAVE TË GRUAS, POR T'I REALIZOJMË ATO

*Nga diskutimi në mbledhjen e Sekretariatit të KQ të PPSH*[1]

**9 maj 1983**

Me punën e Partisë për rritjen e rolit dhe të personalitetit të gruas nuk janë mirë të tre rrethet që kemi thirrur sot e, në radhë të parë, nuk është mirë rrethi i Dibrës.

Këtu në mbledhjen e Sekretariatit të Komitetit Qendror, kur të na flisni[2], mos na jepni shifra për mbledhjet e aktivet që janë bërë. Shoqja Lenka ka ardhur në rrethet ku punoni ju dhe bashkë me grupin e instruktorëve të Komitetit Qendror na ka paraqitur një informacion shumë objektiv. Në raport është vënë në dukje një gjendje e tillë që nuk duhej ta kishte lejuar Partia atje. Prandaj ne, Sekretariati i Komitetit Qendror të Partisë, jemi shumë të interesuar të dimë: Përse ekziston në rrethet tuaja kjo gjendje? Pse lejohen atje që shumë mbeturina, që janë në dëm të gruas, të vazhdojnë akoma, dhe a do të ngrihen organizatat e Partisë në këmbë për t'i luftuar këto mbeturina shumë të theksuara e të dënueshme për shoqërinë tonë, që ulin personalitetin e gruas?

Pse ngjasin dukuri negative? A e ka analizuar Komiteti i

1. Në këtë mbledhje, midis të tjerash, u diskutua për disa çështje të punës së Partisë për rritjen e rolit të organizatës së gruas në rrethet Dibër, Mat e Librazhd.

2. U drejtohet sekretarëve të parë të komiteteve të Partisë të këtyre rretheve, të ftuar në mbledhje.

Partisë historikun e rrethit të Dibrës, gjendjen shoqërore aktuale dhe në të kaluarën, ndikimet e bajraktarëve, të agallarëve, ndikimet e burrit mbi gruan dhe konceptet që kanë të bëjnë me personalitetin e gruas? A ka krijuar Partia në rreth një mendim të saktë për situatën që ekziston dhe çfarë i duhet vënë përpara kësaj situate? Këtë studim e keni bërë? Në qoftë se nuk është bërë, kush mendoni ta bëjë?

Kooperativat bujqësore të rrethit të Dibrës vendosën norma për ngarkesën e grave, sepse, siç kanë thënë shokët e rrethit, «gratë e duan vetë ngarkesën, pasi gjatë kohës që e transportojnë atë kryejnë edhe punë dore». Ndërsa në të vërtetë, siç doli edhe këtu, gratë thonë ndryshe, se ngarkohen ngaqë nuk u caktojnë front tjetër pune.

Nga ana materiale është vërtet e vështirë të arrihet të bëhet mirë transporti në kooperativa, se duhet të sigurohen kafshët e punës. Po kjo çështje, mendoj unë, ka të bëjë kryesisht me ekzistencën e koncepteve jo të drejta për gruan. Pikërisht se ekzistojnë këto koncepte, prandaj ndodhin dhe fenomene të tilla që gruaja ngarkohet si kafshë.

Duke gjetur si rrugëzgjidhje për transport ngarkesën e grave, në disa rrethe nuk tregohet kujdes për rritjen e shtimin e kafshëve të ngarkesës, si kuaj, mushka etj. Është e ditur që automjetet nuk janë të mjaftueshme; është e qartë edhe se ka terrene ku automjetet nuk mund të kalojnë. Në këto raste duhen përdorur kafshët e punës dhe, atëherë kur transporti duhet bërë me njerëz, le të ngarkohen burrat, ndërsa grave t'u jepet punë tjetër.

Edhe në Gjirokastër apo në Labëri ka raste që ngarkohen gratë, po në këto krahina nuk ekziston koncepti për gruan si kafshë ngarkese, koncept prej të cilit rrjedh mendimi: «prandaj duhet medoemos ta ngarkojmë», siç shprehen disa në rrethet e Dibrës, të Matit e të Librazhdit. Ka raste, pra, që ngarkohen gratë në Jug, po kjo tani ndodh rrallë, kur ka mungesë transporti ose kur terreni është i tillë, që nuk kalon dot jo vetëm automjeti, po as kafsha.

Nuk është vetëm çështja e ngarkesës së gruas, por janë edhe një tog problemesh të tjera, janë konceptet patriarkale, janë qëndrimet e gabuara të burrit ndaj gruas etj., që pengojnë vlerësimin e personalitetit të gruas, marrëdhëniet e shëndosha të jetës shoqërore brenda në familje.

Kam përshtypjen se vajzat e Dibrës janë të zgjuara. Po kështu edhe mirditoret. Në Mirditë, përveç të tjerave, feja kishte ndikim të madh, po këtë situatë jo të mirë që kemi sot në Dibër, nuk e kemi as në Mirditë, as në Tropojë, as në Pukë. Në Tropojë, për shembull, mund të thuash se ka fanatizëm, po atje koncepti i ngarkesës së gruas si kafshë nuk ekziston, për arsye se kanë respekt për gruan.

Edhe në Mirditë në të kaluarën nuk ka pasur shkolla, si në shumë krahina të tjera të vendit, po shoku ynë Ndrec Ndue Gjoka i hapi në fillim dhe pastaj ato vazhduan të punojnë mirë.

Edhe në disa zona të Elbasanit ka koncepte të vjetra patriarkale dhe qëndrime të gabuara antisocialiste ndaj gruas. Rreziku qëndron tek ekzistenca e mentalitetit të shoqërisë së vjetër. Po u zhduk ky, zhduken shfaqjet e dukuritë e paligjshme dhe merren masat organizative për të siguruar mjetet e transportit, si kuaj, karro e gjithë mjetet e tjera. Po të mos luftohet nga Partia ky mentalitet, këto shfaqje e dukuri nuk hiqen kollaj.

Mund të ketë edhe raste që gratë të ngarkohen. Kjo nevojë mund të lindë, për shembull, për të transportuar prodhimet në ara në një distancë të vogël, kur mungojnë mjetet e transportit ose kur terreni është i vështirë dhe mjetet e tjera të transportit s'përdoren dot. Ndonjëherë kjo mund të ndodhë. Megjithatë, kur të lindë nevoja për ngarkesë, duhet të ngarkohet më parë burri, pastaj gruaja, bile mundësisht kjo të mos ngarkohet fare. Ne jemi kundër ngarkesës së grave në parim dhe në praktikë. Është detyrë e komiteteve dhe e organizatave të Partisë që të kujdesen për marrjen e masave materiale, për hapjen e rrugëve, për shtimin e kafshëve të ngarkesës, të qerreve dhe të automjeteve.

Mentalitetin e shoqërisë së vjetër të mos e shohim vetëm te përdorimi i grave për ngarkesë, po edhe në shumë drejtime të tjera, siç janë mungesa e shtëpive të lindjes. Nga materiali që na është paraqitur del se nuk ka shtëpi lindjeje në disa zona të rrethit të Dibrës, konkretisht në Kalanë e Dodës, në Trebisht e në Steblevë, megjithëse ky rreth u dallua për ngritjen e objekteve socialkulturore. Këto zona kanë lindshmëri, po edhe vdekshmëri të lartë. Na thuhet se atje do të ngrihet një shtëpi lindjeje, por «Me një dallëndyshe nuk vjen behari», thotë populli. Në material thuhet se, gjatë vitit 1982, nga 215 lindje, vetëm 45 janë bërë në shtëpinë e lindjes. E lartë është vdekshmëria e fëmijëve 0-1 vjeç, kur në rreth kanë ardhur gjithë ato mami.

Ekzistenca e marrëdhënieve patriarkale ndërmjet burrit e gruas brenda në familje, në jetesë etj. është një shfaqje tjetër e mentalitetit të shoqërisë së vjetër. Ka raste kur burrat, sidomos ata që janë në marrëdhënie pune me shtetin, bëjnë shpenzime pa kriter, hanë në restorante e në mensa, pinë kafe çdo ditë, duke e shoqëruar këtë me fërnet, pa folur për duhanin e për qerasjet, kurse gruas i thonë të punojë në kooperativë, të hajë si të mundë, të mbajë e të rritë edhe kalamanët. Përveç të gjitha këtyre sjelljeve të rënda të burrit ndaj gruas, ka edhe disa zakone të tjera prapanike brenda në familje, si shpenzime të tepërta në dasma, në vdekje etj.

Dukuri të tilla negative ka edhe në rrethe të tjera, po në këto tre rrethe ato janë më të theksuara. Në Belsh apo në Gostimë të Elbasanit nuk gjen të tilla shfaqje, kurse në Çermenikë, në Shpat e në Kërrabë ka. Megjithatë, këto dukuri kanë edhe veçoritë e tyre, se konceptet patriarkale ndaj gruas, që ekzistojnë në Shpat, për shembull, nuk janë të njëllojta me ato që ekzistojnë në Çermenikë. Mentaliteti i shpatarakëve është më i përparuar nga ai i çermenikasve. Nuk them se Çermenika nuk ka bërë ndryshime, po këto shfaqje e dukuri negative, që shprehin një mentalitet prapanik, atje ekzistojnë më të theksuara dhe duhet punuar që të luftohen.

Partia të bëjë kujdes që vajzat të venë në shkollë, që shtëpitë e lindjes të funksionojnë, që të rriten kalamanët të shëndetshëm, të propagandojë të drejtat e gruas në shoqëri dhe këtë propagandim të mos e kufizojë vetëm me fjalë, por të punojë që të drejtat gratë t'i gëzojnë realisht.

Për të realizuar këto synime duhet bërë kujdes i madh dhe Partia të jetë në sulm. Po kë të sulmojë? Mentalitetin e vjetër. Të sulmojë konceptet e burrit që e trajton keq gruan, të sulmojë ato praktika familjare sipas të cilave gruaja në familje trajtohet jashtë normave shoqërore të përparuara të socializmit. Kësaj i thonë të punojë Partia. Të mos reduktohet puna e Partisë vetëm në organizimin e disa mbledhjeve. Për këto shkelje faji nuk bie i tërë mbi Organizatën e Bashkimit të Grave, se edhe kjo gjen përpara rezistencë, por Partia duhet ta zhdukë këtë rezistencë, se, po të mos e shtypë ajo, nuk mund të ecet përpara ose do të ecet shumë ngadalë.

Çështja e emancipimit të gruas duhet parë thellë dhe lidhur ngushtë me fatet e socializmit. Partia ka theksuar kurdoherë se nuk mund të ndërtohet socializmi pa emancipimin e gruas. Këtë nuk e themi ne për herë të parë, po e kanë theksuar klasikët e marksizëm-leninizmit dhe Partia i di këto gjëra, prandaj ajo duhet të qëndrojë në këmbë përpara situatave që ulin personalitetin e gruas.

*Botohet për herë të parë sipas tekstit të nxjerrë nga procesverbali i mbledhjes së Sekretariatit të KQ të PPSH, që gjendet në AQP.*

## NË DISKUTIMET E DELEGATEVE TË KONGRESIT U PASQYRUA NIVELI I NGRITUR I GRUAS

*Nga biseda në takimin ditor të sekretarëve të KQ të PPSH*

**4 qershor 1983**

Ditën e dytë dhe të tretë të punimeve të Kongresit të 9-të të BGSH i ndoqa nëpërmjet transmetimeve të televizionit dhe krijova përshtypje shumë të mira[1]. Niveli arsimor i masës së grave sot është i lartë. Diskutimet ishin me nivel të ngritur, me stil të gjallë, joburokratik.

Shfaqja e mendimit në formë burokratike është një mbeturinë e punës sonë të viteve të para, por që dalngadalë u kapërcye përfundimisht. Neve të vjetërve, kur filluam të drejtonim punët e Partisë e të shtetit, na qëllonte që shumë gjëra nuk i dinim e nuk i kuptonim dhe shumë të tjera nuk i mbanim dot mend. Në atë kohë duhej të vendosej e të rritej autoriteti i Partisë. Kjo situatë kërkonte prej nesh të ishim në ballë. Dhe si vepronim atëherë? Për sa u përket çështjeve të ekonomisë, realizimeve të detyrave etj., i kërkonim Komisionit të Planit të na bënte disa defterka, ku shënohej sa ishte plani, sa realizohej, sa ishin rendimentet, sa duhej të arrinin, dhe pak nga pak kjo frymë u rrënjos edhe në shokët e tjerë.

Natyrisht, kur flitnim me shifra, nuk mungonin edhe fra-

---

1. Shoku Enver Hoxha asistoi në hapjen e Kongresit të 9-të të BGSH, që u zhvillua nga 1-3 qershori 1983. Presidente e BGSH u zgjodh shoqja Lumturi Rexha.

zat e përgjithshme, po kush fliste për shifra, kush i mbante mend ato, ai quhej njeri i ditur. Kështu hyri kjo formë në diskutimet. Po tani kjo gjë ka ndryshuar, e ndryshoi zhvillimi i jetës, e ndryshoi puna. Njerëzit që kanë ardhur në udhëheqje, në të gjitha hallkat e saj, janë të mësuar. Ata kanë ardhur nga prodhimi, nga shkollat, kanë punuar në bazë dhe i njohin problemet, prandaj dhe e kanë të përpunuar mirë mendimin e tyre për sektorin ku punojnë. Ata i njohin fare mirë edhe shifrat, edhe rendimentet, edhe shkaqet që ndikojnë në rritjen ose uljen e tyre, dinë, gjithashtu, t'i shikojnë çështjet të lidhura me njëra-tjetrën, prandaj dhe diskutojnë më lirisht, e bëjnë sintezën e problemeve më mirë sesa e bënim ne 35 ose 36 vjet më parë. Ky nivel i ngritur u pasqyrua edhe në diskutimet e delegateve në Kongresin e 9-të të Bashkimit të Grave, ku, siç e theksoi edhe Ramizi, gratë flitnin në mënyrë të lirshme, të kuptueshme, mobilizuese dhe entuziazmuese e jo thjesht me shifra. Shifrat duhen, por të përdoren me vend.

Kur në ndonjë mbledhje të madhe dikush diskuton vetëm me shifra, asnjë s'e dëgjon, për këtë të jeni të bindur. Kurse, në qoftë se diskutuesi flet në mënyrë të atillë që ta tërheqë dhe ta bindë dëgjuesin, pa dhënë shumë shifra, po vetëm aq sa duhen për të mbajtur mend dhe për të ilustruar mendimet dhe konkluzionet e tij, atëherë ai është i kuptueshëm dhe tërheq vëmendjen. Edhe kur dhënia e shifrave është e nevojshme, ato duhet të shoqërohen me konkluzione. Kështu diskutimet bëhen produktive. Ato duhet të bëhen në përshtatje me të dhënat e shkencës, me dituri, me pjekuri e me kulturë. Dhe njerëzit tanë i bëjnë këto. Prandaj tendenca të tilla të mira që shfaqen në kuadrot tanë, qofshin burra, qofshin gra, në funksionarë partie ose në funksionarë shtetërorë, duhet t'i mbështetim.

Kongresi i 9-të i Bashkimit të Grave ishte i frytshëm. Entuziazmin që krijoi ai, duhet të dimë ta përdorim në këtë situatë, sepse një situatë e tillë e ngritur e çon përpara punën. Në këtë drejtim rëndësi të dorës së parë ka puna e Partisë, po edhe

vetë organizata e gruas, duhet t'i mobilizojë gratë në aktivitete të ndryshme.

Partia gjithnjë ka luftuar që roli i gruas të kuptohet nga të gjithë jo vetëm në teori, por edhe në jetë. Është kollaj të flitet për rolin e madh të gruas, por kur vjen puna në jetë, shumë burra, qofshin edhe me përgjegjësi në Parti apo në pushtet, ngurrojnë të kërkojnë dhe të nxitin mendimin dhe aftësitë e saj, të çmojnë kontributin e saj. Të ndihmohet gruaja në mënyrë të gjithanshme do të thotë të bëhet ajo me të vërtetë një forcë e madhe.

Ka gra që me punën dhe me aftësitë e tyre imponohen, po ka të tjera, që edhe pse janë të zonjat, nuk arrijnë të imponohen. Disa nga ato mund që kanë kompleksin e inferioritetit ose mbeturina e paragjykime, si «Nuk është mirë të dal para burrit», ose «Nuk bën të dal përpara shokut të punës», pavarësisht se nga aftësitë janë në një nivel.

Kështu shpjegohet që, shumë herë, gra të mësuara, që i kuptojnë drejt problemet, flasin me hezitim. Ato edhe në punë mund të jenë të zonjat, mirëpo disa shokë mbajnë qëndrime indiferente ndaj punës dhe fjalës së tyre. Bile, jo rrallë, ka drejtues burra që i bëjnë si të tyret rezultatet e shoqeve. Pra, jo me të gjitha gratë ndodh si me mjelësen e Përmetit[1], që iu imponua opinionit. Ajo u tregua e zgjuar dhe, në Përmet, për çështjen e lopës asaj i dëgjohet fjala. Por autoritetin ajo, në radhë të parë, e vendosi me punë, me rendimente të larta, deri në 6 000 litra qumësht për lopë. Ka edhe shumë e shumë gra të tjera, në të gjithë vendin, që meritojnë respekt për punën e

1. Marta Nini, në diskutimin e saj në Kongres, midis të tjerash, tha: «Vite më parë dëgjonim fjalë të mira kur arrinim të merrnim 50 litra qumësht nga çdo dhi, 30 litra nga delja dhe 1 000 litra nga lopa. Sot nga kjo tribunë e lartë i raportoj Kongresit se kemi arritur të marrim edhe 6 000 litra qumësht nga çdo lopë. Mendoj se mund të merret edhe 8 000-9 000 litra për çdo lopë, duke njohur e duke zbatuar teknologji të reja të mbarështimit».

tyre të mirë, por që duhen inkurajuar e ndihmuar në të gjitha fushat.

Bëtë shumë mirë, Ramiz, që ndoqët krejt punimet e Kongresit. Kjo ishte e nevojshme.

Sonte do ta ndjekim në televizor koncertin që u dha mbrëmë atje[1]. Të gjithë mbetën të kënaqur.

*Botohet për herë të parë sipas tekstit të nxjerrë nga procesverbali i takimit ditor të sekretarëve të KQ të PPSH, që gjendet në AQP*

1. Koncerti festiv me rastin e përfundimit me sukses të punimeve të Kongresit të 9-të të BGSH, u dha në teatrin veror të qytetit të Durrësit.

# FIGURA JUAJ U RRIT E U LARTËSUA ME HAPAT VIGANË TË SHOQËRISË SOCIALISTE

*Përshëndetje drejtuar ish-delegateve të Kongresit I të BGASH*

**3 nëntor 1984**

Të dashura shoqe, nëna dhe motra, ish-delegate të Kongresit I të Bashkimit të Grave Antifashiste të Shqipërisë,

Ju përshëndes me gjithë zemër me rastin e festës së shënuar, 40-vjetorit të Kongresit tuaj të Parë!

Ju, përfaqësueset e grave të të gjithë Shqipërisë, që vinit nga flakët e betejave partizane, nga lufta ilegale dhe nga fshatrat e qytetet e çliruara, u mblodhët 40 vjet më parë në qytetin e Beratit që të konfirmonit edhe një herë me zë të plotë vendosmërinë për të ndjekur me besnikëri deri në fund rrugën e ndriçuar nga Partia e për të shpallur objektivat e organizatës suaj revolucionare, çlirimin e plotë dhe ndërtimin e atdheut të shkatërruar nga lufta e ashpër me pushtuesit e huaj e me tradhtarët e vendit.

Me thirrjen e Partisë ju, luftëtaret e radhëve të para të nënave dhe të grave të vuajtura, por heroike shqiptare, u ngritët kundër shtypjes shekullore dhe luftuat përkrah burrave, bijve e vëllezërve tuaj në Luftën e madhe Nacionalçlirimtare. Kjo luftë legjendare, e udhëhequr nga Partia, që përmbysi botën e vjetër e i solli popullit lirinë, çliroi edhe gruan shqiptare, bëri realitet amanetin e bijave të rëna në altarin e lirisë, të Zonjës, Margaritës, Bules e Persefonit, Shejnazes, Mine Pezës e sa e sa

grave e vajzave të tjera, idealin e gjithë nënave dhe motrave tona, që mes terrorit e dhunës së egër të armiqve hapën dyert e shtëpive e i bënë ato strehë për luftëtarët e lirisë, rrokën armët, mbushën rreshtat partizanë dhe u hodhën në sulm kundër pushtuesve nazifashistë e tradhtarëve të vendit.

Mbledhja e Kongresit I të Bashkimit të Grave Antifashiste të Shqipërisë, pas shpalljes së Qeverisë së Përkohshme Demokratike, e cila ligjëroi të drejtat e barabarta të gruas me burrin në jetën politike e shoqërore, pati rëndësi jo vetëm për gruan, por për mbarë popullin tonë. Ky ishte i pari kuvend kombëtar i gruas në historinë tonë mijëravjeçare, ku kumboi i fuqishëm zëri juaj.

Pas punimeve të Kongresit, ju shoqe ish-delegate, u shpërndatë si shkëndijat anembanë atdheut për të vënë në jetë vendimet që u morën, për të hedhur masën e grave e të vajzave në luftën për çlirimin e plotë, rindërtimin e vendit dhe ndërtimin e shoqërisë së re. Me përkrahjen e gjithanshme të Partisë e të pushtetit ju u ngritët me forcë kundër errësirës shekullore e analfabetizmit, kundër çdo pengese e ferre dhe ecët në udhën e ndritur që ju printe Partia, u bëtë luftëtare të jetës së re për tërheqjen e masës së grave në frontin e prodhimit e në veprimtarinë politiko-shoqërore. Figura juaj u rrit e u lartësua me hapat viganë të shoqërisë socialiste që la pas shekujt, sepse në mendjet dhe në zemrat tuaja janë rrënjosur mësimet e Partisë, ka mbetur i shenjtë amaneti i të rënëve.

Sot, pas 40 vjet luftërash e përpjekjesh madhështore për ndërtimin e socializmit, Partia me të drejtë krenohet me gruan shqiptare, që militon, mendon e derdh djersë në të gjitha frontet e punës e të prodhimit, në industri e bujqësi, në shkencë e kulturë, duke vënë të gjitha forcat për jetën e re e të lumtur të ndërtuar me forcat tona. Në luftë për emancipimin e mëtejshëm të saj, gruaja shqiptare po afirmon çdo ditë e më shumë personalitetin e vet në çdo fushë e sektor të veprimtarisë politike e shoqërore të vendit. Me punën e aftësitë e saj ajo jo vetëm merr pjesë aktive në ndërtimin e socializmit e mbrojtjen

e atdheut, por është dhe një nënë e mrekullueshme dhe edukatore e brezit tonë të ri me mësimet e Partisë.

Shoqe të dashura,

Pak ditë na ndajnë nga 40-vjetori i Çlirimit të Atdheut, për të cilin i madh e i vogël janë mobilizuar për ta pritur me sa më shumë arritje, ndaj të rritim shpirtin sulmues e luftarak për të realizuar detyrat e ngarkuara në të gjitha frontet e jetës.

Ju dërgoj me këtë rast të gëzueshëm urimet e mia më të ngrohta për festën tuaj.

Juaji

*Enver Hoxha*

*«Zëri i popullit», nr. 265 (11 322), 4 nëntor 1984*

## BIJA ISHTE BURRNESHË, PATRIOTE, E GUXIMSHME, KOMUNISTE E VËRTETË[1]

... Pas dy ditësh, u hap mbledhja për themelimin e Rinisë Komuniste. Shokët që do të bënin pjesë në këtë mbledhje ishin lajmëruar që në ditën e caktuar duhet të ishin te shtëpia e Sabrije Vokshit, në fund të bulevardit që sot mban emrin «Stalin».

Bije Vokshi është halla e Asim Vokshit, luftëtar i brigadave ndërkombëtare, i rënë në Spanjë. Bija është kosovare, pikërisht nga Gjakova, nga një familje me emër dhe nga më patriotet në Kosovë. Ajo me nipërit e saj ishte vendosur në Tiranë. Ishte një grua pak e kaluar në moshë, po burrneshë, patriote, e guximshme, komuniste e vendosur e ish-Grupit të Shkodrës. Kishte një zemër flori. Ajo ishte antifashiste në kulm, siç janë komunistët. Vdekja heroike e Asimit në Spanjë kishte ngjallur në zemrën e saj një urrejtje të pakufishme kundër fashizmit. Ajo ishte shumë e zgjuar, konspirative, e heshtur, punëtore. Shtëpia e saj ishte një nga bazat më të rëndësishme tonat, të ilegalëve. Bija na vinte rrotull të gjithëve, na bënte të hanim, na lante rrobat, fshinte shtëpinë që ta gjenim të pastër. Shtëpia e Bijes ishte «depo armësh», atje vinin dengjet me trakte dhe merreshin nga shokët për t'i shpërndarë.

Një mbrëmje, pasi krijuam Partinë dhe organizatën e rinisë, më qëlloi të ndodhesha kur Bija u ndau shokëve pakot me trakte. Në mes tyre ishte dhe nipi i saj. Bija kishte radhitur si ushtarë shokët, i thërriste ata me radhë njërin pas tjetrit, u

---

1. Këto kujtime që i referohen mbledhjes për themelimin e Rinisë Komuniste të Shqipërisë, janë dorëzuar nga autori me rastin e 35-vjetorit të themelimit të kësaj organizate dhe u botuan për herë të parë më 24 nëntor 1976 në gazetën «Zëri i rinisë».

jepte pjesën e trakteve që i takonin secilit, një pako dhe një bombë njërit, tjetrit një pako dhe një kobure me nja dy fishekë, një të treti një pako dhe një thikë, e kështu me radhë. I erdhi radha nipit të saj, të cilit i dha pakon me trakte, po jo armë.

— Po mua, — i tha nipi, — pa armë do të më nisësh?

— U mbaruan, merr një urë zjarri po të duash, — i tha Bija, — dhe nisu e të pakta fjalët!

Shokët humbën nëpër natë për të shpërndarë traktet. Rrija dhe shikoja Bijen. E tillë ishte kjo grua patriote kosovare nga familja e Vokshëve, që nipin e saj nuk e vinte më parë nga të tjerët.

Shtëpia e Bijes, ku u bë mbledhja për formimin e organizatës së rinisë, ishte një shtëpi përdhese tiranase. Ajo ishte rrethuar nga rruga dhe nga të gjitha anët e tjera me mure e shtëpi të vogla prej qerpiçi. Kishte dy hyrje dhe kjo na favorizonte shumë. Nga ana e rrugës kryesore hyje më parë në një kopsht me drurë e pemë, si akacie, lofatë, ndonjë fik, ndonjë ftua, man (sidoqoftë, edhe ky kopsht ishte i favorshëm për punën tonë ilegale), pastaj kishte një deriçkë, që unë e quaja «thoropullë». Qemali qeshte kur thosha thoropullë, kurse Bija nuk e shqiptonte dot dhe më thoshte: «Çfarë dreq fjale asht kjo?». Nga fundi i kopshtit, në rast rrethimi dhe kontrolli nga armiku, mund të kapërcenim murin dhe të dilnim tej, shtëpi më shtëpi, në fushë. Kështu shpëtoi në një rast Qemali. Porta tjetër ishte një portë e zakonshme, me dy kanate prej dërrase të vjetruar dhe me lloz nga pas. Te kjo portë duhej të vije nga një rrugicë e ngushtë dhe me disa kthesa në mes një numri shtëpish të tjera të ulëta tiranase, ku jetonin familje të popullit patriot. Nga kjo anë ishim edhe më të sigurt.

Për të hyrë në shtëpi, kaloje në një oborr që pjesërisht ishte shtruar me kalldrëm, pjesa tjetër ishte me dhe, kishte një pus dhe anës murit ndonjë lule. Shtëpia kishte tri dhoma, dy nga të cilat ishin me dysheme, një e vogël e një tjetër më e madhe, kurse një e ndarë tjetër ishte shtruar me baltë, ishte pa tavan e pa oxhak, siç ishin «shtëpitë e zjarrit» të zakonshme tiranase, ku

Bija ndizte zjarrin, gatuante gjellët, ndante traktet. Atje ne zhvishnim këpucët me llucë dhe hidhnim mbi një tryezë palltot o mushamatë e qullura. Dera e këtij hauri—kuzhinë, siç mund ta quanim, dilte në një hajat të shtruar me baltë të ngjeshur në vend të plloçave, i hapur nga përpara me dy a tre trarë në vend të kolonadave dhe i mbuluar nga sipër me tjegulla, por pa tavan.

Në të dyja dhomat me dysheme, të cilat komunikonin me një derë, mund të hyje nga një derë nga oborri që të çonte në dhomën e vogël dhe nga një derë nga kuzhina që të çonte te dhoma më e madhe. Në dhomën e vogël me dysheme u bë mbledhja historike. Shokët që nuk ishin ilegalë, hynin me kujdesin më të madh në të ngrysur, kush nga dera e kopshtit, kush nga dera tjetër e rrugicës. Ne, ilegalët, vamë kur u err mirë. Më kujtohet që hyra nga rruga kryesore, dera e madhe, zbrita kopshtin në errësirë, duke më mbajtur shoku që ruante se ishte ca tatëpjetë dhe nga shiu ishte bërë baltë e mund të rrëshqitje. Pasi kapërceva deriçkën, takova Bijen. U përqafuam. Më thotë:

— Të gjithë shokët kanë ardhur, po hanë.

Lashë pallton në kuzhinë dhe nga dhoma e madhe hyra në atë të voglën dhe i pashë të gjithë shokët të mbledhur tok, pranë njëri-tjetrit, që hanin e bisedonin të gëzuar. Dhoma ishte e vogël, po mua m'u duk e madhe. Disa shokë i njihja, disa i shihja për herë të parë nga fytyra. Qemali m'i prezantoi njërin pas tjetrit. Në mes të shokëve ishte edhe një shoqe e vetme, shoqja Nexhmije Xhuglini. Qemali, duke ma prezantuar, më tha:

— Kjo është Nexhmija, shoqja jonë komuniste nga më të mirat, nga më të vendosurat, që të kam folur.

Nexhmija, me fytyrë të skuqur, i tha:

— Qemal, të lutem, lëri këto. .

— E po mirë, atëherë, — i tha Qemali, — që të mos të lëvdoj, po i them Enverit që unë i kam vënë Nexhmijes një pseudonim: «Delikatja».

Të gjithë qeshëm.

— Por, — shtoi Qemali, — në fakt ajo është e fortë si malësoret.

Dhoma ishte rrethuar me mindere, më një anë kishte tryezën dhe disa frona, në një qoshe kishte një sobë dhe dhoma ishte mbushur plot me tym, por jo me tym cigareje, se nuk pinin shokët e rinj, por me tym të bukës së pjekur e të thekur në sobë, ku valonte dhe çajniku. Ishim të varfër, ajo ishte darka e festës sonë: çaj dhe bukë të thekur. Çajin nuk e pinim në çafka, se nuk kishim, por në sapllakë prej alumini që na përvëlonin buzët. Qëllonte që me një sapllak pinim edhe dy veta përnjëherë, një gllënjkë njëri dhe një gllënjkë tjetri. Mora edhe unë racionin tim dhe pastaj shpejt e shpejt spastruam dhomën, rregulluam tryezat dhe rreth orës 9 të mbrëmjes filloi mbledhja historike. . .

Nexhmija foli për veprimtarinë e të rejave komuniste, veçanërisht në Institutin Femëror të Tiranës, për mundësitë e mëdha për të shtrirë lëvizjen antifashiste jo vetëm brenda kësaj shkolle, por edhe nëpërmjet saj në të gjithë vendin, sepse në këtë Institut për mësuese, i vetmi në vend, vinin vajza nga të gjitha krahinat e Shqipërisë. Kishte mjaft vajza edhe nga shtresat e varfra dhe përparimdashëse, që, me shumë sakrifica, kush me ndonjë bursë, kush me shpenzimet e veta, përpiqeshin të përfitonin profesionin e mësueses për të siguruar të ardhmen e tyre dhe për të ndihmuar familjet.

Përpjekjet që bëri Zogu për t'i lidhur pas qerres së tij këto edukatore të brezit të ri, duke organizuar me anën e motrave të tij pritje e parada karnavaleske, nuk patën sukses. Kur erdhi puna të mbrohej atdheu, vajzat e Institutit, bashkë me shokët e rinisë shkollore e punëtore, organizuan shfaqje teatrale patriotike, dolën në demonstrata, kërkuan para pallatit të mbretit armë për të luftuar, dolën vullnetare për t'u përgatitur si infermiere, duke menduar se armiku do të pritej me armë.

Me ardhjen e pushtuesve fashistë, filloi një lëvizje më e gjallë në shkollë, se shoqet komuniste dolën nga guaska e tyre, nga puna e ngushtë me masat. Nexhmija përshkroi se si sabotoheshin në shkollë ngritja e «flamurit me sëpata», mësimi mbi fashizmin, aktivitetet e pedagogëve fashistë italianë për shfaqje

fizkulturore, parada e të tjera manifestime fashiste. Kur erdhi për vizitë Konti Çiano, ministër i Jashtëm i Duçes, vajzat e Institutit që i nxorën me detyrim, dolën me grykëset e zeza, duke hequr në mënyrë demonstrative jakat e bardha, dhe disa qanin, disa i kthyen shpinën. (Për këtë pritje Çianoja ka shkruar edhe në ditarin e tij.)

Nexhmija theksoi se një veprimtari e tillë zhvillohej jo vetëm në shkollë. Të rejat e grupeve komuniste dhe aktivistet antifashiste kishin filluar të punonin edhe me vajzat shtëpiake, të cilat, tha ajo, i dëgjojnë me shumë etje bisedat tona dhe janë të gatshme të hidhen edhe në aksione, megjithëse pengohen shumë nga fanatizmi i rrethit të tyre familjar dhe i opinionit ku luftojnë. Megjithëse shumica e vajzave shtëpiake janë me çarçaf, ndonjëra e ka hedhur atë dhe ka dalë në demonstrata, të tjera ikin pa leje e vijnë në mbledhjet tona, lexojnë libra dhe trakte dhe ato që s'dinë kërkojnë të mësojnë. Nexhmija vuri në dukje se me të rejat punëtore punohet vetëm nëpërmjet motrave të disa shokëve punëtorë, të cilat punojnë edhe ato në fabrikën e cigareve ose si rrobaqepëse etj...

Nexhmijen e njoha për herë të parë në mbledhjen e themelimit të Rinisë Komuniste të Shqipërisë. E dëgjova me vëmendje diskutimin e saj dhe më pëlqeu. E filloi diskutimin pak e emocionuar, si dukej i vinte turp nga ne, si më të rritur dhe të njohur të rinj. Më lanë përshtypje të thellë qartësia dhe vendosmëria e saj me të cilën foli.

Një simpati e madhe prej shoku lindi tek unë për këtë shoqe të re e të vendosur. Në mbledhjet e mëvonshme të Komitetit Qendror të Rinisë, ku asistova dhe unë, e njoha më mirë Nexhmijen. Ajo tani fliste lirisht e me zjarr në këto mbledhje, i doli turpi nga unë. U nda puna në Komitetin e Rinisë. Qemali e propozoi Nexhmijen të drejtonte organizatën e rinisë të Tiranës. Përgjegjësi e madhe. Nexhmija me thjeshtësinë e saj tha:

— Unë jam ushtare e Partisë, do të vë të gjitha forcat, por a do ta bëj dot?

— Do ta bësh, — i tha Qemali, — se s'do të jesh vetëm.

— Do të të ndihmojmë, — i thashë unë.

Kjo ishte njohja e parë me Nexhmijen, që më vonë çoi në ato lidhje që u kalitën në luftën tonë të përbashkët kundër okupatorëve dhe tradhtarëve, si dy ushtarë besnikë deri në vdekje në shërbim të Partisë dhe të kauzës së madhe të komunizmit e të socializmit. . .

*«Kur lindi Partia» — Kujtime, botim i tretë, f. 247-250, 261-263, 265-266*

# DISA KUJTIME[1] PËR TEFTA TASHKO — KOÇON

Tefta Tashkoja ishte një nga këngëtaret më të mira të asaj kohe të errët e prapanike, siç ishte regjimi i Zogut. Artistët nuk përfilleshin fare. Zyrtarët anadollakë jo vetëm i përbuznin artin dhe kulturën, por i denigronin, i diskreditonin dhe i luftonin me të gjitha mjetet ata të paktë artistë, të cilët, me përpjekjet e veta dhe të familjeve të tyre, arrinin të mbaronin jashtë ndonjë shkollë pikture, skulpture ose shkollë kantoje.

Por edhe ata të rinj e të reja shumë të paktë që mbaronin, s'kishin vend ku ta ushtronin profesionin e tyre. Nuk kishte trupa teatrosh, as orkestra, as salla ku të jepeshin shfaqje artistike. Miqtë e artit, dashamirët, demokratët, viheshin në lëvizje për të gjetur edhe sallën, edhe pianon, se edhe ndonjë piano që ekzistonte në Tiranë ishte pronë e ndonjë tregtari, i cili e ruante në shtëpi vetëm për t'u dukur, për të stolisur sallonin, sepse, sa për ta përdorur, askush nuk dinte nga pjesëtarët e këtyre familjeve që flori kishin, por u mungonte kultura, shumica ishin fare injorantë. Në gjendje të tillë të mjerueshme ishte zhvillimi i artit e i kulturës në regjimin e Zogut. Ç'them? Zhvillim! As që ishte vënë ujët në zjarr për të filluar e për të ecur në një drejtim të tillë.

Mund të them se pionieret tona në kanto ishin Tefta Tashko — Koço, Jorgjia Filçe — Truja, Maria Paluca — Kraja dhe shoqëruesja e tyre e pandarë dhe e palodhur, pianistja e talentuar Lola Aleksi — Gjoka.

---

1. Këto kujtime, që shoku Enver Hoxha ia dërgoi djalit të Artistes së Popullit Tefta Tashko — Koço, u botuan për herë të parë më 19 shkurt 1978 në gazetën «Drita».

Tefta Tashkoja ishte motra e Koços, e Gaqos dhe e Alekos. Më duket se kishin dhe një motër tjetër, por as e njoha, as e pashë kurrë në Shqipëri. Tefta Tashkoja shkoi në konservator për kanto, në Paris. Bashkë me të shkuan edhe nëna e saj dhe Alekoja. Gaqoja, në qoftë se nuk gabohem, shkoi në Austri, ku mësoi për bujqësi.

Alekoja dhe Tefta u kthyen nga Parisi, njëri mësues i matematikës dhe tjera këngëtare. Alekoja u emërua profesor në Gjimnazin e Tiranës dhe Tefta mbeti pa punë, si dhe shoqet e saj Jorgjia e Maria, që u detyruan të bëhen mësuese në shkollën e mesme të vajzave, në Institutin Femëror të Tiranës. Megjithatë, Tefta nuk u dorëzua. Sa e brishtë e delikate dukej, aq e guximshme dhe e vendosur ishte. Ajo çau: filloi të japë koncerte ku mundte, në kushte të vështira, e jo vetëm në Tiranë, por edhe në qytete të tjera, deri në lokalitete të vogla, ku pritej me dashuri dhe me entuziazëm nga populli ynë i shumëvuajtur, por me shpirt artisti, që këngën e ka dashur kurdoherë dhe me të ka kaluar gëzime e hidhërime, kënga e ka shoqëruar në luftëra të pambaruara. Populli e njohu Teftën edhe nëpërmjet transmetimeve të Radio Tiranës. Tefta zuri një shtëpi në Tiranë dhe në fillim rrinte tok me nënën e saj, një grua plakë, simpatike, e shkurtër, e veshur kurdoherë me të zeza dhe me syze. Të gjithë fëmijët, pak a shumë, i ngjanin nga fytyra dhe sidomos nga shtati i shkurtër. Tefta e donte nënën shumë dhe në shëtitje rrallë e shikoje pa të, ecnin gjithmonë krah për krah me njëra-tjetrën.

Teftën në fillim e njoha nga Koçoja, me të cilin bënim pjesë në Grupin Komunist të Korçës. Nëpërmjet tij njoha edhe Gaqon, kurse Lekon e kisha njohur më parë, në Tiranë kur isha i papunë e interesohesha me miq e shokë të rregullohesha diku. Ishin njerëz të mirë dhe përveç Koços që ishte komunist, të gjithë të tjerët ishin demokratë konsekuentë, antizogistë dhe antifashistë. Ndihej në ta fryma dhe edukata që kishin marrë nga babai i tyre, patrioti i shquar Thanas Tashko, dhe nga ambienti ku kishin jetuar për shumë vite, në emigracion, në mes

shumë patriotëve të mirënjohur të Rilindjes sonë Kombëtare, në Egjipt e gjetkë. . .

Koçoja dhe Lekoja më kishin ftuar disa herë në shtëpi dhe atje isha njohur me nënën e tyre dhe me Teftën.

Tefta kishte një zë të bukur, melodioz, ishte një soprano e mrekullueshme, këngëtare me një zë të përpunuar me mjeshtëri. Ajo i interpretonte me një aftësi të rrallë operat dhe ariet më të famshme të kompozitorëve më të dëgjuar francezë, italianë dhe të vendeve të tjera. Ishte një këngëtare e pasionuar, e çmonte fort zanatin e saj dhe kishte jo vetëm kulturë muzikore, por edhe kulturë të përgjithshme. Ishte e ngritur politikisht dhe qe një patriote e flaktë. Ajo kishte një dashuri të madhe veçanërisht për këngët popullore, të cilat i interpretonte me ndjenjë të thellë.

Megjithëse e shkurtër nga trupi, kishte një pamje të hijshme, me fytyrë rrumbullake, sy të zinj, të ndritshëm dhe të qeshur. Ajo se si i krihte e i rregullonte flokët dhe krijonte me ta një si kurorë rreth kokës. Ishte shumë serioze dhe me moral të pastër.

Një ditë Tefta do të jepte koncert në një nga kinematë e pakta të qytetit. E takova në rrugë, i dhashë dorën dhe më tha:

— Enver, sonte do të jap koncert, do të gëzohem po të vish të më dëgjosh.

— Si të mos vij!? Me kënaqësi të madhe, — iu përgjigja.

— Atëherë, — më tha Tefta, — merru vesh me Lekon për çdo gjë.

E shtrenjta Tefta Tashko, ajo e dinte gjendjen time të mjeruar financiare, prandaj më tha: «Merru vesh me Lekon». Në fakt Lekoja më takoi dhe më dha biletën e hyrjes në koncert. Ishte koncert i mrekullueshëm. Tefta këndoi arie të njohura klasike, këndoi këngë popullore, ndërmjet të cilave këngën «Kroi i fshatit tonë». U duartrokit shumë. Ajo ishte e kënaqur, por edhe miqtë e shokët e saj ndienin kënaqësi për shoqen e tyre të talentuar.

Pas disa ditësh vajta i bëra një vizitë në shtëpi, për ta uruar. Lekoja qe martuar dhe Tefta rrinte me nënën. Shtëpia e saj

ishte nga «Shallvaret». Tani janë bërë kaq ndërtime, sa e kam vështirë ta përcaktoj tamam ku ishte dhe nuk e di nëse është akoma. Ishte një shtëpi dykatëshe, mjaft e re, e mobiluar me shumë gusto dhe Tefta e mbante shumë pastër. Ajo kishte një portë të madhe, që nuk binte në «Shallvaret», por nga mbrapa, në qoftë se nuk gabohem, me drejtim nga baraka e Nushajve, diku andej. Përpara shtëpisë kishte një kopsht të vogël. Tefta, vëllezërit dhe miqtë e afërt të saj nuk hynin nga porta e madhe, por nga një portë e vogël. Pikërisht nga pas, derë më derë, kopshtije më kopshtije, pas nja 200-300 metrash, mund të dilje në «Shallvaret», krejt nga ana e kundërt e portës së madhe. Tefta më priti me bujari, e përgëzova nxehtësisht dhe me gjithë zemër për koncertin e bukur.

— Më thuaj përshtypjet si shok, — më tha Tefta.

— Teftë, — i them, — unë muzikën nuk e kuptoj si ju, mundësi s'kam pasur të vete në opera, por disqe të këngëtareve të shquara kam dëgjuar. Jo se je jona, dhe unë nuk e kam zakon të bëj komplimente të kota, por ti këndon si Gali-Kurçi, edhe më mirë se ajo.

Tefta qeshi me gjithë shpirt dhe më tha:

— Ky është kompliment, Enver.

— Jo, — i them, — por kur e dredh atë zërin melodioz, mendoj se edhe bilbili nuk e bën dot ashtu. Ah, Teftë, kur të vijë dita që populli të marrë fuqinë, kur të kemi teatrot dhe operat tona, atëherë do të tingëllojë si duhet zëri yt dhe do të çojë peshë sa e sa vajza të reja, që do të të ndjekin në rrugën tënde. Kur dëgjoj këngë popullore, që ti i këndon, Teftë, atdheu ynë, qielli, yjet, toka, fshati, bëhen një mijë herë më të dashur, më të bukur.

— Enver, — më thotë Tefta, — ti je dhe poet.

— Desha të jem, por s'jam, por në zemrën time kam zjarr për këtë tokë e për këtë popull.

Mbaj mend, në një takim tjetër, Tefta më thotë:

— Enver, do të të jap një lajm, që do të të gëzojë: u fejova dhe së shpejti do të martohem.

E përqafova i gëzuar, e urova dhe e pyeta me kë ishte fejuar.

— Me Kristaq Koçon, artist, këngëtar edhe ai si unë, djalë shumë i mirë.

— E kam parë me ty në bulevard dhe më është dukur me të vërtetë djalë i mirë. Unë nga karakteri nuk e njoh, se s'kam pasur rastin, por ti nuk gabon, vetëm po të them atë që kam dëgjuar dhe që kam parë nga jashtë: është një artist, këngëtar me talent dhe me perspektivë, djalë i mirë dhe i thjeshtë, siç më kanë thënë, shtatin të gjatë si selvi dhe nga leshrat biond. Çifti është i zgjedhur.

— Enver, — më thotë Tefta, — të ftoj që tash të më vish kur të martohem.

— Medoemos, — i them, — si të mos vij kur të martohet motra ime?

Dhe, kur u martua Tefta me Kristaqin, shkova në dasmën e tyre, e cila qe shumë e thjeshtë e pa ceremoni të kota.

Kur vendi u pushtua nga italianët e filloi Lufta guerile dhe ajo Nacionalçlirimtare, unë hyra në ilegalitet. Një ditë në rrugë, i maskuar me mustaqe dhe me syze, takova Teftën. Iu afrova dhe i dhashë dorën. Ajo nuk më njohu menjëherë, por shpejt dhe me forcë ma shtrëngoi dorën dhe më tha:

— Enver, si je, më ka marrë malli. Pyes Koçon për ty, por edhe atë e shoh rrallë.

— Teftë, — i them, — lufta zien dhe ne do të fitojmë, ashtu siç kemi biseduar shpeshherë.

— Enver, — më thotë Tefta, — mos na kurseni, se edhe ne duam të luftojmë. Ti e di shtëpinë tonë, ajo është e Partisë, kurdoherë që të duash, kurdoherë që të jesh në rrezik, hyr te ne. Kalo nga «Shallvaret», se gjitonët i kemi njerëz të mirë, të popullit. Ruhu, ne do të fitojmë.

— Do të fitojmë, — i them, — dhe u ndava me Teftën.

Kaluan ca kohë. Tirana ishte ndezur zjarr: goditeshim nëpër rrugë, terrori ishte i madh. Dhashë urdhër që një pjesë e shokëve të ekspozuar, të sëmurë e të plagosur të dilnin në Pezë.

Vetë, me gjithë terrorin e madh, qëndrova brenda, u largova nga bazat e qytetit dhe shkova në Tiranën e Re. Por atje, në atë kohë, nuk kishte ndërtime, ishte fushë, livadhe e tek-tuk kishte disa shtëpi.

Në fund të Tiranës së Re, rrëzë kodrës, ndodhej një shtëpi me dy kate, mjaft e madhe, e lyer me bojë bari. Në atë shtëpi banonte një shok komunist, berber, emrin e të cilit e kam harruar. Më duket se ishte nga Kosova. Atje shkuam dhe u strehuam bashkë me një shok që ndenji me mua. Vendi ishte i mirë, mund ta shikoje nga larg rrezikun dhe të merrje masa. Por atje s'qëndruam shumë. Informacioni ynë na lajmëroi se duhej të largoheshim sa më parë, mbasi shtëpia kishte rënë në sy dhe mund të kontrollohej. Në mbrëmje, sa u err pak, dolëm që të dy me shokun. Po ku të futnim kokën? Baza afër nuk kishim. Ç'të bënim! Ishim në rrezik, shtrëngonim nagantet dhe bombat në xhepat e palltos. Menjëherë më vjen ndër mend shtëpia e Tefta Tashkos.

— Hajde, — i them shokut, — se tash e gjeta vendin ku do të futim kokën.

Dhe me të shpejtë, drejt e nga porta e madhe, u futëm në oborr dhe trokitëm te dera e brendshme e shtëpisë së Teftës. E shtymë, por nuk hapej. Dëgjuam ca të ecura të shpejta, pastaj heshtja ra përsëri. I ramë prapë dhe më në fund u dëgjua zëri i ëmbël dhe aspak i emocionuar i Teftës:

— Kush është?

— Hape Teftë, — i them, — jemi miq.

Dera u hap.

— Mirë se erdhët Enver, — tha ajo, — më gëzove.

E prezantova me shokun dhe na çoi sipër në sallon. Dritaret ishin errësuar me perde.

— Keni ngrënë? — na pyeti Tefta.

— Kemi ngrënë, — i thashë, por ajo nuk u gënjye dhe shkoi në kuzhinë.

U hap një derë tjetër dhe na hyri Koço Tashkoja, me fytyrë të vrenjtur e të verdhë. As na përshëndeti, por na tha:

— Edhe këtu erdhët, ta komprometoni dhe Teftën? Do të bëni që edhe këtë ta arrestojnë!

Me këtë frikaman isha zënë keq dhe e kisha sikterisur pikërisht si frikaman. Koço Tashkoja qe strukur në shtëpinë e së motrës dhe s'lëvizte andej, kur të tjerët luftonin e binin nëpër rrugë për atdheun. Nuk e kisha menduar se do ta gjenim këtu Koço Tashkon.

Me inat, por me zë të ulët, që të mos na dëgjonte Tefta, i thashë:

— Koço Tashko, s'kam ardhur tek ti, por te patriotja Tefta Koço. Ajo më ka thënë vetë të vij kur ta shoh pisk e unë erdha tok me shokun dhe Tefta na priti si trimëreshë. Ne nuk do ta komprometojmë atë, ti qan hallin tënd e jo të asaj.

Hyri Tefta dhe e lamë këtë muhabet. Ajo shtroi tryezën. Si zakonisht thjesht: çaj, pak djathë, pak reçel, pak gjalpë dhe bukë.

— Me këto më gjetët, por zemra dhe shtëpia janë tuajat, — na tha.

E falënderuam e i kërkuam ndjesë. Na erdhi shumë mirë që një shoqe jokomuniste i jepte një mësim të mirë një pseudokomunisti si Koço Tashkoja.

Biseduam shtruar, folëm gjatë për luftën e madhe që bëhej kudo kundër nazifashistëve, për luftën e popullit tonë, për të ardhmen e vendit tonë. Teftës i ndritnin sytë, ajo mori pjesë gjallërisht në bisedë dhe kërkoi me insistim që ta aktivizonim sa më shumë, se «Edhe ajo donte të jepte gjithçka për atdheun e popullin». Unë i thashë se ajo, me këngët e saj, me zërin e saj, ndizte më tepër flakën e patriotizmit në zemrat e popullit dhe kjo ishte pjesëmarrje në Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare.

— Secili, — i thashë, — lufton me armët e veta; dikush me pushkë, dikush me bomba, të tjerë me penë e fjalë të zjarrta, ti me këngë e me zërin tënd të bukur. Pastaj, — i thashë, — ja, ç'po bën ti sonte? Po të na gjejnë ne këtu, me revole e bomba, jo vetëm që këto do të pëlcasin dhe s'dihet se si mbarojmë të gjithë, por të paktën ti do të mbarosh në burg.

— Lëri këto, Enver, — tha Tefta me të qeshur, — nuk trembem unë, por a nuk hapim pak radion se unë nuk rroj dot pa muzikë.

— Edhe ajo na duhet, — tha frikamani, — që të mos dëgjojmë gjë, në qoftë se na gjen ndonjë rrezik nga jashtë.

Ndenjëm vonë dhe Tefta na e hoqi mërzinë e brendshme.

— Do të vete t'ju shtroj. Ku do të flini? — tha Tefta. — Më mirë poshtë, Enver.

— Të ramë në qafë, — i thamë, — por u ndodhëm ngushtë.

— Uh, ç'është ajo që thua, — tha Tefta, — po më ofendon, ju mund të rrini këtu sa të doni.

Nga mesi i natës shkuam e ramë të flinim në jatakët e shtruar përdhe e me çarçafë të bardhë. Në mëngjes herët u ngritëm. U çua edhe Tefta dhe na bëri kafe, pastaj na shtroi mëngjesin me çaj e ca feta buke. Shoku hapi radion që të dëgjonte lajmet e mëngjesit dhe mbajti shënime. Në atë kohë hyri Tefta dhe kur na gjeti në këmbë, që ishim bërë gati të largoheshim, na tha:

— Keni vend ku të veni? Në mos, rrini këtu.

— Kemi, — i thashë. — Shumë, shumë të falënderojmë, nuk do të ta harrojmë kurrë këtë dashuri që tregoni për ne, për Partinë e luftën e popullit, — dhe i dhamë dorën e dolëm.

Kur po ecnim në oborr, frikamani Koço Tashko doli shpejt, na arriti dhe i dha shokut shënimet e lajmeve, që ky i kishte harruar mbi radio.

— Na, merri dhe këto, — tha frikamani, — se kudo që shkoni letra lëshoni.

— Do të shpjegohemi më vonë me ty, o Koço Tashko, — i thashë dhe dolëm...

Me nostalgji, me dhimbje dhe me dashuri i kujtoj shokët dhe miqtë e mi Tefta, Gaqo e Leko, që vdiqën duke luftuar e duke punuar. Që të tre këta shokë e miq të mi vdiqën shpejt, në moshë akoma të re dhe nga e njëjta sëmundje e pashërueshme, por jetën e mbyllën me nder.

Tash gëzohem kur shoh se djali i Teftës, Eno Koço, është

bërë një dirigjent i talentuar dhe më vjen keq që as Tefta, as Kristaqi nuk e gëzuan dot djalin e tyre, ashtu si dhe Enoja vetë kur u rrit nuk pati rastin të ndiente kënaqësinë e lumturinë që do t'u shkaktonte prindërve me talentin e tij. Sidoqoftë, ai është krenar që në kushtet e krijuara nga Partia ndjek rrugën e prindërve të tij të nderuar, të cilët nga ne, shokët, miqtë e gjithë populli kujtohen me dashuri dhe me respekt e kështu do të kujtohen e do të nderohen përgjithmonë.

*«Mes njerëzve të thjeshtë» — Kujtime, f. 133-136, 140-149*

## NËNA E SHTRENJTË DHE SHOQJA E PAHARRUAR E ILEGALËVE[1]

. . . Në barakë sundonte si revolucionare nënë Athinaja, «Valideja». Këtë emër ia kishin vënë shokët e Lionit, kur ajo jetonte në Francë, dhe që të gjithë ne vazhduam ta thërritnim kështu edhe këtu, derisa ajo vdiq shumë vjet pas Çlirimit. Valideja ishte një plakë shumë e dashur, shumë e zgjuar, kurrë nuk e ngrinte zërin dhe çdo frazë e mbaronte me fjalën «jeto», duke e zgjatur o-në, si e flasin zakonisht banorët e Bregut. Të gjithë ishim për të bijtë e saj, ishim jeta e saj. Në barakë nuk kishte Kozma[2] e Gogo, të gjithë i kishte njësoj, bile ne të tjerët na përkëdhelte ca më shumë.

— Xhan, o Taras, — më thoshte shpesh, — ruhu, se janë kohë të këqija. Mos lëviz shpesh ditën, se mbushur janë rrugët me spiunë. Ty duan të të vrasin qenat këmishëzinj.

— Po ruhem, Valide, shih, kam vënë edhe syze, kam lënë edhe mustaqet!

Ajo, duke më treguar nga dritarja e vogël e dhomës, mbuluar me një perde të hollë, më thoshte:

— Të gjithë që rrinë në ato shtëpi, unë i njoh, pse e do puna. Kur kam kohë vete u bëj nga një vizitë plakave. Hiqem si fshatare injorante, u flas atyre për Bregun e Detit, për kishën e Vunoit, për ikonat (në qoftë se janë të krishtere), dhe i shikoj kështu, çfarë grash janë dhe ku punojnë burrat e tyre.

---

1. Këto kujtime u botuan për herë të parë në librin «Baraka e Nushajve», më 15 dhjetor 1983, me rastin e 70-vjetorit të lindjes së shokut Gogo Nushi.

2. Heroi i Popullit Kozma Nushi u vra në kampin e përqendrimit Mathauzen më 3 mars 1945.

Nga kjo anë, që shikoj unë, gratë janë të mira, kurse për burrat hetojnë djemtë dhe ata më kanë thënë se njëri prej tyre është i rrezikshëm. Ja, shiko atje në katin e dytë, tek ato penxheretë, atje rri një gjirokastrit.

— Si e thonë, moj Valide? — e pyes.

— Njazi Bimi, jeto.

— E njoh, — i them, — në shkollën fillore, në Gjirokastër, kemi qenë bashkënxënës, po ai u bë oficer i Zogut dhe tani është oficer i poshtër fashist. Është i rrezikshëm, duhet të ruhemi që të mos i bjerë në sy baraka. . .

Nënë Valideja ishte e tillë që pa kuptuar bëhej edhe nëna jote. Ajo u bë nëna e shumë ilegalëve, e korrierëve që hynin e strehoheshin në barakën e thjeshtë, u bë nëna e atentatorëve të guximshëm të Partisë, e partizanëve të Çetës së Pezës. Ajo kishte një zemër të madhe, të ndjeshme dhe të fortë. Jeta e dhimbshme dhe plot vuajtje që kishte bërë, i kishte krijuar bindjen e thellë se bota e vjetër duhej të përmbysej patjetër.

Sa herë e kam parë nënë Validenë duke përcjellë nga ajo barakë shokët që niseshin për të kryer aksione të rrezikshme. I shoqëronte deri te dera e kopshtit, të rrethuar me gardh, ilegalët që, të veshur si hamej, elektricistë, hidraulikë, bojaxhinj, me veglat e punës në krah dhe me bombat e revolet në xhepa, shkonin mu në strofkën e armikut për të kryer detyrën që u kishte ngarkuar Partia. Ata shpërndaheshin, kurse nënë Valideja kthehej brenda, me një merak të madh në sy.

— U nisën bijtë e nënës, — më thoshte dhe unë e kuptoja shqetësimin e saj të madh.

— Do të kthehen, — i thosha për ta qetësuar, por edhe vetë isha në merak se si do të shkonte aksioni dhe mos u ndodhte gjë shokëve.

Valideja vinte kazanin e madh në zjarr dhe lante rrobat tona. Herë pas here ngrinte kokën dhe shikonte nga dera, mos po ktheheshin ilegalët, apo mbante vesh mos dëgjohej ndonjë krismë arme ose plasje bombash. Kur gjithçka heshtte, ajo nuk gjente dot rehat.

— Shumë u vonuan! — më thoshte.

Bëja sikur shikoja orën dhe i përgjigjesha:

— Është shpejt akoma! — Dhe kur shihja se ajo nuk qetësohej, shtoja:

— Ata nuk do të kthehen këtu, do të shkojnë në një bazë tjetër.

Po nuk qetësohej lehtë nëna. Vetëm kur i shihte me sytë e saj, që hynin, ndritte e tëra. Nuk dinte si ta shprehte gëzimin e saj dhe, duke i kapur për krahu, i fuste brenda për t'u dhënë për të ngrënë atë gjellën e saj të thjeshtë, por aq të shijshme.

— Hani, jeto, hani. Ju ka marrë uria!

Valideja nuk të linte asnjëherë të dilje pa ngrënë, po të të zinte dreka ose darka në barakë. Një ditë punova atje që në mëngjes me disa shokë dhe, afër drekës, kur u ngrita të ikja edhe unë, ajo më tha:

— Jo, do të hash ca bukë, se ta kam bërë gati. E varfër është dreka, por kjo m'u gjend!

— Sille, Valide, — i thashë, — se nuk bën kurrë gjë të keqe ti.

— Nuk dimë të gatuajmë ne fshatarët, si nënat tuaja qytetare, — më tha Valideja.

— Ma hodhe një thumb, Valide, — i thashë, — po mirë më bën, keq s'më bën.

— Jo, të marça të keqen, jeto, nuk e kisha për thumb, por qëpari, kur ti punoje, edhe rojë bëja rreth e rrotull, edhe të mblodha ca radhiqe, që t'i kam zier, u kam hedhur edhe uthull, të kam ruajtur dhe një copë djathë, se unë e di që ti e ha shumë, ka dhe bukë të misërt si simite.

— Ma sill sa më parë, Valide, — i thashë, — se po më ulërijnë zorrët, po bëjnë revolucion!

— Rroftë revolucioni! — tha Valideja dhe shkoi matanë më solli drekën, që e hëngra me aq qejf.

E tillë ishte Valideja, nëna e shtrenjtë dhe shoqja e paharruar e gjithë ilegalëve, e tillë ishte edhe atmosfera që sundonte në barakën e saj, ku unë u strehova në ato ditë të vështira dhe

punoja për çështjen e Partisë, duke bashkëpunuar sidomos me dy djemtë e saj militantë, Kozmanë e Gogon...

Pasi hymë në Tiranën që ushtonte nga gëzimi i fitores, shkova e takova nënën tonë Valide dhe nuk dinim si të çmalleshim. Ajo gëzonte e gjitha. Kishim luftuar, ishim përgjakur, por kishim fituar. Lufta ua kishte marrë djemtë shumë nënave, por ato ishin krenare për gjithçka i dhanë fitores.

Edhe ti, Valideja ime e dashur, ishe e fortë, prandaj edhe fëmijët e tu i bëre ashtu si veten. Hallall qumështin që u dhe!

Sa rronte Valideja, rrinim afër. Shkoja shpesh tek ajo, ngjitesha në dhomën e saj, e përqafoja dhe, veç të tjerave, kujtonim me të edhe jetën e barakës, jetë e paharruar për ne.

Por më në fund aty ku ngrihej baraka do të bëheshin ndërtime të mëdha. I thanë Validesë të jepte lejen për ta prishur dhe për të ngritur në vendin afër barakës një piedestal përkujtimor. Valideja u tha atyre që i vanë për këtë gjë:

— Pyesni Enverin dhe Gogon, si të duan ata le të bëhet.

— Si ta prishim barakën, Gogo! — i thashë unë. — Ajo ka qenë për ne një vend historik, kemi jetuar në të kohët e vështira, sa mbledhje e takime kemi bërë!

— Enver! — më tha Gogoja, — përparimit nuk mund t'i vëmë pengesa, atje do të bëhet një lagje e bukur. Mbi atë barakë do të ngrihen pallate, çerdhe, shkolla.

Më vinte keq që baraka jonë e dashur do të prishej, megjithëse mbi themelet e saj do të ngriheshin pallate të bukura dhe shumëkatëshe. Por nuk mund të kuptohen dhe nuk mund të ndahen kurrë pallatet apo objektet madhështore që kemi ndërtuar kudo në vendin tonë, nga barakat, kasollet, shtëpitë përdhese të luftës, të cilat na hapën dyert e tyre dhe na strehuan me dashuri, si bijtë e tyre. Ato, përveç tokës ku janë ngritur, ngrihen edhe atje ku nuk mund të shemben kurrë, në kujtesën dhe në zemrën e popullit.

Një ditë Valideja më tha:

— Taras, po ju lë, po iki.

— Ku do të vesh, moj Valide?! — i thashë duke buzëqe-

shur me zor, se shihja që po vuante mëma.

— Do të vete te djemtë, tek të shumtët, te Kozmai, — më tha ajo.

— Nuk mund të shkosh, — i thashë, — pasaportat i jap unë, unë i firmos.

Më buzëqeshi plaka heroike dhe më tha:

— Vetëm për atje nuk duhet pasaportë.

Dhe na vdiq Valideja, në janar të 1956-s, nëna e dy heronjve komunistë nga më të shquarit, Gogos e Kozmait, nëna e Çeno partizanit, e komunistit të vendosur, nëna e vajzave trimëresha, Shanës e Lilos, nëna e të gjithë neve. E kujtoj me mall, respekt e dashuri të thellë këtë grua të thjeshtë e revolucionare të flaktë, kujtoj djemtë e saj dhe të Partisë, Kozmanë dhe Gogon dhe kurdoherë më shtohen forcat për të luftuar për Partinë.

*«Mes njerëzve të thjeshtë» — Kujtime, f. 11-12, 16-19, 45-47*

## TI, NËNË TIRANASE, QË S'TA MËSOVA KURRË EMRIN[1]

... Populli i thjeshtë i Tiranës, si në ato momente, ashtu edhe gjatë luftës, u tregua i patrembur, heroik, si titan, veçanërisht gratë tiranase. I shihja me sytë e mi, i ndieja me zemrën time në ato ditë të tmerrshme të furtunës, kur ato na hapnin portat e shtëpive, na futnin në gjirin e familjeve. U zhduk kështu fanatizmi. Na njihnin ose jo, mjafton t'u jepje parullën dhe ndodheshe përnjëherë si në gjirin e familjes tënde, si në mes të njerëzve të afërm. Këto nëna, këto gra, këto vajza heroike s'njihnin frikë, sikur zjarri t'i dilte deri në çati shtëpisë së tyre.

— Qyqja, — thoshin ato, — veç çunat dhe gocat që luftojnë t'i shpëtojmë nga hasmi!

Unë i dija gati të gjitha shtëpitë tona baza të ilegalëve. Për çdo moment rreziku futesha në to.

Një mbrëmje vonë, ndërsa po nxitoja me biçikletë të arrija shpejt në bazën e caktuar, sepse kishte filluar koprifuokoja, shoh se vinte drejt meje një patrullë milicësh. Për t'u shpëtuar kontrollit dhe pasojave të tjera, më duhej medoemos të fshihesha diku. Dija se në rrugicën pranë ishte shtëpia e një shokut tonë, që ma kishin treguar në të kaluar, por që unë brenda as kisha qenë ndonjëherë, as shokun nuk e njihja. Të më pyesësh sot se ku pikërisht është ajo shtëpi, nuk mund të them, jo vetëm se atje hyra vetëm një herë dhe në errësirë, por edhe se kanë shkuar shumë kohë dhe nuk u kam rënë më atyre rrugicave.

Shtyva, pra, derën me ngadalë dhe hyra në një oborr të

1. Këto kujtime janë nxjerrë nga libri «Mes njerëzve të thjeshtë», që u botua në qershor 1984.

vogël. Shtyva derën tjetër, u ndodha përpara një shtëpie tiranase dhe fola me zë të ulët:

— Nëne, a ka njeri këtu?

Në errësirë doli një plakë. Vetëm buzla e bardhë në kokë më bëri që ta dalloja:

— Të ndjekin, çuno? — më pyeti nëna.

— Po! — i thashë.

— Ngjitu në dhomë, atje ka një hasër, shtrihu e çlodhu, pa ruan nëna.

As emrin më kërkoi nëna dhe as biri nuk ia dha emrin e tij. Nëna e njeh çunin e vet dhe i biri e njeh të ëmën. Pasi qëndrova brenda njëfarë kohe, zbrita prapë ngadalë, pashë nënën që ishte ulur në fund të shkallës dhe i thashë:

— Nëno, pa shiko, a ka ndonjë patrullë ose njeri të dyshimtë në rrugë?!

Ajo doli menjëherë, kontrolloi majtas e djathtas dhe, pasi u kthye, më tha:

— Nuk ka frymë njeriu!

E ndjeu se u bëra gati të ndahesha, ndaj më hodhi duart në supe e me një zë të dashur e të dridhshëm më tha:

— Do të shkosh, çuno, kështu si duket e ke punën. Shtëpinë e keni kurdoherë të çelur. Të ruajt zoti!

Më shtrëngoi dhe e shtrëngova në kraharor dhe ndjeva në errësirën e natës se diçka po më fuste në xhep. Jashtë pashë se ishte një kokërr ftua i vogël.

O nëna ime e dashur tiranase, s'ta mësova kurrë emrin tënd, as ti nuk e mësove emrin tim. Më ka mbetur peng që nuk të kam njohur nga afër e nuk të kam takuar dot, veçse ti qëndron e ndritur në kujtimin dhe në zemrën time dhe, derisa të vdes, ai kujtim i asaj nate në furtunë nuk do të më shlyhet kurrë!. . .

*«Mes njerëzve të thjeshtë» — Kujtime, f. 41-44*

## JU VDIQËT DUKE LUFTUAR E DUKE PUNUAR PËR PARTINË

**11 janar 1975**

Të dashurit e mi, nënë Mine, Dullë dhe Nazmije, sonte po shkruaj për ju, se më ka marrë malli. Ju vdiqët duke luftuar e duke punuar për Partinë, për këtë popull, për këtë atdhe. Ishit dhe mbetët të thjeshtë gjithë jetën tuaj, por edhe trimëresha e trima si populli fukara i Tiranës së atyre viteve.

. . .Sot është 11 Janari i vitit 1975, është festa e Republikës. Po rri me Nexhmijen dhe po ju kujtojmë ju aq të dashur, aq të mirë, aq patriotë e komunistë të flaktë e të vendosur derisa vdiqët. Ju ishit njerëz të thjeshtë dhe, në momentet më të vështira që kalonte Tirana, keni luftuar me guxim të madh. Luftuat për Republikën Popullore, për diktaturën e proletariatit, që edhe pse ti, nënë Mine, nuk arrije ta kuptoje dot këtë fjalë, e ndieje thellë në zemër. Zemra jote rrihte me atë të Dullës, të Nazmijes, të Hakiut të vogël, me zemrën e Tarasit dhe të të gjithë shokëve legalë dhe ilegalë, që kalonin nga shtëpia juaj përdhese tiranase. Zemra jote rrihte për Partinë «Kamuniste», sikurse e shqiptoje ti këtë fjalë në dialektin tiranas.

Të tre ju keni vdekur. Dulla u vra në luftë, kurse Nazmija na vdiq pas Çlirimit nga një sëmundje e rëndë dhe ti, nënë Mine, na le më vonë. Por ju për mua e për të gjithë ata që ju njohën nuk keni vdekur. . .

Po shkruaj këto kujtime, aq të zbehta për punën dhe për zemrën tuaj të zjarrtë, dhe në rast se do t'i lexojë ndokush, dëshiroj që të kuptojë se këto shkrime të shkurtra të miat, u kushtohen njerëzve të thjeshtë të popullit, atyre që me thjesh-

tësi të madhe dhe me zemër revolucionare, bënë vepra patriotike, punuan dhe luftuan në heshtje e, më pas, kur u çliruam, qëndruan përsëri shembullorë, të thjeshtë dhe nuk deshën kurrë, nuk bënë as orvatjen më të vogël për t'u dukur, për të thënë: «Dale, se edhe ne kemi luftuar!».

Pas Çlirimit, kur e shihja nënë Minen në ndonjë miting, ajo fshihej në mes të popullit. Më duhej të çaja vetë, ta përqafoja dhe ta merrja nga dora afër meje. Ajo nuk dinte ku të futej nga thjeshtësia. Gratë përreth pëshpëritnin: «Kush është kjo plakë, që e do aq shumë Enveri?». «Nuk e njohim, por si grua tiranase duket. Enveri duhet të ketë ndenjur në shtëpinë e saj në kohën e luftës».

Prandaj po i shkruaj këto, nënë Mine, motër Nazmije, shoku Dullë, për t'u thënë për të njëmijtën herë atyre që do t'i lexojnë këto shkrime të miat se Partia lindi dhe u kalit në gjirin e njerëzve të tillë si ju, që i vutë gjoksin luftës së çlirimit. . .

Dulla më njohu me nënë Minen dhe me motrën e tij, Nazmijen. Në drekë më njohu edhe me vëllanë e vogël, Hakiun. M'u kujtua Gavroshi i Viktor Hygoit, që grumbullonte fishekë në barrikadat e komunarëve të Parisit, luftën e të cilëve Karl Marksi e ka vlerësuar aq lart në shumë shkrime dhe vepra e midis tyre edhe në veprën «Lufta civile në Francë».

Dulla u foli njerëzve të shtëpisë për mua, ashtu siç kishim rënë dakord bashkë që më parë, por edhe ca më shumë.

— Ije, Nazmije, ky asht nji shoku ynë, e qujn Taras. Asgja mos bzani jashtë. Ma mirë të vritemi unë e Hakiu, sesa t'i preket një fije floku Tarasit, — tha Dulla me zërin e tij të trashë dhe theksin tiranas.

— S'kanë nevojë për këto fjalë as nëna, as motra, — iu drejtova Dullës. — Ato do të më duan dhe do t'i dua, asgjë nuk do të më ngjasë mua në këtë familje. Shko ti Dullë, — e këshillova, — se të pret ustai, më lër mua të flas me gratë e t'ua shpjegoj vetë si është puna.

Doli Dulla dhe Nazmija shkoi e i vuri shulin portës.

— Hajde or bir të të pjek një kafe, — më tha nënë Minja.

— S'e mbajta men, si t'qujshin, se për herë të parë e nigjoj kët emën.

— Taras, — i thashë.

— Urdhno, Taras, — dhe më udhëhoqi në një dhomë mjaft të madhe përdhese, me baltë, pa tavan, me dy penxhere të vogla lart në çati. . .

— Mos i hiq, — tha Nazmija, — se i ke të pastra.

— Jo, — i thashë, — jam mësuar që në të ri, se po të mos i hiqja këpucët kur hyja brenda, më qortonte nëna.

— Ke nanë? — më pyeti Minja.

— Kam, — i thashë, — edhe mëmën e babanë, edhe motra, po nuk shihem dot me to.

— Këtu në Tiranë rrojnë? — vazhdoi të më pyeste Minja.

— Po, — iu përgjigja, — këtu rrojnë, po unë nuk jam nga Tirana.

— Qofsh nga të duash, — shtoi plaka, — ti je çuni ynë, unë jam nana jote e dytë dhe Nazmija motra jote.

— Vëlla s'kam, — u thashë, — por në këtë shtëpi m'u bënë dy vëllezër, Dulla dhe Hakiu.

Po e vëreja me vëmendje nënë Minen tek po më bënte kafenë në prushin e gjirmës. Ishte një grua e paktë, me fytyrë të vogël, me sy të zinj. Ajo fliste ëmbël, ngadalë, kurrë s'e ngrinte zërin, ecte lehtë e pa u ndier, sikur në odë nuk kishte njeri; por ajo e mbushte ambientin plot me qenien e saj. Përherë mbante në kokë një shami të bardhë si bora, duart i kishte të vogla, gishtërinjtë të hollë e me kallo nga puna.

Nazmija ishte një vajzë e re, në atë kohë rreth 18 vjeç, me fytyrë të imët, me sy të zinj, si dy shkëndija, që ndritnin kurdoherë të gëzuar. Asaj i qeshte vazhdimisht fytyra dhe i dukeshin dhëmbët e bardhë si margaritarë. Leshrat e Nazmijes ishin të zeza, vetullat, që, gjithashtu, i kishte të zeza dhe që i bashkoheshin mbi hundë, i jepnin një bukuri të rrallë vajzës. Ajo ishte e zgjuar, e urtë, jashtëzakonisht e dashur, e thjeshtë e punëtore. S'e dëgjova kurrë të ngrinte zërin dhe nuk e pashë ndonjëherë të përgjigjej pa vënë buzën në gaz.

Duke pirë kafenë, u them nënë Mines dhe Nazmijes:
— Uluni këtu, afër meje.
Ato u ulën dhe po më shikonin ç'do t'u thosha.
— Unë jam një komunist si Dulla. Mua më ndjekin fashistët dhe policia që të më vrasin, si gjithë të tjerët që luftojnë, por në dorë unë nuk bie pa përpjekje. Tash luftoj duke qenë i fshehur, sot do të fle te ju, nesër gjetkë. Kohët janë të vështira e të rrezikshme. Po ju bëhem barrë e madhe.
— Mos e thuj ma atë fjalë, — më ndërpreu menjëherë nënë Minja, — se na idhnon.
— Më falni, — u thashë dhe vazhdova, — nuk luftoj vetëm unë, jemi me mijëra. Ja, në shtëpinë tuaj jemi pesë luftëtarë, të tërë njësoj të vendosur. «Taras» nuk është emri im i vërtetë, por i rremë, për të mos rënë në erë armiku, po për ju unë jam një djalë nga Gjirokastra, siç është Dulla nga Tirana. Ne komunistët jemi të gjithë fukarenj, jemi të thjeshtë. Sa kohë që unë do të qëndroj te ju, do të ha atë që hani ju dhe aq sa hani ju, do të ushqehem me një pjesë nga ata të paktë lekë që fiton Dulla. Asgjë më tepër. Mund të harxhoj pak më shumë vajguri nga ju, pse do të më qëllojë të shkruaj natën vonë. Unë kam qenë edhe mësues, por tash e lashë atë zanat, penës i shtova edhe pushkën. Do të më vijnë rrallë disa shokë këtu, por do të marrim masa që të mos bien në sy. Megjithatë unë nuk do të rri përherë këtu, po si të qëllojë, nga dy ose tri ditë e shumta, se Partia na mëson të ndërrojmë vazhdimisht bazat, që armiku të mos na diktojë as shtëpitë, baza të luftës, as luftëtarët. Prandaj, ju lutem, — u thashë, — zëreni sikur unë s'jam këtu, ose sikur jam Dulla...

Kjo ishte familja e dashur e Mines, ku unë pa humbur kohë fillova punën...

Çdo ditë Dulla na sillte «gazetën gojore», kronikën. Kjo bëhej në odën e zjarrit. Hakiu i vogël e i zgjuar na thoshte të tijat, Nazmija të sajat. Sipas bisedave, ndodhive dhe ngjarjeve që më tregonin, më bënin edhe pyetje të ndryshme. «Po ç'do të dalë nga kjo? Si do të bëjmë më vonë? Po ushtri do të kemi?

Po armë ku do të gjejmë? Po topa do të kemi? Po si do të rrojmë kur të çlirohemi? Po gratë do të punojnë atëherë? Vajzat do të shkojnë në shkollë? Me perçe apo pa perçe do të venë? Mustafa Krujën dhe të tjerë tradhtarë do t'i pushkatojmë?» etj., etj. Kështu oda ku ne rrinim të ulur këmbëkryq mbi shiltet rreth oxhakut, ishte kthyer në një shkollë revolucionarësh, në një kohë kur rreth e rrotull qarkullonin patrullat e pushtuesve dhe të kuislingëve. Unë vazhdoja t'i jepja përgjigje çdo pyetjeje, përpiqesha të isha sa më i thjeshtë dhe sa më i kuptueshëm. «Enver, si në kohën kur ishe mësues, — i thosha vetes, — por këtë herë detyra është më e madhe, shumë më serioze, se luhet fati i atdheut». Dhe u shpjegoja gjithçka që më pyesnin e diskutonim thjeshtë. . .

Ata më dëgjonin me vëmendje. Nazmija e Hakiu më shikonin ngultas dhe më përpinin çdo fjalë, si ajo toka e etur për ujë. Nënë Minja nganjëherë psherëtinte, mbase vuajtjet e jetës e bënin disi skeptike, dhe pëshpëriste ashtu ngadalë e mendueshëm: «qyqja», por kur flitnim për luftën, ajo gjallërohej dhe, kur zinim në gojë emrat e armiqve, nuk mungonte të shprehej:

— T'i vrasim të gjithë qenat.

Nazmijen e njoha me Nexhmijen dhe ato e deshën shumë njëra-tjetrën. Nexhmija e vuri atë në lidhje me të reja të tjera dhe Nazmija u bë një nga aktivistet më të mira të luftës sonë. Ajo shkonte shtëpi më shtëpi dhe çonte fjalën e Partisë te shoqet e saj. Dita-ditës ajo ngrihej, përparonte.

Njëherë e pyeta:

— Nazmije, po të na rrethojë policia, ke menduar si do të shpëtojmë?

— Kam menduar, Taras. Ja këtu, e sheh këtë derë të vogël? Këtej del në shtëpinë e xhajës sonë, ata janë njerëz të mirë dhe kanë rënë në erë që te ne vijnë ilegalë se, një ditë, më zuri plaka dhe më tha: «Shif gocë, unë marr vesh ç'po ngjet te ju, bani kujdes, mahalla ma shumë nuk di, por shif, po të ngjasë gja, qiti këtej nga ne dhe së bashku mur mbi mur t'i qesim matanë».

— Të lumtë, Nazmije, — i thashë, — po mendon si revolucionare.

— Dua të kem edhe unë një kobure, — më tha një ditë goca.

Dhe unë i solla një «Beretë» të vogël. Ajo u hodh përpjetë nga gëzimi, sytë e zinj i xixëllonin.

— Qyqja, — i tha Minja, — ç'të duhet ty koburja?!

— Të luftoj, ije, edhe unë si Nexhmija, si Tarasi, si Dulla...

Shumë punë partie e veprime të tjera kryem, shumë trakte dhe artikuj shkruam në shtëpinë e nënë Mine Ketës. Iknim, humbisnim nga sytë e tyre me javë dhe me muaj të tërë, si të qëllonin puna dhe evenimentet e luftës, pastaj ktheheshim përsëri te Minja, te Nazmija, te Dulla, te Hakiu. S'e harroj atë gëzim që ndieja kur piqesha me ta.

Shtëpia e nënë Mines kështu vazhdoi të ishte deri ditën e Çlirimit, shtëpi e të gjithë shokëve ilegalë, shtëpia e Partisë. Ajo nuk u mbyll kurrë...

Pas Çlirimit shkova te nënë Minja. Ajo më përqafoi dhe më tha:

— Më erdhi Dulla[1], — dhe nuk lëshoi asnjë lot, kurse unë po, nuk u përmbajta dot. Nëna u tregua kështu më trimëreshë se unë. Trimëria e popullit s'ka kufi. Nazmija ishte rritur, ishte zbukuruar, ishte pjekur nga ana politike, po ashtu edhe Hakiu.

— Nënë, — i thashë, — tash Nazmija do të mësojë, Hakiu, gjithashtu, do të mësojë, ti je nënë e nderuar e Partisë, pse ke luftuar për çlirimin e atdheut. Për asgjë nuk do të kesh qeder.

Dhe ashtu u bë. Nazmija u emërua drejtuese e Shtëpisë Muze, ku u themelua Partia Komuniste e Shqipërisë. Partia zgjodhi për këtë vend të rëndësishëm një nga vajzat më të mira të popullit fukara, një patriote revolucionare. Nazmija u fejua, u martua, bëri fëmijë dhe isha i gëzuar pa masë për të. Kur e takoja në mbledhje e në mitingje, e përqafoja dhe e pyesja:

1. Abdulla Keta, anëtar partie që më 8 Nëntor 1941, ra më 18 nëntor 1942.

— Je e kënaqur? Je e lumtur?

— Shumë e lumtur jam, — më thoshte.

— Akoma duhet të mësosh, — e këshilloja.

— Jam gati, shoku Enver.

Kur e takova një ditë tjetër dhe si zakonisht e pyeta për shëndetin e saj, se m'u duk si e verdhë në fytyrë, vajza m'u përgjigj:

— Sikur nuk e ndiej veten mirë, shoku Enver.

— Je parë te doktori?

— Po.

— Ç'të ka thënë?

— Më kanë thënë se s'kam gjë, më japin ilaçe.

— Do të bisedoj me doktorë të të shohin prapë, po mos u bëj merak, se çdo gjë do të kalojë.

Por çdo gjë nuk kaloi si dëshironim ne. Komunisten Nazmije Keta nuk e shpëtuam dot nga një sëmundje e pashërueshme. Iu bënë dy plagë të rënda nënë Mines, megjithatë ajo qëndronte trimëreshë si njerëzit e thjeshtë e të fortë të popullit.

Shkonim dhe e shihnim nënë Minen. Atje na priste Hakiu, i cili ishte bërë kuadër i mirë e i fortë, na priste gruaja e Hakiut me kalamanët e tyre dhe me të Nazmijes.

Një ditë, në zyrë, më erdhi lajmi i hidhur i vdekjes së nënë Mines. Ajo nuk vuajti, vdiq e qetë. Vajta me Nexhmijen në shtëpinë e saj dhe nuk i mbajta dot lotët për atë nënë të fortë, që më kishte dashur dhe e kisha dashur shumë.

*«Mes njerëzve të thjeshtë» —*
*Kujtime, f. 75-77, 81-86, 88-95*

## MËMA E KOMUNISTIT

Në kujtimet e mia për njerëzit e popullit, me të cilët jam takuar, kam jetuar dhe kam luftuar në kohët plot rrezige të okupacionit, i përshkruaj ata me fytyra përherë të qeshura. Kjo nuk është sa «për të thënë» ose «literaturë», as zbukurim nga ana ime. Jo, kjo është një e vërtetë e madhe e sidomos për gratë! Le të ishin këto nëna të moshuara, ose vajza të reja. Të gjithave u qeshnin sytë e fytyra. Të tilla, mendoj unë, ato i bëri Lufta Antifashiste Nacionalçlirimtare, e cila qe një moment i rëndësishëm historik, një moment i madh psikologjik dhe moral, që hyri thellë në ndërgjegjen e njerëzve dhe veçanërisht te gratë. Zemra e tyre plot dhembshuri u kthye në çelik, u bë e fortë si stralli, që, kur e godet, lëshon xixa, prandaj edhe fytyrat e tyre ishin aq shprehëse.

Thirrjen e Partisë gratë e ndien shpejt dhe në zemrat e tyre u ndez shkëndija e jetës.

«Të çohemi në luftë, të mbrojmë jetën e fëmijëve tanë», — kjo ishte motoja e grave të thjeshta të popullit, të cilat donin të luftonin.

Bijtë e tyre, që luftonin, thyen hierarkinë e bashkë me të thyen edhe fanatizmin nën strehën e shtëpisë. Burri me gruan filluan të shiheshin ndryshe, të flaknin mjaft paragjykime. Mes tyre filloi të hynte kuptimi i ri i shokut dhe i shoqes së idealit. Vjehrra me nusen po ashtu filluan të shikohen ndryshe. Përpjekjet e përbashkëta në këtë luftë të madhe u jepnin një karakter të ri marrëdhënieve të tyre. Shumë vajza rrokën armët dhe pjesëtarët e tjerë të familjes i shihnin ato të vinin natën vonë më të shkathëta, më të pjekura.

Ndodhte që familjes i vritej djali, por vinin në shtëpi djem

e vajza të tjerë, të cilët ata i strehonin e i mbronin, dhe këta ishin shokët e shoqet e birit të tyre të rënë, shokët e Partisë, që do të hakmerreshin ndaj vrasësve. Këta ilegalë partizanë u flitnin njerëzve të popullit, u shpjegonin dhe gratë dëgjonin, dëgjonin. Një botë e re, e çuditshme dhe e bukur u hapej përpara. Edhe ëndërrimet më të mira të tyre në të kaluarën nuk kishin pasur atë forcë, atë kthjelltësi, atë siguri, si ato që merrnin tani kur dëgjonin fjalën e Partisë. Ato gëzoheshin, u qeshte zemra dhe ky gëzim për një jetë të re pasqyrohej në shikimet e syve të tyre, në fytyrat që u ndritnin nga buzëqeshja, në fjalët e tyre të zjarrta, plot mbresa e besim për lirinë e lumturinë që do t'u vinin nga lufta që bënte Partia Komuniste, që e bënin djemtë e vajzat e popullit e, përkrah tyre, ato vetë, nënat dhe gratë trime shqiptare.

E tillë ishte edhe Adivija, mëma e komunistit Zeqi Agolli, grua trime dhe patriote dibrane.

Shtëpia e saj, që ndodhej afër ish-postës qendrore, te Rruga e Pishës që ngjitet nga sheshi që sot mban emrin «Avni Rustemi», ishte një nga bazat kryesore për kuadrot ilegalë të Partisë. Adivija gjatë gjithë luftës e vuri shtëpinë në dispozicionin tonë dhe qëndroi sypatrembur edhe në kohët më të vështira të terrorit fashist. Zeqiun e kishte djalë të vetëm, kishte edhe dy vajza të vogla, por përpara çështjes së madhe të çlirimit të atdheut nga pushtuesit, ajo nuk i vuri në balancë fëmijët. Ajo zgjodhi dhe ndoqi me vendosmëri rrugën që tregonte Partia jonë Komuniste.

— Fëmijët kurban Partisë, — thoshte nënë Adivija dhe fytyra i ndriste.

Kështu ishte Adivija kurdoherë, e qetë dhe e qeshur, megjithëse e dinte se djali mund t'i vritej në rrugë duke luftuar, se shtëpia mund t'i digjej nga fashistët okupatorë e tradhtarët, se ne mund të na diktonin e të na rrethonin dhe atëherë do të kërcitnin pushkët, bombat e mitralozat dhe s'do të dilnim të gjallë jo vetëm ne, por ndoshta edhe ajo, djali dhe vajzat e saj. Por nëna trime nuk u tremb kurrë nga këto rreziqe, që i qëndronin

orë e çast mbi kokë shtëpisë dhe familjes sonë, sepse ne ishim një familje e fortë. Të pafrikshmit fitojnë. Nënë Adivija bënte pjesë në mes të këtyre.

Biri i saj, Zeqiu, ishte një nga shokët tanë trima të rinisë, ai ishte djalë i zgjuar, i hedhur, i gatshëm për çdo sakrificë.

— Na ndryshoi për të mirë kjo Parti, — i thashë Adivijes një mbrëmje kur rrinim afër sobës. — Nuk dua të them se familjet tona, e Zeqiut dhe imja, nuk kanë qenë të popullit dhe patriote, se xhaxhallarët tanë, edhe i Zeqiut, Vehbiu, edhe imi, Hyseni, kanë kryer veprimtari të gjerë patriotike, kanë qenë bashkë me Ismail Qemalin në Vlorë, në kohën e Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, më 28 Nëntor 1912, por, babai i Zeqiut dhe plaku im kanë qenë ca besimtarë (babai i Zeqiut ishte «haxhi», kishte vajtur edhe në Mekë). Ne tash jemi komunistë, — vazhdoja t'i thosha Adivijes. — Ja ç'më thotë plaku im: «Në daç besoni, në daç jo, veç luftoni dhe çlironi Shqipërinë nga këta firaunë». Dhe unë jam i bindur se edhe burri yt, po të rronte, të njëjtat fjalë do të thoshte. Them me siguri kështu, se të shoh e të dëgjoj ty sa me zjarr flet për luftën dhe për Partinë tonë.

— Ç'ashtu t'lumt goja, ç'ashtu asht, — thoshte Adivija.

Ne strehoheshim e punonim të qetë në shtëpinë e saj. E mësonim të mos ndërronte zakonet e jetesës, të vente si zakonisht në kushërinj e në miq dhe të bënte vizita. Kur dilte dhe ne rrinim brenda, ajo na mbyllte portën me çelës, por na linte një çelës të dytë. Ne mund të dilnim të merrnim ajër në oborrin e vogël që ajo e fshinte dhe e lante me merak të madh, siç e kanë zakon dibranet të kujdesen dhe t'i mbajnë pastër shtëpitë. Muret e tij ishin të larta; vetëm një gjiton përballë shtëpisë mund të na shikonte, por ai ishte yni, prej tij s'na vinte asnjë rrezik. . .

Nënë Adivija na gatuante thjesht, po gjellë shumë të shijshme. Kur vinte Nexhmija, nënës i qeshte fytyra jo vetëm se e dinte ç'ishte ajo për mua, por edhe pse Nexhmija ishte dibrane. Nganjëherë unë e pyesja me shaka:

— Adivi, Nexhmija lufton mirë, Partia është e kënaqur prej saj, por, kur të fitojmë lirinë e të martohemi, në qoftë se do të dalim të gjallë nga lufta, vallë do të gatuajë edhe ajo si ti?

— Nexhmija, — më thoshte ajo duke qeshur, — do të gatuajë aq mirë, sa ti do të lëpish gishtat nga gjellët e saj, se atë e ka mësu nana, Naxhija. Ajo asht nji gru e ambël, xhevahire, ashtu si edhe Tefik efendiu.

Kur bënim mbledhje të gjata dhe me shumë njerëz, flinim në të gjitha dhomat. Adivija s'na la kurrë pa mbulesë, bënte si bënte e nuk linte mangët asnjërin. Mbledhjet zakonisht i bënim në katin përdhes. Në të hyrë, nga e majta ishte dhoma e mbledhjeve. Nga krahu i djathtë ishte dhoma ku pushonim dhe hanim bukë. Hanim shtruar përdhe, se nuk kishte vend për tryeza. Cigarja pihej kudo, në dhomat përdhese, në shkallë, në divan, në dhomat e gjumit.

— Na fal, nënë Adivi, — i thoshim, — ta qelbëm shtëpinë.

Dhe me të qeshur vazhdonim:

— Pije edhe ti që ta kemi ndërgjegjen pak më të qetë, se kështu marrim edhe një masë sigurimi, që kur të të vijnë mikesha për vizitë, të mos çuditen e të thonë: «Ç'po bëhet në këtë shtëpi, edhe muret po bien erë duhan!».

— U helmove, mor Taras, me kët duhan, hidhe dreqin, lene!

— S'më lënë Anastas Lula dhe Sadik Premtja ta hedh! — i thashë njëherë.

— Ç'janë këta? — më pyeti Adivija. — Shokë?

— Djaj, — iu përgjigja, — shpejt do t'i shohësh një mbrëmje këtu, në shtëpinë tënde, ku do të bëjmë mbledhjen e fundit me ta[1]. Ata janë kundër Partisë, katranë të zinj janë, si në shpirt, edhe në fytyrë.

1. Në këtë shtëpi u mblodh Konferenca e Jashtëzakonshme e Partisë, më 28 e 29 qershor 1942, e cila mori vendim për përjashtimin nga Partia të fraksionistëve Anastas Lula, Sadik Premte e të disa pasuesve të tyre. (Shih: Enver Hoxha, «Kur lindi Partia» — Kujtime, botim i tretë, f. 317-327.)

— Na marrçin të keqen! Po ç'i mbani? — tha ajo. — Ata do t'ju tradhtojnë.

— Ata kanë tradhtuar Partinë e popullin, — i thashë, — dhe do t'i qërojmë nga radhët tona, por më parë duhet t'i demaskojmë e t'i demaskojmë përfundimisht.

Shumë trakte, artikuj e udhëzime për komitetet qarkore kam shkruar te shtëpia e nënë Adivijes. Atje takohesha me udhëheqësin trim, proletarin Gogo Nushi, që e kisha krah të djathtë në Tiranë. Te nënë Adivija takohesha me Vojon, me Nakon e me shumë të tjerë. Më pas u largova nga Tirana, sepse puna e Partisë më kërkonte gjetiu, por shtëpia e nënë Adivijes vazhdonte, si kurdoherë, të priste dhe të përcillte ilegalë...

Pas Çlirimit, u takova përsëri me nënë Adivijen. Ishte e gëzuar dhe e qeshur më shumë se më parë. Ajo doli nga Lufta fitimtare dhe kjo luftë nuk kishte qenë e lehtë për të. Nënë Adivija tash vinte shpesh për vizitë në shtëpinë tonë. Ajo u njoh me nënën time, i tregonte asaj ç'kishte hequr dhe aneja e puthte e i thoshte:

— Të falemnderit që ma ruajte djalin, se ngrihesha e bija dhe me vete thosha: Ku e kam vallë Enverin, mos ma kanë vrarë?

Nënë Adivija tani rron e lumtur. Megjithëse mbi të rëndojnë vitet e pleqërisë, ajo përsëri ka mbetur një grua e qeshur...

Jam shumë i gëzuar që nënë Adivija është e lumtur dhe e ka merituar plotësisht këtë lumturi. Në pesëdhjetëvjetorin e Zeqiut i shkuam përsëri për vizitë në shtëpi, ku e gjetëm plot me fëmijët e fëmijëve të saj. Gjallëruam kujtimet e vjetra që për ne qëndrojnë kurdoherë të reja. Bëmë edhe fotografi. Qe një kënaqësi për të gjithë, por sidomos për nënë Adivijen që më ka dashur si djalin e saj, Zeqiun. Ajo e donte dhe e do Partinë, prandaj edhe ne, të gjithë, na donte njësoj.

Me njëfarë keqardhjeje vura re se ishin bërë shumë ndryshime në konstruksionin e brendshëm të dhomave, të cilat dikur vërtet ishin shumë të vogla, por neve na dukeshin të lezetshme, me muret e bardha si bora, me mindere të rehatshme dhe me atë

sobën prej llamarine që na ngrohte jo vetëm trupin, por edhe zemrën, kur rrinim e bisedonim rreth saj për luftën që bënim e për ditët e mira që do të vinin. Nuk ishte më as musëndra ku mbaheshin dyshekë e jorganë, prapa së cilës shokët tanë punëtorë kishin ndërtuar e maskuar një vend të fshehtë, ku mund të futeshin dy-tre veta në rast kontrolli.

— Po jorganin tim e ke? — e pyeta Adivijen.

— Uu, si s'e kam, e kam rujt atë! — tha Adivija.

Ishte një jorgan që unë e kisha djegur me cigare, kur më kishte zënë gjumi pa e kuptuar, pas një nate të lodhshme mbledhjeje si ato që kishim zakon të bënim deri në të gdhirë.

Si për t'u shfajësuar për ndryshimet që i ishin bërë shtëpisë, Adivija më tha:

— Të ishte për mu, unë s'lujsha asgja vendit, por të rinjtë duan ndryshime dhe unë nuk ua prish.

— Shumë mirë bën, — i thashë, — ne kemi mall për disa pjesë të jetës sonë të kaluar, kurse rinia sheh përpara. S'ka gjë, — e qetësova, — ndryshimet janë bërë me gusto, shtëpia është zbukuruar, të rrini me shëndet e ta gëzoni me gjithë fëmijët!

Me këtë urim u largova nga shtëpia e nënë Adivijes.

Ishin këto shtëpi e këta njerëz të popullit, për të cilët më merr malli përherë, ata që pa iu trembur syri mbajtën ndezur zjarrin e madh të luftës për liri, atë zjarr që e ndezi dhe do ta mbajë ndezur përjetë Partia.

*«Mes njerëzve të thjeshtë» —*
*Kujtime, f. 99-109*

## VËZHGUESJA JONË VIGJILENTE

. . .Po baza jonë e re, për të cilën po shkruaj këto kujtime, kishte një defekt, që na ra menjëherë në sy neve, por mund t'i binte në sy edhe armikut. Ky defekt duhej të ndreqej sa më parë. Shtëpia jonë kishte vetëm burra, dhe nuk mund të të linte përshtypjen se aty banojnë njerëz familjarë, që kanë hallet e tyre, jetën e tyre. Duhej patjetër të krijonim përshtypjen se ne që banonim me qira në atë shtëpi ishim njerëz të zakonshëm, që kishim ardhur në Tiranë dhe aty ishim zënë me punë. Këtë gjë e nuhati edhe Ademi, i cili më tha një ditë që të sillte të banonte këtu motrën e tij.

— Sa vjeç është? — e pyeta.

— Pesëmbëdhjetë!

— Mirë, nuk qenka e vogël. Por a ke punuar ndopak me të, se mos frikësohet dhe e pësojmë, — i thashë dhe vura buzën në gaz për t'i dhënë të kuptonte se bëja shaka.

— I kam folur nga pak dhe ajo është gati të luftojë me ne.

— Shumë mirë ke bërë që i ke folur, — i thashë. — Duhet të punojmë akoma më tepër me rininë dhe sidomos me të rejat. Ato janë e do të jenë një forcë e madhe për luftën tonë. S'ma merr mendja se shëngjergjaset janë më pak trime se shëngjergjasit.

Kështu, pasi ia aprovova mendimin, Ademi u nis, i veshur si fshatar, të sillte motrën në bazën tonë. Atëherë ne do të bëheshim tamam një familje. Isha i sigurt se edhe motra do t'i ngjiste vëllait.

Ra zilja jonë sekrete që tregonte se kishte ardhur Ademi me të motrën. Kjo ishte një vajzë me dy gërsheta, me fytyrë

rrumbullake e me shtat mesatar. Më vështronte e hutuar dhe pak e habitur.

— Eja, si e ke emrin? — e pyeta për t'ia hequr hutimin e natyrshëm, sepse po hynte në një jetë të re, në jetën e ilegalëve.

— Sabrije, — m'u përgjigj me një zë të butë.

— Atëherë, ne do të të thërresim Sabrija e vogël. Apo tani që po hyn në një shtëpi ilegalësh, nuk të vjen mirë të të thërresin kështu?!

Sabrija uli kokën dhe nuk foli. Kur hymë brenda ajo i dha dorën Miladinit dhe pastaj u nguli sytë revoles dhe dy bombave të kuqe dore që i kisha lënë mbi tavolinën e punës. Ato siç duket e futën menjëherë në botën e ilegalëve, midis të cilëve ajo do të jetonte dhe do të punonte, pavarësisht nga mosha e saj e njomë. Por Sabrija do ta justifikonte shpejt besimin tonë. Kuptohet, detyrat që i ngarkuam në fillim ishin më të thjeshta për t'i kuptuar e për t'i zbatuar. E porosita që të ecte sa më lirshëm e natyrshëm, veçanërisht para banorëve të rrugicës dhe, edhe kur s'kishte punë, të dilte dy-tri herë në ditë të hidhte plehrat në Lanë dhe të shikonte me kujdes mos kishte lëvizje të dyshimta në rrugicën tonë. Ajo ia mori shpejt dorën kësaj pune: dilte nga shtëpia, hidhte plehrat dhe askujt nuk mund t'i binte ndër mend se ajo para së gjithash vëzhgonte.

— Nuk ka asnjë lëvizje, prandaj punoni të qetë, — na thoshte dhe shkonte të gatuante për mua, Miladinin dhe vëllanë e saj.

Kur dëgjoja radion, ajo shkelte me majë të këmbëve mos bënte zhurmë. Sytë gjithmonë nuk ua ndante bombave të kuqe. Donte të më pyeste, po siç dukej Ademi e kishte porositur që të mos më pyeste për asgjë, prandaj heshtte. Më në fund, mori guximin dhe më pyeti:

— Shoku Taras, mirë revolen e di përse e doni, po këto dy vezë të kuqe përse i mban përherë në tavolinë?

Qesha dhe iu përgjigja:

— Këto «vezë» moj Sabrije janë bumje dhe me to mund të vrasësh armiqtë dhe Mustafa Krujën.

— Vërtet?!

— Patjetër! — i thashë dhe vazhdova: — Po të t'i jap ty dhe të të them shko vraj Mustafa Krujën, shkon ti?

— Si nuk shkoj, shoku Taras!

Këtë ajo e thoshte me sinqeritet dhe me të vërtetë shkonte, pa marrë parasysh asgjë, për të kryer detyrën e caktuar nga Partia.

Mbaj mend se një natë, ndërsa ishim të gjithë në shtëpi dhe unë me Miladinin po punonim një material, diku më tej, në zonën ku banonte Mustafa Kruja, u dëgjuan batare pushkësh. Lamë menjëherë materialin, morëm automatikët dhe u vumë në gatishmëri.

— Ç'të jetë, vallë! — pyeta i habitur. — Ne s'kemi vendosur për ndonjë aksion të afërt kundër Mustafa Krujës!

Ademi, ndërkaq kishte zënë pozicion në anën tjetër të shtëpisë, kurse Sabrija, që ishte zgjuar nga zhurma, më tha:

— Shoku Taras, të marr një bumje?

— Jo, — i thashë, — më mirë merr revolen time, ti tash e di se si përdoret.

Ajo e mori, doli në oborr dhe shkoi pranë portës për të dëgjuar ndonjë lëvizje hapash apo zhurmë tjetër në rrugë.

Qëndruam në pritje njëfarë kohe dhe, kur ra qetësia e nuk po dëgjohej më asnjë zhurmë, hoqëm armët e nisëm përsëri nga puna. Nuk e morëm vesh as ato çaste, as të nesërmen se ç'ishin ato batare pushke. Ndoshta ndonjë patrullë fashistësh kishte qëlluar në erë, për t'i hequr frikën vetes e për të siguruar Mustafa tradhtarin se «trimat» i kishte rrotull, gjë që ndodhte shpesh në ato vite, kur pushtuesit e tradhtarët ndodheshin vazhdimisht nën goditjet tona të pandërprera e të befasishme.

Të nesërmen, me shaka i thashë Sabrijes:

— Shpëtoi mbrëmë Mustafa! Nuk e zuri bumja!

— Shkoj unë dhe ia hedh mbi kokë Mustafa tradhtarit, por nuk di si ta përdor, — m'u përgjigj ajo gjithë seriozitet.

— Ta mësoj unë. Sapo të shohësh që po afrohet tradhtari, hiqe me dhëmbë këtë dhe hidhja bombën. Bomba do të shpër-

thejë dhe do ta bëjë copë e çikë. Vetëm se mos ia kërcit vrapit, se do të të kapin menjëherë. Ti hidhi bombat dhe hiqu sikur nuk ke bërë gjë. Mirë?

— Mirë.

— Dhe tani, shko bëj punët që të ka thënë Ademi.

Në qoftë se unë bëra shaka, vajza e vogël nuk e mori fare si shaka dhe gati çdo ditë më thoshte të shkonte të vriste Mustafa Krujë tradhtarin.

— Jo sot, sepse kemi punë të tjera, — i thosha, por kur shihja se fytyra e saj trishtohej, i rrihja shpatullat dhe shtoja:

— Sabrije e vogël, puna që po bën tani, është shumë më e rëndësishme dhe shumë më e rrezikshme sesa të vrasësh një tradhtar.

Këto fjalë disi e qetësonin Sabrijen, që dilte «të derdhte plehrat» dhe të vëzhgonte lëvizjet në rrugë.

Shumë shpejt ajo u mësua të ndiente që nga brenda oborrit edhe hapat e patrullave fashiste që kalonin herë pas here në rrugicën tonë. Në çaste të tilla ajo përqendrohej e tëra dhe ishte në gjendje të kuptonte nga larg nëse patrulla ecte normalisht, apo nxitonte për ndjekje ose kontroll. Tamam në një rast të tillë, një mbrëmje vonë, vëzhguesja jonë vigjilente për pak desh na dha alarmin. Kishte ndier hapat e një patrulle që po ecte në rrugicë dhe thuajse pa marrë frymë ishte vënë në përgjim prapa portës. Papritur, mu përpara portës së shtëpisë sonë, patrulla kishte ndaluar.

«Dëgjon? — i tha shokut njëri nga milicët, — ca zhurma të dyshimta. . .».

Vërtet dëgjoheshin përplasje të rënda këmbësh në tokë dhe turfullima! Këtë radhë ishte kali i një karrocieri, që banonte ngjitur me shtëpinë tonë, «elementi i rrezikshëm», që me turfullimat e tij u futi lepurin në bark fashistëve! Por njëri nga pjesëtarët e patrullës (mund të ishte ai që e kishte shtëpinë në krye të rrugicës), u kujtua dhe i lehtësuar i tha tjetrit:

— Ule pushkën, se s'osht gja. Osht kali i një karrocaxhiu që hedh vicka.

Si u sigurua se patrulla u largua, Sabrija hyri me vrap brenda dhe nisi të na tregonte, tashmë duke qeshur, frikën që u kishte futur kali i komshiut fashistëve, por dhe ankthin që i kishte futur patrulla rojës sonë vigjilente.

Si unë, ashtu edhe Miladini e donim shumë Sabrijen e vogël. Ajo e kishte gjallëruar jetën në shtëpinë tonë, duke kryer tërë ato punë të rëndomta, por të domosdoshme. Kur nxitonte nëpër oborrin e ngushtë dhe të gjatë, gërshetat i kërcenin mbi shpinë. Nuk lodhej kurrë dhe nuk ankohej kurrë. Njëherë, kur po bëhesha gati të dilja për të takuar një shok për një mbledhje të rëndësishme, dogja një gazetë dhe me hirin e saj nxiva fytyrën për t'u maskuar.

— Ç'bëni kështu, shoku Taras, ju sapo u latë? — më tha Sabrija, duke u përpjekur t'i jepte zërit të saj rinor një ton prej të rrituri dhe qortues.

E vështrova në sy dhe i thashë:

— Do të rrish urtë, apo të t'i lidh gërshetat pas trëndafilit?

Sabrija uli kokën.

— U mërzite? — e pyeta duke vazhduar maskimin.

— Jo, — tha Sabrija, — më falni shoku Taras.

— Nuk ka gjë, nuk ka gjë, — e qetësova dhe dola në rrugë. . .

Kur aksionet shkonin mirë, Sabrija e kuptonte nga gjendja ime shpirtërore, ashtu siç më kuptonte edhe kur merrja lajmin e hidhur të humbjes, në përpjekje e sipër, të ndonjë shoku. Jeta jonë ilegale, lufta jonë e drejtë e poqën atë para kohe, ashtu si kalitën dhe tërë ato vajza të reja shqiptare. Druajtjes së natyrshme të hapave të parë në rrugën e jetës dhe të luftës, ia zinte vendin shpalosja e botës aq të pasur, aq të pastër, aq të ndjeshme, karakteristike për vajzën e gruan shqiptare. Gruaja shqiptare kishte një etje të pashuar për të mësuar, për të qëndruar denjësisht krahas burrit, për të kryer sa më mirë detyrat e rënda, të vështira dhe të komplikuara që shtronin para saj lufta dhe fitorja jonë.

Një ditë, kur isha duke u çlodhur me gjelbërimin e manit

të oborrit tonë, shikoj Sabrijen që po merrej me punët e kuzhinës. I thirra dhe ajo erdhi pranë meje.

— Nuk të kam pyetur, Sabrije, a di shkrim e këndim?

— Jo, shoku Taras, — m'u përgjigj ajo.

— Si?! — u habita unë. — Kjo nuk i shkon një të reje komuniste si je ti!

— Në fshat nuk kisha ku të mësoja, kurse këtu në qytet shtëpia ka tërë ato halle dhe punë.

Në këtë kohë u afrua edhe Miladini.

— A e di se ç'do të bëjmë? T'i them Ademit të na sjellë nesër një abetare dhe unë do të të mësoj të lexosh dhe të shkruash, kurse ti ato që do të mësosh do t'ia thuash edhe këtij shoku, që edhe ai të lexojë dhe të shkruajë shqip. Mirë Sabrije?

— Mirë, shoku Taras. Po si do t'i jap mësim këtij shoku kur unë nuk di për vete?!

— Mos u mërzit për këtë. Do të shohësh se ky shoku do të të bindet, si nxënësi më i urtë.

Kur ia shpjegova Miladinit këtë, ai qeshi dhe i tha Sabrijes: «Unë gati jam».

Kështu, pas tre vjet ndërprerjeje fillova përsëri profesionin tim të dashur të mësuesit. Sabrija ishte vajzë me sedër dhe filloi të mësojë alfabetin dhe të shkruajë, në fillim me një dorë të pasigurt, germat e para të gjuhës sonë. Sapo mësonte një mësim, shkonte te Miladini dhe mundohej t'ia mësonte edhe atij. . .

Kur largohesha për ditë të tëra nga «shtëpia» jonë, sapo kthehesha e pyesja Sabrijen:

— I ke bërë tërë detyrat që të lashë?

— Po, shoku Taras.

Por, ashtu si në tërë ato baza, edhe në bazën tonë të re nuk mund të punonim dhe të banonim gjatë. Një ditë Sabrija erdhi dhe më tha e shqetësuar se dikush e kishte pyetur se me sa çelësa e kishim derën. Ne këtë njoftim e morëm si një paralajmërim se ndoshta baza jonë mund të kishte rënë në sy. Dhe nuk kaloi shumë kohë, Sabrija hyri me nxitim në dhomën ku po punoja.

— Shoku Taras, — më tha me zërin që ia mbyste shqetësimi, — kur isha duke hedhur plehrat buzë Lanës, pashë një milic me biçikletë. Ai pa me radhë portat e shtëpive, ndaloi para portës sonë dhe mori në shënim numrin e saj. Pastaj i hipi biçikletës dhe iku.

Ishte e qartë se duhej të largoheshim. U ndamë me shoqen tonë të re, e cila u nis për në fshatin e saj. Nuk u takova dot me Sabrijen gjatë luftës. Ajo doli partizane dhe së bashku me vëllanë e saj, Ademin, e vazhduan me nder luftën e nisur në qytet, nëpër brigadat partizane.

Pas Çlirimit, kur isha duke punuar, troket dera dhe oficeri i shërbimit më thotë:

— Shoku Enver, ka ardhur një vajzë, që kërkon të takohet me ju.

— Si e ka emrin?

— Sabrije e vogël, kështu më tha.

— Futeni menjëherë brenda.

Kishin kaluar katër vjet pa e parë dhe Sabrijen era e malit dhe e luftës e kishin rritur dhe i kishin hedhur shtat. Ishte veshur me rrobat e Asistencës Sociale. E përqafova Sabrijen, e pyeta për kohën e luftës dhe u gëzova shumë që ishte pranuar anëtare partie.

— Po tani ku punon? — e pyeta.

— Jam përgjegjëse e gruas dhe sekretare e rinisë së nënprefekturës së Qafmollës, — m'u përgjigj.

— Besoj se keni shumë punë?

— Kemi, po ato nuk na trembin.

Pastaj filluam të kujtojmë kohën kur banonim në bazën tonë.

— Shoku që njohe në atë shtëpi bashkë me mua ishte një komunist i madh, një internacionalist, — i thashë Sabrijes. — Atë na e vranë prapa shpine, Sabrije.

Sabrija u çua në këmbë nga lajmi i papritur. Ajo nuk mund ta harronte kurrë Miladin Popoviçin, po do ta kujtonte

gjithmonë me nderim dhe respekt, siç e kemi kujtuar dhe e kujtojmë të gjithë ne.

Kur u ndamë, i thashë të vinte gjithmonë për të më takuar, sepse kishim plot gjëra për të kujtuar.

U gëzova shumë kur më pas mësova se u martua me një shok të mirë, komunist si dhe ajo, dhe se vazhdonte të ishte gjithmonë aktiviste e dalluar e organizatës së Partisë, e organizatave të masave dhe punonjëse shembullore. Një ditë që e takova më tregoi se ishte e lumtur dhe kishte pesë fëmijë.

— Të rrojnë! — i thashë. — Të rriten të lumtur dhe trima!

— Të rrojnë për Partinë e atdheun! — më tha. — Pa Partinë ne s'do të ishim asgjë.

*«Mes njerëzve të thjeshtë» — Kujtime, f. 118-129*

## NËNË ZYHRAJA

Fshati i parë që u bë streha jonë pas dështimit të përpjekjeve për të kapërcyer Shkumbinin[1], në fillim të Operacionit armik të Dimrit, ishte Orenja, me njerëzit e saj trima e patriotë, midis të cilëve e paharruar do të mbetet figura e nënës trimëreshë, Zyhra Koçit.

Në shtëpinë e nënë Zyhrasë arritëm përmes llohës e acarit, ndaj të erruri. Ishim gjithsej 10 veta, midis të cilëve Spiro Moisiu, Spiro Koleka, Nako Spiru e, të tjerët, shoqërues.

Nëna na priti me atë që iu ndodh dhe dihet se ç'u ndodhej fshatarëve të varfër të Çermenikës në ato mote. Ajo na puthi të gjithë me radhë si të na njihte prej kohësh, si të ishim fëmijët e saj. Kasollja e saj ishte e vogël, gjysmën e kasolles e zinte dhia e vetme, gjysmën njerëzit. Dhinë nga njerëzit i ndante një gardh i thurur me purteka. Djemtë e nënës ishin partizanë dhe njëri ndër ta, Beqir Koçi, pak më pas ra dëshmor[2]. Megjithëse për këtë nënë kam folur, përsëri nuk mund të rri pa shkruar dhe pa kujtuar edhe një herë atë natë të ftohtë janari, kur ne u ngrohëm nga zjarri i dashurisë së saj për bijtë partizanë. Isha gati gjysmë për gjumë kur pashë nënë Zyhranë që nxori jashtë kasolles dhinë, atë dhi që i jepte një komb qumësht për nipërit dhe mbesat e saj. Pas pak dëgjova blegërimën e dhisë dhe e mora me mend, nëna e kishte therur për ne. Ishte me të vërtetë një skenë prekëse, një skenë që nuk kam

---

1. Për përpjekjet e fillimit për kalimin e Shtabit të Përgjithshëm në Jug shih: Enver Hoxha, «Rreziku anglo-amerikan për Shqipërinë» — Kujtime, f. 144-161.

2. Beqir Koçi u vra në përpjekje me ballistët në Neshtë të Çermenikës në ditët e para të shkurtit 1944.

për ta harruar kurrë. Për Partinë, për luftën, nëna u hiqte nga goja nipërve e mbesave ushqimin e vetëm të tyre, qumështin; për Partinë, për luftën, nëna ishte gati të sakrifikonte gjërat e saj më të shenjta, jetën e të gjithë pjesëtarëve të familjes. Dhe këtë sakrificë që bënte nënë Zyhraja mund ta bëjë vetëm një nënë e dashur, e dhimbshme, një nënë e madhe. Nënë Zyhra, me sa mall që të kujtoj!

Në mëngjes ti na the se brenda në fshat (shtëpia e nënë Zyhrasë ishte e veçuar nga fshati), kishte ballistë dhe tërë ditën bëre rojë, së bashku me nipin tënd të vogël, që ngrinte nga të ftohtit. Po ti i përballoje të gjitha dhe sa herë na lajmëroje për diçka, gjithmonë vije buzën në gaz. Ne të thoshim të vije të ngroheshe, por jo. Ti sa ngrohje pak duart dilje përsëri jashtë, për të na mbrojtur ne, bijtë e tu. Në mbrëmje ty të qeshnin sytë. Ishe e lumtur që djemtë e tu nuk i gjeti gjë. Por si mund t'i gjente gjë djemtë, kur ata i mbronte dashuria e nënave, sakrifica e tyre e thjeshtë, e natyrshme! Të rrethuar nga kjo dashuri ne nuk do të pësonim gjë, ne do ta çanim rrethimin dhe do ta shpartallonim armikun. Ne të thamë se tani do të shkonim e ta kalonim natën në pyllin pranë. Ti u mërzite. Ne të thamë se do të piqemi përsëri. Na puthe me dashuri dhe na përcolle nga kasollja jote e vjetër, që ç'binte jashtë hynte brenda, dhe na the se do të na prisje. Derën do ta gjeni gjithmonë hapur, na the. E dimë, o nënë, se kështu do të ndodhte, pse ti, para se të na hapje derën e kasolles, kishe hapur zemrën për Partinë, për bijtë e saj.

Ne u kthyem përsëri tek ti, mbas një dite, dhe ti përsëri na prite. Në mëngjes, pa zbardhur mirë dita, u larguam për në pyll, duke të treguar vendin ku do të qëndronim.

Aty nga ora dy apo tre e mbasdites roja vjen dhe më lajmëron se drejt nesh po ngjitej një grua. Kush të jetë, thashë dhe dola ta shoh. Ishte nusja e nënë Zyhrasë, e cila po na sillte bukë dhe pak gjizë. Kishte udhëtuar dhe ishte lodhur shumë.

— Të na falni, — tha Mahija, — që nuk jua solla më parë bukën.

— Ç'kemi ndonjë të re, nga fshati? — e pyetëm.

— Në fshat vërtiten këlyshët e Aziz Biçakut. Ata diçka kërkojnë dhe duken të egërsuar.

— Nënë Zyhraja ç'bën? — e pyeta.

— Ju dërgon të fala dhe ju pret.

— Mirë, — i thamë, — edhe ti jepi të falat tona dhe të na falë për shqetësimin.

— Ç'është ajo fjalë, — tha nusja e nënë Zyhrasë, — kasollja jonë është edhe juaja.

E falënderuam edhe një herë dhe pastaj e ndihmuam të ngarkohej me shkarpa, gjoja sikur ishte ngjitur në mal për to. E ndamë bukën në racione të barabarta, ndarje që zakonisht e bënte Spiro Koleka. Ai ishte i saktë dhe nuk të jepte as edhe një gram bukë më shumë. Këtë ai e bënte që ne të hanim të gjithë dhe gjithmonë të kishim me vete diçka, sa për të gënjyer urinë. Ishte kohë lufte dhe nuk mund të gjeje kollaj bukë nëpër fshatrat e mbushura plot mercenarë dhe gjermanë.

E ndoqa me sy largimin e Mahijes dhe ndjeva të më pushtonte një ngrohtësi e madhe për këta njerëz të thjeshtë dhe të sakrificës.

Vetëm duke shpartalluar armikun, vetëm duke fituar, mund t'ua shpërblejmë nënë Zyhrasë dhe tërë familjes së saj atë që bënë e po bëjnë për ne, mendoja... Në mënyrë të veçantë nënë Zyhraja ishte njeriu që, sa i punonin këmbë e duar, na vinte më shpesh e më pa teklif drejt e në shtëpi dhe, bashkë me gëzimin e të rejat nga Librazhdi, na krijonte edhe çaste humori. Gjëja e parë që na thoshte, sapo niste biseda, ishte kurdoherë e njëjta:

— Me sherr të madh kam ardhë edhe këtë herë, o Enver!

— Pse, nënë Zyhra, ç'ka ndodhur? — e pyesja dhe vija buzën në gaz, se e merrja me mend ç'do të thoshte.

— Ma prishën gjakun ata të komitetit të Partisë!

— Prapë me ty ata, moj Zyhra! Po ç'kanë vallë? — i thosha e i zgjatja paketën e cigares.

— Sa marrin vesh se po nisem për këtu, sikur i zë zegla: «Pse do të shkosh prapë?! — më thonë. — S'ke shumë që ishe. Ku ka kohë Komandanti të rrijë me ty, sa herë të teket t'i vesh mysafire!». Thonë kështu, — vazhdonte Zyhraja, — e mua më hipin të miat. Ata një e unë njëqind. S'lë gjë pa u thënë.

— Po ç'u thua? — vazhdoja ta ngacmoja.

— I shaj sa dhe leshrat u skuqen! Oj, do më ndalojnë mua ata...

— Po pse moj Zyhra prish gjakun e gojën! — i thosha për ta qetësuar. — Ti udhën e di, zbrit në Librazhd, hipja tromopilit dhe eja! Ç'të duhet që vë në dijeni komitetin për planet e tua!

— Njashtu, njashtu do të bëj që sot e tutje! — më përgjigjej dhe e mbyllte këtë temë për ta hapur përsëri radhën tjetër, sepse, sa herë nisej për në Tiranë, nënë Zyhrasë do t'i ndodhte një «sherr» i vogël në Librazhd.

Qeshja me të madhe me ato që thoshte e pastaj, pasi qetësohej, nisnim e flitnim për Orenjën, për Çermenikën, për kujtimet e kohës së luftës, për transformimet që realizoheshin atje hap pas hapi në ekonomi, në mentalitetet, në zakonet e në mënyrën e jetesës së njerëzve. Këto ndryshime i shihja edhe te vetë nënë Zyhraja. Në vitet e para pas Çlirimit na vinte me veshjen e rëndë të qëmotme, me një lloj çitjani, a s'di si i quajnë, prej shajaku të ashpër e të qepur keq, me një xhokë a xhamadan po prej shajaku, me opinga të mëdha prej gome automjetesh. Poshtë shamisë që hidhte në kokë, i vareshin nëpër faqe e mbi supe tufa flokësh të pleksura me njëra-tjetrën që, s'di pse, më kujtonin hurdhjet që kacavareshin nëpër pyjet e atyre anëve. Por s'kaloi shumë kohë e nisi dhe Zyhraja të emancipohet! Në fillim flaku çitjanet prej shajaku të dhirtë dhe i zëvendësoi me një fustan basme të kombinatit, pastaj i shtoi veshjes së saj edhe xhaketën prej kadifeje, ku asnjëherë s'harronte të radhiste dekoratat që u ishin akorduar asaj dhe djalit të saj dëshmor.

E kur një ditë më del përpara e veshur dhe e mbathur, e pastër dhe e qeshur, i thirra që nga fundi i shkallëve:

— Pa shiko, pa shiko. Po ti qenke bërë krejt «allafranga», moj nënë Zyhra!

— Të rrojë Partia, të rroni ju, bijtë e nënës! — më tha duke më përqafuar.

Njëherë, ndërsa hanim bukë, më thotë:

— Enver, nuk shoh mirë nga sytë.

Qëndrova një çast pa folur, pastaj hoqa syzet e i them:

— Pa provo njëherë këto të miat.

I vuri, u shtrëngoi bishtat pas veshëve, u kthye nga Nexhmija, dhe, papritur, thirri:

— Qyqja, mre Enver, unë sot po ta shoh mirë nusen!

Qeshëm të gjithë me të madhe, porosita Nexhmijen që të interesohej për t'i bërë Zyhrasë një palë gjyzlykë dhe vazhduam të bisedonim për temat tona të përhershme.

Në shumë raste të tjera, sidomos në përvjetorë festash, Zyhraja vinte me grupe shokësh e shoqesh të atyre anëve që i kisha njohur gjatë viteve të luftës. I prisja të gjithë me mall e dashuri, bisedoja me ta dhe nuk ngopeshim së kujtuari vitet e rënda të luftës, dimrin e egër të vitit dyzet e katër, sakrificat e popullit, të rënët. I pyesja për njerëzit që kisha takuar gjatë luftës dhe më bëhej qejfi që dëgjoja fjalë të mira për ta, për jetën e tyre të re, për punën e tyre. Kishim shumë gjëra për të kujtuar, prandaj sapo ndahesha, më dukej sikur nuk isha çmallur mirë, sikur nuk kisha biseduar gati fare me ta. I pyesja dhe kujtonim së bashku edhe ato momente të verës ose të vjeshtës së vitit 1943, kur të gjithë fshatarët, të ndihmuar edhe nga partizanët, iu vunë me gëzim të madh ndërtimit të një shkolle fillore. Orenjasit ishin të etur, ashtu si i gjithë populli ynë, për dituri dhe arsim. Por filloi Operacioni armik i Dimrit dhe fshatarët, që të mos i digjte armiku, hoqën nga ndërtesa dyert dhe dritaret. Kur e rindërtuan shkollën ata i sollën një nga një të gjitha materialet e saj. Ndonëse thuajse të gjithë ishin analfa-

betë, prapëseprapë, edhe në mes varfërisë dhe rrezikut më të madh, dyert e dritaret e shkollës i kishin ruajtur si diçka shumë të çmuar, të paprekshme. Të tillë, pra, ishin orenjasit, ata që për lirinë, për Partinë, për të ardhmen nuk kursyen asgjë.

*«Mes njerëzve të thjeshtë» —*
*Kujtime, f. 195-203*

# PËRSHËNDETJE
# ME RASTIN E 40-VJETORIT
# TË ÇLIRIMIT TË SHQIPËRISË

# GËZUAR FESTAT E NËNTORIT, SHQIPËRI E SHTRENJTË! GËZUAR, POPULLI YNË I MREKULLUESHËM!

*Përshëndetje me rastin e 40-vjetorit të Çlirimit të Shqipërisë*

**29 Nëntor 1984**

Atdheu im i dashur! U mbushën 72 vjet që kur shpalle pavarësinë. U bënë 40 vjet që rron e përparon në socializëm, i çliruar përgjithmonë nga shtypja e shfrytëzimi, nga intrigat e poshtërsitë e pushtuesve të jashtëm dhe të armiqve të brendshëm. Vuajtje e mjerime pa fund ke hequr, Shqipëria ime, gjatë gjithë shekujve. Jeta jote ishte e mbushur plot me luftëra të përgjakshme, që janë zhvilluar cep më cep të truallit tënd, në male e në fusha, në keshtjella e në kasollet me baltë. Gjaku yt, o popull, u derdh që ti të jetosh i lirë dhe i pavarur si shqiponja e maleve, ashtu siç ishe ti vetë, me shpirt të lirë e karakter të papërkulur, me mendje të urtë e të kthjellët, me zemër të madhe, të guximshme e bujare, me dëshira dhe aspirata të flakta. Ty s'të trembi kurrë robëria, as shpata e armikut, as dredhitë e tij, as djegiet, as vrasjet; ti kurrë s'e ule kokën përpara të huajve e përpara tradhtisë, por kurdoherë qëndrove shtatlartë, ballëhapët. Në brez mbaje koburet me serm, në sup dogratë dhe maliherët, në dorë shpatën zhveshur dhe luftoje me tërbim. Të goditnin nga të gjitha anët, shumë herë edhe të thyenin, por kurrë nuk të mposhtnin, Shqipëria ime, populli im!

Vështirë të gjendet në botë një vend i vogël si Shqipëria jonë, me një popull të tillë si populli shqiptar, që të ketë luf-

tuar kaq shumë, që të ketë guxuar kaq shumë, që të ketë treguar kaq shumë trimëri e mençuri, që t'i ketë thyer të gjithë armiqtë dhe të ketë dalë kryelartë përpara historisë, të ketë dalë i lirë e sovran, ta ketë rrëmbyer fuqinë me armët e tij, pa pasur e pa kërkuar ndihmën e kurrkujt. Armiq nga më të egrit janë sulur e kanë kërkuar ta zhduknin këtë popull trim nga faqja e dheut, ta fshinin Shqipërinë nga harta e botës, ta copëtonin e ta ndanin në mes fqinjëve të saj, sundimtarët e të cilëve ishin agjentura të fuqive të mëdha. Por më kot. Shqipëria e shqiptarët luftuan e fituan, ata ishin, janë e do të jenë të pavdekshëm.

Për këto merita të mëdha, Shqipëria ime, populli im, flet historia. Flet historia me të madhe tash, por ajo ka folur edhe më përpara, megjithëse armiqtë e huaj kanë bërë çmos që zëri yt të mos dëgjohej askund. Megjithatë, ky zë s'mund të mbytej, sepse jehona e luftërave të shqiptarëve ka çarë male, ka kapërcyer hapësira e i ka treguar botës se si një popull i paepur, me Skënderbeun në krye, u bë tmerri i osmanëve. Ndërsa Evropa dridhej nga hordhitë e sulltanëve turq, në malet e Shqipërisë luftonte e rezistonte një popull, i udhëhequr nga një hero, që mbronte atdheun dhe Evropën nga invadimi. Gjakun e derdhe lumë, por askush s'ta diti për të mirë, o popull trim, megjithatë ti s'u dekurajove, sepse jeta të kishte mësuar që fatin tënd duhej ta kishe vetë në dorë e atdheun vetë ta çliroje e ta mbroje.

Armiq të shumtë kanë shkelur mbi tokën tonë amtare, romakët e Cezarit e të Mark Antonit, osmanët, hordhitë serbe që nga Stefan Dushani e gjer te Karagjorgjeviçët, grekët e Venizellosit e të Zografos, italianët e Luftës së Parë Botërore dhe ata të Musolinit, austro-hungarezët e Franc Jozefit, gjermanët e Hitlerit. Por ti, popull shqiptar, u bëre ballë tërë këtyre invadorëve, duke dalë pas çdo pushtimi më i bashkuar, më i përtërirë, më i vendosur për të mos e ulur kokën para kurrkujt.

Arkivat e kancelarive të shteteve të Evropës janë mbushur me dokumente që vërtetojnë luftën tënde, trimëritë e aspiratat e tua të zjarrta për liri. Por këto arkiva nuk hapen, akoma

edhe tash e kësaj dite ato qëndrojnë të mbyllura. Të mbyllura mbeten arkivat e Stambollit, të Beogradit, të Athinës, të Italisë, të Austrisë, të Francës. Por më mirë e më qartë sesa në shkresat e kancelarive të huaja, historia jote e madhërishme, o popull heroik, është shkruar me gjak e me djersë dhe është kënduar brez pas brezi nga ti vetë. Këngët e tua përshkruajnë me besnikëri historinë tënde të madhe, ato u thurin himn trimërisë, qëndresës, besës e bujarisë, jetës në zhvillimin e saj të harmonishëm, zakoneve, dokeve, kostumeve.

Kështu ti i këndoje vetes tënde, gjakut tënd, përjetësisë tënde. Këto këngë frymëzonin brezat njëri pas tjetrit, i armatosnin ata me dashurinë për atdheun, për lirinë, u tregonin për guximin, vendosmërinë, palëkundshmërinë e gjyshërve të tyre, u tregonin se vetëm me gjak e me djersë mund të mbroheshin liria, nderi, gjuha, zakonet, kultura.

Në këngët e tua evokohet ndihma që ti, popull shqiptar, u ke dhënë popujve të tjerë gjatë historisë. Ato janë këngë për Skënderbeun e trimat e tij shqiptarë që ndihmuan Huniadin, që ndihmuan mbretërinë e Napolit të çlirohej; janë këngë për bijtë e tu që shkuan e luftuan edhe në Francë me mareshalin Dë Kersi[1]; janë këngë për trimat e kësaj toke që ndihmuan revolucionin për pavarësinë e Greqisë. E ku nuk ka luftuar për lirinë shqiptari, ku nuk ka treguar trimëri, ku nuk ka treguar vitalitet e mençuri.

Njerëz të mëdhenj ke nxjerrë nga gjiri yt ti, populli im, njerëz të pushkës e të penës, që kanë frymëzuar brezat dhe i kanë mbrujtur me atdhedashurinë, me ndjenjën e lirisë. Këta njerëz kanë ëndërruar, kanë punuar e janë përpjekur që mëmëdheu të rronte i lirë, që shqiptarët të mësonin, të përvetësonin diturinë dhe të ndërtonin një Shqipëri të lirë, pa zinxhirë, pa të huaj, ku të merrte zhvillim të mbarë gjuha shqipe,

1. Mareshal francez në gjysmën e dytë të shekullit të 15-të, nën të cilin luftuan edhe disa arbëreshë për bashkimin e Francës në një shtet të vetëm.

«gjuha jonë kaq e bukur e kaq e dëlirë», aq tingëlluese në këngët e malësorëve e të fusharakëve, të grave, vajzave e djemve si azganë. Sa shumë e kanë dashur dhe e kanë çmuar atë patriotët e shquar të çdo kohe, veçanërisht të Rilindjes sonë Kombëtare, të cilët me mendjen e tyre të mprehtë dëshironin që kjo gjuhë të fiksohej e të mësohej në shkollat shqipe dhe që këto shkolla të zhduknin në popull errësirën, influencën e gjuhëve të vendeve që na kishin shtypur, të zhduknin errësirën e mesjetës e të feve, që helmonin shpirtin e popullit shqiptar. Këta pionierë të gjuhës shqipe u sakrifikuan në altarin e atdheut, gjaku i tyre u bë pishtar, vepra e tyre hodhi rrënjë, u rrit e u zhvillua në mes furtunave, në mes mjerimit, në mes varfërisë. Nga shkollat shqipe, që u hapën me përpjekjet e këtyre patriotëve të shquar, dolën njerëz që qëmtuan këngët e historisë sonë e zakonet e popullit, që forcuan vendosmërinë e shqiptarit për t'u çliruar, që na dhanë neve dritë, forcë e dituri, gjersa më së fundi ti, popull i dashur, i kapërceve tërë këto mjerime.

Historia të kishte mësuar se ata popuj që nuk luftojnë, zhduken, ndaj ti, populli im, luftove për lirinë, për gjuhën, për zakonet, për truallin tënd të shenjtë dhe nuk u zhduke, por fitove. Shekuj kaluan në luftëra të pareshtura, u dogje, u vrave, por s'u përkule e s'u shove gjersa në 29 Nëntorin e 1944-ës bashkë me lirinë fitove edhe pushtetin, u bëre zot i fateve të tua, dole në dritë përgjithmonë, sepse në ballë të luftës tënde kishe Partinë heroike Komuniste, që ti, popull, e nxore nga gjiri yt, e mbrojte dhe e ushqeve me gjakun e bijve të tu më të mirë, që ajo të rritej e fortë siç e donin momentet, e ardhmja jote dhe e atdheut tonë. Kjo ishte një fitore e merituar.

Rrallë popull tjetër i ka merituar këto fitore siç i meriton ti, populli im, pse ke qenë i fortë, i guximshëm, optimist e gjithmonë e ke dashur jetën. Nga gjiri yt nxore bij e bija kreshnikë, zemërzjarrtë, syshqiponjë e të fortë si shkëmbinjtë e alpeve, që sulmonin mbi armikun si rrufe e vetëtima. Të tillë ishin bijtë dhe bijat e tua, që të prinë në beteja, që këngëve ua thanë

tok me britmat e luftës e që ti, popull trim e me shpirt të madh, u këndove historinë, u këndove përpjekjet, u këndove sakrificat.

Jo një e dy, as disa mijëra njerëz, por një popull i tërë u frymëzua në çdo çast, në çdo kohë, në gjithë momentet e turbullta të historisë, nga e kaluara jote e lavdishme, atdheu im. Kurrë koka e shqiptarit nuk u turbullua në tufane e suferina, kurrë populli shqiptar s'u përkul, por ai çau furtunat dhe i mposhti armiqtë, sado të mëdhenj, të egër e të armatosur që ishin.

Ti, popull i dashur, nuk ishe barbar, të tjerët u sollën si barbarë ndaj teje; ti, populli im, nuk ishe pa kulturë, të tjerët donin të të impononin kulturën e tyre skllavëruese. Ti nuk kishe vetëm muskuj të fortë, por edhe një mendje të mprehtë e zemër të madhe, ndaj edhe invadorët as të asimiluan dot, as të zhdukën. Armiqtë s'kanë lënë gjë pa thënë kundër teje, por jeta, lufta, historia kanë provuar të kundërtën. Ti ke qenë superior në çdo pikëpamje mbi armiqtë e tu.

E tërë jeta jote, o populli im, ka qenë revolucion, edhe kur ishe me barkun bosh, zhveshur apo veshur me zhele, me trupin të gjakosur nga plagët, por me shpirtin e zjarrtë dhe të papërkulur. Jeta jote nuk ka qenë asnjë çast pa kuptim, përkundrazi, çdo vit, çdo ditë e jetës tënde është e mbushur me luftëra e me përpjekje për liri, për drejtësi, për zhvillim e përparim ekonomik e shoqëror. Kjo mënyrë të jetuari na ka mbajtur e na mban gjallë dhe këtë Partia jonë e Punës e ka pasur dhe e ka vazhdimisht në rend të ditës. Traditat revolucionare të popullit tonë Partia i ka bërë pjesë të pandarë të jetës sonë: datat, ngjarjet e shënuara e figurat e shquara të popullit festohen, për to këndohet e shkruhet. Kudo është krijuar një situatë e mrekullueshme, ngritja politike, patriotizmi i shquar i popullit s'kanë mortje kurrë. Kjo gjendje e shëndoshë e bën Shqipërinë të përparojë e të ndërtojë socializmin me sukses, i bën njerëzit të ndërgjegjshëm në punë e në veprim, luftëtarë të çështjes së madhe të socializmit e të komunizmit, i bën të madh e të vogël ta duan me gjithë shpirt Partinë tonë heroike.

Të gjitha të mirat që krijuam e gëzojmë gjatë viteve të socializmit, i solli Lufta Nacionalçlirimtare e popullit, e udhëhequr nga Partia Komuniste, që është ndriçuar kurdoherë nga busulla e saj e pagabueshme, marksizëm-leninizmi. E udhëhequr nga kjo ideologji qysh në krijimin e saj, Partia diti ta brumosë dhe ta kalitë njeriun e ri të Shqipërisë socialiste me patriotizmin e shekujve, diti ta bashkojë e ta mobilizojë mbarë popullin në luftën e shenjtë për liri, diti ta udhëhiqte në atë rrugë që bashkë me lirinë populli të merrte në duart e tij edhe fuqinë, të vendoste pushtetin popullor dhe t'i hynte punës për ta bërë Shqipërinë tonë të dashur kopsht të lulëzuar, vendin e lirë të njerëzve të lirë.

Luftuam dhe fituam. E tërë Shqipëria u ngrit në këmbë gjatë Luftës Nacionalçlirimtare. Të gjitha fshatrat tona u bënë çerdhe të partizanëve. Populli i tërë arriti të bëhej një grusht i fortë rreth Partisë, shporri njëherë e përgjithmonë nga trualli i tij shkelësit e huaj barbarë, përmbysi nga pushteti feudalët, bejlerët, kapitalistët dhe u dha dënimin e merituar tradhtarëve. Shumë bij nga më të mirët e këtij populli ranë në fushën e nderit, por ata u bënë pishtarë dhe sot anekënd Shqipërisë prehen eshtrat e tyre në varrezat monumentale, ku populli vazhdimisht shkon e përulet me nderimin më të madh, pse gjaku i tyre çimentoi themelet e Shqipërisë së re.

Të gjithë të huajt që vizitojnë vendin tonë, përulen me respekt përpara varrezave të heronjve tanë dhe me bindje e admirim thonë se ky popull ka luftuar, ka derdhur gjak e se në këtë vend në çdo pëllëmbë tokë është bërë luftë.

Pas Çlirimit ti, populli im, e vazhdove luftën me heroizëm. Partia të udhëhoqi në beteja akoma më të mëdha, akoma më të vështira, në betejat për socializmin, që duhej t'i fitoje me punë e djersë, me dituri e vendosmëri. Ti përditë punon, fiton dhe ecën përpara pa e hequr pushkën nga dora e pa e ulur kokën para armiqve të vjetër e të rinj me maska shumëngjyrëshe.

Partia, populli dhe socializmi e mbushën Shqipërinë me

fabrika, kombinate e hidrocentrale të mëdha, lulëzuan fushat, qëndisën kodra e male me brezare, i ngjitën pyjet deri në alpe, zhvilluan bagëtinë e bujqësinë që me aq pasion u ka kënduar Naimi, e mbushën vendin me shkolla, institucione kulturore e shkencore, zhdukën analfabetizmin, errësirën e prapambetjen e së kaluarës dhe bënë që kudo të vërshojë drita e diturisë, e zhvillimit dhe e përparimit shkencor. Shqipëria socialiste është sot i vetmi vend që e ndërton socializmin krejtësisht me forcat e veta, pa marrë kredi nga askush dhe pa i pasur borxhe askujt, vend pa taksa, pa inflacion e papunësi, vend me arsim e shërbim shëndetësor falas. U transformua nga themelet çdo cep i Shqipërisë, jeta e popullit tonë të shumëvuajtur ndryshoi rrënjësisht, u bë e sigurt, e ndritur dhe e begatë. Mbi të gjitha, në tërë këtë proces Partia bashkoi më fort gjithë popullin dhe e bëri të ndërgjegjshëm për rolin e tij të madh e vendimtar në histori.

Kjo Shqipëri e bukur, që e ndërtove ti, Partia ime, përmes kaq furtunash, luftërash e intrigash, kjo jetë e lumtur që gëzojmë sot, ky njeri i ri që farkëtove, janë vepra jote e lavdishme, që e realizove me forcat e popullit tënd, me vendosmërinë e pjekurinë tënde, me mendjen e ndritur nga marksizëm-leninizmi, pa ua shtrirë dorën të huajve. Ndihmat e të huajve kanë qenë kurdoherë jo vetëm shumë të kufizuara, por, siç e provoi jeta, ndonëse jepeshin nën maskën e internacionalizmit proletar, në thelb kishin karakter imperialist skllavërues. Populli shqiptar dhe Partia e Punës e Shqipërisë i morën këto ndihma për të mëkëmbur vendin me bindjen se ato nuk kishin karakter skllavërues. Por, kur pamë se, qoftë titistët, qoftë revizionistët sovjetikë apo ata të vendeve të Lindjes, qoftë Kina e Mao Ce Dunit, me ndihmat që jepnin kishin qëllime të tjera, armiqësore, robëruese ose synonin ta kthenin Shqipërinë në një bisht të tyre, të varur nga ata, që ajo të humbiste lirinë dhe pavarësinë, ne ua çorëm maskën dhe u thamë hapur e qartë se Shqipëria socialiste, Partia e Punës e Shqipërisë dhe populli shqiptar nuk shiten për tri lecka, as për tri rubla, as për dinarë

dhe as për juanë, ashtu siç nuk u shitën për tri lecka-lëmosha të imperialistëve anglo-amerikanë, për sterlinat e dollarët e tyre.

Për 40 vjet me radhë ti, Shqipëria trime, mban lart me nder flamurin e marksizëm-leninizmit, ashtu siç ke mbajtur lart shekuj me radhë flamurin e lirisë, flamurin e kuq me shkabën dykrenore, të cilit i shtove një yll pesëcepësh, yllin e lirisë, yllin e socializmit e të komunizmit.

Ti, populli im, me Partinë e Punës në krye, për asnjë çast gjatë 40 vjetëve të jetës në socializëm nuk i le armiqtë e rinj, të pabesë e të fuqishëm të të mposhtnin. Ti zhveshe përsëri shpatën që tash ishte më e mprehtë, e kalitur në zjarrin e sa e sa betejave, e rrahur në kudhrën e historisë. Me këtë shpatë ti, Partia ime, godite pa mëshirë imperialistët e reaksionarët, godite revizionistët modernë të të gjitha ngjyrave dhe i detyrove të hiqnin maskat ata revizionistë të fshehtë që, për qëllimet e tyre hegjemoniste, dukeshin e hera-herës hiqeshin sikur ishin marksistë-leninistë dhe miqtë tanë. Ti, Partia ime, me këto qëndrime e me shembullin tënd të lartë bëje detyrën tënde internacionaliste dhe njëkohësisht u thoshe të tjerëve se nuk duhet pushuar lufta kundër korrenteve revizioniste, se nuk mund të ketë ujdi me ta, nuk mund të ketë kompromise me ta, se ata ishin renegatë e tradhtarë. Fjala e Partisë sonë, mendimi i saj i qartë, kuraja dhe vendosmëria e saj shkëlqyen, u bënë pishtarë për popujt dhe për revolucionarët kudo në botë.

Këtë luftë heroike, ti, atdheu im socialist, i udhëhequr nga Partia e Punës, e bëre me një *brio*[1] të çuditshme dhe zëri yt i fuqishëm u dëgjua, pse ti u ngrite me vendosmëri kundër titizmit, i cili u demaskua në sytë e të gjithë botës si një agjenturë ideologjike e politike e imperializmit amerikan dhe e reaksionit botëror. Lufta jote dhe zëri yt, ashtu siç qenë dëgjuar prej kohësh e kurdoherë kundër imperializmit amerikan dhe gjithë borgjezisë reaksionare botërore, që kërkon të mbajë nën thundrën e vet popujt dhe proletariatin e gjithë

1. Nga italishtja — pasion, shpirt.

botës, u dëgjuan edhe kundër socialimperialistëve sovjetikë, të cilët luftojnë për hegjemoninë botërore, për të shtypur popujt, duke i kërcënuar ata me forcën e armëve e me bombat atomike. Më pas zëri yt i fuqishëm u ngrit në qiellin e kësaj bote të turbullt kundër teorisë dhe praktikës së Mao Ce Dunit e të krejt udhëheqjes kineze, e cila tradhtoi marksizëm-leninizmin dhe u fut në rrugën revizioniste për ta bërë Kinën një superfuqi imperialiste botërore.

Të tërbuar nga qëndrimet e drejta, nga vendosmëria dhe nga guximi i një populli të vogël e i një Partie trimëreshë, armiqtë imperialistë e revizionistë s'lënë gjë pa thënë kundër nesh. Ata flasin e shkruajnë me zemërim e ligësi: «Ç'është ky popull, ç'është kjo Parti që po bëjnë kaq zhurmë, ç'janë këta kokëfortë që u kundërvihen shteteve të fuqishme e që s'kanë frikë?! Këta duhen shtypur, duhen likuiduar, këta duhen përkulur me bllokada, që të vdesin urie. . .». Mirëpo ata gabohen rëndë, siç janë gabuar kurdoherë, sepse nuk e kanë njohur e nuk kanë dashur ta njohin historinë e popullit shqiptar, karakterin burrëror të shqiptarit, nuk kanë dashur të njohin ç'kuptim të lartë kanë pasur dhe kanë për shqiptarin liria, pavarësia dhe sovraniteti i atdheut. Ata kanë menduar e mendojnë si kapitalistë, si imperialistë e si reaksionarë që janë, se asgjë nuk mund t'u rezistojë forcës ekonomike e ushtarake dhe ideologjisë së tyre. Por ja që popujt, të mëdhenj ose të vegjël qofshin, kanë forca t'u rezistojnë armiqve. Popujt që luftojnë, kurdoherë fitojnë; partitë marksiste-leniniste që qëndrojnë të patundura në parimet, armiku nuk mund t'i shkatërrojë dot. Marksizëm-leninizmi, që udhëheq proletariatin, partitë e vërteta komuniste dhe popujt që kërkojnë çlirim e të drejtat e tyre, është i pamposhtur.

Lufta kundër revizionizmit sovjetik dhe gjithë revizionizmit modern është një nga epopetë e tua më të shkëlqyera, Partia ime. Kjo luftë heroike është nder e krenari për ty, klasë punëtore e Shqipërisë, për ty, popull shqiptar, për ty, Shqipëria jonë socialiste! Të gjitha shtetet e botës, të çfarë-

